*Për Denin*

*Për tridhjetë e dy vitet e kaluara bashkë dhe për aventurat tona.*
*Përjetësisht jotja!*

*"Për këtë arsye, njeriu do të braktisë babanë dhe nënën e tij dhe do të bashkohet me gruan e tij dhe do të jenë një mish i vetëm."*

ZANAFILLA 2:24

# Falënderime

Për hulumtimet rreth këtij libri dhe shkrimin e tij u jam thellësisht mirënjohëse...

Të ndjerit Ditrih Bonhoefer, pastor gjerman disident, profet dhe martir, i cili, qysh herët, e kuptoi ideologjinë e korruptuar naziste dhe lëvizjen eugjenike[1], dhe sfidoi kishën për të mbrojtur njerëzit e pafajshëm, iu kundërvu së keqes dhe jetoi për Krishtin. Përpara se të vdiste në duart e nazistëve, ai shkroi "Kostoja e ithtarisë[2]", një libër që më ndezi zemrën.

Agjentes dhe mikeshës sime, *Natasha Kern*-it, e cila besoi te ky libër që në fillim dhe i lartësoi idealet e tij.

Botuesve të mi gjenialë, *Stephanie Broene*-s dhe *Sarah Mason*-it, si dhe asistentes së hartimit të kontratave, *Shaina Turner*-it, të cilët u treguan të palodhur dhe zgjidhën çdo vështirësi që dilte me dorëshkrimin, si dhe më ndihmuan të shpalosja në të vizionin e Zotit që e kam në zemër; menaxheres inovatore të marketingut, *Julie Dumler*-it; publicistit tim të përkushtuar dhe entuziast, *Christy Stroud*-it; disenjatorit të talentuar, *Stephen Vosloo*-s, për kopertinën; ekipeve fantastike të marrëdhënieve me publikun dhe shitjeve, dhe të gjithë punonjësve të tjerë të shtëpisë botuese "Tyndale", të cilët punuan me zell.

Mikut tim të shtrenjtë dhe njëkohësisht kolegut tim shkrimtar, *Terri Gillespie*-t, për ndihmesën në vizionin e këtij libri, për kontributin në hulumtime dhe ndarjen e pasionit të përbashkët se të gjithë njerëzit e Zotit, qofshin këta hebrenj ose johebrenj, janë të barabartë. E falënderoj në veçanti për inkurajimin dhe lutjet e tij kur na dolën vështirësi gjatë kërkimeve mbi nazizmin, për kritikën e mprehtë dhe për leximet e përsëritura të dorëshkrimit.

Shoqes së ngushtë dhe njëkohësisht koleges sime, shkrimtares *Carrie*

---

1 Eugjenika është një grupim besimesh dhe praktikash që synojnë përmirësimin e cilësisë gjenetike të popullatës njerëzore.

2 Në origjinal: "The Cost of Discipleship".

*Turansky*-t, për lutjet dhe mbështetjen e pakufishme, për kritikën në fazat e para të dorëshkrimit dhe që më nxiste vazhdimisht.

Bashkëshortit tim, *Dan Gohlke*-s, që vuri bujarisht kapelën e shoferit dhe përjetuam bashkërisht aventurat kërkimore në Angli, Francë, Gjermani dhe Poloni, si dhe për kritikat konstruktive që në fillim të këtij dorëshkrimi. Jam me fat që kam këtë bashkëshort të shkëlqyer, i cili, në këtë rast, m'u bë edhe shok udhëtimi.

Sime bije, *Elisabeth Gardiner*-it, që më shoqëroi në Berlin kur kërkonim vendet ku nazistët dogjën libra, që u zvarrit varrezave nëpër kodrat e Polonisë, për mendimin e vyer sipas këndvështrimit të saj për histori të ndryshme dhe për kritikat e dobishme për këtë dorëshkrim. E kam adhuruar këtë udhëtim letrar me vajzën time.

Birit tim, *Daniel Gohlke*-s, që më shoqëroi në shumë muze dhe vende të tjera që kishin lidhje me kërkimin tim në Berlin, Oranienburg dhe në kampe përqendrimi në Gjermani e Francë - ky kërkim i vështirë vuri në sprovë shpirtrat tanë dhe frymëzoi këtë histori. Jam ndier për mrekulli në shoqërinë e tij gjatë atij udhëtimi fantastik.

Familjarëve dhe miqve të mi të dashur, *Karen* dhe *Paul Gardiner*-it, si dhe prindërve të bashkëshortit të sime bije, Timit, i cili na ftoi në udhëtimin e tij për të ndjekur dramën "Pasioni i Krishtit[3]" në Oberamergau të Gjermanisë. Ky udhëtim çimentoi miqësinë tonë në kohën kur fëmijët tanë u martuan. Tani po festojmë lindjen e mbesës sonë të çmuar nga ky bashkim i bekuar!

Drejtorit muzikor, tani në pension, në "Immanuel Bible Church" në *Springfield*, Virxhinia, i cili dërgoi korin e tij për të ndjekur "Pasionin e Krishtit". Kur kori i tij i mrekullueshëm këndoi "Natën e heshtur" në kishën e vogël "Stille Nacht Kapelle", në Oberndorf, u mallëngjeva aq shumë, sa qava. Ndoshta ai nuk e di se ka përmbushur një ëndërr të fëmijërisë sime.

*Brigitta Salyers*-it, shoqërueses së zellshme të korit të "Immanuel Bible Church" në jug të Gjermanisë dhe Austri, përshirë edhe Oberamergaun. Ajo është një grua e mrekullueshme, një udhërrëfyese e shkëlqyer dhe e durueshme, një motër e adhuruar në besimin tonë të përbashkët në Krisht.

3 "Pasioni i Krishtit" është një shfaqje dramatike që përshkruan mundimin e Jezus Krishtit përpara kryqëzimit. Në Oberamergau të Bavarisë, kjo shfaqje është shndërruar në traditë dhe interpretohet që prej vitit 1694.

Familjarëve të mi dhe të bashkëshortit, që jetojnë në Gjermani, kishës së familjes sime "Elkton United Methodist", dhe lexuesve që luten rregullisht dhe më nxisin për të ndërmarrë udhëtime të tilla. Ky nuk është një territor ku mund të udhëtoj e vetme, prandaj u jam shumë mirënjohëse.

Stafeve të muzeve dhe zonave historike në Angli, Francë, Gjermani dhe Poloni; udhërrëfyesve në Londër, Dover, Natzveiler, Berlin, *Sachsenhausen*, Ravensbryk, Bavari dhe Kehlsteinhaus; stafit të dramës "Pasioni i Krishtit" në Oberamergau; shumë personave që kanë ofruar historitë dhe ditarët e tyre; shumë shkrimtarëve që kanë ofruar punimet e tyre; shumë të tjerëve që janë intervistuar në lidhje me Luftën e Dytë Botërore, si dhe Bibliotekës Shtetërore të Bavarisë në Mynih.

Katër libra të spikatur që më kanë ndihmuar jashtëzakonisht në punën time janë: "Ditari i Berlinit nga një korrespondent i huaj, 1934-1941" nga *William L. Shirer's*; "Oberamergau gjatë periudhës naziste: Fati i një fshati katolik gjatë Gjermanisë hitleriane" nga *Helena Waddy*; "Bonhoefer: pastor, martir, profet, agjent" nga *Eric Metaxas* dhe "Integriteti radikal: Historia e Ditrih Bonhoeferit" nga *Michael Van Dyke*[4].

Në veçanti, u jam mirënjohëse atyre që i mbijetuan dhe ndihmuan të tjerët që t'i mbijetojnë Holokaustit, të cilët vazhdojnë të tregojnë histori, duke shpresuar se katastrofa të tilla nuk do të përsëriten. I falënderoj nga thellësia e zemrës dhe u premtoj se nuk do t'i harroj kurrë.

Si gjithmonë, falënderoj xhaxha Uilburin, i cili më kujtoi se në dua të di a po punoj me vullnetin e Zotit, duhet të pyes veten: "A ndihem e gëzuar? A është e lehtë kjo zgjedhë? A mund ta përballoj këtë?"

Shkrimi i këtij libri më mësoi se një gëzim i tillë është çështje e shpirtit dhe ithtarisë, sidomos kur shpesh hulumtimet më bënin për të qarë.

---

4 Titujt dhe autorët në origjinal: William L. Shirer, "Berlin Diary: The Journal of a Foreign Correspondent, 1934-1941"; Helena Waddy, "Oberammergau in the Nazi Era: The Fate of a Catholic Village in Hitler's Germany; Eric Metaxas, "Bonhoeffer: Pastor, Martyr, Prophet, Spy"; dhe Michael Van Dyke "Radical Integrity: The Story of Dietrich Bonhoeffer".

# 1

Rakela Krameri hodhi pecetën mbi gazetën e mëngjesit, kryeartikulli i së cilës ishte acarues: "Shkencëtari i *Cold Spring Harbor*-it[5], aleat me Hitlerin". I hodhi një sy artikullit, duke u përpjekur të buzëqeshte çiltërsisht, ndërsa i ati ecte tutje-tëhu me hapa të mëdhenj në dhomën e ngrënies.

- Nuk kishe pse ta fshihje! - i tha ajo teksa zuri vend në krye të tavolinës së lëmuar me dru mogani. Shikimet e tyre u kryqëzuan. - Më telefonuan nga instituti.

Rakela pa fytyrën pa pikë shprehje të shërbyesit, i cili po mbushte filxhanin me kafe të të atit dhe më pas, duke u treguar e kujdesshme, dha variantin e saj:

- Jam e bindur që nuk është e vërtetë.

- Unë aleat me Fyhrerin? U beson dërdëllitjeve të Jangut, atij maniakut? - e pyeti ai. - Të lutem, Rakela, - tha duke tërhequr pecetën, - ti më njeh mirë.

- Sigurisht, baba. Por dua të kuptoj...

- Prandaj është kaq i rëndësishëm ky udhëtim. Do ta kuptosh vetë se sa e ekzagjerojnë korrespondentët e huaj. Pa dyshim që duan të shesin gazetat, por këtë duan ta bëjnë në kurriz të marrëdhënieve ndërkombëtare dhe njerëzve të mirë që merren me atë lloj shkence, që është mjaft e rëndësishme për botën.

Ajo mund të ishte një e sapodiplomuar dhe pa shumë eksperiencë në jetë, por nuk linte gjë pa analizuar.

- Ai gjithashtu thotë se Hitleri akuzon polakët se po cenojnë paqen në Europë dhe fajëson ata për fillimin e luftës, duke sajuar me dinakëri një arsye për të justifikuar pushtimin. Nëse kjo është e vërtetë, nëse ai vërtet po sulmon Poloninë, atëherë atij njeriu nuk i zihet besë, baba. Nëse ky gazetar ka të drejtë, njerëzit do të besojnë...

---

[5] Laboratori i *Cold Spring Harbor*-it vazhdon të jetë një institucion jofitimprurës, që merret me programe kërkimore në lidhje me kancerin, neurologjinë, gjenetikën dhe biologjinë. Ky laborator, i themeluar në vitin 1890, gjendet në *Cold Spring Harbor*, Nju Jork.

- Njerëzit do të besojnë atë që duan, atë që është e volitshme dhe u leverdis të besojnë, - tha ai dhe u ngrit nga tavolina, me bukën e thekur ende në dorë. - Nuk duhet t'ua vësh veshin këtyre broçkullave. Gjithçka është propagandë. Jam i sigurt se herr[6] Hitleri e di mirë se ç'po bën. Nejse, makina mund të vijë nga çasti në çast. I ke bërë gati plaçkat?

- Baba, askush me dy pare mend në kokë nuk shkon në Gjermani në këtë kohë. Amerikanët po i evakuojnë.

- Të garantoj se i kam plotësisht mendtë në kokë, - tha ai, ndaloi dhe si rrallëherë, i ledhatoi faqen së bijës. - Ti ke lindur për të pasur sukses në jetë, - shtoi dhe më pas rregulloi manshetat. - Mos harro, Rakela! Kemi të bëjmë me një njeri të nderuar si herr Hitleri dhe gjermanët nuk e gëlltisin lehtë mungesën e respektit.

- Po, baba, por ne të dy duhet të biem dakord...

Asaj i mbeti fjala në mes, sepse ai kishte dalë nga dhoma të merrte pallton.

- Xhefris, shiko se mos vjen makina! Duhet të shkojmë në kohë, që të kapim avionin. Rakela, ku i ke valixhet?

Ajo palosi ngadalë e me kujdes pecetën e saj, duke u sforcuar që të bënte edhe atë udhëtim... "derisa ta kuptosh se ky do të jetë udhëtimi im i fundit për në Frankfurt dhe se marrëdhënia jonë duhet të ndryshojë rrënjësisht... sapo të kthehemi në Nju Jork".

- Valixhet e mia janë te dera.



Dy ditë më vonë, Rakela vuri dorezat e bardha verore, që i arrinin deri te kyçet, sikur ai veprim të krijonte një barrierë mes saj dhe qytetit gjerman, dikur shumë i njohur për të. Kishin kaluar pesë vjet që kur kishte ecur për herë të fundit shëtitoreve të gjera e të këndshme të Frankfurtit. Majat e kishave mesjetare dhe punimet gjeometrike me tulla shumëngjyrëshe nuk kishin ndryshuar asfare, por blirët madhështorë me gjethnajë të dendur, që më parë i jepnin hijeshi rrugës kryesore dhe secili prej tyre shërbente si pikë referimi, ishin shkulur dhe ishin zëvendësuar në çdo pesë-gjashtë metra me shtylla çeliku. Mbi to, qenë vendosur flamuj në ngjyrë të kuqe të ndezur, në mes të të cilëve dukeshin rrathë të bardhë me kryqe të zeza të thyera. "Merimanga të zeza të lyera me turp."

---

[6] Nga gjermanishtja: zoti.

- Mos u shqetëso. Nuk do të zgjasë shumë. Kontrolli mjekësor mbaron shpejt. Herën e fundit nuk e bëre, ndaj nuk duhet të kundërshtosh, nëse kësaj radhe zgjat pak, - i tha i ati, që u duk sikur u mpak i tëri për një minutë, dhe buzëqeshi si i hutuar, duke lagur dhe mbledhur buzët. - Treni ynë niset në orën shtatë, - mërmëriti me sytë nga dritarja. - Nuk kanë për të na ndaluar.

Ajo shtrëngoi fort duart në prehër, që të mos i dridheshin nga nervozizmi. Siguria e tij e shtirur nuk mund ta ngushëllonte. Pse kishte pranuar që kontrollin dyvjeçar mjekësor t'ia bënin mjekë që ajo nuk i honepste? Fundja, përse duhej të vinte në Gjermani për atë? Nuk e kuptonte.

E po... edhe mund ta kuptonte. Rakela psherëtiu dhe vështroi dy burrat hollakë pranë saj, të cilët ishin zhytur në mendime. Kishte pranuar vetëm se i ati kishte këmbëngulur, se kishin debatuar si kurrë më parë, sepse ai i ishte përgjëruar, më pas, e kishte bezdisur, kurse në fund e kishte urdhëruar. Sepse, duke qenë e birësuar, ajo nuk kishte njohur baba tjetër dhe sepse e ëma e kishte dashur të atin, të paktën ashtu si kishte qenë më parë, kur ajo ishte ende gjallë. Veç këtyre, punëdhënësi i Rakelës e kishte shtyrë për më 20 shtator datën kur ajo do të fillonte punë.

U shtriq në kolltukun e rehatshëm prej lëkure, duke u munduar të mbushej me frymë. Mendonte se mund ta përballonte ndarjen nga i ati, se mungesa e besimit, aq sa kishte arritur të vinte në dyshim punën e gjithë jetës së tij, do t'ia bënte më të lehtë.

Që nga kërkimi i tij për zhdukjen e tuberkulozit, sëmundje prej së cilës kishte vdekur edhe e ëma, puna kishte marrë një kthesë të papritur. Për shkak të protestave të gazetarëve investigativë, tipa luftarakë që nuk të linin të qetë si brenda, ashtu edhe jashtë vendit, kundërvënia ndaj studimeve të tij mbi eugjenikën sa vinte dhe shtohej, duke i shtrembëruar ato. Do të ndihej mirë sikur të distancohej sapo ajo përvojë e hidhur të merrte fund.

Ndoshta kërkesa për paqe nuk do t'i tingëllonte dhe aq keq kur të merrte vesh se kishte gjetur punë në emisionin radiofonik "Teatri i Kempbëllit", ku fillimisht do të merrej me disa punë të vogla. Nëse tregohej e zonja, në nëntor, mund ta merrnin me vete në Los Anxhelos, që ishte një hap më pranë performancës teatrale radiofonike. Ajo gjë do ta turbullonte shumë babanë e saj. Ai e përçmonte teatrin radiofonik më shumë sesa kishte përçmuar rolet teatrale që Rakela kishte luajtur në kolegj, duke

fajësuar profesorët dhe "kolegët aktorë" për mendimin e saj të pavarur. Do t'i tregonte për punën e re sapo të ktheheshin në Nju Jork, por Rakela nuk e dinte se kthimi i tyre nuk do të ndodhte aq shpejt sa mendonte ajo.

Fillimisht, duhej të duronte sa të mbaronte kontrollin mjekësor në Frankfurt dhe një mbrëmje festive në Berlin, në nder të të atit dhe shkencëtarëve gjermanë për zbulimet e tyre në fushën e eugjenikës. Në atë mbrëmje, do të merrnin pjesë edhe Gerhardi dhe shoqja e saj e fëmijërisë, Kristina. Ajo lëvizi dorën, sikur të kishte një mizë në faqe. Çfarë kishte dashur të thoshte Kristina në letrën e saj për "Gerhardin dhe gjëra të tjera që nuk mund të përmenden", që ishte e "tmerruar" për të bijën, Amelinë? Kishte pesë vjet që nuk merrte letra nga shoqja e saj e vjetër.

I hodhi këmbët me kujdes njëra mbi tjetrën. "Mos ndoshta Kristina është mërzitur duke luajtur rolin e shtëpiakes së ëmbël gjermane? Mos kushedi, kërkon të më fusë në ndonjë kurth, pavarësisht se më ka pasur shoqe?" - mendoi Rakela dhe kafshoi buzën. Edhe vetë e dinte se ato fjalë ishin të rënda.

"Mercedes"-i i zi kaloi përgjatë brigjeve të Majnit dhe pastaj u fut në rrugicën e shtruar të Institutit për Biologji Trashëgimore dhe Higjienë Racore. Shoferi, një burrë me kambale të zeza, nofull eshtake dhe pamjen e efektivit gjerman me uniformën e SS-ve[7], hapi derën.

Rakela mori frymë thellë, kapi dorën e tij dhe zbriti në trotuar.



Lea Hartmani shtrëngonte dorën e të shoqit tek priste radhën në korridorin e gjatë e të pastër. Sa mirë që Frederikut i kishin dhënë leje për tri ditë! Nuk e imagjinonte dot të udhëtonte e vetme me tren, sidomos me atë lëmsh që i ishte bërë në stomak nga ankthi. I dukej se dhimbja i shtohej sa herë që linin pas qytetin e radhës.

Që kur ishte fëmijë e deri më sot, ajo vizitohej në institut një herë në dy vjet. Shpenzimet e kontrolleve i mbulonte vetë instituti, edhe pse asnjëherë nuk e kishte kuptuar arsyen; duhej të kishte lidhje me të ëmën, e cila kishte vdekur duke lindur në atë institut.

---

7 Në origjinal: SS, *Schutzstaffel*, që përkthehet fjalë për fjalë "Reparti i Mbrojtjes", ishte një organizatë e madhe paraushtarake nën urdhrat e Adolf Hitlerit dhe Partisë Naziste. Nën drejtimin e Himlerit (1929-1945), kjo organizatë, nga një formacion paraushtarak i vogël, u bë një nga organizatat më të fuqishme të Rajhut të Tretë.

Gjatë fëmijërisë, kishte bërë disa udhëtime të gjata dhe emocionuese me gjyshen. As qëndrimi autoritar dhe as sjellja arrogante e mjekëve nuk e prishnin harenë e udhëtimeve të magjishme larg Oberamergaut. Në adoleshencë, filloi të mos i duronte më mjekët dhe ndihej e kanosur nga infermieret, por nuk i kundërshtonte kërkesat e tyre. Në moshën gjashtëmbëdhjetëvjeçare, gjeti kurajën dhe u shkroi se nuk kishte dëshirë të trajtohej më tej, se ishte mirë me shëndet dhe nuk kishte pse t'i bënte më ato udhëtimet e gjata deri në institut. Një javë më pas, një makinë e institutit kishte frenuar me zhurmë para pragut të shtëpisë së gjyshes. Kur gjyshja kishte kundërshtuar, shoferi i kishte zgjatur njëfarë kontrate që ajo e kishte nënshkruar kur i kishin dhënë Lean. Kështu, Lea u nis e vetme drejt Frankfurtit. Për dy javë, e kishin mbajtur në një dhomë të bardhë si bora, në një pjesë të izoluar të institutit. Infermieret e zgjonin çdo orë, kurse mjekët e kontrollonin përditë, imtësisht. Që atëherë, nuk kishte guxuar të refuzonte më.

Ato çaste, nuk po e mbante vendi. Frederiku i buzëqeshte dhe i shtrëngonte dorën për t'i dhënë zemër. Lea mori frymë thellë dhe u mbështet pas murit.

Kishte gati tetëmbëdhjetë muaj e martuar dhe, edhe pse kontrolli mjekësor, tanimë një rutinë, e tmerronte, shpresonte t'i thoshin se pse nuk mbetej shtatzënë. Ajo dhe Frederiku dëshironin me çdo kusht të kishin një fëmijë, madje disa. Në pamje të parë, dukej se nuk kishte ndonjë problem madhor. Mbylli sytë dhe u lut sërish që të mbetej shtatzënë.

Bashkëshorti e mbështolli me krahë dhe i fërkoi shpinën. Duart e tij të fuqishme e të ashpra prej drugdhendësi, të mëdha e të ndjeshme ndaj formave të drurit, ishin edhe më të ndjeshme ndaj nevojave, emocioneve dhe frymëmarrjeve të saj. Sa e dashuronte! Sa shumë e merrte marrë malli për të që kur ai kishte hyrë në Divizionin e Parë, pavarësisht se kazermat ishin rrëzë një mali që shihte nga Oberamergau! Sa frikë kishte se mos e dërgonin në një nga misionet e Fyhrerit për të fituar më shumë "hapësirë jetësore[8]" për popullin! Sa frikësohej se mos një ditë ai mund të mos e dashuronte më!

Befas, u hap dera e dhomës së vizitave.

---

8 "Hapësirë jetësore" (gjermanisht: Lebensraum) një ideologji raciste që lidhej me ekspansionin territorial të Gjermanisë.

- Doktor Mengele! - i tha i shoqi doktorit, të cilin ajo e kishte njohur dy vjet më parë. Po të ishte në dorën e saj, nuk do të zgjidhte atë, edhe pse nuk e dinte saktësisht arsyen e asaj parandjenje. Kontrollet, pavarësisht se kush i bënte, teknikisht ishin njësoj. Ajo ishte thjesht një parandjenjë, por a nuk i kishin thënë me qindra herë që të mos ua vinte veshin parandjenjave dhe instinkteve? Ajo mendonte se ata nuk ishin të besueshëm dhe i dukej se e çorientonin. Të dyja palët nuk mund t'i besonin njëra-tjetrës.

- Mund të hyj me time shoqe? - e pyeti Frederiku, i cili qëndronte përkrah saj. Lea ndjeu forcën e të shoqit t'i hynte deri në palcë.

- Për kontrollin?! - pyeti doktori, ngriti vetullat i habitur dhe me zë të ashpër, u përgjigj: - Jo, prisni aty!

- Por donim të bisedonim me ju, doktor, - këmbënguli Frederiku. - Për një çështje shumë të rëndësishme për ne.

- Nuk mund të flasë vetë gruaja? - vazhdoi doktori dhe habia e tij u kthye në përçmim. Mërmëriti diçka nëpër dhëmbë dhe hyri në dhomën e vizitave.

Lea vështroi edhe një herë sytë e shqetësuar të të shoqit, ndjeu guximin e tij kur i shtrëngoi dorën dhe ndoqi doktor Xhozef Mengelenë në dhomën e vizitave.



Frederiku i hodhi një sy orës. Nëse do t'i besonte orës në korridor, Lea kishte qëndruar brenda dyerve të mbyllura për dyzet e shtatë minuta, por ato minuta iu dukën një përjetësi.

Ai nuk kishte qenë dakord që të vinin në Frankfurt. Nuk e kishte kuptuar asnjëherë qëndrimin e institutit karshi së shoqes dhe arsyen pse ajo trembej dhe pothuajse dridhej përpara atyre mjekëve. Por ai ishte martuar me atë grua, tek e cila shihte më shumë gjëra nga sa shihte ajo vetë. Edhe pse mund të ishte e çuditshme, Lea dëshironte të shkonte atje dhe Frederiku nuk mund ta ndalonte. Ajo kishte shumë frikë nga instituti dhe nuk guxonte t'i kundërshtonte.

Asokohe, të dilje kundër figurave autoritare shtetërore, kishte pasoja të mëdha, të cilat Lea nuk mund t'i përballonte tanimë që Frederiku nuk ishte gjithmonë në shtëpi. Nuk donte që njerëzit e institutit të shfaqeshin në derën e saj dhe i shoqi të mos ishte aty për ta mbrojtur. Më mirë të rrinte në hije e të ishte e padukshme për sytë e pushtetit. Nga ato pak fjalë që

kishte dëgjuar për "negociatat" e Fyhrerit me Poloninë, pritej që, nga çasti në çast, reparti i tij të dërgohej në lindje. E quante veten me fat që, ato ditë, ai kishte arritur të merrte leje.

Frederiku kaloi dorën nëpër flokë, u lëshua sërish në ndenjësen pa mbështetëse dhe i vendosi bërrylat mbi gjunjë.

Ai ishte njeri i thjeshtë. E donte gruan, Zotin, kishën, atdheun, punimet e drurit dhe Oberamergaun, me të gjitha çuditë e veta. Ishte i lumtur për gjithë ç'kishte arritur në jetë. E vetmja gjë që i mungonte, ishin fëmijët që ai dhe Lea donin t'i rrisnin së bashku dhe mendonte se nuk po tregohej egoist që po i lutej Zotit t'ia plotësonte atë dëshirë.

Ishte në merak nëse Lea do t'i bënte mjekut pyetjet e duhura dhe se nuk do të harronte ndonjë gjë. Ajo ishte e zgjuar dhe e mprehtë, por sa më shumë i afroheshin Frankfurtit, aq më fëmijërore bëhej. Nga ana tjetër, doktor Mengeleja, kushdo që të ishte, nuk dukej aspak i afrueshëm.

Frederiku pa orën e xhepit, mandej sërish orën e murit. Dëshironte të largohej nga ai vend një sahat e më parë, bashkë me gruan e tij të dashur, e të shkonin në Oberamergau, në shtëpinë e tyre, në luginën e freskët alpine, te të dashurit dhe të njohurit e tyre. Nuk donte të kthehej në repart, por të shkonte në shtëpi me të shoqen e të bënin dashuri. Jo se nuk donte t'i shërbente atdheut dhe se e nderonte Gjermaninë më pak se të tjerët! Ai e adhuronte vendin ku ishte rritur, por Gjermania e Re, ajo e shtatë viteve të fundit, ishte e mbushur me urrejtje, me Ligjet e Nurembergut[9] që persekutonin hebrenjtë, me goditjet e shpeshta ndaj kishës, me kërkesën e vazhdueshme për "hapësirë më të madhe jetësore" e për një racë të pastër ariane. Ajo i dukej një vend i tjetërsuar, që truri i tij nuk e rrokte dot ashtu si ai rrokte drurin.

Si çdo gjerman, ai ishte gëzuar kur Adolf Hitleri pat premtuar se do ta lulëzonte atdheun pas degradimit nga Traktati i Versajës. Frederiku nuk donte kurrsesi të bëhej pjesë e një ushtrie barbare; donte vetëm t'i kalonte gëzueshëm vitet e tij me familjen, por nuk mund ta arrinte në kurriz të ndjenjave njerëzore. As duke çnderuar Zotin në qiell e as duke bërë idhull Fyhrerin!

Mbylli sytë si për të larguar shqetësimin që kishte për Lean, dhe për të

---

[9] Ligjet e Nurembergut ishin ligje antisemite në Gjermaninë naziste. U miratuan në shtator të vitit 1935 nga Rajshtagu.

qartësuar mendimet. Nuk ishte çasti i duhur për të vrarë mendjen për gjëra që nuk ishin në dorë të tij.

Do të përqendrohej te gdhendja në dru dhe te vepra "Lindja e Krishtit". Ai gjente qetësinë kur punonte në dru. Pak para se të futej në ushtri, kishte përfunduar delen e fundit të tufës. Pastaj, do të bënte forma fine me tallash: kishte menduar t'i tregonte Leas për materialin që do të përdorte për të mbushur hapësirat. Ai lloj materiali me nuancë të kuqërreme, do t'u jepte thellësi punimeve, një dimension tjetër. Edhe gruaja e tij kishte dorë në ato punë. Teksa e shihte të shoqen të pikturonte statujat e drunjta që ai kishte gdhendur, Frederiku kënaqej pa masë: ato ishin krijime që i ndanin bashkërisht.

Frederiku po llogariste me mend shpenzimet e pigmentit dhe llojin e materialit që do t'i nevojitej asaj, por kërcitja e fortë e takave të një gruaje mbi dyshemenë me pllaka të lëmuara, e shpërqendroi. Era e parfumit të saj të çante hundët. Hapi sytë dhe kuptoi se ishte përhumbur në një botë tjetër. Diçka në fytyrën e asaj gruaje iu duk tejet e njohur, por veshja ishte ndryshe.

Pamja e saj sa të trulloste, aq edhe të mahniste. Kishte të njëjtën gjatësi, po ata sy blu të hapur, po ata flokë të artë, por jo të bërë gërshet rreth kokës, siç i kishte pasur para një ore. Kaçurrelat që i derdheshin mbi shpatulla, i shkëlqenin. Thonjtë, në ngjyrë të kuqe të zjarrtë, i kishte kombinuar me të kuqin e buzëve. Kishte veshur një fustan në ngjyrë të çelur dhe këpucë të thjeshta me taka të larta, të cilat i nxirrnin në pah kyçet e holla dhe këmbët e tonifikuara.

Të gjitha detajet i vuri re përpara se të përqendrohej te fustani i kaltër me rripa, që i rrinte për mrekulli. Mbylli sytë dhe i hapi përsëri. Ajo ishte ende aty, tashmë duke iu afruar.

Një mesoburrë hollak i doli përpara dhe i zuri fushëpamjen.

- Më falni, këtu duhet ta pres doktor Vershuerin?

Frederikut iu lidh gjuha. Atë çast, nuk arrinte të mendonte dot. Fundja, ai nuk e njihte doktor Vershuerin!

Pikërisht atëherë, një grua e zbehtë, si e shqetësuar, me uniformë infermiereje, shtyu dyert lëvizëse në fund të korridorit dhe nxitoi drejt tyre.

- Doktor Kramer, këtej, ju lutem! Keni hyrë në korridorin e gabuar. Doktor Vershueri e ka zyrën në anën tjetër, - tha ajo e i hodhi një shikim dinak Frederikut, pastaj nxitoi t'i tregonte rrugën burrit me flokë të rrallë

e të thinjur, si dhe vajzës bukuroshe që e shoqëronte, duke i kthyer andej nga kishin ardhur.

- Lea, - pëshpëriti Frederiku. - Lea! - thirri pas pak sekondash.

Gruaja me fustan me rripa ktheu kokën drejt tij. Krejt papritur, ai bëri përpara, por në sytë e saj të ftohtë, vuri re se nuk e njohu. Infermierja e kapi gruan për krahu, e tërhoqi pas vetes përgjatë korridorit dhe i humbën nga sytë të dyja.

Frederiku shtangu një çast dhe nuk dinte ç'të bënte. Ta ndiqte? Më pas, dera e dhomës së vizitave u hap dhe bashkëshortja e tij, me fytyrë të përvuajtur dhe gërshetat që i vareshin shtrembër, u hodh në krahët e tij.

# 2

Gerhard Shliku nxori një cigare nga kutia e tij e argjendtë dhe nuhati duhanin aromatik. Ai i vlerësonte kënaqësitë e të qenit pjesëtar i SS-ve: ushqimin e mirë, verën e mrekullueshme, gratë e bukura dhe ndonjë dhuratë të rastit, kryesisht duhan amerikan.

Ndezi cigaren, buzëqeshi dhe e thithi gjatë e ngadalë. Pas asaj nate, sasia e cigareve do të shtohej me të paktën dy paketa të tjera. Pjesa tjetër do të vinte në kohën e duhur; do t'ia sillte dikush në stacion. U pa në pasqyrë dhe tepër i kënaqur me veten, nxori gjoksin përpara, në shenjë vendosmërie, dhe rregulloi pallton. Pastaj, i hodhi një sy orës së murit dhe një hije e zymtë i ra në fytyrë.

- Kristina! - bërtiti. Nuk ishte mirë të vonoheshin, sidomos atë natë. Aty do të ishte i pranishëm çdo oficer i rëndësishëm i SS-ve në Berlin, përfshirë Himlerin, si dhe çdo shkrimtar që ishte anëtar i Partisë Naziste. Vetëm Fyhreri nuk do të ishte dhe Gerhardi ishte i sigurt se atë punë e kishte kurdisur Gëbelsi; pa dyshim që bëhej fjalë për më shumë propagandë.

Ajo mbrëmje do të ishte për nder të atyre që ishin ngarkuar të merreshin me projektin e përforcimit të gjenealogjisë së Gjermanisë nëpërmjet eugjenikës: për të krijuar një racë të pastër, pa dobësitë e paraqitura nga mbarështimi inferior me raca jonordike. Ishte një nxitje për të shtuar shpejt popullsinë në Gjermani, një plan i përsosur për t'i dhënë asaj vendin që i takonte në botë.

Përmes atij projekti madhor, Gerhardi parashikonte se do të ngjiste shkallët e karrierës në SS. Martesa me vajzën e adoptuar, një femër tepër joshëse, të shkencëtarit të shquar amerikan, doktor Rudolf Kramerit, do t'i jepte më shumë pushtet në shoqëri. Një përzierje e përkryer e gjeneve gjermanike: tipare nordike, forcë fizike, bukuri, intelekt... do të ishte një familje e përsosur për Rajhun.

Buzëqeshi përsëri. Ishte i gatshëm të përmbushte detyrën e tij për atdheun dhe shpresonte që Rakela Krameri të mos i hapte telashe.

Kishte besim të patundur te doktor Vershueri dhe doktor Mengeleja.

Që prej telefonatës së pasdites nga instituti, shpresonte se edhe doktor Krameri, babai i Rakelës, do ta mbështeste.

Kishte vetëm një pengesë. Ndoshta dy.

Atë çast, në dhomë, hyri Kristina Shliku dhe u rrotullua. Fustani blu prej sateni, që i valëzonte përqark trupit të bukur, ia nxirrte më në pah ngjyrën e syve.

Vajza e tyre katërvjeçare, Amelia, rrahu duart hareshëm teksa e ëma rrotullohej. Kristina e mori të bijën në krahë dhe e puthi në faqe. Amelia preku lehtë faqet e së ëmës dhe nxori nga goja, si gurgullimë, një mori rrokjesh pa lidhje me njëra-tjetrën.

Gerhardi shqeu sytë si i zënë në befasi. Nuk e luante topi që gruaja e tij ishte e bukur dhe magjepsëse. Ajo kishte edhe shumë cilësi të tjera të mira, por kishte një të keqe: lindte fëmijë me probleme gjenetike dhe në Gjermaninë e Re, kjo ishte e papranueshme.

- Atëherë? - e pyeti ajo paksa me ngurrim. - Të pëlqen?

*Ajo ishte pyetja e një gruaje që e di përgjigjen, por ka frikë ta besojë. Pyetja e një gruaje që lutet t'i thonë se është e bukur.*

Gerhardi i përçmonte lutjet, po aq sa përçmonte Kristinën dhe vajzën e tyre të shurdhër. Kishte qenë pak e vështirë të fshihte emocionet dhe dobësitë derisa e kishte ndarë mendjen, por, më në fund, ia kishte dalë.

- Makina po pret. Mjaft na vonove, - tha ai duke përplasur duart në kofshë e duke shpërfillur tmerrin në sytë e fëmijës që e ëma po e ulte në tokë, me qëllim që ta mbronte nga vështrimi i tij i egër.



Përpara pasqyrës së madhe në suitën e hotelit, Rakela u kthye në profil, anoi kokën dhe më pas, u kthye nga ana tjetër. Asaj i pëlqente fustani i gjelbër, por nëse vishte atë në festë, do të bëhej shkas për një zënkë tjetër me të atin. Ai kishte këmbëngulur që ajo të vishte një në ngjyrë blu, një model që i përshtatej dhe i nxirrte në pah sytë dhe flokët e bukur. Duke qenë se ajo mbrëmje organizohej për të nderuar atë dhe punën e tij, për të festuar hulumtimet e përbashkëta eugjenike mes dy vendeve dhe gjithë botës, ai ishte i mendimit se, veçanërisht në ato kohë të pasigurta, duhej të dukeshin sa më hijshëm në çdo aspekt. Fytyrëngrysur, më në fund, ajo kishte pranuar.

Duhej ta pranonte se fustani prej mëndafshi në ngjyrë blu të thellë

e jakë të varur, e bënte të dukej më tërheqëse nga ç'ishte. Atë ngjyrë e kishte zgjedhur vetë i ati, ndaj nuk ishte ankuar aspak për çmimin e kripur. Mendonte se do ta vishte edhe në raste të tjera në Nju Jork, ndoshta në Teatrin e Operës apo natën e parë të emisionit radiofonik.

Rakela ngriti kokën dhe drejtoi shpinën. Nuk shqetësohej fare se tërhiqte vëmendjen e njerëzve, të cilët kthenin vazhdimisht kokën në drejtim të saj, dhe nuk e kishte problem se do të përballej me Kristina dhe Gerhard Shlikun. Do të tregohej e përzemërt, sikur të kishte komunikuar tërë kohën me Kristinën, edhe pse braktisja e saj e papritur e kishte lënduar shumë.

Gjithnjë e kishte ditur se shoqja e saj donte të kishte një burrë, të ndërtonte familje: vajzat ia rrëfenin njëra-tjetrës ato gjëra. E pse jo, në fund të fundit? Kristina ishte grua e dashur, e zgjuar dhe e bukur. Rakela e pranonte, edhe pse vetëm me vete, se e kishte poshtëruar shpesh shoqen e saj, ndonëse jo drejtpërdrejt.

Pesë vite më parë, kur ishin në Nju Jork, Kristina ishte ngutur që të shëronte krenarinë e lënduar të Gerhardit të xhindosur dhe mosbesues, i cili i kishte propozuar Rakelës nëntëmbëdhjetëvjeçare të martohej me të, por ajo e kishte refuzuar. Kështu, ai u martua me Kristinën për inat të saj dhe këtë nuk e luante as topi. Nga ana tjetër, Kristina u martua me atë burrë sepse u ndje e admiruar, donte të ishte në qendër të vëmendjes dhe mendonte se do të shkëlqente në brigjet e largëta gjermane, pa Rakelën pranë, që ia zbehte bukurinë.

"Nëse është penduar për zgjedhjen e saj... e po, ç'më duhet mua?"

- Rakela! - u dëgjua zëri i babait, i cili trokiti në derë. - Duhet të nisemi.

- Erdha, - tha ajo, hodhi supeve shallin e ndritshëm dhe u pa edhe një herë në pasqyrë. Fshiu pak buzëkuqin me pecetë, mori çantën prej mëndafshi, në ngjyrë blu dhe të argjendtë, që kombinohej me këpucët, dhe doli nga suita.



Në prag të derës së sallës elegante të vallëzimit, Xhejson Jangu rregulloi kapelën, shtrëngoi kravatën dhe drejtoi shpatullat. Nuk mund t'i besonte fatit. Kishte dy vjet që e ndiqte të pakapshmin doktor Rudolf Kramer nëpërmjet Institutit për Kërkimet Eugjenike "Cold Spring Harbor". "Shkencëtari i çmendur", siç e kishte pagëzuar Xhejsoni, nuk kishte dhënë

as edhe një intervistë, në asnjë anë të Atlantikut, duke pasur parasysh se e vizitonte shpesh Gjermaninë. Nuk e kishte marrë asnjëherë në telefon, paçka se sekretarja i kishte premtuar se do ta bënte. Por ato gjëra nuk e kishin penguar Xhejsonin të shkruante për anët negative të kërkimeve të tij, të cilat i konsideronte çnjerëzore dhe kriminale, dhe për bashkëpunimin e fshehtë me Gjermaninë dhe fushatën e Hitlerit për shterpësinë.

Tanimë ato pengesa i kishte hedhur pas shpine, sepse, atë natë, kishte shtënë në dorë një lejehyrjeje për në festë, si përfaqësues i shtypit. Ajo ishte një mundësi e mirë për të parë dhe regjistruar çdo veprim dhe fjalë që do të thoshin doktori dhe shpura e tij. Nëse gjithçka shkonte mirë, do të përballej me Kramerin përpara mesnatës. Xhejsoni nuk donte ta çonte dëm mundësinë e artë, që mund t'i jepte famë.

- Çmimi "Pulitzer", më prit se po vij! - pëshpëriti ai.

- Duro, njësh! - i tha Daren Petersoni dhe i vuri dorën mbi sup kolegut, duke e shtyrë lehtë nga tavolina me mbulesë të bardhë, që shihte në drejtim të Rudolf Kramerit dhe vajzës së tij magjepsëse. - Merri gjërat me radhë. Lëre njëherë të rehatohet, të kënaqet duke takuar njerëzit. Kur unë të shkrep aparatin fotografik, ti mund ta hash të gjallë.

Xhejsoni fërkoi duart dhe lëpiu buzët si tigër i uritur.



Rakela mend u tërbua. Vetëm pas tri orësh fjalime mbi moralin, përparësinë e pastërtisë ariane dhe me dolli të mbushura me lavde për planet e komunitetit shkencor për të shpëtuar botën nga të sëmurët dhe personat me aftësi të kufizuara, filloi argëtimi i vërtetë: muzikë, vallëzim, shampanjë dhe biseda të lira.

Gjatë asaj kohe, u ndje e lakmuar pothuajse nga çdo mashkull dhe e vëzhguar nga çdo femër. Shikimi i drejtpërdrejtë i Gerhard Shlikut i kujtoi skenën e autores Margaret Miçëll, te libri “Bashkë me erën”, kur Ret Batleri po e përpinte me sy Skarlet O'Harën, e cila po zbriste shkallët e shtëpisë së quajtur “Dymbëdhjetë lisat”. Vetëm se Rakela dyshonte se qëllimet e Gerhardit nuk u ngjanin atyre të Retit.

Madje, asaj i vinte keq për Kristinën. Dukej qartë se Gerhardi i rrinte larg së shoqes dhe kujtohej për të vetëm kur e qortonte me arrogancë dhe neveri. Ndonëse ishte paksa e dehur, fytyra e Kristinës ndryshonte kur i shoqi e qortonte.

- Duhet të kërcesh, - i pëshpëriti i ati, duke i tërhequr vëmendjen nga çifti, të cilin po e shihte nëpërmjet një orendie në formë patkoi.

Rakela u tërbua.

- Nuk dua të kërcej.

- Mundem? - e pyeti ai, u ngrit duke shpërfillur reagimin e saj dhe i priu drejt pistës së vallëzimit.

Të paktën ishte më mirë sesa të kërcente me oficerë të SS-ve ose me servilin Mengele. Rakela ndihej gjithnjë mirë kur vallëzonte me të atin. Sapo ai shkelte në pistën e vallëzimit, lëvizjet, qëndrimi dhe gjithë sjellja e tij ndryshonin, nga ajo e shkencëtarit shpatullvarur e serioz, në atë të kavalierit më simpatik të sallës. Ai u përkul paksa, pastaj ngriti dorën dhe nisën të vallëzonin një vals vjenez. Qëndrimi i tyre ishte i përkryer, lëvizjet në harmoni me ritmin e orkestrës dhe dora e saj mbi të tijën qëndronte për bukuri! Kërcimi kishte qenë një nga pasionet e prindërve. Megjithëse Rakela nuk mund të kërcente vals aq mirë sa e ëma, në krahët e tij, dukej gjithmonë bukur. Pasi i ranë sallës përqark, i ati ndaloi kur dikush e preku lehtë në sup. Ai buzëqeshi, u përkul lehtë dhe u mënjanua.

Majori Gerhard Shlik po buzëqeshte në një mënyrë që Rakelës i futi të dridhurat, por e mbajti veten që të mos binte në sy. Bëri përpara dhe filloi të kërcente me të. Gjatë pjesës së dytë të vallëzimit, ai e afroi edhe më pranë vetes.

- Sa kohë ka kaluar, Rakela! Më bëhet qejfi që po të takoj.

Ajo mezi u gëlltit, buzëqeshi e sigurt në vetvete, por fytin e kishte si eshkë.

- Vërtet?! Si është Kristina? Po vajza?

Sytë e tij i mbuloi një tis ftohtësie.

- Shih e shkruaj.

Ajo rrudhi vetullat.

Ai psherëtiu dhe vazhdoi:

- Oh, të lutem! Duhet të ketë pasur ndonjë shenjë edhe më parë dhe ti duhej të më kishe thënë, të më paralajmëroje. Mendoja se ishim shokë.

- Nuk e kuptoj se për çfarë po flet.

- Shoqja jote nuk është... - tha dhe ngurroi të vazhdonte, - ... gjenetikisht e shëndetshme. Ajo nuk është emocionalisht... do të përdorja fjalën *e qëndrueshme*.

- Kristina është më e qëndrueshme se çdo vajzë që njoh.

- Kështu mendova dhe unë kur pranova të martohesha me të, por siç të thashë, shih e shkruaj.

- Çfarë i ke bërë?

Papritur, u duk sikur ai u zemërua.

- Zonjushë, po më lëndon pa të drejtë.

- Nuk ma do mendja.

- Si gjithmonë në mbrojtje të viktimave, apo jo? - tha ai dhe vuri buzën në gaz. - Dhe si gjithmonë, po aq e bukur sa herën e parë që të pashë, - shtoi dhe e tërhoqi më pranë vetes.

- Ti je i martuar, zoti Shlik, - tha Rakela dhe u shkëput prej tij, duke i bërë të ditur se vallëzimi mbaroi.

Ai mërmëriti diçka, sikur shfryu.

- E vërtetë, dhe është i gjithi faji im, - tha Gerhardi, u përkul, por nuk e la të largohej. Ia kapi dorën dhe ia puthi. - Duhej të të kisha pritur, pavarësisht kohës së gjatë.

Ajo u kthye të ikte, por ai nuk ia lëshoi dorën.

- Rakela, me sa kam marrë vesh, do të qëndrosh disa javë në Berlin.

Ajo nuk iu përgjigj.

- Doja të takoheshim pak më shpesh.

- Është e pamundur, - tha Rakela teksa largohej, më shumë e neveritur sesa e frikësuar. E ndjeu se ai e ndoqi deri te karrigia. Babai nuk ishte aty, pasi po debatonte plot zjarr me një grup mjekësh disa metra më tutje, kurse Kristina ishte larguar.

Të gjitha ato që kishte menduar prej kohësh t'ia zbrazte shoqes, u zhdukën sa hap e mbyll sytë. Megjithëse ishte treguar e marrë me atë martesë të nxituar, Kristina nuk e meritonte Gerhard Shlikun.

Rakela mori çantën nga tavolina dhe u drejtua për nga tualeti i femrave, me mendimin se Gerhardi nuk do të futej aty.

# 3

Pavarësisht se ishin aq afër dhe e vëzhgonte vazhdimisht, Xhejson Jangu nuk ia kishte dalë të përballej qoftë edhe për një çast të vetëm me doktor Kramerin.

- Himleri nuk i shqitet. Po ashtu edhe Vershueri nuk e lë vetëm për asnjë sekondë.

- Me sa shoh, Kramerit i kanë ardhur në majë të hundës llomotitjet e tyre, - tha Petersoni. - Nuk po ndihet rehat në shoqërinë e oficerëve të SS-ve dhe karizmatikut Mengele.

- E kush do të dëshironte të ishte në shoqërinë e tyre?! Po mendoj se duhej të kishim veshur kambale dhe të mbanim kamxhikë.

- Mirë, por çfarë do të bëjmë? - pyeti Petersoni duke mërmëritur teksa lagte llambën e aparatit.

- Ata nuk duan që ta lënë vetëm me shtypin, ndaj duhet t'i tërheqim vëmendjen dhe ta zëmë në ndonjë qoshe, - tha Xhejsoni dhe u bë gati të futej mes grupit të oficerëve.

- Nëse futesh mes atyre njerëzve, do të përfundosh me pushime në ndonjë kamp me punë të detyrueshme, - pëshpëriti Petersoni. - Një mundësi e mirë për t'u futur në ato kampe gjermane, ku do të gjesh priftërinj e pastorë, të cilët i mbron aq shumë, - vazhdoi ai, rrotulloi llambën e kamerës dhe i buzëqeshi një oficeri të SS-ve, me fytyrë të vrazhdë dhe monokël në sy.

Xhejsoni ngriti dorën dhe hoqi një cullufe bionde që i kishte rënë mbi sy.

- Supozohet që ne nuk dimë asgjë për ato kampe, - tha ai.

- Po! - shfryu Petersoni. - Po ashtu edhe gjysma e Gjermanisë.

- Dhe unë nuk bëj intervista nëpër burgje që kundërmojnë.

- Kjo nuk ishte shaka.

Xhejsoni iu afrua grupit të vogël, duke u përpjekur të futej në bisedë me persona të ndryshëm, por më kot. Dukej sikur ata kishin formuar një gardh të pakalueshëm rreth shkencëtarit amerikan.

Pavarësisht se e dinte që mjeku me famë e njihte mirë gjermanishten, Xhejsoni dyshonte se Krameri i kuptonte plotësisht fjalimet e oratorëve në podium dhe të atyre që e kishin rrethuar. Ai nuk dukej njeriu pompoz e karrierist, të cilin Xhejsoni e kishte kritikuar ashpër në Nju Jork. "Atëherë, çfarë ka ndryshuar?" - mendoi ai.

Petersoni i ra me krah.

- Nuk je i vetëm, - tha dhe bëri me shenjë nga vajza e Kramerit, e cila po përpiqej të tërhiqte vëmendjen e të atit. - Pse nuk provon t'i biesh tërthorazi?

Nuk kishte ndonjë dëshirë të madhe të bisedonte me Rakela Kramerin. Xhejsoni nuk besonte se ajo dinte gjë për kërkimet e të atit apo për aleancën ndërmjet Shoqatës për Kërkime Eugjenike dhe Rajhut të Tretë. Kishte hulumtuar për këtë në Nju Jork dhe kishte arritur në përfundimin se Rakela Krameri nuk ishte e interesuar për kësi gjërash; ajo ishte e fiksuar pas teatrit modern. Atë çast, po e studionte mirë situatën dhe i hodhi një sy nga koka te këmbët vajzës së shkencëtarit. Pastaj e pa përsëri; kësaj here, e kundroi me kënaqësi. Ajo mund të bëhej hallka lidhëse mes tij dhe Kramerit.

Mezi u gëlltit. Ai ishte një justifikim dhe e dinte fare mirë këtë, por, nëse shpërqendrohej, do të dështonte. Femrat e bukura duan t'i kontaktosh në mënyrë të veçantë. Gjithsesi, ia vlente ta provonte. U avit më pranë dhe u mat të fliste.

- Rakela! - Një oficer me uniformë të zezë të SS-ve, u fut mes tyre dhe e tërhoqi nga grupi. - Duhet të flas me ty.

Ajo ia ktheu gjermanisht.

- Kurse unë nuk kam dëshirë të flas me ty. Hiqi duart! Mos më prek!

- E dashur, të lutem, të mos bëjmë skandal këtu. Mendo për babanë tënd! - i tha oficeri, iu afrua edhe ca dhe e kapi për krahu, por ajo u përpoq të shkëputej prej tij.

- Ky është çasti ynë, - tha Xhejsoni dhe i ra me bërryl Petersonit. Nxori nga xhepi bllokun e shënimeve dhe lapsin, mori një gotë shampanjë nga tavolina më e afërt dhe eci përpara, duke u përplasur me oficerin. - Më falni! Ishte faji im.

- Idiot! - shpërtheu oficeri dhe e lëshoi krahun e Rakelës.

- Keni plotësisht të drejtë! Nganjëherë, e humbas ekuilibrin e më

ngatërrohen këmbët. Ja... - tha Xhejsoni, mori një pecetë dhe filloi të fshinte krahun e oficerit, - ...po ju pastroj.

- Ore, budalla, largohu prej meje!

- Ju lutem! - tha Petersoni dhe u fut mes të dyve, duke mënjanuar oficerin. - Me sa pashë, nuk ka arsye që të acaroheni kaq shumë. Duhet të mos harrojmë marrëdhëniet ndërkombëtare dhe gjëra të tilla. Ky ishte thjesht një incident i vogël. Si mendoni sikur t'ju bëj një fotografi për gazetën? Ma thoni emrin, ju lutem!

Me një lëvizje elegante, Xhejsoni ngriti dorën drejt Rakelës.

- Dëshironi të kërceni me mua, zonjusha Kramer? Do t'i jepni mundësinë këtij amerikani të përmalluar për vendin e tij, të ketë një kujtim të bukur nga Berlini?

Plotësisht e çliruar, Rakela iu afrua kavalierit të saj.

- Faleminderit! Kjo ishte...

- E sikletshme, - përfundoi fjalinë Xhejsoni. I mori dorën, e rrotulloi dy herë dhe pastaj e afroi pas vetes më shumë nga sa duhej për një kërcim fokstrot. - U ndiet e rrezikuar nga një nazist i qelbur, apo jo?

Rakela buzëqeshi dhe u tërhoq paksa.

- Pikërisht. Kush është fisniku amerikan zemërgjerë që duhet të falënderoj?

- Sër Xhejson, në shërbimin tuaj! - bëri shaka ai dhe u përkul në mënyrë kalorësiake.

Ajo e përqeshi atë përkulje dhe i buzëqeshi miqësisht. Xhejsoni ndjeu gjakun t'i zientë.

- Mirë pra, sër Xhejson, ç'e mirë ju ka sjellë në Berlin? Nuk është as sezoni turistik, apo jo?

- Vështirë të thuhet, - ia ktheu Xhejsoni dhe u pozicionua, në mënyrë që të shihte se ç'po bënin Petersoni dhe oficeri. - Kjo është detyra ime e parë në mbrëmjen gala të regjimit të ri.

- Qenkeni korrespondent i huaj?!

Xhejsoni ndjeu tensionin që mbërtheu Rakelën dhe buzëqeshi.

- Shpresoj që fjalët tuaja të shkojnë në veshët e botuesit tim. Po jua them në mirëbesim, - tha ai dhe e rrotulloi përsëri. - Ai mendon se do të dështoj përpara Vitit të Ri. Gestapoja do të më shporrë nga Gjermania dhe do të kthehem duarbosh në Nju Jork.

- Kaq i keq qenkeni?

Ai buzëqeshi.

- Kaq e sinqertë jeni gjithnjë?

Këtë herë, qeshi ajo.

- Kështu besoj. Nuk jam e zonja sa gazetarët për lajka.

- Po më vlerësoni më shumë nga ç'e meritoj, - ia ktheu ai dhe e përkuli plot finesë.

- Qenkeni edhe kërcimtar i mirë!

- Jo aq i sigurt e serioz sa oficeri gjerman që po ju binte më qafë, - ia ktheu ai dhe qeshi. Në anën tjetër të dhomës, i zunë sytë oficerin me uniformë të zezë.

Befas, ajo u drodh, aq sa e ndjeu edhe ai.

- Kush është ai tipi që s'ju shqitej?

- Bashkëshorti i një mikeshe të vjetër, e cila tani nuk sillet më si dikur.

- Dëshironi t'ju shoqëroj jashtë?

- Jo, jo, faleminderit! Kam ardhur këtu me tim atë, - tha ajo dhe bëri me kokë për nga klika që qëndronte ndanë murit.

- Nuk besoj të jetë ndonjëri prej ushtarakëve.

- Jo. Është shkencëtar amerikan, doktor Krameri, - tha ajo dhe ngriti paksa kokën, por u mundua të shmangte kontaktin me sy. Xhejsoni kapi vështrimin e saj sa krenar, aq edhe të pasigurt.

- Ah, pjesë e programit të eugjenikës, për të cilin po fliste Himleri!

- Në fakt, herr Himleri po e mbivlerësonte kontributin e Amerikës.

- Nuk është nevoja të tregoheni modeste. Këtu në Gjermani po vlon debati për mbarështimin e racës superiore nordike, sterilizimin e individëve që mbartin gjene të dyshimta apo zhdukjen e elementëve të padëshirueshëm, - tha ai dhe e rrotulloi përsëri. - Po ju ç'mendim keni për këto çështje?

Ajo u duk sikur u zu në befasi dhe Xhejsoni e kuptoi se, atë çast, do të shkëputej prej tij.

- Çfarë mendon babai juaj? A do të ndihmojë Amerika në përshpejtimin e programit duke ruajtur ritmin e Fyhrerit?

Buzëqeshja e saj u fashit dhe bëri një hap pas, duke u ndarë prej tij.

- Unë nuk merrem me politikë, zoti... zoti Xhejson.

Ai ngriti krahët, duke nënkuptuar se po dorëzohej.

- Ju kërkoj ndjesë, zonjusha Kramer! Shpresoj të mos ju kem fyer. Duhet ta dini se kjo mbrëmje organizohet për të festuar kërkimet e

përbashkëta mes dy vendeve. Mendova se ju ose babai juaj ishit pjesë e këtij bashkëpunimi, - tha dhe iu afrua, duke u munduar të merrte pamjen e një vogëlushi të penduar. - Do të sillem mirë, ju premtoj, - dhe i shtriu dorën.

Duke pranuar në njëfarë mënyre paqen që ofroi ai, ajo u avit dhe vendosi dorën e saj mbi të tijën.

Xhejsoni nuk mund ta besonte se sa me fat ishte.

- Të flasim për ndonjë gjë që nuk ka lidhje me festën. Çfarë do të bëni gjatë kohës që do të qëndroni në Gjermani? Keni nevojë për një udhërrëfyes?

- Kam ardhur këtu që kur isha fëmijë. Çfarë mund të më tregoni që nuk e kam parë?

- Ç'të dëshironi. Më thoni ju çfarë doni të shihni, - tha ai dhe vuri buzën në gaz. - Do të jem udhërrëfyesi më i mirë që mund të të ofrojë Gjermania, edhe sikur të më duhet t'i jap ryshfet çdo taksisti të Berlinit.

Më në fund, ajo buzëqeshi dhe ai e rrotulloi përsëri, i gëzuar që vajza po tregohej sërish e afrueshme.

- Të them të drejtën, sër Xhejson, besoj se e njoh Berlinin më mirë sesa ju. Ndoshta duhet të jem unë udhërrëfyesja.

- Kjo bisedë po më pëlqen.

- Por jo nëse më rrotulloni më. Po vazhduat kështu, do të më merren mendtë dhe nuk do të mbahem dot në këmbë.

Qeshën të dy, ndërkohë, muzika pushoi.

- Dëshironi një pije?

- Mendova se nuk do të më pyesnit.

Përpara se të merrnin gotat e shampanjës nga tabakaja e kamerierit, ndërhyri Petersoni.

- Jang, unë po iki. Duhet të laj këto fotografitë. Mirupafshim! - tha ai dhe tundi kokën me respekt në drejtim të Rakelës. - Ju uroj një mbrëmje të këndshme, zonjusha Kramer!

Po kur Xhejsoni u kthye nga Rakela, ajo kishte ngrirë e tëra dhe shikimin e kishte të ftohtë.

- Jang? Ky është mbiemri yt? Ti je Xhejson Jang?

Xhejsoni mezi u gëlltit dhe e dinte mirë se ç'e priste.

- Një gjahtar i maskuar që kërkon të kryqëzojë tim atë?

- Jo, nuk ishte ky qëllimi im.

- Ti ma dije emrin. E dije se kush isha, ndaj kërceve me mua. Doje të nxirrje prej meje ndonjë histori për gazetën tënde.

- Unë nuk shpëtoj femra nga rreziku për të shkruar një artikull. Mendon se e sajova unë skenën me atë oficerin? Pashë se kishe nevojë për ndihmë dhe u afrova, - i tha ai, ndërsa shikimi i saj i mprehtë i shpoi kraharorin.

- Kjo gjuetia jote po ia ha shpirtin tim eti.

- Gjuetia ime? - Atë fjalë nuk mund ta toleronte. - A e di se çfarë po bëjnë për shkak të kërkimeve të tij dhe të homologëve të tij këtu në Gjermani? E dëgjove se çfarë u tha sonte?

Rakela bëri të largohej, por Xhejsoni e ndoqi.

- Nëse është i pafajshëm e nëse po e bën këtë punë për një qëllim të mirë, atëherë më ndihmo që ta botojmë këtë. Binde që të flasë me mua! Të premtoj se do të jem asnjanës dhe i ndershëm.

- I ndershëm?! - e pyeti ajo, psherëtiu lehtë dhe i hodhi një shikim sikur përpara të kishte një idiot. - Ti e tregove një herë ndershmërinë tënde, zoti Jang. Mendoj se as Gjermania e as Amerika nuk mund ta përballojnë atë ndershmëri që ofron ti.

Papritmas, Xhejsoni ndali.

- Hej, nuk jam unë burimi i lajmit, - i tha teksa ajo po largohej. - Njerëzit si babai yt bëhen shkak për të botuar lajme të bujshme. Nuk i bëj unë lajmet, unë vetëm i shkruaj!



Dhimbja therëse e kokës që e kishte kapluar, sidomos mes syve, me sa dukej, nuk kishte ndër mend të pushonte, madje dritat e fenerëve të makinave që i vinin përballë, e turbullonin edhe më shumë. Sa herë që kalonte ndonjë makinë, shtrembëronte fytyrën. Nga ana tjetër, babai i saj ishte tepër entuziast.

- Pikërisht ashtu si mendoja, nëse mund të shprehem kështu, - tha i ati. Ai fliste sikur priste ndonjë reagim, por Rakela ishte zhytur në të thella. Ajo mbylli sytë dhe u mbështet në ndenjësen e “Mercedes”-it. - Duhet thënë se herr Himleri u tregua më i guximshëm nga sa mund të isha unë dhe se Gjermania është në rrugën e duhur. Kanë ecur madje më shumë se ne në Amerikë dhe ne do të përfitojmë mjaft nga studimet e tyre. - Ajo ktheu kokën nga ana tjetër dhe nuk po e kuptonte as vetë pse ndihej aq

keq: nga dhimbja e kokës apo nga realiteti i deformuar në të cilin jetonte i ati. - Të martën do të nisem për në konferencë. Do të shkoj me makinë deri në Hamburg me major Shlikun dhe doktor Vershuerin e pastaj, do të marrim anijen për në Skoci. Pas konferencës, do të zhvillohen disa takime, kështu që për dy javë, do të jesh vetëm. Shpresoj të mos mërzitesh.

- Nuk ka problem. Meqë jemi në qytet, kam qejf të blej ndonjë gjë dhe të shoh se çfarë shfaqjesh teatrale do të jepen këto ditë, - tha ajo, duke u munduar të qetësohej. - Nuk e dija se Gerhardi ishte pjesë e konferencës mbi eugjenikën.

- Ka shfaqur interes dhe duket se është një nga njerëzit e preferuar të doktor Vershuerit. Ia vlen ta njohësh... Ka për të bërë karrierë në radhët e SS-ve.

Edhe pse ishte errësirë, ajo ndjeu vështrimin e rëndë të babait. Mendimi se Gerhard Shliku radhitej ndër njerëzit më të vlerësuar në Gjermani, i turbulloi stomakun.

- Do të kesh mundësi ta njohësh më mirë gjatë udhëtimit.

- Nuk kam dëshirë ta njoh më mirë. Sonte ai u tregua i neveritshëm ndaj meje dhe bashkëshortes së tij.

- Nuk mendoj se martesa e tyre do të zgjasë.

- E pse e thua këtë?

I ati ktheu kokën nga ana tjetër dhe hodhi vështrimin nga dritarja në krah të tij.

- Besoj e ke vënë re se si u shkojnë punët, - ia ktheu ai dhe ngurroi, por vetëm për një çast. - Ke folur me Kristinën?

- Jo, - ia ktheu Rakela, ndërkohë që po nervozohej gjithnjë e më shumë. - Doja ta takoja, por nuk ishim afër. Pastaj, nga fundi i mbrëmjes, Gerhardi e poshtëroi keq.

- Ajo ishte dehur.

- E si të mos dehej?! Ai sillet si kafshë me të.

- Nuk i di problemet e tyre, ndaj mos e gjyko kaq ashpër.

- Ashpër?!

- Që në fillim, nuk më është dukur një lidhje e përshtatshme. Ti do t'ia kishe kaluar shumë më mirë. U... nxitove.

Rakela nuk po u besonte veshëve. Me siguri që babai i saj duhej të kishte pirë shumë.

- Po vajza e tyre? Sa vjeçe duhet të jetë Amelia tani? Katër?

Duke dashur të shmangte bisedën për Amelinë, i ati lëvizi njërën dorë në ajër në mënyrë shpërfillëse. Rakela nuk e vrau mendjen; edhe vetë donte që ajo bisedë të mbyllej sa më parë. Ndoshta ai do t'i thërriste mendjes në mëngjes.



Kur u zgjua, Rakela gjeti një pusullë poshtë derës. I ati i thoshte se kishte dalë herët për të ngrënë mëngjes me kolegët, i kërkonte ndjesë që ajo do të hante vetëm dhe i premtonte se do të darkonin së bashku, sepse ambasadori dhe bashkëshortja e tij i kishin ftuar për darkë. Rakela e dinte se ai ishte një urdhër dhe duhej t'i bindej.

Hapi derën e ballkonit të suitës së hotelit dhe rrezet e diellit e mbushën me gëzim. Më e gëzuar ishte ngaqë nuk do ta kalonte ditën me të atin dhe miqtë e tij të mërzitshëm. Vendosi të mos i telefononte shërbimit në dhomë, por të eksploronte vendin e të gjente ndonjë kafene me verandë, ku të pinte një kafe të fortë gjermane e të hante ndonjë briosh të mirë.

Ishte pothuajse te dera kur u kujtua për çelësin e suitës. Rrëmoi në çantën që kishte me vete në mbrëmje dhe nxori prej andej krehrin, buzëkuqin, kutinë e pudrës dhe pasaportën, por nuk po gjente çelësin. E ktheu çantën përmbys; dolën të gjitha ato që kishte brenda, por çelësi nuk dukej gjëkundi. Kur futi dorën në xhepin anësor, ndjeu metalin e ftohtë, por që nuk dukej me sy të lirë. Kështu, u afrua te dritarja për ta shquar më mirë. Më në fund, pa se çantës i ishte shqepur astari; ajo vrimë nuk kishte qenë aty më parë. Futi gishtin në të dhe ndjeu çelësin... si dhe diçka tjetër.

U përpoq të kapte letrën, por nuk po e nxirrte dot, pasi ishte shumë thellë. Preu një copë të astarit me gërshërët e thonjve dhe nxori çelësin dhe një letër të mbështjellë në formë cilindri. Në të, Rakela njohu shkrimin e Kristinës.

# 4

Frederiku e ktheu kallëpin prej dru bliri nga ana tjetër, pastaj sërish në pozicionin e mëparshëm, herë në një krah e herë në tjetrin. Ishte kallëpi më i mirë dhe me formën më të përsosur që kishte. E ruante prej kohësh. Fillimisht, duheshin gdhendur të gjitha personazhet që kishin marrë pjesë në lindjen e Krishtit: magit[10], barinjtë, delet, gomarët, madje edhe engjëlli - të gjithë ata që kishin nderuar familjen e shenjtë e për pasojë gjithë krishterimin. Ai e njihte mirë si natyrën e drurit, ashtu edhe karakteret e veprës. Gjithçka kishte veçantinë e vet.

Që kur ishte martuar me Lean, në fytyrën e Marias kishte gdhendur buzëqeshjen e saj të shqetësuar, tërheqëse dhe magjepsëse, kurse natyrën e tij mbrojtëse, e kishte gdhendur në qëndrimin e Jozefit. Kishte gdhendur edhe foshnja... Foshnja ishte fëmija për të cilin ai dhe Lea luteshin dhe shpresonin; fëmija i mrekullueshëm që pinte gji dhe lëshonte gugatje gëzimi gjatë ditës; fëmija që Lea do t'i këndonte për ta vënë në gjumë gjatë natës. Vetëm vitin e fundit, kishte gdhendur një duzinë me foshnja dhe secila prej tyre ishte një vepër që e bënte të ndihej krenar.

Frederiku la kallëpin e drurit mbi tavolinën e punës dhe u ngrit në këmbë. U afrua te dritarja e punishtes së tij të vogël dhe hodhi sytë nga mali, i cili ndriçohej nga rrezet e diellit. Çfarë paradoksi! Çfarë padrejtësie! Kot që përfytyronte fëmijë. Ata nuk do të bëheshin ndonjëherë me fëmijë. Ç'shpresë, ç'kënaqësi do të gdhendte tanimë në fytyrat e familjes së shenjtë?

Që ditën kur ishin kthyer nga instituti dhe gjatë gjithë javës, sytë e përvuajtur dhe çehrja e trishtuar e Leas nuk kishin ndryshuar. Me sa dukej, nuk kishte shpresa që të ndryshonte edhe për shumë kohë.

"Pse, o Zot? Pse Lea?" Doktori, ai vulgari, Mengeleja, i kishte thënë se nuk do të mbetej kurrë shtatzënë, sepse, kur kishte mbushur gjashtëmbëdhjetë vjeçe, atë verë kur ishte treguar kokëfortë, e kishin sterilizuar.

---

10 Tre burra të urtë nga Lindja që shkuan të vizitonin Jezusin pas lindjes së tij (sipas Mateut).

*- Ashtu si jot ëmë, - i kishte thënë doktori. - Një refuzim i tillë flagrant ndaj autoritetit, përbën rrënjën e së keqes që po përhapet kaq shpejt dhe pa kontroll në të gjithë Gjermaninë. Kjo gjë po vë në rrezik atdheun tonë, ndaj ne duhet t'i shfarosim këto të këqija.*

Lea nuk e kishte kuptuar, por i ishte lutur doktorit që të ndryshonte procesin, duke i treguar për martesën e saj me një burrë të matur e të qëndrueshëm, si Frederiku, për talentin e tij në artin e gdhendjes në dru, për mbështetjen financiare që kishin dhënë për fondin për të përballuar pasojat e dimrit, për shërbimin e tij ndaj atdheut, si dhe për dëshirën e tyre të madhe për të rritur fëmijë për Zotin dhe Gjermaninë. Doktor Mengeleja kishte qeshur me naivitetin e saj dhe i kishte thënë se njerëz të atillë, aq të cekët, nuk përshtateshin me Gjermaninë e Re, se në institut nuk kishin bërë asnjë gabim, ndaj ishte e pamundur të ndryshohej procesi. Madje ishte habitur kur kishte marrë vesh se një njeri si Frederiku ishte martuar me një femër të atillë.

Frederiku goditi me grusht pëllëmbën tjetër; ishte shumë i nevrikosur me atë doktor aq mizor e të pandjeshëm. Lea nuk i kishte thënë asnjë fjalë në institut, por kishte dalë me shpejtësi nga godina, ndërsa ai e kishte ndjekur, pa e ditur se ç'kishte ngjarë. Frederiku ishte shqetësuar tej mase dhe kishte menduar se ishte më mirë të ktheheshin sa më parë në shtëpi. Me të mbërritur, ajo i kishte rrëfyer gjithçka mes dënesash.

Madje edhe ato çaste, ai pyeste veten nëse ajo ia kishte treguar të gjitha.

Pas asaj jave, asaj nuk i kishte bërë aspak përshtypje as leja që ai kishte marrë për atë pasdite. Ajo rrinte ulur dhe vështronte si e përhumbur nga dritarja. Ai i kishte tundur dorën përpara fytyrës, por prapëseprapë, ajo nuk e kishte vënë re. Kishte raste që Frederiku mendonte se, nëse do të qante sërish, ndoshta do të lehtësohej, por asaj nuk i doli asnjë pikë loti, të paktën jo gjatë kohës që ishin bashkë. Ai lutej që e shoqja të sillej ndryshe me gjyshen. Me siguri që me të nuk do të tregohej aq e mbyllur. Të paktën ashtu uronte Frederiku.

E dinte se, së shpejti, repartin e tij do ta transferonin në kufi, ndaj i ishte lutur komandantit që ta lejonte ta shihte edhe një herë të shoqen përpara se të largoheshin, meqë ajo ishte sëmurë. Tanimë, nuk i mbetej gjë tjetër veçse të lutej për shëndetin e saj. Mirëpo ajo edhe sytë kishte filluar t'i kapsalliste rrallë. Herën e fundit, kur e kishte puthur përpara se të ikte, ajo ishte mbështetur në kraharorin e tij, pastaj ishte sprapsur e dorëzuar dhe ishte mbledhur sa një grusht.

Frederiku psherëtiu, vuri kallëpin e drurit në një raft të lartë dhe drejtoi tavolinën e punës. Donte ta linte gjithçka në rregull. Ajo punë i falte kënaqësi.

Teksa po mbyllte derën e punishtes, vuri re se mes familjes së shenjtë, mungonte foshnja Jezus, të cilën shpesh e linte edhe në vitrinën e dyqanit.

Me siguri që aty kishte gisht Henrik Helpmani. Gjashtëvjeçari e kishte vjedhur dy herë vetëm muajin e fundit. Frederiku rrudhi vetullat. Dera ishte e kyçur gjatë gjithë kohës. Si dreqin hynte brenda ai? Kontrolloi derën dhe nuk pa ndonjë shenjë të hyrjes me forcë. "Ç'ta ketë pushtuar vallë atë fëmijë! Ai duhet ta dijë se, edhe sikur unë të mos bëj asgjë, prindërit dhe prifti do ta dënojnë, ngaqë ka vjedhur", - mendoi.

Nëse do të kishte kohë, Frederiku do të gdhendte një foshnjë Jezus vetëm për Henrikun, por atë që kishte, nuk mund ta humbiste, sepse ishte shumë e çmuar për të. Ishte pjesë e një vepre që, më shumë se çdo gjë tjetër, pasqyronte shpresat e tij në lidhje me Lean.

Megjithatë, Frederikut nuk i bënte zemra ta ndëshkonte djaloshin. Do t'i shkruante Leas dhe do t'i kërkonte që të fliste ajo me të dhe prindërit e tij. Ndoshta kështu mund ta ndryshonte disi situatën e saj. Edhe sikur të mos ndodhte, në fund të fundit, ajo ishte vetëm një copë dru.



As Hilda Breisneri, gjyshja e Leas, e cila e kishte rritur këtë të fundit, nuk mund ta ngushëllonte në atë rast. Lea i tregoi vetëm kur Frederiku u largua për në repart.

- A nuk i the doktorit se nënën tënde e përdhunuan dhe nuk ishte faji i saj që mbeti shtatzënë?

- Ai e di këtë, - ia ktheu Lea duke dënesur në krahët e gjyshes. - Më tha se ajo duhej të kishte pasur atë lloj "shikimi" që i tërbon meshkujt dhe se do ta ketë kërkuar vetë.

- Nuk është e vërtetë! - Gjyshja fërgëlloi nga zemërimi. Reagimi i saj nuk i bënte mirë Leas, mirëpo e bija i kishte vdekur prej kohësh dhe dikush duhej ta mbronte.

- Ai tha se procesi i shterpësisë nuk mund të ndryshohet dhe se nuk do ta bënte edhe sikur të kishte mundësi. Gjithashtu, tha se racës sonë nuk i lejohet as të adoptojë, pasi asnjë fëmijë nuk mund të lihet në kujdesin tonë. I vuri vulën duke thënë se unë jam e paqëndrueshme emocionalisht, ashtu siç ka qenë edhe ime më.

Lea qante dhe vuante aq shumë, sa gjyshja po frikësohej për shëndetin e saj mendor. Ia kapi kokën butësisht mbesës dhe ia mbështeti mbi gjoksin e saj e filloi ta përkundte lehtë, sa në një anë në tjetrën, për ta qetësuar disi, por ajo i iku nga duart dhe doli me vrap nga shtëpia, duke e lënë gjyshen të qante e vetme.



Lea nuk u kthye në shtëpi. Kur pa se kisha luteriane ishte e mbyllur, u nis drejt kishës së Shën Pjetrit dhe Shën Palit. Tanimë që diga e zemrës së saj ishte çarë, nuk kishte gjë që ta ndalonte rrjedhjen. Kishte nevojë për ngushëllim dhe mëshirë, pavarësisht se nuk mund të fliste me askënd për një histori të tillë.

Me ato mendime në kokë, u fut në faltoren e zbukuruar nga dera e pasme. Nuk e dinte nëse do ta mirëprisnin, nuk dinte as si të gjunjëzohej apo të bënte kryqin. Ndihej në siklet mes objekteve prej ari dhe punimeve të gdhendura, megjithatë eci përmes rrugicës së ngushtë që të çonte tek altari. Kur mbërriti në gjysmë të rrugës, zuri vend në një stol, pastaj u ul në gjunjë e nisi të qante, të lutej e të kërkonte falje, pavarësisht se nuk e dinte se për çfarë. Thellë-thellë, ishte ndier gjithmonë e turpëruar dhe e poshtëruar, sikur të mbartte diçka të ndyrë e të ligë, që të tjerët e dinin - të paktën këtë kishin parë dhe dëshmuar mjekët në Frankfurt që prej lindjes së saj. Ishte diçka që nuk e lejonte të meritonte një jetë normale. Nuk ia kishte treguar asnjëherë gjyshes dhe as kishte lënë të kuptoheshin gjërat e tmerrshme që mjekët i thoshin në çdo vizitë që bënte, të paktën jo gjer atë ditë. Sikur gjyshja të merrte vesh atë çka dinin dhe shihnin ata, a do ta donte më vallë? Lea nuk mund ta duronte atë gjë.

Aq shumë ishte përhumbur, sa nuk e dëgjoi famullitarin që kishte hyrë pas saj dhe mendoi se thjesht kishte ndryshuar drita në kishë.

E kapi tmerri vetëm nga ideja se në errësirën e asaj ndërtese, ajo gjendej krejt e vetme me atë njeri të kishës katolike. E turpëruar dhe e dërrmuar shpirtërisht, u përpoq të ngrihej, por këmbët nuk iu bindën, ndaj u detyrua të mbështetej sërish në stol.

- Frau[11] Hartman! - i tha famullitari qetësisht. - Rrini si në shtëpinë tuaj, ju lutem. Nuk keni pse të nxitoheni. Mos keni pirë gjë?

---

11 Nga gjermanishtja: zonja.

- Jo, famullitari Bauer! - ia ktheu dhe thuajse u shkreh në lot. - Më vjen keq! Më falni! Tek po lutesha, m'u mpinë këmbët, vetëm kaq.

- Nuk keni pse kërkoni falje, bija ime. Jeni gjithmonë e mirëpritur të luteni këtu.

U ndje e çliruar nga mirësia e tij dhe buza nisi t'i dridhej. U përpoq të përmbahej, por pikëllimi dhe turpi që ndiente, sikur i shpërthyen papritur, kështu që qau përsëri.

Ai i zgjati shaminë.

- Si mund t'ju ndihmoj?

- Ndoshta po mendoni se jam çmendur, - tha ajo dhe fshiu sytë teksa përpiqej të rregullonte frymëmarrjen.

- Nuk jeni gruaja e parë që gjeni ngushëllimin në kishë, falë Zotit! Sidomos në kohë të tilla...

Lea mori frymë thellë.

- Herr Hartmani po kryen shërbimin ushtarak, - theksoi famullitari, - dhe për ju duhet të jetë mjaft e vështirë.

Lea tundi kokën.

- Nuk do të dëshiroja që im shoq të më shihte në këtë gjendje.

- Zonja Hartman, si mund t'ju ndihmoj? - përsëriti ai.

- Nuk mund të bëhet më asgjë.

- Gjithmonë mund të bëhet diçka.

Lea qeshi.

- Jo kësaj here.

- Duhet të keni besim, zonja Hart...

- Besimi, - mërmëriti ajo, - nuk do të na ndihmojë.

- Zonja Hartman! - tha ai me një ton qortues.

- Ne nuk mund të bëhemi me fëmijë! - tha ajo me një frymë. Ato fjalë i dolën pa dashje dhe e tmerruar nga shpërthimi i tyre, vuri dorën te goja e fill më pas, u ngrit të ikte.

- Por ju nuk keni nga ta dini këtë. Keni vetëm një vit e martuar, - ia ktheu famullitari dhe mblodhi supet. - Ndoshta Zoti akoma nuk e ka thënë fjalën e vet.

- Tetëmbëdhjetë muaj!

- Pavarësisht nga koha, Zoti mund të bëjë mrekulli. Mendoni për Sarën. Edhe pse ishte në të nëntëdhjetat, Zoti bëri vend brenda saj për Hanën!

Në mes të trishtimit, pikëllimit dhe zemërimit, Lea i tregoi fije për pe se pse nuk mund të ndodhte asnjë mrekulli për të. I tregoi gjithçka që i kishte thënë doktor Mengeleja në Frankfurt dhe po ndiente një kënaqësi perverse tek shihte habi në sytë e famullitarit. I tha se fajtore për ligësinë e saj të rrënjosur thellë në shpirt, sa edhe ajo vetë nuk mund ta vërente, ishte shterpësia. Pasi volli vrer sa deshi për veten dhe mjekët që vazhdonin të luanin rolin e Zotit, guxoi të shante edhe Gestapon. Gulçonte dhe fliste pa pushim. U duk sikur kishën e mbuloi zymtësia. Kur më në fund pushoi së foluri e u mbush normalisht me frymë, ra heshtja. Famullitarit i ishte lidhur gjuha.

Pas atyre fjalëve, Lea u lehtësua, por ndihej e turpëruar, sepse ia kishte treguar të gjitha ato një burri që nuk ishte bashkëshorti i saj. E dinte se ai mund të ishte vënë në siklet e të ishte tronditur nga fjalët e saj, aq sa nuk mund të fliste, por nuk e vriste mendjen. Diçka brenda saj ishte thyer dhe ajo nuk ndihej e frikësuar.

Kur më në fund famullitari e mblodhi veten dhe zgjati duart që i dridheshin, që t'i vinte në kokën e saj, ajo ishte ngritur nga stoli dhe po ecte në udhëzën drejt daljes. Sapo shtyu me forcë derën e jashtme, ndjeu erën që iu përplas në fytyrë. Me të dalë, mori rrugën për në shtëpi.

# 5

Tri ditë pas mbrëmjes së famshme, Rakela ndihej e lehtësuar që i ati, doktor Vershueri, doktor Mengeleja dhe Gerhard Shliku u nisën për në Kongresin Ndërkombëtar të Gjenetikës që zhvillohej në Edinburg të Skocisë. Më në fund, do të ishte e qetë për dy javë, pasi ata një javë do ta kalonin në Skoci dhe tjetrën do të ishin të zënë me ca takime në Frankfurt.

Pas dy ditësh të mbushura me kureshtje për pusullën që Kristina i kishte lënë tinëz, Rakela, edhe pse mendonte se po bënte gabim, i kishte shkruar shoqes së saj. Kështu, e kishin lënë të takoheshin në një kafene të vogël, në një zonë të veçuar dhe disi të çuditshme të "Tiergarten[12]"-it.

Gruaja që po e priste në një tavolinë të vogël, nuk ngjasonte aspak me shoqen e saj të shkollës, me të cilën ishte rritur, e as me gruan e dehur e të frikësuar me fustan blu prej sateni në mbrëmjen e dy ditëve më parë. Me vetullat rrudhur, Rakela po shihte dikë që pothuajse nuk e njihte.

Kristina ngriti sytë. Rakela kishte nevojë për më shumë kohë për të vëzhguar shoqen e saj të dikurshme e të shtrenjtë.

Por Kristina buzëqeshi, sikur koha që nga shkolla e mesme, kur i kapte mëngjesi duke biseduar me njëra-tjetrën, të kishte mbetur në vend.

- Erdhe... E dija që do të vije! - i tha dhe e shtrëngoi fort, ashtu siç kishte bërë kohë më parë, në ditët e largëta të shkollës.

Rakela ishte krejt e çoroditur.

- Kristina! - thirri ajo dhe e përqafoi shoqen e vjetër, por jo me shumë entuziazëm.

Kristina tërhoqi karrigen përballë, që Rakela të ulej.

- Sa kohë ka kaluar!

- Pesë vjet, - ia ktheu menjëherë Rakela me një ton akuzues.

Kristina kapsalliti sytë e faqet iu skuqën.

- Më vjen keq! Më vjen keq që të kam lënduar! - shtoi aty për aty.

---

12 Një nga parqet më të mëdha të Berlinit.

Edhe pse nuk donte, Rakelës iu mbushën sytë me lot. “Më ke lënduar dhe shumë madje, ndërsa tani...”

- Çfarë do, Kristinë? Përse e gjithë kjo?

Shoqja e saj u mbështet në karrige, hoqi dorezat dhe lagu buzët.

- Dua që të marrësh Amelinë. Dua që ta marrësh me vete në Amerikë.

Rakelës mund t’i kishte shkuar mendja në shumë gjëra, por jo për këtë.

- Të marr Amelinë me vete?! A nuk të duket e vogël për t’i rënë botës kryq e tërthor?

- Merre dhe rrite sikur të ishte vajza jote! - i tha dhe as që po mundohej t’i fshinte lotët që po i rridhnin faqeve.

Sakaq, Rakelës i shkoi mendja te shkrimi disi i pakuptueshëm i letrës së Kristinës dhe akuzat e Gerhardit. U mundua të dilte në një përfundim, duke u shtuar këtyre gjërave edhe kritikën e babait të saj për martesën dhe fëmijën e tyre, por, prapëseprapë, nuk po arrinte ta kuptonte se ç’po ndodhte vërtet.

- Po ndahesh nga Gerhardi? - e pyeti. Atë çast, vetëm aty i shkoi mendja, ose së paku, ishte e vetmja gjë që kishte kuptim.

Kristina qeshi me të madhe sikur ta kishte kapur dalldia.

- Unë do ta lija pa u menduar dy herë, - ia ktheu dhe u përpoq të mblidhte veten. - Amelia është e shurdhër.

- Çfarë?!

- A e ke idenë se ç’do të thotë të jesh e shurdhër në Gjermani, në një kohë të tillë?

Rakela tundi kokën, sikur po largonte mjegullën që e kishte rrethuar. Në fakt, donte të thoshte se nuk e dinte, nuk e dinte se Amelia ishte e shurdhër, nuk e dinte se ç’do të thoshte të ishe në gjendjen e saj në Gjermani, e mbi të gjitha, nuk po e kuptonte se çfarë po i kërkonte Kristina në të vërtetë.

- Nuk i dëgjove fare fjalimet në atë mbrëmjen e bukur? Nuk ua vure veshin? - e pyeti Kristina, pastaj u përkul drejt Rakelës dhe shtoi me zë të ulët: - Ata do ta spastrojnë Gjermaninë nga çdo burrë, grua dhe fëmijë me probleme gjenetike. Për të mirën e atdheut, do të shfarosin çdokënd me probleme fizike, mendore apo emocionale. Në këtë rast, e pëson edhe Amelia.

- Nuk po të kuptoj. Ç’do të thuash me fjalët “spastroj” dhe “shfaros”?

Kristina i kapi dorën Rakelës. Në fakt, po ia shtrëngonte më shumë nga ç'duhej.

- Kanë ndër mend t'i vrasin, t'i zhdukin.

Atë çast, Rakelës iu kujtuan fjalët e Gerhardit: "Ajo nuk është emocionalisht... Do të përdorja fjalën... e qëndrueshme." Ajo u përpoq të përqendrohej e të kuptonte se ç'po thoshte Kristina. Ç'donte të thoshte në të vërtetë ajo? Edhe vetëm për faktin se e urrente Gerhardin, ajo dëshironte t'i jepte të drejtë shoqes, por nuk ia tha asaj, vetëm tundi kokën.

- Kristina, kjo nuk mund të jetë e vërtetë. Është absurde.

Sytë e kaltër të Kristinës flakëruan dhe ia shtrëngoi edhe më shumë dorën Rakelës.

- Ata thonë se kështu duhet të mendojë bota.

Sapo kamerieri u afrua, Kristina u tërhoq pas dhe drejtoi trupin, ndërsa Rakela uli dorën poshtë tavolinës dhe fërkoi gishtat që i ishin mpirë nga shtrëngimi i fortë.

- Të porosis diçka për ty? - e pyeti Kristina dhe ndryshoi çehre sa hap e mbyll sytë. - Dy kafe dhe një ëmbëlsirë.

- *Nein*[13], - ia pat Rakela dhe porositi vetë atë që donte, si për të treguar se ishte e pavarur nga Kristina.

Kur kamerieri u largua, Kristina i kërkoi ndjesë në anglisht.

- Më doli nga mendja se ti e flet gjermanishten rrjedhshëm.

- Ama ti e di më mirë, - theksoi Rakela.

- Kjo ishte ndër gjërat e para që këmbënguli më shumë Gerhardi: gjermanishte e përkryer, me theks berlinez, - tha Kristina, nxori një cigare nga çanta dhe e ndezi. - Të paktën kam mësuar një gjuhë, - shtoi, e thithi cigaren fort dhe lëshoi një shtëllungë të madhe. - E di që mund të të duket çmenduri.

- E pamundur. Më duket e pamundur dhe e papranueshme. Më vjen keq që Amelia qenka e shurdhër! Kjo gjë duhet t'ju ketë dëshpëruar të dyve. Gerhardi nuk mund të lejojë që t'i vrasin fëmijën. Që kur ke filluar të pish duhan?

Këtë herë, Kristina e thithi cigaren më gjatë. Pas pak, e thithi përsëri. Me sa dukej, donte të qetësohej disi teksa vështronte përtej parkut.

- E kam lexuar programin me sytë e mi. E kam gjetur në valixhen

---

13 Nga gjermanishtja: jo.

e Gerhardit. Sigurisht që ai nuk e di se unë jam e informuar për çka po ndodh. Ky program quhet T4[14], - tha dhe qeshi hidhur. - E di pse e quajnë kështu? Sepse një ditë po drekonin në anën tjetër të rrugës... - dhe bëri me shenjë pas Rakelës... - dhe thurën planin. Programi për të asgjësuar mijëra persona u konceptua gjatë atij vakti, mes pjatës së parë e të dytë. Si të duket? Mes supës dhe gjuhës së viçit. Ose gjatë ëmbëlsirës. Restoranti ku po drekonin, quhej "Tiergarten 4", - tha, hodhi përtokë cigaren e papërfunduar dhe e shkeli me këpucë.

- Duhet ta kesh keqkuptuar.

- Ta kem keqkuptuar?! - shpërtheu Kristina me zë të lartë. Kur pa se shumë veta kthyen kokat në drejtim të tyre, u mundua të përmbahej e të fliste me zë të ulët. Priti derisa njerëzit në tavolinat ngjitur iu kthyen kafeve e gazetave të tyre dhe pastaj pëshpëriti: - E ke lexuar librin "Lufta ime[15]"? Fyhreri i quan këta njerëz "të papërshtatshëm" dhe "të padenjë për të jetuar". Ata do të jenë barrë për shoqërinë dhe resurset gjermane, sidomos kur kombi të fillojë luftën e kur ushtria gjermane të përmbushë "misionin" e saj për të fituar më shumë "hapësirë jetësore" për popullin.

- Nuk besoj se e kanë seriozisht për sa i përket fillimit të luftës. Do të ketë ndonjë amnisti të minutës së fundit ose do të veprojnë siç ndodhi me Austrinë.

- Mendon se Polonia do të pranojë të aneksohet apo të bashkohet me Gjermaninë? Të hapen kufijtë dhe Hitleri të marshojë drejt pasurive të të tjerëve? - e pyeti dhe u përkul përpara. - Rakela, e di që e ke të vështirë ta kuptosh, por të lutem, hapi sytë dhe shiko se ç'po ndodh përreth!

Rakela nuk po u besonte veshëve. Përpara saj, nuk ishte më ajo Kristina e sjellshme e kokulur, e cila pranonte në heshtje gjithçka që ndodhte.

- Çdo mjek dhe mami është urdhëruar të raportojë autoritetet për çdo fëmijë me probleme gjenetike, duke iu referuar të dhënave të tyre që

---

14 Programi T4, i quajtur gjithashtu Programi T4 i Eutanazisë, ishte një plan nazist për të vrarë të sëmurët e pashërueshëm, personat me aftësi të kufizuara fizike dhe mendore, dhe të moshuarit. Adolf Hitleri filloi zbatimin e këtij programi në vitin 1939 dhe, ndonëse zyrtarisht u ndërpre në vitin 1941, vrasjet vazhduan në fshehtësi deri në disfatën ushtarake të Gjermanisë naziste në vitin 1945.

15 Bëhet fjalë për librin "Lufta ime" ("Mein Kampf"), që është një manifest autobiografik i shkruar nga Adolf Hitleri, në të cilin ai shpjegon ideologjinë politike dhe planet e ardhshme për Gjermaninë.

nga viti 1936. E kam lexuar urdhrin. Nuk e di nëse është vënë në zbatim aktualisht, por jam e sigurt se do të fillojë të zbatohet së shpejti. Ky nuk është njësoj si studimet eugjenike që po bëhen në Amerikë, Angli apo Skoci. Ata do të mbajnë lista dhe të dhëna për të gjitha familjet, për të gjithë brezat. Ndonjëherë, ata rekomandojnë sterilizimin, por, për pjesën më të madhe, kryhen vëzhgime shkencore, - shtoi Kristina. - Si fillim, do të merren me inkurajimin e popullatës. Do të ftojnë prindërit që të çojnë fëmijët në qendra për trajnime dhe trajtime të veçanta, kurime mjekësore që nuk mund të bëhen në shtëpi.

- E po, ndoshta është e vërtetë. Të kujdesesh për fëmijë me aftësi të kufizuara duhet të jetë...

- Dhe pastaj, kur të ketë kaluar pak kohë, do t'i vrasin.

- Kristinë!

- Do t'i fusin në automjete të veçanta dhe kushedi ku do t'i degdisin për t'i helmuar me gaz, ose do të përdorin injeksionet. Foshnjat do t'i lënë të vdesin urie, sepse kështu u kushton më pak. Do t'i mbyllin nëpër dhoma derisa të japin shpirt. Kanë menduar për gjithçka dhe sipas mënyrës së tyre tipike gjermane, kanë parashikuar çdo të papritur.

Rakela bëri pas dhe kapi çantën.

- Nuk mund të të dëgjoj më, Kristinë. Ti je martuar me një burrë që nuk e dashuron, dhe, me sa duket, as ai nuk të dashuron. Më vjen keq për ty. Vërtet Gerhardi është horr dhe nuk e meriton një grua si ti, por, në këtë rast, gabohesh. Ai nuk është përbindësh.

Kristina e shtyu Rakelën të mbështetej në karrigen e saj teksa kamerieri, me vetulla të ngritura, solli porosinë.

- Faleminderit! - i tha Kristina dhe vuri mbi tavolinë dy marka.

Kamerierit i ndritën sytë kur pa paratë. Tundi kokën gjithë respekt dhe u largua. Të dyja gratë filluan të gjerbnin kafenë e zezë e të fortë.

Rakela shtrembëroi fytyrën.

- Nuk e kuptoj se si e pi këtë.

Kristina bëri sikur nuk e dëgjoi.

- Sapo Amelia të largohet, Gerhardi do të gjejë një mënyrë për të më zhdukur mua.

- Oh, Kristinë... - belbëzoi Rakela. Edhe pse i vinte keq për shoqen, nuk mund të duronte më. Ajo ishte vërtet e paqëndrueshme.

- Gerhardi po bën karrierë në radhët e SS-ve. Çdo oficer duhet të

ketë fëmijë të përshtatshëm për Rajhun, fëmijë me racë ariane gjenetikisht të përsosur. Për këtë, duhet të kenë bashkëshorte ariane gjenetikisht të përsosura.

- Por nuk ekziston asnjë provë se problemet me dëgjimin janë të trashëgueshme. Nuk ka pse të mendojë se...

- Ata nuk mendojnë kështu. Ata besojnë se gjëra të tilla nuk do të ndodhnin, nëse nuk do të ishin të trashëgueshme, ndaj duhet të zhdukin çdolloj mundësie për trashëgimin e këtyre të metave.

Rakela heshti. Ajo që po thoshte Kristina, ishte e vërtetë. E kishte dëgjuar nga i ati se ajo gjë i kundërvihej eugjenikës dhe në mbrëmjen ku mori pjesë, ajo tezë u mbrojt disa herë.

- Ata rekomandojnë shterpësinë dhe jo eliminimin. Në këtë rast, nuk ka ligj për të sterilizuar prindërit e fëmijëve me aftësi të kufizuara, - tha Rakela.

- Në Amerikë jo, të paktën tani për tani.

- Po këtu? Po thua se këtu ekziston një ligj i tillë?

- Hitleri i ndryshon ligjet, me qëllim që t'i përshtaten projektit të tij, - ia ktheu Kristina dhe iu afrua përsëri. Uli kokën sikur po këqyrte ëmbëlsirën e saj dhe pëshpëriti: - Nëse nuk e jep urdhrin drejtpërdrejt, e bën nëpërmjet larove të tij, me qëllim që gjithçka të duket sikur është bërë për të mirën e atdheut.

Rakela u lëshua në karrige. "Po sikur gjithë kjo teori për krijimin e një race superiore nordike, të mos jetë thjesht thashethemnajë? Po sikur të mos jetë thjesht fantazi e disa personave që ëndërrojnë syhapur? Çfarë mund të bëjnë ata për të shtuar atë pjesë të popullsisë me cilësi të mira dhe të ulin numrin e popullsisë me probleme gjenetike? Po sikur..."

- Sapo të më heqë qafe, Gerhardi do të ketë të drejtë ligjore për t'u rimartuar... - tha dhe sytë e Kristinës u errësuan, - ...me një më të përshtatshme. Kështu, nuk do të ketë pengesa për të propaganduar racën e pastër e të përmbushë detyrën e tij ndaj atdheut me prostituta, të cilat Rajhu i konsideron si të përshtatshme apo të shëndetshme.

- Jam e sigurt se gabohesh. E gjitha kjo duhet të ketë një shpjegim, - ia ktheu Rakela. Ajo e kishte të vështirë ta gëlltiste atë që po i thoshte shoqja e saj e vjetër; madje nuk po e besonte dot që, në njëfarë mënyrë, ajo vetë po mbronte Gerhardin.

Kristina hoqi shallin gri prej mëndafshi dhe zbuloi të nxirat rreth fytit

dhe poshtë klavikulës. Dukej qartë që ishin shenjat e gishtave të dikujt që kishte ushtruar dhunë.

- Nuk është një varëse me perla, - i tha dhe mbajti lotët. - Të duket si varësja që duhet të ketë një femër që çmohet? - e pyeti dhe mbështolli përsëri shallin rreth qafës.

Rakelës iu mor fryma, ndërsa Kristina i shtrëngoi sërish dorën.

- Të përgjërohem! Merre me vete Amelinë! Merre me vete në Amerikë!

# 6

Rakela u kthye nga ana tjetër. Që kur ishte takuar me Kristinën, nuk kishte fjetur mirë. Mbylli sytë dhe përsëriti me vete për të njëqindtën herë se nuk donte të kishte fëmijë. E ku dinte ajo si rritej një fëmijë? Për më tepër, si mund të komunikonte me një fëmijë të shurdhër? Madje ajo nuk e dinte nëse dëshironte që të martohej ndonjëherë. Pastaj, as që bëhej fjalë që ta linin të largohej nga Gjermania me një fëmijë që nuk ishte i veti. Sidomos kur ishte fëmija i majorit të SS-ve, Gerhard Shlikut.

U ngrit nga shtrati dhe kërkoi me këmbë shapkat. E vetmja gjë që donte, ishte të kthehej në Nju Jork, të fillonte punën e saj të parë të vërtetë, të niste karrierën në emisionin "Teatri i Kempbëllit" dhe të mos e kthente kokën pas. Kishte studiuar katër vjet për të mbërritur deri aty dhe e quante arritje. E pranonte që nuk ishte ndonjë gjë e madhe, por çdo arritje në komunitetin teatral të Nju Jorkut, konsiderohej si një mundësi që nuk duhej humbur.

Donte t'i fshinte nga mendja përçartjet e Kristinës, Gerhardin e shthurur e mburravec dhe akuzat e tmerrshme të Xhejson Jangut. Shpresonte me gjithë zemër që babai i saj të mos ishte përzier në katrahurën morale dhe etike, nga e cila do ta kishte të vështirë të shpëtonte reputacionin dhe shpirtin e tij.

Mirëpo i kishte premtuar Kristinës se do të mendohej për kërkesën e saj, për ta marrë Amelinë në Nju Jork dhe, ç'ishte e vërteta, ishte menduar pothuajse gjatë gjithë javës.

Ndërkohë, i telefonoi shërbimit në dhomë; ishte e kënaqur që, më në fund, pas shumë kohësh, gjermanët pinin kafe të fortë apo çfarëdo që përdornin si zëvendësues për kafen.

Sa mirë që babai nuk ishte aty! Nëse do të ishte në Berlin, ajo mund t'i tregonte se çfarë e shqetësonte dhe të kërkonte mendimin e tij, pavarësisht se kjo mund të ishte e gabuar. Ajo kishte nuhatur se i ati mbante anën e Gerhardit dhe sillej ftohtë me Kristinën. Rakela

ishte skeptike se ai do të gjykonte drejt e në mënyrë të paanshme, gjë që hidhte hije dyshimi mbi motivet e tij. Por kujt mund t'i besonte e t'i rrëfente se ç'kishte dëgjuar?

Ndoshta ai kishte të drejtë. Ndoshta Kristina kishte imagjinatë të zhvilluar. Sidoqoftë, babai i saj do të kthehej pas një jave dhe, hëpërhë, ajo nuk mund të bënte asgjë.

Të vetmet gjëra që mund të bënte, ishte të shkonte në pazar dhe në teatër. Kështu, ato ditë frekuentoi dyqanet më të mira të Berlinit, si edhe teatrot më pak tradicionalë e më shumë eksperimentalë e modernë, vende që i ati nuk do t'i pëlqente, vende që Rajhu nuk i kishte miratuar zyrtarisht, por që kishin sukses të madh e gëlonin nga njerëzit. Një natë, vendosi të shihte "Këngëtarët e talentuar"[16] të Vagnerit, që vihej në skenë në teatrin "Volksoper". Ishte e sigurt se ajo vepër përmbushte pritshmërinë e babait të saj.

Fatkeqësisht, dyqanet e saj të preferuara ishin të mbyllura - në xhamat e dyqaneve të hebrenjve, ishin stampuar yje të verdha me gjashtë cepa dhe në vitrinat e tyre kishte simbole që i ndalonin gjermanët të blinin aty - paçka se ishin të boshatisura dhe nuk kishte mbetur më gjë për t'u shitur. Edhe hebrenjve u ishte ndaluar të blinin në dyqane që nuk ishin të hebrenjve, të hanin në restorante që nuk ishin të hebrenjve, të blinin ushqim nga ambulantët johebrenj dhe kudo të zinte syri mbishkrimin "Juden Verboten[17]".

Rakela mori nga gardëroba një kostum stofi blu me thurje diagonale dhe pyeti veten se ku u lejohej hebrenjve të bënin pazar e të hanin, ndërkohë që kishte mallra mjaftueshëm edhe për ta. Babai i kishte thënë të mos fuste hundët, të mos pyeste për atë çështje e të mos ia shprehte askujt mendimin e saj.

*- Nuk je në Amerikë, - i kishte thënë ai. - Këtu situata është e tensionuar dhe e pasigurt. Nuk duhet të lësh përshtypje të gabuar apo... - dhe kishte buzëqeshur me zor, - ...të krijosh ndonjë incident ndërkombëtar.*

Me sa arrinte të kuptonte Rakela, nuk ndodhej në Gjermani, të paktën jo në atë që mbante mend nga vizitat e fëmijërisë. Në Gjermaninë

---

16 "Këngëtarët e talentuar" (titulli origjinal në gjermanisht: "Die Meistersinger von Nürnberg").

17 Nga gjermanishtja: ndalohen hebrenjtë!

e tanishme, shihte kudo oficerë të Gestapos me fytyra të zymta, oficerë të SS-ve me çizme të zeza, si edhe plot të rinj hitlerianë me këmisha bojëkafe që marshonin rrugëve me hap ushtarak, fytyra të vrazhda dhe pamje kërcënuese. E dinte se i ati nuk bënte shaka; ai po e paralajmëronte, po e urdhëronte dhe Rakelës nuk i pëlqente kur e detyronin të bënte diçka. Ajo thjesht donte të kthehej në shtëpi.



Mëngjesi i së premtes, më 1 shtator, gdhiu i zymtë e me re. Zakonisht, në verë, Rakela flinte deri vonë, por atë ditë, gjumi i doli herët, në orën shtatë, nga transmetimi radiofonik i kancelarit të Rajhut, Adolf Hitlerit. Ai njoftoi se trupat gjermane kishin kaluar kufirin polak në orën katër të mëngjesit, pasi kishin sprapsur një "kundërsulm" të forcave armike.

I hodhi një sy gazetës së mëngjesit që i kishin futur poshtë derës, por aty nuk thuhej asgjë për pushtimin, duke bërë që njoftimet radikale të dukeshin të pavërteta. Ato u ngjanin më shumë dramave radiofonike, sesa realitetit.

Pas një ore, në restorantin e hotelit, nuk i zuri syri asnjë fytyrë të habitur. Klientët hanin qetësisht mëngjes: bukë thekre, copa mishi dhe djathi, ashtu siç kishin bërë çdo ditë, sikur pushtimi i një vendi fqinj të ndodhte çdo ditë. Kamerierët me duar të fuqishme mbushnin filxhanët me pije të nxehta nga ca ibrikë të argjendtë që nxirrnin avull.

Rakela erdhi vërdallë nëpër hotel, thuajse e frikësuar të dilte nga dera kryesore. Si zakonisht, për drekë kishte supë, sallatë, mish dhe perime; kamerierët rrinin në gatishmëri, ndonëse atë ditë kishin një qëndrim pak më të rezervuar. Nga ora tre e pasdites, ndjeu nevojën të dilte nga ai llagëm lepujsh, ku asgjë nuk ishte ashtu siç dukej. Në çast, iu kujtuan fjalët e Kristinës për Programin T4. "Kur kombi të fillojë luftën..."

Babai i saj nuk ishte kthyer ende dhe nuk kishte me kë të bisedonte, nuk kishte askënd që të mund t'i fliste hapur. Megjithatë, nuk mund të rrinte ulur asnjë minutë më shumë. Nuk e mbante vendi.

- Po dal të bëj pazar, - tha me zë të lartë. Fshiu cepat e buzëve me pecetë dhe e la atë mbi tavolinë. Mund të bënte ndonjë gjë tjetër, përveçse të hante strudel me mollë apo të ecte tutje-tëhu në suitën e hotelit.

Pasdite vonë, u fut mes turmës së blerësve dhe zyrtarëve të shushatur, shumica e të cilëve nxitonin për hesap të vet. Në fytyrat e tyre, veçanërisht

te vetullat, lexohej qartë pasiguria. Veç kësaj, dalloi edhe një apati të brendshme... të cilën nuk e kuptonte fort mirë.

Tregtarët e gazetave trumbetonin gjithë emocion lajmin e bujshëm.

- Kundërsulm ndaj Polonisë! Ushtria avancon! Filloi lufta!

Rakela nuk donte ta besonte atë marrëzi. Ajo e dinte se ushtria polake nuk mund të krahasohej me atë gjermane. E kush mund ta besonte se polakët paskëshin sulmuar të parët?! Ajo vetë nuk mund ta hante atë broçkull.

Sakaq, mori rrugën drejt zonës më të madhe tregtare që njihte. Me siguri që i ati do ta kuptonte se duhej të largoheshin sa më parë e të ktheheshin në Amerikë më herët nga ç'e kishin planifikuar. Kështu, të gjitha ato që donte të merrte me vete, duhej t'i blinte atë ditë, sepse, më vonë, nuk do të kishte më kohë për pazar.

Nuk ia kishte marrë mendja se do të ndeshej me një ushtri të vogël njerëzish që shenjonin mure e trotuare.

- Zonjushë, duhet të përgatitemi për ndërprerje të energjisë, - i tha dikush. - Sonte do të jetë nata e parë. Këto vija janë masa paraprake që të na ndihmojnë të orientohemi në errësirë. Fyhreri ynë nuk do ta lejojë kurrë armikun të futet në territorin tonë, - dhe ai që po i fliste, u ngrit duke fërkuar shpinën. - Mund të keni nevojë për maskën e gazit, në qoftë se gjendeni jashtë sonte.

Polonia të bombardonte Berlinin?! Vështirë të imagjinohej. Sidoqoftë, nëse Hitleri nuk i tërhiqte trupat, me siguri që Britania dhe Franca do të përfshiheshin në luftë po atë ditë. Ato kishin nënshkruar një traktat me Poloninë. Rakela shpejtoi hapat, që të kthehej në hotel përpara se të binte muzgu. Nuk kishte me vete as maskë gazi.

Ishte pothuajse ora shtatë kur doli nga dyqani i fundit, e kënaqur me xhaketën e sezonit të ri në ngjyrë kafe të ndezur, të cilën e bleu me një çmim shumë të arsyeshëm. Megjithatë, ndihej si e zënë në faj, ngaqë e kishte mendjen te moda ndërkohë që sapo ishte shpallur lufta dhe në Berlin, flitej për kufizim të ushqimeve. Por lufta ende nuk kishte mbërritur deri aty. Kishte blerë diçka edhe për babanë: një bllok shënimesh që atij i pëlqente shumë dhe që gjendej vetëm në disa kioska të Berlinit. Po mendonte të blinte një kuti me çokollata për udhëtimin e tyre të kthimit, kur nga çdo drejtim, dëgjoi sirena që gjëmonin aq shumë, sa i lëshoi përtokë çantat dhe kutitë, për të bllokuar veshët.

Nën dritat e dobëta, fytyrat e njerëzve dukeshin edhe më të zbehta. Zhurmat e hapave rreth saj u shtuan e u shpejtuan dhe shumë prej njerëzve rendnin në drejtim të strehimeve në rast të ndonjë sulmi ajror. Sapo sirenat pushuan, shumica e kalimtarëve dhe disa dyqanxhinj që kishin dalë me vrap në rrugë për të parë në qiell avionët polakë, e fshehën tensionin që kishte kapluar fytyrat e tyre, e mblodhën veten dhe vazhduan punën, sikur të mos kishte ndodhur asgjë e pazakontë. E tronditur, Rakela hoqi duart nga veshët dhe mori frymë thellë. Atë çast, matanë rrugës, vuri re Xhejson Jangun.

E dinte se ishte skuqur në fytyrë dhe bëri sikur nuk e pa që ai po e përshëndeste me dorë, por u përkul të merrte grumbullin me çanta e kuti. Kutia më e rëndë i rrëshqiti nga dora dhe i ra sërish përtokë, sado që u përpoq ta kapte. Papritmas, Xhejsoni u gjend pranë saj duke stivuar kutitë dhe sistemuar çantat, si dhe duke nxituar për të mbledhur në trotuar disa gjëra që i kishte marrë puhiza e pasdites.

Kur ai rendi në mes të rrugës, mes borive të taksistëve të paduruar dhe të acaruar me atë që u kishte zënë rrugën, ajo thirri:

- Lëri! Lëri!

Por ai u kthye qetë-qetë dhe ecte pa e vrarë shumë mendjen nga boritë. Pasi i rregulloi me kujdes ato që kishte kapur, ia zgjati kutinë Rakelës sikur të ishte një pjatancë e argjendtë.

- Zonjushë Kramer, - tha me një fytyrë serioze, por me sy të qeshur. - Ja ku u takuam përsëri.

Ajo nuk donte t'ia kthente buzëqeshjen. Donte vetëm që ajo ditë e frikshme dhe e pazakontë të mbaronte sa më parë. Nuk ia kishte ngenë veprave të mira apo gazetarëve të pashpirt, që kërkonin të fitonin famë në kurriz të njerëzve të ndershëm. Megjithatë, e sikletosur, sajoi një buzëqeshje, pasi ndihej sërish në borxh me atë njeri.

- Sër Xhejsoni gati për aksion. Me sa duket, të është bërë zakon të shpëtosh vajza në rrezik.

Ai buzëqeshi vesh më vesh, ndërsa ajo e urreu veten që thuajse mbeti pa frymë kur pa shkëlqimin e syve të tij kafe. "Sa i pashëm është! Po pse duhet të mendoj kështu? E ka kuptuar ai? I furishëm? Djaloshar? - Nuk mund t'ia thoshte atij, por mund ta vërtiste në kokë sa të donte. Atë çast, një mendim tjetër e zuri në befasi. - Ai është armiku i babait!" Pastaj nisi të mendonte nëse të atit i nevojitej një armik... ose të paktën dikush që ta

ndërgjegjësonte. Sado të neveritshëm dhe kërcënues të kishin qenë artikujt investigativë të Xhejson Jangut, kishin arritur ta provokonin edhe atë vetë.

Ndoshta Xhejson Jangu dinte më shumë gjëra për Gjermaninë, të cilat ajo nuk i dinte dhe ai mund t'ia shpjegonte. Donte ta pyeste, por si?

- Ah, kjo sirenë e tmerrshme!

- E bëjnë që të frikësojnë njerëzit, që të tregohen vigjilentë. Me siguri që do të thonë se po bënin testime për të parë nëse sirenat punojnë, që t'i aktivizojnë në rast sulmesh ajrore, për të garantuar jetën e popullit, - ia ktheu ai dhe u mundua të ruante seriozitetin, teksa këqyrte qiellin.

Rakela ndjeu se u zbeh nga tronditja.

- Ç'mund të më thuash për Poloninë? Vërtet mendon se ata...

- Ti pret që të thonë ndryshe? - e pyeti ai. I hodhi një vështrim të mistershëm dhe ngriti krahun drejt qiellit. - U bënë disa javë që po përgatiteshin. Do t'i masakrojnë polakët. E nëse ata nuk ngrenë krye, turp t'u vijë. Tani Hitleri... - tha dhe papritmas ndaloi. - Të kërkoj ndjesë, zonjusha Kramer! Ti nuk do që të marrësh vesh se ç'po ndodh, - shtoi, ngriti kapelën në formë përshëndetjeje dhe u bë gati të largohej.

Rakela u përflak e tëra.

- Kjo nuk është e vërtetë, - i tha dhe fjalët e tij i sollën ndër mend fjalët e Kristinës: "Rakela, hapi sytë dhe shiko ç'po ndodh përreth!"

- Ashtu?! - ia pat ai i habitur. - Ç'paska ndryshuar kështu?

"Një milion gjëra: Kristina, Amelia, fjalët për qendrat e vrasjeve dhe helmimin me gaz të fëmijëve, pushtimi i Polonisë në mënyrë krejt të papërgjegjshme. Ç'pasoja do të sjellë ky veprim? Me siguri që aleatët nuk do ta lënë në baltë Poloninë, ashtu siç bënë me Austrinë. Po kështu ndodhi edhe me Çekosllovakinë. Çfarë do të ndodhë nëse Hitleri vazhdon të pushtojë? A nuk do të kushtojë shtrenjtë e gjithë kjo?"

Xhejsoni tundi dorën përpara fytyrës së saj.

- Më në fund, zonjusha Kramer zbriti me këmbë në tokë!

Ajo përpëliti sytë.

- Ku është babai yt? Nuk është kthyer ende nga Skocia? Ca sinjale paralajmëruese rreziku ndezën alarmin në mendjen e Rakelës, gjë që duhej t'i ishte reflektuar edhe në fytyrë.

- Po të pyes, sepse, me gjasë, ata do të mbyllin kufijtë dhe mund të hasni vështirësi për të kaluar. Ka ardhur koha të kthehesh në Amerikë, bashkë me babanë.

- Babai ka shumë të njohur, shkencëtarë gjermanë, oficerë të SS-ve, - tha si për t'u mbrojtur ajo.

Xhejsoni tundi kokën, por ajo dalloi mosmiratim në gjestin e tij.

- Ndoshta do ta ndihmojnë. Për sa i përket largimeve nga vendi, ata po u japin prioritet ushtarakëve.

- Zoti Jang, duhet të të pyes për diçka.

Ai nuk e kishte mendjen tek ajo. Sytë e tij picërronin teksa ndiqnin një furgon të zi përgjatë rrugës; me sa dukej, shoferi po kërkonte një adresë. Furgoni ngadalësoi, pastaj mori kthesën te një qoshe.

- Shko në shtëpi, zonjusha Kramer! Këshilla më e mirë për ty dhe babanë tënd, është që të ktheheni në Amerikë. Largohuni nga Gjermania përpara se situata të përkeqësohet më tej! Dhe kjo do të ndodhë patjetër.

- Kaq mund të më thuash? Unë... ndoshta gjatë darkës mund të...

Por ai e ndërpreu dhe nuk po e shihte në sy.

- Më vjen keq, zonjushë! Nuk dua të tregohem i pasjellshëm, por duhet të largohem.

Befas, Rakelës iu duk sikur i ranë me shpullë.

- Një mision tjetër shpëtues? - Ajo vazhdonte t'i jepte zërit ngjyra sarkazmi, por tani që ajo po i kushtonte vëmendje, ai nuk po ia vinte veshin.

Ngriti kapelën, jo drejt saj, por thjesht sa për të kryer një ritual të zakonshëm, dhe u largua me shpejtësi.

E shastisur, Rakela e ndoqi me sy. Kureshtja po luftonte me indinjatën, ndërsa ai u afrua te kryqëzimi ku ishte kthyer furgoni. Nxitoi matanë rrugës dhe pastaj u zhduk pas qoshes së një ndërtese. Deri më atë ditë, asnjë mashkull nuk e kishte lënë ashtu, në mes të rrugës. Ata i kërkonin gjithmonë numrin e telefonit dhe e kishin për kënaqësi të kalonin kohë me të.

- Mos ta pafsha më surratin, Xhejson Jang! - shfryu ajo e dëshpëruar.

Vari në sup çantat ku futi të gjitha kutitë, dhe, e xhindosur, u kthye në drejtim të kundërt nga iku ai. Edhe pse nuk e piu dot kafen e pasdites, nëse merrte ndonjë tramvaj, mund të kthehej në kohë në hotel për një darkë të lehtë. "Ndoshta i bind të më bëjnë një çaj të mirë e të fortë?" - mendoi. Dhimbja e kokës sa vinte e i shtohej.

Kështu, u kthye te një qoshe për të shkuar te stacioni i tramvajit në fund të bllokut të ndërtesave. Teksa nxitonte, ngriti dorën për të treguar se

do të hipte, por shoferi e shpërfilli. Ajo pa se prej andej zbritën dy njerëz dhe kur dëgjoi zilen e tramvajit, nxitoi edhe më shumë, madje edhe thirri. Ndonëse ishte vetëm dhjetë hapa pas, tramvaji u nis.

Nga nxitimi, filloi t'i therte në ijë, ndërsa në këpucë i kishte hyrë një guralec. Lëshoi çantat në stolin e stacionit dhe shau me vete. Nuk kishte ç'bënte; duhej të priste tramvajin tjetër. "Çfarë maskarenjsh!"

Hoqi guralecin nga këpuca dhe rregulloi getat. Kur u ngrit, pa furgonin e zi të parkuar në mes të rrugës, në anë të bllokut me ndërtesa; ishte furgoni që i kishte marrë mendjen Xhejsonit, ose një i ngjashëm me të.

Xhejson Jangu nuk dukej gjëkundi. Tepër kureshtare, ajo eci përgjatë rrugës, që të shihte më qartë.

Një grup fëmijësh, ndoshta të moshave nga tre deri dhjetë apo njëmbëdhjetë vjeç, ishin rreshtuar në trotuar; i fundit prej tyre po dilte nga dera e një ndërtese dykatëshe me tulla. Një burrë me uniformë të bardhë u printe pas furgonit, ndërsa një grua me fustan të zi i nxiste të ecnin përpara. Tek ata fëmijë, binte në sy diçka e veçantë: kur ecnin, dukeshin të shtangët e të trullosur. Krahët nuk i lëviznin me ritmin e hapave. Edhe kur e bënin, lëvizjet e tyre ishin të tepruara. Një vajzë e gjatë, që mbahej te shpatulla e një fëmije përpara saj, ishte pa dyshim e verbër.

Një djalë shumë i vogël, me fytyrë të rrumbullakët e me ballë të rrafshët, u pengua dhe ra në tokë. Rakela ishte larg dhe nuk mundi t'i dëgjonte fjalët e tij teksa qante me të madhe, por pa se gruaja në fund të rreshtit nxitoi përpara, e ngriti djaloshin në këmbë, e shkundi me forcë dhe e shtyu, duke e futur sërish në rresht. Djaloshi mezi bëri përpara dhe fërkoi krahun që vrau kur u rrëzua. Për një çast, gruaja hodhi sytë në drejtim të Rakelës dhe u panë sy më sy. Me një pamje të zymtë, ajo ktheu kokën shpejt nga ana tjetër.

Rakela e dinte se nuk duhej të ndërhynte në çështjet e Berlinit, por vuri re se gruaja po tregohej më e ashpër nga ç'ishte e nevojshme. Ata duhej të ishin pjesë e ndonjë institucioni.

Në mendje, i regëtinë fjalët e Kristinës: "Ata do ta spastrojnë Gjermaninë nga çdo burrë, grua dhe fëmijë me probleme gjenetike."

- Kjo është e pabesueshme! - pëshpëriti Rakela dhe shqetësimi i Kristinës nuk e linte të qetë. U kthye te çantat e saj në anën tjetër të rrugës, ndërkohë që vazhdonte të shikonte andej dhe mendonte se rreshti i fëmijëve do të shfaqej në anën tjetër të furgonit, por nuk ndodhi ashtu.

Ata sikur firuan në çast. Pas pak, burri me uniformë të bardhë i ra rreth e rrotull furgonit dhe u ngjit në ndenjësen e përparme të pasagjerit. Me t'u futur në makinë, shoferi ndezi motorin dhe mori drejt fundit të rrugës, aty ku ndodhej Rakela, e cila u spraps duke hipur në trotuar.

"Fëmijët duhet të ketë hipur në pjesën e pasme të furgonit. Nuk mund të kenë shkuar gjetkë."

Furgoni lëvizi drejt kryqëzimit, duke e lënë pas Rakelën, ndaloi për pak në trafik dhe pastaj u kthye majtas.

"Nuk mund të shihet gjë nga xhamat e zinj të dritareve. Fëmijët mund të shohin nga brenda, ndërsa unë nuk mund të shoh nga jashtë."

Rakelës po i rrihte zemra me shpejtësi. "Do t'i fusin në automjete të veçanta dhe kushedi ku do t'i degdisin për t'i helmuar me gaz."

- Ka edhe një shpjegim tjetër, - tha pastaj me zë të lartë.

Atë çast, gruaja me fustan të zi po futej në portën e ndërtesës dykatëshe, ndërsa në stacionin buzë trotuarit, ndaloi një tramvaj. Rakela ngriti sytë dhe pa fatorinon. Ai priti që ajo të hipte e t'i zgjaste monedhat për biletën, por ajo u spraps, duke tundur kokën në shenjë mohimi.

Më pas, hoqi nga shpatulla çantat, i vendosi në stol dhe u drejtua për nga ndërtesa përpara se të ndërronte mendje.

Në një tabelë me germa të vogla ngjyrë ari e të bardhë, shkruhej: Instituti "Schmidt-Veiling". Zgjati dorën dhe i ra derës me çokun prej bronzi. Askush nuk e hapi, ndaj i ra përsëri, e kësaj radhe më fort. Priti, por dera nuk po hapej. Meqë nuk i pëlqente ta shpërfillnin, ndonëse ishte e frikësuar nga çfarë mund të ndodhte, vazhdoi t'i binte derës me sa fuqi kishte. Më në fund, ajo u hap dhe në prag u shfaq gruaja me fustan të zi, flakë e kuqe në fytyrë. Nga zemërimi? Frika? Dyshimi? Rakela nuk mund ta deshifronte.

- Fëmijët, - belbëzoi Rakela anglisht dhe vuri re se frika në sytë e gruas u kthye në përbuzje, ndaj ia ktheu gjermanisht. - *Die kinder*[18]... ku shkuan? Çfarë u ndodhi?

Gruaja u orvat të mbyllte portën, por Rakela vuri këmbën te pragu dhe hyri me forcë në korridorin e errët.

- Më trego!

- Kush je ti? Pse të intereson se ku shkuan fëmijët?

---

18 Nga gjermanishtja: fëmijët.

Rakela duhej të improvizonte, ndaj duhej të shfrytëzonte aftësitë teatrale.

- Kushërira ime ka sjellë të bijën këtu. Dua të di se çfarë u ka ndodhur fëmijëve.

Ndërsa Rakela fliste, gruaja u zbeh.

- Ata po flenë. Kanë orarin e gjumit, vetëm kaq. Thuaji kushërirës të telefonojë përpara se të vijë.

- Po ata që hipën në furgon, në furgonin e zi, ku po i çojnë?

Sytë e gruas morën një shkëlqim krejt të panatyrshëm. Hodhi njëherë vështrimin nga dera, pastaj tha:

- Ata... po i marrin... - dhe për një çast, i ngeci fjala në fyt. - ...për trajtim.

- Ç'lloj trajtimi?

- Këto i di doktori. Në varësi të asaj që kanë nevojë. Secili ka problemet e veta, - tha dhe bëri përpara, duke ia bërë me shenjë Rakelës për nga dera. - Tani më falni, zonjushë, por kam punë.

Për pak, Rakela u dorëzua, pasi ishte e pasigurt se ç'po ndodhte në të vërtetë. E dinte se nuk mund të provonte asgjë, por një klithmë pikëlluese që e dëgjoi teksa po dilte, përshkoi korridorin, ndaj ndaloi në vend.

- Kush po qan? Pse po qan?

- Zonjushë, fëmijët qajnë shpesh. Në një institut kaq të madh, këto gjëra janë të zakonshme. Duhet të largoheni tani.

- Nuk më duket zë fëmije.

Befas, gruaja shpërtheu e nervozuar:

- Është zonja Hepfner. Nëse do që ta dish medoemos, djali i saj i vetëm është dërguar në front. Ajo është një gjermane e denjë, por është e shqetësuar, - i tha dhe e shtyu Rakelën drejt derës kryesore. - Tani duhet të ikësh.



Fshehur pas një shkurreje në qoshe të rrugës, Xhejsoni pa Rakelën tek doli nga jetimorja. Ai e dinte mirë se ç'u kishte ndodhur atyre fëmijëve, ishte informuar që më parë, por nuk e dinte se cili ishte roli i Rakela Kramerit në atë histori. Kishte menduar se ajo do të ishte indiferente ose do të vepronte si struci, duke fshehur kokën në rërë, pavarësisht se rreth e rrotull ndodhnin gjëra që preknin shumë njerëz, por jo atë. Nuk ia kishte marrë

kurrë mendja se ajo mund të ishte e lidhur, në njëfarë mënyre, me makthin hitlerian.

Futi aparatin fotografik në xhepin e palltos dhe e ndoqi disa hapa deri te qoshja.

Ajo ecte ngadalë dhe kur u kthye, nga pamja e saj e përhumbur dhe e trazuar, kuptoi se nuk ishte pjesë e atij tmerri dhe ndjeu keqardhje për të.

- Zonjusha Kramer! - i thirri dhe e kapi për krahu. Ajo u largua instinktivisht, hodhi sytë nga duart e tij, pastaj e vështroi në një mënyrë sikur të mos e njihte. Ai iu afrua edhe më pranë. - Rakela, je mirë?

Xhejsoni e uli te stoli i stacionit, mes grumbullit të çantave, disa prej të cilave ia kishin vjedhur dhe disa ia kishin zbrazur. Ajo mori nga trotuari një këmishë bojëkafe, tashmë të grisur.

- Nuk mund t'i besosh kujtdo, - i tha ai dhe po përpiqej ta qetësonte e të kuptonte se çfarë i kishte ndodhur.

Ajo ngriti kokën dhe sytë i kishte me lot.

- Është e vërtetë. Sot nuk i zihet besë njeriu.

- Dëshiron të më tregosh se ç'ndodhi atje? - Ajo u lëshua në mbështetësen e stolit. - Ç'të tha ajo gruaja?

Rakela i nguli sytë përpara e hutuar; ai lloj vështrimi po i bëhej zakon. Xhejsoni mendoi se, edhe nëse do ta tundte dorën përpara fytyrës së saj, ajo mund të mos vërente asgjë.

- Tha se fëmijët i kanë dërguar për trajtim. Secili ka nevojë për një trajtim të veçantë. Këtë e vendos doktori.

- Të tregoi se kur do të kthehen?

Lotët që i rridhnin faqeve, e bënin të dukej e ndjeshme dhe e pambrojtur, si fëmijë. Tundi kokën ngadalë dhe më në fund pëshpëriti:

- Nuk mendoj se do të kthehen më.

"Ajo di diçka, por sa di?" - mendoi ai.

- A është kjo pjesë e kërkimit të babait tënd?

Ajo e vështroi fillimisht vëngër, por pastaj u përqendrua tek ai.

- Çfarë?

- Besoj se e di se ç'po bëjnë në atë furgon, apo jo? Nuk të ka treguar babai?

Ajo u mblodh sa një grusht.

- Ai nuk ka lidhje me kësi gjërash! Ai punon që bota të jetë një vend më i mirë për të jetuar. Ai bën të kundërtën e asaj që mendon ti!

Xhejsoni u përkul drejt saj, me dëshirën për ta mbrojtur e për ta ngushëlluar, ndonëse e dinte se ajo nuk do ta lejonte.

- Zonjusha Kramer, këto praktika të çojnë drejt eugjenikës. Ky ka qenë qëllimi i tyre që në fillim: të spastrojnë botën nga personat me aftësi të kufizuara, nga të moshuarit, njerëzit politikisht të pavlerë dhe nga çdo racë që Hitleri e konsideron të papërshtatshme.

- Jo! - ia preu ajo dhe thuajse shpërtheu në të qara. - Nuk është e njëjta gjë.

Xhejsoni u spraps; ndonëse donte t'i tregonte të vërtetën, ndiente keqardhje për të.

- Nëse mendon se është kështu, të paskan gënjyer. E po nuk u tregove mendjehapur, nuk mund të të ndihmoj, - tha ai dhe nxori një kartë nga xhepi i palltos. - Këtu ke numrin tim. Mund të më telefonosh në çdo orë, ditën apo natën, nëse do që të bisedojmë. Personat që do të kontaktosh, e dinë se ku mund të më gjejnë, - shtoi dhe ngurroi një çast. - Më lejo të të shoqëroj deri në hotel. Sonte do të ndërpritet energjia. Nuk besoj se ke dëshirë të shkosh vetëm në mes të errësirës?

- Jo, faleminderit. Nuk është shumë larg. Shkoj vetë!

- Nuk mendoj se është ide e mirë, zonjusha Kra...

- Të thashë se shkoj vetë!

Ai u ngrit, i prekur nga sjella e saj, i pavendosur. Nuk donte ta linte atje, të trazuar, ndërkohë që po binte nata dhe nga çasti në çast, dritat mund të fikeshin, por ajo dukej aq kryelartë, edhe në atë gjendje të mjerë! Megjithatë, do ta ndiqte e do të sigurohej që të mbërrinte në hotel shëndoshë e mirë, pa hasur ndonjë problem.

E dinte se ajo ishte e tmerruar, ashtu si duhej të ishte e gjithë bota. Nuk kishte mënyrë tjetër për t'i zgjuar e për t'i detyruar të vepronin.

# 7

E diela agoi me diell; ishte një mëngjes i mrekullueshëm fundvere, që përkëdhelej nga puhiza e lehtë. Një ditë e përkryer për të vozitur me varkë në lumin Spreva, për të dalë për piknik ose për shëtitje në shtigjet e errëta të “Tiergartenit”.

Por Rakela, që kur kishte përjetuar makthin e së premtes mbrëma, nuk kishte dalë fare nga hoteli. Nuk i shqitej nga mendja furgoni i mbushur me fëmijë dhe biseda me Xhejson Jangun. Atë natë, teksa kthehej në hotel në errësirë, kishte dëgjuar tek-tuk jehona hapash në trotuar, por nuk kishte parë njeri përqark. Teksa ecte, i kishte zënë veshi psherëtima e pëshpërima të frikësuara dhe atë çast, kishte menduar se duhej të iknin një orë e më parë nga Berlini.

Një arsye tjetër pse nuk kishte dalë nga hoteli, ishte se donte të qëndronte pranë telefonit, në rast se i telefononte i ati. Nga stacionet radiofonike të kontrolluara nga Rajhu dhe nga pastruesja e dhomës, mori vesh çdo lajm të frikshëm, të cilin mezi e gëlltiste.

- E dëgjova herr Hitlerin me veshët e mi sot pasdite, nga altoparlantët në sheshin “Vilhelm”, - i tha pastruesja. - Në orën njëmbëdhjetë, Britania i shpalli luftë Gjermanisë, por Fyhrerit tonë nuk i bëhet vonë. Ai i kritikoi ashpër britanikët luftënxitës dhe hebrenjtë kapitalistë. - Rakelës iu mblodh një lëmsh në stomak. - Ka dalë një ligj i ri. Ndalohet të dëgjosh radiot e huaja. Fyhreri nuk do që ne të shkurajohemi nga propaganda e huaj, ashtu siç ndodhi në luftën e fundit. Shumë gra u shkruan burrave të tyre në front, duke iu treguar se ç’kishin dëgjuar për luftën, kushtet e këqija, racionimin e ushqimit e kështu me radhë. Mua më ka treguar ime më. Ushtarët u ndien të dëshpëruar dhe e braktisën luftën shumë shpejt. Ato mashtrime të hebrenjve bolshevikë, besoj se e dini, shkatërruan moralin e ushtrisë sonë. - Vajza fliste me bindje të plotë ndërkohë që rregullonte krevatin. - Ime më thotë se për këtë arsye u poshtëruam në Versajë. Fyhreri ka deklaruar se ne nuk duhej ta humbnim luftën, por tani, falë tij, jemi më të fuqishëm. Këtë herë, nuk

do të biem në kurthin e gënjeshtrave të armiqve dhe do t'i denoncojmë ata që dëgjojnë stacionet e huaja.

- Ti as që e ke idenë se ç'do të thotë luftë, - u përpoq ta bindte vajzën Rakela.

- Ne nuk duam luftë, por nuk do t'u hapim rrugë atyre që na bien në qafë.

Gratë berlineze qepnin thasë, burrat e djemtë i mbushnin me rërë dhe i vinin ndanë themeleve të shtëpive, me qëllim që të zvogëlonin pasojat e shpërthimeve. Në pika që administroheshin nga qeveria, shpërndaheshin maska gazi, por vetëm për banorët arianë, kurse gratë dhe fëmijët nuk po evakuoheshin.

Rakela nuk donte të besonte mburrjet e Hitlerit se avionët britanikë dhe francezë do ta kishin të pamundur të shkatërronin vijat mbrojtëse të qytetit. Pastaj e vriste ndërgjegjja dhe mendonte nëse duhej të pendohej për ato mendime, nëse do të ishte më mirë të shpresonte për paqe, në vend që t'i shkonte mendja te shpërthimi i Rajshtagut.

Oraret për ndërprerjet e energjisë u shpallën edhe nëpër gazeta, kurse nëpër rrugët e errëta, qarkullimi lehtësohej sadopak vetëm nga trotuaret e lyera me gëlqere.

Pasi binte nata, Rakelës nuk i bëhej më të dilte në Berlin. Madje edhe teatrot që ishin ende hapur, nuk e tërhiqnin më. Ndërkohë, kishte paketuar valixhet dhe sapo i ati të kthehej nga Frankfurti, do të largoheshin për në Amerikë. Që kur kishte parë furgonin, i vetmi person të cilit i kishte telefonuar, ishte Kristina. E kishte marrë të shtunën, për t'i thënë se do të bënte ç'ishte e mundur që ta merrte me vete Amelinë, por kishte ulur menjëherë receptorin, pa thënë asnjë fjalë, sepse ishte përgjigjur Gerhardi.

"Nëse Gerhardi qenka në Berlin, pse nuk është kthyer babai?"

Gjatë gjithë mëngjesit dhe pasdites të së dielës, Rakela ishte vërtitur nëpër suitë; nuk e mbante vendi. Përsëriste me vete pyetjet që do t'i bënte babait apo çfarë mund t'i thoshte për të mbrojtur Kristinën dhe Amelinë. Ndoshta ai nuk ishte pjesë e asaj marrëzie dhe do të dinte se si të vepronte. Kështu, do të niseshin menjëherë, para se të ishte shumë vonë.

Kur më në fund babai i saj u kthye, ishte thuajse ora e darkës dhe ajo ishte shqetësuar tej mase. Nuk ishte veshur për të zbritur e për të darkuar e nuk i bëhej as të shkonte në teatër. Ai u ankua se ishte shumë i lodhur nga udhëtimi dhe i kërkoi të hanin diçka në dhomën e ndenjjes.

- Nuk e kam problem fare, më mirë të hamë këtu, - i tha Rakela e u mundua të fshihte emocionet, por e dinte se nuk do ta kishte të lehtë të përmbahej. - Duhet të bisedojmë për kthimin në shtëpi. Duhet të nisemi sa më parë që të jetë e mundur.

Pasi e porositën darkën nëpërmjet telefonit, ai u lëshua në divan.

- E dashur, nuk mund ta imagjinosh trysninë e këtij udhëtimi. Megjithatë, lufta ishte e parashikueshme... E dija se ishe e sigurt këtu në Berlin dhe duke më pritur. Të paktën... - tha dhe mezi u gëlltit, - ...ti ishe mirë.

- Mos je gjë sëmurë?

Ai tundi dorën në shenjë mohimi.

- Jo, vetëm se... aq shumë vendime, përgatitje për konferencën e Edinburgut dhe në fund, një zhgënjim i madh. Bashkëpunim minimal ndërmjet shteteve dhe ideologjive. Tension ndërmjet monarkëve... - shtoi dhe mbylli sytë. - Të gjithë dëshirojnë të njëjtën gjë nga pikëpamja eugjenike, por nuk pranojnë të bashkëpunojnë me Gjermaninë, pasi druhen se ç'do të mendojë bota. Ata nuk e kuptojnë thelbin e çështjes. Ne ndodhemi në buzë të greminës... - tha dhe bëri një gjest sikur donte të shfryhej. - Me siguri që do të plasë lufta. Franca dhe Britania nuk mund të maten me Gjermaninë, por do ta kuptojnë së shpejti, ashtu si ndodhi me Poloninë.

Rakela nuk po u besonte veshëve.

- Baba, duhet të them se edhe unë e mendoj si ato shtete që të paskan kundërshtuar. Nuk po të kuptoj fare.

Ai po fërkonte pjesën e ballit mes syve.

- Çfarë po thua? Si nuk më kupton?

Ajo u ul në kolltukun përballë tij dhe u përkul përpara.

- Të premten, atë ditë që Fyhreri i shpalli luftë Polonisë...

- Ishte një kundërsulm, - ndërhyri ai.

Rakela i shpërfilli fjalët e tij.

- Atë ditë, pra, pashë diçka që më trazoi thellë, diçka që shpresoj shumë të mos jetë e vërtetë.

Ai shqeu sytë.

- Çfarë ke parë?

- Isha në qytet për të bërë pazar. Ndërsa po prisja tramvajin, pashë një furgon me xhama të zinj që kishte ndaluar përpara një qendre për fëmijë me aftësi të kufizuara.

- Ndoshta i kanë nxjerrë shëtitje.

- Nuk thashë se ku shkuan. Ç'të shtyn të mendosh se i kanë dërguar gjëkundi?

Ai tundi përsëri dorën në shenjë mohimi. Ajo pa se shpatullat e tij u tendosën.

- Është thjesht një supozim. Ti the se ke parë një furgon.

- Në fakt...

Befas, një trokitje në derë e trembi Rakelën.

- Hyni! - thirri doktor Krameri, me sa duket, i çliruar dhe i gjallëruar nga prania e kamerierit që po shtynte karrocën me darkën që kishin porositur.

Nuk kishin filluar ende të hanin kur Rakela u përpoq sërish të shpjegohej.

- Ke të drejtë, baba. Fëmijët i futën në një furgon, por nuk mendoj se do t'i nxirrnin shëtitje. Një grua që punonte aty, më tha se po i dërgonin për trajtim. Ç'lloj trajtimi mund të marrin një grup i madh fëmijësh me aftësi të ndryshme të kufizuara?

- E ku ta dish? Vetëm një doktor mund të japë përgjigje për këtë.

Por ajo këmbënguli në të sajën.

- Gjatë mbrëmjes ku morëm pjesë, dëgjova herr Himlerin që fliste për personat që do t'i bëheshin barrë shoqërisë gjermane në rast lufte. Sipas tij, këta persona që Rajhu po i mban me vështirësi edhe në kohë paqeje, janë të panevojshëm gjatë luftës. Ku e kishte fjalën?

Dukej sikur ajo bisedë po e bezdiste babanë e saj.

- Nga ta di unë se ç'kishte në mendje ai? Rakela, shqetësohesh kot për disa gjëra, të cilat i keqkupton.

- Kjo është natyra e eugjenikës, apo jo? Të pastrohet e mira nga e keqja?

- Po, sigurisht, por ti nuk duhet të shqetësohesh për këto gjëra. Ti je një krijesë e përsosur, - ia ktheu dhe i shkeli syrin, sikur të kishte thënë ndonjë batutë.

- Si? Si do ta bëjnë këtë?

- Këto janë punët e brendshme të Gjermanisë. Ashtu siç ka edhe Amerika punët e saj. Shkëmbejmë ide në lidhje me kërkimet, përfitojmë reciprokisht nga rezultatet shkencore, por vendet nuk i diktojnë njëri-tjetrit politikat shëndetësore.

- Kam dëgjuar se...

- Thashetheme? Mos u beso atyre që thuhen lart e poshtë. Ti je vajzë e zgjuar, nuk ke pse merresh me gjëra të tilla. Duhet theksuar se Gjermania është në luftë dhe të gjitha burimet e mundshme i nevojiten për ushtrinë. Do të jemi me fat, nëse herr Hitleri vazhdon të ofrojë fonde për punën shkencore të doktor Vershuerit. - Rakela u përpoq të fliste sërish, por i ati e ndërpreu. - Ne i jemi borxhlinj Gjermanisë dhe doktor Vershuerit. A e kupton se sa e rëndësishme është të zhduken sëmundje si tuberkulozi apo poliomieliti?

- Jo duke sakrifikuar jetë njerëzish. Kjo është e pajustifikueshme...

- Ndonjëherë, janë të domosdoshme sakrifica të jashtëzakonshme për të realizuar një të mirë të madhe për njerëzimin. Të gjithë duhet të kontribuojmë.

Rakela u zhgënjye aq shumë, sa nuk po reagonte dot.

- Baba, - iu drejtua ajo me seriozitet.

- Ti je më se e aftë të japësh një kontribut me vlerë: ke gjak të pastër dhe origjinë të përkryer; je e shëndetshme dhe inteligjente.

- Çfarë po thua?

Ai i kapi dorën me dashamirësi.

- Ti ke gjak arian, gjakun që dëshiron gjithë Gjermania, gjithë bota. Duke zgjedhur dikë të ngjashëm apo të përshtatshëm dhe duke siguruar vazhdimësinë e prejardhjes tënde të pastër, ti kontribuon në forcimin e racës njerëzore. Ky është qëllimi përfundimtar dhe madhor i gjithë punës sonë.

- Unë nuk jam një projekt, baba. Veç kësaj, nuk kam "askënd të ngjashëm apo të përshtatshëm" dhe, hëpërhë, nuk dua as të martohem. Të lutem, mos u mundo të ndryshosh temën e bisedës!

Fytyra e tij, që pak më parë rrezatonte një gjallëri të shtirur, befas u ngrys.

- Do të ishte më mirë të zgjidhje dikë që e njeh, - i tha i ati dhe e vështroi ngultas, derisa ajo, paksa e çoroditur, hoqi sytë prej tij. - Jam i lodhur, Rakela. Po të uroj natën e mirë, por duhet të mendosh për ato që të thashë, - tha, u ngrit dhe ndaloi te pragu i derës, e pa e kthyer kokën pas, shtoi: - Nesër mbrëma do të takohemi me Gerhardin dhe të shoqen. Do ta shohësh vetë gjendjen e saj.

- Kristina, emri i saj është Kristina, - këmbënguli Rakela. "Unë jam rritur me të. Ajo kalonte pothuajse çdo fundjavë në shtëpinë tonë!"

Ai nuk u përgjigj, por u dëgjua vetëm zhurma e derës që u mbyll pas tij.

Rakela vuri duart në kokë. "Çfarë po i ndodh? Ç'janë këto dokrra që këput? Ç'u ka ndodhur atyre fëmijëve? Ç'do t'i ndodhë Amelisë?"

Pas një ore, koncerti radiofonik që po transmetohej, u ndërpre nga një fjalim tjetër i Fyhrerit; edhe një herë, foli me tone të ashpra kundër Polonisë dhe theksoi rëndësinë e hapësirës jetësore për popullin gjerman.

Rakela tundi kokën me mosbesim dhe ndërroi stacionin e radios për t'u qetësuar disi. "E bën situatën të duket dramatike, si në romanin 'Lufta e botëve'[19]. Nuk është çudi që në Amerikë ishin tmerruar të gjithë nga ai transmetim radiofonik. Pushtuesit marsianë i ngjanin Hitlerit, i cili tani kërkon të marrë në kontroll botën. Ah, sikur edhe herr Hitleri të ishte pjellë e imagjinatës"!

---

19 "Lufta e botëve" ("The War of the Worlds") është një roman fantastiko-shkencor i autorit anglez *H. G. Wells*.

# 8

Krejt i pashpresë, famullitari Bauer ndiqte zonjën Fenstermaher rreth e qark klasës. Ajo nuk donte të ulej, nuk e mbante vendi dhe, me sa dukej, nuk i bënin duart as të paketonte gjërat e veta.

- Djaj! Ja çfarë janë! Djaj! Po të them, unë e mbyll këtu! Nuk vazhdoj më, - shfryu ajo dhe futi fletët me pentagrame në dosje. - Duhet të gjesh dikë tjetër.

- Zonja Fenstermaher, po ata janë thjesht fëmijë, ndoshta paksa të lodhshëm, por shumë prej baballarëve të tyre janë rekrutuar në ushtri. Këta fëmijë kanë nevojë për ngrohtësi, - i tha famullitari dhe i tërhoqi çantën butësisht nga krahu.

- Kanë nevojë për ngrohtësi? Kjo është fjalia më absurde që kam dëgjuar ndonjëherë! - shpërtheu ajo. - Në fshat, kemi shumë fëmijë dhe atyre mund t'ua mbledh duke u thënë se, nëse nuk sillen mirë, nuk do të interpretojnë te drama "Pasioni i Krishtit". Por këta fëmijë refugjatë janë të pashpresë dhe nuk kanë pikë respekti për mua.

- Ndoshta, në këto kohë të vështira, duhet të tregohemi më tolerantë. Ata janë vërtet fëmijë të mirë.

Ajo shtyu tej çantën.

- Nuk do ta bindni dot kurrë at Oberlangerin, as kryetarin e komunës e as vetë banorët që të lejojnë që një fëmijë, i cili nuk ka lindur në këtë fshat, të interpretojë në "Pasionin e Krishtit"; ky është sakrilegj. Kjo nuk është çështje kalimtare, por një privilegj dhe një e drejtë e merituar e fëmijëve të lindur në këtë fshat, - shtoi ajo dhe psherëtiu rëndë qëllimisht. - Pavarësisht kësaj, nuk e kuptoj se si mund të jenë fëmijë të mirë ata huliganë qurravecë! Syzet tuaja bojë trëndafili kanë nevojë të pastrohen, kurse nervat e mi kanë nevojë për disa gota shnaps[20].

- Zonja Fenstermaher, do t'ju blej një shishe, nëse do të qëndroni

---

20 Pije alkoolike.

deri për Krishtlindje, - iu lut ai. - Do t'ju blej shishen më të mirë dhe më të madhe në Oberamergau. Jo, në të gjithë Bavarinë.

Papritmas, ajo ndaloi dhe e vështroi me keqardhje. Vari shpatullat dhe vuri dorën mbi krahun e tij.

- Famullitar, po tregoheni zemërbardhë që premtoni të më blini gjëra të shtrenjta, ndërkohë që jeni shumë i varfër. Nuk ia dilni dot të më mbani me shnaps për një javë e jo më deri për Krishtlindje. Për më tepër, nuk mund të qëndroj mes atyre qenieve të egra. Hapini sytë dhe shikojeni realitetin. Nëse Fyhreri nuk e zgjidh punën e luftës dhe nuk tërheq trupat tona, atëherë...

- Çfarë të bëjmë? - e pyeti prifti i ri dhe u ul në një bankë pranë tij. - Drejtuesi i korit është dërguar për trajnim. Një e treta e aktorëve që marrin pjesë te "Pasioni i Krishtit", janë në shërbim ushtarak ose në gatishmëri; mund t'i thërrasin në luftë nga çasti në çast. Drejtori i shkollës ka ikur. Kemi nevojë për dikë që mund t'i kontrollojë këta fëmijë, dikë që mund të dirigjojë e të këndojë, për të mos folur pastaj për aktivitetet jashtëshkollore.

- Është e pamundur që shfaqja të realizohet, pasi nevojiten të paktën tre zëra të fuqishëm, - tha ajo dhe ndaloi për një çast e hodhi sytë tutje. - Ndoshta ka ardhur koha që ta anulojmë, megjithëse e kuptoj se sa të vështirë e keni. E marr me mend sa e rëndë është edhe për fshatin. Ne punojmë me mish e me shpirt për këtë shfaqje që jepet një herë në dhjetë vjet[21].

- Ata do të më varin dhe nuk mund t'i bëj me faj. Të anulohet shfaqja?! - ofshau ai. - Kurrën e kurrës! Pa "Pasionin e Krishtit", jeta në Oberamergau *nuk ka kuptim*!

- E po, nuk jam shumë e sigurt se do të kemi mbështetjen e duhur, nëse "Jezusi dhe dishepujt e tij" shkojnë në luftë, dhe Britania me Francën na sulmojnë. Për të mos harruar se nuk do të na dalë benzina për udhëtimet e shumta. Njerëzit po e humbasin durimin. Nuk kanë më nerva. Kjo situatë po u sjell ndër mend kujtime të luftës së fundit, ndonëse me Poloninë sapo e kemi nisur. Në qoftë se vazhdojmë kështu, nuk do të ketë aspak rëndësi nëse Fyhreri mendon se "Pasioni i Krishtit"

---

21 Drama interpretohet një herë në dhjetë vjet, përgjatë pesë muajve të vitit të parë të çdo dekade.

është shembulli më i mirë kundër çifutërisë në Gjermani dhe duhet të zgjasë përgjithmonë[22].

Famullitari Bauer ofshau përsëri. Ai e adhuronte dramën "Pasioni i Krishtit" dhe përkrahte misionin e komunës për ta prezantuar atë një herë në dhjetë vjet, por e urrente antisemitizmin që përçonte skenari dhe mënyrën se si i paraqiste hebrenjtë, si djaj, gjë që, për shekuj me radhë, i kishte shtyrë të krishterët të kryenin masakra e të zhduknin "vrasësit e Krishtit".

Zonja Fenstermaher futi dosjet me pjesë muzikore në një raft librash përballë derës dhe mori çantën e saj.

- E po, besoj se ju duhet të dini nja dy gjëra rreth mrekullive dhe do t'ju sugjeroja të bënit ndonjë të tillë.

- Mos bëni sakrilegj, zonja Fenstermaher, - e qortoi ai butësisht.

- Aspak, at, - tha ajo dhe bëri shenjën e kryqit. - Ju vetë më keni thënë se Zoti e ka kthyer ujin në verë.

- Verë mund të gjej, por jo një drejtuese për korin e fëmijëve, - ia ktheu ai dhe psherëtiu. - Ju lutem, zonja Fenstermaher, qëndroni të paktën derisa të gjejmë një zëvendësuese...

- Duhet të më kuptoni. Po ju them se kështu si janë punët, nuk mund të gjeni një drejtues të mirë katolik, që t'i përballojë ata. Është e vështirë të punohet me këta fëmijë refugjatë, ndaj shfaqja nuk mund të përgatitet deri në Krishtlindje. Ju nevojitet një agjent i Gestapos për këtë punë. Ata të shtrojnë në dru. Mund të kërkoni edhe ndihmën e evangjelistëve. Jam e sigurt se dëshirojnë të përfshihen në përgatitjet e pjesës teatrale. Ndoshta ka ardhur koha t'i trajnojmë.

Befas, në oborr, u dëgjua një britmë. Famullitari Bauer e kishte për detyrë të kontrollonte ç'kishte ndodhur, por nuk donte ta ndërpriste bisedën.

- Më dëgjoni...

---

22 Në vitin 1633, banorët e Oberamergaut, Bavari, u zotuan se, nëse Perëndia i shpëtonte nga murtaja bubonike, që po rrënonte vendin, ata do të interpretonin përgjithmonë një dramë ku do të tregohej jeta dhe vdekja e Jezusit. Numri i vdekjeve të të rriturve u rrit nga një për një mijë banorë në vit në tetor të vitit 1632, në njëzet për një mijë banorë vetëm në muajin mars të 1633. Numri i vdekjeve u ul në një person për një mijë banorë në korrik të vitit 1633. Fshatarët besuan se Zoti i kishte shpëtuar. Ata e mbajtën fjalën, pasi drama vazhdon të interpretohet që prej vitit 1634, kur u interpretua për herë të parë.

Mirëpo zonja Fenstermaher e ndërpreu me një të lëvizur të dorës.

- Duhet dikush që merr vesh nga muzika dhe, në të njëjtën kohë, të jetë në gjendje të mbajë rregull. Kështu ndodh kur gjërat bëhen shkel e shko. Këta kopukët që kanë lindur dhe janë rritur këtu, i dinë pjesët e tyre dhe nuk janë problematikë, nëse u rri mbi kokë, por këta refugjatët nuk hanë pykë, prandaj e kam të pamundur të vazhdoj.

- Por... - ia nisi famullitari, por edhe vetë nuk po e dëgjonte zërin e tij, nga zhurma që vinte nga korridori.

- Famullitar, po ju jap një këshillë. Punësoni dikë që t'u japë dajak këtyre fëmijëve. Nuk ka problem nëse ai person nuk merr vesh nga muzika. Të paktën t'i disiplinojë!

Trokitja e papritur në derë dhe e qara e një fëmije ia prenë hovin famullitarit.

- Çfarë ka? - bërtiti ai i acaruar.

U hap dera dhe në prag u shfaq Lea Hartmani, e xhindosur, e cila kishte kapur për veshi Henrik Helpmanin.

- Më falni që po ju shqetësoj, famullitar, por Henriku ka vjedhur përsëri statujëzën e Krishtit që ka gdhendur im shoq. Jam e detyruar t'ju them se duhet të merrni masa.

Famullitari nuk e dëgjoi pjesën e fundit të fjalisë së zonjës Hartman, sespe e kishte mendjen te vetullat e ngritura të zonjës Fenstermaher dhe te domethënia e mrekullive.

# 9

Edhe pse për të ishte një situatë tejet e sikletshme, Rakela vendosi të darkonte me Gerhardin dhe Kristinën. Gerhardi ishte mishërimi i njeriut të përsosur gjerman plot arrogancë, ndërsa Kristina mishërim i njeriut të tmerruar, të stresuar, një leckë me të cilën Gerhardi fshinte këpucët. Mirësjellja e tij e shtirur teksa tërhoqi karriget për femrat dhe porositi ushqim për të shoqen, nxori në pah më shumë kontrollin që kishte mbi Kristinën, sesa natyrën e tij si burrë fisnik, si donte të dukej.

Sa herë që Rakela përpiqej të përfshinte Kristinën në bisedë, Gerhardi përgjigjej në vend të saj, e korrigjonte sapo ajo hapte gojën ose përqeshte fjalët e saj. "Ajo është e frikësuar, ashtu siç ishte në festë," - mendoi Rakela.

- Më tregoni diçka për vajzën tuaj, - u tha Rakela. Gerhardi u mundua të buzëqeshte, por kishte një shikim të akullt, kurse Kristina dukej si e paralizuar. - Ajo duhet të jetë katër vjeçe tani, apo jo?

- Amelia është me zhvillim të vonuar, - u përgjigj Gerhardi dhe, me një shikim akuzues, hodhi sytë nga e shoqja. - Si i thoni ju në anglisht, e metë, e mangët?

Kristina i dha pak trupit përpara dhe si një luaneshë e gatshme për të mbrojtur këlyshin e saj, tha:

- Amelia ka probleme me dëgjimin; kjo është e gjitha. Është një vajzë e mrekullueshme dhe të bën për të qeshur. - Sytë e saj kërkonin mbështetjen dhe besimin e Rakelës.

- Pse, flet? - pyeti doktor Krameri.

- Pëshpërit, që është diçka e mirë për atë moshë, - tha Kristina me entuziazëm.

- Hungërin si majmun, - ndërhyri Gerhardi. - Kristina e ka bindur veten se fëmija është thuajse normale.

- Sigurisht që ajo është norm...

- Mjaft! - thirri Gerhardi dhe ia fjalën në mes së shoqes. - Do ta dërgojmë për trajtim, - shtoi më pas. Ai fliste sikur largimi i së bijës të ishte vendosur prej kohësh. - Siç e dini, doktor Kramer, kohët e fundit, janë

bërë shumë kërkime për çështje të tilla. Ajo do të marrë kujdesin e duhur sipas metodave të fundit dhe nuk do ta lodhë më Kristinën, e cila nuk ka më fuqi.

- Ajo nuk më lodh, - u hodh Kristina dhe mori guximin të fliste hapur, pavarësisht se rrathët e errët poshtë syve, binin në kundërshtim me fjalët e saj. - Unë e dua time bijë dhe ajo ka nevojë për dashurinë tonë, - shtoi. Me sa dukej, kishte marrë zemër nga prania e Rakelës. - Nuk mund ta përfytyroj jetën pa të. Nuk dua që ta largojmë nga shtëpia, - tha ajo.

Sakaq, Gerhardi e detyroi të heshtte, duke i shtrënguar dorën.

- Ti je aq e sfilitur, sa nuk e kupton më se çfarë duhet bërë. Do ta shohësh se kjo do të jetë në të mirë të të gjithëve, - i tha duke buzëqeshur, por Rakela pa se vazhdonte t'ia shtrëngonte me forcë dorën së shoqes, derisa asaj iu mbushën sytë me lot.

Doktor Krameri nuk po përfshihej sa duhej në bisedë, sikur situata e krijuar të ishte një skenar ku ai nuk kishte asnjë rol. "Po atëherë, përse u takuam?" - mendoi Rakela.

- Zonjusha Kramer, si thua sikur të të tregoja ndryshimet që Fyhreri i ka bërë qytetit tonë të bukur? Ndoshta mund ta fillojmë që nesër pasdite, me një shëtitje në "Tiergarten", kur moti është më i freskët.

- Nuk vij dot, pasi nuk dua të kthehem në errësirë kur të ndërpritet energjia, - ia ktheu Rakela. - Habitem që je ende në Berlin. Në fakt, duhej të ishe në Poloni, majori Shlik. Më duket se gjysma e berlinezëve janë rekrutuar në ushtri.

- Fyhreri ynë ka nevojë për mjete të ndryshme mbështetëse dhe, siç mund të kesh dëgjuar, ne po ia dalim mbanë më së miri në Poloni. Së shpejti, do të shtiem në dorë Krakovin dhe brenda javës, do të pushtojmë Varshavën. Hëpërhë, unë përmbush misionin tim këtu në Berlin, - tha ai dhe ngriti gotën në drejtim të saj.

Kur erdhi kafeja, Rakela ishte bezdisur shumë nga përpjekjet e vazhdueshme të Gerhardit për të dalë me të.

- Këto shëtitje të bëjnë mirë, Rakela, - e inkurajoi babai.

Në fund, ajo nuk duroi më dhe shpërtheu:

- Baba, ti e di mirë se nuk ka kuptim që të dal me major Shlikun pa gruan e tij, - pastaj hodhi sytë nga Kristina. - Unë vij vetëm nëse vjen edhe ti me Amelinë. U bë kohë që nuk jemi takuar. Pastaj, dua të takoj edhe vajzën. Duhet të jetë e mrekullueshme!

Gerhardi qeshi.

- Ju amerikanët më habisni me kushtet që vendosni. Sigurisht që mund të vijnë edhe Kristina me Amelinë, nëse kjo të lehtëson sadopak. Ndonjëherë, më del nga mendja që ju të dyja jeni rritur bashkë, - tha ai dhe pa Rakelën plot admirim. - Por jeni shumë të ndryshme.

Rakela buzëqeshi për mirësjellje, por nuk i shpëtoi dhimbja dhe frika në sytë e Kristinës. Ajo e dinte mirë se Kristina dhe Amelia nuk do të vinin për shëtitje dhe se nuk do të kishte mundësi të fliste më me mikeshën e saj, qoftë vetëm për vetëm apo në shoqërinë e të tjerëve, prandaj i ra qëllimisht me bërryl një gote me verë të kuqe që t'i binte mbi fustan.

- Rakela! - thirri i ati i saj dhe u përpoq të kapte gotën, ndërsa vera u përhap mbi mbulesën e tavolinës. Ndërkaq, Gerhardi thirri një prej kamerierëve të veshur me të bardha.

- Fustani im më i mirë! - bëri sikur gulçoi e tmerruar Rakela dhe u ngrit vrik, duke hedhur në dysheme pjatën me gjithë lugë e pirun.

- Rakela, qetësohu! - bërtiti babai i saj, por vendi tanimë ishte bërë rrëmujë.

Kristina kapi pecetën e saj, e nisi të fshinte fustanin e Rakelës, ndërsa doktor Krameri bëri pas; ai acarohej sa herë që bëhej rrëmujë.

Gerhardi ulëriti duke urdhëruar stafin t'i vinte në ndihmë Rakelës, sikur ta kishin ata fajin.

- Kristina, eja me mua! Më ndihmo t'i pastrojmë këto njolla, - i tha Rakela dhe tërhoqi shoqen drejt ca shkallëve që të nxirrnin në korridor.

- Po i them një kameriereje të vijë, - ndërhyri Gerhardi.

- Nuk dua që një e panjohur të më shohë të zhveshur, Gerhard! Mund të më ndihmojë Kristina, - ia ktheu ajo e indinjuar. Duke e parë në atë gjendje, ai heshti, ndërkohë që Kristina shkoi pas saj.

Sapo u futën në tualet, Kristina u drejtua për te lavamani, por Rakela e kapi nga dora dhe të dyja u ulën në divan.

- Nuk kemi shumë kohë dhe ndoshta nuk do të na krijohet mundësi tjetër për të biseduar. Më vjen keq që nuk të besova në fillim, Kristinë! Më vjen shumë keq! Nuk dija asgjë për ligjin e këtushëm apo për gjendjen e vajzës sate... - mezi arriti të thoshte Rakela. - Dua të të ndihmoj, të shpëtoj Amelinë, por nuk e di se ç'duhet të bëj. Nuk e di se si mund ta nxjerr nga Gjermania.

Kristina tundi kokën.

- Gerhardi më ka dhënë ultimatum: duhet ta çoj Amelinë në një qendër në Bradensburg përpara ditës së shtunë, përpara se ai të kthehet nga Frankfurti, përndryshe do ta çojë vetë. Nuk di ç'të bëj, nuk di se si ta ndaloj, - tha dhe sytë iu mbushën përsëri me lot. - Ai nuk do ta lejojë kurrë të jetojë me një familje tjetër e as të dalë jashtë vendit. Thotë se Amelia duhet dërguar sa më parë në këtë qendër, pasi nuk do që ca "detaje të paqarta" të vënë në dyshim gjakun e tij të pastër.

- Nuk njeh ndonjë që mund ta marrë? Ta fshehë?

Ca lot dëshpërimi shpërthyen nga sytë e Kristinës.

- Asnjë. Unë e di se do ta zhdukë. Nuk kam mundësi ta fsheh për shumë kohë. Të gjithë njerëzit janë të tmerruar. Fqinjët kallëzojnë njëri-tjetrin. Në Rininë Hitleriane[23], fëmijët denoncojnë kushërinjtë, prindërit dhe mësuesit e tyre, - tha dhe mbuloi fytyrën me duar. - E gjora Ameli!

"Gjermanët nuk mund të jenë kaq mizorë. Ata thjesht nuk e dinë, ndaj e lejojnë diçka të tillë!" Por ata nuk ishin të vetmit të verbër dhe Rakela ishte e sigurt për këtë. Ajo nuk ishte ndier kurrë më parë aq e pashpresë, aq e pafuqishme e në një situatë pa mundësi zgjedhjeje. Nga dëshpërimi, kaloi gishtat nëpër flokë.

Po çfarë i kishte thënë Xhejson Jangu? "Po nuk u tregove mendjehapur, nuk mund të të ndihmoj..."

"E po, tani i kam hapur sytë, zoti Jang. Më trego se si mund të më ndihmosh, jam tërë sy e veshë."

- Nuk duhet të heqësh dorë, Kristinë! Thuaji Gerhardit të mos shqetësohet, se do ta çosh Amelinë në atë qendër përpara së shtunës dhe se do që t'i kalosh me të ditët të fundit.

- Mos je çmendur? Nuk mund ta bëj këtë!

- Njoh dikë që ndoshta është aq i çmendur sa mund të na ndihmojë. Më jep adresën e qendrës!



Kur u kthyen në hotel, babai i Rakelës nuk ishte në humor të mirë e nuk donte të fliste.

- Na turpërove të dyve. Nuk e dija se je kaq e patakt. Dukej sikur po përpiqeshe të më poshtëroje.

---

23 Organizatë rinore në Partinë Naziste.

- Vetëm se theva një gotë? Baba, është njollosur fustani im e jo reputacioni yt. Pastaj, vetëm me Gerhardin dhe Kristinën ishim, pse e bën kaq të madhe?

- E bëj që ç'ke me të! - foli ai prerazi, duke shkundur cigaren në tavllën prej argjendi dhe e ngjeshi cigaren aq fort, sa u thye më dysh.

Atë çast, Rakelës i erdhi keq për të, por nuk po përmbahej më. Bëhej fjalë për jetën e Amelisë.

- Baba, dua që Amelia të vijë me ne në Amerikë.

- Çfarë?

- Amelia, - insistoi ajo qetësisht. - E dëgjove se ç'thoshte Gerhardi? Gjermania e sotme nuk është vend për të shurdhrit. Ne mund ta ndihmojmë. Ajo mund të marrë trajtimin e nevojshëm në Nju Jork. Atje ka shkollë për fëmijët që kanë probleme me dëgjimin.

- Rakela, mos i fut hundët në punët e të tjerëve! Nuk të takon ty të merresh me këtë çështje!

- Po të kërkoj vetëm të bindësh Gerhardin. Ai të respekton dhe...

- Mos e hap më këtë bisedë! Mjaft me kaq! - Ai rrallë i kishte bërtitur, ndaj ai qëndrim e tronditi të bijën. - Nuk dua të debatoj me ty. Kam debatuar më kot me gjysmën e eugjenistëve të Gjermanisë, - shtoi dhe rrudhat në fytyrën e drobitur sikur i jepnin më shumë kuptim fjalëve të tij.

- Atëherë, e ditke se ç'po bëjnë. Ne duhet ta shpëtojmë Amelinë. Baba, ajo është vajza e Kristinës!

- Përpara se të vinim këtu, as që doje ta takoje, ndërsa tani po shqetësohesh kaq shumë për të.

- Kristina më ka lënduar shumë, sepse nuk më shkroi asnjëherë që kur ia mbathi me Gerhardin, por kjo nuk do të thotë se unë dua që fëmija e saj të vdesë!

Ai u lëshua mbi divan, mbështeti bërrylat mbi gjunjë dhe vuri duart në kokë.

- Nuk mund të bëjmë asgjë. Ti nuk e di se ç'rrezik na kanoset. Gerhardi tha se e bija do të dërgohet në një qendër për t'u trajtuar...

- Mund ta marrim me vete! Kristinën e kam si motër!

- Nuk e ke motër! Ajo nuk është si ty! - bërtiti ai.

Rakela ra në gjunjë përpara tij.

- Baba, nuk thashë se është si unë. Nuk di as se çfarë duhet të mendoj në një situatë të tillë apo çfarë të besoj. Di vetëm se vrasja e fëmijëve është e gabuar.

Ai u zbeh.

- Kauzat e mëdha kërkojnë sakrifica të jashtëzakonshme.

- Nuk ma merr mendja se me këtë, nënkupton vrasjen e fëmijëve.

Ai u mbështet në divan dhe mbylli sytë.

- Kjo është një çështje shumë delikate, Rakela. Me punën time shkencore, kam synuar zhdukjen e tuberkulozit dhe përmirësimin e racës njerëzore. Qëllimet e mia kanë qenë gjithmonë të mira. Sakrifica, domethënë, sterilizimi, duhej bërë tek ata individë që mbartnin sëmundje, me qëllim që të mos ekzistonte mundësia ta trashëgonin, - tha ai, duke iu dridhur zëri.

- Pra...

Por i ati e ndërpreu menjëherë.

- Mjaft më! Mos fol më! - Më pas, hapi sytë, zgjati dorën dhe kapi lehtë të sajën. - Nuk mund t'i kontrolloj veprimet e tyre, kështu që më mirë të flasim për diçka tjetër.

- E ç'mund të jetë më e rëndësishme...

- Kur të jesh në praninë e kolegëve të mi, duhet të lësh të kuptohet... jo, do ta shprehësh qartë se ke dëshirë të martohesh dhe se do ta bësh së shpejti.

- Çfarë?!

- Që të mos mendojnë... që të mos mendojnë se ti nuk je normale. Në Gjermaninë e sotme, është shumë e rëndësishme të jesh e shëndetshme, pra, normale.

- Baba, kjo histori nuk ka lidhje me mua.

Ai u përkul përpara, i lodhur e i tensionuar.

- Rakela, e ke gabim, e ke shumë gabim. Kjo ka lidhje dhe ka pasur gjithnjë lidhje me ty. Mos e harro kurrë këtë!

Rakela mendonte se i ati e kishte fjalën te mënyra se si ishte rritur ajo: e para jam unë, çdo gjë tjetër vjen pas. Pasi kishte marrë vesh shqetësimin e Kristinës për të bijën, kishte filluar të vriste mendjen edhe për dikë tjetër veç vetes.

- Duhet të dish diçka. Janë disa gjëra që lidhen me ty dhe adoptimin tënd.

- Çfarë gjërash? Unë jam shtetase amerikane. Ç'po ndodh...

- Ti je gjithashtu shtetase gjermane, pasi ke lindur këtu dhe e di mirë këtë. Do të bëj ç'të mundem për ty, por duhet të jesh e përgatitur...

- Për çfarë të jem e përgatitur? - e pyeti ajo tërë ankth.

- Rakela, tani jam i lodhur. Do të marr vesh diçka më shumë në takimin që do të zhvillohet në Frankfurt, - ia ktheu ai dhe u ngrit në këmbë. - Do të bisedojmë pasi të kthehem.

- Ti sapo u ktheve.

Ai vuri dorën mbi supin e saj, duke e shtrënguar në një mënyrë të pazakontë.

- Planet tona kanë ndryshuar. Do të nisem nesër në mëngjes. Nuk do të të zgjoj. Do të kthehem në fund të javës me trenin e fundit.

- Do të vijë Gerhardi me ty?

- Po, - iu përgjigj babai dhe u duk sikur mbante një barrë të rëndë mbi shpatulla. Pastaj, u fut në dhomën e tij.

Ajo donte shumë të kuptonte se ç'kishte dashur të thoshte i ati me ato fjalë. Ç'lidhje kishte ajo me takimin në Frankfurt? Pse po shkonte ai atje për herë të dytë në një periudhë aq të shkurtër dhe pse ajo lidhje e ngushtë me Gerhard Shlikun? Pse duhej që një oficer i SS-ve të kalonte aq shumë kohë me shkencëtarët e eugjenikës?

Në Frankfurt, doktor Vershueri i kishte bërë kontrolle të shumta mjekësore, por gjithnjë kishte menduar se ato vizita bëheshin thjesht sepse babai e njihte doktor Vershuerin, se prindërit e saj adoptues e donin shumë bijën e tyre, tregonin kujdes të veçantë për shëndetin e saj dhe se mjekët gjermanë ishin më të zotë se ata amerikanë. Por tanimë, po dyshonte për gjithçka. Cili ishte qëllimi i tyre i vërtetë? "Ç'qëllim ka ai tani?"



Lea doli nga zyra e famullitarit kur kishte rënë muzgu dhe mendoi t'i binte rrugës më të gjatë për të shkuar në shtëpi, sepse kishte nevojë të mendohej.

Ai i kishte thënë se ajo ishte një mrekulli. Kurrë më parë nuk e kishin quajtur Lean një mrekulli, për këtë ishte shumë e sigurt.

Atë mëngjes, famullitari Bauer i kishte bërë disa pyetje, fillimisht me ngurrim, dhe ajo ishte përgjigjur ndershmërisht.

- Di t'i lexosh pentagramet? - e kishte pyetur ai.

- Po, - ia kishte kthyer ajo.

- A mund të këndosh?

- Më pëlqen të këndoj.

- A mund të bësh zap një klasë me fëmijë të padisiplinuar?

- Oh, ndoshta. - Tanimë, duhej të gjente kohë për të bërë prova çdo ditë.

Famullitari nuk i kishte bërë pyetjet që duhej, sidomos për atë ditë kur e kishte takuar në kishë dhe për të keqen që e mundonte aq shumë në shpirt. Ai kishte vazhduar në të tijën, duke i shpjeguar detyrat sikur po i ofronte një punë. Ajo e kishte dëgjuar, megjithëse nuk i kishte kuptuar të gjitha. Nuk ishte përqendruar dot plotësisht, pasi shpresat dhe emocionet e kishin pushtuar të tërën.

Famullitari Bauer, një prift i dashur dhe i sjellshëm i kishës katolike të Shën Pjetrit dhe Shën Palit, i kishte ofruar Lea Hartmanit, protestantes shterpë e të përçmuar, mundësinë për të drejtuar korin e fëmijëve të vegjël. Po të dëgjonte zonjën Fenstermaher, ata ishin shtatëmbëdhjetë rrugaçë të padisiplinuar, të rrëmujshëm, të zhurmshëm, nën tetë vjeç. Ata fëmijë nuk e meritonin të vinin në skenë dramën "Pasioni i Krishtit", por duheshin edukuar, që të mos bëheshin problematikë. Leas i ishte bërë zemra mal që prifti i kishte ofruar diçka të atillë. Sa dëshirë kishte që ajo gjë të mos merrej vesh në institut!

Kishte pranuar, por më vonë, e kishte kapur frika, një ndjesi që i trazonte shpirtin. Atë pasdite, kishte shkuar sërish në zyrën e famullitarit. Duke e ditur se nuk mund ta përballonte një zhgënjim tjetër dhe për t'u siguruar se nuk do ta mbanin përkohësisht, ajo i foli përsëri famullitarit për atë ditë që u takuan në kishë.

As vetë nuk e besonte se kishte guxuar të fliste haptas për gjëra të tilla. Famullitari Bauer nuk ishte i martuar, pra, nuk kishte as fëmijë, sepse ai kishte zgjedhur t'i shërbente Zotit. E si mund ta kuptonte ai vuajtjen që ndiente një grua e sterilizuar? Si mund ta kuptonte ndjesinë neveritëse të të qenit shterpë dhe e përçmuar, ndjesinë e poshtërimit të mjekëve, të cilët pretendonin se e njihnin zemrën dhe natyrën e saj, ndërkohë që as ajo nuk e njihte aq mirë veten? Ç'mund t'i thoshte për frikën e tmerrshme se bashkëshorti mund të mos e dashuronte më? Ajo ia kishte përsëritur edhe njëherë të gjitha këto famullitarit.

Rrëfimi për herë të dytë mund të ndikonte në vendimin përfundimtar që ai do të merrte. Më mirë të mos kishte asnjë kontakt me fëmijët, sesa një ditë, ta hiqnin nga puna si mëkatare. Prandaj u rrëfye përsëri. Mirëpo ajo vuri re se famullitari nuk e përbuzte. Këtë herë, ai qau dhe u lut bashkë me të, si dhe i tha diçka që i ishte dukur mjaft e çuditshme: ai nuk mund

ta mishëronte në rrugëtimin e saj, sepse Ati kishte pasur kënaqësinë t'i caktonte Mbretërinë[24].

Nuk e kuptonte shumë qartë se ç'kishte dashur të thoshte famullitari me ato fjalë dhe i dukej e pabesueshme që Zoti nuk e përçmonte, por po e bekonte, duke i ofruar që të kujdesej për ata fëmijë. Ndoshta Zoti nuk e kishte kuptuar ende se kishte gabuar dhe derisa Ai të kuptonte gabimin, Lea vendosi që të bëhej drejtuesja më e mirë e korit të fëmijëve që kishte pasur ndonjëherë Oberamergau, jo për hir të kremtimit të Krishtlindjes, por për të lumturuar fëmijët.

Do t'u falte atyre gjithë dashurinë e saj.

Do t'u jepte nga ushqimet e saj, do të blinte ose do të lypte çfarëdo që të ishte e nevojshme për t'u gatuar ëmbëlsira, do t'u sillte qumësht të freskët nga lopa e saj, edhe pse më pas do t'i mbetej fare pak për të shitur në treg. Ndoshta qumështin do t'ua jepte pasi të këndonin, sepse ai nuk u bënte mirë kordave zanore. Përpara provave, më mirë t'u jepte ujë. Gjithsesi, do t'u jepte qumësht pasi të këndonin, në mënyrë që të ktheheshin në shtëpi me barkun plot.

Për Krishtlindje, do të qepte rroba të reja për secilin prej tyre. Ishte e sigurt se Frederiku nuk do të kursente për copat që ajo kishte ndër mend të blinte. Nëse do të ishin të shtrenjta apo nuk do të kishte të reja, atëherë do të përdorte copa nga perdet e vjetra. Kështu, do t'i përshtatej edhe karakterit të festës.

Lea buzëqeshi; ishte një buzëqeshje e ëmbël, vetëm për të dhe Zotin. Mezi po priste t'i shkruante Frederikut. Ishte e sigurt se i shoqi do ta kuptonte se sa rëndësi kishte për të ajo punë. Por nuk do t'i tregonte se ishte rrëfyer te famullitari Bauer. Edhe Frederikut nuk i kishte treguar gjithçka në lidhje me institutin dhe mënyrën se si e trajtonin mjekët. Ndërkaq, i largoi ato kujtime, të paktën hëpërhë.

Teksa ecte nëpër fshat, filloi të këndonte me zë të ulët. Kur arriti përpara portës së shtëpisë, kishte rënë nata dhe yjet dukeshin si flakërima që shkëlqenin si kurrë më parë. Brenda vetes, Lea u ndje më e dëlirë; nuk mbante mend të ishte ndier ashtu më parë. Pyeste veten nëse ajo ndjesi do të zgjaste apo do t'ia linte sërish vendin resë së zezë që i rrinte përherë mbi kokë. Sido që të vinin punët, nuk donte ta dinte përgjigjen. Atë çast, do të këndonte himn për Perëndinë.

---

24 Referim nga Bibla, Luka, kapitulli 22.

Buzëqeshte me gjithë shpirt, lëshonte klithma gëzimi e hidhej përpjetë. Paçka se nuk ia kishte kthyer foshnjën Jezus dhe kishte thënë i vendosur para famullitarit Bauer se nuk do ta kthente kurrë, atë natë, edhe Henrik Helpmani i dukej si engjëll.



Xhejson Jangu gogësiu dhe u shtriq. Kishte qenë në punë për katërmbëdhjetë orë rresht, tre prej të cilave, i kishte kaluar duke shtypur artikullin. E kishte dërguar shkrimin në Nju Jork dhe po bëhej gati t'ia fuste gjumit - të binte në një gjumë të thellë - kur ra zilja e telefonit. I hodhi sytë nga ora e dorës: një e gjysmë. Natën do ta kalonte në një krevat portativ në katin e parë të redaksisë. Zilja ra përsëri. Donte të mos përgjigjej, por ndoqi instinktin prej gazetari dhe e ngriti.

- Mund të flasësh? - Zëri femëror me theks amerikan në anën tjetër të linjës, mbartte po atë tension si çdo burim i tij në Gjermani.

- Me femrën më joshëse në botë? Sigurisht! - ia ktheu Xhejsoni, buzëqeshi i vetëkënaqur dhe papritmas i doli gjumi.

- Të duket vetja shakaxhi i madh, apo jo?

- Jo, thjesht mundohem të them ndonjëherë ndonjë gjë të zgjuar. Çfarë mund të bëj për ty në këtë orë? - U tregua i kujdesshëm që të mos i përmendte emrin, pasi ishte i sigurt se çdo telefon i redaksisë përgjohej.

- Kafe. Të pëlqen kafeja?

- Kafeja e vërtetë, në filxhanë të mëdhenj.

- Mirë, pra. Nesër në mëngjes në orën njëmbëdhjetë? Te qoshja jonë?

- Shihemi nesër, atëherë! - i tha Xhejsoni dhe uli receptorin. “Ajo është e frikësuar. Diçka ka ndodhur.”

Përveshi mëngët, hodhi xhaketën krahëve dhe u drejtua për nga dera, duke pyetur veten se çfarë mund të kishte ngjarë. Ndihej i kënaqur që ajo i kishte telefonuar dhe dyshonte se do të vinte gjumë në sy pas asaj telefonate.

# 10

Xhejsoni po e priste Rakelën në qoshen ku e kishte gjetur pas vrasjes së të pafajshmëve. Ngriti paksa kapelën në shenjë përshëndetjeje teksa ajo po ecte drejt tij. Kafeneja "Tiergarten" nuk ishte larg që aty, dhe ai u ndje mirë në shoqërinë e saj.

Gjysmë ore pasi kamerieri u kishte sjellë porosinë, ajo kishte mbaruar së treguari historinë.

- T'i themi gjërat troç! - i tha Xhejsoni dhe u përkul mbi tavolinë në drejtim të Rakelës. I trullosur sa nga aroma e parfumit të saj, aq edhe nga shkëndijat e argjendta në sytë blu, shtoi: - Ti po më kërkon të fsheh një fëmijë të shurdhër, që nuk mund të kuptojë asgjë nga ato që mund t'i them unë, derisa Hitleri dhe larot e tij të zhduken nga faqja e dheut dhe pastaj t'ia kthej si kokrra e mollës nënës së saj, bashkëshortes së një oficeri të SS-ve, i cili qenka kaq mizor, sa dëshiron t'i vrasë nënë e bijë?

Rakela u mbështet në karrige, përpëliti sytë nga dielli i mëngjesit dhe vëzhgonte rreshtin me blirë. Rrufiti ngadalë kafen dhe pastaj, vendosi ngadalë filxhanin mbi tavolinë.

- E kuptoj që është e vështirë...

- E vështirë? Është e pamundur, e rrezikshme... Është një mision vetëvrasës.

- Nuk dija ku të përplasesha, kujt t'i besoja, - i tha ajo dhe dukej mjaft e dëshpëruar.

- Do ta ndihmoj.

- Nëse nuk bëjmë asgjë, këtë fundjavë, i ati do ta degdisë në një qendër mjekësore... - tha Rakela dhe papritmas ndaloi. - Do ta ndihmosh?

- Do ta bëj, pra, - përsëriti ai dhe u mbështet në karrigen e vet. - Nuk e di se si do t'ia bëj saktësisht, por njoh disa persona që mund të kenë njohjet e duhura. Do të më duhet pak kohë. Fillimisht, duhet të gjej një vend për ta fshehur dhe dikë që të kujdeset për të. Pastaj, duhet sajuar diçka që të duket sikur fëmija është zhdukur apo vrarë.

- Dua ta marr me vete në Amerikë, pa e marrë vesh Gerhardi.

- Është e pamundur të nxjerrësh jashtë Gjermanisë një fëmijë të shurdhër. Nëse e ke harruar, po të kujtoj se nuk ke ardhur këtu me ndonjë fëmijë. Zonjusha Kramer, këta maskarenj do të bëjnë ç'është e mundur që të mos lënë asnjë fëmijë gjerman me probleme që t'u ikë nga duart.

- Zoti Jang, nuk e di pse të pëlqen kaq shumë të flasësh si mafiozët e Çikagos, - i tha Rakela dhe rrudhi vetullat.

- E dëgjove se Amerika shpalli sot qëndrimin neutral në luftë? Kështu që nuk mund t'u kërkojmë ndihmë zyrtarëve amerikanë, të paktën, hëpërhë, e ndoshta asnjëherë.

- Atëherë, ke ndonjë gjë në mendje?

- Këtë punë, do ta zgjidh brenda dy ditëve. Gjatë kësaj kohe, do të pyes se kush mund të na ndihmojë e të shoh çfarë mund të ujdis.

- Njeh njerëz me pushtet?

Ai ngriti supet dhe hodhi sytë tej. Nuk mund t'ia tregonte asaj ato pak gjëra që dinte.

- Të shoh se ç'mund të bëj.

- Pse? Pse po rrezikon për të më ndihmuar mua?

Xhejsoni nuk dinte ç't'i thoshte. Nuk ishte i sigurt nëse e dinte përgjigjen. Dinte vetëm se nuk mund ta ndalonte atë që po bënin Hitleri, eugjenistët apo të çmendurit e tjerë në emër të ndërtimit të një Gjermanie të fuqishme. Ndiente neveri për botën që po dilte nga binarët dhe ai nuk mund të bënte asgjë. Ndoshta po të shpëtonte atë jetë... do të ndihej më i dobishëm.

Vështroi Rakelën e bukur, të hutuar, të ndjeshme dhe krenare. Gjendja e saj e pashpresë i kujtoi pafuqinë që kishte ndier për muaj të tërë në Gjermani, si dhe një intervistë të kohëve të fundit.

- Javën e kaluar, intervistova një profesor hebre, i cili, për vite me radhë, kishte qenë një nga akademikët më të spikatur të Universitetit të Berlinit. Tre vjet më parë, e kishin pezulluar nga detyra, ia kishin hequr nënshtetësinë, i kishin konfiskuar pronat dhe ia kishin reduktuar në gjysmë racionin ushqimor. Kur kishte fat, e merrnin të pastronte rrugët. Vetëm ato ditë mund të hante diçka, pasi, në përgjithësi, nuk kishte mundësi të fuste gjë në gojë. Edhe atë pak bukë që mund të siguronte, e ndante me bashkëshorten dhe fqinjët e tyre hebrenj. Pas intervistës, i dhashë një drekë. Iu duk sikur i ofrova një thesar. Në këmbim, më tha një proverb: "Kush shpëton një jetë, shpëton botën."

Rakela kapsalliti sytë. Ai e kishte kuptuar se asaj i ziente mendja, por fjalët e fundit sikur e çelën disi.

- Nuk e di se sa vlerë ka kjo jetë kur mijëra njerëz po i zhdukin, shumë të tjerë po i burgosin dhe po ua marrin shpirtin në kampet e punës. Këto gjëra dua të zbuloj dhe ky më duket një rast i mirë. Veç kësaj, ndoshta mund të shpëtojmë më shumë se një jetë.

Xhejsoni u ngrit dhe futi në xhep adresën e qendrës mjekësore.

- Të enjten, në restorantin “Umerplatz”, në mesditë. Nuk ka më telefonata. Redaksia përgjohet. Gëbelsi informohet për gjithçka në lidhje me shtypin. Ai nuk do që reputacioni i Gjermanisë në skenën ndërkombëtare të njolloset dhe vrasja e fëmijëve është një histori e bujshme dhe e tmerrshme, pavarësisht nga propaganda që bëhet.

Rakela pohoi me kokë dhe po e shihte e hutuar.

Xhejsoni e kuptonte se ai ishte një terren i panjohur për të, një botë krejt e re. Të paktën ishte i kënaqur që ajo po e kuptonte se ç’po ndodhte. Sa më shumë ta dinin, aq më mirë ishte. Kohët e fundit, nuk kishte botuar ndonjë gjë pikante.

- Vetëm se historinë e Amelisë nuk mund ta botosh, - i pëshpëriti ajo. - As këtu, as në Amerikë. Do ta vije në rrezik si Amelinë, ashtu edhe Kristinën.

- Pa dyshim edhe ty, - tha Xhejsoni dhe hodhi një monedhë mbi tavolinë. - Nuk do ta botoj tani dhe jo me këta emra, por, herët a vonë, njerëzit duhet ta marrin se ç’po ndodh në këtë vend. Kjo është një histori e bujshme dhe do të jem unë ai që do ta botoj. Mos e harro këtë!



Dy ditë më pas, Rakela mori nga Xhejsoni udhëzimet e nevojshme dhe ia dërgoi Kristinës. Ai i kishte premtuar se do ta takonte personalisht Kristinën dhe do t’i shpjegonte fije e për pe se ç’duhej të bënte. Amelinë do ta shpëtonin një ditë përpara se Gerhardi dhe babai i Rakelës të ktheheshin nga Frankfurti. Rakela nuk dinte asgjë, dinte vetëm që plani i Xhejsonit ishte i guximshëm, por që do të funksiononte, nëse asnjëri prej tyre nuk kapej ose nuk vritej.

Përmes Xhejsonit, Rakela kishte kuptuar se, nëse kapej Kristina, do të arrestohej ose do të burgosej në kampe të cilat ai i quante “kampe përqendrimi”; nëse kapej Xhejsoni, do ta izolonin, do ta merrnin në

pyetje dhe me siguri që do ta deportonin; nëse kapej Rakela, do të kishte pak a shumë fatin e Xhejsonit për shkak të shtetësisë së dyfishtë. Nuk donte të mendonte se ç'mund t'i ndodhte Amelisë.

Ajo do të qëndronte në hotel, që ta shihte stafi, e në këtë mënyrë do të krijonte një alibi. Mirëpo kjo do të thoshte se nuk do të merrte vesh gjë se si kishin shkuar punët derisa ta njoftonte Xhejsoni. Pastaj, Rakela do t'i dërgonte fjalë Kristinës. Xhejsoni mendonte se sa më pak të dinin ato të dyja, aq më mirë do të ishte. Kështu, do të silleshin natyrshëm e nuk do ta jepnin veten, sido që të rridhnin ngjarjet, pasi mund të kishte edhe të papritura. Por Rakela e dinte se nuk mund të rrinte e të priste në atë gjendje të ankthshme. Ajo nuk e kishte problem të sillej si e pafajshme dhe e alarmuar; këto gjëra ia kishte mësuar aktrimi.



Ditët e fundit të Kristinës me Amelinë e saj të dashur ishin shumë të çmuara. Ajo fiksoi çdo veprim të vajzës, çdo buzëqeshje, çdo çast kur flinte, çdo përpëlitje sysh e çdo skuqje faqesh. I bënte vazhdimisht shenja, që e bija ta kuptonte se sa shumë e donte, që t'i tregonte se ajo ishte gëzimi dhe drita e jetës së saj. Donte t'i tregonte, aq sa mundte, të gjitha ato që nuk do të kishte mundësi t'ia tregonte përsëri.

Të premten në mëngjes, Kristina u çua më herët se zakonisht dhe tregoi kujdes të veçantë në larjen, krehjen dhe veshjen e së bijës. Te kaçurrelat e verdhë të Amelisë, vuri një fjongo sateni bojërozë, që i shkonte shumë me fustanin në ngjyrë të verdhë në trëndafili. Ai ishte fustani i preferuar i Kristinës, të cilin e kishte qepur vetë.

Në valixhen e vajzës, futi rrobat më të bukura verore, disa fustane dhe një xhaketë në ngjyrë të kuqe të ndezur, të cilën mund ta vishte në vjeshtë; ishte e bindur se e bija do të kishte nevojë për të. Me anë të shenjave, i tregoi se Amelia, tashmë një vajzë e rritur, do të nisej në një udhëtim pa të ëmën. Pasi vajza ia bëri me shenja se nuk po e kuptonte, Kristina e shtrëngoi fort në kraharor.

Amelia vuri disa herë gishtin mbi lotët e së ëmës dhe e puthi në faqe, duke shijuar kripën tyre. Kur e kuptoi se diçka e pazakontë do të ndodhte, balli i saj i vogël u mbush me rrudha nga shqetësimi. Futi gishtin e vockël mes buzëve të Kristinës, derisa, më në fund, e ëma e saj buzëqeshi. Pastaj buzëqeshi edhe Amelia, sikur çdo gjë të shkonte për

mrekulli dhe bëri me shenjë: “Të dua shumë, mami”. Kristina u pikëllua edhe më tepër.

Gjatë asaj kohe, Kristina u ul dy herë e lodhur dhe e tensionuar, duke i thënë vetes se nuk duhej ta bënte atë gjë. Pastaj, duke ditur se nuk kishte zgjedhje tjetër, ndryshonte mendje. Jeta e Amelisë ishte në rrezik. Nëse Xhejson Jangu dhe njerëzit e tij të besuar bënin sikur qoftë edhe një gabim, nëse vonoheshin sikur vetëm një minutë nga plani i parashikuar... Gjithsesi, nuk donte ta çonte nëpër mend të keqen. Duhej të besonte se ata do të bënin çdo gjë që ishte e nevojshme, se Zoti do të luftonte përkrah tyre dhe se do ta shpëtonte Amelinë.

Në orën nëntë, Kristina kapi dorezën e një valixheje të vogël, doli jashtë me vajzën dhe mbylli derën e shtëpisë pas vetes. Shtrëngoi dorën e vogël të Amelisë dhe të dyja u nisën drejt stacionit të trenit. Ajo përpiqej të fiksonte çdo çast e çdo frymëmarrje të vajzës.

Kur mbërritën në qendrën mjekësore, Kristinën e kapën të dridhurat. Amelia, zakonisht e kënaqur kur dilte me të ëmën, mori një pamje të trishtuar, edhe pse nuk kuptonte asgjë. Kristina e dinte se e bija reagonte ashtu, ngaqë ajo vetë ishte e tensionuar, por nuk mundej të sillej normalisht. E dinte se, çfarëdo që të ndodhte, pasi të dilte nga ajo qendër mjekësore, nuk do ta shihte më kurrë të bijën.

- Mos u shqetësoni kaq shumë, zonja Shlik! - iu drejtua infermierja që e priti. - Keni marrë vendimin e duhur për vajzën tuaj. Duke ndjekur programin tonë, vajza do të marrë trajtimin më të mirë dhe do të shërohet, - i tha ajo. - Kristinës iu mbushën sytë me lot dhe mezi i mbajti kur nënshkroi dokumentet. - Kjo ishte detyra juaj si një nënë e mirë gjermane, - e këshilloi infermierja, e cila dukej se po acarohej që Kristina nuk po e përmbante veten.

Nga ana tjetër, Kristina nuk po duronte më.

- Nuk jam një “nënë e mirë gjermane”, zonja Braun! - tha dhe hodhi stilolapsin mbi tryezë. - Të siguroj se jam nëna më e mirë në botë dhe e dua time bijë më shumë se veten. Tani, më jep dokumentet!

Zonja Braun u skuq, pastaj bëri sikur u përqendrua tek nënshkruante në dy kopje dhe ndante fletët që kishte përpara. U ngrit dhe ia zgjati një kopje Kristinës.

- Bëni mirë të shpejtoni, se mund t’ju ikë treni, zonja Shlik.

Kristina i palosi qëllimisht letrat ngadalë dhe i futi në çantë, të cilën

e mbylli me zhurmë, por, sapo u kthye nga vajza, zemërimi iu zhduk. Pasi u ul në gjunjë, e mori Amelinë në krahë dhe e mbuloi me puthje. Amelia u kap fort pas së ëmës, ndërsa hapte tejet e habitur syçkat e bukura blu.

Kristina mbylli sytë dhe e shtrëngoi fort, duke dashur të rrënjoste në kujtesë ndjesinë e trupit të imët të së bijës dhe krahët e saj të vegjël rreth qafës së saj. Në ato çaste të vështira, zemra po i rrihte furishëm.

- Duhet të ikni, zonja Shlik! Nuk e shikoni që po e mërzisni vajzën! - këmbënguli infermierja Braun, e cila hoqi krahët e Amelisë nga qafa e së ëmës.

Për një çast, Kristina mendoi ta rrëmbente Amelinë, të dilnin së bashku nga ajo qendër e mallkuar dhe të vraponin deri në pafundësi.

- Ky është plani më i mirë, ju siguroj për këtë. Apo duhet të kërkoj ndihmë? - e kërcënoi infermierja.

"Plani, po, plani. Duhet të ndjek me përpikëri planin; për Amelinë." Kështu, Kristina pëshpëriti mes flokëve të së bijës:

- Do të të dua përjetë! Për aq kohë sa të marr frymë, madje edhe më pas. - Kristina e dinte se Amelia nuk mund ta dëgjonte, por ishte e sigurt se vajza e kuptonte se ç'i thoshte zemra e nënës.

Pas pak, drejtoi trupin dhe e largoi paksa Amelinë nga vetja. Ia bëri me shenjë se duhej të ndahej prej saj, por vajza nuk donte të shkonte vetëm. Me shqetësimin që i lexohej në sy, u përpoq të mbërthehej pas së ëmës.

- Duhet të shkosh, e shtrenjta ime! - i tha Kristina dhe e shtyu lehtas, duke shtuar kështu distancën mes tyre.

Zonja Braun e kapi Amelinë për mesi. E pushtuar nga paniku, vajza filloi të qante me të madhe. Infermierja kërkoi ndihmë. Papritur, u shfaq një punonjës i qendrës, iu afrua Amelisë që gjuante me shqelma, e ngriti lehtësisht dhe e mori. Të dy u zhdukën pas një dere që u mbyll zhurmshëm. Pastaj, u dëgjua zhurma e shulit që u fut në vendin e vet.

Lotët që i rridhnin rrëke, nuk e linin Kristinën të shihte asgjë tjetër veç gojës së vrerët të zonjës Braun, por nuk mund të dëgjonte apo të kuptonte fjalët që i thoshte infermierja. E vetmja gjë që mendonte, ishte: "Amelia, Amelia ime!"

Duke menduar për Amelinë e saj të dashur, doli nga zyra, eci përgjatë korridorit dhe pastaj u gjend në rrugë. E trullosur, por edhe e paduruar për të marrë vesh nëse plani do të realizohej dhe vajza e saj e shtrenjtë do të shpëtohej, ajo ngadalësoi hapat. Kishte ecur thuajse vetëm një minutë kur dëgjoi një shpërthim.



Xhejsoni e kishte vëzhguar Kristinën teksa ajo ishte ulur në gjunjë përpara Amelisë te porta e klinikës, kishte futur diçka në fustanin e vajzës dhe më pas, e kishte pushtuar të bijën në krahë. Kishin komunikuar mes tyre me gishta e kishin bërë ca shenja, që Xhejsoni nuk kishte arritur t'i kuptonte. Një tablo e përkryer nënë e bijë.

Një çast, kishte ulur sytë, pasi i ishte dukur sikur po ndërhynte në intimitetin e tyre. Pastaj, kishte pritur që Kristina të dilte nga ndërtesa. Me ta parë atë në rrugë, kishte sinjalizuar bashkëpunëtorin e tij. Plani do të kryhej nga një grup i rezistencës. Gjithçka ishte mbajtur sekret dhe ishte organizuar mes një grupi të ngushtë njerëzish. Edhe ai vetë nuk e dinte se kush e kishte vënë bombën, kush kishte bërtitur se duheshin lajmëruar zjarrfikësit, kush kishte bllokuar rrugën, duke stisur një aksident me biçikletë dhe më pas, kishte mbushur rrugën me karroca që gjoja transportonin mallra, me qëllim që të vononin sa më shumë zjarrfikësit, të cilët ishin dërguar në një adresë tjetër.

Ai nuk e dinte emrin e gruas që kishte debatuar me tone të ashpra me zonjën Braun dhe stafin mjekësor në oborr dhe u habit kur papritur pa disa kalimtarë që u futën në ndërtesë për të shpëtuar fëmijët nga zjarri. Madje nuk dinte as se kush e kishte marrë në krahë Amelinë e vogël mes tymit dhe rrëmujës.

Xhejsoni nuk ishte pjesë e rezistencës dhe kontaktet e tij ndryshonin herë pas here, por ai kishte kontribuuar shumë, duke botuar artikuj kundër nazizmit. Në këtë mënyrë, kishte bërë shumë miq, të cilët njihnin njerëz që mund të organizonin rrëmbime të kësaj natyre. Besonte se "miqtë e miqve" do ta përmbushin me sukses planin, kështu që u përqendrua te stafi mjekësor, duke u bërë pyetje, që të shkruante një artikull në lidhje me këtë ngjarje: si ndodhi diçka e tillë? Pse nuk tregoheshin më të kujdesshëm me pajisjet? A e dinin se fëmijët mund të digjeshin? A mund t'i tregonin emrat e fëmijëve? Mes atij kaosi, ai urdhëroi fotografët që t'i bënin foto nga çdo kënd ndërtesës që po digjej dhe fëmijëve të tmerruar që kishin shpëtuar.

Përpara se të mbërrinte zjarrfikësja, një turmë njerëzish u mblodh qëllimisht për të vonuar edhe më shumë hyrjen e zjarrfikësve në ndërtesë. Kur më në fund automjeti mbërriti dhe u pozicionua të shuante zjarrin,

ndërtesa ishte përpirë e tëra nga flakët dhe nxehtësia ishte aq e madhe, sa nuk kishte më mundësi të hynin brenda.

Kristina Shliku, me sy të çakërryer dhe flokë të shprishur, vraponte duke parë çdo fëmijë e duke pyetur çdo infermiere për Amelinë. Qante e bërtiste për vajzën që sapo e kishte lënë në atë ndërtesë. Po e luante mirë pjesën, por Xhejsoni e dinte se nuk ishte thjesht aktrim. Nga ta dinte e gjora se vajza e saj kishte shpëtuar?!

Xhejsoni donte që ta kapte për krahu, ta ngushëllonte, t'i thoshte se Amelia dhe fëmijë të tjerë kishin shpëtuar dhe ndodheshin tashmë në vende të sigurta, por nuk mund ta bënte. As nuk guxonte t'i fliste, pasi druhej se do të prishte gjithçka. Dërgoi fotografët që të kapnin çastet rrëqethëse të asaj nëne pothuajse histerike nga pikëllimi. Ndërkohë, me mendje, po sajonte një artikull që mendonte se do të trondiste Berlinin dhe Nju Jorkun.

# 11

Kur Rakela lexoi në faqen pesë të gazetës së mëngjesit artikullin pikëllues rreth djegies së qendrës mjekësore, u tmerrua. Në artikull, flitej për telefonatën që kishte djallosur gjithçka, pasi zjarrfikësit ishin dërguar në adresën e gabuar. Më poshtë, lëvdoheshin banorët e lagjes, të cilët kishin hyrë në ndërtesë dhe kishin shpëtuar shumë fëmijë në çastin kur kishin shpërthyer tubacionet e kaldajës së vjetër të qendrës mjekësore. Sipas gazetës, shumë trupa nuk ishin gjetur, pasi ishin bërë shkrumb e hi. Nxehtësia e madhe i kishte penguar zjarrfikësit të hynin në ndërtesë. Mendohej se katërvjeçarja Amelia Shlik dhe dy fëmijë të tjerë nga Berlini kishin vdekur. Një përkujtimore për të tre fëmijët do të mbahej të dielën në mëngjes.

Sikur ta dinte, Rakela nuk do të kishte qenë dakord me shpërthimin, pasi kështu, rrezikohej jeta e Amelisë dhe shumë të tjerëve. Kur mendoi për Kristinën e llahtarisur, iu trazua stomaku. Sa do të dëshironte që Amelia të kthehej sërish tek e ëma apo të paktën të sigurohej që vajza ishte në duar të sigurta! Hëpërhë, nuk mund të bënte asgjë. Xhejsoni nuk e kishte njoftuar ende për asgjë. Nuk guxonte t'i telefononte, nga frika se mos e ndiqnin apo i përgjonin telefonin. Asaj dhe Kristinës nuk u mbetej gjë tjetër, veç të prisnin.



Amelia kujtonte duart e fuqishme që e kishin tërhequr prej qafës dhe krahëve të së ëmës. Burri me uniformë të bardhë e kishte futur në një dhomë me disa fëmijë të tjerë, që kishin tërhequr vëmendjen e saj, sepse ishin më të mëdhenj se ajo, megjithatë vogëlushja donte të shkonte tek e ëma. Asnjëri prej fëmijëve të tjerë nuk kërkonte nënën. Ku ishin nënat e tyre?

Kur ajri ishte mbushur me re tymi dhe erë të fortë, disa të rritur kishin hapur me forcë derën, kishin marrë fëmijët dhe i kishin nxjerrë nga dhoma, duke dalë në korridorin që kishte marrë flakë. Amelia ishte frikësuar nga

gjithë ai kaos dhe sytë e trembur të të rriturve. Kishte bërë pas e kishte zënë vend në qoshen e një krevati.

Burri me uniformë të bardhë ishte kthyer përsëri. Nga qoshja ku ishte strukur, ajo shihte fytyrën e tij që shtrembërohej; ai kollitej vazhdimisht për shkak të tymit dhe nxehtësisë. Dukej shumë i vrazhdë, i zemëruar, ashtu si babai i saj kur acarohej me të. Nuk donte që ai njeri ta shihte e ta prekte. Amelia kishte mbyllur sytë dhe ishte mbledhur sa një lëmsh pas krevatit.

Ajo nuk i ngriti sytë kur duart e fuqishme të burrit të neveritshëm e nxorën prej aty, duke i përplasur kokën te fundi i krevatit. Rënkoi nga dhimbja. Pastaj, ai e lëshoi në dysheme. Diçka kishte ndodhur, sepse burri bëri pas dhe dy duar të tjera e kapën dhe e mbështollën me batanije, nën të cilën mezi po mbushej me frymë.

Trupi i saj hidhej sa andej-këtej, pasi ai që e mbante në krahë, ashtu mbuluar me batanije, po vraponte. Koka i dhembte dhe kuptoi se nga balli po i rridhte gjak. Pastaj, iu errësua gjithçka dhe u zhyt në terr.



Bashkë me kafen e mëngjesit që i erdhi në dhomë, Rakela mori edhe një shënim të shkruar mbi një pecetë. Ato fjalë nuk kishin pasur kurrë më parë një vlerë aq të jashtëzakonshme.

*E sigurt dhe mirë.*

Ditën e diel, ajo shoqëroi të atin në përkujtimoren që u zhvillua në mëngjes në kishën më të madhe luteriane të Berlinit. Në kishën e zymtë, u mblodhën mbi njëzet vetë për të mbajtur zi dhe për të nderuar kujtimin e të zhdukurve. Pjesa më e madhe ishin kureshtarë nga lagjja ku ra zjarri.

Gerhardi portretizonte ushtarakun stoik gjerman, që pavarësisht fatkeqësisë familjare, shfaqte krenari. Kristina ishte mbledhur sa një grusht, ishte e zbehtë, me lot në sy dhe në kokë mbante një vel të zi.

Asgjë nga ato që tha pastori luterian, nuk mund ta lehtësonte dhimbjen e një nëne. Ndonëse e kuptoi sjelljen e shtirur të Gerhardit përkundrejt së shoqes, Rakela gëzohej që të paktën ai po tregohej dashamirës në publik. Shpresonte se ajo gjë do ta ndihmonte sadopak Kristinën.

Kur ata pak të pranishëm filluan të largoheshin dhe Kristina ra në

gjunjë tek altari e po fliste me pastorin, Gerhardi iu bashkua Rakelës dhe babait të saj, sikur të ishin ata pjesë e familjes së tij.

- Ngushëllimet e mia! - tha babai i Rakelës, duke i zgjatur dorën Gerhardit.

Gerhardi tundi kokën.

- Një fund fatkeq! - tha ai.

Rakela ziente përbrenda.

- Fatkeq, zoti Shlik?!

- E sheh se ç'pasoja ka lënë te Kristina vdekja e Amelisë? Që kur ndodhi katastrofa, unë e di se sa shumë ka vuajtur, - tha ai dhe drejtoi trupin. - Është shumë e pikëlluar, por të shohim nëse do t'ia dalë ta kapërcejë këtë gjëmë.

- Ajo ka nevojë të largohet që këtu, - tha papritur Rakela. - Baba... - shtoi dhe preku të atin në krah, - ...dua që Kristina të vijë me ne në Amerikë. Ndoshta do t'i bëjë mirë të ndryshojë vend, - dhe pastaj u kthye nga Gerhardi. - Jam e bindur se do të përmirësohet, nëse largohet që këtu për ca kohë.

Sytë e Gerhardit shprehën habi, pastaj u bënë të akullt.

- As që bëhet fjalë!

- E pse? - pyeti Rakela. - Gerhard, shikoje në ç'gjendje është. E ka mbërthyer dëshpërimi. Ajo ka nevojë për ndihmë.

- Pikërisht për këtë arsye nuk mund ta lë të largohet prej meje. Këtu në Gjermani kemi mjekët më të mirë. Do të sigurohem që të marrë ndihmën dhe kujdesin e nevojshëm, - i tha dhe iu afrua edhe ca. - Zonjusha Kramer, ti harron se Kristina është ime shoqe, se të dy kemi humbur fëmijën tonë të pafat dhe se duhet ta përballojmë së bashku këtë fatkeqësi. Kështu duhet të jetë.

- Nuk më dukesh si një baba që po mban zi, - ia ktheu ajo.

- Rakela! - i bërtiti i ati me ton qortues. - Ule zërin!

Zërin e uli, por nuk mund të përmbahej.

- Duke mos e pasur pranë, do të jesh më i lirë t'u përkushtohesh punëve të rëndësishme me të cilat po merresh. Kam përshtypjen se ke ku të ngushëllohesh.

Në buzët e Gerhardit, u vu re një buzëqeshje e lehtë. Ai iu afrua edhe më shumë dhe i pëshpëriti në vesh:

- Mos ishte një ftesë kjo...

Rakela ndjeu tërbimin ta kaplonte të tërën. Nëse nuk do ta kishte parë Kristinën që po afrohej drejt tyre, do t'i kishte dhënë një shpullë turinjve.

Ajo bëri përpara për të takuar shoqen e saj.

- Kristina, të dua fort dhe kam dëshirë që të vish me ne në Nju Jork. Pushimi do të të bëjë mirë, - i tha, e shtrëngoi fort dhe i pëshpëriti në vesh: - Ajo është mirë dhe në duar të sigurta.

Kristina e lëshoi, i kapi duart dhe ia shtrëngoi fort, pasi nuk kishte se si ta shprehte ndryshe atë që ndiente. Duhej ta mbante gojën mbyllur.

- Rakela, - e këshilloi i ati, - nuk duhet të ndërhysh në punët e tyre! Pastaj, gruaja e ka vendin pranë burrit.

- I keni rënë pikës, doktor, - tha Gerhardi dhe tërhoqi të shoqen nga krahët e Rakelës.

- Eja, Kristinë! Mbaje kokën lart! Ti je gruaja e një oficeri. Së shpejti, do të ketë vdekje kudo rreth e rrotull. Fundja, lufta i ka këto. Mblidhe veten! Duhet të jesh një shembull i mirë për të tjerët!

# 12

Pa kaluar një javë nga mesha e Amelisë, nga lumi Spreva u nxor trupi i pajetë i Kristinës.

Sërish, Rakela dhe babai i saj qëndruan pas Gerhardit në kishën e zymtë luteriane dhe dëgjuan të njëjtin pastor, që këtë herë dukej dhjetë vjet më i vjetër, të lexonte liturgjinë e funeralit.

Kësaj here, kishte më pak të pranishëm: fqinjët që jetonin në të dyja anët e shtëpisë së Shlikëve, dy oficerë të SS-ve me gratë e tyre të veshura shik, një grua e moshuar me vel të zi - e cila tha se ndonjëherë i kishte shitur lule Kristinës - si dhe doktor Vershueri e doktor Mengeleja, që në fakt kishin ardhur nga Frankfurti për punët e tyre e ishin veshur me kostume verore të prera bukur. Gjatë periudhës që Kristina kishte kaluar në Gjermani, kishte bërë shumë pak miq. Sigurisht që Gerhardi nuk e kishte lënë të krijonte shoqëri.

Nga pas, Rakela vështronte pjesën e pasme të kokës së Gerhardit, kurse zemra i rrihte fort nga zemërimi. E dinte se ai e kishte vrarë të shoqen, ashtu siç e dinte se edhe Kristina e kishte pritur atë gjë, por Rakelës nuk ia kishte marrë mendja se do të ndodhte aq shpejt. Kishte qenë e sigurt se kishte kohë të mjaftueshme për ta ndihmuar shoqen e saj të arratisej, pasi të organizonte një plan bashkë me Xhejson Jangun. Në fund, siç kishte shpresuar Rakela, nënë e bijë do të bashkoheshin.

Vetëm atë çast, e kuptoi se sa naive ishte treguar dhe se Kristina kishte pasur plotësisht të drejtë. Sa do të donte ta kthente kohën pas e të ndryshonte... gjithçka! Por çfarë mund të kishte bërë ndryshe? Kujt mund t'i kërkonte më shumë ndihmë? Rakela shtrëngoi shaminë me duart e futura në doreza, ndërsa lotët i rridhnin çurg nën velin e saj.

- U çmend nga pikëllimi, - i tha pastorit Gerhardi, burri i ve që gjoja po mbante zi për të shoqen, kur po e nxirrnin arkivolin jashtë. - Kishte karakter të dobët dhe ishte e pafuqishme për t'i përballuar vështirësitë.

- Majori Shlik, - i tha doktor Vershueri dhe i zgjati dorën. - Më vjen keq për humbjen tuaj, - shtoi ai dhe Rakela vuri re njëfarë dinakërie në sytë e tij.

Gerhardi nuk lëvizi, por thjesht përsëriti:

- Kishte karakter të dobët, - dhe ngriti supet. - Lumi e thirri dhe, me sa duket, ajo nuk i rezistoi dot.

Rakela donte t'u jepte nga një shpullë e t'u ulërinte për atë teatër të shëmtuar që po luanin. Dhe ku? Në mes të ceremonisë së varrimit! Ndërkohë, i ati e tërhoqi drejt derës.

- Pasdite deri në mbrëmje, do të jem në një takim me doktor Vershuerin dhe doktor Mengelenë. Do të qëndroj me ta gjatë kohës që ndodhen në Berlin dhe mund të kthehem vonë. Të të gjej një taksi?

Rakela tundi kokën në shenjë mohimi. "Si është puna? Vërtet nuk po e kupton ai?"

- Baba, ti e di mirë se kjo nuk ishte vetëvrasje. Ti e di se Gerhardi...

I ati i ra fort me bërryl dhe pa nga ana tjetër për të mos rënë në sy, kurse ajo vuri re se doktor Mengeleja po shihte në drejtim të tyre. Krameri e përshëndeti doktorin me një tundje nervoze të kokës. Kapur krah për krah, Rakela dhe i ati dolën nga kisha, duke shpejtuar teposhtë shkallëve. Ai i pëshpëriti shumë i tensionuar:

- Rakela, mos thuaj asgjë!

- Por...

- Hesht, të thashë! Çfarëdo që të ndodhë, nuk është puna jonë. Nuk mund të bëjmë asgjë.

- Por kjo është një vrasje, baba!

- Qepe! - i tha dhe e shkundi teksa ecnin me të njëjtin ritëm. - Të kisha paralajmëruar; po bëhesh histerike. Kthehu në hotel dhe mos lëviz që aty! Do të kthehem sa më shpejt që të mundem.

Ajo nuk po duronte më dhe u shkëput nga krahët e tij.

- Baba, dua të kthehem në shtëpi! Dua të kthehem në Nju Jork, tani!

- Është e pamundur.

- Çfarë do të thuash? Më the se do të ktheheshim pasi...

- Avioni ynë niset nesër.

- Zonjusha Kramer! - u dëgjua nga pas zëri i Gerhardit teksa zbriste nxitimthi shkallët e kishës. Ishte së bashku me Vershuerin dhe Mengelenë. Ndërkohë, i ati i dha një shikim paralajmërues së bijës. - Do të vini me ne për drekë? - e pyeti ai, tepër i qetë dhe i zellshëm për një burrë që sapo kishte futur në dhe të shoqen.

Edhe pse ishte e acaruar nga sjellja e të atit, ajo luajti lojën.

- Jo, jo, duhet të kthehem në hotel. Kam dhembje koke dhe nuk jam e uritur.

- Ah, sa keq! Shpresoja se do të hanim bashkë.

Asaj i erdhi për të vjellë. “Po si guxon vallë? Si ka mundësi që sillet kështu? Si ka mundësi që babait e të tjerëve nuk u bën përshtypje sjellja e Gerhardit?”

Ai i kapi dorën.

- E di që ju keni qenë shoqe të ngushta.

Rakela u përpoq ta tërhiqte dorën, por ai nuk ia lëshoi.

- Po, është e vërtetë. Ishim shoqe të mira.

- Po, e kuptoj dhe jam i sigurt se Kristina do të kishte dashur që të kishe diçka që më parë i përkiste asaj, diçka të veçantë që ta kujtoje përjetë.

Rakela u gëlltit me vështirësi dhe me zor po i mbante lotët nga dëshpërimi. Ndoshta e kishte edhe nga dhimbja.

- Kam dëshirë që të vish në shtëpinë time dhe t’i sistemojmë së bashku gjërat e saj. Mund të marrësh çfarë të duash.

Asaj i ishte lidhur gjuha; ndiente neveri, keqardhje dhe një brejtje të tmerrshme ndërgjegjeje, sepse e kishte ditur fare mirë se jeta e Kristinës ishte në rrezik dhe nuk kishte bërë asgjë për ta ndihmuar.

- Siç mund ta kuptosh, nuk e kam të lehtë. Do të më bëje nder të madh, mua dhe Kristinës, nëse vjen, - vazhdoi ai dhe i shtrëngoi përsëri dorën. - Të lutem, pranoje kërkesën time!

Rakelës sa nuk po i plaste koka, por dëshira për të parë disa prej sendeve personale të Kristinës, për t’i treguar në njëfarë mënyre shoqes së saj, ndonëse të vdekur, se sa e dëshpëruar ishte që nuk i kishte besuar që në fillim dhe ndjesia e panatyrshme që i jepte dora e tij, ia ndryshuan mendjen. Në fund, pohoi duke tundur kokën ngadalë.

- Do të vij, por nesër, përpara se të nisemi me avionin e mbrëmjes, - i tha si për të sfiduar të atin, i cili e kish porositur të mos jepte shumë detaje. Sapo dëgjoi ato fjalë, ai e ktheu kokën mënjanë.

- Shkëlqyeshëm! - ia ktheu Gerhardi që mezi e përmbajti ngazëllimin. - Do të të telefonoj nesër në mesditë.

Sytë iu përlotën dhe mezi po përmbahej, por nuk donte të qante përpara Gerhard Shlikut dhe atyre mjekëve, ndaj u ktheu shpinën, pasi lotët mund t’i shpërthenin nga çasti në çast. Si bëri vetëm pesë hapa, një nga takat e larta i ngeci në një të çarë të trotuarit dhe këpuca e zezë i doli nga këmba.

Ndërsa po e vishte, dëgjoi fjalët e doktor Mengelesë, sikur puhiza t'ia kishte çuar në vesh.

- Çdo gjë do të shkojë në vendin e vet, - dhe pastaj theksoi me një ton të vendosur: - Duhet t'i bitisim punët sa më shpejt, të mos i lëmë pezull.

- Ajo do të bindet, - shtoi babai i saj. - Jam gati ta firmos dosjen.

Përmes velit të zi që varej nga kapela e saj, Rakela u hodhi rrufeshëm një vështrim. Burrat po e përpinin me sy.



Xhejsoni, që ndodhej një bllok ndërtesash më tutje, bënte sikur lexonte gazetën, por, në të vërtetë, vëzhgonte pjesën ballore të kishës dhe po priste Rakelën. Ai ndoqi me sy shkëmbimin mes saj dhe Gerhardit te shkallët e kishës dhe shkarraviti diçka poshtë titullit të faqes së parë të gazetës që mbante në dorë. Pasi katër burrat u futën në një "Mercedes" të zi, që u largua me shpejtësi, ai palosi gazetën dhe eci në drejtim të kundërt.

Priti derisa Rakela arriti në kryqëzim, eci përkrah saj dhe lëshoi gjoja rastësisht gazetën mes tyre. Pastaj, ia zgjati asaj dhe foli me zë aq të lartë, sa të dëgjonin kalimtarët.

- Më falni, zonjushë, ju ra gazeta.

Përpara se ajo ta merrte vesh se kush i foli, ai ngriti kapelën dhe hipi menjëherë në tramvajin që po kalonte aty pranë. Pas gjysmë ore, ai do të ulej në një kafene, adresën e së cilës e kishte shkruar poshtë titullit kryesor. Do ta priste një orë, aq kohë sa i duhej asaj të kthehej në hotel dhe pastaj të dilte nga dera e pasme, në rast se e ndiqte ndokush.

Xhejsonit po i dukej vetja si personazhi i ndonjë romani me spiunazh dhe shpresonte që gjërat të shkonin mirë.



Në orën një e gjysmë, Rakela po ecte pas kamerierit, i cili po e shoqëronte drejt njërës prej tavolinave që ndodheshin në verandën e kafenesë në rrugën "Zillheln". Rreth e rrotull, të zinte syri vazo të mëdha me lule kacavjerrëse. Rakela porositi kafe dhe një pjatë me strudel të ngrohtë me mollë, ëmbëlsira që i gatuante e ëma kur mërzitej kur ishte e vogël. "Ah, sikur të ishte mamaja këtu! Ajo dinte si të sillej me të shoqin, t'ia përplaste në fytyrë e t'i kujtonte se ishte njeri me moral, të rizgjonte tek ai njeriun e mirë që kishte qenë dikur, të paktën atë që ajo kishte besuar se ishte vërtet."

Njeriu i çorientuar që e kishte tronditur Rakelën në shkallët e kishës, që e kishte vrarë shpirtërisht, duke i thënë se të nesërmen mund të mos ktheheshin në Amerikë, që lejonte eutanazinë dhe vrasjen e fëmijëve, nuk ishte ai që kishte njohur Rakela. Ai nuk ishte babai që e kishte rritur.

- Sa para do, që të më tregosh se çfarë po mendon? - u dëgjua zëri i Xhejsonit, i cili u shfaq papritmas përballë saj.

- Janë mendime të këqija. Më keq, nuk ka ku të shkojë, - ia ktheu ajo, kafshoi buzën dhe vështroi tutje, e vendosur që të mos derdhte asnjë pikë loti në sy të tij.

Ai i zgjati dorën.

- Vajza është në vend të sigurt, po ashtu edhe fëmijët e tjerë që u konsideruan të zhdukur.

Rakela mbylli sytë; një lot mirënjohjeje i rrëshqiti deri në mjekër.

- Falë Zotit! Faleminderit që më njoftove në hotel.

- Aksioni u krye nga disa gjermanë shumë të guximshëm, njerëz jashtëzakonisht të mirë.

- Si ti, - i tha ajo dhe u gëlltit, por atë që tha, e kishte seriozisht.

Ai i shtrëngoi dorën dhe u ul.

- Amelia nuk mund të qëndrojë gjatë në atë vend... pasi rrezikon shumë, - vazhdoi ai.

Rakela ndjeu një sëmbim në zemër.

- Ç'të bëjmë?

- Duhet ta çojmë diku tjetër.

- A i ngjan Kristinës ajo? - e pyeti Rakela, edhe pse nuk donte ta dinte.

Xhejsoni buzëqeshi, kapi pirunin e saj dhe futi në gojë një copë nga strudeli me mollë.

- Tani jo.

Rakela priti që ai të vazhdonte.

Xhejsoni bëri përpara dhe i pëshpëriti:

- Ia prenë flokët shkurt dhe ia lyen. Është ende bionde, por i ka pak më të errët. E veshën si djalë. Nuk e di nëse do ta lënë gjatë me ato rroba, por djalë më të bukur nuk kisha parë ndonjëherë, - tha, u mbështet e filloi të gjerbte kafen. - Është e vështirë ta mbash të fshehtë problemin e saj. Nga larg, duket për mrekulli, si çdo fëmijë tjetër, por nga afër, nëse i flet, nuk përgjigjet, nuk reagon ndaj asnjë zhurme të papritur. Komunikon përmes gjuhës së shenjave, më saktë, përpiqet, por askush nuk mund ta kuptojë.

Ata përpiqen ta lënë të qetë, që të mos tërheqë vëmendje. Kjo, - tha dhe ngriti supet, - është një situatë shumë e rrezikshme për të gjithë.

Rakela vuri dorën mbi sy. Ajo nuk mund ta ndihmonte Amelinë. Madje as veten. Nuk po i hahej më, ndaj shtyu pjatën me strudel në drejtim të Xhejsonit, i cili filloi ta hante me kënaqësi. Nuk zgjati shumë dhe ëmbëlsira u zhduk nga pjata.

- Më vjen keq për shoqen tënde! Nuk ma mori mendja se ajo do të...

- Nuk ka vrarë veten, - e ndërpreu Rakela. - E ka vrarë Gerhardi.

- Kjo është akuzë e rëndë. Ke prova?

Rakela e pa në sy, duke vrarë mendjen se çfarë duhej t'i tregonte, megjithëse e dinte se, veç atij, nuk mund t'i besonte askujt tjetër. Të atit nuk mund t'i kërkonte ndihmë, sepse edhe atë pak shpirt të mirë që i kishte mbetur, ia kishte shitur Gerhardit dhe mjekëve të eugjenikës, ndoshta edhe vetë Fyhrerit; nuk dinte ç'të thoshte. Dinte vetëm se nuk kishte njeri ku të mbështetej dhe se Xhejsoni kishte shpëtuar Amelinë.

- Kristina më tha se Gerhardi kishte ndër mend ta hiqte qafe, se donte të kishte fëmijë arianë të përsosur për Rajhun, se kjo gjë u kërkohej të gjithë atyre që po bënin karrierë në radhët e SS-ve.

Xhejsoni tundi kokën.

- Kjo është e vërtetë. Hitleri ka urdhëruar me kohë ndërtimin e shtëpive ku tani janë strehuar gra të pamartuara "të pastra gjenetikisht", me qëllim që të rrisin përqindjen e lindjeve. Të gjitha ato janë në dispozicion që të sjellin në jetë qenie madhore gjermane, mbinjerëzorët e Hitlerit.

- Domethënë, SS-të, - tha Rakela dhe ndjeu ta kaplonte një valë inati. - Kristina tha se Gerhardi donte të ishte i lirë të martohej me dikë që ishte gjenetikisht, eugjenikisht e shëndetshme dhe e pastër. Dikush që nuk do të lindte një fëmijë të shurdhër.

- Ka pasur sëmundje të tillë në familjen e saj?

- Jo.

- Atëherë nga e di ai se mund të mos jetë vetë problemi? Nuk e dija se problemet me dëgjimin qenkëshin të trashëgueshme.

- Nuk janë, të paktën nuk ka asnjë provë për këtë. Mirëpo, sipas teorisë eugjenike, të metat dhe deformimet shkaktohen nga anomali gjenetike dhe të gjitha këto anomali duhet të zhduken.

- Prandaj jam përpjekur aq shumë që babai yt ta pranojë këtë gjë publikisht.

- Që të shesësh më shumë gazeta? Që të sigurosh një titull në faqen e parë? - e pyeti ajo dhe nuk mund ta frenonte sarkazmin në zërin e saj.

Ai u përkul mbi tavolinë.

- Jo, jam marrë me këtë punë, që të mos mbërrinim këtu ku jemi, - iu përgjigj ai. Ajo e pa drejt e në sy derisa ai u mbështet sërish në karrige. - Po sigurisht që mundohem ta kem edhe titullin në faqen e parë. Kjo është puna ime, - pranoi Jangu.

- Në Amerikë, sterilizimi bëhet për të zhdukur disa probleme gjenetike.

- Edhe në Gjermani, për këtë arsye përdoret sterilizimi, nëse kanë durim të presin derisa të shuhet një brez. Nëse jo, i zhdukin të gjithë. Quhet kurë e shpejtë, - ia ktheu Xhejsoni. Me sa dukej, as ai nuk ishte më pak sarkastik.

- Ma tha vetë Kristina. Me urdhër të Hitlerit, të gjithë këta konsiderohen llum i shoqërisë gjermane dhe janë "të padenjë për të jetuar". Me të tilla ligje, vrasja e Kristinës ishte e pashmangshme.

- Gjithsesi, ai e zhduku menjëherë pas varrimit, që të dukej si vetëvrasje: një nënë që i jep fund jetës për shkak të hidhërimit.

- Ajo nuk ka vrarë veten! Jam e sigurt për këtë. I thashë se Amelia ishte në duar të sigurta, sapo ti më dërgove fjalë... atë ditë, në funeralin e Amelisë. Do të jetonte me shpresën se një ditë do të takonte të bijën, - tha Rakela dhe mbylli sytë, si për të fshirë nga mendja imazhet e vrasjes së shoqes së saj mbi ndonjë urë, skelë apo breg të lumit, kudo që të kishte ndodhur; për të fshirë tmerrin e çasteve të fundit të jetës së saj. Ajo ndjeu Xhejsonin që shtyu një pecetë drejt dorës së saj. Pa hapur sytë, e mori atë dhe i ishte mirënjohëse që, gjatë atyre çasteve të sikletshme, ai nuk po fliste.

Pas një heshtjeje të gjatë, ai tha:

- Ma merr mendja se, kur kësaj katrahure t'i vijë fundi, duke supozuar se do ta mbrojmë Amelinë, ti do ta marrësh me vete në Amerikë.

Rakela hapi sytë. Do të kishte qeshur, nëse gjithçka nuk do t'i ishte dukur aq e pamundur, absurde dhe e tmerrshme.

- Kështu shpresoj. Do ta marr me vete derisa kjo luftë e mallkuar të mbarojë. Do ta dish lajmin më të fundit? Me sa duket, unë nuk do të kthehem në Nju Jork.

- Çfarë?!

Kështu, i tregoi se te shkallët e kishës, i ati i kishte thënë se nuk do të largoheshin të nesërmen. Nuk iu durua dhe i tregoi gjithashtu për

ftesën e Gerhardit në shtëpinë e tij dhe fjalët e doktor Mengelesë, që i kishte dëgjuar rastësisht. Pastaj, i tregoi fjalët e çuditshme që i ati i kishte thënë për adoptimin e saj, takimin në Frankfurt, dosjet që mjekët kishin mbajtur për të që nga fëmijëria dhe analizat e shpeshta mjekësore që bënte në Gjermani. Kur fliste, i kujtoheshin edhe më shumë detaje, përfshirë këmbënguljen e babait se ajo duhej të dinte rrjedhshëm gjermanisht me theks bavarez. Në fund, përmendi fjalët e tij për firmosjen e një dosjeje.

Për herë të parë, që kur e kishte njohur Rakelën, Xhejson Jangu dukej vërtet i shqetësuar.

# 13

Kur ra muzgu, Rakela mbylli derën e suitës së hotelit dhe bllokoi hyrjen me një karrocë të drunjtë, që kamerierët e përdornin për të transportuar çaj. Nëse i ati kthehej, ajo shpresonte se gjatë kohës që ai hiqte karrocën dhe hapte derën, ajo do të mund t'i sistemonte gjërat e të dukej sikur nuk kishte ndodhur asgjë.

Nuk ia kishte ënda të bëhej as detektive private e jo më agjente ndërkombëtare, por nuk kishte çast më të përshtatshëm sesa ai për të vepruar. Babai i kishte thënë se do të kthehej vonë. Ai ishte larguar menjëherë pas funeralit, kështu që ajo e dinte se ai nuk e kishte marrë me vete valixhen e punës dhe dosjet në takimin me mjekët dhe Gerhardin.

Çdo gjë që i kishte thënë Xhejsoni, ishte me vend. Në qoftë se marrëdhënia e pazakontë ndërmjet mjekëve dhe Gerhard Shlikut e shqetësonte, atëherë diçka duhej të pasqyrohej medoemos te dokumentet e të atit. Po të ishte me fat, mes atyre shkresave mund të gjente diçka që e lidhte Gerhardin me vdekjen e Kristinës, megjithëse për atë, mendonte se do të gjente diçka më shumë në shtëpinë e tij.

Ia kishte marrë mendja se dhomën e gjumit dhe studion e të atit do t'i gjente mbyllur, por ai nuk mund ta dinte se në adoleshencë, gjatë netëve që kalonte së bashku me Kristinën, ato praktikoheshin për hapjen e dyerve me karficë. Kështu, iu desh më pak se një minutë për t'i hapur.

Mbylli perdet dhe nën krevat, gjeti valixhen e tij, e cila kishte një kod sekret për t'u hapur. U përpoq për gati një orë të gjente kombinimin e numrave: provoi ditëlindje, numra telefoni, mosha, ditë jave, adresat e tyre, gjithçka që i shkonte në mendje, por më kot.

"Ah, mama! Sikur të të kisha pranë! Çfarë do të kishe bërë ti? Unë për vete nuk di ç'të bëj dhe koha po fluturon."

Imazhi i së ëmës duke buzëqeshur, ngrohtësia e përqafimit të saj dhe aftësia e saj për të gjetur zgjidhje për çdo gjë, bënë që Rakela të gulçonte.

"Mama, ti nuk e di se sa shumë ka ndryshuar ai! Ka ndryshuar aq shumë, sa as ti nuk do ta njihje më!"

Ndërkohë, imazhi i së ëmës vazhdonte t'i shfaqej para syve. "Nuk mundem më! Jam shumë e inatosur, e lënduar. Nuk e di se çfarë ka ndër mend të bëjë. E di se e ke dashur, por ai ka qenë tjetër njeri kur u martove me të... kur u martove me të..."

Atë çast, i shkoi ndër mend të provonte datën e martesës së prindërve. Futi kodin dhe mezi po mbushej me frymë. Sakaq, të dyja anët e valixhes kërcitën dhe kapaku u hap.

Grupi i parë i dosjeve përmbante detaje të simptomave të veçanta të pacientëve me tuberkuloz: që nga dëmtimet e lëkurës, deri te problemet me mushkritë. Kishte fotografi, lista pacientësh, përshkrime të trajtimeve dhe efikasitetit të ilaçeve të përdorura në mënyrë eksperimentale.

Grupi i dytë i dosjeve shtjellonte problemet e binjakëve të ndarë në fillim të eksperimentit. Në çdo rast, njërit prej tyre i injektohej serum tuberkular ose, në disa raste, ushqehej me qumësht nga lopë me tuberkuloz. Binjaku tjetër rritej me ushqime të shëndetshme në një mjedis të përshtatshëm. Në dosje, jepej zhvillimi shkatërrimtar i sëmundjes në binjakun e pambrojtur nga ana mjekësore. Sapo sëmundja e patrajtuar përhapej në nivelin më të lartë, binjaku i shëndetshëm ribashkohej me vëllanë dhe mbahej në një ambient me të. Raportet tregonin se disa pacientë krijonin imunitet ndaj sëmundjes, ndërsa në shumicën e rasteve, sëmundja përhapej dhe eventualisht shkaktonte vdekjen e të dy binjakëve.

- Si përfundim, - lexoi ajo, - ky është rezultati i pritshëm, - dhe nuk mundi të vazhdonte më tej.

"Eksperimente te qeniet njerëzore. E dija se merreshe me kërkime mbi tuberkulozin, por nuk më shkonte në mendje se vrisje njerëz gjatë punës."

Nxori nga çanta aparatin e vogël që i kishte dhënë Xhejsoni, dhe fotografoi faqet e fundit të dosjes. Për shkak të lotëve, fjalët që shikonte përmes xhamit të vogël, dukeshin të turbullta.

Dëgjoi kumbimin e orës së murit. Ajo shënonte tetë. Nuk kishte dhe shumë kohë. Në dosjet e tjera, kishte të dhëna për binjakë të tjerë, por jepeshin kryesisht vëzhgime klinike, jo trajtime. "Përse merret pikërisht me binjakët?"

Më në fund, gjeti një dosje për Gerhard Shlikun, ku përmendej një eksperiment i dështuar, diçka rreth subjektit B-47. Në fund të një shkrese, i zuri syri një shënim për martesën e tij me Kristinën dhe një trajtim i hollësishëm i lindjes së Amelisë. Sipas një mamie, fëmija dukej

i shëndetshëm. Më poshtë, dy vjet më vonë, jepej diagnoza e një mjeku për shurdhimin. Nuk kishte asgjë që e implikonte Kristinën, përveç një shënimi të kohëve të fundit në lidhje me vdekjen e saj dhe diçka rreth një eksperimenti të ndërprerë. Kishte të dhëna të detajuara për prejardhjen e Gerhardit, zhvillimin fizik dhe mendor, duke u bazuar në kontrolle klinike të realizuara në Institutin e Frankfurtit gjatë viteve të fundit; çdo detaj krahasohej me një model ideal arian.

Mbinjerëzorët e Hitlerit. Rakela u trondit. Në faqen e fundit të dosjes së Gerhardit, vuri re një shënim me shkrim dore. Ishte shkrimi i babait të saj. *Të përfshihet subjekti B-47!*

"Të përfshihet subjekti B-47?! Ç'do të thotë kjo?" As që e kishte idenë, por, mbi të gjitha, nuk kishte as kohë. I ati mund të kthehej nga çasti në çast.

Vuri dosjet siç kishin qenë më parë dhe po kur bëhej gati ta mbyllte valixhen, i zuri syri një ndarje të veçantë në veshjen e brendshme të kapakut. Futi dorën dhe nxori prej aty një tufë me dosje më të vogla.

Mbi secilën prej tyre, kishte një germë dhe numra. Shfletoi të parën dhe pa fotografinë e një djaloshi, jo më shumë se tre apo katër vjeç. Kishte fotografi të tjera të tij, në mosha të ndryshme dhe vetëm me të brendshme. Çdo fotografi shoqërohej me një përshkrim, në të cilin detajohej zhvillimi fizik dhe mendor i subjektit në fjalë. Mjedisi ku ishin bërë fotografitë, i dukej i njohur. Ku ishte ai vend?

Kur po shfletonte dosjen e dytë, Rakela pa muret e bardha të klinikës në Frankfurt. Iu kujtua se i thoshin të qëndronte përkundër murit, të kthehej në profil, të përkulej në këtë dhe atë mënyrë derisa të pozicionohej siç donin ata. Kur ishte fëmijë, i ishte dukur si një lojë që bënte me mjekun. Kur u rrit, në adoleshencë, ndihej në siklet për shkak të lakuriqësisë së saj, megjithatë i bindej infermieres që kishte zëvendësuar mjekun. Nuk i kishte shkuar kurrë në mendje se aty kishin fshehur një aparat që fotografonte. Një valë nxehtësie e kaploi të tërën tek shfletonte dosjet e mbetura, e sigurt se në një dosje të veçantë, do të gjente edhe detajet për rritjen dhe zhvillimin e saj, të shoqëruara me foto.

Me sa dukej, germat dhe numrat përdoreshin për të përcaktuar subjekte individuale. A-25, A-36, A-37, A-42, A-47, A-51 për subjektet meshkuj dhe B-29, B-34, B-47, B-56, B-71 për subjektet femra. Përveç fotografive të nxjerra gjatë kontrolleve mjekësore, kishte shumë foto të familjarëve të

çdo subjekti, si dhe të dhëna për familjen, prejardhjen e prindërve, aftësitë sportive, arsimimin, arritjet intelektuale dhe përkatësitë fetare, politike dhe komunitare.

Hapi dosje dhe pa fotografi të ndryshme, pa ditur se ç'rëndësi kishin. Shfletoi pa fund, por asnjëri prej mjekëve ose babai i saj nuk mund të fajësoheshin përpara një trupi gjykues - madje as para një gjykate amerikane - nëse ajo nuk provonte se dosjet mbaheshin për veprimtari kriminale.

Opinioni publik mund të reagonte ashpër ndaj të dhënave për injektimin e të pafajshmëve me serum tuberkular, por jo nga dosjet që pasqyronin zhvillimin fizik dhe mendor të fëmijëve, pavarësisht se edhe ajo ishte diçka poshtëruese.

Po kërkonte dosjen e saj. Kur e hapi, nuk ndihej aspak gati. Nuk mund ta besonte se i ati ia kishte zaptuar privatësinë deri në atë pikë. Përshkrimi i jetës së saj në një mënyrë të tillë klinike e poshtëronte rëndë, por kur vuri re se ai e konsideronte atë si një mostër, pjesë të studimeve të tij të eugjenikës, u acarua pa masë. Përmbledhje të studimeve dhe të marrëdhënieve të saj, si dhe përshkrime të çdo aspekti të jetës së saj, mbushnin dosjen me etiketën B-47.

Ora po shkonte nëntë. Nuk mund të lexonte më shumë, por donte të dinte gjithçka që kishte përshkruar ai. Shpërndau fletët mbi shtratin e të atit dhe i fotografoi ato njëra pas tjetrës. Pasi i vendosi dosjet në ndarjen e veçantë të kapakut, në mendje iu shfaq shënimi me shkrim dore në dosjen e Gerhardit: *Të përfshihet subjekti B-47!* "Unë jam subjekti B-47."

Nxori edhe një herë dosjen e saj, e shfletoi dhe filloi të lexonte. Ajo nuk ishte vetëm pjesë e kërkimit të tij; ishte një eksperiment dhe një element në eksperimente. Rakelës iu kthye bota përmbys. Shkundi kokën, që të vinte në vete e të përqendrohej. Shënimet në fund të dosjes ishin bërë me shkrim dore, që nuk ishte i babait të saj: *Është e domosdoshme që ky subjekt të riprodhojë, që të përmbushet qëllimi i eksperimentit. Për shkak të mosbindjes, do të kemi një eksperiment të dështuar. - Doktor J. Mengele.*

"Doktor Jozef Mengeleja nuk dëshiron që gjërat të mbeten pezull. Im atë thotë se do ta mbyllë dosjen. Ata duan të më martojnë me Gerhardin. Jam rritur për t'u martuar me Gerhard Shlikun ose dikë tjetër të ngjashëm me të. Këtu e kishte fjalën babai kur foli për martesën, kur tha se duhej të zgjidhja dikë dhe kur refuzoi që të ktheheshim në Nju Jork."

Rakela mbylli sytë. Kishte një dhimbje të fortë në stomak, por

përpiqej ta mblidhte veten. “Kristinën e vranë, sepse nuk lindte fëmijë ‘të përsosur’. Gerhardin e kanë urdhëruar të martohet me mua, pra, të dy jemi pjesë e këtij programi riprodhues të pështirë. Tani që kanë hequr qafe Kristinën, ata kanë për qëllim të përfundojnë eksperimentin e tyre. Çfarë do të ndodhë, nëse unë nuk pranoj?”

Mblodhi fletët e dosjes, i futi në valixhe dhe e mbylli duke shtypur kodin. Rrëshqiti valixhen poshtë krevatit dhe u sigurua që ta vinte në atë kënd që e kishte gjetur. Fiku dritën e dhomës, hapi perdet dhe vështroi në errësirë, duke u përpjekur të kuptonte atë që kishte lexuar.

Rakela nuk besonte në Zot, ishte rritur me idenë se besimi ishte njëfarë paterice për të dobëtit, ndërsa ajo, pjesë e elitës, nuk duhej të ishte e dobët. Por ja që, për herë të parë në jetën e saj, donte të besonte. Për herë të parë, kuptoi se ishte e dobët dhe e brishtë, ndaj kishte nevojë për ndihmë.

# 14

*I shtrenjti im, Frederik,*

*Nuk do ta besosh se çfarë ka ndodhur...*

*Fëmijët e ardhur dhe ata të fshatit janë aq të mirë! U pëlqen të jenë në qendër të vëmendjes dhe vdesin për strudel me mollë. Zërat e tyre të ëmbël janë si zërat e engjëjve dhe mund t'i harmonizoj me lehtësi.*

*Famullitari Bauer më ka kërkuar të mbikëqyr disa fëmijë të pabindur dhe t'i ndëshkoj, në rast se nuk sillen mirë. Për habinë time, çdo gjë është më e lehtë nga sa e kisha imagjinuar. Ata janë të gëzuar që janë pjesë e korit. A ka gjë më të mrekullueshme sesa një kor fëmijësh! Edhe Henrik Helpmani bën pjesë në kor dhe është i mahnitshëm. Më jep kënaqësi dhe gëzim, megjithëse vazhdon të këmbëngulë që të mos na e kthejë statujëzën e Krishtit, që ke gdhendur ti. Nuk e di përse e bën këtë, por nuk më bën zemra ta ndëshkoj.*

*Burri im i dashur, nuk e ke idenë se sa më lumturojnë ata fëmijë, se ç'shkëndija krijojnë në mendjen time pyetjet e tyre, se sa e gjallëruar ndihem kur kapemi dorë për dore kur dalim nga shkolla.*

*Të dua, i dashuri im! Mundohu të kthehesh sa më parë dhe do të shohësh me sytë e tu se ç'po ndodh këtu. Edhe ti do t'i adhurosh.*

Frederiku u shtri në dyshekun prej kashte dhe palosi letrën. Mbylli sytë dhe përfytyroi buzëqeshjen engjëllore të gruas së tij.

Ishte merakosur kur pak kohë më parë kishte marrë vesh kërkesën e famullitarit Bauer. Zonja Fenstermaher i kishte treguar për prapësitë e fëmijëve të korit, madje i gjithë fshati fliste për atë gjë. Nuk mund ta kuptonte se pse famullitari i kishte kërkuar së shoqes një nder të atillë, duke qenë se punësimi i saj vështirë të miratohej nga bordi i prindërve katolikë. Ndërkohë, Lea i kishte shkruar se kishte pranuar një pagë minimale, ngaqë e kishte për zemër atë punë.

Frederiku tundi kokën dhe futi letrën në xhepin e këmishës, ngjitur me zemrën. Lea jo vetëm që ishte e aftë të lexonte partiturat, por edhe këndonte si engjëll. Që në fëmijëri, gjyshja e kishte mësuar të luante në

piano. Në Oberamergau, ajo gjë ishte normale si për katolikët, protestantët apo hebrenjtë. Muzika ishte e detyrueshme për arsimimin e çdo fëmije, kryesisht këndimi, dhe shpesh mësimi i një instrumenti. Fëmijët, veçanërisht ata katolikë, inkurajoheshin të mësonin muzikë, aktrim dhe të këndonin. Të gjithëve u jepeshin njohuri edhe për gdhendjen me dru dhe përvetësimin e normave të mikpritjes. Si mund të bëhej gati fshati në kohë për të shfaqur "Pasionin e Krishtit", ndërkohë që, gjatë gjithë vitit, realizoheshin teatro dhe programe muzikore?

Lea nuk kishte përvojë në punën me fëmijët, ndaj i dukej paksa pa kuptim që e kishin bërë drejtuese të korit. Frederiku shqetësohej për shëndetin mendor të së shoqes, nëse famullitari vendoste ta hiqte nga ajo punë ose ta zëvendësonte me një tjetër më të trajnuar, dikë që ishte pjesëtar i kishës katolike. Donte ta paralajmëronte që të tregohej më e përmbajtur, ndoshta do të ishte mirë që të bisedonte gjerë e gjatë me të.

Dukej sikur në zemrën e së shoqes ishte ndezur një zjarr. Në letrën që i kishte dërguar, ai arrinte të dallonte se e kishte shkruar rrëmbimthi. Ajo rrezatonte lumturi, e kuptonte nga fjalët e saj, nga zgjatimi tërheqës i shkronjave "t" dhe forma e bukur e "k"-ve. Me sa dukej, ajo ishte një mësuese e lindur, e cila, ndër të tjera, dinte të mbante disiplinë kur ishte e nevojshme. Po ashtu, ishte mentore dhe drejtuese shumë e mirë fëmijësh. Ashtu e përshkruante veten. Pas shumë muajsh martese, për herë të parë ai po vërente forcën e saj.

Si mund t'ia prishte qejfin apo ta këshillonte që të tregohej e matur? Nëse gjërat po shkonin ashtu, atëherë ajo e meritonte ta gëzonte jetën ashtu siç ia kishte ënda. Madje ajo punë mund t'i sillte edhe të ardhura.

Frederiku nxori nga xhepi statujëzën e foshnjës Jezus, të cilën e kishte gdhendur me dru pishe në kohën e lirë - rrallëherë ndodhte të kishte orë të lira - dhe lëmoi me gishtin e madh fytyrën dhe gjymtyrët e fëmijës.

Që kur kishte ardhur në Poloni, reparti i tij ishte marrë me vrasjen e sa më shumë polakëve. Javën e kaluar, nuk e kishin caktuar atë të digjte sinagogën e fshatit ku ishin vendosur, por shoku i tij, Gunter Fridmani, kur ishte kthyer nga misioni, dukej më i zbehtë sesa një kufomë. Ai i kishte treguar, duke pëshpëritur, se ata kishin kapur burra, gra, madje edhe fëmijë, në gjithë fshatin, dhe i kishin futur forcërisht në sinagogë. Përpara se të mbyllte portën duke e përplasur, ai kishte hasur në shikimin e një vajze të vogël, në moshën e Gretelës së tij. Gunteri i kishte thënë se ajo dukej

se e kuptonte më mirë se ai atë që do të ndodhte. Pasi e kishin urdhëruar ta mbyllte portën me shul, reparti i kishte vënë zjarrin sinagogës, duke e bërë shkrumb e hi. Britmat e tyre, përpara se të pashpresët t'i mbyste tymi, Gunteri i dëgjonte vazhdimisht nëpër ëndrra dhe kishte ditë që përjetonte makthe. Era e neveritshme e flokëve dhe e mishit të djegur iu hoq nga xhaketa vetëm të nesërmen në mëngjes. Kur dëgjonte shokun e tij, Frederikut i vinte për të vjellë.

E kishte të pamundur të vazhdonte të ishte pjesë e atyre masakrave, të vriste fshatarë të pafajshëm, por e dinte se nuk kishte rrugë tjetër. Asnjë variant që mendonte, nuk kishte fund të mirë e asnjë nuk do t'i jepte mundësinë ta shihte përsëri Lean e tij të dashur.

Duke e fërkuar Krishtin prej druri me gishtin e baltosur, e bëri pak pis. I shkoi mendja te Henriku i vogël dhe magjepsja e tij pas Krishtit të gdhendur në dru; Lea nuk kishte mundur t'ia merrte statujëzën Henrikut, të cilin ajo e quante nxënësin më të vështirë, por njëherazi edhe më të mahnitshëm.

"Henrik Helpmani? I mahnitshëm?! - mendoi Frederiku dhe tundi kokën i befasuar. Lean duhej ta kishte zënë ndonjë dalldi. - A janë të gjithë fëmijët kaq të magjepsur pas statujëzave të Krishtit sa Henriku?"

Vuri buzën në gaz për herë të parë që kur kishte shkelur në Poloni, gjë që ia ngrohu pakëz zemrën. "E kush nuk do ta donte një fëmijë? Ndoshta kjo është puna e duhur për Lean! Ne nuk mund të kemi një fëmijë tonin, por, duke qenë mes atyre fëmijëve, ajo gjendet mes një familjeje, që e gjallëron dhe i jep jetë."



Xhejsoni kishte dy orë që e priste Rakelën. E kishin lënë të takoheshin në një nga kafenetë e Tiergartenit. Gjatë asaj kohe, kishte lexuar dy gazeta të mëngjesit, si dhe kishte përlarë dy pasta me kumbulla dhe tre filxhanë me kafe, ose një lëng që ngjasonte me kafen. Ishte me fat që korrespondentët e huaj merrnin tallonë për ato gjëra. Megjithatë, ajo nuk po dukej ende.

Kaloi nëpër flokë duart që i dridheshin, dhe fërkoi qafën. "Xhejson Jang, je një budalla! Bëhet gazetari investigative në këtë mënyrë? Rakela, kushedi në ç'rrezik të kam futur! Po sikur ata ta kenë hequr qafe vetë Kristinën? Po sikur edhe babai yt të jetë i përfshirë? Po sikur ai të të ketë gjetur duke rrëmuar dosjet e tij?" - mendonte, por e kishte të pamundur ta çonte deri në fund atë mendim.

Nuk do t'i telefononte në hotel, ndërsa asaj i kishte thënë të mos telefononte në zyrat e redaksisë, sepse ishte i sigurt se Rajhu përgjonte çdo telefon. Kishin kaluar dy orë, dhe ishin shumë. "Diçka ka ngjarë", - mendoi.

La disa monedha mbi tavolinë dhe shpejtoi hapat drejt hotelit. Nuk mund ta linte në baltë, pavarësisht rreziqeve që mund t'i kanoseshin.

Ishte afër rrugës "Vilhelm" kur pa fytyrën e imët të Rakelës dhe trupin e bukur plot forma, e cila u shfaq mes turmës së njerëzve që kishin dalë për pazar që në mëngjes. U çlirua pa masë, por në fytyrën e saj vuri re tension.

E takoi ndërsa po kalonte rrugën.

- Zonjusha Kramer, ti po që di si ta bësh një burrë të presë, - i tha dhe e preku te çanta që mbante ajo. - Je nisur për ndonjë udhëtim?

Ajo eci përpara, pa e ngadalësuar hapin e pa e parë në sy.

- Më ndihmo të hipi në një avion, anije a çfarëdo qoftë, që të zhdukem nga Gjermania e të mbërrij një orë e më parë në Nju Jork. Duhet të largohem menjëherë, tani, - i tha dhe ktheu kokën pas, që ta shihte në sy. - Veçse nuk duhet të nisem nga Berlini.

Ai u çorodit nga ato fjalë dhe u mundua të kapte ritmin e saj. Donte të dinte se pse kërkonte të largohej me aq ngulm... Çfarë kishte ndodhur, ç'pasoja do të kishte ai veprim për Amelinë?

- Mund ta ndryshojmë datën e nisjes së biletës sate?

Ajo ngurroi të përgjigjej për një çast. Kur foli, mezi i doli një zë i ngjirur.

- Biletën e ka babai, të paktën kështu më ka thënë, - ia ktheu dhe eci përpara, me takat që kërcisnin mbi trotuar. - Nuk jam e sigurt se cila është rruga më e sigurt për mua, por kam para. E zbraza gjithë llogarinë e tij.

- Çfarë ndodhi? E di doktor Krameri që po largohesh?

- Ende jo. Prita derisa ai doli, - tha ajo dhe vazhdonte të ecte me të shpejtë, por toni i zërit po i normalizohej. - Kishe të drejtë për punën dhe kërkimet e tij, - tha, i zgjati aparatin dhe një çantë të vogël me filma. - Këtu ke gjithçka që të duhet. Përdori si të duash, përveç... - tha dhe befas ndaloi, sa kalimtarët pas saj, për pak u përplasën me të. Xhejsoni e tërhoqi mënjanë, kurse ajo kafshoi buzën. - Këtu ke të dhëna për mua dhe të tjerë si puna ime. Më premto se... nuk do t'i botosh këto fotografi!

Xhejsoni rrudhi vetullat, pa ditur se çfarë donte të thoshte Rakela.

- Më premto! - këmbënguli ajo.

- Të premtoj, të premtoj, - ia ktheu ai.

- Tregohu i kujdesshëm! - vazhdoi ajo duke e parë në dritë të syrit. - Shumë i kujdesshëm!

Duke qenë gazetar, Xhejsoni ishte gjendur shpesh në situata të vështira. Në të tilla rrethana, e dinte se të papriturat ishin të pashmangshme; edhe këtë herë, nuk ishte ndryshe. Ai i kapi dorën dhe i priu drejt një rruge plot me njerëz, pastaj teposhtë një rrugice të errët, derisa arritën tek i vetmi vend që dinte ku jepeshin makina të paregjistruara me qira, pa bërë madje as rezervim paraprak. Se si do t'ia bënin për të kaluar postbllokun në kufirin gjermano-austriak, ajo ishte çështje tjetër.



Pasi paguan një shumë të barasvlershme me treqind dollarë dhe pasi kishin bërë një orë rrugë, Rakela i kishte shpjeguar Xhejsonit përmbajtjen e dosjeve, punën që bëhej në Institutin për Kërkimet Eugjenike në Nju Jork, punën e babait të saj për tuberkulozin, të dhënat e detajuara të kontrolleve mjekësore që ajo kishte bërë në Frankfurt, eksperimentet me binjakët, studimet mbi tuberkulozin dhe programet e tjera për të cilat nuk kishte pasur kohë që t'i kuptonte qartë.

- Me sa kuptova, duan të bëjnë rolin e Kupidit, por që kjo lloj "dashurie" nuk ka të bëjë fare me përputhjen mes dy njerëzve. Duhet vetëm të ketë çiftëzime mes kampioneve të duhura të gjakut; gjak i pastër nga ana eugjenike, - tha dhe hodhi sytë nga Xhejsoni, e sikletosur që e kishin futur në një program të atillë pa dijeninë e saj. Zhgënjimi më i madh ishte se ndihej e tradhtuar nga babai i saj.

- Sipas tyre, Gerhard Shliku na qenka personi që përputhet me ty!

- Kjo gjë qenka projektuar prej vitesh.

- Pra, kur e refuzove dhe ai u martua me Kristinën, mjekët duhet të jenë mërzitur. Në fund të fundit, nuk ka lidhje fare me sëmundjen e Amelisë.

Rakela psherëtiu.

- Këtë nuk mund ta them. Nëse Amelia do të kishte qenë "e përshtatshme", ata mund të mos kishin vepruar, të paktën për sa i përket martesës së tyre.

- Tani, sipas këtyre mjekëve të mëdhenj, ti duhet të martohesh me Gerhardin dhe të lindësh një tufë arianësh të vegjël me racë të pastër.

Rakela shtrembëroi fytyrën.

- Nuk martohem me atë njeri. Kam parë postera që promovojnë pjellorinë dhe se çdo grua e shëndetshme gjermane është e detyruar të ketë sa më shumë fëmijë.

- Ndoshta kjo ka lidhje me binjakët. Ndoshta ka të bëjë me shtimin e popullsisë ariane.

- Nuk e di, por më duket më e thellë se kaq. Në eksperimentet për tuberkulozin, infektonin njërin binjak, të cilit nuk i ofrohej trajtim. Vetëm kur sëmundja përhapej, e fusnin tjetrin në një mjedis me të infektuarin.

- Eksperimente mjekësore për të zhdukur sëmundjet?

- Për zbulimin dhe zhdukjen e "anomalive". Nuk di ç'të them tjetër, - ia ktheu Rakela. Ato që kishte lexuar në dosje, si dhe shpejtësia e makinës, po ia turbullonin keq stomakun e nga çasti në çast, mund të villte. - Ata i lënë binjakët të vdesin dhe nuk bëjnë asgjë për t'i shpëtuar. Ia hedh vetëm ndonjë që ka imunitet ndaj sëmundjes.

- A të shkon në mendje se mund të kesh një binjak apo binjake të infektuar që vërtitet vërdallë?

Ajo lloj shakaje e acaroi. Nuk ishte për të qeshur. "Babai më ka tradhtuar! Por si ka guxuar vallë? - mendoi Rakela dhe drejtoi trupin. - Ta ketë ditur vallë mamaja këtë?" Jo, ajo nuk do ta pranonte kurrë.

- Nuk ka qenë i tillë, - këmbënguli ajo. - Babai ka qenë shumë ndryshe përpara se të vdiste mamaja... Të paktën kështu kam besuar unë, - tha dhe mezi u gëlltit. Iu duk sikur diç i kishte mbetur në fyt. - Nuk arrita ta mbaroja së lexuari të gjithë dosjen. Unë... kisha frikë se mos kthehej babai dhe... nuk mund ta përballoja atë situatë.

- Pra, ti nuk di gjë për...

- Pasi dola nga dhoma e tij, më kapi dëshira që ta lexoja deri në fund dosjen. Aty duhej të kishte të dhëna rreth prindërve të mi biologjikë. Di që ime më ishte gjermane dhe vdiq gjatë lindjes, që u linda në Frankfurt dhe u birësova pothuajse menjëherë nga prindër amerikanë. Më kanë thënë se kam qenë fëmijë i vetëm, kaq di, - tha ajo dhe u kthye nga Xhejsoni, i cili ia kishte ngulur sytë rrugës përpara. - Po bëhesha gati të ngrihesha e të hyja prapë në dhomën e tij që të lexoja diçka më shumë, por dëgjova babanë që futi çelësin në bravë. Nuk doja të përballesha me të, pasi nuk do të përmbahesha. Nëse ballafaqohem me të, nuk besoj se do të ketë guxim të më shohë në sy.

- Po sot në mëngjes?

- Mbrëmë i lashë një shënim ku i shkruaja se nuk ndihesha mirë, se do të flija deri vonë dhe se do të takoheshim në darkë. Kur dola nga dhoma, ai kishte ikur. Mendoj se ka shkuar të takohet me mjekët në institutin "Kaizer Vilhelm[25]". Edhe ai më kishte lënë një shënim ku thoshte se do të vonohej. Ndoshta mendon se do ta kaloj ditën me Gerhardin, duke rrëmuar sendet personale të Kristinës.

- Kur të kthehet, nuk do të të gjejë dhe do të vrasë mendjen se ku je, - i tha Xhejsoni tek lëvizte timonin me majat e gishtave. - Do të ishte më mirë sikur të prisje që të largohej për një periudhë më të gjatë. Në këtë mënyrë, do të fitoje më shumë kohë për të planifikuar se ç'do të bëje.

Ajo tundi kokën në shenjë mohimi, me pamje thellësisht të dëshpëruar.

- Nuk mund të rrija asnjë ditë më shumë. E kisha të pamundur. I lashë një letër.

- Një letër?! - Habia në zërin e tij, ia ngeci fjalët në grykë.

- I shkrova se ndihem e poshtëruar prej tij, se më është neveritur si njeri, se mamaja do të tmerrohej nga puna e tij dhe se duke më përdorur për testet laboratorike, ka çnderuar kujtimin e saj. Çfarëdo të mire të ketë bërë lidhur me kërkimet për ta shpëtuar botën nga tuberkulozi, nuk ka asnjë vlerë kur mbi supe i rëndojnë vrasjet e shumë të pafajshmëve, - tha Rakela, kurse Xhejsoni lëshoi një psherëtimë. - Nuk dua t'ia shoh më surratin. I thashë se do të kthehesha në Nju Jork dhe të mos mundohet të më kontaktojë. Nuk dua të kem të bëj më me një njeri të atillë, - përfundoi ajo dhe, dalëngadalë, zëri iu shua.

- Rakela, ai nuk do të të ndahet. Të gjithë do të të vihen pas, - këmbënguli Xhejsoni. - Janë marrë me ty për njëzet vjet. Të kanë rritur sikur të ishte një pelë race, ndaj nuk do të të lënë t'u ikësh duarsh vetëm sepse ti nuk do që të bëhesh pjesë e lojës së tyre të shëmtuar.

- Kur të mbërrij në Nju Jork, do të shpërngulem; do të ndryshoj emrin.

- Po i nënvlerëson ata.

Rakela nuk mund ta pranonte disfatën përpara se të fillonte të luftonte. Po kuptonte se kishte beteja të mëdha përpara dhe nuk duhej të shpenzonte më kot energji duke debatuar me Xhejsonin.

---

[25] Instituti "Kaizer Vilhelm" për Përparimin e Shkencës ishte një institucion gjerman shkencor, ku gjatë Rajhut të Tretë, u kryen operacione shkencore naziste.

- Ti vetëm më ndihmo të më nxjerrësh nga Gjermania!



Pas pesë orësh udhëtim, ra muzgu. Xhejsoni parkoi makinën buzë një trotuari, pranë një stacioni treni, i cili ishte më i afërti me kufirin austriak.

- Shpresoj që t'ia dalësh. Nëse arrin të hysh në Austri, nisu menjëherë për në Zvicër! - i tha Xhejsoni dhe i shtrëngoi dorën, pavarësisht se iu duk një gjest i sikletshëm.

- Faleminderit! Faleminderit për gjithçka! - mezi arriti të belbëzonte Rakela. - Sidomos për atë që ke bërë dhe do të bësh për Amelinë.

- Mos më falëndero akoma.

- Besoj se do të më njoftosh për më tej. - Ai pohoi me kokë. - Kur ta... Nëse gjen një mënyrë për ta sjellë në Amerikë, do ta mbaj unë, - i tha ajo, ngriti sytë lart krejt e pashpresë dhe shtoi: - Nuk marr vesh nga fëmijët, aq më pak nga ata me probleme me dëgjimin, por do të gjej një vend për të.

- Do të të informoj nëpërmjet botuesit tim, duke përdorur fjalët tona koduese.

- Do të lidhem me të sapo të gjej një vend për të qëndruar, kudo që të jetë, - tha dhe po bëhej gati të ikte, por Xhejsoni nuk po ia lëshonte dorën.

- Ki kujdes! Tregohu e matur!

Ajo buzëqeshi; ishte një buzëqeshje e mbushur me tension dhe shqetësim.

- Edhe ti! - ia ktheu ajo dhe u shkëput prej tij, hapi derën e zgjati dorën të merrte çantën në ndenjësen e pasme. Ai doli shpejt e shpejt nga makina dhe i kapi çantën.

- Do të largohem që këtu, vetëm kur të shoh që ke kaluar kufirin.

Ajo u mbush me frymë dhe e preku lehtë në krah.

- Atëherë, paska akoma kavalierë në këtë botë!

- Kanë mbetur ca, - tha ai dhe qeshi, duke u ndier si budalla.

# 15

Xhejsoni po ndiqte veprimet e Rakelës për së largu. Mbështetur te një shtyllë pranë njërës prej qosheve të stacionit, ku shiteshin gazeta e revista, shtirej sikur po lexonte gazetën. Rakela mund ta kalonte kufirin pa problem, meqë kishte pasaportë amerikane, por Xhejsoni kishte kohë që jetonte në Gjermaninë e Re dhe e dinte se nuk mund të linte asgjë në dorë të rastësisë.

Ata pritën derisa salla u mbush plot me njerëz dhe zhurmë. Kur i erdhi radha Rakelës, vuri disa marka gjermane mbi banak, pranë pasaportës së saj.

Punonjësi i stacionit mezi i ngriti sytë; numëroi paratë, vulosi biletën dhe i ktheu kusurin. Më pas, i hodhi një sy pasaportës, ngurroi për një çast, e pa mirë në fytyrë dhe ia ktheu mbrapsht. E pyeti diçka në gjermanisht, që Xhejsoni nuk mundi ta dëgjonte. Ajo pohoi me kokë, u përgjigj dhe po buzëqeshte kur u përkul të merrte çantën.

Xhejsoni u lehtësua, por punonjësi e thirri përsëri; me sa dukej, i tha të priste. Ajo ngurroi, por pranoi pa bërë fjalë. Pas pak, Rakela i bëri një pyetje. Burri ngurroi, rrudhi vetullat dhe bëri me shenjë nga dy korridore. Ajo ia ktheu duke buzëqeshur dhe ngriti dorën sikur po i premtonte diçka.

Burri ishte ende vetullngrysur, ndërsa ajo po largohej.

Udhëtari tjetër vuri markat mbi banak dhe, për një çast, ia bllokoi pamjen punonjësit. Xhejsoni vuri re se ky i fundit doli nga banaku, kërkoi me sy nëpër stacion dhe ia bëri me shenjë rojës së armatosur. Ai e kuptoi dhe e ndoqi Rakelën, e cila hyri në tualetin e femrave.

Roja me uniformë nxori një letër nga xhepi i brendshëm i kapotës dhe ia tregoi punonjësit, i cili pohoi me kokë. Ata thirrën edhe një rojë tjetër.

Xhejsoni vështronte i shqetësuar. Qimet iu ngritën përpjetë dhe duart iu mpinë. Ndërkaq, e palosi menjëherë gazetën.

Rojet e armatosura ecnin tutje e tëhu. Xhejsoni uli sytë nga gazeta, duke e detyruar veten të numëronte deri në pesë, me qëllim që të mos binte në sy, pastaj u mbush me frymë dhe kur ngriti kokën, pa se ata

kishin ecur drejt korridorit të ngushtë, ku kalonin gjithë pasagjerët, dhe po qëndronin aty, në pritje të gjahut të tyre.

"Nuk po më pëlqen fare kjo punë", - tha me vete.

Nga sporteli, punonjësi vëzhgonte vazhdimisht derën e tualetit të femrave.

Nga altoparlantët, u dëgjua një zë që njoftonte pasagjerët që të bëheshin gati për të hipur në tren. Njerëzit ngritën çantat dhe valixhet, përqafuan të dashurit e tyre dhe u nisën drejt platformës. Pasagjerët e vonuar mbanin ende radhë te biletaria, ngrinin lart pasaportat dhe markat dhe nxisnin punonjësit që të nxitonin. Rakela hapi derën e tualetit.

Xhejsoni i doli përpara, i mori çantën dhe e kapi për krahu, duke e kthyer drejt dyerve të harkuara që të nxirrnin në rrugë.

- Mos fol! Ec përpara!

- Por...

- Më beso!

Sapo arritën te dyert, pas tyre u dëgjuan fërshëllima bilbilash. Turma pasagjerësh të vonuar që kërkonin të kapnin trenin e pasdites, mbushën papritmas korridorin e ngushtë, duke i penguar rojet.

Xhejsoni dhe Rakela çanë përpara, pa e kthyer kokën pas. Sapo dolën përjashta, ai i kapi dorën dhe të dy vrapuan drejt makinës.

- Xhejson, çfarë...

- Të janë vënë pas. Futu brenda!

U larguan nga stacioni dhe shpejtuan drejt autostradës. Nga pas, u dëgjuan sirena, ndërsa nga stacioni vinte zhurma e fërshëllimave të bilbilave.



- Si do t'ia bëjmë tani? - pyeti Xhejsoni, që dukej i lodhur nga ajo situatë.
- Ose kthehu te babai yt, ose fshihu diku derisa të gjejmë një rrugëdalje!

- Të thashë! Nuk ma do mendja se im atë do të më lejojë të largohem nga Gjermania. Madje nuk jam e sigurt nëse *ai vetë* dëshiron të largohet që këtu.

- Po sikur ta ketë të pamundur?!

- Ç'do të thuash?

- Po sikur edhe atë ta mbajnë peng ashtu si edhe ty?

- Nuk e besoj. Kjo që po thua, më duket qesharake. I pashë dosjet me

sytë e mi, - ia ktheu dhe ngurroi për një çast. - Nuk e di me siguri se ç'ka ndër mend të bëjë me mua.

- Ndoshta ai nuk e di as se ç'kanë ndër mend të bëjnë me të.

- Po pse e mbron?

- Nuk po e mbroj, po supozoj. Ata kishin fotografinë tënde. Jam i sigurt se rojat e stacionit atë po këqyrnin. Është e pamundur që babai yt t'ia ketë dërguar sot patrullës së kufirit, edhe sikur ta ketë lexuar letrën tënde në mesditë.

- Mund ta ketë dërguar më parë, nëse ka dyshuar se unë do t'ia mbathja, - tha ajo dhe ktheu kokën drejt tij. - Ose ata kanë dyshuar se unë me tim atë do të merrnim arratinë dhe kanë dërguar fotografitë tona disa ditë më parë.

- Pikërisht këtë dua të them. Ata nuk duan të të lënë të largohesh nga Gjermania, - tha Xhejsoni, ngadalësoi shpejtësinë, parkoi në anë të një rruge dytësore dhe fiku dritat.

- Çfarë po bën?

- Nëse futemi sonte në qytet, do të na zbulojnë, sidomos tani që ka ndërprerje të energjisë dhe shumë postblloqe. Po ku të shkojmë? - pyeti ai, duke u kthyer drejt saj në errësirë. - Ti nuk mund të kthehesh në hotel dhe unë nuk mund të të marr në dhomën time apo të të fsheh në redaksi. Nesër, duhet të gjejmë ndonjë vend të sigurt.

Rakela mbuloi fytyrën me duar.

- Nuk mund ta besoj këtë që po më ndodh!

- E po, besoje.

- Ndoshta duhet të kthehem te babai e t'i lutem që ta mendojë mirë këtë gjë; do t'i kërkoj të arsyetojë. Ah, sikur të ktheheshim të dy në Amerikë! - tha ajo me zërin që i dridhej.

- Gjermanët e ndyrë nuk do t'ju lejojnë, - ia ktheu Xhejsoni, i dha pas ndenjëses së tij, bëri vend për të mbështetur kokën dhe mbylli sytë. - Çfarë lëmshi!

- Më vjen keq! - tha Rakela me zë të dobët, si një fëmijë që, pas pak, do t'ia plasë të qarit. - Të kërkova të më ndihmoje, të rrëmbeje e të fshihje një fëmijë të shurdhër, të përfshiva në një sërë vrasjesh nga ca mjekë kriminelë dhe tani ke ngecur këtu me mua. Fotografia jote do të jetë në listat e njerëzve të kërkuar në të gjithë Gjermaninë. Më e pakta, do të humbasësh punën.

- Dimë që kanë fotografinë tënde. Timen nuk e kanë ende. Nuk mund ta them se kanë të dhëna për të gjithë korrespondentët e huaj. Unë e kam më të lehtë se ti, mund të humbas mes turmës si hije, - tha dhe qeshi. - Më e keqja që mund të më ndodhë, është të më kthejnë në Amerikë, me justifikimin se kam shkaktuar një incident ndërkombëtar.

- Kjo është më e keqja për ty?! Mirë, zoti Hije, - tha ajo dhe mbështeti kokën mbi shpatullën e tij. - Tani më thuaj, kush nga ne jeton në botën e ëndrrave?



Pas një pritjeje të ankthshme, më në fund zbardhi dita. Xhejsoni çau përpara mes mjegullës së dendur e të zymtë dhe mori rrugën për në Berlin.

- Ndoshta do të kalojmë pa na ndaluar.

- Kam menduar gjithë natën për këtë, - tha Rakela dhe ai u prek nga zëri i saj i dëshpëruar. - Mendoj se është më mirë të më kthesh në hotel.

Ai ishte i kënaqur që përballë tyre nuk po vinte asnjë makinë, përndryshe, mund të kishte dalë edhe jashtë rruge.

- Do të përpiqem ta bind tim atë të kthehet në Amerikë me mua. Nuk ma do mendja të më ndalojnë, nëse kthehem me babanë.

- Por ti the se...

- E di se çfarë kam thënë dhe tani që e mendoj, them se e kam tepruar.

- Po tallesh? Nuk besoj se i pe ata tipat me armë në duar në stacion. Kjo nuk është lojë. Ata po të kërkonin ty, madje po të prisnin. Tani e dinë se po përpiqesh të largohesh nga Gjermania. Ndoshta babai yt e ka dhënë alarmin. Harrove që i ke lënë një letër? Nuk besoj se do të shtiret sikur nuk e ka lexuar. Ata do të bëjnë çmos që të të pengojnë të largohesh nga ky vend.

- Por... nuk mund të dal nga vetja. Kështu jam gatuar.

Xhejsoni shtrëngoi timonin.

- Do të bisedoj me disa miq. Një kishë e re, Kisha e Rrëfimit, ndihmoi një të njohurin tim, një gazetar hebre, që të largohej nga Gjermania me gjithë familjen. Besoj se edhe për ty mund të...

- Jo, nuk të lë të rrezikosh jetën për mua. Pikësëpari, nuk duhej të të kisha përfshirë në këtë mesele. Asnjë anëtar i ndonjë kishe radikale që përkrah hebrenjtë, nuk do të jetë i gatshëm të ndihmojë vajzën e një shkencëtari të eugjenikës, i cili kërkon t'i zhdukë ata. Më ço në hotel! - i

tha ajo prerë, u mbështet pas dhe mbërtheu duart me njëra-tjetrën mbi prehër. Xhejsoni ishte mësuar me qëndrime të tilla, që dukej sikur thoshin: “Do të bëhet kështu si them unë.” Kështu silleshin gjithmonë motra dhe nëna e tij.

“Vetëm se ti, Rakela Kramer, nuk je as nëna e as motra ime!” - mendoi ai, picërroi sytë dhe u përqendrua te rruga që shtrihej para tij.

Ecën për disa kilometra. Ishin më pak se gjysmë ore larg nga Berlini kur ai foli sërish.

- Amelia. Ti mund të fshihesh së bashku me Amelinë.

Rakela psherëtiu.

- Përgjigjja tipike e femrave, - ia priti Xhejsoni.

Ajo u skuq.

- Nuk ma merr mendja se ajo familje e mrekullueshme që po mban një vajzë të shurdhër katërvjeçare, do të rrezikojë më tej, duke mbajtur një “fëmijë” njëzetekatërvjeçar. Nuk do ta kishin të lehtë të na fshihnin poshtë qilimit.

- Mos u bëj sarkastike!

- Mos u bëj qesharak! Ne nuk e dimë se sa do të zgjasë kjo marrëzi.

- Për aq kohë sa Hitleri të jetë në pushtet. Nuk besoj të zgjasë më shumë se aq. Brenda Gjermanisë, po krijohen grupe rezistence dhe së shpejti, Britania do të nisë sulmet.

- Ata nuk kanë dërguar ende asnjë avion në Berlin! Hitleri po fiton çdo ditë terren për shkak të ngurrimit të britanikëve.

Ajo kishte të drejtë. Pikërisht atë gjë i kishte thënë edhe ai informatorit që i sillte lajme nga grupet e rezistencës.

- Thonë se Britania po pret çastin e duhur.

- Çastin e duhur?! - përsëriti Rakela dhe psherëtiu. - E kur na qenka ky çast? Kur Hitleri të pushtojë Parisin apo Londrën? - pyeti ajo. Xhejsoni rrudhi vetullat dhe po e shihte drejt e në sy. Këtë herë, ajo nuk u skuq, por vazhdoi: - Ata janë të tmerruar prej tij, po aq sa ne. Më mirë të provoj të bind tim atë. Të paktën atij duhet t’i ketë mbetur ndonjë fije dashurie për të bijën.

Xhejsoni mezi u gëlltit. “Cili baba do të bënte atë që po të bën ai ty?” - mendoi.

- Kam një ide.

Ajo puliti sytë dhe tundi kokën me mosbesim.

- Njoh një gazetare që do të niset së shpejti për në Amerikë. I ka të gjitha: pasaportë, biletë.

- Thua ta lënë të kalojë?

- Sigurisht, ajo është pjesë e shtypit.

- Por a do ta lënë të kalojë bashkë me të motrën? - pyeti Rakela dhe u çel në fytyrë.

- Kjo është e pamundur, por ti mund të dërgosh pasaportën me të.

- Të qëndroj në Gjermani pa pasaportë, pa dokumente? - e pyeti Rakela e tmerruar dhe u kthye nga ana tjetër. - Je në vete?

- Më dëgjo deri në fund! Sheila, kështu quhet gazetarja, do të udhëtojë me anije. Do të hipë dhe, përpara se të zbresë në Nju Jork, do ta lërë pasaportën tënde në ndonjë tualet apo gjetkë, me qëllim që të duket sikur ti ke qenë e fshehur në anije gjatë gjithë udhëtimit.

- Ndërkohë, unë mbetem në Gjermani pa pasaportë.

- Ne mund të bëjmë dokumente të rreme për ty, madje edhe pasaportë false. Njoh njerëz që merren me këto punë. Pasi të gjejnë pasaportën tënde në anije, nuk do të të kërkojnë më këtu. Ky është thelbi. Do të mendojnë se ia ke dalë të zbresësh në bregun amerikan. Gjatë kësaj kohe, do të të fshehim këtu, derisa të gjejmë një rrugëdalje.

- Ti njeh njerëz që janë në gjendje të shpërthejnë bomba në ndërtesa, të rrëmbejnë e të fshehin fëmijë nga Rajhu dhe të falsifikojnë pasaporta?! Ore, gazetar je ti apo çfarë?

Ai i ngriti vetullat sikur të ishte duke imituar Gruço Marksin[26].

- Më mirë mos ma thuaj! Po sikur ta kapin atë me pasaportën time me vete? Po sikur të harrojë ta lërë? Po sikur të mos gjejë vendin e duhur për ta lënë?

- Tani po flet si gjyshja ime.

- Më duket çmenduri dhe rrezikohen shumë njerëz, përfshirë edhe mua. Unë nuk dua të qëndroj në Gjermani; dua të kthehem në Amerikë sa më parë.

Sapo morën kthesën në anë të së cilës ndodhej hoteli, panë se në të dyja trotuaret ishin rreshtuar dhe kishin bllokuar rrugën autovetura të zeza me simbole zyrtare, ndërsa në të dyja anët e hyrjes së hotelit, qëndronin agjentë të armatosur të SS-ve, me kambale të zeza.

- Çfarë po ndodh? - pyeti Rakela dhe zgjati kokën.

---

26 Groucho Marx - komedian amerikan.

- Që këtu nuk duket gjë. Prit! Po nxjerrin dikë jashtë.

Rakela u afrua tek ai që të shihte më mirë.

Xhejsoni nuk dinte ç'të bënte: ta pengonte apo ta nxiste të shihte se ç'po ndodhte vërtet. Doktor Krameri, me fytyrë të zbehtë, me flokë të shprishur e mjekër të parruar, shoqërohej, në mënyrë agresive, nga dy agjentë të SS-ve dhe një njeri i njohur me uniformë.

- Ulu! Nuk duhet të të shohin!

- Babai?! Pse po e marrin... - Rakela u hutua për një çast. - Qenka Gerhardi! Ai ka marrë valixhen e babait.

Xhejsoni ia uli kokën me forcë dhe i bërtiti:

- Ulu të thashë! Ai nuk duhet të të shohë! - Trafiku filloi të lëvizte. - Uroj të dalim prej këtu pa u diktuar. Mos e ngri kokën!

- Ku po e çojnë? - e pyeti ajo dhe rrëshqiti poshtë.

Xhejsoni i mbante sytë përpara, duke vënë shpenguar krahun mbi timon, që të mos i dallohej fytyra.

- Nuk besoj se mund ta marrim vesh; të paktën jo sot.

- Çfarë po ndodh tani? - pyeti Rakela dhe pa nga Xhejsoni.

- Po e fusin me forcë në makinë. Shliku po ulet në anën tjetër. Të tjerët nuk i njoh, - ia ktheu ai dhe vazhdonte të ecte përpara, me kokën ulur, aq sa kapela i cekte herë pas here te timoni. - Kanë lënë disa agjentë jashtë hotelit.

Sapo autoveturat e zeza lëvizën, trafiku u zhbllokua. Rakela u ul sërish në ndenjësen e saj.

Xhejsoni i ra përqark bulevardit dhe pastaj mori për nga Porta e Brandenburgut.

- Duhet të bëjmë një plan.

- Ata po më kërkojnë mua. M'u duk sikur e kishin rrahur.

Xhejsoni i kapi dorën. Ajo ishte shumë e tronditur dhe kishte nevojë për mbështetje.

- Më mirë të dorëzohem.

- Harrove se ai po planifikonte të të dorëzonte vetë? Se do të mbyllte dosjen për subjektin B-47?

Ajo mbylli sytë.

- Vazhdoj të mendoj se ndoshta jam gabuar. Ndoshta ai nuk do ta zbatonte atë që kishte shënuar në dosje. Ai është im atë. Ai nuk mund të...

- Të të shesë?

Rakela nuk po e mbante dot më veten dhe shpërtheu në lot.

# 16

- Këtu do të jesh e sigurt, - i tha Rakelës zonja e shëndoshë dhe me dorezën e një fshese, hapi me forcë kapanxhën prej druri, në tavanin e korridorit të ngushtë. - Gjatë ditës, nuk duhet të bësh zhurmë dhe mos lëviz prej këtu. Fqinja ime, zonja Vajsman, nuk ia heq sytë oborrit tim dhe raporton gjithçka që i duket e dyshimtë, - shtoi dhe e pa Rakelën në sy, duke pritur që t'i premtonte se nuk do të pipëtinte.

- Nuk do të bëj fare zhurmë, - ia ktheu ajo.

Gruaja lëvizi kokën në shenjë miratimi.

- Mund të zbresësh për të shkuar në tualet pasi im shoq të niset për në punë dhe fëmijët të shkojnë në shkollë. Nëse nuk të pret puna, të kam lënë një kovë në qoshe, por duhet ta përdorësh vetëm pasi ata të kenë ikur, në të kundërt, mund të të dëgjojnë. Ushqimin do të ta sjell dy herë në ditë: në mëngjes, kur të gjithë të kenë ikur, dhe në mbrëmje, përpara se familja të kthehet.

Ajo mori një karrige nga kuzhina, që Rakela të hipte mbi të. Rakela kafshoi buzën, buzëqeshi në shenjë falënderimi dhe u ngjit. Vuri bërrylat në dyshemenë e papafingos dhe i dha trupit që të hipte. Tek përpiqej, zonja e shtëpisë e shtyu nga pas dhe e vuri në siklet, por nuk kishte ç'të bënte tjetër.

- Kur t'i bie pianos, është një sinjal që do të thotë se mund të lëvizësh e të shtriqesh. Tingujt e saj do të mbulojnë çdolloj zhurme. Gjithmonë në fund do të luaj Vagnerin, që do të thotë se duhet të strukesh e të mos lëvizësh më. Sapo të ndaloj, nuk duhet të dëgjohet asnjë zhurmë.

Rakela pohoi me kokë që nga kapanxha.

- Faleminderit, zonja Himershmid! Faleminderit që po më ndihmoni!

- Në kohë të tilla, të gjithë duhet të ndihmojmë njëri-tjetrin, - tha gruaja dhe mbylli kapanxhën prej druri.

Rakela mbeti këmbëkryq dhe e vetme në dyshemenë e pistë pranë kapanxhës, rreth së cilës, depërtonte një qark i zbehtë drite. Papafingoja e kishte kulmin në qendër, por as aty nuk mund të qëndronte në këmbë. Në

qoshet e asaj dhomëze, dukeshin hijet e ca sëndukëve, arkave, mobilieve të vjetra, një karrige e përmbysur dhe skeleti i një krevati të vjetër. Ajri ishte i rëndë, plot pluhur me myk. Rakela nuk kishte ndër mend të eksploronte, të paktën jo atë çast. Shpresonte vetëm që të ishte gjallesa e vetme që jetonte dhe merrte frymë në atë skutë.

Atë natë vonë, ndërsa dëgjonte gërhitjet e lehta të familjes në dhomën poshtë, u shtri me gjithë rroba në një dyshek kashte plot xhunga, që mbante era thartirë. Duke sjellë ndër mend ngjarjet e tri ditëve të fundit, kujtoi të gjitha vendet ku kishte qenë që kur kishte ardhur në Gjermani me të atin. Kishte besuar se gjithçka kishte qenë e vërtetë. E si mund të mendonte ndryshe kur shoqërohej nga i ati? Sipas planit, atë natë duhej të kishin mbërritur në Nju Jork dhe atë çast, duhej të ishte në shtratin e saj të rehatshëm, duke ëndërruar për të nesërmen, ditën e parë të punës në Manhatan, në emisionin "Teatri i Kempbëllit".

Kafshoi buzën fort, që të mbante lotët, u kthye pa zhurmë nga ana tjetër dhe i nguli sytë në errësirën e papafingos.



Xhejsoni fërkoi mjekrën e parruar. Pasi kishte kthyer makinën dhe kishte çuar Rakelën në një vendstrehim të sigurt, fillimisht kishte shkuar në dhomën e hotelit, ku kishte bërë rrëmujë shtratin, që të dukej se kishte fjetur deri vonë. "Sikur do ta hajë shërbyesja e dhomës këtë!" Pastaj shkoi në redaksi dhe mendoi se, po të ishte e nevojshme, do të sajonte ndonjë gjë të tipit: kishte punuar deri vonë, ora kishte ikur pa u ndier dhe nuk ishte kthyer më në hotel.

Picërroi sytë. Situata ishte shumë e ndërlikuar. Familja që fshihte Amelinë, nuk kishte pranuar ta strehonte Rakelën. Për ta, ishte shumë e rrezikshme të mbanin edhe një person tjetër, por u kishte ardhur në ndihmë një i njohuri i tyre. Xhejsoni e kishte çuar Rakelën në vendin që i kishin thënë, duke shpresuar që ajo grua të ishte e besueshme, por nga ta dinte me siguri?

Herë pas here, kontrollonte me dorë xhepin ku kishte futur filmat që i kishte dhënë Rakela. Priste që Petersoni të ikte nga redaksia dhe t'i lante vetë fotot. Nuk donte në asnjë mënyrë që atë lajm të bujshëm ta merrnin vesh kolegët e tij. Ai ishte trofeu i tij dhe e dinte mirë se ai lajm do të trondiste botën.

Pasditja iu duk shumë e gjatë dhe me bërryla mbështetur mbi tryezën e punës, dremiti disa herë.

- Paske kaluar një natë të hatashme, Romeo! - Eldrixhi, kolegu dhe rivali i tij për lajmin e ardhshëm, hodhi një dosje te bërryli i Xhejsonit, i cili shkundi kokën për t'i dalë gjumi. Ora ishte ende pesë e gjysmë.

Xhejsoni u mbështet në karrige, gogësiu dhe fërkoi sytë.

- Mbrëmë isha me zonjën Hitler. Ishte një natë e paharrueshme.

- Ma prezanto zonjën Hitler, se merrem unë me të. Është një histori që ia vlen të botohet.

- Do të bëhemi të famshëm pastaj.

- Nga Nju Jorku, na kërkojnë që, deri në mesnatë, të kemi bërë një editorial. Duan diçka në lidhje me situatën në Berlin, që kur ka filluar lufta. Mund të shkruajmë ndonjë gjë mbi kufizimin e mallrave të konsumit apo ndërprerjet e energjisë elektrike, - tha ai dhe vuri gishtin tregues mbi dosjen që kishte hedhur mbi tavolinë. - Këtu i ke të gjitha të dhënat. Tregohu shok i mirë dhe bëj diçka të hairit, që të mos censurohet. Unë duhet të raportoj për një konferencë në ambasadën amerikane; do të jenë të pranishëm shumë figura të njohura. Pas konferencës, do të darkojmë bashkë.

- Unë të merrem me çikërrima, ndërsa ti të takosh njerëz të famshëm?! Nejse, më ruaj një copë kek dhe quaje punë të mbaruar.

- U tha, u bë! Do të marr edhe Petersonin me vete. Do të bënim mirë të nxirrnim edhe ndonjë fotografi.

- Lëre Peterson thatanikun të mbushë barkun dhe bisedo vetë me njerëzit. E ke parë si është bërë? Që kur na japin tallonë, është tharë fare, - tha Xhejsoni, por sapo dëgjoi ato fjalë, iu hapën sytë. Një event i atillë i krijonte mundësinë që në redaksi të mos kishte këmbë njeriu për të paktën disa orë ose nëse ndodhte ndonjë e papritur, edhe deri në mëngjes. Shkurt, do të kishte kohë të mjaftueshme për të larë filmat që i kishte dhënë Rakela. Hapi dosjen që i kishte lënë Eldrixhi dhe po shtirej sikur po lexonte me vëmendje, duke u përpjekur të dukej sa më i zellshëm.

Pasi kaloi gjysmë ore, nxori pjesën e parë të filmave dhe i vari me kapëse që të thaheshin. Me aq sa mund të kuptonte deri atë çast, Rakela kishte bërë një punë të shkëlqyer me aparatin: nuk kishte as turbullirë e as hije. Kjo do t'i krijonte mundësinë që t'i lexonte mirë dokumentet sapo të printoheshin.

Ato që u qartësuan të parat, dukeshin si fotografi për pasaporta. Kur pa

të tjerat, vuri re se ishin fotografi të nxjerra gjatë kontrolleve mjekësore, të cilat - dukej qartë - qenë bërë pa dijeninë e pacientëve. Xhejsoni psherëtiu. “Nuk i vë faj që më detyroi t’i betohesha”, - mendoi.

Ndërsa priste që imazhet të thaheshin, u ul në një tavolinë jashtë dhomës së errët. Donte të sigurohej se nuk do të hynte askush, edhe pse redaksia ishte bosh. Ndërkohë, u hodhi një sy disa të dhënave, që të shkruante edhe editorialin që i kishte premtuar Eldrixhit. Nuk ishte e vështirë, por iu desh të bënte disa versione false derisa vendosi për një të saktë. Hëpërhë, nuk duhej të shkruanin haptas për situatën në Berlin, me shpresën se amerikanët do ta nënkuptonin mes rreshtave se çfarë po ndodhte. Megjithëse nuk ishte shumë optimist. Askush nuk e kishte ngritur zërin kundër Ligjeve të Nurembergut, sipas të cilave, hebrenjve u hiqej nënshtetësia. Njerëzit kishin heshtur edhe pas reportazhit të Xhejsonit mbi Kristalnahtin[27], kur u dogjën sa e sa sinagoga dhe hebrenjtë u përzunë nga shtëpitë e tyre, u burgosën, kurse dyqanet e bizneset ua grabitën.

Nuk ishte ndier njeri edhe pasi Xhejsoni kishte bërë një artikull për Jakob Goldmanin, pronarin shtatëdhjetegjashtëvjeçar të një librarie të vogël, e cila konsiderohej një nga vendet karakteristike të Berlinit për shkak të pamjes dhe vjetërsisë së saj. Ushtarët e dhunshëm kishin marrë zvarrë nga krevati zotërinë e moshuar dhe bashkëshorten e tij nga shtëpia e tyre një kat më sipër, i kishin zbritur deri te libraria dhe prej aty, i kishin flakur në rrugë. Pasi i kishin goditur barbarisht dy të moshuarit e tmerruar me shkopinj gome, kishin thyer dritaret e librarisë dhe i kishin vënë zjarrin ndërtesës.

Xhejsoni tundi kokën i pakënaqur. Edhe pse Gjermania naziste censuronte gjithçka, në Nju Jork mbërrinin aq shumë lajme, sa duhej ta kishin tërbuar Amerikën. Ç’po bënte kombi i tij i krishterë? A nuk duhej të ndihmonte njerëzit e shtypur që jetonin në tirani?

Pasi mbaroi editorialin, pas gati dy orësh, fshiu çdo gjurmë në dhomën e errët, me qëllim që Petersoni të mos e kuptonte se ndokush kishte larë filma aty. Me të mbaruar ato punë, u ul i vetëm në një nga tavolinat e redaksisë, me fotografitë përpara.

Gjithçka lexohej më së miri, por ai nuk i përtypte dot ato gjëra.

---

27 Kristalnaht (*Kristallnacht*) ishte një masakër kundër hebrenjve në të gjithë Gjermaninë naziste dhe Austrinë, gjatë 9 dhe 10 nëntorit të vitit 1938.

Tanimë e dinte me siguri se Rakela nuk e njihte mirë babanë e saj, si dhe rolin e nënës birësuese në edukimin e saj, për të mos përmendur familjen e saj të origjinës.

"Çfarë historie! Jo vetëm për Rakelën, por për të gjitha viktimat. Këta njerëz janë profile të krijuara nga mjekët, këta përbindësha të manipulimit. Por a mund ta botoj një histori të tillë? Si do të reagojnë ata, nëse lajmi merr dhenë? - Ai mori frymë thellë dhe kroi hundën. - Në një kohë dhe në një vend tjetër, ky do të ishte demaskimi i një ngjarjeje të tmerrshme, që do t'i gjunjëzonte ata batakçinj dhe do t'i vinte përpara drejtësisë, por të botoj këto gjëra këtu, aq më tepër tani... është njësoj sikur të nënshkruaj me dorën time urdhrin për vrasjen e këtyre viktimave dhe të vetes gjithashtu. Edhe të tjerë përpara meje kanë dhënë alarmin, por janë zhdukur pa lënë gjurmë, ndaj duhet të mendohem mirë e të gjej zgjidhjen e duhur!"

Xhejsoni mblodhi fotografitë dhe i futi në një zarf. Më pas, negativat e filmave i futi në një zarf më të vogël, të cilin e ngjiti mirë e mirë poshtë sirtarit të parë të tryezës së tij. Fiku dritat, sepse donte të mendohej në errësirë.

"Nuk duhet të mendosh më për tët atë, zonjusha Kramer, sepse nuk ia vlen. Për të, nuk ke qenë gjë tjetër veçse një kavje. Problemi është se, me ose pa të, mjekët e famshëm të Gjermanisë janë veçse në fillimet e 'punës' së tyre. Po nëse të them të vërtetën e t'i tregoj këto dosje, a do të qëndrosh dot aty ku je tani? Nëse shkon në Oberamergau për të takuar familjen tënde, që e ke humbur prej kohësh, do të vësh në rrezik ata, Amelinë, mua dhe të gjithë ata që të kanë ndihmuar të fshihesh."

Xhejsoni mbylli sytë. Për një çast, iu duk sikur do të binte në gropën që kishte hapur vetë.

# 17

Në fund të një dite të lodhshme, famullitari Bauer ndaloi pranë derës së klasës ku zhvillohej programi jashtëshkollor dhe po dëgjonte fëmijët që këndonin. Zonja Hartman kishte një mënyrë të veçantë për drejtimin e korit të fëmijëve dhe i harmonizonte zërat aq mirë, sa atij po i dukej sikur po dëgjonte zëra engjëllorë.

Nuk e mori mundimin të merrte një karrige në një nga klasat aty pranë, por u mbështet pas murit të ftohtë, mbylli sytë dhe përfytyroi sikur ata zëra po e ngrinin nga toka e po e largonin nga hallet dhe shqetësimet e famullisë.

- Famullitar, - i pëshpëriti një zë, aq pranë, sa i kilikosi qimet e veshit dhe e zbriti me këmbë në tokë. Edhe pse me sy mbyllur, e njohu fare mirë zërin.

- Henrik, pse nuk ke shkuar në orën e muzikës? Duhej të ishe në kor, apo jo? Zonja Hartman ka filluar.

- E di, - pëshpëriti Henriku. Famullitari Bauer nuk i hapi sytë, por ndjeu që djaloshi u mbështet në mur pranë tij. - Duhet të rrëfehem, - vazhdoi ai me zë të ulët, por i vendosur.

Famullitari hapi sytë.

- Të rrëfehesh? Por ti nuk duhet ta bësh këtë deri vitin e ardhshëm, pasi të kesh kryer katekizmin.

- E di, at, por unë kam mëkatuar.

- Nuk e vë në dyshim, - ia ktheu ai dhe, për herë të parë gjatë asaj dite të lodhshme, famullitari vuri buzën në gaz.

- Nuk do ta kthej, - këmbënguli Henriku.

- Kë, mëkatin?

- Jo, foshnjën.

- Çfarë? - Famullitari Bauer çakërriti sytë.

- Foshnjën Jezus, statujëzën prej druri, nuk do ta kthej.

- E ke fjalën për statujëzën e Krishtit, atë që ka gdhendur zoti Hartman? - Në gjashtë muajt e fundit, nuk numëroheshin statujëzat e Krishtit që

famullitari e kishte detyruar Henrik Helpmanin t'ia kthente. Nuk kishte ndodhur kurrë më parë që ai të mos pranonte t'i kthente.

- Famullitar... unë e di që vjedhja është mëkat dhe nuk duhet bërë.

- Ashtu është, Henrik. Sidomos kur vjedh foshnjën Jezus. Zonja Hartman është treguar shumë e mirë me ty. Atëherë, pse u vjedh Hartmanëve?

- Sepse zoti Hartman është gdhendësi më i mirë dhe sepse ka një buzëqeshje të mrekullueshme.

- Kush? Zoti Hartman? - Famullitari Bauer nuk e mohonte se Frederik Hartmani ishte gazmor dhe buzëqeshte gjithnjë ngrohtësisht, por ç'lidhje kishte me vjedhjen e statujëzave të tij?

- E kam fjalën për foshnjën, - tha Henriku dhe hapi duart, sikur po i shpjegonte diçka të vështirë një fëmije.

- Henrik, nuk ma merr mendja se beson që vjedhja e bën Jezusin të buzëqeshë, - ia ktheu famullitari, ndërkohë që e kishte kapur një dhimbje koke. Që në pikë të mëngjesit, i duhej ndihmonte familjet e ardhura që vuanin urie dhe nuk dinin se si do t'u shkonte halli, kurse pasdite i duhej të merrej me një vocërrak hajdut e rrëmujaxhi. Për një çast, iu duk një barrë aq e rëndë, sa nuk do të mund ta përballonte një shenjtor e jo më një mëkatar pendestar si ai vetë. Ia kishte qejfi ta kapte djaloshin e ta shkundte mirë.

- Ma jep mua statujëzën e gdhendur, se e kthej unë në vendin tënd. Por vetëm kësaj here, sepse je rrëfyer dhe kjo nuk duhet të përsëritet më.

- Nuk do të ta jap, - tha Henriku dhe u largua vrik. - Doja vetëm të rrëfehesha. Kaq.

- Henrik! - Famullitarit iu sos durimi. - Duhet ta...

Mirëpo përpara se t'i thoshte edhe një herë se ç'duhej të bënte, Henriku iu zhduk nga sytë, vrapoi nëpër korridor dhe doli nga porta kryesore.

Famullitari Bauer e ndoqi, pavarësisht se ishte i këputur. I pëlqente të mendonte se ishte në formë të mirë fizike, por nuk mund të matej me shkathtësinë e një fëmije. Ndaloi te pragu i portës dhe pa djaloshin që kaloi gardhin dhe pastaj ia futi vrapit teposhtë kodrës me rrugica të kalldrëmta. Famullitari ngriti duart lart. Nuk ishte i moshuar e as i pafuqishëm, por mendoi se nuk do të ishte e udhës ta ndiqte këmbëshpejtin Henrik Helpman nëpër fshat. Ai me zonjën Hartman do të merreshin me atë çështje ndonjë ditë tjetër.



Lea sapo kishte mbyllur derën e klasës, kur dy “Mercedes”-ë të zinj, nga të cilët valëviteshin flamuj me kryqe të thyera, u futën me shpejtësi nëpër rrugët e qeta të fshatit. Makina të atilla rrallëherë të zinte syri në fshat. Tregtarët mbyllën shpejt e shpejt dyert e dyqaneve, kurse nënat rrëmbyen fëmijët, i futën brenda dhe ulën grilat e dritareve, sikur ato veprime do t’i mbronin nga Gestapoja apo SS-të!

Prania e atyre njerëzve shkaktonte ankth te banorët. Nuk ishte hera e parë që vinin. Zakonisht, këto makina u paraprinin sulmeve apo bastisjeve. Në fakt, të njëjtat makina ishin endur nëpër rrugët e Oberamergaut edhe një javë më parë. Ishin parë të parkuara në disa vende, për disa orë, duke krijuar idenë se po përgjonin dikë. Më pas, ishin zhdukur për disa ditë. Po atë ditë pse ishin kthyer? Leas nuk i pëlqeu fare ardhja e tyre. Ndoshta duhej të kishin denoncuar ndokënd, për shkak se kishte fshehur armiq politikë.

Kështu, ajo e mori me nge. Nuk kishte arsye pse të nxitonte. Nuk priste njerëz e nuk kishte asgjë për të fshehur. Atë ditë, i kishte premtuar pesëvjeçares Gretçen Zukerman se do ta shoqëronte në shtëpi, pasi nëna e saj do të ndihmonte një fqinjë gjatë lindjes. Kur ato të dyja të mbërrinin, vëllezërit dhe motrat e Gretçenit do të ishin kthyer nga takimi i Rinisë Hitleriane dhe do të kujdeseshin për motrën e vogël.

Çastet që kalonte me fëmijët pas orarit shkollor, ia mbushnin zemrën me gëzim. Leas i gufonte zemra kur Gretçeni zgjaste dorën e vockël, që të kapte të sajën. Ajo vinte re se vogëlushja lumturohej kur ecte përkrah mësueses dhe buzëqeshte gjithë kohës, ndërkohë që në faqe i formoheshin ca gropëza të vogla. Gëzimi i shtohej kur ndiente trupin e zhdërvjellët të fëmijës që lëvizte me të njëjtin ritëm me të sajin, duke lëkundur duart para e pas. Ishte një çast magjepsës, të cilin e konsideronte dhuratë nga Zoti.

Pavarësisht se ia kishte qejfi të rrinte me Gretçenin derisa të kthehej e ëma, duhej ta linte te porta e shtëpisë. Meqë familjarët e saj ndërkohë ishin kthyer, mund ta quanin një fodulle që nuk e dinte deri ku e kishte kufirin. Kështu, i lëshoi dorën Gretçenit, e përshëndeti dhe buzëqeshi ndërsa fëmija ia bënte me dorë.

Kur po i afrohej shtëpisë, pa se përballë portës së gjyshes ndaloi një makinë me flamujt kuqezi me kryqe të thyera. Me të parë makinën, Lea ngriu. “Duhet të kenë ngatërruar adresën!” - mendoi.

Dy oficerë të veshur me të zeza dolën nga makina, shtynë portën dhe ecën përmes oborrit, ndërsa dy të tjerë nxorën pistoletat dhe zunë pritë në anë të shtëpisë. Lea u tmerrua, megjithatë nuk ndaloi. Edhe pse mund të kishin ngatërruar adresë, zemra e dobët e gjyshes vështirë ta përballonte një tronditje të papritur. Përpara se të arrinte te kopshti i fqinjit, Lea i dëgjoi teksa jepnin urdhra dhe bërtisnin. Kështu, shpejtoi hapat. Ndonëse kishte frikë, vazhdonte të ecte përpara. Ajo pa se gjyshja hapi derën me lëvizje të ngadalta, kurse njëri prej oficerëve e shtyu të moshuarën me forcë brenda. Lea vrapoi drejt shtëpisë.

- Gjyshe! Gjyshe! - thirri ajo, hapi me zhurmë portën e jashtme dhe u orvat të futej në shtëpi, por njëri prej oficerëve të SS-ve i zuri rrugën, e kapi me forcë dhe ia përdrodhi krahun nga pas.

Lea pa gjyshen që mezi mbushej me frymë, por atë çast, oficeri e mbylli derën.

# 18

Xhejsoni liroi kravatën, pastaj e hoqi me gjithë këmishë nga koka. "Mjafton për nesër", - mendoi. Hodhi këmishën dhe pantallonat te karrigia pranë krevatit dhe u shtri menjëherë. Ishte aq i këputur, sa nuk i shkonte mendja të fuste gjë në gojë. Dy ditët e fundit, i kishte kaluar duke intervistuar çdo ambasador të huaj që kishte mbetur në Gjermani. Donte të dinte mendimin e tyre, qëndrimin zyrtar të vendit të tyre dhe, duke u përpjekur me mish e me shpirt, edhe qëndrimin jozyrtar për kërcënimin hitlerian.

Lufta kundër Polonisë nuk kishte zgjatur shumë. Polakët nuk zotëronin as kapacitetin ushtarak e as forcën ajrore për t'u mbrojtur nga makineria gjermane e luftës. Kur Rusia pushtoi Poloninë Lindore, u shuan të gjitha shpresat. Varshava kapitulloi brenda njëzet ditësh. Shtypi i huaj, i vendosur në Berlin, hamendësonte se edhe sa kohë do t'u duhej britanikëve që të sulmonin Gjermaninë.

Dalëngadalë, po dilte edhe shtatori. Pikërisht atë mëngjes, Xhejsoni kishte mësuar se shtypi botëror ishte njoftuar se doktor Rudolf Krameri ishte në gjendje të rëndë. Mund ta përfytyronte mjaft mirë marrjen në pyetje nga ana e torturuesve të tij. Pa dyshim që doktor Kramerin e kishin ndëshkuar, pasi e kishin konsideruar bashkëpunëtor në arratisjen e Rakelës, që kur ajo u shfaq në kufirin gjermano-austriak. Cili baba nuk do ta ndihmonte të bijën të shpëtonte nga një jetë e tmerrshme me një tip si Shliku?

Vetëm se Rudolf Krameri nuk kishte bërë asgjë të tillë, madje nuk kishte pasur as qëllim ta mbronte të bijën. Një çast, iu kujtuan dosjet dhe Xhejsoni tundi kokën. "Kjo punë është qelbur fare. Gjithçka është qelbur. Po ç'do të bëhet me Rakelën tani? - Ishte i lumtur që ia kishte dalë ta fshihte. - Të paktën, nuk duhet t'i tregoj gjë, ende".



Zonja Vajsman, fqinja e zhurmshme që i fuste hundët ngado, pak përpara

drekës, kishte shkuar për vizitë te shtëpia e zonjës Himershmid, gjoja për të marrë hua një copë dhjamë derri. Rakela kishte dy javë që qëndronte në papafingon e asaj shtëpie.

Zonja Vajsman e pyeti disa herë fqinjën se pse kishte një racion shtesë në tenxheren e saj, se si ia dilte të gatuante aq ushqim, kur kufizimet ishin shtuar përsëri, dhe ku e gjente?

Rakela dëgjonte gjithë ankth, mbështetur pas dyshemesë së papafingos, sipër kuzhinës, ndërsa dy gratë bisedonin për gjëra të ndryshme. Zonja Himershmid e këshillonte fqinjën e saj për mënyrat më të mira për të fryrë patatet gjatë gatimit apo për përbërësit që mund të përziheshin me miellin për të bërë bukë.

Edhe pse nuk mund ta shikonte, Rakela e kuptonte se zonja Vajsman nuk u besonte fjalëve të fqinjës për mënyrën se si përpiqej të kursente. Ajo po shihte aty më shumë ushqim nga ç'nevojitej dhe, në ato kohë, të gjitha gratë e lagjes e dinin se sa racione mishi përdorte fqinja e tyre.

Kur më në fund zonja Vajsman iku, pasi lëshoi një lumë pyetjesh, zonja Himershmid, së cilës i kishte hyrë frika në palcë, vendosi se ishte shumë e rrezikshme për familjen e saj që ta mbante Rakelën fshehur në papafingo qoftë edhe një ditë më shumë. Pak përpara se fëmijët të ktheheshin nga shkolla, ajo i pëshpëriti asaj te deriçka e papafingos: duhej të gjente një vend tjetër për t'u fshehur, madje menjëherë, pasi ishte shumë e sigurt se zonja Vajsman dyshonte dhe mund ta kallëzonte në polici.

Nga pasditja, fëmijët e zonjës Himershmid kishin mbaruar së ngrëni drekë dhe ishin kthyer përsëri në shkollë. Rakela dëgjoi që zonja Himershmid përshëndeti spiunen e kopshtit, ndërsa gruaja kureshtare kalonte mes pellgjeve të krijuara nga shiu për të shkuar në spitalin e zonës, ku punonte si vullnetare. Nuk kaluan as dy minuta pas ikjes së saj, kur zonja Himershmid shtyu kapanxhën e papafingos dhe e ndihmoi Rakelën të zbriste poshtë.

Ajo veshi disa shtresa me rroba dhe mbushi xhepat e mushamasë që i dha zonja Himershmid, me qëllim që të dukej sa më e shëndoshë. Ndryshoi modelin e flokëve dhe bëri njëfarë grimi, që të dukej më e vjetër, duke përdorur çfarëdo gjërash që mund t'i jepte zonja Himershmid dhe çfarëdo yçklash teatrale që kishte mësuar në departamentin e kozmetikës në Universitetin e Nju Jorkut. Të paktën nga larg, duhej të ngjante me zonjën Himershmid. "E kujt ia kishte marrë mendja se këto njohuri do t'i përdorja për t'u maskuar? - mendoi.

Rakela e dinte se ishte në rrezik, por jeta në papafingo i kishte ardhur në majë të hundës dhe ideja se do të dilte jashtë atyre mureve, e gjallëroi.

Zonja Himershmid i telefonoi zyrës së korrespondentëve të huaj dhe kërkoi të fliste me Xhejson Jangun.

- Rrobat tuaja janë larë dhe mund të vini t'i merrni. Më vjen keq, por kam vendosur që të mos merrem më me to. Jam shumë e zënë me punët e shtëpisë. Duhet të gjeni dikë tjetër, - dhe pa pritur përgjigje, uli receptorin. - Më vjen keq, - tha dhe ngriti duart përpjetë, - por kam fëmijë për të rritur. Nuk e di pse të janë vënë pas, se ti dukesh vajzë e mirë, - shtoi dhe e ndihmoi Rakelën të vishte mushamanë. - Nuk besoj të jesh hebraike, apo jo?

- Jo, - ia ktheu Rakela dhe u skuq; pastaj u ndje e turpëruar që ishte skuqur. - Do të kishte rëndësi, nëse do të isha?

Gruaja pëshpëriti:

- Do të doja shumë të mos kishte.

Rakela pohoi me kokë. Ajo e kuptonte shumë mirë. Të gjithë ishin të tmerruar e nuk mund të fshihnin hebrenj: të tmerruar nga nazistët, Gestapoja, SS-të, Këmishët Kafe[28], Rinia Hitleriane, spiunët nëpër kopshte dhe lagje, fqinjët që raportonin miqtë e vjetër dhe, akoma më shpejt, armiqtë. Kudo mbretëronte frika. Kishte qenë dritëshkurtër që nuk e kishte vënë re më parë. Nuk kishte pasur nevojë ta analizonte atë situatë, pasi nuk ishte ndier e kërcënuar, deri atë çast.

- Faleminderit që më strehove këto ditë! E di se ka qenë shumë e rrezikshme.

Zonja Himershmid puliti sytë, hapi paksa perden për të parë nga dritarja dhe pëshpëriti:

- Kalo përmes oborrit dhe pastaj ktheu majtas! Stacioni i tramvajit është disa ndërtesa më tutje.

Rakela ngurroi një çast kur mendoi se nuk kishte ku të përplasej, nuk dinte kujt t'i besonte, por gruaja u spraps dhe uli sytë. Rakela duhej të largohej. Zonja Himershmid hapi derën dhe ajo doli pa zhurmë. Duke imituar të ecurën e rëndë të mirëbërëses së saj nëpër oborr, doli në bllokun tjetër të ndërtesave.

Nëse hipte në tramvaj, ishte me shumë rrezik, ashtu siç ishte edhe po të ecte nëpër rrugë.

---

[28] Kështu quheshin anëtarët e krahut paramilitar të Partisë Naziste.

Nisi të lutej që Xhejsoni ta kishte kuptuar mesazhin e zonjës Himershmid dhe ta ndihmonte sërish, duke i gjetur një vend ku të fuste kokën. Gjithçka po ndodhte para se të kujtohej se ajo nuk besonte te lutjet. Me ato mendime në kokë, ecte qëllimisht ngadalë, që të mos e kapte tramvajin që kishte përpara.

Ishte në mes të rrugës kur një “BMW” ndaloi pranë saj.

- Dëshironi t’ju çoj diku, zonjë? - e pyeti një grua e re dhe simpatike.

- Jo, faleminderit, - ia ktheu Rakela dhe bëri me shenjë nga tramvaji.

- Jam një shoqe e Xhejsonit, - pëshpëriti ajo dhe hapi derën e pasagjerit.

Rakela shtangu në vend.

- Ejani, zonja Vagner! - Gruaja fliste rrjedhshëm gjermanisht, ndonëse dallohej theksi amerikan. - Do t’ju shoqëroj unë. Mos u shqetësoni. Më duhen patjetër rrobat e lara.

Rakela u mbush me frymë dhe u fut në makinë.

- Sheila Grejham, - u prezantua gruaja, duke i zgjatur dorën.

Rakela ia shtrëngoi dorën me respekt dhe mirënjohje.

- Mos thuaj asgjë! Xhejsoni më tha të mos pyes.

- Atëherë, si është e mundur që...

- Më mirë të mos di gjë. Kështu punojmë herë pas here, - tha duke buzëqeshur dhe hyri në trafik. - Xhejsoni do të vijë më vonë në apartamentin tim. Përpara se të vijë ai, mund të bësh një dush, të qetësohesh, ndoshta të marrësh edhe një sy gjumë. Për qejf i ke veshur gjithë këto rroba?

- Për fat të keq, jo, - ia ktheu Rakela dhe u mbush me frymë.

Sheila pohoi me kokë dhe ndërroi marshet.

- Sot kam një takim, kështu që ti me Xhejsonin do të keni boll kohë për të biseduar. Unë nuk e di se ç’po ndodh, por do t’ju ndihmoj sa të kem mundësi. Hëpërhë, mund të qëndroni tek unë.

Rakela u drodh e tëra, lëvizi kokën në shenjë falënderimi dhe mezi i mbajti lotët e gëzimit të mos i rridhnin faqeve e t’ia bënin fytyrën me makijazh vija-vija.



Nuk kishte bërë kurrë më parë një banjë të atillë, aq sa nuk i bëhej të dilte nga vaska. Nëse nuk do ta kishte thirrur Sheila, do ta kishte zënë gjumi.

- Xhejsoni do të vijë së shpejti. Ma merr mendja se duhet të bëhesh gati, që të dukesh sa më mirë.

Rakela u vesh shpejt e shpejt, e kënaqur që Sheila i kishte dhënë një fund dhe një bluzë nga të vetat. Kaloi flokët pas dhe i kapi bisht, me shpresën se do t'i thaheshin pa i lëshuar.

Kur po fuste bluzën në fund, Sheila hapi derën. Xhejsoni hyri brenda dhe në dorë mbante ushqim të gatshëm për darkë.

- Ushqim kinez, sipas stilit berlinez! - tha ai dhe buzëqeshi vesh më vesh, ndërsa sytë iu gjallëruan e i shndritën sapo pa Rakelën.

- I preferuari im! - tha Rakela dhe buzëqeshi pas tij.

Sheila u hodhi sytë të dyve dhe nënqeshi.

- Unë po dal. Mundohuni të mos bëni zhurmë dhe mbajeni derën mbyllur. Dritat bëni mirë t'i fikni. Do ta vërtis disa herë çelësin në bravë përpara se të hyj.

Rakela ndjeu se u skuq.

Edhe Xhejsoni u ndje i sikletosur, por reagoi shpejt.

- Nuk do të më gjesh këtu kur të kthehesh.

- Kur të ikësh, sigurohu që mos të të shohë njeri. Të kam treguar për spiunen që kemi këtu afër.

Ai pohoi me kokë, kurse Rakela u habit kur pa se sa lirshëm komunikonin ata. Edhe përpara se të mbërrinte ajo në atë apartament, ata të dy duhej t'i kishin besuar shumë gjëra njëri-tjetrit.

Pasi Sheila doli dhe mbylli derën, Rakela u ndje në siklet.

- Sheila ka lënë kafe gati. Dëshiron një filxhan?

- Kafe të vërtetë? Sigurisht. Këto ditë, edhe në restorantet më të mira, nuk ka kafe. Sheila nuk duhet të jetë kursyer me tallonët. Ndërkohë, unë do të shërbej ushqimin.

- Mirë! Ti merru me ushqimin, unë po sjell kafen.

Teksa hanin, Rakelës iu lidh gjuha. Herë pas here, pastronte buzët me pecetë, që të mos i mbetej ndonjë kokërr oriz apo salcë.

- I mirë, por jo si ushqimi kinez që hahet në Amerikë.

- Po, - miratoi ajo. - Rëndësi ka që nuk hamë patate në çdo vakt.

- Ah... - buzëqeshi ai duke ngurruar. - Si refugjatët e gjorë.

- Po, si refugjatët, - tha ajo e shkurajuar, shtyu pjatën tutje dhe u mbështet.

- Po atje në papafingo?

- Nuk ishte si në shtëpi, - ia ktheu ajo dhe shtrembëroi fytyrën, duke mos dashur të dukej mosmirënjohëse. - Megjithëse, kështu si erdhën punët, nuk e di më se ku e kam shtëpinë.

U duk se fraza e fundit e prishi bisedën.

Sakaq, Xhejsoni nxori një zarf të madh nga xhepi i brendshëm i xhaketës.

- Pasaportë e re? - pyeti ajo dhe ngriti vetullat plot shpresë.

- Fotografi, - ia ktheu ai duke lëpirë buzët. - I lava vetë filmat që më dhe.

Rakela ndjeu se iu shtuan rrahjet e zemrës dhe kraharori iu shtrëngua. Gjatë atyre ditëve në papafingo, kishte bluar me vete se ç'gjëra të tjera kishte në dosjen e saj dhe çfarë nuk kishte parë ende.

Ai shtyu zarfin përmes tavolinës. Duke mbajtur frymën, që të mos i dridheshin gishtat, Rakela e tërhoqi. Për pesë minutat në vijim, ajo lexoi çfarë shkruhej për gjithë jetën e saj.

- Pasi vdiq mamaja, ai ndryshoi, - tha ajo sikur po rrëfehej. - Edhe në shënimet e tij, thuhet se ai mori rrugë tjetër.

- Ndoshta ajo nuk e lejonte.

- Ose nuk e linte të çmendej, - ia ktheu Rakela dhe vazhdoi leximin. - Një motër? Paskam një motër?

- Një binjake identike. Kjo shpjegon udhëtimet nga Amerika, kontrollet mjekësore në klinikë, një herë në dy vjet, për të dyja.

Sapo kishte hapur dosjen në dhomën e hotelit, Rakela e kishte kuptuar se ishte pjesë e një eksperimenti, por nuk ishte gati ta gëlltiste atë të vërtetë të hidhur: i ati e kishte përdorur. Kur mori vesh se kishte një motër binjake, koka nisi t'i vinte vërdallë.

- Unë... apo më saktë, ne, paskemi qenë pjesë e një projekti kërkimor afatgjatë.

- Ashtu është. Ti... *je* pjesë e këtij projekti afatgjatë. Për këtë arsye, ata duan medoemos që të qëndrosh këtu. Ja, lexoje edhe këtë, - tha Xhejsoni, hapi dosjen dhe i zgjati një fotografi tjetër. - Këtu tregohet se babai yt nuk kishte ndër mend të të lejonte të largoheshe nga Gjermania. Është shkrimi i tij, apo jo?

Rakela pohoi me kokë.

- Ai të ka falsifikuar firmën, duke u përpjekur që të revokonte shtetësinë tënde amerikane, që atë ditë që keni mbërritur në Berlin, - shtoi Xhejsoni dhe u mbështet, që t'i jepte kohë asaj të përpunonte atë goditje të fortë. - Kërkesa e tij nuk është konfirmuar dhe mendoj se nuk duhet të shqetësohesh më për të.

"Çfarë është më e vështirë për t'u besuar? Se ai më ka tradhtuar, shitur, më ka rritur si kavje për eksperimente shkencore dhe për kërkimin e tij narcisit apo se kam një motër?"

- Kur e ke marrë vesh këtë?

- Kur lava filmin, dy net pasi ma dhe.

- Mund të më kishe njoftuar. Pse nuk më çove fjalë?

Ai u skuq.

- Kisha frikë se mos viheshe në kërkim të saj dhe se do ta humbje toruan. Nëse dyshojnë se i ke parë dosjet e babait tënd apo nëse mendojnë se ai të ka treguar vetë, fillimisht do të kërkojnë në vendbanimin e motrës sate; ndoshta e kanë bërë këtë.

- Ai nuk më ka treguar asgjë.

- Shliku dhe larot e tij nuk e dinë këtë. Ata mendojnë se ti ke ditur diçka, ke mësuar diçka, prandaj more arratinë. Letra jote i ka shtyrë të mendojnë kështu. Më beso! Jam i sigurt se SS-të i kanë shqyrtuar të gjitha alternativat.

- Por ti e dije dhe...

- Ti ishe e sigurt aty ku ishe, - ia ktheu ai menjëherë. - Tani nuk je në territor të sigurt, ndaj duhet të gjejmë një rrugëzgjidhje.

- Kush është ajo? Ku është ime motër? - Ajo donte të dinte më tepër për të.

Ai shfletoi tufën me fotografi dhe nxori një.

- Quhet Lea Hartman. Me sa duket, është martuar para një viti dhe nuk ka fëmijë. Nga të dhënat e fundit, dimë se jeton në Oberamergau; mendoj se aty ka jetuar gjithmonë.

- Sa më ngjan! Është njëlloj si unë, - tha Rakela, duke gulçuar, - vetëm se duket pak me të vjetrën. Çfarë the? Oberamergau... Ky është fshati ku luhet "Pasioni i Krishtit".

- E njeh këtë vend?

- Kam qenë një herë atje, në vitin 1934, pak kohë pasi Hitleri erdhi në pushtet. Ishte treqindvjetori i dramës. Babai... - Rakela ndaloi një çast dhe zemra i sëmboi. Puliti sytë, pastaj vazhdoi: - Babai më mori me vete. Ishte gusht... Merrte pjesë edhe vetë Fyhreri. Im atë më tregoi për të, - tha dhe u mbështet pas, këtë herë duke e lëshuar veten. - Por nuk më tha se kisha një motër që jetonte aty, - dhe pa nga Xhejsoni me shpresën se ai do t'i gjente një zgjidhje. - Ndoshta ai nuk e dinte.

- Ai e dinte, po ashtu edhe bashkëshortja e tij... që në fillim, - i tha Xhejsoni dhe e pa drejt e në sy. - Rakela, prindërit e tu birësues ishin studiues dhe ti ishe pjesë e projektit të tyre. Ata kanë eksperimentuar me ty, ashtu siç kanë bërë edhe me motrën tënde, megjithëse duket se askush prej familjes sate biologjike nuk ka informacione për atë që po ndodhte.

Ajo hodhi sytë tutje, duke u ndier e baltosur, e ndotur, e pavlerë. "E po, të poshtërohesh e përdhosesh në këtë mënyrë nga babai dhe nëna jote?! Kisha menduar se ajo më donte me gjithë zemër! Nuk di më se ç'duhet të besoj", - mendoi dhe mezi u gëlltit.

- Thuhet gjë për prindërit e mi të vërtetë?

- Mamaja jote biologjike përmendet, por mungon informacioni për babanë.

- Mungon?

- Dua të them se ai nuk përmendet në asnjë dokument, sikur ata të mos kishin dijeni se kush ishte.

Rakela psherëtiu dhe iu duk sikur në jetën e saj, po mbyllej një derë. U përkul përpara, në drejtim të tij, dhe i tha:

- Më trego për nënën që më ka lindur! Si quhet? Mbi të gjitha, a është gjallë? - dhe zemra iu drodh tërë shpresë.

- Më vjen keq, por ka vdekur! - i tha ai, kurse ajo kafshoi buzën. - Por flitet për një gjyshe. Mendoj se ajo jeton ende.

- Paskam një gjyshe?!

Ai u mbështet dhe shtyu pjesën e mbetur të dosjes në drejtim të saj.

- Më mirë lexoji vetë!

- Po ime motër?

- Ajo është gjallë, siç të thashë, dhe jeton në Oberamergau. Me sa kuptova, nuk e ka pasur të lehtë, por duket se banon në atë fshat.

- Motra ime! - Rakela i tha me zë të lartë dhe plot kënaqësi ato fjalë. - Dua ta takoj, - shtoi me gojën plot. Donte me gjithë shpirt ta takonte, madje, më shumë se çdo gjë tjetër në botë.

- Ka edhe diçka tjetër.

- Akoma?

- Ndërlidhësit e mi më kanë thënë se Shliku ka bërë një udhëtim të shpejtë në jug, pikërisht në Oberamergau, dhe është kthyer shumë i mërzitur.

Rakela shqeu sytë.

- Nuk e di se ç'ka bërë atje, por ma merr mendja se motra dhe gjyshja jote duhet të jenë përballur me ndonjë situatë të pakëndshme. Nuk mund të pyes më shumë, pasi njerëzit do të dyshojnë. Si kanë ardhur punët, nuk di se kujt t'i besosh. Ndoshta thjesht i kanë ndaluar dhe i kanë marrë në pyetje, - tha dhe u mbështet përsëri, ndërsa sytë e tij pikasnin gjithë shqetësimin që ajo ndiente.

Shliku nuk kishte ngurruar të vriste të bijën, po ashtu edhe të shoqen, ndaj Rakela nuk donte as ta përfytyronte se ç'mund t'u kishte ndodhur femrave të familjes së saj.

# 19

Kur oficerët e SS-ve u larguan zhurmshëm, në shtëpinë e gjyshes ishte kthyer gjithçka përmbys. Nuk kishin lënë vend pa rrëmuar; dollapët i kishin copëtuar dhe kishin shqyer edhe ca hapësira në dru, që mendoheshin si vende të fshehta. As gjyshja e as Lea nuk e dinin se pse ishte bërë ai kontroll i imtësishëm. Papafingon e kishin shkatërruar dhe kishin zbrazur edhe raftet e qilarit. Gjatë valës së tërbimit, kavanozat me fruta dhe perime të konservuara i kishin përplasur mbi dysheme, kurse erëzat dhe lulet e thara i kishin hedhur andej-këtej.

Leas ia kishin përdredhur krahun. Burri më i gjatë, që duhej të ishte shefi, ia kishte shqyer këmishën, ia kishte futur duart ku t'i tekej, ndërkohë që i kërkonte të tregonte se ku ishte fshehur *ajo*. Lea vetëm qante. Një oficer tjetër e kishte kërcënuar gjyshen dhe e kishte goditur me shpulla, pastaj e kishte përplasur në dysheme, por asnjëra prej tyre nuk e kuptonte se për kë e kishin fjalën, kë kërkonin.

Gjithë ajo skenë e tmerrshme kaloi si furtunë për njëzet minuta. Ata kishin qenë të acaruar, por, me sa dukej, në fund kishin mbetur të kënaqur, sepse *ajo* nuk ndodhej aty. Megjithatë, shefi i tyre, një syçakërr, iu kanos e u tha se do të ishte në dëm të tyre nëse fshihnin *atë* apo këdo tjetër. Nëse *ajo* shfaqej, nuk duhej ta strehonin, por ta dorëzonin menjëherë. Ai i futi Leas poshtë fustanit kartëvizitën e tij, me emrin major Gerhard Shlik dhe një numër telefoni, e u krekos para tyre duke thënë se kishte metoda të tjera për ta gjetur se ku fshihej. Kur ta gjente, nëse zbulonte se ato e kishin ndihmuar, secila prej tyre do ta paguante shtrenjtë. Në fund, tha se do të kthehej përsëri.

Edhe pse ata ikën, gratë nuk lëvizën nga vendi për disa minuta. Ashtu të plandosura mbi dysheme, ato mezi mbusheshin me frymë nga frika.

Ishte sa e tmerrshme, aq edhe e çuditshme për t'u kuptuar.

Lea e ndihmoi gjyshen të shkonte deri në krevat, i lau fytyrën dhe i përgatiti një çaj të nxehtë. Nuk thanë asnjë fjalë për rrëmujën, rrahjen apo dhunën. Nuk dinin ç'të thoshin.

Sapo e moshuara u rehatua disi, Lea u kthye në kuzhinë, mbylli perdet, hapi rubinetin e lavamanit dhe filloi të pastronte krahët, kraharorin, trupin, duke u fërkuar fort, sikur ishte ndotur. Bëri ç'mundi për të rregulluar rrobat e shqyera, ndërkohë që mezi mbante lotët. "Frederik! Frederik! Kam nevojë për ty!"

U mbështoll me shallin e gjyshes dhe mendoi që të nesërmen në mëngjes, të vinte ta ndihmonte të pastronte e të rregullonte shtëpinë, por atë çast, duhej të kthehej në shtëpinë e saj, te veprat e gdhendura të Frederikut dhe te jorgani që i kishte mbuluar të dy, përpara se ai të nisej për shërbimin ushtarak.

Lea nxitonte nëpër terr dhe sa herë që dëgjonte zhurmën më të vogël, kthente kokën pas. Kur më në fund mbërriti te pragu i shtëpisë së saj, zemra mend i pushoi. Dera ishte e hapur; edhe aty kishin shkallmuar gjithçka. Streha që ajo me Frederikun kishin ndërtuar së bashku, ku kishin jetuar të gëzuar, ishte shndërruar në gërmadhë. Format e gdhendura prej tij i kishin hedhur gjithandej. Kishin thyer edhe statujëzat prej porcelani dhe filxhanët që ia kishte dhuruar gjyshja.

Atë nuk mund ta duronte. Futi këmishën e natës në një çantë, shtyu Mildredin, macen e saj laramane, që të dilte jashtë, mbylli derën dhe nisi t'i ngjitej kodrës me hapa të rëndë. Me shtëpinë, do të merrej të nesërmen. Atë natë, do të flinte në krevatin e fëmijërisë. Do të dëgjonte frymëmarrjen e gjyshes dhe do të lutej që Frederiku të kthehej sa më parë.



Pavarësisht se Xhejsoni kishte të paktën një orë që përpiqej ta bindte se nuk ishte çasti i duhur për të shkuar në Oberamergau, se nazistët duhej ta kishin kërkuar atje patjetër e meqë nuk e kishin gjetur në kontrollin e parë, ato çaste duhej të ishin duke mbikëqyrur fshatin, Rakela nuk hiqte dorë nga e veta. Më në fund, ai u dorëzua, iu lut që të mos nxitohej dhe i premtoi se do të flisnin përsëri të nesërmen për atë gjë.

Sapo Xhejsoni doli, Rakela tërhoqi afër vetes llambën në tavolinën e kuzhinës. Shqyrtoi mirë e mirë dosjen e fotografuar, duke picërruar sytë për të kuptuar disa paragrafë. Duke u përpjekur të hiqte nga mendja kujtimet kontradiktore të prindërve të vetëm që kishte njohur, u përqendrua te familja që nuk kishte takuar dhe nuk ia kishte marrë mendja kurrë se ekzistonte.

- Lea. Ajo quhet Lea, - belbëzoi dhe vështroi ngulazi tiparet e fytyrës të së motrës, që ishin shumë të ngjashme me të sajat. Stili i flokëve ishte i ndryshëm, ajo nuk bënte makijazh dhe, deri diku, sytë dhe buzët nuk i kishte si të Rakelës. Jo në formë, por në atë çka përçonin. Rakela nuk mund ta identifikonte qartë ndryshimin, por ishte diçka e veçantë, një shkëndijë që mungonte, ndoshta një mungesë vetëbesimi.

Tundi kokën me mëdyshje. Ndoshta ajo përshtypje e gabuar i krijohej nga fotografia. Do ta njihte më mirë kur ta takonte.

- Kur ta takoj, - pëshpëriti dhe mbylli sytë, duke i lënë ato fjalë t'i drithëronin mendjen dhe trupin. - Motra ime.

Rakela i detyrohej Xhejsonit për gjithçka. Atij i kishte besuar fotografitë, historinë, jetën e saj e të Amelisë. Për të ndihmuar Rakelën, ai kishte rrezikuar punën dhe reputacionin e tij, madje lirinë dhe vetë jetën. Ja, ajo po i kërkonte sërish ndihmë: ta çonte në një fshat të largët bavarez, ku nazistët mund të ishin vënë në kërkim të saj. Nuk ishte çudi që ai mendonte se nuk ishte e sigurt që ajo të shkonte atje. Ai besonte se duke u nxituar, ajo do të rrezikonte gjithçka, madje do të përfshinte edhe atë vetë.

"Ai nuk e kupton se ç'do të thotë të jesh e vetme, gjithë jetën, të ndiesh se të mungon një pjesë dhe befas, të mësosh se ke një motër, një motër binjake, dhe një gjyshe..."

Ishte vonë kur Rakela mbylli dosjen, fiku dritën dhe u mbështoll me batanijet që Sheila kishte lënë mbi divan. Ndihej mirë që gruaja e re bujare nuk ishte kthyer ende. Donte të rrinte edhe ca kohë vetëm me mendimet e saj, por qepallat i ishin rënduar. Ajo kishte qenë një ditë e gjatë, e ngarkuar emocionalisht, e frikshme, drithëruese dhe rraskapitëse.

Mbylli sytë, sa të qetësohej një minutë, por u zhyt në një gjumë të thellë; pa në ëndërr Alpet e mrekullueshme të mbuluara nga dëbora, vazot plot me barbaroza në të kuqe të ndezur në dritaret e shtëpive bavareze, dredhkat e larmishme që kacavirreshin mureve në ngjyrë kremi të shtëpive, pjesë e skenës gjigante të dramës "Pasioni i Krishtit", të cilën e kishte parë para shtatë vitesh. Në ëndërr, ajo shëtiste nëpër fshat, duke i rënë kryq e tërthor. Në fund të fshatit, në rrugicën më të skajshme të tij, ngrihej një ndërtesë piktoreske që rrezatonte gëzim e në verandën e saj, qëndronte gjyshja thinjoshe, veshur me një fustan karakteristik bavarez, krahëhapur, me buzëqeshje rrëzëlluese, që dukej sikur e mirëpriste në shtëpi.

U zgjua, por i mbylli sytë sërish, me shpresën që të rikujtonte të gjitha

detajet, çdo copëz të mbetur nga ëndrra. Jeta po fillonte t'i tregonte se ëndrrat nuk plotësoheshin gjithmonë. Të paktën, në këtë mënyrë, kishte diçka për të shijuar.



Deri në mesditë, Lea kishte sistemuar kuzhinën e vogël dhe dhomën e ndenjjes të shtëpisë së gjyshes. Së bashku, u munduan të qepnin e arnonin jorganin e shqyer, ndërsa tundnin kokat të shqetësuara.

- Eh, bela e madhe! Si mund të fshihet një njeri brenda në jorgan?! - tha gjyshja, duke përqeshur me gjuhë.

- Donin të na frikësonin, të na llahtarisnin.

Gjyshja psherëtiu.

- E po, ia dolën, por pse e bënë? Çfarë donin? *Kë* kërkonin?

Lea nuk dinte ç'përgjigje të jepte. Të dyja vendosën që do të ishte më mirë sikur Lea të qëndronte aty, derisa të kthehej Frederiku.

- Sido që të vijnë punët, më mirë të jemi bashkë, - vendosi Lea.

- Të paktën mund të ngushëllojmë njëra-tjetrën, - buzëqeshi gjyshja dhe i lëmoi dorën mbesës.

Lea qëndroi në shtëpi derisa shkoi ora të nisej për në shkollë. Atë natë, fjeti përsëri te gjyshja dhe të nesërmen në mëngjes, shkoi të rregullonte shtëpinë e saj.

Një pjesë e mirë e gdhendjeve të Frederikut kishin shpëtuar, edhe pse gjithandej kishte ashkla druri. Në disa statujëza mungonin hundë, gishta apo pjesëza të tjera, disa prej të cilave edhe mund të gjendeshin. Ajo mund t'i ruante të gjitha. Nuk e dinte nëse Frederiku do të donte t'i mbante më, por nuk ia bënte zemra t'i hidhte në zjarr. Më shumë, ishin dëmtuar sendet prej porcelani. I ngjiti me kujdes copat më të mëdha që gjeti, sikur po plotësonte ndonjë pazëll. Pasi ngjitësi u tha, paketoi gjithçka. Po përse duhej t'i shkatërronin ato vepra arti? Me sa dukej, e kishin një arsye dhe oficeri i urryer i SS-ve, që e mbante veten për shef, ishte betuar se do të kthehej. Sapo çoi në mendje fytyrën e tij, u drodh e tëra.

Ndërsa paketonte gdhendjet e Frederikut, vendosi që në letrën e radhës, të mos i shkruante për dhunimin dhe bastisjen. "Kjo histori e tmerrshme vetëm sa do ta shqetësojë, ndërkohë që nuk ka mundësi të na mbrojë. Jo, nuk dua që të vuajë edhe ai! Pastaj, kushedi se ç'po kalon në luftë! Nëse Zoti do të na bashkojë një ditë - oh, Ai duhet të na bashkojë patjetër!

- atëherë do t'i tregojmë njëri-tjetrit se çfarë kemi përjetuar", - mendoi Lea, fshiu një pikë loti që i rrodhi faqeve, dhe mbylli derën. Në qershor, ata kishin pasur shumë shpresa për të ardhmen, por pasi kishte ardhur vera dhe Frederikun e kishin thirrur në ushtri, pasi kishte marrë vesh se nuk mund të mbetej shtatzënë... të gjitha shpresat ishin shuar. Edhe atë gjëmë që i ndodhi, kishte mangët.

Ngriti kokën dhe mendoi: "Por nuk është fundi i botës. Jo! Kam korin e fëmijëve, gjyshen dhe do të përqendrohem te dita e sotme."

Në Oberamergau, merrej vesh gjithçka. Të gjithë e dinin se Lea dhe zonja Breisner ishin marrë në pyetje nga oficerë të SS-ve dhe ishin kureshtarë të dinin arsyen. Ç'gjë të rëndë mund të kishin bërë ato gra, sa SS-të të fillonin një hetim në fshatin e tyre dhe të terrorizonin banorët? Por ja që Lea nuk ishte në gjendje të shpjegonte diçka për të cilën nuk kishte dijeni.

Para një muaji, në shikimet e tyre, mund të kishte ndier dyshim, kërcënim, paragjykim; ndoshta ata mendonin se mund të ishte përfshirë në ndonjë konspiracion, por atë ditë, në sytë e shumicës së tyre ajo shihte frikë, shqetësim dhe çuditërisht mbështetje. Meqë bashkëfshatarët e bënin të ndihej pjesë e pandarë e komunitetit, ajo u ishte mirënjohëse.

Fëmijët, me zërat e tyre të lartë e të gëzueshëm, ia gjallëronin shpirtin aq shumë, sa, sapo mbaronte ora e muzikës, Lea nxitonte të kujdesej e të gjallëronte disi gjyshen.

Kur atë të premte pasdite hapi derën e pasme të kuzhinës së gjyshes, nuhati aromën e mrekullueshme të strudelit me mollë që po piqej në furrë. Hoqi shallin e trashë dhe e vari pas derës. Duhej të kishin parasysh të tregoheshin vigjilente dhe më të përgatitura, nëse oficerët SS-ve u bënin ndonjë vizitë të papritur. Të dyja, do të mbijetonin.

Gruaja e moshuar, duart me rrudha të së cilës para disa ditësh qenë dridhur nga frika në praninë e oficerëve mizorë, atë çast, fërgëllonte nga gëzimi. Ajo po mbushte për herë të dytë pjatat me supë lakre dhe filxhanët me kafe - ajo pak që u kishte mbetur - ndërsa Lea tregonte pa pushim histori të fëmijëve të korit.

Më në fund, gjyshja iu lut Leas të mos vazhdonte më tej, se po i pushonte zemra nga të qeshurat, por më kot. Duke dëgjuar mbesën, ajo rrufiste kafen dhe sa nuk po shembej në tokë nga të qeshurit, kur shihte se sa bukur e imitonte Lea Henrikun gjashtëvjeçar, që ishte vërtet i papërmbajtshëm.

- Çfarë nuk i pjell mendja atij djali! - tha Lea me zë të lartë. - Vajzave që kishte përpara, ua lidhi bishtalecat me fjongo. Kur ato u ndanë me njëra-tjetrën, ranë të dyja përtokë, fundet iu ngritën sipër gjunjëve dhe zvarriteshin në dysheme me kokat ngjitur, - tha ajo dhe ngriti duart lart. - Të gjithë u shkulën gazit! Pale të shihje sa serioz ishte Henriku! Pastaj buzëqeshte sikur të mos e kishte bërë ai. Djall me buzëqeshje engjëlli, nuk më kishin zënë sytë më parë!

- Oh, Lea, mjaft! - i tha e gjyshja, sytë e së cilës vezullonin.

- Është e vërtetë! - ia ktheu mbesa dhe nisën të qeshnin përsëri.

Gjyshja fshiu lotët me shami dhe pastaj zgjati dorën të fshinte lotët nga faqet e Leas.

- Je e lumtur, bija ime?

Lea shtrëngoi dorën e gjyshes.

- Po. Vërtet nuk janë fëmijët e mi, por po ia kaloj jashtëzakonisht mirë. Dua t'i ndihmoj, t'u fal dashuri dhe ngrohtësi. Dua që edhe ata ta ndiejnë gëzimin që më dhurojnë mua! Nuk dua t'i kaloj e frikësuar këto ditë të çmuara.

- Jam shumë krenare për ty, e shtrenjta ime!

Lea ngurroi, por pastaj pëshpëriti sikur dikush po i përgjonte:

- Ndonjëherë kam frikë se kjo punë, të qenët mes fëmijëve, është një ëndërr që do të më ndërpritet papritmas. Ashtu siç na u shfaqën ata burrat. Çdo gjë në këtë botë është... e përkohshme, apo jo? - dhe u mbush me frymë, pastaj, e zhytur në mendime, shtoi: - Kam frikë të jem e lumtur, sidomos në këto kohë çmendurie dhe pasigurie. Më duket sikur po bëj ndonjë gjë të gabuar. Sikur unë të *jem* një gabim.

- Oh, jo, Lea ime. Gëzimi është dhuratë e Zotit dhe ti je bija e Tij. Ai të do shumë dhe kënaqet kur sheh se ç'punë të mirë po bën me korin.

Lea ngriti kokën dhe vuri buzën në gaz. Donte t'i besonte ato fjalë, por një hije dyshimi i kishte pllakosur zemrën.

# 20

Rakela u ndje si një top pingpongu që kërcente mes Xhejsonit dhe Sheilës, ndërkohë që të tre ishin ulur rreth tavolinës në apartamentin e kësaj të fundit, pak pas fillimit të ndalimqarkullimit.

- Nuk mund të marrësh me vete asgjë nga dosja, - këmbënguli Xhejsoni. - Në qoftë se të kapin dhe zbulojnë dosjen, të gjithë njerëzit e listuar aty, janë në rrezik të madh.

- Por dua që ta shohë ime motër. Duhet të vërtetoj se kush jam, - kundërshtoi Rakela.

- Nëse të arrestojnë, - ndërhyri qetësisht Sheila, - ata do të kërkojnë të dinë se ku e more.

- Do t'u them se e fotografova vetë, nga dosjet e tim eti. Nuk kam frikë ta përmend atë njeri. Tanimë, ai është i burgosur. Pse e ndërlikoni kaq shumë situatën?

- Po të veprosh kështu, përveç vetes, do të groposësh edhe Xhejsonin. Do të kërkojnë të marrin vesh se kush e lau filmin, kur dhe ku. Duhet të mësosh përmendsh hollësi të familjes tënde, emra, adresa, orare trenash, sikur t'i kesh ditur gjithë jetës. Duhet medoemos të jesh e maskuar gjatë gjithë kohës, - i tha Sheila dhe u mbështet pas karriges. - Ti dhe jot motër jeni identike dhe nuk do ta kesh të vështirë të bindësh atë apo gjyshen se je e bija e Ibina Breisnerit.

- Besoj se do ta kesh të vështirë ta bindësh që të të mbajë në shtëpinë e vet, ndoshta edhe Amelinë, për një periudhë të caktuar, ose të paktën derisa të rregulloj ndonjë mënyrë të sigurt kalimi për në Zvicër për të dyja. Apo më mirë akoma, për në Shtetet e Bashkuara të Amerikës, nëse arrij ta gjej Amelinë, - tha Xhejsoni, duke i rënë tavolinës me gishta.

- Çfarë do të thuash me këtë?

- Ndërlidhësin tim e kanë arrestuar dy javë pas shpërthimit. Gestapoja nuk i trajton mirë njerëzit që ndihmojnë hebrenjtë, duke u dhënë tallonë të falsifikuar, kështu që nuk kam mundësi ta kontaktoj. Policia nuk lejon vizitorë në burg, aq më tepër nga shtypi i huaj.

- Xhejson... - Rakela nuk dinte ç'të thoshte.

Ai tundi kokën me mosbesim.

- Kisha menduar se, për arsye sigurie, do të ishte mirë të mbaja lidhje vetëm me një person. Gabim i madh. Tani dikush tjetër më kërkon shumë para dhe më thotë se të mbash vajzën, është tepër e rrezikshme, ndaj duhet ta paguajmë më shumë gruan që kujdeset për Amelinë. Duhet të sigurohem që të dyja ju të strehoheni në një vend të sigurt.

Rakela ngurroi. Tjetër gjë ishte t'i kërkonte Xhejsonit të shpëtonte vajzën e shoqes së saj, që ishte fshehur në një shtëpi të sigurt, nën kujdesin e një gruaje gjermane, e cila ndoshta dinte se si të rriste fëmijë, dhe tjetër gjë ishte të kujdesej vetë për të. Nëse do ta merrte Amelinë me vete në Nju Jork, atje kishte konvikte dhe shkolla të posaçme për fëmijët me probleme dëgjimi, por nuk e imagjinonte dot ta rriste vetë.

Shikimi i Xhejsonit ato çaste nuk po i pëlqente. Me sa dukej, ai e kishte pikasur ngurrimin e saj. Kështu, Rakela u mundua të hynte sa më mirë në rol e i tha se mezi po priste të takonte Amelinë. Nëse ia dilte të bindte Xhejsonin se mund të kujdesej për Amelinë, mund ta nxirrte veten... nga ajo situatë e vështirë. Ajo duhej të ishte performanca më bindëse që kishte interpretuar ndonjëherë. Shkurt, duhej të ishte aq e zonja, sa të mos shfaqte grimë frike.

Të tre i kaluan dy netët e ardhshme duke sajuar një personazh për Rakelën dhe duke përsosur maskimin e saj. Natën e tretë, Xhejsoni i solli pasaportën e saj të re, të cilën e kishte fshehur në astarin e xhaketës. Që atë çast, ajo do të ishte Elsa Breisneri, pesëdhjetë e shtatë vjeçe, nga *Stelle*.

Sheila i tha se mund t'ia lyente flokët me një nuancë goxha më të errët dhe t'ia shtonte dozën e grisë.

- Do të rriten shpejt, por të paktën rojat në stacion nuk do të shohin një bionde simpatike.

- Por vetëm nëse kam të njëjtën ngjyrë flokësh me Lean, familja ime do të bindet se kush jam, - tha Rakela. Asaj i pëlqenin fjalët "familja ime" dhe i thoshte sa herë që i jepej mundësia; nuk donte të tregohej egoiste, duke thënë se i adhuronte flokët ashtu si i kishte. - Unë them se edhe një paruke dhe shami koke do të na bëjnë punë. A mund t'i gjesh?

Sheila ngriti vetullat e habitur, por iu duk një zgjidhje e mirë. Sa për flokët, vendosën t'i spruconin me gri.

Gjatë javës së ardhshme, saktësuan dokumentet, historinë dhe

maskimin e saj, si dhe bënë ç'mundën për përsosjen e theksit të saj bavarez. Herë pas here, Rakelën e kapte paniku dhe nervozohej, teksa priste me padurim të merrte rrugën për në Oberamergau.

Pavarësisht se nuk ishte shumë e përgatitur për sfidën që e priste, më në fund, dita e nisjes erdhi. Një natë më parë, Rakela përqafoi Xhejsonin dhe i tha lamtumirë në mënyrë shumë të sikletshme. Sheila po bënte gati valixhet, pasi do të nisej për në Amerikë, ku, sapo anija t'i afrohej Nju Jorkut, ajo do ta linte pasaportën e Rakelës diku në kuvertë. Ishin të bindur se plani i Xhejsonit do të funksiononte, përderisa gjermanët ishin në dijeni të përpjekjeve të Rakelës për t'u arratisur.

Ata shpresonin që gjermanët të ishin të përqendruar te reagimi i Londrës për propozimin e Hitlerit për paqe dhe fundi i qëndresës së shumëpërfolur polake. Në rrethana të tilla, ushtarët nuk do t'i jepnin ndonjë rëndësi të madhe fotografisë së Rakelës që qarkullonte ato kohë.

- Të falënderoj shumë, për gjithçka, - i tha Rakela dhe e përqafoi, para se secila të nisej për në rrugën e vet.

- Shpresoj të më falënderosh si duhet më vonë, - i tha Sheila dhe sytë iu mbushën me lot. - Ki kujdes! Tregohu e matur! Mos i shkruaj njeriu! - e këshilloi ajo dhe vuri buzën në gaz. - Kur të ketë mbaruar e gjithë kjo zallamahi, dhe jam e sigurt se një ditë do të mbarojë, shpresoj të ma shpërblesh me një darkë në Nju Jork.

- Kështu e lëmë; takohemi në Nju Jork, - tha Rakela dhe i shtrëngoi dorën, sikur të kishin lidhur ndonjë marrëveshje. - Do të festojmë në Nju Jork dhe do të rrimë jashtë, sa të duash ti. - Ato fjalë tingëlluan aq të këndshme, por njëherazi edhe shumë të largëta.

Sheila iku. Kishin rënë dakord që më parë që Rakela do të zbriste shkallët e do të largohej nga porta e pasme pasi fqinja e saj spiune të dilte për të bërë pazarin.

Rakela lau enët e mëngjesit dhe i vuri në bufe. Fshiu pllakat e sobës, tavolinën, palosi çarçafët prej fanellate dhe i vuri në dollap. Nuk kishte bërë kurrë më parë punë shtëpie, por tani gjithçka i dukej si pjesë e një skenari.

Vendosi çantën pas derës dhe u ul te njëra nga karriget e kuzhinës, pasi duhej të priste edhe një orë. Minutat nuk kishin kaluar kurrë më parë aq ngadalë dhe tiktaku i orës së murit nuk kishte qenë asnjëherë aq i fortë.

# 21

Treni nga Berlini në Mynih ndaloi në disa stacione, për të lënë dhe për të marrë pasagjerë, si dhe për t'iu nënshtruar kontrolleve në postblloqe të caktuara. Në secilin prej tyre, ushtarë të armatosur i binin kryq e tërthor korridoreve të trenit, duke kontrolluar dokumentet e personave për të cilët mund t'u lindnin dyshime.

- U janë qepur çifutëve, - pëshpëriti gruaja në krah të Rakelës. - Sikur nuk e dinë se ata duhet të udhëtojnë në vagonin e mallrave! - shtoi gruaja.

Rakela mezi u gëlltit. Gjatë një darke në Nju Jork, nuk i kishte kushtuar shumë vëmendje një bisede që kishte bërë babai i saj në lidhje me uljen e numrit të emigrantëve. Bëhej fjalë për europianolindorët e padëshirueshëm. Ajo nuk e kishte vrarë shumë mendjen, pasi kishte menduar se i ati i dinte më mirë ato gjëra dhe se ata emigrantë do ta dobësonin vërtet racën amerikane. Por aty, e pa me sytë e saj paragjykimin dhe urrejtjen.

"Edhe nëse hebrenjtë nuk janë njësoj si ne, ky lloj qëndrimi është çnjerëzor. Përse nuk e ngre zërin populli gjerman, të bëjë diçka, të revoltohet?" Ndërkohë, drejt saj po afrohej një oficer dhe ajo u mbështet, që të mos binte në sy.

Kur po i afroheshin Mynihut, kontrolluan dokumentet e një gruaje, të ulur pranë Rakelës, dhe djalit të saj. Rakela mezi arrinte ta shihte profilin e djalit. Ishte në moshë të njomë e aq i vogël, sa koka nuk i arrinte as mbi ndenjëse.

- E paskeni mbiemrin Kohen? Çifutë jeni?

- Jo, dua të them, ky është mbiemri i tim shoqi. Ai... nuk jeton më, - tha gruaja me zë të dridhur, pas kërcënimit të oficerit.

- Pra, qenke lavirja e një çifuti. Yt bir është ky?

- Po, ky është Eriku, im bir, - ia ktheu ajo dhe bëri sikur nuk e dëgjoi sharjen.

- Pra, ky e ka mbiemrin Kohen?

- Sigurisht.

- I bie të jetë gjysmë çifut, apo jo?

- Po, por ai është vetëm një fëmijë dhe është me mua.

- Çifuti çifut mbetet. Ai duhet të ulet në vagonin e mallrave ose do ta flak nga treni.

- Ju lutem, zotëri! Do ta mbaj në prehër, nëse do të më lejoni.

Por oficerit i dukej se, po ta toleronte zonjën, do të poshtërohej në sytë e pasagjerëve të tjerë. Atij i ishte dhënë mundësia ta bënte shembull atë grua dhe djalin e saj të vogël. Rakela e vuri re atë gjë në fytyrën e krekosur të oficerit. Atë çast, u tensionua aq shumë, sa e mbajti frymën.

- Ngrihu! - e urdhëroi oficeri, e ngriti me forcë djalin nga ndenjësja dhe e tërhoqi zvarrë përgjatë korridorit. Gruaja kapi çantën dhe disa pako e mezi po e ndiqte oficerin e acaruar.

- Jo ti! - bërtiti ai, duke e detyruar gruan të ulej sërish.

- Por ai është im bir.

- Nëse nuk ulesh, do ta zbres nga treni këtë kopil. E sheh ç'ndodh kur fut në krevat një çifut?

Djali, me sy të llahtarisur, nuk foli asnjë gjysmë fjale.

Gruaja e tmerruar vështroi pasagjerët një e nga një. Shikimi i saj ishte një lutje e dëshpëruar për ndihmë. Rakela pa se ata hodhën sytë tej, iu kthyen leximit të gazetave dhe librave, vështruan nga dritarja ose u hoqën sikur po flinin. E si mund të flinte njeri mes asaj zhurme?!

Me zemër, Rakela donte të ngrihej, të turrej pas atij oficeri qelbanik, ta gozhdonte me fjalët e saj thumbuese e t'i tregonte vendin, duke e bërë të dukej budalla. Si mund të ishte aq mizor njeriu! Kur nëna e re vështroi në drejtim të saj, Rakela u ndje keq dhe e ndjeu në shpirt vuajten e saj, dhimbjen e saj, e mori me mend se ç'po mendonte atë çast.

Pas një çasti, Rakela hodhi sytë tutje. Nuk mund ta ndihmonte atë grua e as djalin e saj. Nuk guxonte të vepronte, pasi mund ta zbulonin se kush ishte. "Çfarë do të bëja, po të mos isha duke u arratisur e po të mos isha e maskuar?! A do ta ndihmoja atë fëmijë? Edhe nëse e bëj..." Ajo mbylli sytë, u mbështet pas ndenjëses dhe bëri sikur po flinte. Dinte vetëm se ishte shumë e frikësuar.

# 22

Hilda Breisneri kishte hapur mbi stolat e drunjtë në kopshtin saj qilimat e rëndë e të endur dhe i godiste me sa fuqi kishte, sikur donte të hakmerrej për diçka. Kur ndihej e trazuar, nuk kishte terapi më të mirë për të, sesa "të rrihte" qilimat. Ajo i jepte kënaqësi, pavarësisht paralajmërimeve të mjekut se nuk duhej të sforconte zemrën. *Bam!*

Kishte ditë që donte të fshinte nga mendja dhunën e oficerëve të SS-ve, por diçka që kishin përmendur ata përpara se të mbërrinte Lea, i vërtitej pareshtur në kokë dhe nuk e linte të qetë.

*Bam!*

Donin të dinin nëse kishte ardhur mbesa aty. Ajo nuk e dinte se pse e kërkonin Lean, por nuk kishte ndër mend t'ua thoshte se ku ndodhej.

*Bam!*

E megjithatë, kur Lea ishte shfaqur papritmas, ajo kishte kuptuar se nuk po kërkonin atë. Thanë se kërkonin "atë tjetrën". Sa e çuditshme! Me siguri që duhej t'i kishin ngatërruar me ndonjë familje tjetër me mbiemrin Breisner.

*Bam!*

- Zonja Breisner?

Nga porta e pasme, u dëgjua zëri i një femre në moshë të mesme, me një theks lehtësisht të sforcuar.

- Po, si është puna? - pyeti Hilda dhe kërceu përpjetë. - Unë jam zonja Breisner. - Asaj nuk i pëlqente kur vizitorët ia linin në mes punët e shtëpisë. Gjithkush në fshat e dinte se nuk duhej të shkonte te fqinji, të paktën derisa të mbaronte vakti i drekës dhe të laheshin enët. Ai ishte një rregull i pashkruar, të cilin nuk e zbatonin vetëm ata që nuk ishin banorë të fshatit.

- A mund të flas me ju, zonja Breisner? - pyeti gruaja me flokë gri, që qëndronte në rrugicën e kopshtit. - Vetëm për vetëm?

Hilda ngriti duart në ajër.

- Këtu vetëm ne të dyja jemi, - tha ajo dhe fshiu duart pas përparëses, kurse sytë i mbetën te çanta shumëngjyrëshe e me thurje e gruas. - E dashur

zonjë, nëse keni dalë për të shitur, më mirë vazhdoni. Nuk kam para për të blerë ndonjë gjë, - shtoi dhe i ktheu shpinën për të vijuar goditjen e qilimave.

- Jo, zonjë! Nuk merrem me kësi gjërash, por... - gruaja uli zërin dhe foli me ngut. - Dua të bisedoj me ju privatisht.

Zëri tingëlloi më i fortë nga ç'të linte përshtypjen pamja e jashtme e gruas, ndaj Hilda nuk foli për një çast. Fytyra e saj i kujtonte diçka të njohur. Fytyra e saj? Sytë e saj? Hilda tundi kokën me mosbesim. Nuk e kishte takuar asnjëherë më parë atë grua; ishte e sigurt për këtë.

- Çfarë dëshironi?

Gruaja shikonte sa në njërën anë në tjetrën dhe dukej nervoze.

- Ju lutem, zonja Breisner, më lejoni të hyj brenda. Dua të ulem e të bisedoj me ju. Është... shumë e rëndësishme për të dyja ne... dhe shumë personale.

Hilda ngrysi vetullat dhe ndjeu një sëmbim në stomak. Kishte dëgjuar për të huaj që vinin në Oberamergau, duke iu lutur banorëve që t'i strehonin në shtëpitë e tyre, pasi disa zona të Gjermanisë ishin spastruar nga hebrenjtë dhe polakët.

Sigurisht që i vinte keq për ta. Hitleri po bënte kërdinë dhe flitej për mizori të pashembullta, por ato gjëra po ndodhnin shumë larg prej aty. Banorët e fshatit ku luhej "Pasioni i Krishtit" nuk mund të silleshin assesi në atë mënyrë. Dhuna do të përdhoste gjithçka që përfaqësonte "Pasioni i Krishtit", të paktën idealisht. E dinte që drama në fjalë, të paktën ato kohë, kishte ngjyresa antisemite, por kjo nuk do të thoshte se fshatarët ishin të tillë, siç shpresonte ajo. Të paktën jo të gjithë.

"Por nuk kemi pse të mos tregohemi bujarë me bashkëpatriotët tanë, apo jo? Në fakt, ajo nuk duket as hebraike e as polake. E kush mund të flasë me siguri në këtë kohë?"

- Si arritët deri këtu?

- Më falni? - ia pat gruaja dhe iu afrua më pranë. Në sytë e saj, lexohej qartë ankthi.

Hilda psherëtiu. Nuk e kishte zakon t'i kthente duarbosh lypësit, pavarësisht se mezi ia dilte edhe për vete.

- Zonjë, me atë çantë që keni me vete, nuk besoj se keni ecur gjatë. Nga keni ardhur? Me kë keni ardhur? - Hilda nuk donte që ta kallëzonin se kishte strehuar të arratisur hebrenj. Mbi të gjitha, nuk donte që ta mashtronin. Nëse do të fshihte ndokënd, do të ndodhte sepse ashtu donte ajo.

- Me askënd. Nga stacioni i trenit, erdha drejt e këtu.

Hilda doli në rrugën kryesore dhe pa poshtë e lart. Nuk kishte njeri.

- Ju lutem, - iu lut gruaja, - ju lutem, mos më dëboni. Më lejoni të flas me ju vetëm për vetëm.

- Çfarëdo që dëshironi, mund të ma thoni këtu, në dritën e diellit. Nuk kemi ç'të fshehim.

Vizitorja shqeu sytë dhe po nervozohej gjithnjë e më shumë. Hilda mendoi përsëri se ajo i dukej fytyrë e njohur, por e kishte ndarë mendjen të mos toleronte. Do të bisedonin aty në oborr.

- Gjyshe! - pëshpëriti gruaja.

Hilda ndjeu një të therur në zemër.

- Çfarë the?

Gruaja u afrua edhe më pranë, por zëri i saj humbi mprehtësinë kur pëshpëriti:

- Kam lajme për vajzën tënde.

Hildës po i merrej fryma. Iu duk sikur mushkëritë nuk po thithnin më ajër. Ia njohu sytë: ishin sytë e së bijës, ishin sytë e Leas, megjithatë këmbënguli:

- Ime bijë ka vdekur.

- Po, po, ka vdekur. Dua të them se unë jam vajza e saj. Unë jam mbesa jote, Rakela.

Befas, Hildës iu shemb toka nën këmbë. Gruaja e pa se së moshuarës po i merreshin mendtë, ndaj hodhi çantën që mbante në krahë, dhe e kapi me një fuqi rinore, që Hildës iu duk shumë e habitshme. Tepër e çoroditur, e moshuara u drejtua për nga dera e shtëpisë, që të rehatohej në karrigen e saj lëkundëse.



Tepër e kujdesshme, Rakela e shoqëroi gjyshen deri te karrigia e saj, që ndodhej pas derës së kuzhinës, pastaj i mbushi një gotë birrë nga fuçia me rubinet mbi banak, dhe ndërsa gjyshja pinte e po qetësohej disi, Rakela shkoi të merrte çantën që kishte lënë në oborr, duke u treguar e kujdesshme në të ecur, që të mos binte në sy.

Me t'u futur brenda, mbylli derën dhe tërhoqi perden e dritares përballë, duke e rrëshqitur nëpër shkopin që e mbante varur. Afroi një stol të ulët pranë karriges së lëvizshme dhe priti. Nuk mund ta hiqte vështrimin nga ata sy që pasqyronin të sajtë.

Vrojtoi rrudhat në fytyrën e Hilda Breisnerit, mollëzat dhe gjatësinë e gishtave të fryrë. Ngjante aq shumë, sa i dukej sikur po shihte veten se si do të ishte pas pesëdhjetë vjetësh. Kishte dashur që, kur ta shihte, të qeshte e të gëzonte, por po i vinte për të qarë përpara gruas së moshuar.

Kur pa se e moshuara e mori veten, Rakela i kapi dorën butësisht.

- Jam e bija e Ibinës.

Hilda u shastis; zgurdulloi sytë dhe ngriti vetullat. Tundi kokën me mosbesim.

- Ti duhet të jesh ndonjë punonjëse e Institutit. Oficerët e SS-ve të kanë dërguar? Ju lutem, ju lutem, na lini të qetë!

Rakela u pikëllua. Xhejsoni kishte pasur të drejtë. Gerhardi kishte qenë aty, ndoshta e kishte torturuar gjyshen e saj, e me gjasa edhe Lean. Ajo u mundua të shkundte grinë nga paruka, të cilën në fund e hoqi fare.

Hilda mezi po mbushej me frymë. Bëri të fliste, por gjuha i ishte lidhur.

- E di që kjo duket e pamundur, - i tha Rakela dhe iu afrua edhe më pranë. - Kam kaq shumë gjëra për të të treguar, për të të pyetur, por dua të të paralajmëroj se disa njerëz po më ndjekin. Po qe se më gjejnë këtu, mua do të më arrestojnë, por sigurisht që edhe ti me Lean jeni në rrezik.

- Pse po na e bën këtë? - Sytë e mbushur me lot të gruas së moshuar reflektonin zemërim, frikë dhe habi. - Çfarë do prej nesh?

- Oh, jo, të lutem! Nuk dua t'i bëj keq askujt. Thjesht doja t'ju takoja dhe t'ju pyesja...

Befas, u dëgjua zhurma e dorezës së derës dhe më pas një e trokitur.

- Gjyshe? - u dëgjua një zë i këndshëm pas derës, edhe pse mbartte shqetësim. - Brenda je? Çfarë ka ndodhur? Pse e ke mbyllur derën me shul?

Gruaja e moshuar nuk u përgjigj; me sa dukej, nuk ishte në gjendje të fliste. Vazhdonte të merrte frymë me vështirësi, dhe pastaj filloi të gulçonte. Në sytë e saj, mbizotëronte frika. Befas, u ngrit për të shkuar në anën tjetër të kuzhinës. Rakela zgjati duart që ta mbante, por nuk dinte ku ta çonte apo çfarë të bënte.

Trokitjet u shtuan.

- Gjyshe! Hape derën! Je mirë? Kush është me ty? Pse nuk e hap derën?

E pushtuar nga paniku, gruaja e moshuar kapi me duar fytin dhe pastaj kraharorin. Duke mos ditur se si ta ndihmonte, e alarmuar, Rakela vrapoi të hapte derën, ku përpara i doli një vajzë e re që po e grushtonte me sa i hante krahu. Ajo iu duk si varianti provincial i vetes.

- Ka shtrëngim në gjoks, ndoshta po kalon një atak, nuk di ç'të them. Ndihmoje, të lutem, ndihmoje!

Pa e mbaruar fjalën Rakela, vajza çau përpara duke e shtyrë dhe nxitoi drejt gjyshes që po gulçonte.

Gjyshja bënte me shenjë nga raftet, në anën tjetër të kuzhinës.

- Ilaçet? Janë në bufe? - e pyeti vajza e re, më shumë sikur foli me vete, dhe hapi me të shpejtë kanatën e bufesë, ku rrëmoi mes një grumbulli enësh qeramike dhe kavanozash. Prej aty, nxori një shishe bojëkafe dhe i hoqi tapën. - Mbahu, gjyshe! E gjeta!

Me sa dukej, gjyshja po humbte ndjenjat.

- Hape gojën! - i thirri ajo, i futi me forcë dy kokrra e ia vuri poshtë gjuhës, pastaj u ul në gjunjë dhe nisi t'i fërkonte krahët e shpinën. - Shtrihu këtu! Qetësohu! - shtoi më pas. Nuk vonoi shumë dhe gjyshja e mori disi veten, pasi filloi të merrte frymë më me lehtësi.

Rakela nuk kishte parë kurrë një shkathtësi të atillë në trajtimin e një të sëmuri, as te mjekët e shumtë me të cilët kishte punuar i ati.

Pastaj, vajza e re i ktheu shpinën gjyshes dhe e nevrikosur e me sy kërcënues, u drejtua nga Rakela. E tërhoqi pas vetes deri në dhomën ngjitur e i tha:

- Çfarë ndodhi?

E lemerisur nga sjellja e vajzës së re, por edhe nga gjendja e rënduar e gjyshes, Rakela belbëzoi:

- Nuk e di. Unë vetëm... Mos është sëmurë?

- E ka zemrën të dobët. Ajo nuk mund të... - nisi të fliste vajza, por një çast më pas, ngurroi dhe ia nguli sytë Rakelës, e habitur.

- Lea! Ti je Lea, - i tha Rakela dhe u lumturua aq shumë që po shihte motrën e saj binjake, sa gati i pushoi zemra.

- Po ti kush je? - e pyeti Lea dhe, për një hop, iu duk sikur po qëndronte përballë një fantazme.

- Unë jam Rakela. Motra jote.

- Kush? Mo... tra... ime?

- Motra jote binjake, - theksoi Rakela. - Ibina Breisneri ka qenë nëna jonë.

Lea u zbeh e tëra dhe filloi të tundte kokën e hutuar.

- Është e pamundur. Ime më vdiq kur po më lindte mua. Unë jam fëmijë i vetëm.

Gruaja e moshuar gulçoi sërish dhe të dyja vajzat kthyen menjëherë kokat drejt saj.

- Gjyshe! - thanë ato, pothuajse njëzëri.

Vetullngrysur, Lea hyri mes gjyshes dhe Rakelës.

- Mos të ka dërguar doktor Mengeleja për të na torturuar?

- Jo!

- Atëherë të ka dërguar doktor Vershueri, - shtoi Lea gjithë mllef. - Ne e dimë ç'kemi hequr prej tyre! Dil jashtë!

- Nuk vij nga Instituti! - thirri Rakela dhe sytë iu mbushën me lot. - Unë po përpiqem të shpëtoj prej tyre!

- Pse, ty po të kërkonin ata? Oficerët e SS-ve erdhën këtu dhe nuk lanë vend pa të kërkuar. Tmerruan gjyshen dhe sa nuk e shembën shtëpinë e saj, po ashtu edhe timen. Thanë se kërkonin një vajzë që më ngjante mua. Thanë gjithashtu se, nëse vinte, të mos i besonim dhe u betuan se do të ktheheshin përsëri. Na e përmendën disa herë se, nëse nuk të dorëzonim tek ata, do ta paguanim shtrenjtë.

- Më vjen shumë keq, por duhet të kuptosh diçka: unë nuk jam bashkëpunëtore e tyre, - tha Rakela dhe u përkul përpara. - Nëna jonë lindi fëmijë binjakë dhe fill pas vdekjes së saj, na ndanë, - tha dhe uli zërin. - Mendoj se e lanë të vdiste ose mund ta kenë zhdukur. Mua më dërguan në Amerikë, që të rritesha atje, ndërsa ty të sollën këtu, që të të rriste gjyshja.

Lea tundi kokën me mosbesim.

- Po e sajon të gjithë këtë histori, më duket.

Rakela nuk dinte ç'të thoshte. Nuk e kishte parashikuar ashtu atë bisedë.

Gjyshja rënkoi përsëri, ndërsa përpiqej të mbushej me frymë.

Lea solli një peshqir, e palosi dhe e vendosi poshtë kokës së gjyshes, në karrigen lëkundëse.

- Qetësohu, gjyshe! - tha ajo me zë të ëmbël, sikur po këndonte.

Rakela u ul në gjunjë pranë Leas.

- Më falni që ju shqetësova! Doja vetëm t'ju takoja.

Gjyshja zgjati dorën në drejtim të Rakelës dhe ajo e kapi gjithë shpresë, sikur të ishte një kamerdare shpëtimi.

- E po, ja ku na takove, - i tha ftohtë Lea.

- Lea! Lea! - u dëgjua zëri i mekur i gjyshes. Ajo pa njëherë nga Rakela, pastaj nga Lea. Shikonte herë njërën, herë tjetrën. - A mund të jetë e vërtetë...

- Jo, gjyshe! Mos u mashtro prej saj. Ime më kishte vetëm një fëmijë.

- Kështu mendoja edhe unë, - ndërhyri Rakela dhe fjalët mezi i dilnin nga goja. - Kisha menduar se isha fëmijë i vetëm. Kështu më kanë thënë si punonjësit e institutit, ashtu edhe prindërit që më adoptuan.

- Ibina ime e dashur paskësh lindur binjake! - tha gjyshja e habitur.

Rakela kafshoi buzën.

- Nuk do t'ju bëja keq për asgjë në botë, por duhej të flisja patjetër me ju. Dua të di më shumë për nënën, babanë dhe shumë gjëra të tjera, - tha dhe pastaj ngurroi. - Dhe duhet t'ju kërkoj të më fshihni.



U desh të kalonte edhe një orë tjetër, para se gjyshja ta merrte veten plotësisht. Lea nuk i hoqi sytë prej saj për asnjë çast. Gjatë asaj kohe, Rakela u kishte treguar mjaftueshëm dhe Lea e kishte besuar, ndonëse historia i ishte dukur imagjinare, si romanet që sillte nga Anglia një prej klientëve të Frederikut e që e mbanin mbërthyer faqe pas faqeje.

Detajet që tregoi Rakela për institutin e neveritshëm të Frankfurtit, si dhe çasti kur ajo hoqi parukën pasi lau fytyrën - ajo dukej si Lea, vetëm se më moderne - e bindën Lean se Rakela po thoshte të vërtetën. Lea tundte vazhdimisht kokën, sepse gjithçka i dukej e pamundur dhe ndiente se një barrë e rëndë po i merrte frymën.

Ajo nuk mendonte vetëm për veten apo se oficerët mizorë të SS-ve mund të shfaqeshin sërish në pragun e shtëpisë, por më shumë ishte e shqetësuar për gjyshen, e cila sapo kishte mësuar se mjekët e mallkuar të institutit e kishin lënë Ibinën e saj të shtrenjtë të vdiste, me qëllim që të bënin eksperimente me vajzat e saj binjake. "Ndihmona, Atë i shenjtë! Ndihmona!"

Por ç'mund të bënin me Rakelën? Si mund ta ndihmonin që të largohej nga Gjermania, ndërkohë që patrullat e kufirit po e kërkonin?

- Sigurisht që do të qëndrosh këtu me ne! - i tha gjyshja e vendosur. - Gjatë kohës që Frederiku është në luftë, Lea do të jetë këtu.

- Por ata do të kthehen dhe do ta kërkojnë. Nuk kemi ku ta fshehim.

- Atëherë, do ta gjejmë një vend, - ia ktheu gjyshja dhe kapi duart e mbesave.

- Prit se nuk kam mbaruar, - u hodh Rakela.

- Pse, ka akoma? - Dukej qartë se Lea nuk po e përtypte dot atë histori.

- Është një fëmijë... - filloi Rakela.

- Ke fëmijë? - e pyeti gjyshja dhe mbajti frymën. - Oh, paskam edhe stërmbesë!

Leas sa nuk i doli zemra nga kraharori.

- Jo, është vajza e një shoqes sime, por unë... kam marrë përsipër të kujdesem për të. Sapo të gjej një mënyrë për të ikur që këtu, do ta marr me vete në Amerikë, - tha Rakela dhe u tregoi për Gerhard Shlikun, programin T4, për mënyrën se si e kishin mashtruar që të besonte se vajza ishte vrarë, dhe se si ai e kishte hequr qafe Kristinën. Ato që po dëgjonte, shkonin përtej imagjinatës së Leas. Gjyshja shtangu në vend kur dëgjoi atë histori të llahtarshme.

- E tani ky i çmendur, përveç teje, po kërkon edhe vajzën e vet? Këtu, në Oberamergau? - pyeti Lea që mezi po i mbante lotët.

- Ai nuk e di se Amelia është gjallë! Beson se ajo ka vdekur dhe nuk e di as që unë kam ardhur këtu.

- Nuk mund të të fshehim e aq më pak, nuk mund të fshehim një fëmijë, - tha Lea dhe nuk po e besonte as vetë që po nxirrte ato fjalë nga goja. - Fqinjët vëzhgojnë gjithçka dhe dinë gjithçka që ndodh në fshat.

- Ajo është këtu në Oberamergau? - pyeti gjyshja me sy të përlotur.

- Jo. Një miku im do ta sjellë këtu, sigurisht nëse ju bini dakord. Do t'i dërgoj një letër të koduar me postë. Ajo është shumë e vogël, vetëm katër vjeçe, - tha Rakela me shikim përgjërues.

- Silleni!

Lea i shtrëngoi dorën gjyshes, si për t'i thënë që të mos nxitohej e të mendohej mirë para se të vendoste.

Atë çast, sytë e gjyshes dukeshin plot jetë.

- Lea u jep mësim fëmijëve të jetimores dhe të fshatit. Ka edhe fëmijë të ardhur, që, hëpërhë, jetojnë në fshatin tonë. Mund t'u themi fqinjëve se kemi strehuar refugjatë. Ajo mund të shoqërohet me fëmijë të tjerë dhe nuk do të bjerë në sy, - tha gjyshja dhe vuri buzën në gaz. - Kurse ti nuk duhet të dalësh. Nëse ju sheh njeri, qoftë edhe veçmas, do ta marrin vesh se jeni motra.

- Amelia është e shurdhër, nuk mund të shoqërohet me fëmijë të tjerë, - tha Rakela dhe u ndje shumë ngushtë, sa mezi po mbushej me frymë. - Nuk mund të këndojë dhe është mirë që të mos ketë kontakt me njerëzit.

# 23

Amelia nuk e kishte thithur gishtin e madh prej kohësh, por, në terrin e natës, mbi një dyshek kashte të improvizuar, nën çatinë e papafingos së një shtëpie fshati, pa dashur, e futi në gojë. Ai gjest e qetësonte disi, ndonëse asgjë nuk mund t'ia zëvendësonte të ëmën.

Ajo nuk mund ta kuptonte se ç'kishte ndodhur, ç'gjë të keqe kishte bërë për të merituar ndarjen me forcë nga krahët e së ëmës disa javë më parë. Pyeste veten se pse duhej ta mbështillnin me një batanije leshi që binte erë të keqe, të ecte me makinë në ca rrugë të pashtruara plot gropa dhe në fund, ta linin në krahët e një gruaje që nuk e kishte takuar kurrë më parë: një grua që ia preu kaçurrelat e ia rregulloi si të ishte djalë.

Amelisë nuk i pëlqente bluza e trashë që i acaronte lëkurën, paliçetat apo kapuçi i leshtë e i pistë që i kishin vënë në kokë. Donte të vishte fustanet e saj të bukura dhe e kishte marrë malli shumë për të ëmën. Nuk i shqiteshin nga mendja çastet kur e ëma ia rregullonte flokët aq bukur! Donte t'i kishte flokët si më parë, kur ndonjëherë, e ëma ia linte aq të gjatë, sa i gudulisnin faqet. Gjithashtu, donte të bënte edhe një banjë të ngrohtë.

Gjithë natën ëndërronte për të ëmën, por kur zgjohej, imazhi i buzëqeshjes së saj i fashitej shumë shpejt, ndërsa vesa e mëngjesit mbulonte gjithçka që i zinte syri jashtë dritares së kuzhinës. Amelia kishte frikë se, nëse e harronte mamanë, edhe mamaja do ta harronte atë.

Gruaja me përparëse tërë njolla e ushqente, i buzëqeshte ndonjëherë dhe i lëvizte këndshëm buzët, pak a shumë ashtu siç bënte edhe nëna e saj, por ajo nuk mund të komunikonte me shenja, pavarësisht se Amelia e pyeste shpeshherë në gjuhën e saj: "Ku është mamaja? Ku është mamaja?" - por nuk merrte përgjigje. Vogëlushja vendoste dorën në kraharorin, qafën apo fytyrën e gruas dhe ndihej si atëherë kur mbështetej tek e ëma.

Por gruaja nuk kishte aromën e nënës dhe lëkura e saj nuk ishte aq e butë dhe e lëmuar sa lëkura e nënës. Asaj gruaje nuk i hiqej era e kafshëve që mbante në stallë ose oborr. Tek ajo përziheshin era e lopës symadhe, patës së krekosur, derrit që zhgërryhej në baltë, madje Amelia ndiente edhe

erën e gomarit me lëkurë të ashpër. Të gjitha ato erëra përziheshin me aromën e majasë dhe bukës që mbushte shtëpinë gjatë kohës që piqej.

Amelia nuk kishte provuar kurrë më parë bukë aq të shijshme ose gjalpë të verdhë aq të butë, që lyhej lehtë mbi fetën e bukës. Madje, mbi bukën e lyer me gjalpë, gruaja vinte edhe reçel boronice; ah, sa i mirë ishte! Mamaja e saj nuk donte që ajo të hante gjëra shumë të ëmbla. Sa herë që Amelia zgjaste dorën për të marrë kavanozin me reçel, mamaja tundte gishtin në drejtim të saj.

Megjithatë, gjatë natës, Amelia qante në gjumë. Ndonjëherë, zonja ngjitej në papafingo, e merrte fëmijën në krahë dhe e shtrëngonte me dashuri. Vogëlushja nuk e kishte kuptuar se kur dhe pse zonja vendoste të shkonte sipër, megjithatë, gjatë atyre çasteve plot dhembshuri, përpiqej të komunikonte me të me shenja, por, me sa dukej, ajo gjë e mërziste zonjën, ndoshta ngaqë nuk e kuptonte, sepse largohej dhe e linte vetëm.

Në atë shtëpi, kishte shumë hyrje-dalje dhe ndonjëherë Amelisë ia bënin me shenjë që të ulej poshtë lavamanit të kuzhinës, pas perdes që binte deri në dysheme. Gruaja ia bënte me shenjë që të rrinte urtë dhe ajo bënte ç'ishte e mundur që të bindej. Jo rrallëherë, e zinte gjumi aty në dysheme, pas perdes.



Që natën e parë të mbërritjes së Rakelës, Lea vendosi t'i shkruante Frederikut. Duke vrarë mendjen nëse duhej t'i tregonte të shoqit se ç'kishte ngjarë, pena e saj lëshoi një njollë boje mbi tavolinën e kuzhinës. "Ja dhe një sekret tjetër, një histori tjetër plot të fshehta! Një 'gjë' tjetër që nuk mund t'ia them tani për tani tim shoqi... Nga frika se do të shqetësohet dhe as nuk mund të më ndihmojë e as nuk mund të zgjidhë gjë apo nga frika se do të më detyrojë ta dëboj Rakelën, pasi ajo dhe fëmija i shurdhër na vënë jetën në rrezik? Jo. Nga frika se mos ai e pranon këtë situatë, edhe pse është përtej mundësive të mia. Nga frika se ajo është njëlloj si unë - ndoshta edhe shumë më tepër nga ç'mund të jem ndonjëherë - dhe vjen me një fëmijë që ka nevojë për dashuri! Si mund t'ia shpjegoj këtë situatë Frederikut, të cilit i pëlqen të nxjerrë në pah burrërinë dhe natyrën e tij mbrojtëse? - Lea kafshoi buzën. - Nuk përmendi asgjë në lidhje me atë që instituti..." - dhe u mundua të mbante lotët që e kërcënonin.

Nuk arriti ta mbaronte letrën, ndaj e palosi dhe e futi në një zarf. Do

të mendohej më gjatë dhe do ta përfundonte të nesërmen. Fiku dritën, kontrolloi gjyshen, e cila po merrte frymë lehtë dhe në mënyrë ritmike, dhe u fut në dhomën e vogël ku ishte rritur. Vuri këpucët poshtë krevatit, hapi batanijen dhe u shtri pranë së motrës.

U kthye nga muri, me shpinë nga Rakela. Ajo mund të ishte vërtet motra e saj, dhe më e bukur se ajo, por Lea ishte ajo që kishte për burrë Frederikun dhe ajo që gjyshja e kishte rritur si ta kishte vajzën e saj. Duhej t'ia bënte të ditur Rakelës, e cila kishte mbirë papritmas në jetët e tyre. Do t'ia kujtonte sa herë që do t'i krijohej mundësia, se ua kishte vënë jetën në rrezik të madh.

# 24

Në redaksi, ora kumbonte çdo tridhjetë minuta: katër, katër e gjysmë, pesë, pesë e gjysmë, gjashtë. Xhejsoni duhej të ngrihej në gjashtë të mëngjesit. U shtriq dhe fërkoi sytë, duke u përpjekur të zgjohej. Duhej të dilte që një orë më parë, por nuk donte të mundohej duke iu shmangur patrullave të orëve të para të mëngjesit, që qëndronin pas hotelit të tij dhe e bënin me zell të madh punën e tyre. Do të priste edhe një orë e pastaj do të shkonte në ndonjë vend ku të dielën shërbehej mëngjes i mirë.

Kishte mjaftueshëm kohë që të shkonte në hotel, të rruhej, të vishte një këmishë të pastër dhe të shkonte në meshën kishtare që do të mbahej fshehurazi. Sapo u ngrit, nisi të bënte ca ushtrime: i ngrinte duart drejt tavanit dhe pastaj i ulte drejt dyshemesë, me qëllim që të lirohej sadopak nga dhembja e mesit.

Zakonisht, nuk i frekuentonte kishat, nuk kishte as kohë e as dëshirë; ç'është e vërteta, nuk ishte rritur me frymë fetare. Këtë herë, ndryshonte puna: do të shkonte, pasi do të shkruante një artikull për një predikues rebel pacifist, i cili kishte kontribuar në themelimin e asaj kishe të re, Kishës së Rrëfimit, dhe kishte guxuar të kritikonte politikat e Hitlerit. Kur Hitleri kishte marrë pushtetin, ai predikues kishte deklaruar se askush, përveç Jezus Krishtit, nuk mund të ishte udhëheqësi dhe mësuesi i vërtetë. Vetëm për atë koment, ia kishin mbyllur programin radiofonik. Kohët e fundit, Bonhoeferit[29] ia kishin ndaluar të predikonte në Berlin.

Ajo që e habiste Xhejsonin dhe i interesonte botuesit të tij, ishte se për ç'arsye ishte kthyer Ditrih Bonhoeferi në Berlin, përveç faktit se familja e tij ishte ende aty. Sipas burimeve të Xhejsonit, Bonhoeferi kishte udhëtuar fshehurazi për në Amerikë. Ai thoshte se ishte kthyer në Gjermani, sepse

---

29 Ditrih Bonhoefer (Dietrich Bonhoeffer, 1906 - 1945) ishte një pastor luterian, teolog, disident antinazist dhe themelues i Kishës së Rrëfimit. Shkrimet e tij mbi rolin e krishterimit në botën laike, kanë ndikim të madh edhe në ditët e sotme; libri i tij "Kostoja e ithtarisë" (gjermanisht: "Nachfolge") u bë një nga veprat më të rëndësishme të epokës moderne.

nuk mund të lejonte që kisha e tij të mbetej e vetme në ato ditë të vështira dhe se nuk mund të merrte pjesë në kthimin në identitet të jetës kristiane në Gjermaninë e pasluftës, në qoftë se nuk i kalonte sprovat e kohës me ndjekësit e tij. Ai lloj rebelimi apo heroizmi, sipas një gjykimi të drejtë apo të gabuar, ishte pikërisht thelbi i artikullit të Xhejsonit: një artikull që, me gjasë, do të bënte shumë bujë.

Ai kishte nevojë për një artikull të atillë. Nuk kishte parashikuar asgjë nga ato që kishin ndodhur me Rakela Kramerin. Gjithçka kishte ndodhur sa hap e mbyll sytë dhe aq papritur, sa vazhdonte të ishte i çoroditur. Kur një reporter i një gazete rivale amerikane kishte shkruar për burgosjen e doktor Rudolf Kramerit dhe zhdukjen misterioze të së bijës, shefi i redaksisë së Nju Jorkut e kishte kritikuar ashpër, duke menduar se Xhejsoni nuk kishte ndjekur pistat e duhura, dhe e kishte kërcënuar se do ta dërgonte në Kinë, veçanërisht për faktin se Xhejsoni kishte kontaktuar me të bijën e Kramerit në festën e organizuar në gusht dhe nuk kishte mundur të nxirrte asgjë prej saj.

Ah, sikur ta dinte shefi se ç'kishte ndodhur në të vërtetë! Kur ajo histori të botohej, do të ishte një bombë e vërtetë. Ishte një temë e denjë për të shkruar roman, një artikull me të cilin Xhejsoni mund të fitonte çmimin "Pulitzer". Por, hëpërhë, nuk guxonte ta botonte as aty, as në Amerikë, në të kundërt, do të vinte në rrezik jetën e shumë njerëzve.

Xhejsoni kishte parë se fotografia e Rakelës qarkullonte në gazeta, Gestapo, postblloqe dhe patrulla kufitare. E quanin armike të Rajhut, do ta arrestonin sapo të binin në gjurmët e saj dhe do ta sillnin në Berlin për ta marrë në pyetje. Xhejsoni mbylli sytë, psherëtiu dhe uroi për të njëqindtën herë që ajo tashmë të ishte në një vend të sigurt. Nuk donte asgjë më shumë. Megjithatë, e dinte se siguria e saj ishte e përkohshme. Rakela, motra dhe gjyshja e saj ishin në shënjestër të SS-ve.

Nëse gjithçka kishte shkuar sipas planit, pak a shumë në atë kohë, Sheila duhej ta kishte lënë pasaportën e Rakelës diku në kuvertën e anijes. Sapo autoritetet ta gjenin, do të mendonin se ajo kishte kaluar në Amerikë pa dokumente. Situata do të rëndohej kur të zbulohej se ajo nuk ishte dukur në Manhatan. Do të ngriheshin akuza të ndërsjella ndërmjet Amerikës dhe Gjermanisë; nëse ajo mosmarrëveshje do të përshkruhej në faqet e gazetave, Rakela do të harrohej shpejt dhe askush nuk do ta vinte më ujin në zjarr për të; askush, përveç Gerhard Shlikut dhe mjekëve të institutit, një tufë pseudoshkencëtarësh.

"Në qoftë se vendos të qëndroj në Gjermani, do të bëj mirë të hiqem sikur nuk po zhbiriloj për masakrat e Rajhut dhe sikur nuk po shkruaj ashpër kundër regjimit, që të mos më përzënë prej këtej, - mendoi dhe u ngrit. - Mund ta bëj kaq gjë. Pastaj ky është specialiteti im: të rrëshqas në akull e të luaj me zjarrin."

Hodhi sytë nga ora e murit. Rregulloi kravatën, hodhi xhaketën krahëve dhe futi një bllok të vogël e një stilolaps në xhepin e xhaketës. Shpresonte që Bonhoeferi të ishte aq i zoti sa ta mbante zgjuar.

Dy orë pasi kishte ngrënë një mëngjes të mirë, veshi një këmishë të pastër, hapi derën e godinës dhe hyri në adresën që i kishin dhënë. Një grua e mirëpriti në shtëpinë e saj. Ai skanoi fytyrat e ca mesoburrave tullacë të mbledhur në sallonin e madh. Me siguri që njëri prej tyre do të ishte prifti që kërkonte.

Xhejsoni kishte dëgjuar shumë për familjen e Bonhoeferit dhe të gjithë e njihnin babanë e predikuesit, doktor Bonhoeferin, një psikolog i shquar, por predikuesin vetë, nuk e kishte takuar asnjëherë më parë. Befas, në shtëpinë e shndërruar në kishë e të mbushur me njerëz, ra qetësia dhe u vu rregull. U kënduan dy himne, gjë që ia shtoi edhe më shumë kërshërinë gazetarit, i cili nuk e kishte parashikuar diçka të atillë. Nga mesi i himnit të dytë, një burrë me kostum stofi u ngrit dhe u drejtua për nga podiumi i improvizuar. Ishte i gjatë, biond, jo më i madh në moshë, sesa Xhejsoni, sportiv, shpatullgjerë dhe fytyrëmprehtë. Dukej më shumë si futbollist, sesa si prift.

Këndonte mirë, me një zë të shtrirë e bariton. Sapo në sallon ra qetësia, ai rregulloi syzet me skelet të hollë. Kur po bëhej gati të fliste, mori pamjen dhe qëndrimin e një profesori.

Xhejsoni u afrua edhe pak më shumë, që të kapte çdo fjalë. Kishte vendosur të shkruante një artikull të mirë, që do ta qetësonte shefin e tij. Kishin kaluar vetëm tri minuta kur kuptoi se nuk do të dëgjonte aspak oratorinë plot krenari të një rebeli dhe, sigurisht, as pasionin e tij për të cilin njihej aq shumë në Amerikë. Duke qenë se kishte fjetur vetëm pak orë, pickoi krahun, që të përqendrohej e të kuptonte ato që po thoshte predikuesi në gjermanisht.

Ai fliste qetë, gjithë zell, i shihte në sy dëgjuesit, sikur të ishin ulur të pinin ndonjë kafe së bashku, por ligjërata e tij u ndez kur tha se kishte diçka urgjente për t'u komunikuar. Kishte prirjen të formulonte fjali të gjata e të përçonte ide komplekse, duke tërhequr kështu vëmendjen e të gjithëve.

Prania e atij prifti dominonte sallonin dhe predikimi i tij kishte njëfarë niveli, ndonëse nuk ishte haptazi politik. Ajo që Xhejsoni kuptoi pas një ore predikim, ishte se Ditrih Bonhoeferi e kishte parashikuar goditjen që do t'i jepej figurës së Krishtit në altarët e Gjermanisë. Ai kishte dëshmuar nazifikimin e kishës gjermane, ndërsa priftërinj konformistë e kishin pranuar Fyhrerin si kreun dhe sovranin e tyre, duke zëvendësuar në këtë mënyrë Krishtin. E kishte lexuar këtë të vërtetë në librin "Lufta ime", të Hitlerit, ku theksohej vrasja e të pafajshmëve - shumë kohë para se dikush në njërën anë apo në anën tjetër të Atlantikut të besonte se ai i çmendur e kishte seriozisht kur fliste për zhdukjen e hebrenjve, polakëve, fëmijëve me aftësi të kufizuara apo të moshuarve që u kishin shterur fuqitë. A nuk kishte qenë e shkruar e gjitha kjo, e zeza mbi të bardhë? A nuk po zbatonte Hitleri pikërisht ato që kishte planifikuar?

- Gjermania është në rrezik!

Xhejsonin nuk po e mbante vendi. "Ai e paska kuptuar!"

Bonhoeferi vazhdoi:

- Kur kisha ndalon së mbrojturi hebrenjtë apo gjithkënd tjetër, atëherë ne reshtim së përfaqësuari kishën. Mëshira është e shtrenjtë dhe për ta arritur atë, u desh vdekja e Jezus Krishtit, shpëtimtarit tonë. Po kaq kërkohet edhe prej nesh, por kemi arritur në një pikë ku mëshira jonë është e lirë dhe nuk kushton asnjë groshë. Kjo nuk ka të bëjë aspak me mëshirën; është diçka e neveritshme që qelbet erë dhe që po ndodh mu nën hundët tona![30]

Xhejsoni nuk kishte dëgjuar askënd të fliste kaq haptazi për përgjegjësinë e kishës gjermane për t'iu kundërvënë mizorisë naziste ndaj hebrenjve dhe për të demaskuar manipulimin që i kishte bërë Hitleri Kishës Kombëtare të Rajhut[31]. Ai po e thoshte hapur mendimin e vet. Kjo ishte si një dënim

---

30 Një nga pjesët më të cituara të librit të Bonhoeferit është dallimi mes mëshirës "së lirë" dhe asaj "të shtrenjtë". Sipas Bonhoeferit, mëshira e lirë është predikimi i faljes, pa kërkuar pendim e pa ndjekur disiplinën kishtare. Është kungimi pa rrëfim. Mëshira e lirë është mëshira pa dishepullizim, mëshira pa kryq, dhe pa Jezus Krishtin. Ai thotë se mëshira e shtrenjtë na shfaqet si thirrje e hirshme për të ndjekur Jezusin, shfaqet si fjalë e faljes për shpirtin e thyer dhe zemrën e penduar. Është e shtrenjtë, sepse e detyron njeriun t'i nënshtrohet fjalës së Krishtit dhe ta ndjekë atë; është mëshirë, sepse Jezusi thotë: "Zgjedha ime është e lirshme dhe barra ime është e lehtë."

31 Kisha Kombëtare Rajhut ishte një kishë e unifikuar shtetërore që përqafoi një doktrinë të pajtueshme me nacional-socializmin. Opozita protestante kundër nazizmit themeloi Kishën Evangjelike Gjermane, të njohur si Kisha e Rrëfimit, e cila drejtonte kishat rajonale të pavarura.

me vdekje, e megjithatë predikuesi i ri nuk dukej i frikësuar për jetën e vet, por vetëm për fatin e Gjermanisë dhe për shpirtin e kishës.

Duke hedhur vështrimin nëpër sallon, Xhejsoni pyeste veten nëse edhe të tjerët e kishin kapur thelbin e atyre fjalëve. Gruaja që e kishte mirëpritur, i buzëqeshi dhe tundi kokën në shenjë solidariteti. Në sytë e saj, Xhejsoni vuri re ca shkëndija.

Himnin e fundit, ai e pati të pamundur ta këndonte, pasi në vesh i gjëmonin ende fjalët e priftit, ndërsa në mendje i vërtiteshin fjalët: "Po tani? Çfarë mund të bëjmë?"



Në mbrëmje, teksa të tria gratë pinin çaj çikoreje dhe hanin kek pa sheqer, Lea po i shpjegonte Rakelës se ajo nuk e dinte se kush ishte babai i tyre.

- Ibinën time të gjorë e përdhunuan në Mynih, ku kishte shkuar për të vizituar disa miq, - u hodh gjyshja. - Nuk ma tregoi kurrë emrin e atij maskarai. Ndoshta as ajo vetë nuk e dinte. Kishte qenë në një festë dhe të nesërmen në mëngjes, u gjet pa ndjenja mes ca shkurreve, - tregoi gjyshja dhe lotët i shpërthyen me furi e me zor po mbushej me frymë. - Që atëherë, ndryshoi krejtësisht. Që ta kalonte shtatzëninë sa më lehtë, e çuam te disa njerëzit tanë në Frankfurt, të paktën derisa të lindte. Ai ishte një gabim i pafalshëm! Meqë instituti i mallkuar ishte qendra më e afërt mjekësore nga shtëpia e njerëzve tanë, e dërguan atje për të lindur. Ata nuk kishin nga ta dinin, po ashtu as *unë*, se ime bijë nuk do të kthehej më... apo se kishte lindur binjake.

Lea nuk duroi derisa Rakela ta përpunonte informacionin shokues, por e mbyti me pyetje rreth prindërve të saj birësues, jetës në Amerikë, kërkimeve të të atit, detajeve në lidhje me dosjet që kishte parë dhe Amelisë. Nuk kishte mbaruar ende me pyetjet kur gjyshes, që e kishte marrë disi veten, i shkoi mendja te diçka që lidhej me emrat e mbesave.

- Rakela dhe Lea... emra nga Bibla. Ato ishin motra, të bijat e Labanit, - tha ajo dhe shtangu në vend. - Në rast se Ibina nuk jetoi për t'ju... parë, pyes veten se kush jua vuri emrat? Mjeku apo mamia? Ju nuk keni emra gjermanë.

Rakela mblodhi supet, pa ditur ç'të thoshte.

- Në Bibël, ato përshkruhen si bashkëshorte të mira të Jakobit, - tha gjyshja dhe pohoi me kokë, pastaj hapi sytë sikur të kishte bërë ndonjë zbulim.

- Mendon se prandaj na i kanë vënë këta emra? Është ndonjë referim nga Libri i Shenjtë? E ç'kuptim ka kjo? - pyeti Rakela dhe shikonte herë nga njëra e herë nga tjetra. - Unë nuk e di historinë e tyre. Mund ta ma tregoni?

Lea e kuptoi se i mbeti asaj ta rrëfente atë histori biblike, pasi dukej qartë se gjyshja nuk mundej. Fundja, herët a vonë, Rakela do ta mësonte.

- Një burrë i quajtur Jakob, trashëgimtar i Besëlidhjes që Zoti kishte bërë me Abrahamin, e dashuronte Rakelën dhe donte të martohej me të. Babai i saj, Labani, i premtoi Jakobit se do ta miratonte atë martesë, me kusht që ai të punonte shtatë vjet në tokat e tij. Pas shtatë vjetësh, natën e martesës, Labani e mashtroi Jakobin, duke i dërguar në tendën e tij vajzën më të madhe, Lean. - Lea lagu buzët dhe vështroi nga gjyshja, e cila ia kishte ngulur sytë filxhanit që mbante në dorë. - Kur zbuloi rrengun, Jakobi u xhindos dhe kërkoi gjithashtu edhe dorën e Rakelës. Labani pranoi që Jakobi të martohej edhe me Rakelën, por e detyroi të vihej në shërbim të tij edhe për shtatë vjet të tjerë.

Rakela kishte zgurdulluar sytë.

- Kjo histori qenka e tmerrshme! Kaq gjatë paska punuar Jakobi, në pritje të martesës me Rakelën?!

Lea u mundua të mos e jepte veten, duke ruajtur të njëjtin tonalitet zëri.

- Labani u justifikua duke thënë se ata e kishin traditë që fillimisht të martonin vajzën më të madhe. Ndoshta nuk ishte dhe aq kohë e gjatë, pasi Jakobi e dashuronte Rakelën, e cila ishte më e bukura ndër të dyja motrat, - tha Lea dhe mezi e ngriti vështrimin për ta parë Rakelën në sy, pastaj hodhi shikimin nga gjyshja, duke e ditur se ajo e kuptonte mirë se ç'e brente atë.

- E po mirë, të paktën u bë me dy gra, - ia priti Rakela, duke qeshur paksa e sikletosur.

- Dhe shumë fëmijë, - theksoi gjyshja, sikur donte të ngjallte optimizmin e Rakelës dhe ta bënte Lean të ndihej mirë. - Aq fëmijë sa ka edhe kori yt, - shtoi duke parë nga Lea.

- Është e vërtetë që ata bënë shumë fëmijë, sepse Lea nuk ishte shterpë, - shtoi Lea dhe vuri re se gjyshja u skuq. - Por gjatë gjithë jetës, Jakobi dashuroi vetëm njërën, - përfundoi ajo dhe sëmbimi që kishte ndier në stomak në fillim të atij rrëfimi, iu kthye në therje.

Gjyshja lëvizi vendit sikur donte të ndërronte temë.

- Duhet të gjejmë një vend për t'ju fshehur, ty dhe fëmijën, - tha e vendosur. - Nuk do të lejoj që të largoheni kaq shpejt, - shtoi dhe nga Rakela, i hodhi sytë te Lea, e cila rrallëherë e kishte parë gjyshen aq të gjallëruar. - Kur të vijnë të kërkojnë përsëri, nuk do të zbulojnë gjë.

Rakela i hodhi një vështrim dashamirës, pavarësisht se ato mund t'ia bënin gropën vetes me atë vendim dhe ende nuk e dinin se ku ishte ai vend i fshehtë. Lea vërente se lidhja e tyre po gjallërohej minutë pas minute, ashtu si gjallërohen lulet e thara nga shiu pranveror. Megjithatë, gjithçka ishte e rrezikshme.

U ngrit në këmbë. Kishte ardhur koha të shkonte në punë.

- Gjyshe, të duhet ndonjë gjë përpara se të iki?

- Jo, e dashur! - ia ktheu ajo me sytë që i shndrinin. Pastaj zgjati dorën dhe përkëdheli lehtë Lean, ndërsa me dorën tjetër vazhdonte të shtrëngonte atë të Rakelës.

- Pra, siç e lamë: unë do të shkruaj një letër për t'i njoftuar miqtë e mi që ta sjellin këtu Amelinë, - tha Rakela dhe sa nuk po fluturonte nga gëzimi. - Mund ta postosh nesër? - e pyeti Lean. - Do të jetë më mirë sikur të mos e postosh këtu në fshat.

Lea pohoi me kokë, megjithëse zemra i thoshte ndryshe. Ajo letër e koduar do ta sillte fëmijën aty; atë fëmijë që tashmë ishte i Rakelës. Lea preku me mollëzat e gishtave letrën që i kishte shkruar Frederikut, të cilën e kishte futur në xhep. Kishte vendosur ta postonte atë ditë, paçka se nuk kishte shkruar asgjë nga ato që kishin ndodhur së fundmi.

Duke fshehur emocionet, ajo futi krahët në mëngët e palltos dhe mbështolli shallin rreth qafës, kurse Rakela shkoi në dhomën tjetër për të shkruar letrën e saj. Leas i dukej sikur Rakela përllogariste çdo hap. Ai ishte i vetmi çast, që kur Rakela kishte shkuar në atë shtëpi, që Lea dhe gjyshja mbetën vetëm për vetëm me njëra-tjetrën.

- Do të shkojë mirë, - pëshpëriti gjyshja. - Gjithçka do të shkojë mirë, ke për ta parë.

- Rakela dhe Lea; sa për të qeshur, për të mos thënë për të qarë. Një analogji e pabesueshme, - tha Lea.

- Por në këtë rast, ti je e martuar dhe Frederiku të ka dashur ty që në fillim. Ti ke shtëpi, bashkëshort, korin e fëmijëve dhe "Pasionin e Krishtit", kurse Rakela është në arrati. Atë e kanë tradhtuar njerëzit e saj

të dashur dhe nuk ka as shtëpi, as katandi, përveç nesh. E dashur, ajo nuk ka ndërtuar dot asgjë dhe me sa kuptoj, nuk ka as besim në Zot, ku mund të mbështetet, ndërsa ty nuk të mungon asgjë. Duhet të tregohemi bujare me të, si thua?

- Ndoshta këto fjalë i kanë thënë edhe Leas tjetër kur Jakobi e përçmonte.

- Ai nuk e përçmoi gjatë, - e ngacmoi gjyshja. - Kot nuk i bënë shtatë fëmijë!

Lea u shkëput nga duart e gjyshes dhe tha:

- I bëri gjithë ata fëmijë, sepse nuk e kishin sterilizuar. Ma merr mendja se edhe Rakela nuk është shterpë.



Për dy ditë me radhë, Xhejsonit nuk i shqiteshin nga mendja fjalët e Bonhoeferit. Sa më shumë thellohej, aq më qartë tingëllonin fjalët goditëse të predikuesit.

"Ky nuk është as vendi im, - mendonte teksa rruhej me ujë të ftohtë para pasqyrës, - po edhe sikur të ishte, kush mund ta ndalë Hitlerin?" Gjatë kohës që po hante mëngjes, e rrahu mirë me mend atë pyetje, madje nga disa këndvështrime, më pas edhe kur doli nga hoteli, kur mori tramvajin dhe në fund, teksa ecte drejt redaksisë, pa e kuptuar as vetë se si kishte mbërritur aq shpejt.

Në kokë, i ishte fiksuar predikuesi dhe imazhi që ai kishte krijuar për mëshirën e shtrenjtë të Jezusit. "Çfarë është mëshira e shtrenjtë që frymëzon Bonhoeferin? Po Jezusin, çfarë e frymëzoi?" - pyeste veten.

Vetëm mëngjesin e tretë, Xhejsoni gjeti guximin të vepronte: do ta kërkonte Bonhoeferin dhe do të bisedonte me të, mirëpo, me sa dukej, ishte tepër vonë. Zonja Bergstrom, gruaja që kishte organizuar meshën në shtëpinë e saj, i tha se Bonhoeferi ishte nisur për në Pomerani. Ajo i dha librin e Bonhoeferit, "Kostoja e ithtarisë", dhe theksoi se aty shpjegohej qartë qëndrimi i predikuesit.

Gjatë tri ditëve të ardhshme, Xhejsoni u mor me librin, duke përkthyer me mendje gjithçka në anglisht, ndonëse iu desh që disa pjesë t'i lexonte pesë apo gjashtë herë, përpara se t'i kuptonte plotësisht. Gjermanishtja ishte e vështirë, por idetë e Bonhoeferit ishin befasuese edhe për një njeri të rafinuar si Xhejsoni.

"A është e mundur të jetohet ashtu si jetoi Jezusi? Nëse nuk është, ç'kërkonte të transmetonte Ai te ne? Ç'donte të na mësonte? Ç'donte të na tregonte?" Ai ishte thelbi i librit të Bonhoeferit, edhe pse, në pjesën më të madhe të tij, ai binte ndesh me parimet e tij: "përfito sa të mundesh për aq kohë sa të mundesh" dhe "boto sa më shpejt artikullin e radhës, përpara se të ta kalojë dikush tjetër". Pas atyre që lexoi, Xhejsoni i jepte plotësisht të drejtë Bonhoeferit. Ai njeri, ishte hallka që mungonte në një kohë të atillë në Gjermani.

Libri i Bonhoeferit e kishte shtyrë të studionte veten dhe nuk kishte mbetur edhe aq i kënaqur me ato që kishte zbuluar. Bota nuk rrotullohej rreth tij. Jeta kishte tjetër dimension. Madje nuk lidhej as me Rakelën e as me Amelinë, megjithëse ndihma që u kishte dhënë, ishte pjesë e saj.

Për një gjë ishte i sigurt: që nga çasti që mbaroi librin, qëllimet në jetën e tij ndryshuan. Pas leximit të tij, ato rrihnin më lart, përtej rrezes së shikimit të tij e shumë larg për t'u arritur, por, për herë të parë, kuptoi se nuk mund t'i arrinte i vetëm.

Kur më në fund Jangu e dërgoi artikullin për Bonhoeferin, botuesi mbeti i shokuar. Përgjigjja që erdhi nga Nju Jorku, ishte: "Nuk mund të përmendësh gjëra të tilla! Dëshiron t'i bësh gropën këtij predikuesi? Ta zhdukësh nga faqja e dheut? Rishkruaje!"

Xhejsoni u mbështet në tryezën e punës. Vuri mollëzat e gishtave në tëmtha, që t'i qetësohej sadopak dhembja e kokës, dhe po riformulonte artikullin me mendje.

Çdo gjë që kishte shkruar, ishte e vërtetë, por e bujshme; artikulli synonte t'i nxiste lexuesit që të thelloheshin, mirëpo, duke qenë se censura naziste ishte shumë e rreptë, do të ishte e pamundur të botohej në gjermanisht. Nëse nxirrte në pah të vërtetën, mund ta kthenin në Amerikë ose ta dërgonin me pushime të gjata në ndonjë kamp përqendrimi. Në Nju Jork, botuesit kishin tendencën t'i "varrosnin" në faqet e fundit artikujt për Gjermaninë, pasi ishin të bindur se askush nuk donte t'i lexonte dhe nuk i besonte mizoritë e nazistëve: shfarosjen e hebrenjve në Poloni, burgosjen e aktivistëve politikë, dërgimin e pastorëve dhe priftërinjve në kampe përqendrimi, shfrytëzimin e vajzave të reja për t'u bërë nëna, për të lindur foshnja që do t'u shërbenin SS-ve, vrasjen e fëmijëve me të meta fizike e mendore, për shkak se nuk ishin të përsosur.

Mos ndoshta lexuesit mendonin se e gjitha ishte veç propagandë?

Xhejsoni tundi kokën me mosbesim. I kishin thënë kushedi sa herë se Amerika kishte hallet e veta dhe e dinte se ishte e vërtetë: tregu i aksioneve ishte në një gjendje kaotike, prodhimi bujqësor ishte në nivel të ulët, në jug të vendit ndodhnin linçime, të ngjashme me trajtimin e hebrenjve në Gjermani. Shkurt, amerikanët nuk donin të ndërhynin në rrëmujën e krijuar në Europë.

- Hej, Jang, përballu me të vërtetën! - tha duke qeshur bashkëpunëtori i tij, Eldrixhi. - Që të fitosh, duhet të luash! Jepu botuesve aq fakte, sa gazeta të shitet menjëherë. Më kupton? Duhet të zbresësh nga kali i kryqtarit. Martirët nuk fitojnë dhe kështu si janë punët, ose nuk do të të lënë të qetë, ose censuruesit do të të kryqëzojnë, ndërsa heronjtë e tu do t'i zhdukin. Sillu mirë me gjermanët, se nuk të kushtojnë gjë ca lajka, - i tha dhe vazhdonte të qeshte me shakanë e vet, pastaj e goditi Xhejsonin në gjoks me gishtin tregues. - Do të të tregoj unë ca thashetheme që thuhen lart e poshtë, që të bësh ndonjë artikull të hairit.

Atë natë, Xhejsoni u kthye në hotel, duke zgjedhur rrugën më të gjatë. Punën dhe jetën e tij, i konsideronte si *mëshirë të lirë*.

# 25

Që kur kishin arrestuar ndërlidhësin e tij të parë, Xhejsoni ishte shumë i shqetësuar për Amelinë. Vajza nuk e kuptonte se çfarë i kishte ndodhur së ëmës, pse e kishin veshur si djalë, pse e kishin larguar papritmas nga shtëpia dhe qyteti dhe e kishin çuar te disa të panjohur në fshat. Ai mendonte se ajo duhej të ishte e frikësuar, e çoroditur, pavarësisht se sa mirë mund të sillej gruaja që kujdesej për të. Deri diku, ai vinte në dyshim natyrën amënore të asaj gruaje, e cila e rriste vazhdimisht tarifën për shërbimin që kryente.

Xhejsoni ishte thuajse i bindur se Mark Eldrixhi, gjithmonë në garë për të botuar artikuj përpara tij, nuk do ta ndihmonte kurrë për të komunikuar me Amelinë. Po bëhej gati të largohej bashkë me Eldrixhin dhe kryeredaktorin nga redaksia, që ishte mbuluar nga një shtëllungë e dendur tymi cigaresh, kur Eldrixhi u shpreh gjithë mllef:

- Është qelbur fare muhabeti. Askush nuk e ngre zërin kundër fushatës së Hitlerit për të zhdukur të gjithë ata që i konsideron të ndryshëm.

- Për hebrenjtë e ke fjalën? - e pyeti kryeredaktori duke vendosur stilolapsin pas veshit dhe fiku cigaren në njërën prej tavllave.

- Për hebrenjtë dhe jo vetëm, - ia ktheu Eldrixhi sertë. - Për gjithkënd.

- Atëherë, për ata me pikëpamje të ndryshme politike, komunistët, për shembull, - pohoi kryeredaktori.

- Për polakë, çekë, romë, homoseksualë, dëshmitarë të Jehovait, priftërinj, - ndërhyri Xhejsoni. - Për anëtarët e Kishës së Rrëfimit, të cilët nuk e pranojnë Fyhrerin si zotin e tyre. Për të krishterët në përgjithësi, që nuk janë dakord me zëvendësimin e ikonave të Jezusit me ato të xhaxha Adolfit, e shumë të tjerë.

- Pikës i ke rënë, - ia ktheu Eldrixhi.

- Ke të drejtë, është qelbur fare. - Ndërkohë, ra zilja e telefonit dhe kryeredaktori u kthye të ngrinte receptorin.

- Ka edhe të tjerë, - vazhdoi Xhejsoni kur nuhati se shoku i tij nuk e kishte zbrazur gjithë dufin.

Eldrixhi ngriti kokën, hodhi njëherë vështrimin anash, si për t'u siguruar që nuk do ta dëgjonte njeri dhe tha:

- Kam dëgjuar se, pas pushtimit të Polonisë, i ka futur fëmijët dhe të moshuarit e sëmurë në dhoma gazi dhe i ka helmuar.

Xhejsoni kuptoi se edhe Eldrixhi ishte më se i informuar. Kishte pasur dyshim për burimet e tij, por po bindej se kishte mjaft të dhëna.

- Po heq qafe njerëzit me probleme fizike dhe të sëmurët mendorë. I konsideron "të padenjë për të jetuar".

- Nuk ma merr mendja...

- Ja që kështu është. Kanë hartuar programin T4, eutanazia. Sipas burimit tim, Fyhreri beson se nuk do të vihet re mungesa e atyre qindra fëmijëve me aftësi të kufizuara, që po asgjësohen dita-ditës, gjatë luftës së lavdishme dhe se zhdukja e tyre do t'i japë hov suksesit të Rajhut, pasi shtretërit e tyre do të lirohen për ushtarët e plagosur.

- E kisha fjalën se nuk ekziston një koncept i tillë si "i padenjë për të jetuar".

Xhejsoni hodhi vështrimin nga kolegu i tij, me të cilin kishte garuar për pothuajse çdo lajm dhe afat gjatë dymbëdhjetë muajve të fundit. Kishte menduar se rivali i tij ishte egoist e mizor.

- Mirëpo çdo jetë ka vlerën e vet.

- Ashtu është, - ia ktheu Eldrixhi, duke fërkuar mjekrën që nuk e kishte rruar prej të paktën tri ditësh.

- Kryeredaktorët e gazetave amerikane nuk do të pranojnë kurrë të botojnë një histori të tillë në faqe të parë.

- Hëpërhë, nuk ia vlen të rrezikojmë, - nënqeshi Eldrixhi.

- Megjithatë i kemi në dorë.

- As që e luan topi.

Xhejsoni u kthye të vendoste disa gjëra në tryezën e tij të punës dhe, për një çast, harruan se ishin nisur për të dalë.

- Kam një vëlla më të vogël, - tha befas Eldrixhi.

Xhejsoni shtangu. Nuk ia kishte marrë mendja se ai mendonte ndonjëherë për familjen. Në pamje të parë, dukej shumë konkurrues, i mbyllur dhe një tip aspak familjar.

- Lum ti! - i tha dhe iu kujtua motra e tij, për të cilën e kishte marrë malli. Xhejsoni lëshoi pa kujdes stivën me letra mbi një dosje dhe fletët u shpërndanë mbi tryezë e dysheme. U zu ngushtë e po priste që kolegu ta thumbonte, megjithatë u ul t'i mblidhte.

- Ai nuk dëgjon, madje edhe mezi sheh.

Xhejsoni ngriu në vend.

- Por është njëqind herë më i mençur se ky gjerman i marrë që po vringëllon kamxhikun mbi njerëzit e tij dhe flet përçart për një hapësirë më të madhe jetësore, - vazhdoi Eldrixhi dhe nga nervozizmi, filloi të kërciste dhëmbët e të shtrëngonte buzët.

- E nga e di ti? - e pyeti Xhejsoni dhe në çast, e kuptoi se u nxitua. - Dua të them, nga e kupton se çfarë mendon yt vëlla?

- Po ne bisedojmë me njëri-tjetrin, - ia ktheu kolegu dhe e pa Xhejsonin sikur të ishte budalla.

- Ti më the se ai nuk dëgjon.

- Përdorim gjuhën e shenjave, shprehjet e fytyrës, leximin e buzëve, prekjen, madje edhe germëzimin në pëllëmbë të dorës.

- Pse, merr vesh ti nga këto gjëra?! - pyeti i habitur Xhejsoni dhe nuk mund ta përfytyronte Eldrixhin duke komunikuar me gjuhën e shenjave.

- Nëna ka mësuar të gjithë familjen. Nuk është e vështirë, duhet vetëm praktikë.

- A mund të më mësosh edhe mua?

Atë çast, Eldrixhi donte t'i fuste Xhejsonit ndonjë grusht turinjve, sepse iu duk sikur po tallej me të.

- E kam seriozisht. Kam një mikeshë që nuk dëgjon, por e kam të pamundur të bisedoj me të.

- Paske një dashnore që nuk dëgjon?

- Nuk thashë që e kam të dashur, thjesht mikeshë. Ajo e di gjuhën e shenjave, por unë nuk e kuptoj se çfarë më thotë dhe nuk di si të komunikoj me të.

Eldrixhi hodhi xhaketën supeve dhe u bë gati të dilte.

- Pse jo! Po të isha në vendin tënd, do t'i thosha të largohej sa më parë që këtej.

Me të thënë ato fjalë, ai doli nga redaksia përpara se Xhejsoni t'i kthente përgjigje.

"Të largohet sa më parë që këtej? Ai ka të drejtë. Edhe sa kohë mund të struket Amelia, t'i fshihet regjimit që kërkon ta vrasë?" Xhejsoni e dinte përgjigjen, ndaj vendosi se Amelia duhej të zhvendosej një orë e më parë.



Përpara pasqyrës në dhomën e gjyshes, Rakela u kthye një herë nga ana e djathtë e pastaj nga e majta.

- Fustani i Leas të rri shumë mirë dhe shiko sa të shkon! Dukeni si dy pika uji, - tha e mahnitur gjyshja dhe përplasi duart.

Mirëpo pas çdo lavdërimi të saj, Leas i ngriheshin qimet e kokës përpjetë.

- Vërtet mendon se do të funksionojë? - pyeti Rakela. Ajo nuk ishte e sigurt nëse do të shndërrohej në një vajzë të thjeshtë fshati, edhe nëse shpaloste gjithë aftësitë e saj aktoreske.

- E pse jo?! - ia ktheu gjyshja me zë të ëmbël. - Kur të kemi mbaruar me flokët dhe veshjen, askush nuk do të jetë në gjendje të bëjë dallimin mes jush.

- Gjyshe, kjo gjë nuk ka kuptim, - u hodh Lea, duke u munduar të fshihte zemërimin. - Nëse doni që të gënjeni njerëzit që mund ta ndeshin rrugës për në stacionin e trenit, ajo duhet të lëvizë, të ecë dhe të bisedojë njëlloj si unë.

- Ke të drejtë, - pohoi Rakela. - Duhet shumë punë. Duhet të praktikoj theksin tënd. E kemi të ngjashëm, por jo të njëjtë.

- Asgjë nuk duket e njëjtë, - ia priti Lea.

Gjyshja nduku buzët.

- Duhet t'ia dilni, vajza. Për të mirën e të gjithëve.

- Po, gjyshe, - u detyrua të pohonte Lea.

Sjellja e së motrës e mërziti Rakelën. "Pse tregohet me dy fytyra dhe nuk e thotë troç se çfarë mendon? Duket qartë se është xheloze. Më përçmon, por nuk e thotë hapur, nuk e thotë dot në sy të gjyshes", - mendoi ajo. Rakela i hodhi motrës binjake një shikim të mprehtë, për t'i bërë të ditur se e dinte mirë se ç'po bluante në kokë. Me të hasur në shikimin e akullt të Leas, Rakela u pendua dhe i sëmboi në zemër. U kthye nga ana tjetër për të veshur këpucët, ato të Leas, për të cilat mendonte se ishin shumë të shëmtuara.

Rakela e dinte se asnjëra prej tyre nuk mund ta mashtronte dot gjyshen, e cila ishte shumë e vëmendshme dhe e durueshme. Ajo nuk kishte njohur kurrë më parë një grua aq të fortë e bujare. "Hiqet sikur nuk e kupton. Nuk do që të kritikojë asnjërën prej nesh, por duket qartë se lë kokën pas të dyjave!" - mendoi.

Për Rakelën, gjyshja ishte një grua tipike bavareze që jetonte në shtëpizën e saj alpine, megjithatë kishte diçka të ndryshme, jo dhe aq

tipike për atë fshat, që Rakela nuk mund ta shprehte qartë. Kishte nevojë për kohë derisa ta zbulonte atë mister, kohë që në fakt i mungonte.

Shumë shtëpi në Oberamergau qenë pikturuar me skena nga jeta e komunitetit bavarez, nga përrallat gjermane ose pjesë të "Pasionit të Krishtit", por në shtëpinë e gjyshes, nuk kishte pamje të atilla. Ajo ishte lyer në ngjyrë kremi dhe kishte dritare me grila të errëta, jo shumë ndryshe nga parvazet e dritareve të shtëpive të tjera. Në parvaz të çdo dritareje, kishte vazo tradicionale të zeza, plot me barbaroza flakë të kuqe, dredhka kacavjerrëse dhe një bimë tjetër e gjelbër, të cilën Rakela nuk e njihte, por mendonte se duhej të ishte tipike e zonës. Oborri i pasmë ishte i ngushtë, i rrethuar me gardh dhe përvijonte si një shteg i bukur plot me lule vjeshtore, në anë të të cilit kishte stola e streha të futura nën gjethnajën e shkurreve përreth; ishte më shumë si një kopsht përrallash angleze, sesa si kopshti i Hanselit dhe Gretelit.

Lea i kishte treguar me mburrje se, përpara se të vendoseshin oraret e ndërprerjes së energjisë dhe i gjithë vendi të zhytej në errësirë, gjyshja e kishte zakon që në darkë të ndizte një duzinë fenerësh të vegjël përgjatë shtegut piktoresk. Fqinjës së tyre nuk i kishte pëlqyer ajo lloj ekstravagance që nuk praktikohej nga askush tjetër në fshat, por gjyshja thoshte se flakët e këtyre fenerëve e gjallëronin natën, ashtu siç bënin xixëllonjat.

- A ka xixëllonja në Gjermani? - e kishte pyetur Rakela.

- Jo dhe aq, - i ishte përgjigjur gjyshja. - Por do të habiteshe, po të të tregoja vendet ku kam jetuar e udhëtuar, aventurat që kam kaluar... në Angli, Irlandë, Holandë. Nuk kam qenë gjithmonë një shtëpiake, - i kishte thënë dhe i kishte shkelur syrin, por nuk kishte treguar asgjë më shumë. Rakela mendonte se Lea kishte qenë me fat që ishte rritur me përkujdesjen dhe dashurinë e gjyshes.

Mendonte se shtëpia e gjyshes kishte një pozicion ideal, me pamje nga Alpet me maja të thepisura e të mbuluara nga dëbora. Sa herë binte borë, dukej sikur malet pikturoheshin me ngjyrë të bardhë dhe binin në kontrast me qiellin blu e të shkëlqyer të tetorit: një peizazh që hasej vetëm në librat e përrallave.

Lea u kujtoi se ato male të bukura me dëborë paralajmëronin një dimër të hershëm, e për pasojë, më pak ushqim, sepse do të ishte e vështirë të furnizoheshin. Sa më shpejt që t'i nxirrnin nga Gjermania Rakelën dhe Amelinë, aq më mirë do të ishte për të gjithë.

Gjyshja u ndje keq nga ato fjalë dhe nuk dëshironte që mbesa të largohej aq shpejt, por Rakela mendonte se Lea kishte të drejtë. Ajo me Amelinë duhej të zhdukeshin sapo Xhejsoni të gjente një mënyrë për ta çuar fëmijën në shtëpinë e gjyshes. Megjithatë, hëpërhë, duhej të përqendrohej te maskimi i saj dhe Rakela ishte e vendosur t'i shkonte deri në fund.

- Ulu këtu, e dashur! - i tha gjyshja. - Do të t'i bëj flokët gërshet.

Rakela shtriu fustanin e saj, në fakt, të Leas, dhe u ul duke i buzëqeshur gjyshes.

- Ia bëj unë flokët gërshet, gjyshe, - u hodh Lea dhe ia mori krehrin nga duart së moshuarës. - Ti shko të pish një kafe.

Gjyshja e lëshoi krehrin me gjysmë zemre, dhe Rakelës i erdhi keq. Kishte dëshirë që, të paktën një herë, t'ia rregullonte ajo flokët. Por ai mendim aq e pat kur Lea tërhoqi flokët e saj të gjatë dhe e kaloi me forcë krehrin mbi ta.

Rakela kafshoi buzën dhe shtrembëroi fytyrën nga dhembja, por nuk donte që e motra ta shihte. Lea lëvizte me forcë krehrin, pa e vrarë mendjen se mund ta lëndonte të motrën. Ia ndau flokët më dysh, me një vijë që i shkonte nga balli deri në zverk. Paskëtaj, ia thuri gërshet, duke ia tërhequr fort sa herë që mbivendoste tufat e flokëve, lidhi fundet e tyre dhe në fund, ia mbështolli rreth kokës dhe i fiksoi me karfica, të cilat i shtyu thellë, sa i prekën skalpin.

Rakela nuk e hapi gojën, pavarësisht se iu desh të kërcëllonte dhëmbët që të mos bërtiste.

Shikimet e tyre u puqën në pasqyrë.

- A ndihesh më mirë tani? - e pyeti Rakela.

Lea u skuq, e megjithatë fytyra e saj shprehte triumf.

- Nuk ngjaj fare me ty. Gërshetat e tu janë të lirshëm dhe të plotë, - u ankua Rakela. - M'i rregullo prapë!

Lea u përskuq e tëra, deri te majat e veshëve. Pa në pasqyrë flokët e Rakelës e pastaj të sajtë.

Rakela priti që ajo t'i bindej, por Lea hodhi krehrin mbi komedinë dhe i tha:

- Rregulloji vetë, po deshe!

Rakela e kapi nga kyçi i dorës dhe e ktheu nga vetja, që ta shihte drejt e në sy.

- Çfarë problemi ke?

- Që kur ke ardhur, vetëm na ke trazuar dhe kur të ikësh, duhet të ngushëlloj gjyshen. Pastaj, na ke vënë në rrezik të madh të gjithëve. Kushedi ç'tmerre na presin!

- Unë doja vetëm t'ju gjeja e t'ju takoja. Ne jemi motra! Doja të mësoja më shumë rreth prindërve tanë dhe të njihja gjyshen. Tani kam nevojë ta njoh edhe më shumë!

Lea tërhoqi dorën që i kishte kapur Rakela. Papritmas, filloi t'i afrohej, duke e ngushtuar edhe më tepër hapësirën ndërmjet tyre.

- E po, ja ku na njohe! E arrite atë që deshe. Besoj se gjithë jetës të janë plotësuar tekat, apo jo? - i tha dhe doli nga dhoma.

Rakelës iu duk sikur i ranë me shpullë fytyrës. Ajo nuk e kishte dashur dhe as parashikuar diçka të atillë. E lënduar, u lëshua në karrigen përpara pasqyrës. "Ajo nuk e ka idenë se ç'do të thotë të rritesh duke besuar se të duan, duke shpresuar se je e veçantë e pastaj të të copëtohet zemra, kur mëson se të kanë ofruar dashuri të rreme dhe se gjithçka ka qenë një gënjeshtër."

Hoqi karficat nga flokët e rregulluar si mos më keq dhe lotët që deri atë çast mezi i kishte mbajtur, i rrodhën faqeve. I krehu lehtë dhe fërkoi lëkurën e kokës që i përvëlonte nga dhembja. I thuri flokët lirshëm e pastaj i mbështolli rreth kokës, duke i vënë gërshetat në vendin e duhur. Pasi mbaroi, dukej thuajse si Lea. Fustani dhe këpucët që kishte veshur, ishin të së motrës. Modeli i flokëve i shkonte, por reflektimi që shihte në pasqyrë, nuk dukej as si Rakela e as si Lea. As ajo vetë nuk dinte se kush ishte.



Xhejsoni kuptoi se Eldrixhit, e gjitha ajo i dukej si lojë për të kaluar kohën në redaksi, gjatë orëve të gjata të pritjes së ndonjë telefonate nga Nju Jorku, ndonjë detyre apo ndonjë informacioni. Shpresonte që Eldrixhi të besonte se dëshira e tij për të mësuar gjuhën e shenjave, vinte nga dashuria për ndonjë vajzë në Amerikë.

Xhejsoni e kapi shumë shpejt germëzimin me gishta, por iu desh më shumë kohë për të mbajtur mend shenjat e përgjithshme me duar. Disa prej tyre kishin kuptim, ishin deri diku intuitive, mirëpo ishin të shumta.

- Jo keq, - i dha zemër Eldrixhi. - Ma do mendja se këto lëvizje do të t'i zhdërvjelltësojnë gishtat.

Xhejsoni qeshi. Për hir të Amelisë, ai nuk do t'ia prishte kolegut, edhe

pse ai mund ta tepronte ndonjëherë. Shpresonte shumë që, nëse i mësonte si duhej, do të komunikonte me Amelinë, por mendonte se ajo ishte tepër e vogël për të kuptuar germëzimin me gishta. Hëpërhë, mësimi i gjuhës së shenjave ishte i vetmi mjet për ta ndihmuar vogëlushen.

Mirëpo befas, mësimet e tij u ndërprenë, pasi mori një mesazh nga gruaja e fermerit, madje shumë më herët nga sa e kishte parashikuar. Xhejsoni lexoi shënimin e futur në një sanduiç, që ia dha një djalë, i cili shtirej sikur ishte shitës ambulant. Në të, shkruhej: *Shpenzimet për magazinimin dyfishohen, paguani menjëherë! Nuk mund të vazhdojmë më. Merrini gjërat tuaja ose kushedi se ku do të përfundojnë*. Mesazhi i saj ishte shumë i qartë.

# 26

Xhejsoni kishte një të njohur dhe shpresonte se ai do ta ndihmonte. E kishte takuar në meshën e organizuar nga Kisha e Rrëfimit. Kështu, vendosi t'i shkonte në shtëpi përpara se të binte muzgu.

Kur ai i ra ziles së derës së pasme të shtëpisë, në sheshin "Potsdamer", dielli ishte në të perënduar. Në derën që u hap duke kërcitur, u shfaq një shërbëtore a kuzhiniere trupngjeshur.

- Kë kërkoni?

- Dua të flas me zonjën Bergstrom.

- Por ju jeni amerikan! - tha ajo me një ton akuzues.

- Kjo më ka rënë për pjesë, - ia ktheu ai me ironi. - Megjithatë, prapë dua të flas me zonjën.

- Ejani nesër! Tani është koha të mbyllim grilat. Duhet ta dini kaq gjë, - i ra shkurt ajo dhe shtyu derën, por Xhejsoni u tregua më i shpejtë dhe vuri këmbën te pragu. Befas, ajo e kapi nga jaka dhe mënga e palltos. Ishte aq e fuqishme, sa mund ta ngrinte peshë nga dyshemeja e ta flakte jashtë.

- Nesër mund të jetë tepër vonë, - iu lut ai. - Zonja Bergstrom më njeh. Unë jam mik i pastor Bonhoeferit, i Ditrihut. - Ajo ishte veçse një dredhi, por nuk kishte zgjedhje tjetër.

- Djalosh, nuk bën mirë që mërzit shërbëtoren time të gjorë, - u dëgjua një zë nga dhoma e errët në të majtë. - Lëre, Greta! Ta dëgjojmë se çfarë ka për të thënë.

Xhejsoni u ndje i çliruar, pasi shërbëtorja e shkurtër, por e fuqishme, së cilës tanimë ia kishte frikën më shumë sesa policisë, e lëshoi si leckë në dyshemenë e kuzhinës.

- Çfarë ke për të më thënë?

- Zonja Bergstrom, ne u takuam kur Ditrihu ligjëroi këtu. Ju më dhatë këtë libër.

- Të mbaj mend mirë, zoti gazetar, por nuk e mbaj mend ta kesh njohur personalisht Ditrihun, - i tha ajo, ia bëri me shenjë të shkonin në dhomën ngjitur dhe mbylli derën. - Nuk mund të vije gjatë ditës?

- Kam një hall të madh dhe shpresoj se ju mund të më ndihmoni.

Në fytyrën e saj, lexohej fare mirë pritja; ishte përqendruar të dëgjonte se çfarë do t'i thoshte Xhejsoni.

- Është një fëmijë, një vajzë e vogël, e cila ka nevojë për vendstrehim.

- Ah! - Zonja Bergstrom ngurroi. - Hebraike është?

- Jo, është e shurdhër, - ia ktheu ai. E dinte se nëse priste që ajo ta ndihmonte, duhej të tregohej i sinqertë. - Është bija e një oficeri të SS-ve.

Zonja u zverdh.

- Me siguri që ky oficer mund të gjejë një vend... Duhet të ketë aq mundësi sa të kujdeset për të bijën.

- Ai beson se ajo ka vdekur. Për më tepër, e dëshiron të vdekur.

- E nga e di... jo, jo, jo, - belbëzoi ajo dhe heshti për një çast. - Çfarë do prej meje?

- Dua që ta fshihni, ta shpëtoni dhe, nëse mundeni, të më ndihmoni ta nxjerr jashtë vendit. Kam ndër mend ta dërgoj në Shtetet e Bashkuara, nëse do të jetë e mundur. Nuk e di nëse mund të më ndihmoni, por pasi dëgjova predikimin e Ditrihut dhe lexova librin e tij, "Kostoja e ithtarisë", unë... unë thjesht dua ta shpëtoj atë vajzë, por kam vetëm një dhomë në hotelin "Aldon", dhe aty nuk mund të fshehësh një fëmijë. Ajo është një fëmijë i mrekullueshëm!

Zonja Bergstrom tundi kokën me mosbesim.

- Nga e njeh këtë fëmijë të mrekullueshëm që t'u dhimbska kaq shumë? Ç'të lidh me vajzën e një oficeri të SS-ve, për të cilën po rrezikon kaq shumë, dhe po më përfshin edhe mua në këtë mesele që kushedi se si përfundon?

- Është histori e gjatë, zonjë, - ia ktheu ai dhe nisi të mendonte se po nxitohej dhe po e tepronte me guximin që po tregonte.

- Në qoftë se kërkon të të ndihmoj dhe, për më tepër, të rrezikoj familjen time, duhet të ma tregosh këtë histori, - i tha dhe zgjati dorën, duke e ftuar Xhejsonin të ulej në tavolinën e ngrënies. Ia bëri me shenjë shërbëtores, e cila solli një ibrik me kafe dhe e vuri mes tyre, ndërkohë që Xhejsoni kishte filluar rrëfimin.

Ai i tregoi gjithçka dinte. Nuk e vinte në dyshim se ajo grua ishte e besueshme. Ajo e kishte vënë shtëpinë e saj në dispozicion të një predikuesi disident kur dihej botërisht se ai ndiqej nga policia, Gestapoja apo SS-të, një predikues që rrezikonte jetën për të ndihmuar, informuar,

paralajmëruar gjermanët dhe të huajt për të ardhmen hitleriane. Me sa dukej, ai lloj guximi, në mes të mizorisë naziste, ishte ngjitës. Xhejsoni kishte parë shkëndija në sytë e saj.

Zonja Bergstrom e vuri filxhanin me kafe mbi tavolinë vetëm atëherë kur Xhejsoni mbaroi së treguari.

- Ndoshta vogëlushja do të ishte më e sigurt, nëse do të qëndronte me shoqen amerikane të së ëmës. Ajo është hallka që i lidh, është dikush që është kujdesur për të dyja dhe ka bërë ç'është e mundur për ta shpëtuar atë fëmijë.

- Nuk kam marrë ende asnjë lajm prej saj. Ndoshta ka gjetur një mënyrë për t'u larguar nga vendi, - tha Xhejsoni duke mos ditur ç'të thoshte. - Nuk na e mori mendja se nazistët do të vepronin aq shpejt.

Ajo bashkoi duart me njëra-tjetrën dhe dukej se po vriste mendjen.

- E vërtetë. Të paktë ishin ata që e parashikuan këtë mynxyrë. Ditrihu e nuhati se ç'do të ndodhte që në fillimet e lëvizjes naziste, përpara se Hitleri të vinte në pushtet. Ai vuri re dobësinë dhe përçarjen brenda kishës, refuzimin e saj për të rezistuar, për të ngritur zërin, për t'iu kundërvënë këtyre batakçinjve e për t'u mbrojtur përpara se e keqja të përhapej kaq shumë, - tha zonja dhe u mbështet, pa ia hequr sytë Xhejsonit, të cilit i dukej sikur po kalonte në traun e ekuilibrit. - Më the se e lexove librin, apo jo?

- E lexova. Për këtë arsye shpresova se do të më ndihmonit, në fakt, do të ndihmonit Amelinë.

- Sille fëmijën këtu gjatë natës. Më vonë, do të mundohem ta çoj te shoqja e nënës së saj. Besoj se Zoti do që unë të kontribuoj. Zoti Jang, mendoj se, përpara se t'u kërkosh të tjerëve të rrezikojnë jetën e tyre dhe të njerëzve të tyre të dashur, duhet t'i përgjigjesh një pyetjeje: "Pse po e bëj unë këtë?"

Xhejsoni mezi u gëlltit.

- Sepse është gjëja e duhur për t'u bërë. Është e tmerrshme të vriten fëmijë të vegjël.

- Pse? Duhet të pyesësh veten, pse është e tmerrshme të vritet ky fëmijë, në një kohë kur, duke eliminuar atë, mund të krijohen hapësira për të tjerë që janë të shëndetshëm mendërisht dhe fizikisht.

Xhejsoni nuk mund t'u besonte veshëve.

- Ky është thelbi i asaj që thotë Fyhreri ynë: disa janë më të denjë për të jetuar, sesa të tjerët. Në fakt, ai e thotë haptazi se vetëm një grup elitar

në botë i plotëson kushtet për të jetuar dhe për të riprodhuar, - i tha dhe heshti për një hop. - Pyete veten! Nëse nuk beson se kjo është e vërtetë, atëherë cila është arsyeja? - Ajo priste një përgjigje nga Xhejsoni. - Po qe se ajo vogëlushe nuk është në gjendje të kontribuojë për shoqërinë, në të njëjtën mënyrë siç po bëjmë ne të dy, a nuk është ajo e pavlerë për të jetuar? Si e kupton ti këtë?

Xhejsoni e dinte se Hitleri e kishte gabim, por argumentimi i zonjës Bergstrom për atë çështje dhe pagjumësia po e bënin me dhembje koke.

- Mos po e bën gjithë këtë për të shkruar ndonjë artikull që do të bënte bujë?

- Jo. Nuk mund ta botoj këtë histori, të paktën jo tani.

- Pra, më vonë do ta bësh. Mendon se po hedh themelet për një histori të bujshme? Apo po tregohesh i gatshëm që të rrezikosh vërtet jetën për hir të kësaj vajze? - Ajo priste reagimin e Xhejsonit, i cili po përpëlitej, pa ditur ç'të thoshte. - Do ta braktisësh atë, nëse gjërat nuk shkojnë sipas planit? Po sikur askush tjetër të mos kujdeset për të?!

- Mendova... thjesht mendova se dikush mund... të kujdesej për të.

- Kush do ta ndihmojë, nëse nuk e bën ti? Kur mund ta ndihmosh, nëse nuk e bën tani?

Xhejsoni ndjeu një shtrëngim në kraharor. Në fakt, ato pyetje i vërtiteshin në kokë sa herë që fikte dritën në darkë. Sfida e Bonhoeferit ngrihej përpara tij, i rrinte si hije mbi kokë dhe e përndiqte ngado. Ai donte të bënte gjënë e duhur, por gjithçka i dukej e vështirë.

- Kjo është kostoja e ithtarisë.

- Mëshira e shtrenjtë, - u kujtua Xhejsoni, duke kuptuar se sa pak dinte.

Ajo pohoi me kokë, u ngrit në këmbë dhe i dha dorën.

- Sille fëmijën këtu! Të premtoj se do të të ndihmoj që ta gjesh mikeshën tënde, nëse është ende në Oberamergau. Në qoftë se është atje, atëherë ca miq të mi do ta çojnë fëmijën te shtëpia e gjyshes së saj. Në këmbim, ti duhet të më premtosh se do të lexosh pasazhet që do të nënvizoj në Biblën time. Pastaj, duhet të më tregosh se cili është mendimi yt, për kë po e bën këtë gjë dhe do të më japësh edhe arsyen. Në fund, duhet të më rrëfesh nëse je i gatshëm të bësh gjëra të tilla për të tjerët.

Xhejsoni pohoi me kokë dhe u ndje i çliruar. Dora e zonjës, e cila deri pak çaste më parë i kishte shkaktuar tension, tanimë po e qetësonte.

Po kthehej në apartamentin e tij, me Biblën e zonjës Bergstrom të fshehur nën xhaketë, kur kuptoi se sapo kishte rënë në ujdi për një marrëdhënie afatgjatë me të dhe miqtë e saj; ata miq, bindjet e të cilëve mund t'ia fusnin qafën në një lak me të tyrin. Megjithatë, nuk ndiente asnjë lloj barre mbi supe dhe ndihej krejtësisht i çliruar.

# 27

Majori Gerhard Shlik lexoi për herë të dytë raportin e dërguar nga Frankfurti e pastaj e hodhi mbi tavolinë. Ishte e pamundur që Rakela Krameri të zhdukej pa lënë gjurmë, as në Gjermani e as në Nju Jork.

Pasaportën ia kishin gjetur në kuvertën e një anijeje në portin e Nju Jorkut, por Rakela nuk ishte parë gjëkundi: as në shtëpi, as në institutin në Long Ajlënd, as në Universitetin e Nju Jorkut dhe as në emisionin "Teatri i Kempbëllit", ku po ia ruanin ende vendin e punës. Thoshin se kishte vdekur, pasi kishte hipur fshehurazi në anije dhe ishte zhdukur gjatë udhëtimit për në Nju Jork.

Zhdukja e Rakelës, e shoqëruar me vdekjen e papritur të babait të saj shkencëtar në Berlin, kishte ngjallur shumë dyshime në shtypin ndërkombëtar, andaj ishin hedhur akuza të ndërsjella në të dyja anët e Atlantikut.

Gerhard Shliku nuk besonte se Rakela mund të ishte zhdukur nga qarqet e kundërzbulimit gjerman. Për doktor Vershuerin dhe doktor Mengelenë, ajo ishte një humbje e madhe; ata kishin marrë në pyetje - një mënyrë e moderuar për të shprehur torturat - doktor Kramerin derisa ai nuk kishte qenë më në gjendje të reagonte fizikisht. Ishin xhindosur, ashtu si edhe Gerhardi, pasi eksperimenti për të cilin kishin investuar prej dy dekadash, po dështonte. Ai bashkë me disa ushtarë të SS-ve, kishin shkuar në Oberamergau me shpresën se Rakela do të kishte mësuar ndonjë gjë për motrën binjake dhe mund të ndodhej në atë fshat. Hetimi i atjeshëm kishte qenë i hollësishëm, por nuk kishte dhënë asnjë rezultat.

Më shumë sesa i zemëruar, Gerhardi, ishte ndier i poshtëruar kur doktor Krameri kishte rrëfyer se nuk e kishte kontrolluar dot të bijën, e cila as që e çonte ndër mend të martohej me një njeri si Shliku. Pas atij komenti, Gerhardi e kishte goditur, ndoshta shumë fort. Nuk e duronte dot idenë se Rakela po e refuzonte për herë të dytë.

Jo, ai nuk e besonte se ajo kishte vdekur. Ishte i bindur se ajo po fshihej diku. Fotografia e saj i ishte dërguar çdo patrulle kufitare përpara se i ati

të merrej në pyetje dhe përpara se ajo të arrinte në kufijtë e Gjermanisë. Nga kufiri, kishte marrë informacion se e kishin pikasur në një stacion treni, por ajo kishte mundur të largohej pa lënë gjurmë. Si ia kishte dalë? Ku mund të kishte shkuar? Kush mund ta kishte ndihmuar? Kë njihte në Gjermani përveç Kristinës?

Ai dhe disa pjesëtarë të stafit të institutit kishin marrë në pyetje personelin e hotelit në Frankfurt, shoferin e makinës, pastrueset e dhomave, kamerierët, portierin e hotelit në Berlin, por as prej tyre nuk kishte dalë gjë.

Gerhardi vriste mendjen.

Pastaj iu kujtua mbrëmja e famshme dhe një amerikan tepër i padurueshëm, që i kishte derdhur shampanjë mbi këmishë.

Amerikani tjetër, i cili mbante syze, e kishte marrë Gerhardin mënjanë, e kishte nxjerrë në fotografi, ia kishte bërë mendjen çorap teksa mezi i kishte shkruar saktë emrin e plotë dhe adresën. I kishte premtuar se fotografia e tij do të shfaqej në shtypin e huaj, pranë asaj të Hitlerit, pasi do të bënte një reportazh për personat që udhëhiqnin lëvizjen eugjenike. Ai kishte qenë një rreng për t'i tërhequr vëmendjen dhe i vinte të plaste se si ishte treguar aq mendjelehtë!

Kështu, Gerhardi dhe njerëzit që punonin për të, kishin kontrolluar të gjitha gazetat në Berlin. Kontaktet e tyre kishin kontrolluar edhe gazetat në Nju Jork dhe Londër, por nuk kishin gjetur asgjë.

I binte që amerikanët ia kishin punuar. Me dinakëri, ia kishin marrë Rakelën nga duart. Po ku ishte Rakela gjatë kohës që atë e kishin fotografuar dhe intervistuar? Mbylli sytë për të risjellë në mendje atë mbrëmje: një turmë me njerëz që qeshnin e bisedonin... amerikani që ia kishte derdhur shampanjën qëllimisht. "Një korrespondent i shtypit të huaj. E njihte vallë që në Nju Jork? Kush ishte ai?"

Gerhardi ngriti receptorin e telefonit. Nuk do ta kishte të vështirë ta zbulonte.

# 28

Më në fund, Xhejsoni mori letrën e koduar që i kishte dërguar Rakela. I dukej sikur kishte ardhur nga ana tjetër e botës.

Ndaloi në një kabinë telefonike dhe i telefonoi zonjës Bergstrom. I tha se e kishte dëgjuar simfoninë dhe, duke e ditur se sa shumë e pëlqente ajo muzikën, ia rekomandonte me gjithë zemër. Disku ishte i shkëlqyer dhe ia vlente që të organizonin një mbrëmje mes miqsh.

Pas gjysmë ore, Xhejsoni mori një makinë me qira dhe u nis drejt fshatit ku besonte se kishin fshehur Amelinë. Gruaja që hapi portën, mohoi se strehonte një fëmijë, por kur ai i zgjati tridhjetë marka, ajo zgurdulloi sytë dhe e shoqëroi për në kuzhinë.

Për herë të parë, Amelinë e kishte parë atë ditë që Kristina e kishte çuar në klinikë. E kishte parë edhe pasi i kishin lyer dhe prerë flokët, si dhe kur e kishin veshur si djalë. Megjithatë, ai mezi e njohu vajzën e ndrojtur e të trishtuar, e cila ishte strukur poshtë lavamanit të kuzhinës.

- I kemi vënë emër djali. E quajmë Herbert, - tha zonja.

Xhejsoni mezi u gëlltit. Kishte menduar se ishte gati për atë që do të shihte. Ai lloj maskimi ishte bërë për sigurinë e vogëlushes, por, po të mos e dinte, nuk do ta kishte besuar kurrë se fëmija që po shihte, ishte engjëllushja e zbukuruar me fjongo rozë, që atë ditë kishte hyrë në klinikë së bashku me të ëmën.

- Nuk ngjan fare me vajzën që kam parë unë pak kohë më parë.

- Pikërisht për këtë jemi munduar edhe ne, zotëri, - shfryu gruaja, e cila e afroi Amelinë te tavolina. - Prania juaj këtu na vë në rrezik të gjithëve, edhe vajzën. Siç mund ta shihni, ajo është mirë. Nuk mund të bënim më shumë se kaq në një kohë të tillë, - tha gruaja dhe ngriti kokën me krenari, si për t'i thënë Xhejsonit të mos guxonte t'i bënte ndonjë kritikë.

Xhejsoni shtrembëroi fytyrën.

- E vlerësoj ndihmën që na keni dhënë, - ia ktheu pas pak.

- Ejani! Uluni në tavolinë me të, ndërkohë unë do të laj pjatat. Po të

doni, mund të hani diçka. Rrini me të, vetëm se do ta keni të vështirë të merreni vesh, - tha gruaja tanimë me zë më të butë.

Xhejsoni nuk i ktheu përgjigje, por u ndje i lehtësuar pasi i kishte sjellë diçka fëmijës. Kur gruaja doli nga dhoma, ai nxori nga xhepi i xhaketës një libër të vogël me ilustrime e me ngjyra të theksuara.

Amelia e vështroi e mrekulluar dhe në sy i shkreptiu një shkëndijë jete. Xhejsonin e kaploi gëzimi. Ndërkaq, në gjuhën e shenjave, i tha "Unë quhem Xhejson", dhe pastaj bëri një "Xh" pas veshit, shenja që kishte zgjedhur për emrin e tij. Atë çast, asgjë nuk mund të krahasohej me buzëqeshjen e vogëlushes, teksa bëri shenjën e emrit të saj: një "A" pranë gropëzës së faqes.

Xhejsoni qeshi, kurse Amelia zgjati duart drejt tij.

- E shikon se ka njerëz që të duan e kujdesen për ty, - i tha Xhejsoni duke qeshur.

Amelia buzëqeshi paksa me drojë. Ai u kollit, bëri me kokë nga libri mbi tavolinë dhe mori guximin të bënte një shenjë që ia kishte mësuar Eldrixhi: puthiti pëllëmbët dhe gishtërinjtë e dy duarve e më pas i hapi ashtu siç hapet një libër. Në këtë mënyrë, i tha se libri ishte një dhuratë për të.

Amelia anoi kokën dhe bëri me shenjë *Faleminderit*, por dukej e çuditur. Ai bëri përsëri shenjën e librit dhe priti në heshtje reagimin e vajzës.

Ajo puliti sytë. Xhejsoni e kuptoi se ajo po priste se ç'do të ndodhte më pas.

Kështu, ai buzëqeshi dhe hapi krahët.

Pasi e pa një copë herë në sy, Amelia u ul e kënaqur në prehrin e tij, hapi librin dhe filloi të rrumbullakoste buzët e vogla. Xhejsoni kuptoi se vogëlushja po imitonte mënyrën se si lexonin të rriturit. Me siguri, duhej ta mbante mend nga koha kur e ëma i lexonte me zë të lartë. Ajo u kthye drejt tij, i kapi fytyrën me pëllëmbët e vockla, pastaj e vendosi gishtin mbi buzët e saj dhe bëri me shenjë nga libri.

- Dëshiron të të lexoj diçka? - pyeti ai, më shumë veten sesa atë, dhe i ledhatoi flokët. - Por ti nuk mund t'i dëgjosh fjalët, vogëlushe. Ti nuk e di kuptimin e tyre.

Amelia u mbështet pas tij dhe bëri me gisht nga libri. Xhejsoni e rrethoi me krahë dhe hapi sërish pëllëmbët. Edhe Amelia hapi pëllëmbët e saj.

Atë çast, zonja e shtëpisë hyri në dhomë dhe tundi kokën, ndërsa fshinte duart pas përparëses.

- Ajo është si majmun. Imiton gjithçka që sheh, - tha dhe vuri përpara Xhejsonit një filxhan me çaj të nxehtë çikoreje dhe një gotë me qumësht përpara Amelisë. - Mëkat! Nuk do të jetë kurrë si të tjerët, - shtoi dhe u kthye të vazhdonte me larjen e enëve.

"Si majmun? - Xhejsoni kërcëlloi dhëmbët. Donte t'ia përplaste në fytyrë, por nuk ia vlente. - Ajo është kaq e mirë! Kaq e zhdërvjellët! Ndonëse e vogël, duket se është fëmijë i zgjuar."

Amelia i tërhoqi lehtë mëngën dhe bëri me shenjë nga libri, pastaj e mbështeti sërish kokën në kraharorin e Xhejsonit.

- Tani e kuptova! Ti ndien dridhjet ndërkohë që unë flas, - i tha dhe buzëqeshi i mrekulluar. - Pra, unë mund të lexoj gjithçka dhe ti mund të më kuptosh. Pastaj kemi edhe figurat që na ndihmojnë.

Amelia u kthye me fytyrë nga Xhejsoni dhe ai e kuptoi se ishte e gëzuar sa më s'ka.

Me sa dukej, libri po hapte portën e një bote plot kujtime për të. Sapo ai mbaroi së lexuari, ajo ngriti katër gishta dhe gjithë krenari, bëri me shenjë nga vetja.

Xhejsoni ngriti gishtat e të dyja duarve, pastaj ia bëri me shenjë nga gishtat e këmbëve, por nuk e mbylli me aq. I tregoi me gisht veshët, sytë, hundën, gojën dhe njërin bërryl. Pastaj bëri me gisht nga vetja, duke shprehur habi në fytyrë. Me ta parë, e zonja e shtëpisë u gajas së qeshuri, ndërsa Amelia qeshi hareshëm. Kishte një të qeshur të ëmbël, vetëm se jo të harmonizuar për shkak të problemit me dëgjimin.

Kishte kaluar pothuajse një orë. Kur Xhejsoni u ngrit, në fytyrën e Amelisë, vuri re ngurrim dhe frikë. Me gjasë, vogëlushja mendonte se kishte ardhur koha të ndaheshin.

- Nuk do të të lë vetëm, vogëlushe, - i pëshpëriti ai, duke buzëqeshur. - Doja që të njiheshim në fillim, që ti të kishe besim tek unë.

Gruaja hyri përsëri brenda, por këtaj radhe, në duar mbante një kosh të mbushur me rroba, të cilat, me sa dukej, sapo i kishte mbledhur nga teli në oborr.

- Me sa shoh, po largoheni. Më mirë kështu, pasi së shpejti, do të kthehen edhe fqinjët dhe nuk duhet ta shohin makinën tuaj, në të kundërt, do të më bëjnë një mijë pyetje.

- Amelinë do ta marr me vete. Faleminderit që e mbajtët deri tani. E di se sa e rrezikshme ka qenë për ju dhe familjen tuaj! Nëse mund të paketoni ndonjë gjë të sajën...

- Do ta merrni? Ku do të shkoni? Ai që e solli këtu, nuk më tha gjë për largimin e saj. Madje nuk më ka paguar ende për këtë javë. Më premtoi se do të më shlyente pas dy javësh.

- Planet kanë ndryshuar. "Duhej ta kisha kuptuar se pusulla e fundit, për më tepër aq urgjente, ishte një hile e ndërmjetësit për të përfituar më shumë para", - mendoi ai.

- Nuk mund ta merrni, të paktën jo derisa të bisedoj me të e të më ketë paguar.

Gjatë kohës që ajo fliste, Xhejsoni shikonte me vëmendje dhomën. Nuk i zunë sytë ndonjë telefon, nga ku gruaja mund të telefononte e të kërkonte përforcime.

- Bëjini gati plaçkat e saj! Do t'ju paguaj unë.

- Nuk di ç'të bëj... - belbëzoi ajo dhe po ngurronte.

Xhejsoni ngriti supet.

- Bëni si të doni, atëherë. Ne po ikim, - i tha dhe e mori Amelinë në krahë, pa pritur që gruaja t'i jepte ndonjë gjë me vete.

- Prisni, prisni sa të kërkoj rrobat me të cilat e sollën këtu, ndonëse kishte pak.

- Shpejtoni! - ia ktheu Xhejsoni dhe nxori portofolin. Nuk donte të rrezikonte duke lënë pas gjërat e Amelisë, të cilat mund të përdoreshin nga ndonjë shantazhist.

Gruaja çakërriti sytë, pohoi me kokë dhe u ngjit shpejt shkallëve.

Nuk kaloi as një minutë dhe ajo u kthye me fustanin, këpucët, fjongon e flokëve dhe ndërresat e Amelisë.

- Ku është bizhuteria e nënës së saj?

- Bizhuteria? Po ku mban një fëmijë bizhuteri? Mua nuk më ka dhënë gjë njeri.

Xhejsoni ishte i bindur se ajo po gënjente. Ai e kishte parë me sytë e tij se, para se të futeshin në klinikë, Kristina i kishte varur së bijës diçka në qafë. Ia merrte mendja se ajo duhej të ishte diçka personale. Bizhuteria mund të ishte një medaljon, unazë, varëse ose diçka e tillë. Kështu, ai e futi sërish në xhep portofolin.

- E keni marrë pagesën, por, me sa duket, në një formë tjetër. Po ta

shisni në tregun e zi, do ta botoj emrin dhe fotografinë tuaj në çdo gazetë të Gjermanisë dhe do t'ju akuzoj për rrëmbim personi.

- Jo, jo! Prisni! Prisni!

- Zonjë, po më soset durimi.

- Më jepni pak kohë sa të kërkoj edhe një herë. Ndoshta gjej ndonjë gjë. Vetëm një çast, ju lutem! - i tha gruaja e u turr përpjetë shkallëve.

Xhejsoni dëgjoi zhurmën e një sirtari që u hap, si dhe gjullurdinë që po bënte gruaja duke rrëmuar në të.

Pas pak, ajo u kthye në kuzhinë pak më ngadalë dhe disi më e sigurt.

- Dua të shoh paratë në fillim, - këmbënguli ndërsa pëllëmbën e mbante të mbledhur grusht.

Xhejsoni nxori sërish portofolin.

- Të shoh bizhuterinë.

Gruaja hapi dorën: ishte një medaljon i vogël prej argjendi, në formë zemre.

- Hape!

Brenda ishte një fotografi e Kristinës.



Xhejsoni donte që ta çonte vetë Amelinë në Oberamergau. Ai dëshironte dhe e ndiente të nevojshme që ta mbronte e të kujdesej për të. Askush nuk e kishte parë ndonjëherë me aq besim dhe shpresë sa ajo vogëlushe.

Gjithashtu, donte të takonte edhe Rakelën, të merrte vesh se ishte mirë dhe e sigurt e të shihte se si do të reagonin sytë e saj blu me të vënë re shqetësimin e tij. Por një anëtar i shtypit të huaj, për më tepër një amerikan, që udhëtonte me një fëmijë gjerman, djalë apo vajzë, pak rëndësi kishte, do të ngjallte dyshime. Me siguri që do t'i çonte ujqërit drejt e te kopeja e qengjave.

E dinte se Amelia do të ishte e sigurt me zonjën Bergstrom, se ajo kishte shumë lidhje në Gjermani dhe se mundësitë e tij nuk mund të krahasoheshin me të sajat kur bëhej fjalë për ta dërguar vajzën në Oberamergau ose jashtë vendit. Megjithatë, nuk i pëlqente t'ua linte Amelinë disa të panjohurve, veçanërisht njerëzve si shërbëtorja që kishte hapur derën e Bergstromëve.

Si për çudi, gruaja trupngjeshur u soll ndryshe kur e kishte përballë dhe ledhatoi Amelinë.

- Mos kini merak! Do të kujdesemi ne për të. Duhet t'i besoni zonjës Bergstrom! Fustanin, fjongon dhe këpucët e saj digjini. Nuk duhet të ketë

asgjë të saj vërdallë, përndryshe do ta identifikojnë lehtësisht. Medaljonin do ta ruajmë ne, - tha dhe filloi të mbyllte derën. - Ah! Desh më doli nga mendja. Zonja Bergstrom më tha t'ju jepja këtë, - shtoi, i zgjati një letër të bërë shuk dhe i bëri me shenjë të largohej. - Tani, shkoni!

Xhejsoni pohoi me kokë dhe tërhoqi derën pas vetes. Të qarat e Amelisë ia copëtuan zemrën. Dënesa e saj ngjante më tepër me ca tinguj të thellë grykorë. Atë natë, në dhomën e tij, lexoi letrën e zonjës Bergstrom, në të cilën ishte një adresë dhe inicialet "D. B."

- Ditrih Bonhoefer! - pëshpëriti ai. - Duhet ta njoh këtë njeri.

Xhejsoni mbaroi së lexuari pasazhet biblike, të cilat i kishte shënuar zonja Bergstrom, pastaj rilexoi me vëmendje pasazhet që ai vetë kishte shënuar në librin e Bonhoeferit. Më pas, i mbylli të dy librat dhe fiku dritën. E kishte më të lehtë t'i pranonte ca gjëra në errësirë - për shembull, faktin se nga njëra anë shpresonte të luante rolin e heroit për të shpëtuar Rakelën dhe Amelinë, e nga ana tjetër, nuk ishte i sigurt se cilat ishin qëllimet e tij. Ajo vajzë e vogël i kishte hyrë në zemër, sepse e kishte nisur jetën në një botë të egër. Edhe ai kishte përjetuar diçka të ngjashme kur i ati, më shumë i dehur sesa esëll, e rrihte nënën në sy të tij dhe në fund, kishte braktisur familjen. Në atë kohë, Xhejsoni ishte vetëm gjashtë vjeç dhe mundohej të fuste nën krevat motrën e tij të vogël, me qëllim që të paktën ajo t'u shpëtonte shqelmave të babait të krisur. Gjithë atë histori, duke shpëtuar Amelinë, e kishte nisur për t'i bërë përshtypje Rakelës dhe për të shkruar një artikull, por shumë shpejt, kishte rënë në dashuri me të.

"Sakrificë? Jo plotësisht."

- Mëshirë e shtrenjtë, - tha dhe mori një pamje serioze. "Nuk ka fjalë më të saktë se kjo", - mendoi.

Zonja Bergstrom i kishte rënë pikës. Ai kishte menduar madje edhe titullin: "Gazetari amerikan shpëton një vajzë me probleme me dëgjimin nga babai i saj i pamëshirshëm, oficer i SS-ve". Nuk e dinte se sa do të priste, për hir të Rakelës dhe të Amelisë, për të botuar artikullin, por rreziqet që kishte ndërmarrë, nuk ishin vetëmohuese.

"Çfarë thoshte gjithnjë gjyshi? 'Mund t'i mashtrosh disa herë njerëzit, por jo veten, budallain më të madh'."

Xhejsoni goditi jastëkun dhe u kthye nga ana tjetër. Kishte kaluar mesnata. Dukej sikur e vërteta mund të ndizte një dritë brenda njeriut e të ndillte gjumë.

# 29

Ditët e para, Lea nuk u shqetësua që nuk po merrte asnjë letër nga Frederiku. Ai i kishte thënë se në zonat ku zhvillohej lufta, mund të mos kishte zyra postare që funksiononin normalisht. Në një situatë të atillë, nuk ishte e lehtë të merrje e të dërgoje letra, ndaj dhe ai ia kishte bërë të ditur që të mos merakosej.

Mirëpo me ardhjen e nëntorit, kur Gjermania kishte aneksuar zyrtarisht Poloninë Perëndimore, Danzigun[32] dhe Korridorin Polak[33], Lea nuk ishte dhe aq e qetë. Nëse gjërat po shkonin mirë për ushtrinë gjermane, atëherë pse nuk punonte posta?

Zonjën Reinhard, njërën prej shitëseve të fshatit, e kishin njoftuar se bashkëshorti i saj, që ishte mobilizuar në ushtri në të njëjtën kohë me Frederikun, ishte plagosur jashtë Varshavës dhe ishte shtruar në një spital. Vejusha Helmes mori një letër zyrtare, me anë të së cilës e informonin se i biri ishte vrarë gjatë fushatës ushtarake kundër Polonisë dhe se kishte luftuar trimërisht për Fyhrerin. Kurse Lea nuk po merrte asnjë lajm për Frederikun.

Kur gratë e fshatit morën letra nga bashkëshortët dhe të afërmit e tyre, në të cilat u tregonin histori për fitoret e ushtrisë gjermane, Lea u ndje shumë keq, madje ndjeu një shtrëngim në zemër. Nuk i mbetej gjë tjetër veçse të vazhdonte jetën, t'u buzëqeshte fqinjëve dhe t'u uronte një ditë të mbarë.

Lea i kishte humbur të gjitha shpresat dhe kur një të diel në mbrëmje, u dëgjua një e trokitur në derën e shtëpisë së gjyshes, mend i doli zemra nga kraharori.

Por ishte thjesht një dërgesë. Ajo debatoi me burrin që mezi po mbante

---

32 Danzig thuhet në gjermanisht qyteti polak i Gdanskut.

33 Korridori Polak ishte një territor në rajonin e Pomerelisë, i cili i krijonte mundësi Republikës së Dytë të Polonisë (1920 - 1939) për dalje në Detin Baltik, duke e ndarë pjesën më të madhe të Gjermanisë nga provinca e Prusisë Lindore.

arkën e madhe të drunjtë, sepse ato nuk kishin porositur asgjë. Nëse ishte një dërgesë e vonuar për dyqanin e Frederikut, duhej të dorëzohej atje e jo te shtëpia e gjyshes. Ajo e kishte të pamundur ta transportonte atë lloj ngarkese. Shoferi nuk ia vuri shumë veshin. U fut në shtëpi dhe duke folur me zë të lartë, vështroi gjithë ankth përqark, tundi kokën dhe i kërkoi Leas që të firmoste. Ajo nuk pranoi e i tha se nuk do të hidhte firmën, pa ditur më parë se ç'kishte brenda në arkë.

- Ju jeni zonja Lea Hartman?

- Po, po, sigurisht.

- Atëherë kjo arkë është për ju, - i tha, iu afrua dhe i pëshpëriti në vesh: - Mbyllini grilat kur ta hapni, por duhet ta hapni sa më shpejt! Brenda ka diçka të veçantë. - Më pas, nxori një zarf të vogël nga xhepi i brendshëm i xhaketës dhe ia zgjati. Lea puliti sytë, kurse burri u largua; ajo mbylli derën pas tij.

- Ç'është kjo? - pyeti gjyshja.

- Nuk e di. Frederiku më tha se të gjitha porositë kishin mbërritur përpara se të nisej për në luftë dhe se nuk do të më bezdiste njeri për këto gjëra. E kush bën dorëzime të dielën në mbrëmje? - Ajo u rrotullua rreth arkës, duke shtrënguar zarfin. - Ai burri më tha që të mbyllim grilat dhe ta hapim sa më shpejt. - Më pas, grisi zarfin e vogël dhe pa se brenda tij, ishte një varëse me një medaljon në formë zemre. - Një medaljon?! - tha Lea e çuditur.

- I kujt mund të jetë vallë?

Lea ngriti supet kur, papritmas, nga brenda kutisë u dëgjua një zhurmë. Të dyja gratë u sprapsën.

- Ç'po ndodh? - pëshpëriti Rakela nga dhoma e gjumit.

- Nuk... nuk e dimë, - u përgjigj gjyshja. - Kjo... kjo... po lëviz.

- Gjyshe, sill çekiçin! Duhet të heqim kapakun. Rakela, mbylli grilat!

- A nuk është herët?

- Mbylli të thashë! - e urdhëroi Lea.

Gjyshja i dha çekiçin dhe Lea, si të ishte eksperte, shkuli një e nga një gozhdët nga kapaku. Pastaj la mënjanë çekiçin dhe e hapi. Nga arka, u dëgjua një rënkim fëmije. Gjyshja zgurdulloi sytë e habitur.

- Rakela, eja këtu! - thirri Lea e shokuar kur pa një fëmijë të mbështjellë me batanije, me flokë të lyer e të ngritur përpjetë si iriq, me sytë me lot e që mezi po i përpëliste nga drita.

Rakela u afrua pranë së motrës dhe shtangu.

- Kjo është Amelia jote?

- Jo... unë... nuk e di, - belbëzoi Rakela. - Duket si djalë. Pastaj unë nuk e kam parë kurrë, përveçse në fotografi. Nuk di ç'të them... Xhejsoni më tha se ia kanë prerë flokët që të duket si djalë, ndaj...

Lea hapi medaljonin që mbante në dorë. Në të, u shfaq fytyra e qeshur e një gruaje të bukur me flokë të verdhë. Sakaq, ia zgjati medaljonin Rakelës.

- E njeh këtë?

- Kristina!

Lea priti që Rakela të nxirrte fëmijën nga arka, por ajo nuk po lëvizte vendit. Atëherë, Lea e ngriti vetë në këmbë, duke e çmbështjellë nga batanijet.

- Nuk kam parë asnjëherë djalë kaq të bukur!

Vogëlushja shikonte e hutuar fytyrat e grave dhe në sytë e saj, lexohej qartë frika.

- Ah, ç'paske hequr, moj Ameli! - tha Lea me zë të dhembshur. -Kushedi se nga të kanë sjellë me këtë arkë! Duhet të jesh e uritur dhe e etur.

- Ajo nuk mund të dëgjojë, - tha Rakela, rrufiti hundët dhe u spraps. - I paska bërë pis dhe batanijet.

- Edhe ti do t'i kishe bërë, po të të kishin mbyllur në një kuti për orë të tëra, - ia priti Lea sertë.

- Më ndihmo t'i nxjerrim, Rakela! - urdhëroi gjyshja. - Do t'i lajmë më vonë këto dreq batanijesh. Shih mos ka ndonjë shënim në fund të arkës.

Por aty nuk kishte asgjë, as ndonjë adresë.

- Sigurisht që mikut tënd i punuaka truri për sa i përket mënyrave të transportit, - tha me ironi Lea.

- Mos e solli ai vetë dhe u hoq si postier? - i pyeti ajo me zë të lartë, gjë që e habiti Lean dhe gjyshen.

- Nuk ishte amerikan, - ia ktheu Lea, por duke parë zhgënjimin e Rakelës, e zbuti zërin. - Të paktën na solli vajzën.

Rakela kishte marrë një pamje shumë serioze.

Gjyshja mbushi govatën me ujë dhe e afroi pranë sobës.

- Mendoj se ka nevojë për një banjë të mirë. Falë Zotit, kemi gaz, kështu që soba do të jetë ndezur gjithë kohën. Të paktën sonte nuk do të ketë ftohtë.

- Them që në fillim t'i japim diçka për të ngrënë, - tha Lea. - Duhet të jetë e uritur.

Amelia me sy të çakërritur nga habia, vëzhgoi me radhë fytyrat e grave dhe më pas, e ndaloi vështrimin te Lea.

Ajo i buzëqeshi ëmbël dhe i zgjati një gotë me ujë. Pasi vogëlushja e piu, Lea i hoqi paliçetat dhe i erdhi keq kur pa se lëkura e saj e njomë ishte skuqur në mes të këmbëve.

- Kushedi sa kohë ka që i mban veshur këto paliçeta, - tha gjyshja.

- Kanë qenë maskimi i saj, - tha Rakela.

- Po, po... Rakela, sill oturakun! Është në dhomë. Të shohim nëse do që të dalë jashtë përpara se të lahet.

Rakela u drejtua nga dhoma dhe ende nuk e kishte mbledhur veten.

Gjyshja vuri lehtë dorën në krahun e Leas dhe i pëshpëriti:

- Ndoshta duhet ta pyesësh Rakelën nëse ka qejf ta lajë dhe ta ushqejë vetë vajzën.

Lea ngrysi vetullat. Ajo nuk donte ta pyeste Rakelën, por kishte dëshirë të kujdesej vetë për atë fëmijë të gjorë. Nuk i dukej se e motra ishte shumë e prirë për ato punë, por gjyshja kishte të drejtë. Amelia ishte nën përgjegjësinë e Rakelës dhe ishte njësoj si të ishte fëmija i saj.

Kur Rakela solli oturakun, Lea e uli Amelinë mbi të.

- Qenka vajzë, pra, - tha Rakela, sikur të mos ishte bindur ende që ajo ishte Amelia.

- Mos do që ta lash ti? - e pyeti Lea. - Po deshe e laj edhe unë, nuk e kam problem.

Rakela shqeu sytë.

- Po unë nuk kam larë kurrë fëmijë!

- Ndoshta ka ardhur koha të mësosh, - i dha zemër gjyshja. - Do të të ndihmojmë ne.

Lea nuk po duronte dot. Mori një mollë dhe filloi ta qëronte. Ndërsa gjyshja i mësonte Rakelës se si ta mbushte govatën me ujë dhe si të provonte nxehtësinë, Lea po e ushqente Amelinë me fetat e mollës dhe i buzëqeshte ngrohtësisht.

Rakela mezi po e ngrinte Amelinë e po tregohej aq e ngathët, sa Lea nuk duroi më dhe e mori vetë situatën në dorë. E ngriti hopa vogëlushen, i vuri parakrahun nën të ndenjura, si të ishte ndenjëse, dhe e mbështeti në kraharorin e saj.

- Duhet t'i tregosh se je e sigurt që ajo nuk do të të bjerë nga duart.

- Por ajo nuk më dëgjon dot, - u shfajësua Rakela. - Nuk kam se si t'ia tregoj këtë.

- Ajo e kupton vetësigurinë tënde sapo ti e kap për krahësh. Çdo fëmijë e ndien këtë, madje edhe në një përqafim të vetëm.

Rakela e pa të motrën sikur po fliste gjuhë të huaj.

Lea hodhi sytë nga gjyshja, si për të marrë miratimin e saj, por ajo vetëm ngriti supet. Kështu, Lea e futi Amelinë në govatën me ujë të ngrohtë, ia spërkati këmbët, i foli butësisht, i këndoi ëmbëlsisht dhe e mori me të mirë që të ulej. Pastaj, i hoqi bluzën nga trupi i vogël, sapunisi një copë dhe filloi ta fërkonte. Gjyshja i zgjati një kanë me ujë të ngrohtë dhe Lea derdhi butësisht ujin mbi kokën e anuar të Amelisë, duke ia mbrojtur sytë, ndërkohë që vazhdonte t'i këndonte me zë të ëmbël.

Me kalimin e kohës, nën kujdesin e Leas, vajza e vogël u qetësua. Kur hapi sytë, ajo pa se nuk kishte më sapun dhe buzëqeshi.

Lea sikur u gjallërua.

- Peshqirin! - tha. Gjyshja i zgjati Rakelës një peshqir të ngrohtë dhe e shtyu lehtë përpara. Lea e ngriti Amelinë në këmbë dhe të dyja motrat e fërkuan së bashku me peshqir për t'i tharë trupin.

- Çfarë t'i veshim? - pyeti Rakela e hutuar, por ishte çuditërisht e gëzuar që po bashkëpunonte me Lean.

- Ndonjë rrobë për gjumë, sa për sonte. Deri nesër në mëngjes, do t'i jenë tharë rrobat e saj, - ia ktheu gjyshja, e cila ndërkohë po lante në një govatë tjetër pantallonat dhe bluzën e vajzës.

- Mund të veshë këmishën time, atë me mëngë të gjata, - u hodh Lea. - Do t'i rrijë e madhe, por mund t'ia mbështjellim rreth trupit, kështu, do ta mbajë ngrohë.

- Mirë të vajti mendja, - i tha Rakela.

Lea i buzëqeshi së motrës e pastaj u kthye nga vogëlushja.

- Sa e ëmbël është!

- Ku do ta vëmë të flejë?

- Mund të flejë me mua, - sugjeroi gjyshja.

- Do të lëvizë dhe do të të lërë pa gjumë, - ia ktheu Lea. - Flini bashkë ju të dyja, ndërsa Amelia le të flejë me mua.

- Nuk e ke problem? - e pyeti Rakela që dukej e çliruar.

- Aspak, - ia ktheu Lea që mezi po përmbahej nga lumturia, por sakaq, ndërhyri gjyshja.

- Rakela, zëre se Amelia është vajza jote. Ti duhet ta mbash pranë; ajo duhet të mësohet me ty dhe ti me të.

- Po unë nuk di asgjë për rritjen e një fëmije.

- Do të mësosh, - ia ktheu gjyshja butësisht dhe me vendosmëri njëkohësisht. - Duhet të mësosh. Ke marrë mbi supe përgjegjësi të madhe.

Lea u pikëllua dhe nisi të fliste sërish:

- E kam seriozisht. Nuk e kam problem. Unë mund... - por gjyshja e ndërpreu me një shikim, ndërsa kaloi varësen mbi kokën e Amelisë.

- Vogëlushe, me këtë do të kujtosh gjithmonë nënën tënde, - i pëshpëriti ajo.

Më vonë, pasi gjithçka ishte pastruar dhe Amelinë e kishte zënë gjumi pranë Rakelës, Lea rrinte shtrirë me shpinë nga gjyshja.

- Zgjuar je? - i pëshpëriti ajo.

Lea nuk u përgjigj.

- E di që je lënduar, sepse vajza po fle me Rakelën, por nuk është jotja, bija ime. Kur të ikë Rakela, fëmija do të shkojë me të. Në qoftë se lidhesh shumë me Amelinë, kur të ndaheni, do të të copëtohet zemra edhe më shumë.

Edhe pas atyre fjalëve, Lea nuk u përgjigj. Nëse fliste, do t'ia plaste të qarit. E dinte se gjyshja kishte të drejtë. Frederiku do t'i thoshte të njëjtën gjë, do ta paralajmëronte, madje edhe mund ta ndalonte që t'i përkushtohej me gjithë shpirt një fëmije që më vonë do të ikte e do ta pikëllonte më shumë.

Por të mbante, të ushqente, të lante e të përqafonte Amelinë, të ndiente krahët e vegjël të vajzës rreth qafës dhe peshën e trupit të saj në kraharor, ishte një mrekulli për të. Për rreth një orë, Lea kishte ndier magjinë e të ushqyerit dhe kujdesit për vogëlushen, kishte larë dhe ledhatuar flokët e saj, që më vonë do t'i rriteshin e do t'i thurte gërshet. Ajo mund t'i qepte edhe ndonjë veshje, që do t'i rrinte për mrekulli vogëlushes. Pse duhej t'i mohohej ajo e drejtë pikërisht asaj, që e dinte më mirë se çdo grua tjetër se ç'ishte një fëmijë? Ishte tepër e rëndë për t'u duruar, një dhembje e pamundur për t'u përshkruar me fjalë.

"Gjithçka për Rakelën dhe asgjë për Lean, - mendoi. Ajo e dinte se ishte e kotë të pikëllohej; instituti i kishte dhënë fund asaj ëndrre vite më parë. Megjithatë, ndihej e pafuqishme për t'i bërë ballë gjëmës që i kishte ndodhur. - Për më tepër, Rakela nuk e dëshiron atë, nuk di çfarë të bëjë me të! Unë dhe Frederiku mund t'i ofrojmë dashuri, familje. Oh, sa shumë do ta donim!"

Edhe pse nuk donte ta pranonte, krahët e veckël të Amelisë dhe përqafimi i saj, në një mënyrë krejt të çuditshme, e ndihmonin për të përballuar vetminë që i shkaktonte mungesa e Frederikut. Jo, ajo nuk do të pranonte më asgjë. Mbylli sytë, por nuk e zuri gjumi gjithë natën.

# 30

Në mëngjes, Rakela u nis drejt kuzhinës, prej nga vinte aroma ndjellëse e kuleçve të sapopjekur të gjyshes. Atje gjeti Lean që po ushqente Amelinë, duke e ngritur lart lugën me qull si të ishte aeroplan, e pastaj e fuste në gojën e vogëlushes.

- Ah, ç'aromë të mrekullueshme kanë këta kuleç! Si ia del të bësh gjëra kaq të mira kur gjithçka është me racion? - e pyeti Rakela, e cila thithi ajrin përreth dhe hapi krahët sikur do të fluturonte. Gjyshja buzëqeshi, ndau një kulaç të ëmbël në copa të vogla dhe ia vuri Amelisë përpara.

Rakela mbushi një filxhan me çaj çikoreje, kafshoi gjithë qejf kulaçin plot aromë dhe u ul përballë Leas dhe Amelisë.

- Nuk mendon se duhet të hajë vetë?

Lea nuk u përgjigj, por përkëdheli plot dashuri faqet e vajzës. Fillimisht, Amelia vuri buzën në gaz me pak drojë dhe pastaj qeshi në mënyrë joharmonike.

Gjyshja hoqi ibrikun nga soba.

- Rakela, sille govatën pranë sobës! Do ta mbush me ujë të ngrohtë. Vajza ka nevojë për një banjë.

- Po ajo mbrëmë u la! - Rakela kishte tri ditë që kërkonte t'i ngrohnin ujë që të lante flokët, por gjyshja i kishte thënë se nuk kishin mjaftueshëm gaz dhe sapun, prandaj duhej të priste.

- Vajza ka nevojë për një banjë me ujë të përzier me miell tërshëre, sepse ka skuqje lëkure. Them se tërshëra do t'ia përthajë vendet e skuqura. Nuk e ke parë sa shumë kruhet?

Rakela tërhoqi govatën pranë sobës, duke bërë siç i tha e gjyshja, por pastaj u spraps në cep të kuzhinës, duke rrufitur ngadalë filxhanin me çaj.

Sapo futi fëmijën në govatë, Lea filloi ta fërkonte pas veshëve dhe t'i pastronte thonjtë. Pasi ia shpëlau gjithë trupin, e futi përsëri në govatën me ujë të përzier me tërshërë.

Rakela zgurdulloi sytë dhe tundi kokën e acaruar.

- Lea, Amelia është katër vjeçe. Në këtë moshë, mund të lahet edhe

vetë, - tha pas pak dhe zgjati dorën për të marrë një kulaç tjetër. - Vetëm se nuk dëgjon, nuk do të thotë se është e mangët.

Mirëpo fjalëve të saj nuk ua vuri veshin askush. Lea vazhdonte të lante Amelinë, kurse gjyshja vazhdonte të përziente tenxheren mbi sobë. Pas njëfarë kohe, ajo la garuzhdën dhe iu afrua Rakelës.

- Amelia duhet të ketë vuajtur aq shumë, saqë ne as nuk mund ta përfytyrojmë. Mos u bëj tekanjoze, por mendo se ty të ka bekuar Zoti. Kjo vogëlushe meriton gjithë vëmendjen, përkushtimin, dhembshurinë dhe dashurinë që mund t'i ofrojmë.

Rakelës iu bë sikur i dhanë një shuplakë dhe u skuq e tëra. Nuk ishte mësuar ta qortonin. Vetëm babai mund ta bënte ndonjëherë.

- Por ajo duhet të mësohet t'i bëjë gjërat vetë, që të jetë e aftë dhe nuk duhet të trajtohet si e paaftë.

- Do të vijë edhe ajo ditë, ashtu siç ka ndodhur edhe me ne, - ia ktheu gjyshja. - Por sot do ta ndihmojmë ne, ashtu si të ndihmuam ty kur erdhe në fillim.

Ndërsa vazhdonte punën e saj, Lea buzëqeshi lehtë, sikur të kishte arritur një fitore. Ishte një gjysmë buzëqeshjeje, që Rakela nuk mund ta duronte.



- Në Mynih? Po më habit. Dëshiron të transferohesh në Mynih? - Kryeredaktorit sa nuk i ra puroja nga goja, por u tregua i shpejtë dhe e kapi. Edhe duhani ishte me racion.

- Për ca kohë, e kam fjalën, - ia ktheu Xhejsoni dhe ngriti supet. - Ne nuk kemi përfaqësues atje. Mund të kap trenin e fundit sonte, të raportoj fjalimin e përvjetorit të Hitlerit të mërkurën dhe pastaj të bëj disa kërkime në fshatrat e Bavarisë. Të shohim se si ka ndikuar lufta në zonat rurale. Jemi marrë vetëm me zonat urbane, si Berlini. Kështu, do të kem mundësi të flas edhe me patrullat kufitare. Atje ka shumë kampe për trajnimin e nazistëve.

- Na shkrive fare! Ti flet sikur mezi po të presin!

Xhejsoni bëri sikur nuk i dëgjoi ato fjalë.

- Ndoshta do të ishte mirë të vëzhgoja se si po shkojnë përgatitjet në Oberamergau për dramën "Pasioni i Krishtit", për të cilën gjermanët mburren aq shumë. Kam dëgjuar se po bëhen gati për performancën e vitit

tjetër. E kanë traditë. Mund të marrim vesh nëse drama në fjalë është në programin e xhaxha Adolfit, - tha ai dhe hodhi këmbët mbi njëra-tjetrën. - Ti ke Eldrixhin në Berlin dhe ne jemi gjithnjë në garë se kush nxjerr i pari një lajm të bujshëm. Nuk është mirë që të hahemi kështu. Nëse unë shkoj në Mynih, do të mbulojmë një territor më të gjerë dhe, rrjedhimisht, do të kemi më shumë lajme.

- Do të më raportosh me telefon tri herë në javë mua dhe dy herë Nju Jorkun dhe do të pres reportazhet e tua. Nëse zbulon ndonjë gjë pikante, lidhu menjëherë me mua! Dakord?

- Pa problem! Do të jem i përpiktë.

Kryeredaktori u mbështet në karrige. Ishte zhytur në të thella, sikur të kishte një barrë të rëndë mbi supe.

- Por ty të duhet edhe një fotograf.

- Bëj edhe pa të. Vetëm dërgoja filmat e mi Petersonit.

Kryeredaktori ngriti vetullat dhe rrudhi buzët me mëdyshje.

- Do të mendohem.

Xhejsoni tundi kokën, vuri një laps pas veshit, si për të treguar se nuk e vriste mendjen nëse do të ishte vetëm, dhe u kthye te tryeza e tij e punës.

Eldrixhi e kishte dëgjuar të gjithë bisedën.

- Po i bën lajka shefit? Nuk më je dukur tip i tillë.

Xhejsoni la lapsin në tryezë dhe u lëshua mbi karrige.

- Jam i lodhur. Është e vështirë të garosh me ty për të marrë çmimin e madh. Ti je ujk i vjetër.

Eldrixhi buzëqeshi i kënaqur, por e kapi ironinë dhe ia nguli sytë sikur donte t'i lexonte mendjen kolegut.

"Si shumë i zgjuar po tregohet. Për vete apo për mua? Kjo është një arsye më shumë që të largohem që këtu", mendoi Xhejsoni, i cili nuk e vinte në dyshim se Eldrixhi do të botonte çdo gjë që do të nuhaste. Nëse do ta kuptonte arsyen pse ai po shkonte në Mynih - pse ia kishte sugjeruar zonja Bergstrom - atëherë duhej të merrnin të dy arratinë.



Ndërkohë që Amelia flinte pasdite, Lea po e inkurajonte disi të motrën.

- Deri tani kemi pasur fat. Sa herë që ka ardhur dikush në shtëpi, ju të dyja jeni fshehur në papafingo ose në dollap, por nuk mund të vazhdojmë gjatë kështu. Me ardhjen e Amelisë, duhet të ndryshojmë plan.

- Gjatë natës, kur fle, seç bën ca zhurma të çuditshme. Imagjino sikur të qajë në çastin e gabuar. Nuk kemi se si t'i themi që të mos bëjë zhurmë e të kuptojë rrezikun.

- Ajo ka gjuhën e saj, por asnjëra prej nesh nuk e di atë. Deri më tani, gjyshja është munduar që të mos i afrojë fqinjët, por unë jam e shqetësuar, - tha Lea dhe kafshoi buzën. - Nuk mund ta lëmë Amelinë në dollap për orë të tëra. Nëse ata maskarenjtë kthehen...

- Gerhard Shliku nuk harron lehtë. Mua më urren për vdekje, por, mbi të gjitha, nuk e duron dot se ia kanë hedhur, e kanë sfiduar haptas kur e kishte gjithçka në dorë, - tha Rakela dhe vuri filxhanin në pjatën e vet. - Me siguri që do të kthehet.

Sakaq, gjyshja hyri brenda e rraskapitur.

- Gjyshe, as ti nuk more një sy gjumë? - e pyeti Lea.

Ajo tundi kokën në shenjë mohimi dhe tërhoqi një karrige nga tavolina.

- Duhet ta mendojmë mirë këtë punë. Oficerët e SS-ve do të kthehen. E thanë vetë dhe e ndiej se, së shpejti, do t'i kemi te dera.

Lea i vuri përpara gjyshes një filxhan me çaj të fortë çikoreje, që nxirrte ende avull.

- Për këtë po bisedonim.

- Pse pini kaq shumë çaj? E dini që po na harxhohen racionet? - i qortoi gjyshja, por pasi rrufiti lëngun e hidhur, psherëtiu dhe u ndje më mirë. - Vetëm mos e bëni më kaq të fortë!

- Duhet të largohemi sa më parë. Mund të maskohem sërish. Pastaj kam edhe dokumentet e falsifikuara me të cilat erdha këtu. Kam edhe ca para nga ato që i mora babait, por është e vështirë të udhëtosh me një fëmijë, sidomos kur nuk e dimë se ku do të përfundojmë.

Gjyshja ngriti vetullat dhe rrudhi ballin kur dëgjoi ato fjalë. Të dyja e vunë re shprehjen e çuditshme të fytyrës së gjyshes së shqetësuar, por Lea ndërhyri për të qetësuar situatën.

- Nuk ka ardhur ende koha që të largoheni, - tha dhe bëri përpara. - Poshtë shkallëve, kemi një dollap që e bëri Frederiku përpara se të ikte. Nuk e kemi përdorur, sepse është i madh dhe i pambaruar, por po mendoja se, nëse në pjesën e përparme të tij vendosim një kompensatë, mund të sajojmë një hapësirë pas saj. Një vend për t'u fshehur. Në pjesën e përparme të dollapit, do të vendosim batanije, që, kur të hapet, të duket si dollap i

zakonshëm dhe *nëse* ata kthehen, mund të futeni aty. Nuk është larg nga tubi i sobës që kalon nëpër papafingo, kështu që nuk do të keni as ftohtë.

- *Kur* të kthehen, - e korrigjoi Rakela. - Pastaj kjo do të jetë e përkohshme, se nuk do të jetojmë aty.

- Ndoshta edhe do të flini aty ndonjëherë dhe duhet të jeni vigjilente, që të futeni sapo të pikasni nëse vjen dikush. Mund të hapim edhe tavanin e të vëmë një deriçkë të fshehtë në dyshemenë e papafingos. Mund të bëjmë edhe një palë shkallë që të zbrisni lehtësisht.

- Mos je gjë marangoze? - e pyeti Rakela dhe tundi kokën me mosbesim. - Faleminderit për gjithçka, por duhet të gjejmë një rrugëzgjidhje tjetër. Unë mund të kaloj në Austri pa problem, mund ta marr edhe Amelinë, nëse patrullat e kufirit korruptohen, nëse sajojmë ndonjë histori të besueshme ose nëse Xhejsoni do të na sjellë dokumente. Po qe se nuk ikim së shpejti nga Europa, druhem se do të mbyllet edhe kufiri me Zvicrën. Pastaj ç'do të bëjmë?



Treni me të cilin udhëtonte Xhejsoni, mbërriti në Mynih të hënën në mbrëmje. Ai u shtriq, shtypi paksa kapelën republike mbi kokë dhe ngriti çantën. Për atë natë, kishte gjetur një dhomë ku do të çlodhej dhe do të hante në ndonjë vend aty pranë. Pas disa ditësh, sapo të shuhej poterja për fjalimin vjetor të Hitlerit, do të gjente ndonjë pension që ta përballonte financiarisht.

Të nesërmen, do të merrte trenin për në Oberamergau dhe kur të mbërrinte, do t'u thoshte njerëzve se ishte i interesuar për ecurinë e dramës "Pasioni i Krishtit", e cila ishte planifikuar për sezonin e ardhshëm. U zhyt në mendime. Pas pushtimit të Polonisë dhe shpalljes së luftës nga ana e Francës dhe Anglisë, a do të interpretohej "Pasioni i Krishtit" në Oberamergau, një shfaqje që jepej një herë në dhjetë vjet? Meqë vendi ishte në luftë, a do të organizohej festa në fshat? A do të shkonte njeri?

Xhejsoni nuk e imagjinonte dot se atje do të kishte mjaftueshëm të rinj që do të luanin rolet kryesore, se do të hapeshin të gjitha hotelet dhe dyqanet. Nuk e kuptonte as se si do të ushqeheshin gjithë ata njerëz kur mungonin shumë mallra ushqimore. Po me ndërprerjet e energjisë, si do të bëhej?

Megjithatë, arsyet e tij për të vizituar Oberamergaun dhe për të zënë

miqësi me banorët e tij, ishin krejt të tjera. Shpresonte se idetë e tij për artikuj do të gjeneronin të ardhura për udhëtimet në fshat. Ndoshta në javët e ardhshme do t'i krijohej mundësia të intervistonte disa prej banorëve të zonës. Nëse nuk ia dilte ose nëse botuesit e tij nuk do t'i pëlqenin ata artikuj, do të gjente një zgjidhje tjetër.

Meqenëse punonte për shtypin e huaj, nuk besonte se do t'i nxirrnin probleme për qëndrimin në atë zonë, por duhej të tregohej shumë i kujdesshëm. Në Berlin, oficerët e Gestapos i gjurmonin si zagarë Xhejsonin dhe kolegët e tij. Me siguri që në Mynih situata nuk do të ishte shumë ndryshe.

# 31

Ora ishte gjashtë e gjysmë e mëngjesit dhe sapo kishte aguar kur famullitari Bauer po nxitonte drejt kishës nëpër rrugën e kalldrëmtë. Nuk kishte vënë gjumë në sy tërë natën, duke u marrë me shitjen e disa sendeve me vlerë, tepër të rënda për t'u marrë me vete në një udhëtim të gjatë. Kështu, ishte përpjekur t'i konvertonte në para të thata dhe stoli, për një familje hebraike të krishterë, e cila kishte vendosur të largohej një orë e më parë nga Oberamergau, përpara se ta bastisnin e ta degdisnin kushedi se ku. Atë çast, duhej të kthehej në kishë përpara se Maksimilian Grieseri, një nga anëtarët e Rinisë Hitleriane, të bënte kontrollin e mëngjesit. Ai, me një dëshirë të flaktë për të dhënë kontribut për Partinë Naziste, i kryente detyrat me përkushtim dhe seriozitet të madh. Djaloshi me një ego të sëmurë përpiqej të përgjonte gjithçka dhe mund të ishte shumë i rrezikshëm.

Famullitari kishte menduar se, me të bërë betimin e kishës, do të çlirohej nga vese si shpifja, përgojimi apo egoizmi dhe nuk do të merrej më kurrë me politikë, duke vijuar kështu një jetë të qetë e të disiplinuar, por gjendja e kohëve të fundit kishte hapur probleme të panumërta. Nazistët kishin filluar të përndiqnin anëtarët e famullisë, i persekutonin, i frikësonin dhe i kërcënonin, të gjithë, pa përjashtim. Përpiqej të mos e paragjykonte grigjën e tij, por ajo situatë ia copëtonte zemrën dita-ditës dhe nga meraku, i gjori ishte bërë kockë e lëkurë.

Duke qenë anëtar i kishës, të paktën nuk e kishin detyruar t'u bashkohej radhëve të Partisë Naziste. I vinte keq për banorët e Oberamergaut, të cilët dëshironin vetëm të bënin tregti, të rrisnin fëmijët, të kujdeseshin për familjet dhe të mbanin gjallë traditën e "Pasionit të Krishtit". Por asokohe, kjo nuk ishte e mjaftueshme. Nëse nuk bëheshin anëtarë të Partisë Naziste, nëse nuk marshonin me hap të shtrirë, nuk brohorisnin me të madhe apo nuk bërtisnin "Hail Hitler" sapo jepej komanda, ata bëheshin pre e talljeve, ngacmimeve, abuzimeve... dhe ndonjëherë edhe më keq.

Si kishin shkuar punët, barbarët po i detyronin njerëzit që kishin

kaluar një jetë të tërë në Oberamergau, të largoheshin nga shtëpitë dhe tokat e tyre për shkak të gjakut që u rridhte apo dyshohej se u rridhte në vena. Sikur të qenët hebre i pengonte njerëzit të ishin të krishterë, gjermanë apo humanë! Sikur vetë Krishti të mos kishte qenë hebre!

Famullitari Bauer mallkoi, pastaj u lut për falje. U ndje i pafuqishëm përballë asaj hipokrizie, asaj padrejtësie dhe marrëzie. Burra e gra, njerëz të mirë, po dëboheshin nga shtëpitë e tyre, po dërgoheshin në kampe përqendrimi ose po zhvendoseshin në tokat e pushtuara nga Gjermania. E gjithë ajo bëhej me qëllim që Gjermania të "arianizohej". Gjithnjë e më shumë qarkullonin fjalë se jo të gjitha kampet ishin kampe përqendrimi apo pune, pavarësisht se në portat e tyre të hekurta shkruhej: "Puna të jep liri". U drodh i tëri kur përfytyroi se çfarë u ndodhte aty njerëzve të gjorë.

"Nuk u ka mbetur asnjë fije ndërgjegjeje morale dhe pikë frike nga i Plotfuqishmi! Po ne çfarë duhet të bëjmë? Unë çfarë duhet të bëj? Të rri duarlidhur dhe t'u bëj sehir këtyre ligësive?" Famullitari po turfullonte nga zemërimi për dobësinë dhe pafuqinë që po tregonte kombi, kisha dhe ai vetë.

Kur po ngjiste shkallët e kishës, mezi po mbushej me frymë. Në kokë, i vërtiteshin lloj-lloj mendimesh. U mbështet te porta, që të mblidhte veten, të rregullonte frymëmarrjen e të gjallërohej disi para se të hynte brenda. Ishte gati t'i binte edhe murit me kokë, nëse do ta ndihmonte sadopak.

- Famullitar! - u dëgjua një zë që vinte nga kthina pas shkallëve.

Famullitari Bauer zbriti shkallët dhe hodhi sytë te cepi ku qëndronte një fëmijë, i cili nuk ishte më shumë se gjashtë apo shtatë vjeç.

- Ah, ti je një nga fëmijët e Levit! - i tha, edhe pse nuk donte që ajo fjali të tingëllonte si akuzë.

- P... po, famullitar, - belbëzoi djali, duke u sprapsur paksa.

- Afrohu! Çfarë bën këtu kaq herët?

- Po ju prisja, - ia ktheu ai dhe lëvizi ngadalë, duke kontrolluar nga të dyja anët, i tmerruar nga frika. - Ne do të largohemi sot dhe nuk do të kthehemi më, - pëshpëriti më pas ai.

Famullitari ndjeu një sëmbim në zemër. Ja edhe një familje tjetër.

- Më dërgoi babai që t'ju jap këtë, - i tha djali dhe nxori një pako që e kishte futur poshtë shkallëve. Ishte një pako e madhe drejtkëndëshe, e mbështjellë me një shall prej leshi. - Më tha se ju dini ç'të bëni me të, se

është e veçantë dhe është bërë me dru ulliri nga kodrat e Jerusalemit. Ia ka dërguar gjyshi vjet. Është një dhuratë me rastin e Hunakahut[34].

Famullitari Bauer kujtoi ditën kur Jakob Levi kishte marrë atë dhuratë dhe lajmin e kobshëm të vdekjes mizore të të atit, një lajm që nuk e kishte ndarë me fëmijët. Ai e hapi pakon me kujdes. Kutia, ku binin në sy nuancat e bukura me ngjyra të errëta dhe të artë, nuk ishte thjesht një kuti për të mbajtur mjetet e ndryshme të një piktori, si: skica, hollues, furça apo fshirëse. Ajo ishte një pikturë në vetvete.

- Babai nuk ka më kohë për ta përdorur dhe sapo ka filluar të mësojë të pikturojë. Më tha se ju e dini se kush ka nevojë më shumë për të, që të mos shkojë dëm. Më tha gjithashtu se duhet të përdoret për një qëllim të shenjtë. - Djali priti se ç'do t'i thoshte famullitari Bauer, por ai vetëm sa i ledhatoi fytyrën engjëllore. - Vitin tjetër, do të jemi në Jerusalem dhe babai thotë se mund të gjejmë një tjetër, - shtoi djaloshi, në sytë e të cilit u ndezën shkëndija shprese.

Famullitari Bauer pohoi ngadalë me kokë dhe nuk mundi të nxirrte asnjë tingull, pasi i dukej sikur një lëmsh i kishte ngecur në fyt.

- Babai thotë se nuk kemi nevojë më as për shtëpinë; dikush tjetër mund të ketë nevojë më shumë se ne. Do të nisemi për te gjyshi, se ai ka shtëpi më të madhe dhe dhoma për të gjithë ne. Vetëm se duhet të presim pak në kufi, derisa të mbërrijë anija me të cilën do të udhëtojmë.

Përsëri, famullitari nuk guxoi të fliste, pasi e dinte se do t'i dridhej zëri.

Fëmija u ndje në siklet dhe famullitari e kuptoi se duhej ta mblidhte veten.

- Lamtumirë, famullitar! - i tha djali, i zgjati dorën si një i rritur dhe ai ia shtrëngoi fort.

Duke u përpjekur të mos shfaqte dobësi, famullitari Bauer bëri shenjën e kryqit mbi ballin e djaloshit e pastaj pëshpëriti:

- Zoti ju mbrojttë dhe ju bekoftë! Ndriçoftë rrugën tuaj dhe pastë mëshirë për ju!

Djali ishte thuajse në gjysmë të rrugës kur famullitari i thirri:

- Thuaji babait... - Fëmija ndaloi dhe u kthye nga ai. Famullitari u

---

34 Hunakahu (Hanukkah) është një festë hebraike që përkujton përfundimin e Tempullit të Shenjtë në Jerusalem.

përpoq të mbaronte fjalinë: - Falënderoje babanë nga ana ime! Thuaji që do ta ruaj në një vend të sigurt derisa të kthehet!

Djali ngriti dorën gëzueshëm.

- Do t'i them! Por ai më tha të bëni ç't'ju thotë zemra me të, se ne nuk do të kthehemi më, - ia ktheu djali dhe ia mbathi drejt shtëpisë.

Famullitari Bauer mbështolli kutinë e drunjtë me shumë kujdes, sikur të ishte prej qelqi.

- Ashtu është, - pëshpëriti ai. - Nuk do të ktheheni. - Shtyu portën e kishës dhe u fut brenda. Pasi e mbylli, eci drejt anës së djathtë të altarit, u ul në gjunjë përpara kryqit të gdhendur dhe qau.



Xhejsoni paketoi ca plaçka vetëm për një natë. Nuk do të ishte mirë të qëndronte më shumë në Oberamergau dhe donte të kthehej në Mynih për të qenë i pranishëm gjatë fjalimit të Hitlerit, përndryshe shefi do ta pezullonte pa filluar mirë. Nuk e dinte nëse Rakela dhe Amelia ishin ende në fshat, por nëse ishin aty, do të ishte çasti i përshtatshëm për t'i larguar prej andej, ndërkohë që forcat e sigurisë do të ishin të përqendruara te Hitleri. Ai ishte çasti i volitshëm për të vepruar.

"Ndërkohë, do të mbledh të dhëna për një artikull: Çfarë po bëjnë fshatarët për 'Pasionin e Krishtit'? Kush do të luajë në rolet kryesore? A e kanë thirrur Jezusin në ushtri? Po dymbëdhjetë apostujt?" - mendoi dhe përfytyroi trembëdhjetë burra me mjekra të gjata dhe tesha deri në fund të këmbëve, duke mbajtur pistoleta gjermane të tipit "Luger". Ai imazh e bëri të qeshte.

Hipi në trenin e mëngjesit, vuri çantën mënjanë dhe nxori një bllok shënimesh nga xhepi i brendshëm i xhaketës.

"Mbaje kokën ulur dhe mos i hap telashe vetes, - ishte këshilla e shefit, pasi i kishte rrahur shpatullat dhe e kishte përcjellë deri te dera e redaksisë. Pastaj i kishte thënë: - Mos m'i vono artikujt! Të jenë të mirë, përndryshe nuk do të paguhesh!"

Xhejsoni psherëtiu dhe çliroi paksa kravatën, teksa mendoi gjithë atë rrugë me tren. Nëse nuk e paguanin, nuk do të kishte mundësi të rrinte gjatë në Mynih. Vuri kapelën mbi sy dhe nisi të mendonte për pyetjet për intervistat.

Në kokë, i vërtiteshin lloj-lloj mendimesh që nuk e linin të qetë. I dukej sikur gjendej në mes të një rebusi të ngatërruar. Çdo pasazh i Biblës, që kishte nënvizuar zonja Bergstrom, binte në kundërshtim me shumë gjëra në jetë, të cilat nuk i kishte vënë kurrë në dyshim. Nuk mund të thoshte se i kishte përvetësuar ato vlera, por, me kalimin e kohës, po i kuptonte.

Mesha e organizuar nga Kisha e Rrëfimit, në të cilën kishte marrë pjesë në Berlin, i kishte sfiduar ato vlera, jo aq fuqishëm sa Bonhoeferi i kishte përshkruar në librin e tij, "Kostoja e ithtarisë". E pranonte se sfida që i bënte Bonhoeferi lexuesit, binte ndesh me vlerat në të cilat besonte Xhejsoni.

"Vlerat ku besoj unë? Ky është problemi? Secili nga ne beson atë që do apo është një besim kolektiv? E vërteta për Gjermaninë, Britaninë, Poloninë dhe Amerikën është e vërteta e tyre, pavarësisht se si ndikon te të tjerët? Atëherë, nuk ka asnjë të vërtetë, asnjë të vërtetë universale që ka të bëjë me të gjithë ne?" Nuk i mbushej mendja.

Kishte dashur të pyeste një pastor që ishte ulur ngjitur me të, në trenin që kishte ardhur nga Berlini, por kishte kuptuar se pastori druhej se mos Xhejsoni po përpiqej ta fuste në ndonjë kurth, që ai të thoshte diçka provokuese, ndaj e kishte lënë bisedën në mes. Ishte mësuar me sjellje të atilla, sepse ia kishte diktuar puna si gazetar. Burimet donin të citoheshin saktësisht, por të mbeteshin anonime.

Nuk mund t'u vinte faj. Në ato kohë, ishte e rrezikshme të tregoheshe i devotshëm apo i përkushtuar ndaj çfarëdo gjëje tjetër përveç Hitlerit dhe Partisë Naziste. Edhe të radhiteshe në ndonjë grupim tjetër, ishte shumë e rrezikshme.

Xhejsoni duhej të kishte dremitur, sepse nuk e kishte dëgjuar fatorinon që po i kërkonte biletën. Fillimisht, ndjeu se dikush e preku te kapela. Ai e hoqi, puliti sytë dhe futi dorën në xhep për të nxjerrë biletën. Fatorinoja e vulosi dhe vazhdoi përpara.

Nazisti që vinte pas tij, e kishte më me nge.

- Dokumentet!

Xhejsoni ia zgjati.

- Amerikan. Ç'do nga këto anë?

- Po shkoj në Oberamergau, vetëm për një natë.

- Ç'e mirë të çon atje në këtë periudhë?

- Dua të shoh se ç'po bëjnë me shfaqjen "Pasioni i Krishtit", - iu përgjigj Xhejsoni, të cilit, sa herë që bisedonte me ata tipa, i thahej goja.

- Ke ardhur herët, zoti Jang.

Pasagjerët përreth vunë buzën në gaz, që t'i bënin qejfin nazistit. Dukeshin të zellshëm të kishin të njëjtin mendim me të.

- E po, këto gjëra dëshiron të mësojë bota. Do të vijojë shfaqja sipas planifikimit? Kush do të vijë? A do të ketë bileta në shitje?

Fytyra e nazistit u ngurtësua. Xhejsoni e dinte se ai mund t'i merrte për ters ato fjalë e ta bënte shembull, ose mund të mos e vriste shumë mendjen e të vazhdonte punën e vet. Por ai e dinte se, po të shfaqte një grimë frike, ishte njëlloj si t'i thoshte "Më arresto!" ose si t'i drejtoje një pistoletë.

Nazisti zgjodhi të luante rolin e mikpritësit shpirtmadh.

- Do të jemi në pritje të artikullit tënd, zoti Jang, - i tha dhe ia vërviti dokumentet në gjoks. - Shpresoj ta botosh së shpejti.

Xhejsoni nuk e ngriti kokën për të shmangur ndonjë konfrontim të kotë. Futi dokumentet në xhep dhe rivuri kapelën mbi sy.



- Nuk mund të rri në këtë dreq dollapi as një sekondë më shumë! - turfulloi Rakela e nervozuar. - Është qesharake dhe e kotë. Fshihemi sikur ndonjë nga ata të SS-ve po përgjon te dera.

- Mos i fol ashtu gjyshes! - ia priti Lea. - Ajo nuk e meriton këtë sjellje.

- Pushoni, vajza! - ndërhyri gjyshja dhe përplasi duart sikur po i drejtohej një grupi fëmijësh grindavecë.

Amelia qeshi. Edhe ajo përplasi duart nga gëzimi. Iu duk sikur gjyshja po luante.

Rakela ngriti duart lart.

- Ajo po më acaron. Nuk mund të rri gjithë ditën e mbyllur në kafaz me Amelinë.

- Po ti ke vetëm një orë aty brenda! Vetëm një orë! - tha Lea me ton qortues. - Duhet të mësohesh. Ti vetë ke thënë se do të qëndrosh në papafingo për javë të tëra.

- E kisha fjalën se mund të rrija vetëm, se do të kisha vend për të shtrirë e shtriqur këmbët.

Gjyshja i kapi të dyja për krahësh dhe i shkundi.

- Mjaft tani, se nuk kam nerva! Në vend që të qetësoheni, ju i hidhni benzinë zjarrit.

- Zonja Gerda erdhi që herët në mëngjes për të pyetur nëse mund të mbanim në shtëpi një qiraxheshë nga Hamburgu, - tha Lea. - E kupton kaq gjë?

- Po kjo është e pamundur! - u hodh Rakela. - E pse nuk e mban vetë atë grua?

- Ngaqë ajo i ka dy qiraxhinj, - tha gjyshja me zë ulët. - Jemi të detyruara të pranojmë qiraxhinj që një vit para se të shfaqet "Pasioni i Krishtit".

- E pse duhet ta bëni? Shfaqja do të interpretohet pranverën e ardhshme.

- Duhet të strehojmë punëtorët e përkohshëm, - shpjegoi Lea, duke theksuar qëllimisht çdo fjalë. - Në atë periudhë, vijnë qindra njerëz: kamerierë, kuzhinierë, marangozë, muzikantë shëtitës apo rrobaqepës që kërkojnë punë, ushqim dhe strehim. Vijnë aq shumë njerëz, saqë nuk mbetet hambar dhe stallë pa mbushur.

- Dhe që tani kanë ardhur sa të duash, - tha gjyshja duke tundur kokën. - Qytetet po zbrazen nga gratë pa burra, sepse kanë shkuar në luftë, e plot njerëz u tremben bombardimeve dhe ushqimeve me racion.

- Disa vijnë për të ndryshuar mënyrën e jetesës. Janë ata që duan të braktisin jetën e qytetit dhe shfrytëzojnë rastin, duke ditur që Oberamergau njihet gjerësisht për strehimin e punëtorëve të përkohshëm gjatë sezonit të përgatitjeve për "Pasionin e Krishtit", - tha Lea duke shfryrë.

- Nuk duhet t'i paragjykojmë. Nuk i dimë rrethanat e tyre...

- E po mirë, atëherë. Ne mund të konsiderohemi si qiraxhesha, - u hodh Rakela me zë të lartë.

Lea vuri gishtin mbi buzë, për t'i bërë të ditur se nuk duhej të fliste me zë aq të lartë.

Rakela e kapi gjyshen nga krahu.

- E sheh? Fundja nuk ke pse të na fshehësh. Unë mund të punësohem diku. Di të bëj shumë gjëra. Mund të punoj si menaxhere hoteli.

- E dashur, ti nuk mund të dalësh jashtë asaj dere. Nëse e bën, të gjithë në Oberamergau do të kthejnë kokën dhe do të kuptojnë ngjashmërinë që ke me Lean. Nuk mund të fshihemi para syve të të tjerëve. Nuk kemi zgjidhje tjetër, veçse të rrish në dollap.

- Do të vijnë shumë njerëz që do të kërkojnë t'i strehojmë këtu, - paralajmëroi Lea. - Zonja Gerda ishte e para që na ra në qafë.

Gjyshja tundi kokën në shenjë pohimi.

- Në fshat, nuk para refuzon njeri për gjëra të tilla, sepse ka vend për të gjithë.

- Por ja që në dollap nuk ka, - ia ktheu Rekala e zemëruar.



Dreka kaloi qetë. Amelia hëngri më herët dhe u shtri për gjumin e pasdites. Kishte futur gishtin e madh në gojë dhe kishte një pamje engjëllore.

Përpara se të nisej për në kishë, ku punonte me korin, Lea shkoi në shtëpinë e saj për ta larë e pastruar. Ajo me gjyshen kishin rënë dakord që shtëpinë t'ua jepnin me qira punëtorëve të përkohshëm. Ajo ishte një zgjidhje e mirë. Në fshat, e dinin se ajo nuk do të rrinte në shtëpinë e saj derisa të kthehej Frederiku, kështu që nuk kishin pse të bezdisnin gjyshen, duke i kërkuar të mbante qiraxhinj.

Gjyshja dhe Rakela ishin ulur përballë njëra-tjetrës në tavolinë. Rakela vuri lugën pranë tasit me supë dhe preu një copë bukë. Atë çast, gjyshja vuri dorën mbi ballë dhe psherëtiu.

- Gjyshe, më vjen keq për të gjitha telashet që ju kam hapur. Shoku im nuk duhej ta kishte sjellë këtu Amelinë.

Gjyshja qeshi me hidhërim.

- Kurse mua më vjen keq vetëm se Gjermania ka arritur në këtë pikë. Jam katandisur si mos më keq: po fsheh mbesën dhe një fëmijë të vogël në dollap. Është e pabesueshme.

- Nuk e di edhe sa kohë mund të duroj duke u fshehur aty. Ndonjëherë, më duket sikur do të çmendem. Dua të ulërij, por pastaj mendoj se do t'i bëj gropën vetes dhe juve.

Gjyshja i përkëdheli dorën.

- Jo, e dashur. Nuk do të ulërish e as do të na bësh gropën.

- Nuk jam e sigurt nëse mund...

- Rakela, nuk duhet të mendosh vetëm për vete! Në fillim, duhet të mendosh për të tjerët!

Rakela u përpoq të riformulonte fjalët e gjyshes.

- Por unë kujdesem për Amelinë në çdo çast.

- Shumë mirë bën, - ia ktheu gjyshja. - Tani ajo është në përgjegjësinë tënde. A mund të quhet sakrificë kjo?

- E po... sakrificë është. Unë nuk jam mësuar me gjëra të tilla. Rritja e një fëmije kërkon shumë durim.

Gjyshja ngriti vetullat me qesëndi.

- Dua të them se asnjëherë nuk jam marrë me fëmijë dhe për më tepër, me një fëmijë që ka probleme me dëgjimin.

- Kaq e vështirë është?

E acaruar, Rakela ngriti dorën.

- Nuk kam mbushur ende njëzet e pesë vjeç. Nuk dua të...

- E dashur, të gjitha po bëjmë gjëra që nuk duam.

- Pse, ti nuk do që unë të rri më gjatë? - e pyeti Rakela, pa mundur ta përmbante zemërimin që i shpërtheu nga kraharori. I dukej se tradhtia e pjesëtarëve të familjes nuk po i bënte më përshtypje.

- Të mos i dëgjoj më këto fjalë! Sigurisht që dua të qëndrosh këtu, po ashtu edhe Amelia, - e qortoi gjyshja dhe psherëtiu e brengosur. - Thjesht do të doja që të ishim në rrethana të tjera, - shtoi dhe mbështolli duart me njëra-tjetrën. - Por duhet ta pranojmë realitetin siç është, të jemi të lumtura që jemi bashkë dhe të kalojmë sa më mirë, edhe pse jetojmë në kohëra të vështira. Mbi të gjitha, duhet të sakrifikojmë, - shtoi, buzëqeshi ëmbëlsisht dhe mori një pamje krenare. - Këtë e quaj devotshmëri hyjnore.

# 32

Ndërkohë që priste nxënësit, Lea hapi librin me partitura, pastaj vuri mbi tryezën e punës një pjatë me strudel me mollë të prerë në copa të vogla dhe një broke me qumësht. Kishte vënë re se fëmijët interpretonin më mirë kur kishin përpara ushqime të shijshme. Disa prej nënave i jepnin ndonjë ushqim nga racionet e tyre dhe Lea gatuante diçka, si për fëmijët e tyre, ashtu edhe për ata pa familje.

Asaj i pëlqente të kujdesej për nxënësit dhe t'u jepte mësim. E adhuronte atë punë, por atë ditë, nuk ishte në humor të mirë. Mendonte për motrën dhe gjyshen, për Amelinë dhe Frederikun.

Gjyshja kishte të drejtë: Rakela nuk do ta ruante edhe për shumë kohë gjakftohtësinë. Lea i kishte vënë re përpjekjet e saj, e megjithatë Rakelës i dukej vetja sikur ishte bllokuar mes një vorbulle ere, si një larvë që donte të dilte nga fshikëza e të bëhej flutur. Pastaj, me ardhjen e Amelisë, Lea dhe gjyshja nuk merreshin si më parë me Rakelën, gjë që ajo nuk po e gëlltiste dot. Vetëkontrolli dhe vetëmohimi nuk ishin pjesë e natyrës së saj.

Lea psherëtiu dhe hodhi partiturën mbi piano. Problemi ishte se sjellja e Rakelës e habiste, madje ndonjëherë e acaronte. Edhe asaj nuk do t'i kishte pëlqyer aspak nëse do ta mbyllnin në një dollap me dikë që nuk mund të komunikonte, por Amelia ishte veçse një vajzë e vogël! Si ishte e mundur që ajo nuk e donte atë? Po të ishte në vend Rakelës, Lea do të rrinte mbyllur në atë dollap, pa u ankuar. Madje do të tregohej mirënjohëse ndaj gjyshes që e kishte futur në shtëpi dhe po e fshihte.

Lea i njihte kufijtë e saj dhe nuk priste të merrte nga jeta më shumë nga ç'i takonte. Nga ana tjetër, Rakela dukej se priste që gjithkush t'i plotësonte nevojat, madje edhe tekat. Ndoshta Rakela nuk do ta pranonte atë këndvështrim, por Lea ishte e sigurt që motra e saj e mendonte veten superiore ndaj të gjithëve, madje edhe ndaj gjyshes.

Rakela kishte arritur deri në atë pikë, sa kishte thënë se veshjet e tyre ishin provinciale dhe zakonet e tyre prapanike. Çuditej kur shihte që Lea nuk merrte erë nga moda apo makijazhi. Ishte ndier keq kur kishte veshur

këpucët e forta të së motrës, këpucët karakteristike që vishnin të gjitha gratë gjermane që ecnin rrugëve të kalldrëmta dhe ngjiteshin kodrave të rrëpirëta.

Lea u lëshua mbi stolin pranë pianos. Të paktën mund ta pranonte se nuk e honepste dot të motrën.

"Oh, Frederik! Ku je? Kam nevojë të flas me ty. Duhet të shohësh se sa e mirë është Amelia dhe të kuptosh se sa shumë do ta ndryshonte ajo jetën tonë! Dua të të kem pranë, të më ndihmosh të bëhem e fortë. Dua të jesh këtu... Ku je, dashuria ime?"

- Zonja Hartman, jeni mirë? - e pyeti Maksimilian Grieseri, i veshur hijshëm me uniformën e Rinisë Hitleriane, i cili qëndronte te pragu i derës. Sa hap e mbyll sytë, i shkoi pranë. - Keni ndonjë problem? Si mund t'ju ndihmoj?

Lea u përmend, e bezdisur dhe çuditërisht e sikletosur nga prania e djaloshit.

- Nuk kam gjë, Maksimilian. Jam vetëm pak e lodhur, asgjë më shumë, - ia ktheu, u ngrit dhe drejtoi partiturën. - Ke ardhur në një çast të papërshtatshëm, sepse, së shpejti, do të vijnë fëmijët. Apo të duhet ndonjë gjë?

- Jo, thjesht t'ju them se jam në shërbimin tuaj! - ia ktheu ai dhe iu afrua më pranë, shumë pranë. - Tani që zoti Hartman nuk është këtu, mund të keni nevojë për gjësend, herë pas here.

Lea eci përqark pianos dhe u drejtua nga tryeza.

- Jo, Maksimilian, nuk më nevojitet asgjë. Faleminderit që më pyete!

Ai e ndoqi.

- Do të bëja gjithçka për ju, zonja Hartman. Jam i gjithi në dispozicionin tuaj.

At Oberlangeri, prifti i famullisë, hyri qetësisht në klasë.

- Edhe një herë, faleminderit, Maksimilian, por nuk kam nevojë për asgjë. Tani do të filloj mësimin; edhe ti duhet të kesh punët e tua.

Ai uli kokën mendueshëm dhe pohoi.

- Më lajmëroni, nëse keni nevojë për gjësend.

Ajo i ktheu shpinën, duke ndier peshën e shikimit të tij dhe kureshtjen e at Oberlangerit.

Pasi Grieseri doli nga klasa, at Oberlangeri tha paksa me drojë:

- Shpresoj që Greiseri mos të të ketë bezdisur, por partia i ka sjellë

anëtarët e Rinisë Hitleriane për të na ndihmuar dhe nuk është mirë t'i shpërfillim.

Lea e dinte shumë mirë se ç'donte të thoshte. Ata i kishin sjellë për të vëzhguar se kush hynte e dilte nga kisha dhe për të përgjuar se ç'bënin klerikët. At Oberlangeri ishte në një pozitë të vështirë dhe luhatej mes frikës për atë që raportohej në parti dhe nevojës për të ruajtur sa më shumë nga liritë e kishës.

- At, ai djalë më vë në siklet. Besoj se sjellja e tij është e papërshtatshme.

Prifti psherëtiu.

- Me sa po kuptoj, e përshtatshme ose jo, në këtë kohë, vendoset nga Gestapoja, zonja Hartman, - i tha ai dhe bëri të dilte, por ndaloi te dera. - Mundohu të mos e zemërosh, pasi gjërat mund të marrin për... keq. Këta të rinjtë hitlerianë duken hundëpërpjetë, por në thelb janë të padëmshëm.



Pak minuta më vonë, në derën e klasës trokiti famullitari Bauer, duke shpresuar të mos e shqetësonte zonjën Hartman, e cila, me sa dukej, po luante në piano përpara se të mbërrinin fëmijët. At Oberlangeri i kishte treguar për sjelljen e pahijshme të Maksimilian Grieserit. Ajo nuk e meritonte ta trajtonin në atë mënyrë. Duke u lutur, shpresonte që puna me fëmijët të mos e kishte lodhur, ashtu siç kishte ndodhur me zonjën Fenstermaher.

- Zonja Hartman? A mund të hyj?

Ajo ngriti kokën dhe ai pa ca lot që i kishin rrjedhur faqeve. Tepër e sikletosur, ajo u përpoq t'i fshinte shpejt e shpejt.

- Më falni, famullitari Bauer! Një sekondë sa ta mbledh veten.

- Nuk ka asgjë të keqe të qash, zonja Hartman. Lotët nuk e turpërojnë njeriun. Edhe unë derdh lot shpeshherë.

- Ju? Vërtet?

- E po, një prift nuk mund të ketë imunitet ndaj hidhërimit.

- Jo... jo, sigurisht që jo, - ia ktheu Lea dhe qëroi fytin. - Këto kohë, po ndodhin shumë gjëra të trishtueshme.

- Po, - tha ai dhe pohoi me kokë. - Ashtu është, - shtoi më pas dhe nga kutia me dru ulliri, që i kishte dhënë i biri i Levit, nxori një shall prej leshi.

Papritmas, sapo pa atë kuti të mahnitshme, sytë e Leas u ndezën.

- Duket qartë se je gruaja e një mjeshtri drugdhendës, - i tha famullitari dhe buzëqeshi. - Sapo e sheh, e kupton që është një vepër arti.

- Po kjo është e mrekullueshme! Çfarë punimi! Çfarë ngjyrash! - tha ajo dhe kaloi dorën mbi kuti. - Me dru ulliri është bërë?

- Është nga pemët e ullirit të kodrave të Jerusalemit. Është punuar me shumë mjeshtëri. Nuk kam parë punim më të bukur.

- Është madhështore. Frederikut do t'i pëlqente shumë.

- Është një dhuratë për të dhe për ty.

- Por, at, kjo është shumë e kushtueshme!

- Ma kanë dhënë që ta mbaj derisa të gjej njerëzit e duhur dhe që e meritojnë. Me qëllim që pajisjet që ka brenda, të përdoren për të pikturuar diçka me vlerë e të shenjtë. Askush, përveç teje dhe tët shoqi, nuk do ta përmbushte këtë porosi, - ia ktheu e i buzëqeshi. - E di që ti merresh me pikturimin dhe zbukurimin e gdhendjeve të zotit Hartman. Siç thotë edhe Henrik Helpmani, zoti Hartman është gdhendësi më i mirë në të gjithë Oberamergaun.

- Kështu thotë Henriku?! - pyeti Lea e habitur dhe buzëqeshi trishtueshëm.

- Po. Erdhi të rrëfehej tek unë. Më tha se kishte vjedhur foshnjën Jezus, por nuk pranonte ta kthente.

- Atëherë, pse...

Famullitari Bauer ngriti supet sikur ta dinte vazhdimin e pyetjes së saj.

- Sa herë ia marrim, ai e vjedh përsëri. Me sa duket, e do me patjetër atë që ka bërë yt shoq. Do të bisedoj me të dhe do të përpiqem ta bind që ta kthejë.

- Jo sot, at. Sot Henriku do të këndojë një solo dhe nuk dua që të shpërqendrohet.

Famullitari Bauer pohoi me kokë dhe solli ndër mend çastin kur e kishte parë me lot në sy.

- Mos ke nevojë për ndonjë gjë, zonja Hartman? - e pyeti dhe hapi duart në shenjë bujarie. - Ti ke bërë kaq shumë për mua, për fëmijët! Do ta kisha për nder të të ndihmoja.

Lea bëri të fliste, por e përmbajti veten. Megjithatë, nuk u përmbajt pa thënë diçka.

- Nuk kam marrë letër nga Frederiku që prej... prej shumë kohësh, dhe kam frikë se mos...

Ndërkaq, ra zilja që lajmëronte se ishte ora tre dhe Lea mirëpriti nxënësit që vërshuan në klasë.

Pastroi faqet, drejtoi trupin dhe u mbush me frymë.

Famullitari Bauer e preku lehtë në shpatull. Ajo kishte një dhembje, të cilën ai nuk mund ta shëronte. U kthye dhe u hapi rrugën fëmijëve që nxituan të përqafonin zonjën Hartman. Ishte i bindur se ato përqafime ishin ilaçi më i mirë për shpirtin e saj.

# 33

Hijet u shtrinë pas ndenjëseve të stolave të kishës, ndërsa famullitari Bauer, i zhytur në bisedë me gazetarin amerikan, hodhi sytë nga dera dhe pa kryetarin e komunës dhe Maksimilian Grieserin që po ecnin nëpër udhëzën që të çonte në kishë.

Famullitari nuk priste që kryetari i komunës të shkonte atë ditë. Në fakt, për shkak të dallimeve ideologjike që asnjëri nuk i shkelte, ata të dy flisnin rrallë me njëri-tjetrin.

Kështu, pa kurrfarë dëshire, prifti po i prezantonte personat, duke shpërfillur Grieserin.

- Kryetar Shulc, do të doja t'ju prezantoja me Xhejson Jangun, i cili ka ardhur për të shkruar një artikull në lidhje me përgatitjet tona për sezonin e ardhshëm të "Pasionit të Krishtit". Zoti Jang, zoti Shulc është kryetari i komunës.

- Shpresoj t'ju bëj pak publicitet për këtë ngjarje të madhe, - ndërhyri Jangu.

- Ah, po, shfaqja, - tha kryetari dhe drejtoi trupin, duke u krekosur. - E vlerësoj punën që po bëni, zoti Jang... por tani më falni... Famullitar Bauer, dua të flas pak me ju në lidhje me shfaqjen tonë.

Famullitari nuk donte ta ndërpriste bisedën me vizitorin dhe po ndihej shumë në siklet që kryetari i komunës po tregohej aq i pasjellshëm.

- Kryetar, do t'ju takoj sapo t'i tregoj zotit Jang korin e fëmijëve. Është koha kur zonja Hartman mbaron mësimin, ndaj dua që t'i gjejmë aty nxënësit, - tha ai dhe e tërhoqi mënjanë gazetarin. - Ky është kori i fëmijëve më të vegjël. Zërat e tyre janë të jashtëzakonshëm.

Kryetari e ndërpreu përsëri.

- Ju lutem, famullitar, kam diçka të rëndësishme për t'ju thënë përpara se të vazhdoni me zotin Jang. Nuk do t'ju mbaj gjatë. Mysafirin mund ta shoqërojë edhe Maksimiliani.

Xhejsoni u habit, por u përpoq të mos e jepte veten dhe përshëndeti duke vendosur dy gishta në ballë.

- Nuk ka problem, famullitar. Mund të bisedojmë edhe më vonë bashkë, - i tha dhe i zgjati dorën. - Gëzohem që ju njoha, kryetar! Uroj të takohemi sërish, në një çast më të përshtatshëm.



Xhejsonit nuk i prishte ndonjë punë, mjaftonte që "Hitleri i ri" ta shoqëronte deri te dera e klasës. Mendonte se do të dukej si guhak kur të shihte Lea Hartmanin, binjaken e Rakelës, ndaj do të ishte më mirë që famullitari të mos ishte i pranishëm atë çast.

- Pra, ju patrulloni korridoret e kishës? - e pyeti Xhejsoni, duke menduar se djaloshi e hidhte hapin sikur të ishte pronari i atyre mjediseve.

- Shërbej aty ku kanë nevojë për mua, - ia ktheu Grieseri dhe vazhdonte të ecte sikur ishte në ndonjë paradë. - Duhet ta trajtoni zonjën Hartman me respektin e duhur, zoti Jang.

Xhejsoni nënqeshi me tonin autoritar të djaloshit. Ai kishte respekt për Lea Hartmanin, madje ndihej borxhli ndaj saj.

- Pa dyshim, - pohoi ai me ton të ngjashëm me atë të djaloshit.

Sapo kishin hyrë në shkollë, u dëgjuan tingujt e një pianoje dhe pastaj ca zëra të lartë e të ëmbël. "Famullitari kishte të drejtë. Ata këndojnë si engjëj", - mendoi Xhejsoni.

Megjithëse mezi priste të takonte motrën e Rakelës, të shihte se sa i ngjante asaj, Xhejsoni e ndaloi Greiserin teksa ky po bëhej gati t'i binte derës. E dinte se hyrja e tij do t'i shpërqendronte fëmijët dhe mësuesen.

- Më lini të dëgjoj nja dy minuta!

Greiseri ngrysi vetullat, fryu kraharorin dhe po bëhej gati të kërkonte shpjegim, por Xhejsoni mbylli sytë dhe u mbështet pas murit, pa e vrarë mendjen se djaloshi shfryu i mërzitur. Një minutë iku dhe, paçka se gazetari dëgjonte hapat e rëndë të djaloshit që vërtitej tutje-tëhu, nuk i hapi sytë. Muzika që vinte nga ana tjetër e derës, ishte engjëllore. "A mund të ekzistojë diçka kaq e dëlirë, e ëmbël dhe e vërtetë në Gjermaninë e sotme?" - pyeti veten.

- Muzikë hyjnore, apo jo? - pëshpëriti famullitari pranë veshit të Xhejsonit, sikur t'i kishte lexuar mendjen.

- Famullitar, nuk ju pashë, - u përmend Xhejsoni dhe mendoi se kishte gabuar që nuk e kishte shfrytëzuar mundësinë për ta takuar motrën e Rakelës kur ishte vetëm. Atë çast, kur famullitari e kapi në befasi, u ndje disi në siklet.

- Më është bërë zakon të eci korridoreve pa u ndier, - i tha ai. - Nuk bëj zhurmë, sepse nuk dua të ndërpres muzikën. Kur fëmijët këndojnë, më qetësohet shpirti dhe më duket sikur fluturoj... larg, shumë larg. - Famullitari buzëqeshi trishtueshëm dhe u spraps paksa. - Shkurt, përhumbem i tëri dhe harroj se ku jam.

- Ndjesi të tilla janë të rralla ditët e sotme, apo jo? - tha Xhejsoni me nënkuptim.

- E vërtetë, por ka edhe shumë gjëra të tjera që nuk mund t'i përjetojmë më, - ia ktheu famullitari dhe dukej i shqetësuar, sikur mbante një barrë të rëndë. Me sa dukej, kryetari i komunës kishte pasur ndonjë mision të caktuar. Të kishin probleme me "Pasionin e Krishtit"? Në atë klimë politike që ishte krijuar, Xhejsoni nuk do të befasohej, nëse shfaqja do të shtyhej... apo edhe anulohej.

Befas, muzika ndaloi. Xhejsoni dëgjoi mësuesen që u tha diçka nxënësve, të cilët brohoritën njëzëri, nxituan mes rrëmujës dhe më pas ra qetësia.

- Zoti Jang, duhet të jetë pushimi për të ngrënë strudel ose për të pirë qumësht. Le të hyjmë, - tha famullitari, buzëqeshi lehtë dhe hapi derën.



Lea shijonte çdo çast të punës së saj, që zgjaste një orë e gjysmë. Fëmijët dukeshin si yje, pavarësisht trikove të vjetra dhe gjunjëve të mavijosur. Kur këndonin, zërat e tyre ishin në harmoni si telat e një harpe të harmonizuar. Me të mbaruar kënga, ata turreshin drejt pjatës me ëmbëlsira. Mbështetnin bërrylat e vegjël mbi tavolinë dhe fillonin të hanin e të pinin, ndërkohë, tregonin histori gazmore, sekrete dhe ndonjëherë edhe problemet e ditës. Zërat dhe bisedat e tyre ishin muzika më madhështore për Lean.

Henrik Helpmani sapo kishte filluar të tregonte një histori të frikshme, për bëmat e tij të përgjakshme kundër ushtrisë së minjve në hambarin e xhaxhait të tij, për të cilën Lea uronte të mos ishte e vërtetë. Vajzat klithnin nga frika, ndërsa djemtë i rrihnin shpatullat, duke e përgëzuar si për aftësinë e tij se si e tregonte, ashtu edhe për mizorinë në fushën e betejës.

Lea ktheu kokën, por nuk e dinte se sa kohë kishin qëndruar te pragu i derës famullitari dhe vizitori. Atë çast, argëtimi u ndërpre si me thikë. Krejt instinktivisht, ajo vuri dorën mbi supin e Henrikut, me shpresën se famullitari nuk i kishte dëgjuar përpjekjet e tij për të shpëtuar botën nga parazitët.

- Zonja Hartman, të prezantoj me mysafirin tonë. Zoti Jang ka ardhur për të shkruar një artikull për gazetat amerikane në lidhje me përgatitjet e shfaqjes "Pasioni i Krishtit". Gjithashtu, dëshiron të dijë se si ka ndikuar kjo shfaqje në jetët tona, - tha famullitari Bauer dhe i hapi rrugën gazetarit. - Ai sapo dëgjoi korin e mrekullueshëm dhe frytet e punës sate.

Lea, e turbulluar nga vëmendja dhe ndërhyrja e të sapoardhurve, dhe e trazuar nga emri i dëgjuar i të huajit, u ngrit dhe buzëqeshi lehtë.

- Përshëndetje, zoti Jang.

Xhejsoni u zbeh menjëherë. Filloi të fliste, por po i mbahej goja. Më në fund, arriti të thoshte:

- Më vjen keq... zonja Hartman? - dhe ajo që nxori nga goja, ishte një pyetje.

Lea vuri re se famullitari u habit nga sjellja e çuditshme e gazetarit dhe u skuq. "Ky është ai që solli Amelinë këtu? Ai që ndihmoi Rakelën të na gjente? O Zot, të lutem, mos e lër të bëjë ndonjë gjëmë, se do ta pësojmë të gjithë!"

- Ky është kori i fëmijëve të Oberamergaut, - i tha ajo dhe buzëqeshi vesh më vesh kur pa nxënësit, me shpresën se do të shmangte vëmendjen e gazetarit, por ai nuk po ia hiqte sytë.

Famullitari Bauer hyri mes tyre.

- Zonja Hartman mori përsipër drejtimin e korit pa u menduar dy herë, ndonëse këta fëmijë janë paksa të padisiplinuar. Ne i jemi shumë mirënjohës zonjës Hartman.

Fjalët e famullitarit i dhanë kohë Xhejson Jangut të mblidhte veten.

- Vërtet? - pyeti ai dhe nxori bllokun e shënimeve nga xhepi. - Famullitari thotë se keni bërë një punë të shkëlqyer.

- Nuk e quaj punë. Është kënaqësi të gjendesh mes këtyre fëmijëve zemërbardhë me zëra hyjnorë, - pohoi Lea. - Edhe pse ndonjëherë janë pak trazovaçë, - dhe ngriti vetullat e i hodhi një vështrim Henrikut, fytyra e të cilit ndrinte nga gëzimi.

Si shkoi ora për t'u larguar, fëmijët nuk po i zinte vendi.

- Zoti Jang, nëse jeni i interesuar, mund t'u bëni ndonjë pyetje fëmijëve. Ama nxitoni, sepse nënat e tyre presin që ata të kthehen së shpejti në shtëpi.

- Po, - tha ai, tundi kokën sikur donte të largonte turbullirën dhe, më në fund, u përqendrua te fëmijët. - Po sikur ta fillojmë me ty? - dhe

bëri me gisht nga Henriku. Të tjerët qeshën nën hundë e i ranë me bërryl njëri-tjetrit.

Lea buzëqeshi. Sapo Henriku nisi të fliste, të tjerët mezi prisnin radhën të tregonin versionin e tyre për gjithçka që po thoshte ai.

Teksa Xhejsoni po pyeste djaloshin, famullitari mori mënjanë Lean.

- Zonja Hartman, kisha ndër mend të të kërkoja diçka, por, pas sjelljes së gazetarit, kam frikë ta bëj.

Lea u skuq.

- Pas gjithë atyre që ju kam rrëfyer, - pëshpëriti ajo, - nuk duhet të ngurroni të më kërkoni diçka.

Famullitari ngrysi vetullat.

- Atëherë, nëse të duket e papërshtatshme... shpresoj të ma thuash, - i tha ai dhe i ktheu shpinën gazetarit. Zuri vend në mënyrë që të bllokonte fushëpamjen mes Xhejsonit dhe Leas dhe vazhdoi: - Zoti Jang dëshiron të qëndrojë në Oberamergau sonte dhe, me raste, edhe në të ardhmen, me qëllim që të realizojë disa intervista. Ka planifikuar të vijë herë pas here për të raportuar për ecurinë e punës sonë. Çuditem se si e lejon Gestapoja, por ndoshta nazistët duan të japin një imazh pozitiv për atdheun tonë në këto ditë të vështira, - tha dhe ngriti supet. - Sidoqoftë, nuk di se kujt t'i drejtohem për ta strehuar. Ai nuk do të jetë një qiraxhi i përhershëm dhe do të paguajë vetëm për netët që do të qëndrojë këtu. Thuajse të gjithë kanë marrë qiraxhinj. Këtë vit, kanë ardhur kaq shumë njerëz, duke shtuar këtu gratë dhe fëmijët nga qyteti...

- Dëshironi që të strehohet tek unë?

- Kam dëgjuar se ke ndër mend të lëshosh me qira shtëpinë, meqë po rri te gjyshja, - tha famullitari dhe hodhi sytë vjedhurazi nga Xhejson Jangu. - Por nëse nuk të duket e përshtatshme...

- Jo... jo. Nuk e kam problem. Gjyshja flet anglisht dhe kjo gjë do ta ndihmonte zotin Jang. Pastaj, po ta jap shtëpinë me qira, do të mbledh edhe ndonjë para për vete. Meqë nuk do të kem një qiraxhi të përhershëm, do të mund të kujdesem edhe për shtëpinë. Kur të kthehet Frederiku, do të kthehemi në shtëpinë tonë. Kështu, më mirë një qiraxhi i përkohshëm, sesa t'ia jap shtëpinë ndonjë familjeje që do të qëndrojë gjatë.

Famullitari Bauer buzëqeshi, kapi dorën e Leas dhe e shtrëngoi mes pëllëmbëve të tij.

- Zoti të bekoftë! Jam i sigurt se Frederiku do të kthehet së shpejti,

- tha ai dhe ktheu kokën nga gazetari. - Ai ka një theks që të bën për të qeshur, apo jo?

Ajo vuri buzën në gaz. Nëse ai ishte njeriu që po mendonte, ndoshta kishte planifikuar të largonte Rakelën nga Oberamergau ose nga Gjermania. Përndryshe, pse do të rrezikonte për të shkuar deri aty?

Mbështolli me qese pjatën e boshatisur, pasi fëmijët kishin përlarë gjithçka, dhe e futi në shportë. Atë çast, mendoi se ndoshta Xhejson Jangu do të merrte me vete edhe Amelinë dhe befas, iu tha goja e pastaj edhe fyti. Mezi u gëlltit. “O Zot, më ndihmo!”

# 34

Xhejsoni ecte disi i trazuar nëpër rrugët e fshatit, i shoqëruar nga bukuroshja Lea Hartman.

"Sa i ngjan Rakelës! Por mund të jetë edhe Rakela e maskuar me veshje tradicionale. Ato janë identike. Nuk do t'i dalloja edhe sikur t'i kisha përballë."

Pasi lanë pas kishën dhe po ecnin nëpër fshat, Lea Hartmani ndryshoi. Nuk kishte më atë qëndrimin rrezatues të para disa minutave dhe as energjinë që përçonte në klasë. Gëzimi që i shndrinte në sy vetëm pak çaste më parë, ia la vendin ankthit.

Zakonisht, Xhejsoni nuk kishte atë efekt te femrat; mbi të gjitha, ajo ishte e martuar. Ndoshta ishte e shqetësuar se të shoqit nuk do t'i pëlqente që një i huaj të qëndronte në shtëpinë e tyre, ndërkohë që ai nuk ishte aty. Ndoshta duhej ta kishte refuzuar kërkesën e famullitarit, por kishte aq respekt, sa nuk e kishte bërë dot.

Ndërsa ecnin përpara, herë-herë, ai e shihte me bisht të syrit. "Mos ndoshta ajo e di se kush jam?"

Megjithatë, u përqendrua që t'i hidhte hapat në një ritëm me Lean dhe, herë pas here, e sforconte veten të buzëqeshte e të tregohej miqësor. Sa më shpejt të fitonte besimin e Lea Hartmanit, aq më shpejt do të zbulonte se ku ishin Rakela dhe Amelia. Përveç kësaj, do të mësonte nëse Lea dhe gjyshja e saj ishin të gatshme për ta ndihmuar më tej.



Gjyshja kishte mjelë lopën dhe i kishte hequr ajkën qumështit. Kur doli në kopsht, me një shall të trashë në qafë, në dritën e zbehtë të muzgut, i zuri syri Lean. Nuk dukej dhe aq e habitur kur pa mbesën me një amerikan të pashëm në krah. Me sa dukej, e priste që Xhejson Jangu të vinte në Oberamergau, thjesht nuk dinte se si do të mbërrinte pa ngjallur dyshime. Njohja me famullitarin dhe kërkesa që i kishte bërë për t'i gjetur një vend për të qëndruar, tregonin se ishte mjaft mendjemprehtë.

- Do të rrini se s'bën për kafe dhe darkë. Nuk është se po shtojmë ndonjë gjë të madhe.

Nga ç'i kishte treguar Rakela, ai kishte rrezikuar shumë për të ndihmuar atë dhe Amelinë. Gjyshja nuk e imagjinonte dot se gjithë ajo sakrificë vinte vetëm nga bujaria e madhe e Xhejson Jangut. Cili djalë nuk do ta pëlqente mbesën e saj?! Kush nuk do të ndiente sadopak dhembshuri për Amelinë e vogël?!

- Zoti Jang, sillni brenda ca dru e shkarpa, - i tha ajo dhe bëri me shenjë nga një stivë me dru jashtë derës. - Ndërkohë, po ju përgatis kafen.

- Ju falënderoj për mikpritjen, zonja Breisner!

- Do ta shihni edhe vetë se këto ditë, në Oberamergau, ka shumë lëvizje.

- Për shkak të shfaqjes, besoj.

- Për shkak të shfaqjes dhe të luftës, - ia ktheu gjyshja dhe i hodhi një vështrim nga koka te këmbët. - Këtu ka më shumë njerëz nga sa duhet për t'u marrë me përgatitjet e shfaqjes.

- Gjyshja e ka fjalën për gratë dhe fëmijët që vijnë nga qytetet, - ndërhyri Lea për të sqaruar Xhejsonin. - Në fshat, ka më tepër ushqim. Fshatarët po i strehojnë qiraxhinjtë jo vetëm në shtëpi, por edhe në dyqane dhe hambarë. Jeni i mirëpritur të qëndroni në shtëpinë tonë sa herë që do të vini në Oberamergau për intervistat tuaja.

- Faleminderit shumë! - ia ktheu amerikani, tundi kokën dhe përkuli trupin në shenjë mirënjohjeje.

- Nuk ka përse! - i tha Lea dhe buzëqeshi. - E folkeni shumë mirë gjermanishten.

Xhejsoni qeshi.

- Mirë flas, por theksin e kam për faqe të zezë. Mos ma bëni shumë qejfin.

Gjyshja vuri buzën në gaz. "E si të mos e pëlqesh këtë djalë?!" - mendoi.

- Zoti Jang, na bëhet qejfi që do të rrini këtu për ca kohë. Vetëm mos harroni një gjë! Ne jemi njerëzit e "Pasionit". Ne u ofrojmë mikpritje, strehim dhe mëshirë hyjnore të gjithë njerëzve në nevojë dhe presim të njëjtën gjë në këmbim.

- Njerëzit e "Pasionit"? Hera e parë që e dëgjoj këtë frazë.

- Duke na njohur më mirë, do ta dëgjoni më shpesh. Kjo shfaqje ka disa domethënie për banorët e Oberamergaut. Për disa prej nesh, është jeta

jonë dhe përmbushja e zotimit të të parëve tanë përpara Zotit. Kjo është një mënyrë për të treguar përkushtimin dhe ithtarinë tonë ndaj Tij.

- "Isha i huaj dhe më pritët[35]"? - citoi Xhejsoni, duke anuar kokën.

Gjyshja pohoi dhe qeshi.

- Po. E rëndësishme është që e kuptojmë njëri-tjetrin, - tha ajo dhe bëri me shenjë nga dera. - Hyjmë brenda më mirë. Kemi shumë gjëra për të diskutuar, apo jo?



Kur ata u takuan, Rakela e kishte të vështirë të kuptonte se kush ishte më i lumtur, Amelia apo Xhejsoni. Ai u ul në gjunjë në dysheme dhe Amelia vrapoi e iu hodh në krahë, me sytë që i shkreptinin si qirinjtë e Krishtlindjes. Tingujt që nxori nga gëzimi, i vërshuan aq shpejt, sa edhe gjyshen e mbërtheu një ndjesi ngazëllimi.

- Si është vajza ime e preferuar? - pyeti ai, e ngriti Amelinë lart dhe u rrotullua përqark kuzhinës me të në ajër. - Si po të duket këtu?

Rakela e dinte se Amelia nuk mund të dëgjonte asnjë fjalë, por dukej se atë e kuptonte qartësisht. Të dy shkëmbyen disa shenja të thjeshta, që të tjerëve iu dukën si kode sekrete. Amelia qeshte e mrekulluar, sikur kishte dëgjuar ndonjë anekdotë.

Kur më në fund vogëlushja u rehatua në krahët e Xhejsonit, ai u ul në tavolinën e kuzhinës dhe nisi të tregonte të rejat e fundit.

- Hitleri do të mbajë një fjalim nesër mbrëma në Berlin. Qyteti gëlon nga nazistët. Është vërtet shumë e rrezikshme të arratisemi, por nazistët janë të përqendruar te siguria e liderit të tyre. Nuk do t'u kushtojnë shumë vëmendje grave në moshë të mesme apo fëmijëve që udhëtojnë me tren.

Lea ndërhyri me një ton të prerë.

- Amelia nuk është e padukshme. Paaftësia e saj për të dëgjuar bie menjëherë në sy.

- Ke të drejtë, ato nuk mund të udhëtojnë së bashku.

- Por as juve të mos u shkojë ndër mend të udhëtoni me të. Një amerikan me një fëmijë gjerman do të ngrinte shumë dyshime, - u hodh gjyshja.

- Do të më arrestonin menjëherë, - vazhdoi ai duke vështruar gratë

35 Varg nga Bibla: Mateu 25:35.

dhe përkëdhelur flokët e Amelisë. - Transporti në arkë funksionoi një herë, kështu që mund...

- Jeni në vete? Nuk mund ta fusim përsëri në arkë! - këmbënguli gjyshja. - Ju nuk e dini se ç'i kishte ndodhur. E gjora vajzë, ishte e tmerruar.

Xhejsoni, me Amelinë në prehër, u mbështet pas dhe ngriti njërën dorë si për të thënë se po dorëzohej. Ndërkohë, po priste se ndoshta gratë mund të kishin ndonjë ide më të mirë.

- Por ajo ishte gjallë, gjyshe, - pëshpëriti Lea.

Gjyshja ngriti sytë.

- Kisha menduar se ti nuk do të ishe dakord që të...

Lea mezi u gëlltit dhe sytë i mbetën te vogëlushja.

- Nuk dua që ajo të ikë që këtu, por nuk e dimë edhe për sa kohë mund ta fshehim. Nëse është e vërtetë ajo që po thotë zoti Jang, se Zvicra mund të pushtohet... më mirë të shpëtojë, sesa të rrijë me mua e më pas të rrezikojë. Le të ikë në Zvicër para se nazistët të hyjnë aty!

Xhejsoni hodhi sytë nga Rakela, që rrinte si e ngrirë te pragu i derës së kuzhinës.

- Rakela, ti nuk ke folur fare. Çfarë mendon?

- Gjithçka po ndodh kaq shpejt, - tha ajo dhe gjithfarë ndjenjash e kapluan në çast, por më e forta ishte tërheqja ndaj Xhejsonit, që sa vinte e shtohej. Donte që ato të dilnin nga dhoma e t'i linin vetëm, që të bisedonin kokë më kokë. Ndërkohë, një shtëllungë flokësh i binte herë pas here mbi sy dhe e nervozonte.

- Si thua nëse Amelia udhëton në arkë? Ose, a ka ndonjë mundësi që ta maskojmë e të udhëtoni të dyja në të njëjtin vagon?

- Jo, - ia priti ajo dhe e kuptoi se u nxitua. Nuk duhej të ishte përgjigjur aq shpejt, por nuk donte që Amelia të rrezikonte. - Nuk ma do mendja se ajo do të rrijë urtë me mua. Patjetër që do të bëjë zhurmë. Nuk jam... nuk jam e çlirët me të.

- Jam dakord, - tha Lea. - Në këtë mënyrë rrezikohen të dyja.

- Tretësirë opiumi, - tha gjyshja qetësisht. - Ua jepnim foshnjave në spital gjatë luftës së fundit, me qëllim që t'i vinim në gjumë.

Lea puliti sytë.

- Por...

- Do t'i japim aq sa për të fjetur gjatë gjithë udhëtimit, nuk jemi çmendur. Nuk do t'i japim sasi që mund t'i shkaktojë dëme të përhershme.

Ajo thjesht do t'ia mpijë trurin për disa orë; kështu, nuk do të tmerrohet në arkë.

- Në ç'adresë do ta nisim arkën? - pyeti Lea.

- Do të jetë imja, pjesë e bagazhit tim. Ndoshta një sënduk do të ishte më mirë sesa një arkë, - tha Rakela e gjithçka po i dukej si përgatitja e një pjese teatrale.

Gjyshja nuk ishte dakord.

- Nëse dikush dyshon për dokumentet e tua, do të kontrollojnë bagazhin dhe të dyja do të përfundoni si mos më keq.

- Le ta quajmë një porosi për punën e Frederikut, - u hodh Lea.

- Çfarë do të thuash?

- Kur erdhi arka, mendova se kishin sjellë dru për punën e Frederikut. Madje mendova se ishte një gabim, - tha Lea dhe u përkul përpara. - Rakela mund të udhëtojë me dokumentet që ka, kurse unë do të transportoj kutinë. Do të bëjmë një ndarje të veçantë për Amelinë, ashtu siç e kemi bërë në dollap, dhe në krye, do të vendosim punime në dru. Nëse më pyesin, do të shtirem sikur po udhëtoj për të shitur punimet e gdhendura të tim shoqi, gjoja sikur kam gjetur klientë të rinj. Ndoshta mund të kaloj në Austri, madje edhe në Zvicër, - tha ajo dhe u kthye nga Rakela. - Mund të takohemi atje. Hiqemi sikur do të t'i shes ty punimet në dru, që pastaj ta mbash ti arkën.

Rakela nuk po u besonte veshëve. Lea ishte e gatshme të rrezikonte aq shumë për të dhe për Amelinë!

- Nëse të zbulojnë, ata do të...

- Do ta pësoj po aq keq sa ti ose Amelia. Gjithsesi, gjatë rrugës, mund të kujdesem për të.

Gjyshja po i dëgjonte me vëmendje dhe mezi po mbante lotët.

- Është shumë e rrezikshme për të tria. A nuk mund të vazhdojmë jetën siç kemi bërë deri më tani?

Xhejsoni e zhvendosi Amelinë mbi gjurin tjetër.

- Kam edhe një lajm tjetër nga Berlini, - tha dhe vështroi nga Rakela.

Asaj iu tha goja.

- Babai?

Ai pohoi me kokë dhe u përpoq ta shihte në sy.

- Më trego! - i tha ajo, u ngrit dhe pa iu dridhur qerpiku, vazhdoi: - Më trego gjithçka!

Xhejsoni rrëfeu atë që kishte dëgjuar, se doktor Rudolf Krameri kishte vdekur nga ataku kardiak pas marrjes në pyetje nga autoritetet.

Rakelës ia merrte mendja se ç'tmerr duhej të ishte të të merrte në pyetje Gerhardi dhe larot e tij, por babai i saj nuk mund të tregonte gjëra për të cilat nuk kishte dijeni. Mos vallë ajo e kishte tradhtuar atë, duke e lënë të vuante në duart e Gerhardit? "Si mund të jetoj tani që e tradhtova tim atë? Si mund të jetoj me paaftësinë time për të kuptuar se ai dhe mamaja më përdorën për eksperimente? Si të jetoj tani që e di se ai nuk më ka dashur dhe se për të, nuk kam qenë asgjë më shumë se një kavje?" - pyeti veten.

Ajo u kthye nga ana tjetër, por nuk donte të derdhte asnjë pikë loti për atë njeri, megjithatë e kishte të vështirë ta çlironte veten nga ajo barrë e rëndë: tre muaj më parë, as që mund ta imagjinonte se prindërit e saj birësues e kishin rritur vetëm për ca eksperimente.

E përhumbur në mendime, dëgjoi kërcitjen e një karrigeje dhe këmbët e vockla të Amelisë që u përplasën lehtë mbi dysheme. Xhejsoni iu afrua Rakelës dhe e kapi nga shpatullat. Ajo u kthye dhe iu hodh në krahë. Ndihej e lumtur që ishte në krahët e tij.



Shoferi i Gerhard Shlikut ndaloi përpara barakave të sapolyera në periferi të Oberamergaut vetëm pak pas mesnate. Hapi derën dhe doli nga makina, duke pritur urdhrat e shefit.

Gerhardi pa orën dhe ndezi një cigare. Rrugët e fshatit, të mbuluara nga errësira, dukeshin të përgjumura e të qeta. Ai buzëqeshi dhe doli nga makina.

Shpeshherë, zhytej në të thella dhe besonte se Xhejson Jangu ishte lidhur në njëfarë mënyre me Rakelën dhe familjen e saj në Oberamergau. Vetëm pak kërcënim kishte mjaftuar për të marrë informacionin e dëshiruar nga Eldrixhi. Gerhardi tundi kokën teksa mendonte se sa naivë ishin gazetarët amerikanë. Hitleri duhej t'i mbante ata në Gjermani thjesht për t'u zbavitur, për asgjë tjetër.

Një telefonatë tjetër do t'i ofronte Gerhardit atë që kishte nevojë dhe, nëse Jangu ishte lidhur me Rakelën për t'u arratisur ose kishin një lidhje intime, atëherë ajo telefonatë do t'ua prishte planet.

Mirëpo Jangu fshihej pas një arsyeje të fortë pse kishte shkuar atje. Ai ishte regjistruar në kohë për fjalimin e Fyhrerit për përvjetorin e "Puçit të

Mynihut[36]". Reporterë e gazetarë të çdo gazete do të ishin të pranishëm për të shkruar për përvjetorin e përpjekjes së hershme të Hitlerit për të ngritur popullatën në luftë kundër regjimit dhe për të marrë pushtetin. Vetë Gerhardi kishte marrë urdhra që të drejtonte trupat e sigurisë gjatë fjalimit.

Ai futi revolverin në këllëf dhe ndërsa gjithë Gjermania kishte hedhur sytë nga Mynihu, askush nuk do të dyshonte se në mes të festimeve, Oberamergau do të sulmohej.

Ai kishte dërguar në fshat trupat SS, të shoqëruar me qen, të cilët ishin në gjendje gatishmërie. Në orët e para të mëngjesit, ata do të përshëndetnin banorët e Oberamergaut në një mënyrë që nuk do ta harronin kurrë. Sulmet e mesnatës e shtonin terrorin, por për shkak të errësirës, ndonjë i kërkuar edhe mund të shpëtonte.

Gerhardi lëpiu buzët; mezi priste sulmin e mëngjesit. Sapo të agonte, ai do të urdhëronte që t'u binin sirenave dhe të lëshonin qentë. Do të kërkohej imtësisht në çdo shtëpi, hambar, dyqan, kishë, shkollë, madje çdo centimetër katror i të gjitha kolibeve dhe mullarëve të barit. Nëse Rakela Krameri fshihej në Oberamergau, kësaj radhe, nuk kishte nga të shkonte.

Përpara se të largohej nga Berlini, u kishte bërë një telefonatë të fundit mjekëve në Frankfurt. Mjekët kishin rënë dakord se ishte herët për ta mbyllur çështjen. Binjaket identike nuk ishin të shumta, ndaj ai eksperiment, me një kohëzgjatje të atillë, nuk duhej ndërprerë para kohe, sidomos pasi ata kishin dëgjuar për pistat e reja të hetimit të Gerhardit.

I kishin thënë se nuk i mbetej shumë kohë. Doktor Mengeleja kishte shprehur ide të reja për eksperimentet në trupat e binjakëve, të cilët do t'i merrnin nga kampet e përqendrimit. Mirëpo ato eksperimente nuk do të kishin rezultatet e pritura, pasi kërkoheshin kavje me gjak arian. Prandaj, ishin ende të mendimit se Gerhardi mund t'ia dilte... për aq kohë sa ishte ende i fuqishëm dhe nuk i ishte shuar dëshira për seks. Ndërsa doktor Mengeleja kishte qeshur me shakanë e tij, nga ana tjetër e telefonit, Gerhardi kishte rrudhur buzët.

Nuk kishte ndër mend ta linte Rakela Kramerin t'i ikte përsëri nga

---

36 "Puçi i Mynihut" ishte një përpjekje e dështuar për grusht shteti, që u organizua nga lideri i Partisë Naziste, Adolf Hitleri, për të marrë pushtetin në Mynih, gjatë 8 dhe 9 nëntorit të vitit 1923.

duart. Nuk e vriste mendjen për afatin që i kishin dhënë mjekët për përmbushjen e eksperimentit, edhe pse një gjë e tillë do ta ngrinte në pozitë brenda forcave SS. Nuk shqetësohej as nëse mund të gjente dot një femër tjetër. Vajza të bukura kishte me bollëk dhe ishin të gatshme t'i plotësonin çdolloj teke, por nënshtrimi i Rakela Kramerit i ishte shndërruar në një sfidë që lidhej me krenarinë e tij personale, ishte çështje nderi. Do të kryqëzonte me kënaqësi të gjithë ata që e kishin ndihmuar.

Majori vuri dorezat dhe buzëqeshi. "Ajo që do t'i bëj këtij fshati, do të jetë një skenë e re për 'Pasionin e Krishtit'."

# 35

Edhe pse orari i ndalimqarkullimit kishte kaluar, Xhejsoni ndenji në shtëpinë e gjyshes për të ndihmuar Lean të përgatiste arkën. Ajo tha se hapësira ku do të rrinte Amelia, do të ishte goxha më e vogël sesa në arkën me të cilën erdhi. Lea i vuri ca batanije të buta në anë, madje edhe një kuvertë të thurur me grep, për të cilën ai mendonte se ajo e kishte bërë duke shpresuar për një fëmijë të vetin. Nga dosja e Rakelës, kishte marrë vesh se Lea nuk mund të lindte fëmijë.

Leas i vinte ndoresh të punonte me dru, gjëra që ia kishte mësuar i shoqi, dhe dinte se si të fiksonte kapakun në mënyrë që të mos lëvizte gjatë udhëtimit e më pas të hiqej lehtësisht.

Kur po merreshin me arkën, Xhejsoni u ndje keq, pasi dy vajzat, për të cilat ai linte kokën, njëra e bukur sa mezi mbushej me frymë sa herë e shikonte, e tjetra aq e vogël, sa pafajësia e saj e mrekullonte, do të niseshin në një udhëtim të rrezikshëm.

Për herë të parë ndjeu se po e kuptonte "mëshirën e shtrenjtë", sakrificën për jetën, vetëm lutej që të mos ishte nxituar dhe që Zoti të ishte me to. Përpara se të shkonte në dhomën e tij, në shtëpinë e Hartmanëve, kishte pëshpëritur një lutje për Rakelën. Atë ditë, kishte bërë tri fotografi, në njërën ishte Rakela duke mbajtur Amelinë, në tjetrën të dyja duke buzëqeshur dhe në të tretën Amelia kishte vënë duart në fytyrën e Rakelës teksa kjo e fundit vështronte Xhejsonin. Nëse nuk gabohej, në sytë e Rakelës, ai shihte gjithçka që zemra e tij shpresonte.



Në kohën që motrat u përshëndetën dhe gjyshja e përlotur u lut që ta takonte sërish Rakelën, pasi ajo çmenduri të merrte fund, agimi i hirtë u shfaq në majat e maleve, fillimisht me nuancë të purpurt, pastaj të trëndafiltë e të qelibartë, e më në fund, peizazhi mori ngjyrë pjepri. Nga anë të ndryshme të fshatit, dëgjoheshin pëllitje bagëtish dhe tringëllima kambanash që lajmëronin mjeljen e mëngjesit.

Pasi kaloi përmes fshatit, pastaj teposhtë kodrës dhe drejt stacionit të trenit, e veshur dhe e ngjeshur prej të ftohtit, me kurrizin kërrusur dhe ecjen e çalë, për t'u dukur si një grua në moshë të mesme që vuante nga reumatizmi, Rakela mbylli një hop sytë. Ndihej mirë që po ecte ngadalë. Donte të shijonte çdo tingull, aromë, nuancë të Oberamergaut; atë botë të nënës së vërtetë, gjyshes dhe të motrës së saj.

Dalja nga fshati ishte sfida më e vështirë. Nëse dikush e ndalonte në rrugë, do të ngriheshin dyshime, pasi aty të gjithë e njihnin njëri-tjetrin.

Lea kishte menduar se shumë-shumë, do të haste fshatarët që do të udhëtonin për në Mynih me trenin e mëngjesit. Sapo të arrinin në qytetin e madh, do të ishte e lehtë të mos diktoheshin, pasi do të përziheshin me turmat e njerëzve dhe nuk do të binin në sy. Megjithatë, do të shtireshin sikur nuk njiheshin. Rakela duhej të qëndronte e maskuar dhe të tregohej vigjilente. Sapo të arrinin në kufirin zviceran, do të ndiheshin më të lehtësuara, me shpresën se askush nuk do t'u hapte telashe me dokumentet. Edhe ato nuk duhej të bënin asgjë të nxituar, që mund të alarmonte patrullat naziste.

Lea do të dilte nga shtëpia gjysmë ore pas Rakelës. Do të ishte mirë që fshatarët ta shihnin se po largohej dhe ta merrnin vesh se po shkonte të shiste punimet e të shoqit. Mund të qarkullonin thashetheme dhe të thoshin se burri luftonte në front, kurse ajo po shiste veprat e tij, por në kohë lufte, ç'nuk të dëgjojnë veshët.

Rakelën e shqetësonte shumë kalimi i kufijve. Rojat në pikat kufitare kishin fotografinë e saj dhe pa dyshim që ishin ende në ndjekje të saj, por nëse nazistët do të kishin nuhatur përpjekjet e Rakelës për të mbërritur në Oberamergau, a nuk do t'i ishin vënë pas edhe Leas?

Ashtu kishte menduar edhe Xhejsoni, i cili nuk kishte dashur që Lea të përfshihej, por avantazhi i saj ishte se konsiderohej e pafajshme. Për të, nuk dyshonin, ndaj mund ta linin të udhëtonte me tren, që do të thoshte se mund të shpëtonte Amelinë.

Rakela kishte blerë biletën dhe po bëhej gati të hipte në vagon, kur dëgjoi një zë.

- Zonja Hartman!

Rakela u përpoq të mos shikonte andej nga erdhi zëri, ndërsa një prift faqekuq i zgjati dorën Leas. Rakela zuri vend në vagon dhe hapi pak dritaren. E la hapur aq sa mund të dëgjonte se ç'ndodhte përreth.

- Mirëmëngjesi, famullitari Bauer! - e përshëndeti Lea.

- Paske dalë herët këtë mëngjes! - tha ai dhe bëri me shenjë nga bagazhi. - Je për rrugë të gjatë?

- Po, po. Të shoh se ç'mund të shes nga statujëzat e Frederikut. Ndoshta fitojmë ndonjë kacidhe derisa ai të kthehet nga lufta.

Shqetësim apo mosbesim ishte shkëndija që pa në sytë e famullitarit? Ai e pa Lean sikur të ishte një mjek dhe do të vendoste se ç'diagnozë kishte.

- Mirë të paska shkuar në mendje! - "Mëshirë, ai më shikon me mëshirë!" - mendoi Lea. - Edhe unë po shkoj në Mynih, por vetëm për sot, - ia ktheu ai dhe ngurroi për një çast. - Nuk duhet të shqetësohesh për fëmijët. Nesër do të merrem me provat. Nuk është ndonjë hata e madhe nëse sot nuk bëjnë mësim.

- Po... natyrisht! Faleminderit, famullitar! Në fakt, duhej të kisha folur paraprakisht me ju. Më falni!

- Mos u ndiej në faj. Jam i sigurt që do ta gjejmë një zgjidhje. Do t'i them zonjës Fenstermaher që të na ndihmojë për ditët që mbeten nga java, qoftë edhe për javën tjetër. Nuk do të largohesh për shumë kohë, apo jo?

- Jo, jo, do të kthehem shpejt. Nuk do të jem në Oberamergau vetëm për pak ditë. Sa të shes ç'të mundem për sezonin e Krishtlindjes. Kjo është periudha më e mirë për të shitur gjëra të tilla.

Famullitari e pa drejt e në sy, por nuk foli asnjë fjalë. E dinte se diçka nuk shkonte. Ngriti çantën e Leas dhe të dy u futën në vagon.

Rakela u lehtësua. Vetëm atë çast, e kuptoi se e kishte dëgjuar bisedën duke e mbajtur frymën. Më pas, kaloi te vagoni ngjitur, aty ku u fut Lea. Vuri sëndukun e saj në raftin e sipërm, e pastaj zuri vend në një ndenjëse pranë dritares dhe mbylli sytë, duke bërë gjoja se po flinte, me shpresën se askush nuk do të hapte ndonjë bisedë me të.

Minutat kalonin. Gjatë gjithë kohës, rrinte me veshët përpjetë për të përgjuar çdo fjalë e zhurmë. Minutat kalonin, por, me sa dukej, treni po vonohej për t'u nisur. Edhe pse i kishte sytë mbyllur, ndjeu se vagoni u mbush me njerëz dhe ajri u bë më i rëndë. Me të dëgjuar fërshëllimën e fatorinos dhe thirrjen e tij të fundit për të hipur në tren, ndjeu një çlirim në kraharor. Prapëseprapë, treni nuk lëvizi.

Hapi paksa qepallat dhe hodhi një shikim vjedhurazi. Lea ishte ulur gjashtë apo shtatë radhë më përpara. Nuk mund t'i ngatërronte bishtalecat në ngjyrë mjalti nën kapelën e saj.

Në krye të vagonit, u shfaqën dy oficerë të SS-ve dhe kokat e të gjithëve u ngritën në drejtim të tyre. Instinktivisht, të gjithëve u shkuan duart te portofolat apo xhepat për të nxjerrë letërnjoftimet. Të gjithë duhej të kishin dokumente, t'ua tregonin oficerëve, nëse ata ua kërkonin, si dhe t'i mbanin me vete gjatë gjithë kohës.

Rakela e kuptoi menjëherë se Lea ishte objektivi i tyre. Për shkak të saj, ata po u binin më qafë edhe udhëtarëve të tjerë, duke vonuar nisjen e trenit. Do të sajonin ndonjë trazirë a ndonjë shfaqje tipike, që vetëm ata dinin ta bënin. Çdo çast që kalonte, dukej si pjesë e një skenari, ndërsa ata ecnin përgjatë ndenjëseve, drejt motrës së saj.

Rakela hapi çantën prej lëkure. Teksa po nxirrte dokumentet, famullitari me të cilin Lea kishte biseduar pak më parë, u ngrit e i bllokoi rrugën oficerit të SS-ve. Të gjithë sa nuk shqyen sytë nga guximi i tij.

- Major Vondgaurd, a është normale kjo vonesë? Ti na njeh. E sheh që të gjithë jemi banorë të zonës. Na i keni kontrolluar dokumentet shumë herë.

- Ulu, famullitar! - i tha ai, vuri dorën mbi shpatullën e tij dhe e shtyu në ndenjëse, duke vijuar ngadalë paradën nëpër udhëzën mes ndenjëseve.

Rakelës iu desh të merrte frymë thellë, të hiqej sikur nuk ishte ndër ethe e të mos binte në sy, në një kohë kur zemra mend po i dilte nga vendi.

- Zonja Hartman! - i tha oficeri dhe ndaloi pranë saj. - Nuk të kam parë prej kohësh në tren. A mund të të pyes se ku po shkon në këtë mëngjes të bukur?

Rakela e kuptoi se ai po luante pjesën, por edhe Lea vazhdoi lojën e saj, duke e shfrytëzuar rastin më së miri.

- Më në fund po ndjek këshillën e Fyhrerit tonë. Kam vendosur të vizitoj sa më shumë krahina të atdheut tonë.

- Po udhëton për qejf? E vetme? - Ai nuk u duk i kënaqur nga reagimi i Leas.

Lea hodhi një shikim të habitur nga njëra anë në tjetrën, për të ngjallur reagim te njerëzit përreth. Rakelës iu shpejtuan rrahjet e zemrës teksa po kuptonte se motra e saj ishte një aktore më e talentuar nga sa kishte menduar ajo.

- Major, nëse duhet ta dini patjetër, po shkoj të shes disa prej punimeve me dru që ka gdhendur im shoq, - tha pa iu dridhur qerpiku. - Nuk kam marrë asnjë lajm prej tij, prej disa javësh, kështu, duhet të shes ndonjë gjë, pasi duhet të kujdesem për gjyshen dhe për vete.

- Me sa duket, - shfryu nazisti, duke mos e vrarë shumë mendjen për fjalët e Leas, - drejtuesja jonë e korit të të vegjëlve, një bletë që thotë se është e mbytur në punë, ndaj nuk bashkohet me Partinë Naziste, ka vendosur të bëjë një udhëtim nëpër vendin tonë. Do të udhëtosh në prag të këtij dimri të hidhur? Nuk qenke dhe aq e zënë me punë sa thua, atëherë. Na ke thënë se po merresh me trajnimin e fëmijëve të korit, aktorët e ardhshëm të "Pasionit", ndërkohë që ti po largohesh. Pse pikërisht përpara Krishtlindjes?

Rakelën nuk po e mbante vendi. Më në fund, e kuptoi se ç'kishin shprehur sytë e famullitarit. Lea kishte gabuar. Në atë periudhë të vitit, ajo nuk mund ta linte për asnjë arsye korin e fëmijëve.

E vendosur t'i vinte në ndihmë së motrës, për pak sa nuk u ngrit, por përpara se të ndërhynte, u hodh sërish famullitari.

- I kemi rregulluar të gjitha, major. Përse po merresh me ne? Unë me zonjën Fenstermaher do të drejtojmë provat e fëmijëve derisa të kthehet zonja Hartman, - tha ai dhe u shtir sikur po i sosej durimi, megjithëse roli që po luante, e vinte në rrezik të madh.

- Ulu, famullitar! Të mos e përsëris më! - Kësaj here, ishte urdhër i prerë, pasi toni i zërit të oficerit u ashpërsua. - Zonja Hartman, prania jote në Oberamergau është e domosdoshme. Sigurisht që e kupton se fëmijët nuk mund të lihen pa mësuese në këtë periudhë të vitit, - i tha dhe buzëqeshi, por shikimi i tij i futi të dridhurat Rakelës. - Me sa di unë, fëmijët janë të rëndësishëm për ty, apo jo?

Rakela dëgjoi psherëtimën që i shpëtoi Leas dhe e kuptoi se në ndryshimin e sjelljes së saj, fshihej diçka tjetër.

- Por po largohem vetëm për pak ditë dhe në shkollë kemi rregulluar gjithçka. Fundja, u bë muaj që nuk kam lëvizur nga fshati.

- Që kur ishe në Frankfurt, në mos gaboj, - tha ai dhe anoi kokën. - E sheh? Ne kujdesemi për qytetarët e Rajhut. - Më pas, tundi kokën dhe tha me zë të lartë: - Më vjen keq, por Oberamergau nuk mund të vazhdojë pa zonjën Hartman, as sot e as në të ardhmen e afërt. Besoj se më kupton, apo jo?

- Major, po ju kërkoj që ta rishqyrtoni kërkesën time. Të paktën vetëm këtë herë.

- Preferojmë t'i mbajmë të gjithë ata që na nevojiten në një vend të dukshëm, - ia ktheu dhe mori një qëndrim gatitu. - Zonja Hartman, do të zbresësh nga treni tani apo ke nevojë për ndërhyrjen tonë?

Në heshtje, Rakela lutej që Lea të mos kundërshtonte, ndonëse e dinte se motrës së saj, që dukej shumë e druajtur, i kërcente damari keq, veçanërisht kur bëhej fjalë për sigurinë e Amelisë.

Sakaq, Lea u ngrit të dilte.

- Ashtu të lumtë, zonja Hartman, - i tha oficeri, duke nënqeshur, por ajo nuk ia hodhi sytë. - Kjo është valixhja jote? - e pyeti dhe zgjati dorën të kapte valixhen me rroba sipër kokës së saj dhe ia vuri te këmbët. Kur ajo u bë gati ta merrte, ai i hoqi kapelën dhe i përkëdheli flokët. - Vetëm bavarezet kanë gërsheta kaq të bukur!

Rakelën e kaploi tërbimi dhe frika, por famullitari ndërhyri edhe një herë.

- Atëherë, edhe unë po i lë për një ditë tjetër punët e mia në Mynih e po ndihmoj zonjën Hartman.

Ndërsa Lea bëri përpara, majori vuri shkopin në pozicion horizontal, përballë saj, duke i bllokuar rrugën.

- Mos u përpiq të largohesh më nga fshati!

Ajo nuk foli.

Rakela kapi shikimin e frikësuar e të dhimbsur të famullitarit dhe e kuptoi se ai dinte diçka.

Lea dhe famullitari, i cili po mbante valixhen, zbritën nga treni, ndërkohë që major Vondgaurdi ecte pas tyre. Sapo ajo zbriti në platformë, u dëgjua sërish bilbili.

Me bisht të syrit, Rakela pa shefin e stacionit që po hidhte çantën e fundit në vagonin e mallrave. Dy hamej filluan të ngrinin arkat dhe sëndukët më të mëdhenj e t'i fusnin në atë vagon. Sapo njëri prej tyre kapi arkën ku gjendej Amelia, një grup ushtarësh e urdhëruan të ndalonte, pasi donin të kontrollonin bagazhet.

- Po orari i nisjes së trenit? - bërtiti shefi i stacionit.

Një oficer nxori pistoletën. Shefi i stacionit ngriti duart përpjetë dhe u spraps pa thënë asnjë fjalë tjetër. Majori shkoi andej nga u dëgjuan të bërtiturat.

Ata hapën arkën ngjitur me atë të Amelisë dhe hodhën mbi platformë lloj-lloj xhinglash. Matanë rrugës, pasagjerët panë që nga kamionët e parkuar aty, dolën një lumë ushtarësh. Përveç fishkëllimës së trenit, Rakela dëgjoi thyerje xhamash dhe goditje dyersh me qytat e pushkëve.

"Sulm i papritur! Bastisje në të gjithë fshatin!" Rakela dhe çdokush tjetër në tren u afruan për të parë nga dritaret.

Fatorinoja, duke mos pritur që të hipnin në tren të gjitha bagazhet, i ra bilbilit edhe një herë dhe bëri me shenjë që treni të nisej. Rakela ndeshi sytë e alarmuar të Leas dhe atë çast, famullitari pa Rakelën, picërroi sytë, por u mundua të mos e jepte veten.

"Ai me siguri di diçka!"

Në fund të platformës, një ushtar me uniformë të zezë ngriti qytën e pushkës për të thyer kutinë ku ishte Amelia. Me një goditje të vetme, kapaku u thye në mes. Lea ulëriti.

Rakela nxori dokumentet nga portofoli dhe e futi nën ndenjëse, pastaj ia dha një të bërtiture me sa fuqi kishte, sa i çoroditi të gjithë njerëzit rreth e qark. Sakaq, u hodh drejt e mbi ushtarin që po bëhej gati të godiste për herë të dytë arkën me qytën e pushkës.

- Ndihmë! Ndihmë! Ai më vodhi portofolin! Një hajdut në tren! Ndalojeni! Ndalojeni! Ju lutem, ndalojeni!

Ushtari e shtyu mënjanë dhe me tre hapa të mëdhenj, u hodh në trenin që po lëvizte. Burra e gra zbritën në platformë duke ulëritur e duke u penguar me njëri-tjetrin. U bë një rrëmujë e madhe dhe njerëzit po vraponin nga të gjitha anët.

Rakela vazhdonte të ulërinte dhe bënte si e çmendur, ndërsa dy ushtarë të tjerë u ngjitën me shpejtësi në trenin që sapo ishte nisur. Ushtarët e tjerë u shpërndanë nëpër rrugë, duke marrë për nga fshati, ndërsa famullitari tërhiqte qetë-qetë arkën e thyer nëpër platformë.

# 36

Në orën shtatë, nga një distancë relativisht e largët, Xhejsoni dëgjoi fërshëllimën e trenit. I lehtësuar, u kthye nga ana tjetër, duke besuar se Rakela, Lea dhe Amelia po udhëtonin në drejtim të perëndimit. Pas një ore, do të dilte nga shtëpia e Hartmanëve, do të intervistonte disa banorë të zonës dhe më vonë do të merrte trenin. Ky ishte plani i ditës, por në orën shtatë e tetë minuta, dëgjoi gjëmimin e një kamioni nëpër rrugët e kalldrëmta, i cili ndaloi pikërisht jashtë dritares së tij.

Dyert e kamionit u përplasën. U dëgjuan të lehurat e një pastori gjerman, i cili, me sa dukej, ndërseu një tjetër. Paniku e solli në vete Xhejsonin që ishte disi i çoroditur. Veshi shpejt e shpejt pantallonat dhe këpucët. Ishte te shkallët kur u kujtua për filmin me fotografi të Rakelës dhe Amelisë. E nxori nga aparati dhe e futi në xhepin e një xhakete që ishte varur në korridor. Ndërkohë, shpresonte që Hartmanët të kishin aparat fotografik dhe xhaketa t'i përkiste të zotit të shtëpisë.

Dëgjoi trokitje të forta në dyert e katit të parë, në derën e parme dhe atë të pasme. Xhejsoni nxitoi teposhtë shkallëve, duke mbërthyer me zor kopsat e pantallonave.

Kishte arritur në korridorin e poshtëm dhe sa do të tërhiqte shulin, kur derën e shkallmuan dhe atë e përplasën pas murit, duke i vënë një qytë pushke nën nofull.

Brenda vërshuan ushtarë të armatosur dhe qen të egërsuar që, me sa dukej, kishin marrë urdhra të prerë. Ushtarët kontrolluan shtëpinë, duke shkatërruar gjithçka: copëtuan mobilie, thyen pjata dhe hodhën përtokë libra pa fund. Njëri prej tyre e mbërtheu Xhejsonin, e shtyu drejt dhomës së ndenjjes dhe i drejtoi armën. E detyroi që të ulej në gjunjë e t'i mbante duart lidhur pas kokës.

Xhejsoni u drodh ndërsa krevate e dollapë përmbyseshin në dhomat e katit të sipërm, ndërsa kambale të rënda godisnin dërrasat e dyshemesë në kërkim të ndonjë vendi të fshehtë. Nga jashtë, dëgjoheshin thyerje xhamash, një turrë me dru që u shemb dhe ca lehje qensh të tërbuar.

Në mes të atij kaosi, u shfaq majori Gerhard Shlik, i zymtë dhe i krekosur, për të treguar se aty komandonte ai. Nga mënyra se si e mbante ngritur buzën e sipërme, donte të shprehte një ndjesi triumfi.

Xhejsoni ndjeu një lëmsh që iu mblodh në grykë, dhe një furi zemërimi e frike i dogji kraharorin. "A ia ka dalë Rakela të largohet? Po Amelia dhe Lea?"

- Zoti Jang, besoj, - shfryu Shliku. Në sytë e atij burri, Xhejsoni mund të vërente edhe pasiguri, edhe triumf. - Ndryshim i madh që kur të kam parë për herë të fundit... që nga balloja e Berlinit.

- Të njëjtën gjë mund të them edhe unë për ty.

Buzëqeshja tallëse e Gerhardit u tret kur vështroi Xhejsonin.

- E ke kaluar cakun. Një sjellje e padenjë për një mysafir të Rajhut.

- Me sa duket, kalimi i caqeve këtu është në rend të ditës.

- Ah, me sa shoh, nuk po kupton diçka shumë të thjeshtë! Unë kam pistoletë në dorë, - i tha Shliku dhe i ra dhomës kryq e tërthor. - Interesante! Shtëpia e vetme në Oberamergau që ka nderin të mirëpresë një korrespondent të huaj. Përse zonja Hartman ka ftuar një mysafir të këtij niveli?

- Nuk më ka ftuar. Famullitari i fshatit i kërkoi që të më jepte një dhomë me qira. Ndoshta ka menduar se mund të fitonte para ndërkohë që burri i saj është në luftë. Dyshoj që pronarët e kësaj shtëpie do të ndihen të nderuar prej secilit prej nesh.

- Me sa shoh, ditke shumë gjëra rreth kësaj familjeje, zoti Jang.

- Këtë zanat kam, të bëj pyetje. Për këtë paguhem. Po ti çfarë kërkon këtu? - Gerhardi shtrëngoi nofullat dhe iu avit edhe më pranë. - Të bësh pyetje, është zakonisht rruga më e thjeshtë për të marrë përgjigje, - tha Xhejsoni pa iu dridhur qerpiku dhe vazhdonte ta shihte në dritë të syrit.

Për një çast, u duk sikur Shliku po mendohej të përgjigjej. Pastaj kapsalliti sytë, mori pamjen e krekosur të komandantit dhe u spraps. Disa ushtarë i dolën përpara, morën qëndrim gatitu dhe tundën kokat në shenjë mohimi. Shliku bëri me shenjë nga dera dhe ushtarët që i raportuan, u zhdukën nga sytë këmbët. Pa e kthyer shikimin nga Xhejsoni, ai murmuriti:

- Do të ndjek këshillën tënde, zoti Jang, dhe do të të bëj ca pyetje. Të arrestohet! - i tha rojës që i rrinte Xhejsonit te koka.

Ushtari e mbërtheu, e ngriti në këmbë dhe ia përdrodhi krahun pas shpine. Pastaj, nën kërcënimin e armës, e shtyu përpara dhe nën dritën e mëngjesit, dolën jashtë.



Sapo kishte dëgjuar britmat e para që vinin nga çdo cep i fshatit, gjyshja kishte dalë vrik në rrugë. Kishte vënë dorën në zemër dhe me sytë nga qielli, kishte nisur të lutej.

Kishte pritur në kopsht, duke kërcëlluar dhëmbët që të përmbahej nga të dridhurat, ndërsa ushtarët e forcave SS kërkonin ngado, duke përmbysur gjithçka, përsëri. Për fat të mirë, sapo mbesat dhe Amelia kishin dalë, ajo kishte larë enët dhe i kishte vënë në vend, kishte rregulluar krevatet dhe kishte futur peshqirët në kazanë. Shkurt, kishte zhdukur çdo gjurmë. I kishte rënë në vesh se numri i madh i enëve të palara, krevatet e parregulluara apo sasia e rrobave të pista ishin fakte që mund të përdoreshin nga hetuesit, të cilët llogarisnin njerëzit që banonin në një shtëpi. Në atë rast, ata nuk do të kishin asnjë provë.

Majori Shlik kaloi aty pranë dhe në çdo hap që hidhte, reflektonte frustrim.

Ajo i mbante sytë përdhe. "Përderisa po kërkojnë ende, nuk i kanë gjetur", - mendoi.

Atë çast, u dëgjua kumbimi i sahatit të fshatit që lajmëronte se ora ishte nëntë. Në atë kohë, ushtarët hipën në kamionin që ishte parkuar buzë trotuarit dhe në karrocerinë e tij, gjyshja e vajzave, vuri re profilin e zbehtë të Xhejson Jangut, me krahët e përdredhur pas trupit. Nuk mund ta ndihmonte e as nuk guxonte t'i fliste. U lut për të, për mbesat dhe për Amelinë; ishin lutje që buronin nga thellësia e shpirtit.



Koha mezi kalonte. Gjyshja nuk kishte as fuqi e as dëshirë për ta rregulluar shtëpinë.

E para u kthye Lea, së bashku me arkën me kapak të thyer, e shoqëruar nga famullitari Bauer, i cili e ndihmoi ta vinte arkën në kuzhinën e gjyshes.

Me të parë Lean, që me sa dukej nuk i kishin bërë asgjë të keqe, gjyshja filloi të qante nga gëzimi, por u trondit kur pa kapakun e thyer të arkës.

- Zonja Hartman më siguroi se punimet e gdhendura janë mbështjellë mirë dhe se nuk janë thyer, - i dha zemër famullitari. - Mund t'i shpaketojmë, që të shohim nëse mund të riparojmë ndonjë dëm...

- Jo, famullitar! Nuk është e nevojshme. Do të merrem vetë me këtë

punë, - i tha Lea. - Të dy e dimë se nuk do t'i shes, pasi për ca kohë do ta kem të pamundur të dal nga fshati, - vazhdoi ajo dhe u kthye nga gjyshja. - Ma kanë ndaluar të largohem nga fshati.

- Çfarë? Pse?

Lea tundi kokën në heshtje dhe gjyshja vuri re se mbesës po i dridheshin duart.

Famullitari drejtoi trupin.

- Në stacion u bë rrëmujë e madhe. Po ashtu edhe në fshat. Trupat e SS-ve bastisën shtëpi e dyqane, bënë copash gjithçka, madje edhe bagazhet... - tha dhe i hodhi një vështrim dhomës ku gjithçka ishte kthyer përmbys. - Edhe këtu paskan bërë kërdinë. Më vjen keq, zonja Breisner! Duhet të ketë qenë e tmerrshme. Mos të kanë lënduar gjë?

- Jo, famullitar, por jam e lumtur që shoh se Lea ime është mirë.

Famullitari Bauer tundi kokën i çoroditur.

- Nuk e kuptoj se ç'po kërkojnë. Pse vazhdojnë t'ju torturojnë? - pyeti dhe kur kuptoi se ato nuk do t'i jepnin asnjë shpjegim, u kthye nga Lea. - E di që po përpiqeshe të fitoje diçka nga shitja e statujëzave të zotit Hartman, ndaj, nëse të nevojitet ndonjë gjë... ndoshta mund t'u kërkojmë prindërve të fëmijëve të korit që të ofrojnë diçka në këmbim të mësimeve.

- Absolutisht jo, - u hodh Lea nxitimthi. - Nuk është nevoja. Pastaj, ata nuk kanë më asgjë për të dhënë.

Famullitari pohoi me kokë.

- Këto janë kohë të vështira për të gjithë. Faleminderit, zonja Hartman, që e ke kuptuar këtë. Po ndryshove mendje...

- Ndoshta edhe mund të na ndihmoni, famullitar, - ndërhyri gjyshja.

- Më thuaj, zonja Breisner. Do të bëj ç'të kem në dorë.

Gjyshja lëpiu lehtë buzët. Në kohë të atilla, ishte me rrezik të kërkoje diçka.

- Po ja, kemi nevojë për ca mish... dhe perime. Ndoshta edhe pak bukë... racionet nuk po na dalin.

Famullitari ngriti vetullat.

- Gjyshe, do t'ia dalim, ashtu siç bëjnë edhe të tjerët!

Famullitari këqyri shtëpinë, pastaj gratë, sikur t'i shihte nga një këndvështrim tjetër.

Gjyshja dukej e vendosur dhe nuk ia hiqte shikimin famullitarit. Shpresonte se nuk po bënte ndonjë gabim.

Befas, nga arka u dëgjua një rënkim.

Famullitari Bauer u shastis. Asnjëra prej grave nuk mori mundimin të shihte se ç'kishte brenda. Ndërkohë, Lea hyri ndërmjet famullitarit dhe arkës. Për një çast, askush nuk foli.

- Po, - tha famullitari. - Po. Me sa kuptoj, keni nevojë për më shumë ushqime.

- Do të përpiqemi të shesim edhe qumësht për aq kohë sa kemi lopën, - tha gjyshja. - Ndoshta kisha mund të marrë ca nga qumështi ynë.

- Por nuk mund të marrim shumë, - ia ktheu ai.

- Sigurisht, - shtoi gjyshja.

- E kuptoj, - vazhdoi ai me buzën në gaz. Ishte një buzëqeshje e topitur, por shpresëdhënëse. - Të shoh se ç'mund të bëj, - shtoi, mori kapelën dhe u drejtua për nga dera. - Duhet të tregoheni të kujdesshme. Shumë të kujdesshme. - Kur shkoi te dera, u kthye dhe i shtrëngoi dorën zonjës Breisner. - Zoti ju bekoftë! Zoti ju bekoftë të dyjave!

Lea i hapi derën e kuzhinës në shenjë respekti.

- Do të shihemi si zakonisht në shkollë, te klasa e koristëve të rinj.

- Si zakonisht! - ia ktheu famullitari dhe buzëqeshi paksa më i shtendosur dhe tërhoqi derën pas vetes. - Falë Zotit, nuk do t'i lutem zonjës Fenstermaher dhe nuk do të merrem me të, - tha teksa doli jashtë.



Pjesën tjetër të ditës, gjyshja dhe Lea e kaluan duke u kujdesur për Amelinë ende të përgjumur dhe duke diskutuar të shqetësuara për Rakelën dhe Xhejsonin. Vajzës së vogël i pëlqente të ishte në qendër të vëmendjes dhe nuk dukej e trembur; madje, falë tretësirës së opiumit që i kishte dhënë gjyshja, nuk e kishte kuptuar rrezikun që i ishte kanosur. Të paktën gratë ishin të qeta për Amelinë.

Ra nata dhe, më në fund, edhe Rakela u kthye. E kishte kaluar ditën e fshehur në kthinën e një kishe luteriane, duke ngrirë së ftohti.

Gjyshja nuk mund ta fshihte gëzimin kur mendonte se Rakela dhe Amelia do të ishin sërish në shtëpinë e saj dhe ajo do të kujdesej vetë për to.

- Faleminderit, Zot! - tha dhe tek shtrëngonte Rakelën, ca lot gëzimi i rrodhën faqeve të rrudhura dhe një ndjesi lumturie e pushtoi të tërën. E kapi për dore dhe nisi të vinte vërdallë nëpër dhomë si të ishte fëmijë. Nga ana tjetër, Rakela ndiente një kënaqësi të pamasë sa herë që gjyshja e përqafonte.

Në çast, gjyshja ndeshi sytë e Leas që dukeshin disi të turbullt dhe përçonin mesazhe të paqarta. Gjyshja e dinte se Lea nuk ndihej mirë për kthimin e së motrës, por mënyra se si kishte manovruar Rakela për të shpëtuar Amelinë nga nazisti që po godiste arkën, kishte bërë që ta shihte me sy tjetër të motrën. "Është vërtet fillimi, por një fillim i mbarë për të gjitha ne."

Edhe pse u qetësuan disi, ende nuk dinin se ç'i kishte ndodhur Xhejson Jangut dhe, me sa dukej, ishte e pamundur të merrnin ndonjë lajm. Edhe pse gjyshja u përpoq ta qetësonte Rakelën, ajo vazhdonte të ishte në ankth. Ndihej tmerrësisht keq, ngaqë nuk dinte asgjë për fatin e tij. Ishte e bindur se ai nuk do t'i tradhtonte, por atë besnikëri do ta paguante shtrenjtë.

Gjatë mbrëmjes, Rakela dhe Amelia ndjenjën pranë e pranë në hapësirën e sajuar në dollap. Lea dhe gjyshja përgjonin me radhë përmes perdes së errët, se mos ktheheshin persekutuesit e tyre, por askush nuk u duk.

Kur u bindën se asgjë nuk pipëtinte, Lea doli të kontrollonte shtëpinë e saj. Pas një ore, u kthye e brengosur për atë që i kishin parë sytë. Gjyshja e përqafoi fort, ashtu siç kishte bërë me Rakelën, dhe e la të qante e të shfryhej në supin e saj.

Nga ora nëntë, të katra ndiheshin të sfilitura nga ajo ditë e tmerrshme. Rakela dhe Amelia do të flinin në dollap, pasi nuk guxonin të ngjiteshin në papafingo. U munduan të rehatoheshin aty, ndonëse asnjëra prej tyre nuk mund të shtrihej dot në atë hapësirë.

Lea u fut në shtratin e vet dhe gjyshja në të sajin, por pas një ore që në shtëpi ra qetësia, gjyshja u ngrit dhe shkoi në dhomën e Leas. Nuk po e mbante vendi. U ul në karrigen pranë shtratit të mbesës dhe e pyeti:

- Zgjuar je?

Lea u kthye nga gjyshja.

- E si mund të fle? Më duket sikur, nga çasti në çast, dikush do të na shkallmojë derën. Ajo na ka futur në telashe të mëdha!

- Dhe ne do t'i përballojmë, - ia ktheu gjyshja butësisht. - E kur nuk kemi qenë në mëshirën e këtyre nazistëve? - tha ajo e trishtuar. - Falë Zotit që nuk ishit këtu kur ata qentë mësynë shtëpinë! E të mendosh se kjo ishte tentativa jonë e parë për t'i larguar vajzat.

Lea hapi gojën të thoshte diçka, por gjyshja e ledhatoi plot dhembshuri në krah, si për ta qetësuar.

- Rakela dhe Amelia tani po flenë në dollap, por kushedi ku mund të ishin, po t'i kishin kapur. A nuk është një mrekulli?

Lea psherëtiu.

- Atje do të jenë më të sigurta. Trupat e SS-ve mund të kthehen në çdo kohë. Mund të bëjnë një kontroll të dytë sapo të kenë mbaruar të parin, sepse kështu njerëzit nuk do të tregohen vigjilentë e mund të bien në grackën e tyre.

- Po, ashtu është, por ti më the se kishe dëgjuar se trupat do të shkonin në Mynih dhe se kishin detyra të tjera. Sikur do të ofronin siguri gjatë fjalimit të Hitlerit. Ata nuk do të kthehen derisa atje të kenë mbaruar festimet. Mendoj se mund t'u themi të flenë ndonjë natë në krevat.

- Ti nuk ishe te stacioni i trenit dhe nuk i pe se si i godisnin arkat e i bënin copash. Amelinë mund edhe ta kishin vrarë. Ka shpëtuar për një qime, - mezi tha Lea dhe mbuloi fytyrën në errësirë.

- Por ja që shpëtoi, - tha gjyshja. - Tani duhet të bëhemi të forta.

Lea tundi kokën sikur donte të thoshte se nuk mjaftonte të tregoheshe e fortë.

- Është vetëm çështje kohe derisa ta zbulojnë se ku fshihet Rakela; ku fshihen të dyja. E imagjinon dot se ç'do të ndodhë me ne pastaj?

# 37

Xhejsoni kaloi gjuhën nëpër dhëmbë dhe e ndaloi pikërisht te dhëmbi i thyer, në nofullën e djathtë. E kishte të pamundur të ndiente gjithçka me atë copë mishtake të mpirë, ndërsa fyti i përcëllonte. Grykën e kishte të thatë eshkë dhe vende-vende në gojë, mishi i ishte çarë.

Shtrirë mbi dyshemenë e lagësht të qelisë së tij, u orvat të ndryshonte pozicion, por dhimbja që i kishte zaptuar kraharorin, mend e la pa frymë. Shtrembëroi instinktivisht fytyrën, por edhe ajo i theri, sidomos në pjesën e syrit që i ishte ënjtur aq shumë, sa thuajse nuk e hapte fare. Xhejsoni e përfytyronte shumë mirë veten ato çaste dhe mendonte nëse i kishte mbetur ndonjë pjesë e fytyrës pa u mavijosur. E kishte kuptuar se kishte disa brinjë të thyera, por shpresonte që të paktën mushkëritë të mos kishin pësuar ndonjë dëmtim të rëndë; nuk merrte më frymë rregullisht dhe vetëm dihaste. Nëse një ditë do të dilte nga ajo vrimë, do t'i ishte mirënjohës përjetë mjekut që do t'i qepte dhe fashonte plagët.

Mendonte se pa ushqim edhe mund t'ia dilte, e kishte përjetuar urinë edhe më parë, kur nuk i dilnin paratë, por pa ujë për tri ditë, me ato drita të forta në qeli dhe një zhurmë shurdhuese nëpër korridore, që të burgosurit të mos flinin dot... vështirë se mund t'ia hidhte. Më shumë se aq, nuk kishte vuajtur ndonjëherë në jetë.

Mbi të gjitha, ishte e tmerrshme pritja se, nga çasti në çast, do të vinte ndonjë gardian apo edhe Gerhard Shliku, me lavdinë dhe arrogancën që karakterizonte oficerët e SS-ve, e do të vërtitej përqark karriges së tij, do ta merrte përsëri në pyetje, do të urdhëronte vartësit që ta godisnin në fytyrë dhe në trup me doreza hekuri. Çdo grusht, Xhejsonit i dukej si një pikëpyetje për pyetjen së cilës refuzonte t'i përgjigjej. Pas kësaj, ata do ta plasnin prapë në dysheme dhe do të fillonin nga e para.

Sapo të dilte prej aty, do t'i tregonte botës se si i trajtonin nazistët gazetarët e huaj gjatë marrjes në pyetje. Në fakt, ajo gjë e shqetësonte. Ata e dinin se ai do të raportonte gjithçka që i kishte ndodhur. Atëherë, pse rrezikonin?

Pse e njollosnin reputacionin e tyre? Apo kishin ndër mend ta degdisnin në Dahau[37] ose t'ia hidhnin trupin në lumin Isar?

Sa e thjeshtë do të ishte sikur të shuante çdo shpresë, të pranonte disfatën e të rrëfente gjithçka, por ajo nuk do të ndodhte. Nuk mund t'ia lejonte vetes. Nuk do t'ua tregonte kurrë atë që donin. Druhej vetëm se mos për shkak të torturave dhe rraskapitjes, do t'i shpëtonte ndonjë fjalë, diçka që mund të lëndonte apo inkriminonte Rakelën dhe Amelinë. Më mirë ta kyçte fare gojën, sesa të rrezikonte t'i shpëtonte ndonjë gjë që mund t'i shpinte ata maskarenj te Rakela dhe Amelia.

"Zoti i madh e i plotfuqishëm! - lutej ai. - Mos lejo që të ndodhë një gjë e tillë! Më shpëto nga vetja! Shpëto ato! Ndihmoje Rakelën të gjejë një mënyrë për të..."

Sapo koka i ra mbi kraharor, një gardian hapi derën e qelisë, duke e përplasur fort, dhe e ngriti forcërisht në këmbë. Xhejsoni lëvizi nofullën e ënjtur, që t'i shkonte në vend. Për Gerhard Shlikun ishte një ditë e re.



Në fillim të javës tjetër, famullitari Bauer u kthye nga Mynihu me trenin e mbrëmjes dhe nxitoi përpjetë kodrës, drejt shtëpisë së zonjës Breisner. Donte ta takonte Lean pasi të mbaronte punën me nxënësit, sepse do t'i jepte një lajm që nuk mund t'ia thoshte në sy të fëmijëve. Në fakt, me zemër, nuk donte t'ia jepte fare atë lajm.

Kur Lea hyri në kuzhinën e gjyshes, grilat ishin mbyllur dhe mbi tavolinë qëndronte e ndezur llamba e vajgurit. Famullitari mbajti frymën, pa e ditur se cilin lajm të thoshte të parin.

- Këtu qenkeni, famullitar? Mendova se kishit shkuar në Mynih.

As ai e as gjyshja nuk folën.

Ajo vari pallton dhe shallin pas derës.

Famullitari u ngrit dhe i ofroi Leas karrigen e tij.

- Ulu, zonja Hartman, - i tha ai butësisht. - Kam sjellë lajme nga Mynihu.

Gjyshja u mbushi nga një filxhan me çaj dhe ua vuri mbi tavolinë.

- Hë pra, ç'keni për të më thënë?

---

37 Dahau (në gjermanisht: Dachau) ishte një kamp përqendrimi për të burgosurit politikë, në afërsi të Mynihut.

- Sot mora vesh se zotin Jang e nxorën nga burgu. Metodat e major Shlikut gjatë marrjes në pyetje kishin qenë... aq brutale... sa mikut tonë do t'i duhen ca kohë sa të marrë veten. - Ai donte t'i paralajmëronte, t'u thoshte që të kishin kujdes, por nuk donte as t'i trembte, në të kundërt, ato mund ta linin përgjysmë punën që kishin nisur.

Gratë e panë me sy të zgurdulluar.

- E takova zotin Jang në stacion, po merrte trenin për në Berlin. Mos u shqetëso! Do të shërohet, - tha famullitari dhe mezi u gëlltit. - Kështu edhe folëm pak. Është djalë i mirë dhe shpreson të ndihmojë më shumë njerëz nga sa ka ndihmuar deri më tani.

- Shyqyr që ia hodhi me kaq! - tha gjyshja. - Është e tmerrshme që i trajtojnë kështu mysafirët...

Papritmas, Lea e ndërpreu.

- E liruan pas ndërhyrjes suaj?

- Thjesht mora përsipër që ta dërgoja në shtëpinë tënde: një shtëpi e respektuar dhe e gatshme për turistët, sidomos për shtypin e huaj, - tha famullitari dhe heshti një hop. - Një shtëpi që shpresoj se do t'i ketë dyert e hapura për zotin Jang edhe në të ardhmen, e ndoshta edhe për mysafirë të tjerë herë pas here.

Lea nuk reagoi.

- Zoti Jang mendon se do të kthehet së shpejti për të vijuar me intervistat. Më tha se, herë pas here, do të marrë me vete ndonjë që ka nevojë për ndihmë, për t'u fshehur.

Gjyshja preku lehtë krahun e Leas. Nuk donte që mbesa të thoshte ndonjë gjë, pa u menduar më parë. Edhe Lea vuri dorën mbi atë të gjyshes.

- Çfarë po thoni, famullitar? - e pyeti ajo dhe i hodhi një shikim, si për t'i thënë se nuk e kuptonte ku e kishte fjalën.

- Po ju pyes nëse do të mbani të arratisur. Refugjatë hebrenj të përndjekur nga Rajhu, - tha troç ai dhe këqyri fytyrat e grave. - Ndoshta fëmijë e të rinj, prindërit e të cilëve i kanë... internuar.

- Por ne nuk kemi ushqim për këta njerëz, - tha gjyshja me zë të mekur.

- Një nga dyqanxhinjtë e fshatit do t'ju furnizojë me ushqime. Dy fermerë nga një fshat këtu pranë kanë premtuar se do të sjellin mish... jo kushedi se sa. Zoti Jang njeh dikë që mund të na dërgojë tallona shtesë... - shtoi me një frymë dhe pastaj ngurroi. - Edhe letërnjoftime, nëse do të jetë e nevojshme.

- Dokumente të falsifikuara? - pyeti gjyshja dhe shqeu sytë.

Ai pohoi me kokë.

- Oh, famullitar, nuk mendoj se ne mund të...

- Po, - tha Lea me gjakftohtësi.

- Lea! - iu drejtua gjyshja me ton paralajmërues.

- Si mund t'i lëmë në mes të katër rrugëve ata fëmijë? - e pyeti ajo duke u kthyer nga gjyshja. - Ke dëgjuar se ç'po u bëjnë hebrenjve?

- Po i shpërngulin, ja këtë kam dëgjuar. Disa i kanë çuar në Poloni. Kaq di unë, - tha gjyshja, por zëri i saj nuk ishte i prerë, ndaj Lea nuk tentoi t'i kundërvihej. Famullitari hodhi sytë gjetkë për të mos e vënë në pozitë. - Ku po i çojnë, atëherë?

Famullitari po bluante me vete nëse Hilda Breisneri do ta kuptonte dot të vërtetën e tmerrshme.

- Flitet se i çojnë nëpër kampe. Nuk janë vende pritjeje për transport apo shpërngulje. Janë kampe përqendrimi, kampe të punës së detyrueshme, ku jeta e të burgosurve nuk ka pikë vlere. Atje nuk u japin ushqim dhe i detyrojnë të bëjnë punë të rënda, derisa vdesin. Kam dëgjuar nga miq të mi se nazistët po planifikojnë të ndërtojnë kampet e vdekjes, që t'i shfarosin në masë. Se çfarë do të thotë saktësisht kjo apo se kur do të ndodhë, nuk e di.

- Jo, - këmbënguli gjyshja. - Familja Rheibaum u largua vetëm disa javë më parë. Ata u nisën për në Palestinë. Do të prisnin një anije që do t'i çonte atje.

Famullitari Bauer tundi kokën në shenjë mohimi.

- Ishte plotësuar numri i emigrantëve dhe në atë anije, nuk kishte më vende. Nga ana tjetër, këtu nuk kishte siguri. Nëse kanë tentuar të largohen, e kanë bërë ilegalisht, por më kanë informuar se nazistët kanë arritur më parë në portin ku ata do të merrnin anijen.

Gjyshja u bë dyllë e verdhë. Ajo u mbështet në karrige, duke mbuluar gojën me dorë.

- Atëherë, më mirë t'i strehojmë, famullitar, - u hodh Lea, por me zë të ulët. - Mirëpo nuk e kam idenë se ku mund t'i fshehim. Pastaj, si mund t'i fshehim kur nazistët e kanë bërë zakon të mësyjnë shtëpitë tona sa herë u teket?

Zoti Jang ka menduar edhe për këtë. Gjatë kohës që qëndroi në shtëpinë tënde, ka zbuluar një mënyrë.

- Nuk e dija se e njihnit zotin Jang në kohën kur më kërkuat që ta strehoja në shtëpinë time.

- Sapo e kisha takuar, - rrëfeu famullitari, - por nga pyetjet e tij, kuptova se fshihte diçka, - shtoi dhe rrudhat në ballë iu thelluan. - Por jam i dëshpëruar, - tha dhe zgjati duart mbi tavolinë. - Nuk kam kujt t'i drejtohem për ndihmë. Më kuptoni? Më copëtohet zemra për ata njerëz që janë në mëshirë të fatit e nuk i ndihmoj dot. E di se kështu vë në rrezik kishën e të tjerët dhe nuk kam aspak të drejtë ta bëj këtë.

- Atëherë, edhe ne do t'i besojmë amerikanit, - tha Lea. - Do ta gjejmë një mënyrë. Nëse zoti Jang mendon se në shtëpinë time mund të fshihen më shumë njerëz, ne jemi dakord.

Famullitari filloi të ndihej keq për atë që do të thoshte në vijim; një lajm që ndoshta, duhej ta kishte treguar që në fillim, nëse do të kishte guxim. Por nëse ai do të kishte shfaqur frikë, ndoshta ato nuk do të pranonin t'i ndihmonin ata njerëz në nevojë.

- Përpara se të bini dakord, duhet t'ju tregoj diçka tjetër. Kam një mik në zyrën që merret me çështjet e luftës. Para dy javësh, e pyeta nëse mund të gjente informacione për zotin Hartman.

Lea drejtoi trupin. Në fytyrën e saj, zunë vend shpresa dhe frika.

Famullitari mezi u gëlltit nga nervozizmi.

- Bashkëshorti yt është plagosur rëndë gjatë fushatës ushtarake në Poloni dhe e kanë shtruar për trajtim, në një spital në Berlin.

- Në Berlin? Duhet të shkoj menjëherë.

- Jo, zonja Hartman, - tha me zë të butë famullitari. - Ti e di se çfarë kanë vendosur këta.

- Me siguri që do të më lejojnë të largohem nga Oberamergau kur të mësojnë se...

Famullitari tundi kokën në shenjë mohimi.

- Jo, - përsëriti ai. - Nuk do të të lejojnë. Pyeta dikë me rëndësi për këtë punë, madje iu përgjërova në emrin tënd. Është e pamundur, por nuk duhet të mërzitesh për këtë, pasi yt shoq do të kthehet në shtëpi.

- Do të kthehet? - brofi gjyshja.

- Zoti Hartman nuk... nuk është i aftë plotësisht, fizikisht dhe mendërisht, dhe nuk dihet ende nëse do të shërohet krejtësisht.

Lea e vështroi ngultas.

- Ç'doni të thoni?

- Dua të them se ai mund të qëndrojë shtrirë në shtrat apo ulur në karrige. Mund të kohet vetëm me ushqime të qullëta dhe pije, që t'i gëlltisë pa problem, por sytë e tij kanë mbetur mbyllur. Hëpërhë, duket se nuk njeh askënd dhe nuk është i aftë të shprehet.

- Do ta kthejnë në shtëpi në këtë gjendje? Nuk do ta operojnë? Nuk do t'i bëjnë ndonjë trajtim të veçantë?

Famullitari Bauer ndjeu përsëri tensionin e mëparshëm dhe indinjatën që kishte përjetuar kur i kishin treguar për herë të parë për gjendjen e Frederikut.

- Me sa duket, ata kanë nevojë për më shumë shtretër në spital, për ata pacientë që mendohet se do të shërohen dhe do të kthehen në front.

U duk sikur asnjëra prej grave nuk e kuptoi pjesën e fundit.

- Njëra këmbë e Frederikut është dëmtuar keq, është bërë copë, por ka humbur edhe njërin sy. Plumbin ia kanë hequr: kishte qenë shumë afër trurit. Megjithëkëtë, mjekët nuk e kuptojnë arsyen pse nuk flet dhe nuk reagon. - Famullitari heshti për një çast. Donte që atmosfera të shtendosej disi, që edhe ai të gjente guximin e të vazhdonte të fliste. Para se të thoshte diçka tjetër, filloi të lutej. Pastaj mori zemër dhe tha: - Sipas tyre, edhe nëse i rikuperon këto aftësi, nuk besojnë se do të jetë sërish... si më parë. - Nuk kishte dashur kurrë të jepte një lajm aq të hidhur, sidomos Lea Hartmanit.

Gratë mbetën të gozhduara në vend e nuk po thoshin dot asnjë fjalë. Dy pika loti shpërthyen nga sytë e trishtuar të Leas dhe rrodhën në faqe.

- Më vjen keq, zonja Hartman. Më vjen shumë keq!

# 38

Gjeneral Shellenbergu e shpërfilli përshëndetjen e major Gerhard Shlikut, të shoqëruar me thirrjen "Hail Hitler!", pasi i vinte neveri që kishte një vartës të atillë në trupat e SS-ve. E kishte njohur atë kopuk që kur ishte fëmijë. Ai kishte shërbyer me babanë e tij trim dhe kishte pasur dobësi për nënën e tij: një grua me një bukuri të rrallë e dinakërinë e dhjetë femrave së bashku. Normalisht, një fëmijë me prindër të atillë duhej të kishte një të ardhme të ndritur, por Gerhardi nuk i kishte përmbushur pritshmëritë e prindërve. Për shkak të fiksimit të tij për të gjetur gruan që ia kishte prishur planet apo ia kishte hedhur jo një herë, por dy, jeta e vetë Fyhrerit ishte vënë në rrezik.

- Të kishim caktuar të garantoje mbrojtjen e kancelarit të Rajhut, ndërsa ti ndiqje fantazmën e një gruaje nëpër Alpe. Dhe ç'bënë armiqtë tanë? Komplotuan vrasjen e Fyhrerit tonë të nderuar! - Edhe pse po e qortonte, Shellenbergu kishte ndërhyrë që Shlikun të mos e përjashtonin nga radhët e SS-ve. "Në fakt, ky meriton më shumë se një dajak. E ka hak një plumb ballit."

Shliku vazhdonte të qëndronte gatitu.

- Nuk ke asgjë për të thënë? E po, mirë bën. Nuk ka justifikim për braktisjen e detyrës. Shellenbergu u mbështet në kolltuk, duke vështruar dështakun para tij, i turpëruar që një njeri i tillë ishte pjesë e trupave SS, mbinjerëzorëve të Rajhut, mbarështuesve të racës superiore. Atë çast, u ndje i kënaqur që prindërit e tij kishin vdekur, në të kundërt, do të ndiheshin shumë të zhgënjyer prej tij. Djali kishte shfaqur ambicie që në rini, por edhe atëherë, kishte qenë problematik për çikërrima. Pavarësisht se e ëma e qortonte vazhdimisht dhe përpiqej shumë për të sfiduar krekosjen e tepërt të të birit, Gerhardi vazhdonte po njësoj, sikur ia bënte për inat. Ai ishte mendjengushtë, hakmarrës, i cekët dhe i dobët. Sa turp do t'u kishte ardhur prindërve për atë hajvan!

"Ndoshta vdekja e bashkëshortes dhe e së bijës ia kanë turbulluar mendjen. Por duke parë se i është vënë pas një femre, dyshoj se mund të jetë ky problemi", - mendoi gjenerali.

- Për nder të kujtimit të prindërve të tu, të kam shpëtuar kokën, por është hera e fundit, - i tha ai, u përkul përpara dhe mbështeti bërrylat mbi tavolinë.

- Faleminderit, gjeneral! - tha Shliku, kokulur dhe i bindur.

Gjenerali e shpërfilli dhe mbylli sytë, çka do të thoshte se duhej të dilte sa më parë nga zyra e tij. Dëgjoi zhurmën e këpucëve të vartësit të tij e më pas edhe atë të dorezës së derës.

- Gerhard, - tha më pas dhe psherëtiu i mërzitur. - Po të flas si babai djalit. Harroje atë grua! Ajo nuk vlen sa karriera jote. Mund të ta kenë premtuar, por të ka refuzuar dy herë dhe nuk mund të jetë partnerja e përshtatshme për eksperimentin madhor të mjekëve. Gjëra të tilla janë normale gjatë luftës. Ka femra të tjera të përkushtuara e të përshtatshme, femra ariane e tërheqëse, që nuk të lënë në baltë. Femra që do ta kenë për nder të kenë për baba të fëmijëve të tyre një oficer të SS-ve, femra të gatshme për të përmbushur detyrën e tyre për atdheun. Mos u verbo nga shpirtvogëlsia dhe krenaria, biri im!



Gerhardi u përkul lehtë, për t'i bërë të ditur gjeneralit se e pranonte sugjerimin e tij, por nuk u përgjigj, sepse eprori nuk ia kërkoi atë gjë. Pasi tërhoqi derën plot respekt, drejtoi trupin dhe shtrëngoi nofullat.

Veshi dorezat prej lëkure dhe me ca goditje të lehta, i tendosi në hapësirat mes gishtërinjve. Eci gjithë elegancë përmes korridorit të madh, ndërsa kërcitja e takave jehonte përgjatë mureve. Gerhard Shliku nuk ishte një nxënës shkolle që mund të qortohej nga një gjeneral që e konsideronte veten si prindi i tij. Mjaft ia kishte çarë veshët e ëma për gjithë ato vite. Nuk kishte ndër mend të dëgjonte ende këshillat dhe kritikat e saj, edhe tanimë që ajo ishte në varr.

Lirimi i Xhejson Jangut kishte qenë gabim i madh. Gerhardi ishte i bindur se ai dinte diçka në lidhje me Rakelën, por gazetari e kishte përballuar mirë presionin. Kur eprorët u informuan se një anëtar i shtypit të huaj ishte arrestuar dhe marrë në pyetje, majori ishte detyruar ta lironte. Kështu, edhe pse në gjendje të rëndë, gazetari u kthye në Berlin.

Ndoshta duhej të tregohej i duruar, që në të ardhmen e afërt, ta fshinte atë njollë në reputacionin e tij. Ai ishte njeri i duruar, kështu që, gjatë asaj kohe, mund ta mbikëqyrte Jangun së largu. E ëma i kishte mësuar diçka

të vyer: “Prit derisa armiku të mendojë se e ke harruar dhe vigjilenca e tij të bjerë! Atëherë, turru dhe mbërtheje si tigër!” Ajo teknikë kishte qenë frytdhënëse sa herë që ai kishte dashur hakmarrje; ajo i dinte mirë ato punë, por mosha, mbidozat me ilaçe dhe shpërfillja e Gerhardit kishin bërë të vetën, derisa kishte ardhur dita kur ajo nuk e kishte bezdisur më.

Mirëpo në atë rast, pritja ishte humbje kohe, por, hëpërhë, i kishte duart të lidhura. Duhej të ruante me çdo kusht imazhin e tij si pjesëtar i elitës gjermane. Nëse Rakela nuk ishte larguar nga Gjermania deri atë çast, më pas, pasi ushtria gjermane të pushtonte Anglinë, do ta kishte të pamundur. Ishin marrë masa tejet të ashpra për sigurinë në kufij dhe ai pushtim mund të ndodhte shumë shpejt, sapo të vendoste Hitleri. Kjo gjë do të kërkonte kohë, përqendrim dhe përkushtim.

Të harronte Rakela Kramerin? As që bëhej fjalë!

# 39

Paçka se Frederiku ishte mësuar me errësirën, me erën e antiseptikëve dhe dezinfektuesve të spitalit, i dukej sikur, nga çasti në çast, do të ndodhte shpërthimi i radhës, që do të shoqërohej me erën e neveritshme të gjakut, të përzier me squfur dhe copa gjymtyrësh që fluturonin në ajër. Jetonte në një botë të errët, që nuk shkonte asnjëherë përtej ca zërave të çjerrë e të lodhur, ca urdhrave të prerë që çanin heshtjen e më pas treteshin në zbrazëtirë.

Nuk mund ta thoshte se kur ndryshonin ata zëra apo kur i lehtësohej disi dhimbja e vazhdueshme e kockave. Dinte vetëm se, pasi e çonin diku dhe e shtrinin në një shtrat, sikur kthjellohej përkohësisht e nuk përhumbej nëpër ëndrra.

Në kanavacën e përgjakshme të mendjes së tij, i shfaqeshin herë pas here skena të ndryshme, ëndrra apo vegime të një kohe që i dukej e largët: Lea që lëshonte gërshetat dhe krihte flokët e gjatë, të verdhë e të butë, përpara pasqyrës ovale të komodinës kur bëhej gati për gjumë; ajo, që si një soprano e vërtetë alpine këndonte këngë të mrekullueshme; pamje nga shtëpia e gjyshes së saj, e cila shkulte barërat e këqija nga kopshti, përgatiste brumin mbi tavolinën e kuzhinës, priste në copëza të vogla kumbullat e verdha, me të cilat do të përgatiste ëmbëlsirën e tij të preferuar; aroma ndjellëse e bukës së sapopjekur. Pas asaj heshtjeje të gjatë, ato kujtime e afronin pakëz me realitetin.

Pikërisht atë çast, dëgjonte më shumë zëra e psherëtima femërore, që zhdukeshin rrufeshëm. Meqë për të nuk kishte një kufi mes realitetit dhe kllapisë, shpeshherë Frederiku pyeste veten mos vallë ndodhej pranë engjëjve. Ndoshta krehri që i kalonte mbi ballë, ndjesia e ngrohtë mbi buzët e tij dhe fijet e flokëve të dikujt që i fërkonin lehtë faqet, tregonin se pranë tij gjendej një engjëll. Ndonjëherë, ëndërronte sikur Lea, me forma të hijshme dhe lëkurë të butë, ishte shtrirë pranë tij, sikur lotët e saj binin mbi fytyrën dhe duart e tij si shi pranveror. Ishte i sigurt se ndodhej në parajsë, por ende nuk po shihte dritën flakëruese.



Lea nuk mund t'i mbante lotët që i binin mbi fytyrën, kraharorin dhe krahët e Frederikut.

Trupi që i kishin sjellë, nuk ishte i burrit të saj. Ishte skeleti i dërrmuar dhe i sakatuar i njeriut të zemrës, të cilin ajo nuk kishte dashur ta linte të shkonte në luftë.

E përmalluar, ishte lutur natë e ditë për kthimin e tij, por të Frederikut dhe jo të atij gjysmënjeriu, i cili as nuk e shikonte, as e dëgjonte e madje as nuk e kuptonte se gjendej pranë saj.

Natën e parë, ajo mbylli derën e dhomës së gjumit dhe u shtri pranë të shoqit. Sytë e tij nuk u hapën për asnjë çast, ndërsa të sajtë nuk u mbyllën për asnjë sekondë.

Kur agoi, Lea u ngrit, u la, u vesh dhe pastaj lau burrin pranë të cilit ishte shtrirë. Pas kësaj, mezi i veshi një këmishë, të cilën ia kaloi mbi kokë e mezi ia tërhoqi mëngët. Në fund, ndërroi çarçafët, pasi ai i kishte ndotur. Ajo nuk e besonte dot se ai ishte Frederiku i saj. Për një ditë edhe mund ta bënte zemrën gur, por nuk kishte fuqi të vazhdonte ashtu përgjithmonë.

"Ndoshta nesër, ai do t'i hapë sytë e do të më shohë."

# 40

Të bindte shefin që të rikthehej në Mynih në fillim të dhjetorit, kishte qenë më e lehtë nga sa e kishte menduar Xhejsoni. Kryeredaktori kishte mbetur i kënaqur nga artikulli i tij për përpjekjen e dështuar për të vrarë Hitlerin në një birrari të Mynihut[38]. Pasi kishte ndezur atmosferën me kujtimet e lavdishme dhe fjalimin e bujshëm të përvjetorit të puçit të vitit 1923, Hitleri kishte dalë nga salla, shëndoshë e mirë, disa minuta përpara se të shpërthente bomba. Pavarësisht arrestimit në Oberamergau dhe torturave të mëpasshme, Xhejsoni kishte dëgjuar bisedat e oficerëve të SS-ve dhe kishte krijuar një skenë të qartë për atentatin e ndodhur në birrari. Vështirësia qëndronte në botimin e artikullit për atë ngjarje, pasi duhej shmangur censura. Gjithsesi, puna e Xhejsonit u vlerësua së tepërmi nga kryeredaktori.

Me atë artikull, e kishte eklipsuar plotësisht Eldrixhin, por duhej ta bindte se nuk po vepronte pas krahëve të tij dhe as nuk kishte ndonjë kontakt të fshehtë në Mynih. Megjithatë, ato gjëra nuk kishin shumë rëndësi, sepse nuk e kishte marrë ende veten plotësisht: fytyrën e kishte të mavijosur, nofullën aq të dërrmuar, sa edhe për t'u rruar nuk rruhej dot, dhe ecte i kërrusur për shkak të tri brinjëve të thyera.

- Atëherë, cili është nazisti që t'i jep gjithë këto informacione? - e pyeti Eldrixhi.

- Çfarë? Mos e ke fjalën për atë që më rrahu për vdekje apo atë tjetrin që më hodhi në krahët e tij? Zgjidhe vetë! Mund të të lidh me të dy, - i tha Xhejsoni tek fuste makinën e shkrimit në valixhe.

- E kam fjalën për atë që të informoi për bombën me sahat që u vu në birrari. Në artikull, jepeshin të dhëna të sakta për vendin dhe kohën e

---

[38] Birraria "Bürgerbräukeller" ishte vendi ku Partia Naziste zhvillonte mbledhjet. Pikërisht aty, Adolf Hitleri nisi puçin kundër regjimit më vitin 1923; po aty, gjashtëmbëdhjetë vjet më vonë, më 1939, Georg Elser tentoi të vriste Hitlerin dhe liderë të tjerë nazistë.

vendosjes së bombës[39]. Ndoshta informatori yt është ai tipi që telefonoi këtu pak ditë pasi u largove për në Mynih dhe kërkoi të fliste me ty.

Xhejsoni ngriu në vend. "Shliku paska telefonuar në redaksi? Pra, ai ka ditur diçka, prandaj bastisi fshatin, me shpresën se do të gjente Rakelën. Më paska ndjekur mua, atëherë, kurse unë, mund ta kisha shpënë drejt e te Rakela dhe Amelia! Mund të kisha... - Ai futi me forcë makinën e shkrimit në vendin e vet dhe mbylli valixhen e udhëtimit me çelës. - Ji moskokëçarës! Merr frymë normalisht! Qetësohu!" - i tha vetes.

- Atëherë, çfarë i the atij? Nisu për në Bavari, që të terrorizosh njerëzit? Ndoshta ai ka ndër mend ndonjë plan të tmerrshëm. Le t'i dërgojmë një letër Fyhrerit, që t'i japë një mësim të mirë, - tha Xhejsoni.

- Ç'na bëre për të qeshur! - ia ktheu Eldrixhi.

Kur po mundohej të fuste krahët në mëngët e palltos, Xhejsoni shtrembëroi fytyrën nga dhimbja.

- E po, kështu jam unë. Shakatar i madh.

- Më trego, pra! Ç'do të ndodhë më pas? Cili është këndvështrimi yt?

- Panairet e Krishtlindjes, zbukurime, statujëza të gdhendura të Lindjes së Krishtit, kambana, birrë dhe ëmbëlsira gjermane me bollëk. Pavarësisht këtyre, ndonjëherë, sistemi duhet sfiduar, siç bëri ai tipi në Mynih. Të gjithë duan të përfitojnë nga Krishtlindja, por, hëpërhë, xhaxha Adolfi nuk ka ndër mend të dalë në publik e të mbajë fjalime. I ka hyrë frika në palcë. Do të jetë më i sigurt, nëse rri mbyllur për ca kohë, - tha, vuri kapelën në kokë dhe e anoi pak ashtu siç i pëlqente ta mbante, por ajo lëvizje i shkaktoi dhimbje në të gjithë trupin, që u shoqërua përsëri me një shtrembërim fytyre.

- Që tani e tutje, mund t'i raportosh ti fjalimet e lavdishme të kancelarit të Rajhut. Nuk dua të dëgjoj më fjalët "Hail Hitler!", se më kanë ardhur në majë të hundës.

- Shumë mirë do të bësh, - ia ktheu Eldrixhi, por dukej se nuk i besonte. - Me sa shoh, paske ndër mend të vendosesh në tokën e përrallave bavareze.

- Plako, nuk më duhet lavdia. Po ta lë ty, unë po iki. Gëzuar Krishtlindjen! - tha Xhejsoni, shtyu derën e redaksisë pa e kthyer kokën

---

39 Bomba me sahat që kishte ndërtuar Elseri, qe vënë pranë podiumit për të eliminuar Hitlerin, por vrau tetë persona dhe plagosi gjashtëdhjetë e dy të tjerë.

pas, me shpresën se Eldrixhi nuk do të fuste më hundët... por i bindur se Shliku nuk do të hiqte dorë.



I entuziazmuar, famullitari Bauer po ecte me nxitim përgjatë kodrës që të çonte në shtëpinë e zonjës Breisner.

Para tre muajsh, as nuk do ta kishte imagjinuar se mund t'i kërkonte zonjës Hartman, në dukje e druajtur dhe e mbyllur në vetvete, të luante një rol të atillë. Edhe asokohe, nuk ia kishte marrë mendja se ajo do të disiplinonte shtatëmbëdhjetë rrugaçë e do të formonte një kor me zëra engjëllorë. Nuk e besonte se ajo mund të fshihte fëmijë në sëndukë apo se kishte lidhje me atë gruan e moshuar në tren - një grua që çuditërisht, i ngjante shumë Leas, edhe pse ai i kishte parë vetëm sytë - e cila, duke ulëritur se gjoja i kishin vjedhur portofolin, i kishte shpëtuar të dyja.

Atë çast, ishte aq i mrekulluar nga Lea, sa besonte se ishte aq e zonja, sa mund të ecte edhe mbi ujë.

Por Lea e refuzoi kërkesën e tij.

- Duhet të kujdesem për Frederikun dhe t'u jap mësim fëmijëve të korit. Vetëm kaq mund të bëj. Më vjen keq, famullitar, por nuk ia them për teatër. Unë thjesht mund të këndoj e t'u mësoj të tjerëve se si të këndojnë.

- Por kjo nuk ka shumë lidhje me aftësitë në fushën e aktrimit. Fëmijët ta dëgjojnë fjalën dhe do të jenë të përqendruar. Dhe, - vazhdoi ai duke kërkuar ta shihte në sy, - mund t'i shoqërosh fëmijët hebrenj nëpër fshat, sikur të jenë fëmijë të ushtarëve gjermanë që largohen nga qytetet. Ata kanë nevojë vetëm për pak trajnim, nja dy herë në javë.

Ajo tundi kokën në shenjë mohimi.

- Më vjen keq, por nuk mund t'ju ndihmoj. Thjesht nuk mundem...

- Zonja Hartman, nuk ke pse shfajësohesh. Unë duhet të të kërkoj ndjesë. Mos u vër në siklet! Thjesht mendova se ke më shumë aftësi nga ç'ke zbuluar deri më tani. Duhej të kisha marrë parasysh situatën e vështirë në të cilën ndodhesh dhe barrën e rëndë që ke mbi supe, - tha dhe ngurroi për një çast para se ta pyeste. - Nuk ka ndonjë përmirësim?

Lea kafshoi buzën.

- Unë shpresoj... çdo ditë.

Gjyshja i shtrëngoi krahun.

- Të dyja shpresojmë dhe lutemi.

Famullitari lëvizi kokën përulësisht.

- Misteret e Perëndisë... nuk i kuptoj gjithmonë, - shtoi dhe fytyrëngrysur rrufiti çajin bimor që gjyshja i kishte vënë përpara.

- Famullitar! - iu drejtua gjyshja me një ton të qetë dhe ai ngriti kokën. - Për kur ju duhet ky person që do t'u mësojë fëmijëve aktrimin?

- Pas një jave, maksimumi pas dy javësh. Duhet të jetë njeri i besueshëm, që të pikasë vizitorët e dyshimtë. Besoj se më kupton ç'dua të them. Është një sfidë më e madhe sesa thjesht të gjesh dikë që të japë mësim, qoftë teatër apo ndonjë lëndë tjetër, - tha dhe ngriti supet. - Fëmijët e këtushëm kanë nevojë për disiplinë, sepse veç për prapësi u punon mendja, ngaqë nuk janë nën kontroll. Siç thotë edhe një fjalë e urtë: "Përtacia është nëna e veseve", - tha dhe vuri buzën në gaz. - Pa më thuaj, zonja Breisner, mendon se mund ta bësh ti këtë punë?

Ajo qeshi.

- Jo, famullitar. Për fat të keq, jam e moshuar për të vënë në rresht çamarrokët. Duhet të kesh takat e nerva për këtë punë. Mendoj se Lea ka nevojë vetëm për pak kohë që ta peshojë mirë.

- Gjyshe, ti e di se nuk mundem...

- E di që ti *mendon* se nuk mundesh, por do ta diskutojmë gjatë darkës e ta shqyrtojmë me kujdes. Kur ti të mos jesh në shtëpi, për Frederikun do të kujdesem unë, ashtu siç bëj gjatë kohës që ti jep mësime për korin dhe...

- Jo! - ia preu Lea dhe u kthye nga famullitari. - E kam seriozisht. Duhet të kërkoni dikë tjetër.

- E dashur, na duhen ato para dhe nuk do të kishte asgjë të keqe t'i përcillje fëmijët në shtëpi, paçka se mund të ishin fëmijë refugjatë, siç tha edhe famullitari.

Ai ia hidhte sytë sa njërës, tjetrës, ndërsa zemra iu mbush me shpresë, ndonëse nuk ishte i sigurt se kujt prej tyre do t'i shkonte fjala. Më në fund, me ton inkurajues, tha:

- E di se arkat që rënkojnë, kanë nevojë për ushqim dhe veshmbathje. Kjo mund të jetë një mënyrë për të siguruar më shumë të ardhura.

- Na jepni dy ditë kohë. Në qoftë se Lea nuk ju kthen përgjigje brenda dy ditësh, atëherë do të thotë se nuk kemi rënë dakord. Sonte do të bisedojmë gjerë e gjatë.

- Gjyshe!

Famullitari Bauer nuk kishte ndër mend të rrinte më, pasi nuk donte

të shikonte se si grindeshin dy gra kokëforta. Tundi kokën me mirësjellje, u përkul dhe doli në oborr ku rrezet e diellit e ngrohnin disi atë vend atë ditë të ftohtë dhjetori.

Vuri kapelën, mbështolli pallton rreth trupit dhe mori rrugën tatëpjetë kodrës, drejt fshatit.

Pavarësisht se zonja Hartman mund të mos kishte përvojë në fushën e dramës, ai ishte i gatshëm të vinte bast se Hilda Breisneri do ta fitonte atë duel me mbesën. I vinte shumë keq për zonjën Hartman, atë grua zemërbardhë, por kur mendonte se sa fëmijë do të shpëtoheshin, keqardhja sikur zbehej.



- Më duket ide e shkëlqyer! E bëj pa problem! - bërtiti Rakela dhe kërceu nga dollapi. - Besoj se e kuptova mirë, apo jo? Dëshiron që unë të jap mësim lëndën e dramës?

- Nuk besoj se e ke seriozisht! - shpërtheu Lea. - Sapo të shkelësh jashtë kësaj dere, do të na pushkatojnë të gjithave. Foli, gjyshe!

- Nuk ka për të ndodhur asgjë, nëse duket si ty, e dashur.

- Si unë?! - pyeti Lea e habitur dhe tundi kokën. - Nuk e ke seriozisht, besoj. Mendohu mirë, gjyshe dhe peshoji mirë fjalët që thua!

- Po them se kjo është një mundësi e mirë për të ndihmuar fëmijët hebrenj që nuk kanë ku të shkojnë e nuk kanë njeri që të kujdeset për ta.

- E di që ata kanë nevojë për dikë. Kam rënë dakord që do të ndërtojmë një dhomë të fshehtë në shtëpinë time, por...

- Po, pra, kanë nevojë për dikë që famullitari i beson. A nuk e dëgjove? Fëmijët që vijnë në fshatin tonë, nuk kanë prindër. Për më tepër, kjo punë do të na sigurojë më shumë para për ushqim dhe për dokumente të falsifikuara. Kështu, edhe Rakela do të dalë nga shtëpia e nuk do të na çmendë me ankesat e saj të panumërta, - tha dhe i hodhi asaj një vështrim kritik. - Kjo do të jetë gjithashtu mundësia e saj për të kontribuar.

- Duhet të gjejnë dikë tjetër. Është e rrezikshme edhe për... - tha Lea dhe hodhi vështrimin tej.

- Për Frederikun? - pyeti gjyshja butësisht.

- Sigurisht. Nëse tërheqim vëmendjen e nazistëve, ndërsa Rakela bën paradë nëpër fshat, atëherë...

- Nuk kam ndër mend të bëj “paradë”!

- Frederiku e ka të pamundur ta mbrojë veten! Harruat se çfarë bënë këtu? Por asnjëra prej jush nuk ka parë se si i kanë çarë me thika dyshekët në shtëpinë time. Ata shkatërruan gjithçka, që nga muret, te mobiliet. Dollapët që ka bërë Frederiku, i kishin bërë copash... dhe ai e ka të pamundur të mbrohet, - përsëriti ajo. - Madje, shtëpia jonë është e pabanueshme. Ju harroni se ata na kanë paralajmëruar dy herë. Jo, - tha në fund e vendosur dhe atë pjesëz mohuese e shoqëroi me një lëvizje koke. - Jo, nuk pranoj.

- Të lutem! - i tha Rakela dhe ra në gjunjë përpara karriges ku ishte ulur e motra dhe i kapi dorën. - Më dëgjo me vëmendje! Mendoje njëherë. Kjo punë mund të dalë për mirë.

Lea mbylli sytë.

Rakela lagu buzët, e gatshme për të bërë interpretimin më bindës të jetës së saj.



Famullitarit Bauer nuk ia kishte marrë mendja se Lea Hartmani do t'i kthente përgjigje aq shpejt. Madje ai i kishte humbur shpresat. Kur po hante mëngjes, hapi ngadalë letrën që i kishte dërguar Lea me postë, duke hamendësuar se ishte një refuzim i prerë, pavarësisht ndërhyrjes së gjyshes së saj.

Mirëpo mbeti shumë i kënaqur kur lexoi se ajo do të merrte përsipër orën e dramës një javë pasi fëmijët të këndonin në publik, të dielën e parë të Ardhjes së Krishtit[40]. Donte që orët e dramës të zhvilloheshin në ditë të ndryshme nga ato të muzikës dhe nxënësit të ishin të ndarë në klasa të veçanta. Ajo ndarje do të përfshinte më shumë nxënës, pavarësisht se ajo do të ishte shumë e zënë me përgatitjen dhe mësimdhënien e dy lëndëve. Do ta vlerësonte shumë nëse Maksimilian Grieseri do të caktohej diku tjetër me punë gjatë orëve të saj të mësimit. Kohët e fundit, ai ishte bërë shumë i bezdisshëm dhe ajo ishte e mendimit se nxënësit nuk kishin nevojë për mbikëqyrjen e një përfaqësuesi të Rinisë Hitleriane. Lea kërkonte që famullitari të merrte masa për riparimin e shtëpisë së saj nga punëtorë të

---

40 Ardhja e Krishtit (nga anglishtja: Advent) është periudha liturgjike që i paraprin Krishtlindjes; në kishat perëndimore, fillon të dielën e katërt përpara Krishtlindjes dhe kremtohet nga të krishterët si një sezon lutjesh, kreshme dhe pendese.

besuar dhe, në këmbim, ishte e gatshme që të pranonte çfarëdo pagese që mund të përballonte fshati. E falënderonte zyrtarisht për ftesën që i kishte bërë, dhe i kërkonte të lutej që puna t'i ecte mbarë.

Shkëlqyeshëm. Famullitari do ta lexonte letrën përpara anëtarëve të komitetit, që ta lejonin të gjente ndërtuesit, të cilët duhej të ishin njerëz të besuar, për riparimin e shtëpisë së Lea Hartmanit.

Duhej të bindte anëtarët e komitetit se duhej ta miratonin atë kërkesë, pasi fëmijët refugjatë që kishin ardhur në Oberamergau, do të përfshiheshin në aktivitete të përshtatshme lokale.

Riparimi ishte gjithashtu një mundësi e mirë për të krijuar një kalim të fshehtë në shtëpinë e Hartmanëve. Ideja e zotit Jang ishte e shkëlqyer: mure pak më të trasha dhe një tunel që të çonte jashtë nëpërmjet bodrumit. Shpresonte që puna të mbaronte përpara se të përfundonte "Ardhja e Krishtit", kur priteshin të vinin më shumë fëmijë. Gjithashtu, shpresonte që zonja Hartman t'i miratonte të gjitha ato ndryshime.

# 41

Xhejsoni dhe një bionde simpatike njomëzake me sy kafe të errët kishin prerë dy bileta për trenin e orës dhjetë të mbrëmjes, që nisej nga Berlini. Me flokët e lyer, të drejtë e të kapur pas, me kostumin elegant enkas për udhëtime dhe me takat pesë centimetra të larta, pesëmbëdhjetëvjeçarja Rivka Silvermani, e cila me ato ndryshme nuk dukej si hebraike, donte të dukej si ndihmësja e gazetarit amerikan. Në dokumentet e saj të falsifikuara, ishte shënuar se profesioni i saj ishte fotografe.

Xhejsoni shpresonte që të mos i duhej të shpaloste dijet me aparatin fotografik, në të kundërt, do të kuptohej që nuk ia thoshte fare nga ajo punë.

Zonja Bergstrom e kishte siguruar se Rivka fliste rrjedhshëm anglisht, aq mirë, sa ushtarët në postblloqe nuk do të dyshonin se nuk ishte amerikane. Mund të komunikonte pa problem pa u diktuar, mjaftonte që të mos bëhej subjekt i ndonjë hetimi. "Si e quajnë hebrenjtë këtë? *Hutzpah*[41]?" - mendoi Xhejsoni dhe vuri buzën në gaz. Rivka i kujtonte Rakelën.

Kur treni ndaloi në Mynih, Xhejsonit i thernin brinjët. Në fakt, të dy ishin të lodhur nga udhëtimi. Zbritën nga treni dhe menduan të hanin diçka. Mirë do të ishte që të hanin në hotelin e Xhejsonit, por nuk ia vlente të lëviznin, pasi po atë ditë, do të merrnin trenin për në Oberamergau.

- Më vjen keq, vajzë, por duhet të hamë ndonjë gjë këtu, - i tha Xhejsoni dhe i zgjati një copë simite dhe një filxhan me kafe të vakët çikoreje, që e bleu nga një ambulant aty pranë. - Në hotel ka shumë kureshtarë, për më tepër, nuk mendoj se do të gjejmë ndonjë kafene hapur në këtë orë.

Rivka tundi dorën sikur të mos kishte rëndësi, duke ruajtur kështu qëndrimin e saj profesional dhe duke e rrufitur pijen e hidhët sikur ta bënte

---

[41] Hutzpah (Chutzpah) është cilësia e të qenit i guximshëm, për mirë ose për keq. Fjala e ka prejardhjen nga hebraishtja, që do të thotë paturpësi, arrogancë ose kokëkrisje. Në anglisht, fjala ka marrë një kuptim më të gjerë, duke u interpretuar si guxim, temperament apo entuziazëm i një individi. Megjithatë, në përdorimin tradicional, *hutzpah* ka konotacion negativ.

përditë atë gjë. Ajo pa orën dhe ngriti çantën ku mbante aparatin. Xhejsoni kënaqej kur shihte se ajo e luante aq mirë rolin e gazetares, pavarësisht se nuk ishte trajnuar për atë punë.

Ndërsa po hipnin në tren, nga fundi i platformës, u dëgjua një fërshëllimë shurdhuese bilbili, që i futi të dridhurat Xhejsonit. Nuk mund t'i harronte kollaj ditët që kishte kaluar në izolim.

- Biletat, biletat! - bërtiste fatorinoja, duke kontrolluar biletat tek kalonte mes ndenjëseve të vagonit.

Pas tij, kaloi një patrullë naziste, që këqyrte sa dokumentet, sa fytyrat e pasagjerëve. Dukej që ajo punë u ishte shndërruar në rutinë. Atë të diel herët në mëngjes, ushtarëve nuk u shkonte mendja te spiunë apo sabotatorë.

Xhejsoni u lëshua në ndenjësen e tij, vuri kapelën mbi sy dhe u shtir sikur po flinte.

Kremtimet gjatë së dielës së parë të "Ardhjes së Krishtit", interpretimet e shumë koreve dhe panairi i hapur deri për Krishtlindje do të ishin pamje të mrekullueshme për fotografitë që do të botoheshin në gazetat e Nju Jorkut, si dhe do t'u jepnin mundësinë, më shumë se zakonisht, që të mos binin në sy mes turmës së njerëzve. Fillimisht, duhej të takonte famullitarin Bauer, i cili do ta shoqëronte nëpër fshat. Pastaj, donte të shihte Lea Hartmanin duke drejtuar korin e fëmijëve dhe shpresonte t'i krijohej mundësia që të fliste me të. Që prej asaj dite të tmerrshme, nuk kishte marrë asnjë lajm, përveçse që Lea e kishte te ndaluar të dilte nga Oberamergau, qoftë edhe për të shitur gdhendjet e të shoqit. Po Rakelës dhe Amelisë, si do t'u shkonte halli? Donte të merrte vesh se ato të dyja ishin mirë, por, mbi të gjitha, duhej të merrte filmin që kishte fshehur në shtëpinë e Leas përpara se nazistët të shkallmonin derën.

Nuk dinte se si do të manovronte për të biseduar vetëm për vetëm me një grua gjermane të martuar, e cila drejtonte korin e fëmijëve në një ditë aq të rëndësishme për fshatin. Nëse nuk e takonte gjatë festës, duhej t'i shkonte në shtëpi, ndonëse një gjë e tillë ishte me tepër rrezik. "Zot, gjithçka është në dorën tënde! Unë nuk kam asnjë plan. Kam vetëm Rivkën, rasti ynë i parë që do të na provojë nëse mund të shpëtojmë të tjerë. Kujdesu për të, o Zot! Na trego udhën e duhur! Mbroje atë!"



Kishin kaluar disa javë që kur Rakela nuk kishte dalë nga shtëpia - që kur ishte përpjekur t'ia mbathte dhe për pak sa nuk e kishin kapur. Nuk ia

kishte marrë mendja se do të lumturohej kur të vishte përsëri petkat e një gruaje të vjetër, por kostumi që i dha gjyshja, i krijoi një ndjesi lirie. Rakela do të luante me qejf rolin e një kushërire të largët të burrit të zonjës Breisner, nga *Stelle*, e cila kishte ardhur për panairin e Oberamergaut bashkë me nipin e saj.

Duhej të prisnin derisa Lea të nisej për në kishë, ku do të organizonte grupin e fëmijëve koristë, dhe derisa zonja Hillman, një fqinjë kureshtare që fuste hundët në punët e të tjerëve, të nisej për në meshë. Në fund, veshën Amelinë me kilotat dhe pallton e një djali të vogël, ia kapën kaçurrelat që kohët e fundit i ishin rritur pak e ia futën nën kapelë, si dhe ia lidhën mjekrën me një fashë, që të dukej sikur kishte pasur dhimbje dhëmballe e nuk fliste dot. Me t'u bërë gati, morën rrugën teposhtë kodrës së mbuluar me dëborë, duke kaluar mes refugjatëve, punëtorëve të përkohshëm dhe fshatarëve të zonës.

Ai rol mund të konsiderohej si trajnim ose praktikë përpara se të fillonte me imitimin e Leas pas një jave. Por nëse Xhejsoni do të ishte atje, gjë që famullitari ia kishte përmendur Leas, Rakela druhej se mos shfaqte pasiguri, pasi nga gëzimi, nuk mund t'i kontrollonte rrahjet e zemrës. Kishte kaluar javë të tëra duke menduar për sakrificat dhe rreziqet që kishte ndërmarrë Xhejsoni për hir të saj dhe Amelisë. Ndonjëherë, i vinte ndër mend edhe vallëzimi fokstrot që kishin kërcyer së bashku atë mbrëmje të paharrueshme, balluket që i binin mbi ballë e herë-herë i mbulonin njërin sy.

- Ki kujdes! - i tha gjyshja me zë të ulët. - Mos ia lësho dorën Amelisë! Nëse nuk mund ta bësh kaq gjë, më mirë ma thuaj që tani.

Rakela u mundua ta largonte Xhejsonin nga mendja. Duhej ta luante mirë pjesën, përndryshe do ta mbyllnin sërish në dollap, sikur të ndëshkonin ndonjë qenush. Ajo buzëqeshi, por këtë herë kishte hyrë në rol.

Panairi i Krishtlindjes gëlonte nga njerëzit. Rakela vështroi në drejtim të Leas, e cila po vendoste fëmijët e korit në radhë në një ngastër në formë katrore, që ishte pastruar nga dëbora. Një djalosh me uniformën e Rinisë Hitleriane i qëndronte pranë.

Kur fëmijët nisën të këndonin, gjyshja pëshpëriste emrat e secilit prej tyre, kurse Rakela mundohej të mbante mend gjithçka, sikur të përgatitej për hapjen e ndonjë shfaqjeje.

U mundua të fiksonte emrat e gjithsecilit, duke i lidhur me ndonjë tipar të veçantë të tyre: Haidi, me gërsheta të verdhë dhe fjongo të shndritshme. Tereza, pa njërin nga dy dhëmbët e përparmë dhe me quka në hundë. Herberti, me veshë si llapushë e fytyrë të imët. Nisur nga përshkrimi i Leas, Rakela nuk e pati të vështirë të njihte Henrik Helpmanin, i cili, në çdo veprim që bënte, dukej që ishte çapkën.

Amelia vështronte gjithçka e habitur. Gjyshja i kishte hedhur krahun mbi supe vajzës së vogël dhe i thoshte kujt të mundte se ishte nipi i kushërirës së saj.

- Sa keq që djali ka pasur dhimbje dhëmballe dhe infeksion në vesh! Nga infeksioni, tani mezi dëgjon. Eh, ç't'i bësh? Nesër do ta vizitojë dentisti, por donim që ta shihte edhe ai panairin e Krishtlindjes.

Sapo do të fillonin t'i binin kryq e tërthor panairit kur asaj i zuri syri Xhejsonin, i cili kaloi pranë njërës prej tezgave përballë tyre. Ai bashkë me një vajzë tërheqëse veshur me fustan tipik amerikan, qëndronin vetëm dy metra me tutje, në mes të vorbullës së njerëzve me kostume alpine në ngjyrë të kuqe e të zezë. Zemra nuk iu bind, ashtu siç kishte shpresuar. Çanta i shpëtoi nga dora dhe rrëshqiti, duke tërhequr pas vetes edhe Amelinë. Kështu, të dyja ranë në dëborë. Gjyshja kapi Amelinë nga krahët dhe e ngriti nxitimthi, madje mjaft shpejt për një grua në moshën e saj, kurse Rakela filloi të mblidhte gjërat që i kishin rënë nga çanta, duke kërkuar kuturu kutinë e pudrës, shaminë dhe dokumentet e falsifikuara.

Sakaq, ai iu gjend pranë, u kërrus përballë saj, duke mbledhur xhinglat që ishin hapërdarë gjithandej. Ishte aq pranë, sa ajo ndjeu frymën e tij në flokët e saj, por nuk mund të fliste.

- Më lejoni t'ju ndihmoj! Ja, zonjë, merreni edhe këtë! - i tha Xhejsoni, e kapi për krahu dhe e ndihmoi të ngrihej. Buzëqeshi, siç e kishte zakon ai, pavarësisht se u trondit kur e pa në sy.

- Faleminderit! - mezi i tha Rakela dhe ajo fjalë tingëlloi tepër melodioze për një grua në atë moshë.

Xhejsoni ngriu në vend.

- Faleminderit shumë, mor djalë! - përsëriti Rakela.

Xhejsoni vazhdonte të qëndronte si i shastisur. Një dritë i shkrepi në sy dhe hapi gojën të fliste, por ajo tundi lehtë kokën dhe u spraps.

Vajza që e shoqëronte, doli në anë të tij.

- Hej, shef, si thua sikur të filloj me foto?

Rakela u afrua të merrte Amelinë, e cila donte të ikte nga duart e gjyshes. Sapo pa Xhejsonin, sytë e vogëlushes flakëruan si yje dhe krahët e saj të vegjël u zgjatën drejt tij. Me sytë që i shkëlqenin, Xhejsoni u kthye nga ana tjetër. Rakelën e pushtuan emocionet dhe ndihej jashtëzakonisht e lumtur. "Ai është këtu dhe është mirë, por kush është ajo vajza?"

Në tezgën ngjitur, gjyshja tërhiqte pas vetes Amelinë grindavece që përpiqej t'i ikte nga duart.

Rakela ndjeu peshën e shikimit të Xhejsonit dhe mblodhi veten, duke marrë sërish rolin e gruas së moshuar. Kur ngriti kokën, pa që famullitari Bauer, i cili kishte ndihmuar Lean në stacionin e trenit, po vështronte drejt saj. Pranë famullitarit, qëndronte një prift paksa më i vjetër në moshë; edhe ai po ndiqte me sy veprimet e saj, të gjyshes e të Amelisë. Rakela uli kokën. "Sa e marrë që jam! Jam një idiote kokë e këmbë!" - qortoi veten.

Gjatë orës në vijim, Rakela, duke mos guxuar të shikonte në drejtim të Xhejsonit, nuk iu nda gjyshes për asnjë çast, për t'u dukur si mysafirja e saj. Kur ngriti sytë një hop në drejtim të tij, pa se Xhejsoni po mbante në dorë një varëse. Vajza e re në krah të tij ia mori nga dora dhe e provoi. Të dy qeshën. Rakela mbeti pa frymë dhe ktheu vrik kokën nga ana tjetër. Papritmas, iu duk sikur i ngulën një thikë në kraharor.

Kur më në fund ajo, gjyshja dhe Amelia po i ngjiteshin kodrës për në shtëpi, Rakela u ndje e rraskapitur nga roli që i ishte dashur të luante tërë kohën dhe nga ndjenjat që ishte detyruar të mbante përbrenda.

Kurse Amelia ndihej më e gjallëruar se kurrë më parë. Vogëlushja ishte kënaqur nga gjithë ata fëmijë që kishte parë në fshat, dhe faqet i digjeshin zjarr, pavarësisht të ftohtit. Edhe pse kishte rendur tërë ditën pas grave, nuk ndihej aspak e lodhur. Gjyshja qeshte kur shihte se sa e lumtur ishte vajza dhe, herë pas here, i binte me bërryl Rakelës, duke i kujtuar se duhej të dukej si gjyshe e kënaqur.

Pasi e ushqyen vogëlushen dhe e shtrinë për gjumin e drekës, Amelia fjeti si qengj.

Ndërkohë, gjyshes as që i shkonte ndër mend të merrte një sy gjumë. Dukej shumë e shqetësuar.

- Për pak nuk të zbuluan zoti Jang, famullitari Bauer dhe at Oberlangeri, i cili kohët e fundit është afruar shumë me Partinë Naziste, nëse nuk gabohem. Nuk e di se kush tjetër mund të ketë pikasur diçka që nuk shkonte te ti. Nuk jam aspak e bindur se mund t'ia dalësh e vetme në fshat dy ditë në javë.

- Më vjen keq! Për një çast... e humba. U gëzova pa masë kur pashë Xhej...

- Aq duhet për të shkatërruar gjithçka e për të na fundosur të gjithëve, përfshirë dhe zotin Jang. Nuk është koha që të luash rolin e adoleshentes së djegur nga dashuria. Jetët tona janë në dorën tënde. E di këtë gjë?

Rakela nuk e kishte parë gjyshen kurrë më parë aq të shqetësuar. Gjatë gjithë kohës që kishte ndenjur në shtëpinë e saj, ajo nuk i kishte folur asnjëherë në atë mënyrë.

- Nuk do të përsëritet më.

- Nuk më mjafton premtimi yt. Nuk mund të rrezikoj Lean, Frederikun dhe Amelinë për tekat dhe flirtet e tua, - i tha ajo prerë, zgjidhi përparësen dhe e hodhi mbi tavolinë.

- Gjyshe, sapo të thashë që...

- Mjaft, Rakela! Po shkoj të shoh Frederikun, - i tha gjyshja duke ia lënë fjalën në mes dhe, sa hap e mbyll sytë, doli nga dhoma.

Rakela mbeti e shtangur në mes të kuzhinës. Gjyshja nuk e kishte qortuar kurrë aq ashpër. Mori përparësen që ajo hodhi një çast më parë mbi tavolinë, dhe e vari pas derës, më pas, u mbështet te lavamani, duke shtypur tëmthat me majat e gishtave.

Kur pas një ore Lea hyri brenda, e gjeti Rakelën duke fshirë lotët me pjesën e pasme të dorës.

- Ka ndodhur gjë?

Rakela tundi kokën.

- Të pëlqeu kori?

- Po, - ia ktheu Rakela dhe e vështroi të motrën me admirim. - Ishte i mrekullueshëm. Fëmijët shkëlqyen... po ashtu edhe ti.

Lea u skuq dhe Rakela kuptoi se nuk i kishte bërë kurrë më parë ndonjë kompliment së motrës. Leas i binte një nur i rrallë kur buzëqeshte, por që kur Frederiku, i vdekur e i pakallur, ishte kthyer në shtëpi, ajo kishte buzëqeshur shumë më pak.

- Ke bërë një punë të mahnitshme me ta.

Lea ngriti supet.

- Fëmijët këtu te ne mësojnë të këndojnë, aktrojnë dhe t'i bien një instrumenti muzikor që në vegjëli. Është pjesë e traditës që ka krijuar "Pasioni i Krishtit". I mësove emrat e tyre? T'i tregoi gjyshja?

- Po, - ia ktheu Rakela dhe mezi u gëlltit. - M'i tregoi.

- Besoj se e njohe menjëherë Henrikun, apo jo?

Rakelës i shpëtoi një e qeshur, pavarësisht se nga brenda ziente.

- Aq çapkën sa ishte, binte në sy menjëherë.

Edhe Lea qeshi, por pastaj u kthjellua.

- Si është puna? Më trego, pra!

- Për pak sa nuk më zbuluan, - i tha ajo dhe kuptoi se rrëfimi ishte më i vështirë nga sa e kishte menduar.

- Mos ndodhi kur pe Xhejson Jangun?

- Po.

- Ti e dashuron atë. E kam vënë re në sytë e tu, - tha Lea, duke e bërë fakt të kryer. Befas, Rakela u përlot. - Ai të shpëtoi jetën ty dhe Amelisë. Është i vetmi amerikan me të cilin ke pasur kontakt. Të shpëtoi nga yt atë dhe ai oficeri i SS-ve. E pse të mos e dashurosh?

Rakela nuk mund t'i mbante lotët.

- Më vjen keq! Më vjen shumë keq! Për pak i djallosa të gjitha.

Lea tundi kokën, duke shfaqur keqardhje dhe mirëkuptim, dhe eci krahëhapur drejt Rakelës, e cila nuk luajti nga vendi, ngaqë mendonte se nuk e meritonte atë mirësi. Megjithatë, Lea e përqafoi fort të motrën, kurse Rakela qante në heshtje në supin e saj.

Lea i kaloi Rakelës një cullufe mbi sy dhe i pëshpëriti:

- Kur dashuron dikë, është e pamundur ta mbash fshehur. Dashuria pasqyrohet në sy, në fytyrë, në sjellje.

- Më pa famullitari dhe ai prifti më i vjetër.

- Famullitari Bauer është miku ynë. Çfarëdo që të dijë apo të dyshojë, nuk ia tregon askujt. Për sa i përket at Oberlangerit... nuk di ç'të them, por ai nuk di asgjë me siguri. Nesër, gruaja me të cilën doli gjyshja sot në fshat, nuk do të jetë këtu. Ajo mund të ketë qenë thjesht një grua mendjelehtë, që është çoroditur nga një amerikan simpatik, ashtu siç u ka ndodhur shumicës së grave të fshatit, por ajo do të zhduket sapo t'i lash flokët e të të dalë ngjyra gri dhe sapo të heqësh këto rroba të shëmtuara.

Rakela shtangu në vend.

Lea qeshi dhe bëri një hap pas.

- E dua shumë gjyshen, por ne të dyjave nuk na rrinë mirë rrobat e saj.

Rakela fshiu lotët me kurrizin e duarve, duke imagjinuar se duhej të ishte bërë vija-vija nga makijazhi.

Lea nxori një shami nga xhepi dhe ia zgjati Rakelës.

- Edhe unë, sapo Frederiku të bëhet më mirë, do t'i tregoj se sa shumë e dua. Do t'i tregoj për mënyrën se si e vështroj, se si i buzëqesh, se si i prek dorën. Nuk mund të të fajësoj për atë që të ka ndodhur. Nuk mund të të fajësoj se je e dashuruar.

- Por gjyshja tha se...

- Çfarë tha? Se nuk duhet të rrezikosh kur të kalosh nëpër fshat me fëmijët?

Rakela pohoi me kokë.

- Gjyshja është e frikësuar dhe ka të drejtë. E ka për të mirën tonë, por puna që do të bësh, është në të mirë të njerëzve, është shumë më e nevojshme nga ç'e mendoja fillimisht. Famullitari më tregoi se çfarë po u ndodh hebrenjve që i dërgojnë në Poloni dhe ti nuk mund ta imagjinosh.

- Unë mund të kisha... Ndoshta mund ta mbulosh ti orën time të dramës, ndërsa unë mund të kujdesem për fëmijët që do të sjellësh.

Lea shfryu.

- Rakela, ta kam thënë një herë, unë nuk marr vesh nga aktrimi, kurse ti acarohesh edhe me Amelinë. Si do t'ia bësh kur të kesh përpara një tufë me fëmijë?

- E si mund t'i mësoj kur nuk di si t'i disiplinoj?

- Por është e thjeshtë: aktrimi është profesioni yt. Të ndoqa me vëmendje sot dhe m'u duke fantastike. Rrëshqite një çast, por je aktore e shkëlqyer.

Rakela e pa të motrën sikur po e shihte për herë të parë. Nga mbiu papritur ajo motër binjake aq bujare?

- Duhet ta marrim më shtruar, ne jemi më shumë se motra. Tani jemi një skuadër. Duhet të sillemi e të mendojmë si një njeri i vetëm. Vetëm kështu njerëzit do të binden se jemi i njëjti person.

- Ta pata thënë.

- Nuk ma kishte marrë mendja se ishte e mundur, por sot takova jetimen e parë për të cilën duhet të kujdesemi. Sot u binda se duhet ta përmbushim këtë mision. Nga gjithë familja e saj ka mbetur vetëm ajo. Ka shpëtuar krejt rastësisht. Ishte në shtëpinë e një shoqeje kur Gestapoja kishte arrestuar familjarët e saj.

- Ku...

- Do të vijë këtu pasi të errësohet. Do ta sjellë shef Shradi, përgjegjësi i pyjeve. Do të shtiret sikur po dorëzon një porosi që kemi bërë për dru zjarri.

- Kush është shef Shradi, përgjegjësi i pyjeve? - pyeti Rakela dhe ndjeu se e kaploi paniku kur mori vesh se, pak nga pak, rrethi i njerëzve të saj të besuar duhej të zgjerohej.

- Nuk e dija se kishte edhe njerëz të tjerë të përfshirë, të cilët ndihmojnë në mënyra të ndryshme. Nuk jemi të vetmet. Megjithatë, sa më pak të dimë, aq më mirë do të jetë.

Rakela pohoi me kokë dhe e dinte mirë se ato fjalë ishin më se të vërteta. Pak kohë më parë, edhe Xhejsoni dhe Sheila i kishin thënë të njëjtën gjë.

- Ka dhe diçka tjetër, - shtoi Lea dhe buzëqeshi. - Mendoj se... ndoshta edhe zoti Jang të dashuron. Mënyra se si të ndiqte me sy, ishte shumë më e rrezikshme sesa kundërpërgjigjja jote.

Zemra sa nuk i doli vendit dhe mezi po mbushej me frymë. Ajo nuk kishte vënë re asgjë të tillë, por mbante mend vetëm vajzën bukuroshe amerikane që i rrinte në krah.

# 42

Nga dollapi ku ishte fshehur, Rakela dëgjoi kërcitjen e derës së kuzhinës. Brenda hyri një burrë, të cilin gjyshja e thërriste shef Shradi.

- Rakela, - thirri pas pak ajo me zë të ulët. - Eja të njihesh me vajzën që do të strehohet këtu te ne.

Rakela shtyu derën e dollapit dhe u bë gati të shihte sytë e trembur të një fëmije hebre. Nuk ia kishte marrë mendja se do të shihte bionden me forma tërheqëse që ishte krah Xhejsonit, e cila atë çast po dilte nga një thes që ishte lënë në mes të kuzhinës.

- Qenke ti?! - brofi Rakela. - Fotografja?

Vajza zgurdulloi sytë kafe dhe pohoi me kokë, duke parë herë njërën binjake, herë tjetrën.

- Erdhi deri në fshat duke u hequr si fotografe, - tha Lea. - Rivka, kjo është ime motër, Rakela.

- Ju jeni... kaq të ngjashme, pothuajse njëlloj, - tha Rivka, duke iu marrë goja. Atë çast, ajo nuk dukej aspak si amerikane.

- Kjo është gjyshja jonë, zonja Breisner. Rivka, mirë se erdhe në shtëpinë tonë!

- Mirë se erdhe! - përsëriti gjyshja dhe i zgjati dorën. - Mbesat e mia janë binjake identike, - shtoi ajo si për t'i shuar kureshtjen Rivkës. - Rakela, tregoji vajzës vendin ku do të flejë, ndërkohë që unë po ngroh gjellën, - tha gjyshja dhe i rrahu lehtë supet vajzës, e cila, nga shprehja e habitur e fytyrës, dukej se ishte ende shumë e re. - Besoj se duhet të jesh shumë e uritur.

Rivka pohoi me kokë dhe shikonte nga Rakela, sikur ajo do ta kafshonte nga çasti në çast.

- Hidhi një sy vendit ku do të rrish, - i dha zemër Lea. - Rakela do të të sqarojë për të gjitha, ndërsa unë po shkoj të shoh Frederikun.

Pështjellimi që i ishte krijuar Rakelës që kur e kishte parë atë vajzë me Xhejsonin, sikur iu shtua edhe më shumë. Sidoqoftë, ia bëri me shenjë Rivkës që ta ndiqte. Kaluan nëpër dollapin e vogël dhe murin pas tij e pastaj ngjitën shkallët që të çonin në papafingo.

- Punë me mend! - pëshpëriti Rivka sapo arritën në papafingo. - Ç'strehë e fshehtë!

- Jemi munduar të sajojmë diçka, por nuk duhet të bësh zhurmë, as edhe një fjalë.

- Po, - tha Rivka dhe uli sytë.

- Kjo është Amelia, - i tha Rakela dhe bëri me dorë nga vajza e vogël e mbuluar me batanije, e cila po flinte pranë tubit të sobës. - Ajo nuk flet, por ndien çdo gjë, ndaj mundohu të mos e trembësh kur të ngrihet, se mund të qajë e të bërtasë dhe pastaj e dëgjojnë.

Rivka nuk foli, kurse Rakela provoi një ndjesi të çuditshme, ndjesinë për ta mbrojtur Amelinë.

- Ajo reagon ndaj lëvizjeve me duar dhe shprehjeve të fytyrës, por nuk e kupton se çfarë themi.

- Kjo qenka vajza e vogël për të cilën më ka folur Xhejsoni! Ai ishte shumë i shqetësuar për të, - tha Rivka me gëzim. - Ai më mësoi diçka nga gjuha e shenjave për të komunikuar me të, në rast se do të ishte ende këtu, si për shembull, si thuhet "teta Rakela" dhe gjëra të tjera. Më bëhet zemra mal që ajo qenka shëndoshë e mirë!

Rakelës iu ngritën qimet përpjetë. Nuk e dinte nëse duhej të ndihej e kënaqur që Xhejsoni i kishte mësuar Rivkës se si të thoshte me shenja "teta Rakela" apo të inatosej se ai i kishte rrëfyer asaj aq shumë gjëra. Rakela tërhoqi dyshekun e saj prej kashte më pranë Amelisë, duke e lënë atë të Rivkës pranë shkallares.

- Ime motër tha se ke ardhur vetëm, apo jo? - e pyeti Rakela dhe as vetë nuk e kuptoi se ç'ishte ajo ndjesi dashakeqe, që e shtyu të theksonte se kishte një motër, një familje.

- Po, - u përgjigj Rivka duke shikuar mënjanë.

Rakela u pendua menjëherë, u ndje e turpëruar për fjalët e pavend, megjithatë nuk e zbuti tonin e zërit.

- Ke pizhame?

- Kam këmishë nate, - pëshpëriti Rivka. - Kam vetëm rrobat e trupit. Vesha ç'munda.

Rakela nuk e dha veten.

- Bëhu gati për gjumë, pastaj eja poshtë. Ndërkohë, gjyshja duhet ta ketë ngrohur gjellën. Sa herë që të dëgjosh ndonjë zhurmë ose trokitje në derë, duhet të hysh me vrap në dollap dhe të qëndrosh te këmbët e

shkallës. Deriçka e papafingos duhet të lihet gjithmonë e mbyllur, në rast se ndodh ndonjë e papritur. Nuk duhet të rrezikojmë.

- Të kuptoj.

- Kështu le të shpresojmë, për të mirën e të gjithave ne, - i tha Rakela, por nuk mund ta shikonte Rivkën në sy. Zbriti shkallët dhe kaloi nëpër dollap, duke e lënë vetëm vajzën e re, pa i ofruar ndonjë ndihmë kushedi se çfarë.

Sapo shtëpia ra në qetësi dhe Rakela dëgjoi frymëmarrjet ritmike të Amelisë dhe Rivkës, u kthye nga ana tjetër. Ishte treguar e sertë dhe e pashpirt me vajzën e sapoardhur. E përse? Vajza kishte humbur gjithçka në jetë, çdo njeri të dashur të familjes, ndërsa Rakela, ndonëse edhe ajo vetë po fshihej në Oberamergau, ishte e rrethuar nga njerëz që e donin, nga familjarët e saj, të cilët po rrezikonin jetën për të. Pse të mos tregonte edhe ajo të njëjtën dashamirësi me Rivkën, e cila kishte aq shumë nevojë?

U rrotullua sërish mbi dyshekun prej kashte, duke e ditur shumë mirë përgjigjen. "Xhejsoni vetëm sa po e ndihmon këtë vajzë apo është joshur pas saj? Por dukej aq i dhënë pas saj teksa ajo provonte atë varësen."



Frederiku, ende i zhytur në errësirë, dëgjonte lutjet pëshpëritëse të Leas dhe zërin e gjyshes që lexonte pjesë nga Bibla. Ëndrra dhe zëra të tjerë shkonin e vinin: pëshpërima grash, lutje të priftit të kishës së tij, nxitimin e njerëzve që nuk i njihte. Të gjitha shtilleshin e përziheshin dhe në fund, shndërroheshin në urdhrat e makthshëm të rreshterit, në gjëmime artilerie dhe shpërthime dinamiti. Kishte raste kur bërtiste e lëshonte ca britma rrëqethëse e të frikshme. Në ato raste, një fllad i freskët alpin, që frynte nga malet, i ledhatonte ballin dhe e qetësonte. Ndonjëherë, mbi krahë, i binin ca pikla dhe ai imagjinonte sikur ishin rrëke të ngrohta shiu ose lotësh. Njëherë, u bind se po shijonte supën me patate, që mund ta gatuante vetëm gjyshja e Leas. U përpoq me të gjitha forcat të reagonte, të prekte diçka, por nëse truri do t'i urdhëronte muskujt, ai mund të bënte edhe më shumë se aq: mund të lëvizte duart, të lëvizte buzët e të fliste dhe të hapte sytë e të shihte. Gjithsesi, rreth tij vazhdonte të mbizotëronte errësira dhe ai nuk mund të shpëtonte prej saj.



Rakela e pati të vështirë të mbante mend emrat e fëmijëve gjatë orës së parë të mësimit, po loja improvizuese[42] që u mësoi, ua mori mendjen dhe i argëtoi pa masë. Kur mbaroi mësimi, ata dolën nga klasa të mahnitur, duke hedhur sa andej-këtej këmbët e vogla.

Në fund të orës së dytë me fëmijët, Rakela po mblidhte gëzueshëm mjetet mësimore kur në klasë u fut famullitari Bauer.

- Kemi arritur në një përfundim, - iu rrëfye trishtueshëm famullitari gruas, për të cilën mendonte se ishte Lea. - Nuk mund të bëjmë asgjë më tepër. Bordi u mblodh mbrëmë, at Oberlangeri njoftoi gazetat lokale sot në mëngjes dhe unë i dërgova fjalë zotit Jang në Mynih, që ta transmetojë në shtypin e huaj. Për vitin 1940, "Pasioni i Krishtit" është anuluar[43], - shtoi dhe hodhi sytë drejt saj. - Më vjen keq! - i tha në fund.

Asgjë nuk do ta kishte gëzuar më shumë Rakelën, e cila hiqej si Lea, duke e ditur se ajo nuk do të lejohej të merrte pjesë në prova. Në kohë lufte, ishte krejt ndryshe të organizoje mësim pas shkollës, aq më tepër pa regjisorët e duhur për një shfaqje si "Pasioni i Krishtit", që vinin posaçërisht për këtë ngjarje, por Rakela nuk do ta shfaqte haptazi lehtësimin e saj. Lea dhe gjyshja ia kishin shpjeguar se sa e rëndësishme ishte drama për fshatarët. Ajo jo vetëm që tregonte përmbushjen e zotimit për ta interpretuar atë shfaqje një herë në dhjetë vjet, por edhe u sillte mjaft të ardhura hoteleve, restoranteve dhe industrisë së gdhendjes në dru, nga turistët e shumtë që vinin për të ndjekur shfaqjen.

- Nuk di ç'të them. Banorët e fshatit do të mbeten shumë të zhgënjyer.

- Fajin e ka lufta. Siç thuhet, britanikët na kanë detyruar të fillojmë luftën, - tha ai gati nëpër dhëmbë. - Shumë prej aktorëve tanë kryesorë janë rekrutuar në front. Gjermanët nuk mund të vijnë, nuk kanë karburant për udhëtime të tilla, pastaj edhe ushqimi, si çdo gjë tjetër, është i racionuar. Sigurisht që nuk do të vijnë ta shohin britanikët dhe amerikanët. Jo se nuk janë të mirëpritur, jo, - tha dhe ngriti supet. - Kur kjo luftë e mallkuar të ketë mbaruar, ndoshta do të kenë dëshirë të vijnë përsëri dhe ndoshta Gjermania do t'i mirëpresë.

---

42 Teatër improvizues është një lloj performance, ku pjesa më e madhe apo gjithçka e asaj që interpretohet, krijohet në çast. Në formën më të pastër, dialogu, veprimi, historia dhe personazhet krijohen bashkërisht nga aktorët gjatë improvizimit, pa pasur nevojë për skenar të parapërgatitur.

43 Ky është një fakt historik. Në vitin 1940, shfaqja e programuar për atë vit, u anulua për shkak të Luftës së Dytë Botërore.

Rakela nuk dinte ç'të thoshte për ta ngushëlluar.

- Por mund të shfaqet në vitin 1941. Atëherë, edhe lufta do të ketë mbaruar, - tha Rakela, kurse ai e vështroi sikur ajo të kishte bërë ndonjë sakrilegj. - Ose në vitin 1942, - shtoi duke u përpjekur të thyente atë heshtje të sikletshme.

Ai u ngrys edhe më shumë, duke e këqyrur me vëmendje.

"Zakonisht shfaqjen e organizojnë në vitin e parë të dekadës, por nuk ka rëndësi nëse e bëjnë një apo dy vjet më pas, përderisa kanë nevojë për paratë që lëvrohen në atë periudhë", - mendoi ajo. Gjithsesi, çfarëdo që ajo të kishte thënë, për famullitarin nuk kishte qenë ngushëlluese. Kështu, e la fare atë bisedë, u kthye, futi të gjitha sendet në çantë dhe i uroi natën e mirë. Gjatë gjithë rrugës për në shtëpi, pyeste veten, e shqetësuar, se ç'mund të kishte menduar ai.

Ishte munduar të sillej me maturi e të fliste në dialektin bavarez; rrobat që kishte veshur, ishin të Leas, madje i thoshte shpesh vetes se ishte e motra. Çfarë mund të kishte vënë re ai? Pse u turbullua ashtu?

Lea i kishte kërkuar me ngulm famullitarit që fëmijët dhe prindërit e tyre të zgjidhnin ose orën e muzikës ose atë të dramës, jo të dyja. Ai kishte rënë dakord, duke e argumentuar se ishte një mënyrë e mirë që fëmijët të profilizoheshin sipas talenteve që kishin. Ajo zgjidhje ishte në të mirë të Rakelës dhe Leas, pasi fëmijët nuk do të kishin mundësi të bënin krahasimin ndërmjet zonjës Hartman, mësueses së muzikës, dhe zonjës Hartman, mësueses së dramës.

Dy orët e para kishin shkuar më mirë nga ç'kishte menduar Rakela - e kishte bezdisur disi prania e vazhdueshme e një djali që bënte pjesë në Rininë Hitleriane e që e quanin Maksimilian. Fëmijët ishin më entuziastë, më të gjallëruar e më të mrekullueshëm nga sa e kishte imagjinuar, kështu që nuk i kishte ndier aspak orët e mësimit. Ah, sikur të mos kishte tërhequr vëmendjen e famullitarit! Ah, sikur ta dinte se ç'kishte bërë që kishte ngjallur kureshtjen e tij!

Pasi u kthye nga pazari, Leas iu desh gjysmë ore dhe një ibrik me çaj për ta qetësuar Rakelën e për ta siguruar se do të sqarohej çdo gjë me famullitarin.

- Ti nuk ia pe sytë. Ai dyshon për diçka. Nuk e di se ç'bluan në kokë.

- Nëse dyshon për diçka, do të ma thotë. Ai ka besim tek unë. Pastaj, ne po fshehim Rivkën me kërkesë të tij.

Rakela pohoi me kokë, duke u përpjekur të mbushej me frymë.

- Tani, më trego për orën e mësimit, për fëmijët! Kur e takova pasdite në fshat, famullitari më tha se kemi një nxënës që është regjistruar në të dyja orët e mësimit. Unë thjesht i buzëqesha kur më shkoi ndër mend se për kë e kishte fjalën.

- Henrik Helpmani. Më duket se nuk ka ku të shkojë pas mësimit dhe nuk do që të kthehet në shtëpi. Mendoj se ka rënë në dashuri me ne të dyja, - tha Rakela dhe buzëqeshi. - Ashtu si ai shejtani, Maksimilian Grieseri.

- Maksimiliani?! Po ai nuk mund të jetë pjesë e klasës. Ai është të paktën pesëmbëdhjetë vjeç.

- Ai vjen vërdallë tërë kohën dhe është i gatshëm të më mbajë librat e të më lëvizë mjetet mësimore. Madje mund të bëjë çfarëdo që i them unë. Fryhet si gjel, por jam e bindur se është i padëmshëm, vetëm se e ka zënë një çikë qymyri.

Lea ngrysi vetullat.

- I kam thënë famullitarit që ta mbajë larg nesh. Të lutem, mos e afro! Mund të na hapë telashe.

Rakela u ndje paksa e fyer.

- Unë kurrë... - dhe e la fjalinë në mes. Më mirë të ndryshonte temën e bisedës. - Henriku është një çamarrok që ndonjëherë mund të jetë shumë kreativ, por edhe shumë serioz, - tha dhe vuri filxhanin mbi pjatën e vet. - Një nga profesorët e mi thoshte gjithmonë se aktrimi në jetën reale është praktika më e mirë për të qenë i përsosur në skenë. Nuk e di se çfarë, por dyshoj se Henrikut i ka ndodhur diçka në jetë, që i ka dhënë aftësinë t'u thellohet personazheve që interpreton.

- Di që nëna e tij nuk është mirë. Humbi një fëmijë vitin e shkuar. Më kanë thënë se shkoi në spital për të lindur, por doli andej pa fëmijë. Pak kohë më pas, të shoqin e rekrutuan në ushtri. Duhet të ketë qenë e tmerrshme.

- Henriku është fëmijë i vetëm?

- Po.

- E ç'i do të tjerët? Ai është sa për tre, - tha me shaka Rakela.

Lea buzëqeshi.

- Të paktën ajo e ka një fëmijë.

Në dhomë, pllakosi një heshtje e pazakontë dhe në sfond dëgjohej vetëm tiktaku i orës.

- Nuk e kam menduar më parë... - filloi të fliste Rakela. - Në gjendjen që është Frederiku... vështirë se mund të bëheni me fëmijë.

Qetësia e Leas e vuri më shumë në siklet Rakelën. Sa do të donte të mos e kishte hapur gojën fare!

Lea u ngrit dhe la filxhanin e saj në lavaman. I kishte kthyer shpinën së motrës dhe rrinte si e ngrirë.

- Më vjen keq, nëse thashë ndonjë gjë të gabuar, - i tha Rakela, por Lea vazhdonte të qëndronte si statujë.

Për herë të dytë atë ditë, Rakela dëshiroi që më mirë të mos e kishte hapur fare gojën. Nuk dinte ç'të bënte, nuk donte ta lëndonte, por e ndjeu dhimbjen e së motrës njësoj sikur të ishte Lea, që ishte gjak i saj e me të cilën po afrohej çdo ditë e më tepër.

- Çfarë mund të bëj për ty?

Lea tundi kokën në shenjë mohimi dhe vazhdonte të qëndronte te lavamani. Në dhomë, vazhdonte të mbizotëronte një heshtje varri dhe dëgjohej vetëm tiktaku i orës.

- Më thuaj diçka! - foli Lea, pa u kthyer.

Rakela priti, duke mbajtur frymën.

- Në institut, në Frankfurt... a të kanë... bërë ndonjëherë ndonjë ndërhyrje?

- Për çfarë?

- Nuk ka rëndësi për çfarë.

- Nuk më kujtohet mirë, por... jo, jam e sigurt që nuk më kanë operuar.

- Nuk të kanë mbajtur asnjëherë për ndonjë vizitë të zgjatur? Për disa ditë? Një javë apo më shumë? Nuk të kanë bërë asnjëherë anestezi?

- Jo. Gjithmonë bëja kontrollet e zakonshme, që zgjatnin dy ose tri orë, një herë në dy vjet. Në përgjithësi, ndiqnin të njëjtën procedurë, pastaj uleshim me mjekët për drekë apo për darkë në ndonjë restorant të mirë ose shkoja në opera në mbrëmje me babanë dhe doktor Vershuerin, ose doktor Mengelenë, që ishte shumë i mërzitshëm. Për hir të së vërtetës, ata tregoheshin përherë të këndshëm me mua dhe më trajtonin shumë mirë. Në fakt, tregoheshin pak servilë, për shkak të postit të tim eti, mendoj. Nuk më pëlqente ai vend, por nuk ma thanë kurrë arsyen pse më çonin përherë aty.

Lea vazhdonte të qëndronte pa lëvizur.

- Do të më thuash çfarë ke tani?

Kur Lea u kthye nga Rakela, në fytyrën e saj kishte zënë vend mjerimi. Rakelës sa nuk i ra pika.

Ato panë njëra-tjetrën në sy, por vetëm me aq, Rakela nuk mund ta kuptonte se çfarë kishte ndodhur. Mos kishte të bënte me faktin që Lea nuk kishte fëmijë? Mos i kishin bërë ndonjë gjë të tmerrshme në institut?

- Çfarë të kanë bërë atje?

Lea u mat të fliste, por nuk nxori dot asnjë fjalë.

- Lea! - tha Rakela dhe i shtrëngoi duart së motrës, por atë çast, të dyja brofën në këmbë, pasi dëgjuan një trokitje të fortë në derë.

Rakela kapi filxhanin e saj dhe u largua nga dhoma për t'u futur në dollap.

# 43

Lea u përpoq të normalizonte rrahjet e shpejta të zemrës.

I dukej sikur kraharori dhe koka do t'i shpërthenin nga çasti në çast. Vuri pëllëmbët mbi faqet që i përcëllonin. Një trokitje tjetër e solli në vete.

- Zonja Hartman!

Lea mori frymë thellë e më pas hapi derën.

- Shef Shradi! Nuk ju prisja. Nuk ju prisnim sot, - i tha dhe ndërkohë po përpiqej të kujtonte mos ndoshta kishte ardhur të merrte ndonjë porosi. "Shpresoj të mos ketë sjellë dikë tjetër për të ndenjur këtu, të paktën jo tani!"

- Një surprizë! Një dhuratë nga gazetari, qiraxhiu i shtëpisë suaj, - tha ai dhe i shkeli syrin.

- Një dhuratë?!

- Mund të bëni pak pas? Duhet ca vend për këtë, - tha burri dhe futi brenda një bredh.

- Një pemë?

- Po, po. Një pemë Krishtlindjeje! Zoti Jang më tha se dëshironte t'i dërgonte diçka në shenjë mirënjohjeje qiradhënëses së tij, që e ka mirëpritur në shtëpi. Më tha gjithashtu që t'ju them se ai shpreson që të kthehet sa më shpejt, pasi po punon për një artikull tjetër për shtypin amerikan.

- Më bëhet qejfi.

Sakaq, në prag të derës, u shfaq gjyshja, me krahët kryqëzuar në kraharor.

- Një pemë! Një pemë Krishtlindjeje! Oh, shef Shradi, jeni treguar shumë i mirë!

- Nuk duhet të më falënderoni mua.

- Lea, a ta vendosim në dhomën tënde? Kur Frederiku të përmendet, të jetë gjëja e parë që do të shohë.

- Jo, zonja Breisner, do të jetë gjëja e dytë, - i tha burri dhe ngriti pemën. - Tani, më thoni se ku duhet ta vendos.



Me të ikur shef Shradi, gjyshja thirri Rakelën, Rivkën dhe Amelinë që të shihnin pemën. Pastaj, i tha Rakelës që të kthehej prapë në papafingo, sepse atje kishin një kuti me zbukurime.

Kur Rakela erdhi, e gjeti gjyshen me krahun hedhur rreth shpatullave të Rivkës.

- Nuk ma do mendja se ke zbukuruar ndonjëherë një pemë, e dashur.

Me shumë seriozitet, Rivka tundi kokën në shenjë mohimi.

- E po, je në vendin e duhur për të mësuar, - i tha gjyshja. Amelia përplaste duart dhe kërcente nga gëzimi, kurse gjyshja qeshte me gjithë shpirt kur shikonte harenë e vogëlushes.

Në gjithë atë atmosferë, Rivka dukej sikur t'i kishin kërkuar të hante mish derri, që feja e saj hebraike nuk ia lejonte.

- Oh, ç'aromë fantastike! - tha Rakela dhe preku me gishta degët aromatike, e kënaqur që Rivka nuk dukej e dhënë pas pemës. "Ndoshta kjo do ta ndihmojë të kuptojë se ajo dhe Xhejsoni janë shumë të ndryshëm."

- Më mirë të presim derisa fëmijët të kenë ikur! - këshilloi Lea, më e zbehtë se zakonisht.

- Fëmijët?! - pyeti Rakela e gati sa nuk shqeu sytë. "Nuk besoj të ketë marrë të tjerë!" - mendoi.

- Ne nga anët tona, kemi një traditë që quhet *klopfelsingen*. Fëmijët shkojnë shtëpi më shtëpi dhe këndojnë këngë gazmore, - tha Lea duke e qetësuar. - Unë do t'i shoqëroj. Ju mund të dëgjoni, por duhet të qëndroni të fshehura! Nuk duam që pastaj gratë e fshatit të na vijnë e të përgjojnë pas perdeve.

- Ka dhe diçka tjetër, - pëshpëriti gjyshja sikur po tregonte ndonjë sekret të madh, duke bërë me gisht nga kuzhina. - Ejani të shihni se ç'na ka sjellë tjetër shef Shradi. Një dhuratë tjetër nga djaloshi yt, - dhe fjalët e fundit i tha duke i buzëqeshur Rakelës, e cila mendoi se, më në fund, gjyshja e kishte falur për gafën që kishte bërë në panair.

- Krap! - tha Rivka e habitur kur pa peshkun që shllapuritej në një kazan.

- Oh, ma bëri qull dyshemenë! - tha gjyshja, duke qeshur.

- Një krap për Krishtlindje! - u hodh Lea e mrekulluar. - U bë tre vjet që nuk hamë peshk.

Gjyshja buzëqeshi.

- Ta lëmë të pllaquritet deri për Krishtlindje, - tha dhe shtrëngoi Amelinë pas vetes. - Dhe ti, zonjushë e vogël, mund të vish ta shohësh çdo ditë.

Sikur të kishte kuptuar çdo fjalë, Amelia, që rrezatonte nga gëzimi, ngriti dorën për të lëmuar rrudhat e thella në faqet e gjyshes, që i krijoheshin sa herë buzëqeshte.



Xhejsoni edhe e kishte zët Krishtlindjen, edhe ia kishte qejfi të festonte. Në të vërtetë, as vetë nuk e dinte se çfarë donte. Dinte vetëm se ajo natë, në një qytet në kohë lufte, pa dhurata, pa familje e me ushqime të thata, ishte më e vetmuar dhe më e zymtë sesa çdo natë tjetër Krishtlindjeje që kishte kaluar më parë.

Gjermanët ishin të fiksuar pas pemës së Krishtlindjes më shumë sesa amerikanët. Pavarësisht se në ato kohë mundësitë ishin të pakta, ata do ta gjenin gjithmonë një mënyrë për të zbukuruar pemën që e vendosnin përballë dritares. Rregullat e vendosura i detyronin njerëzit që të mbyllnin perdet e pastaj grilat, që të bëhej terr i plotë. Në atë errësirë, nuk dallohej as edhe një dritëz qiriri apo llambë e ndezur dhe po të mungonte edhe pema, atmosfera do të ishte më e trishtuar dhe më e ftohtë.

Ai do të shkruante për këngën "Natë e qetë[44]", ndaj kishte shkuar në Oberndorf, ku ishte interpretuar për herë të parë ajo këngë Krishtlindjeje. Sa nostalgji mbartte ai vend, një ndjenjë që Xhejsoni nuk e përjetonte prej vitesh. Atë vit, në mes të errësirës, urrejtjes, ligësisë së nazistëve dhe veçanërisht për shkak të Rakelës dhe Amelisë, që ndodheshin në një vend ku nuk guxonte të shkonte, ai ndjeu mall dhe dëshiroi të ikte sa më parë prej aty.

Do të ishte mirë të bëhej pjesë e diçkaje të dëlirë, të shenjtë, qoftë edhe për një orë. Dëshironte të dëgjonte e të këndonte me banorët e zonës fjalët e thjeshta dhe hyjnore të poemës së Xhozef Mohrit, shoqëruar nga muzika e Franz Gruberit.

Kisha e vogël me kube të zeza, e njohur gjerësisht si Kapela e Natës

---

44 "Nata e qetë" (nga gjermanishtja: "Stille Nacht") është një këngë Krishtlindjeje që u interpretua për herë të parë në qytetin e vogël të Oberndorfit, në Austri.

së Qetë[45], ngrihej mbi një kodër me gjelbërim të përhershëm dhe ishte zbukuruar me kurora pishe dhe fjongo të kuqe. Kisha monumentale, në formë tetëkëndëshe dhe me akustikë mahnitëse, ishte rindërtuar disa vjet më parë, shumë kohë pasi ajo origjinalja ishte rrënuar nga përmbytjet.

Xhejsoni eci përqark saj, duke e kundruar nga çdo kënd. Kishte biseduar një orë me vendasit, duke pirë birrë, dhe më pas, tridhjetë minuta me klerikët. Me informacionet që kishte marrë, e kishte të lehtë ta shkruante artikullin. Pavarësisht se ishte i kënaqur që gjendej në një vend të atillë, Xhejsoni dëshironte më shumë të dëgjonte zërat e ëmbël të korit të Leas kur këndonin himnin e mrekullueshëm.

*Natë e qetë! Natë e shenjtë!*
*Gjithçka është e paqtë, e shndritshme.*
*Ja ku janë, Virgjëresha dhe fëmija,*
*Foshnja e shenjtë, e dashur dhe e shtrenjtë.*
*Fle në paqen qiellore!*
*Fle në paqen qiellore!*

Për herë të parë në jetën e Xhejsonit, Krishti ishte shumë më tepër sesa një foshnjë në djep. Ai ishte Mesia për hebrenjtë dhe Shpëtimtari i njerëzimit. Shpëtimtari për të cilin Gjermania dhe gjithë bota kishin aq shumë nevojë. Xhejsoni ndihej i mrekulluar nga dashuria e pakufi që Ai i falte njerëzimit. Do të kishte qenë shumë e thjeshtë që Jezusi t'i kthente shpinën botës, e cila e kishte mohuar gjithnjë.

Atë gjë e kishte kuptuar kur kishte lexuar për herë të dytë veprën "Kostoja e ithtarisë". Pasazhet biblike që shpjegonte Bonhoeferi, e kishin goditur fort egon e Xhejsonit dhe arrogancën e tij. Përmes Krishtit, ai kishte zbuluar një jetë të re, një identitet të ri dhe një vizion të qartë. Ai po ndryshonte, po transformohej në një mënyrë që e kishte të pamundur ta shpjegonte dhe tanimë, më shumë se kurrë, e dinte se Zoti ishte pranë tij; ai Zot të cilin më parë nuk e kishte njohur.

E kishte pasur më të lehtë të pajtohej me mendimet e zonjës Bergstrom, për sa i përket lëvizjes dhe fshehjes së fëmijëve që Rajhu donte të zhdukte, sesa të pranonte nocionet e vetëmohimit, rilindjes së vetes dhe të jetuarit

45 Në origjinal: *Stille-Nacht-Kapelle.*

vetëm për Krishtin. Përballja me rreziqet ishte një eksperiencë e re për të, madje mund të krijonte edhe varësi nga vërshimi i papërmbajtshëm i adrenalinës. Por edhe marrëdhënia e çuditshme me armikun, nëpërmjet shkrimeve të tij, ishte diçka e re, ndaj Xhejsoni kishte nevojë për më shumë kohë për të përvetësuar ato risi e për të kuptuar se ç'ishte më e mira në ato kohë lufte.

Në kodrën e mbuluar nga dëbora, nuk dukej këmbë njeriu. Xhejsoni u vërtit sërish përreth kishës, duke futur duart e bëra akull thellë në xhepat e palltos. Së shpejti, kisha do të gëlonte nga njerëzit. Donte që edhe Rakela të ishte atje, për të ndjekur meshën bashkë me të e për të kundruar paqen qiellore. Pyeste veten nëse ajo do ta kuptonte realitetin e ri të Xhejsonit dhe se sa rëndësi kishte ai për të.

Gjithashtu, vriste mendjen nëse Rakelës do t'i pëlqente dhurata e tij, nuk e dinte nëse Rivka ia kishte dhënë apo do të priste deri mëngjesin e Krishtlindjes.

Dëshironte shumë ta kishte pranë vetes fotografinë ku kishin dalë Rakela dhe Amelia, por nuk e kishte larë, pasi rreziku ishte i madh. Pas asaj që i kishte ndodhur me Gerhard Shlikun dhe larot e tij, nuk guxonte të mbante me vete një provë të atillë. Edhe sikur të mos e njihte vajzën e tij të veshur si djalë, Shliku nuk do ta ngatërronte Rakela Kramerin me Lea Hartmanin. Kur kishte qenë në Oberamergau, ishte treguar kokëkrisur që kishte shkuar ta merrte filmin në shtëpinë e Leas gjatë Panairit të Ardhjes së Krishtit. Më mirë që e kishte fshehur atë film, duke pritur çastin e duhur për ta larë. Ndërkohë, nuk i mbetej gjë tjetër veçse të ëndërronte.



Era dhe bora shtilleshin rreth e qark, duke rrapëllirë mbi xhamat e dritareve të shtëpisë së ngrohtë të gjyshes. Në sobë, qymyri digjej me kërcëllimë. Radioja zhurmonte dhe fjalët e spikerit nuk mund të dëgjoheshin qartë.

- Eh, ç'kohë e keqe! - psherëtiu gjyshja tek vuri pjatat në raft dhe fshiu duart pas përparëses. - Nuk e di se si do t'ia bëjmë nesër për të shkuar në kishë. Rruga teposhtë kodrës ka zënë akull.

- Duhet të sjell më shumë dru përpara se të biem të flemë, - tha Lea, mori pallton dhe e hodhi supeve.

- Kemi qymyr sa të duash dhe ti ke blerë edhe një stivë të madhe me dru. Nuk kemi ndër mend ta harxhojmë gjysmën deri në mëngjes.

- A e ke idenë se sa do të shkojë trashësia e dëborës, nëse vazhdon të bjerë me këtë ritëm? Të marr ca dru përpara se të jetë shumë vonë, - nguli këmbë Lea, veshi dorezat dhe doli në errësirë.

Gjyshja psherëtiu përsëri. Më parë, atë punë e bënte Frederiku, derisa shpërtheu ajo luftë e mallkuar, ndërsa më vonë, gjithë barra i mbeti Leas. Rakela e ndihmonte me punët e shtëpisë, por nuk kishte mbajtur asnjëherë ndonjë barrë të rëndë. Gjyshja e kuptonte se ajo po përpiqej me të gjitha forcat të ndryshonte, të merrte përgjegjësi, të hidhte poshtë idenë se ishte më e privilegjuar se të tjerët. Jeta familjare, ku secili jetonte për tjetrin dhe të gjithë jetonin për Zotin, ishte diçka e re për të.

- Ka mbetur si peshku pa ujë, - murmuriti gjyshja. "Do të duhet shumë kohë, nëse do të ndodhë ndonjëherë, që edhe ajo të kontribuojë si Lea."

Frederiku vazhdonte të rrinte në shtrat dhe ishte bërë kockë e lëkurë. Nuk reagonte fare dhe nuk i kishte hapur sytë, qoftë edhe një herë, që kur infermierët e spitalit ushtarak e kishin sjellë në shtëpi. Ndonëse Lea e përballonte atë gjendje me qetësi dhe durim, shqetësohej gjithnjë e më shumë për të shoqin. Gjyshja e vinte re shumë mirë atë gjë, në tensionin që pasqyrohej në fytyrën e saj, në sytë që i shkëlqenin nga lotët që mezi i mbante, dhe në mënyrën se si i varte shpatullat kur ulej e dërrmuar në divan. Madje edhe gëzimi që kishte ndier gjithmonë në prani të fëmijëve të korit, sikur po i venitej.

Gjyshja nuk u kishte thënë gjë mbesave, por dallimi mes tyre ishte më i qartë dhe shumë shpejt edhe fshatarët do ta vinin re. Nuk donte as ta mendonte se ç'do të bënin ata, po ta zbulonin.

Gjyshja afroi karrigen pranë sobës dhe u përkul të ndryshonte kanalin e radios. Në të gjithë shtëpinë, kumboi zëri i lartë i Fyhrerit. Ajo u spraps instinktivisht e pastaj u kthye për të ndërruar kanalin.

Ai stacion raportonte për një shtëpiake berlineze, e cila ia kishte vjedhur tallonët e ushqimeve fqinjës së saj dhe ishte dënuar me tre muaj burg, pikërisht ditën e Krishtlindjes.

"Ndoshta ka dashur të ushqejë fëmijët, e gjora. Sa shumë na ndryshon lufta!"

Më pas, u bë një paralajmërim për ata që dëgjonin stacionet e huaja radiofonike: "Nuk do të tregohet aspak mëshirë për të gjithë ata kriminelë që dëgjojnë gënjeshtrat e armikut." Gjyshes nuk ia kishte ënda t'i dëgjonte deri në fund ato broçkulla. Ai kërcënim ishte transmetuar gjatë gjithë

javës. Do të vuanin dënime të rënda me burg të gjithë ata që kapeshin duke dëgjuar ose dyshoheshin se dëgjonin “BBC”-në.

Ajo dëgjoi kërcitjen e çizmeve të Leas mbi dyshemenë prej druri jashtë derës dhe pastaj në korridorin e shtëpisë. Pas pak, ajo nisi t’i hidhte kërcunjtë në zjarrin bubulak. Duke përdorur kacinë, Lea futi në sobë një kovë plot me qymyr. Rakela dhe Rivka afruan karriget për t’u ulur rreth tavolinës. Amelinë e kishte zënë gjumi dhe e kishin shtrirë në krevatin e saj në papafingo.

Gjyshja ndryshoi edhe një herë stacionin e radios, duke shpresuar se do të gjente ndonjë këngë që do t’ua ngrohte zemrat. Për atë natë të shënuar, nuk kishte dhurata, përveç pemës dhe krapit që kishte dërguar zoti Jang. Peshkun e kishin prerë në fileta për drekën e së nesërmes, ndërsa për lebkuhn[46], nuk kishin sheqer, ndaj nuk kishin bërë as atë e as ndonjë kek tjetër, siç e donte zakoni.

Gjyshja e rrotulloi sërish butonin e radios dhe melodia e ëmbël dhe e këndshme e këngës “Natë e qetë” krijoi një atmosferë të hareshme në dhomën me nuanca blu e të bardhë. Më në fund, gjyshja vuri buzën në gaz dhe mbështeti kokën në karrigen lëkundëse. Ishte e gëzuar që të paktën u kishte mbetur diçka për të shijuar. Me sa dukej, muzikës nuk kishin ç’t’i bënin, sidomos asaj kënge fantastike.

Ndërsa kori këndonte, gjyshja mbylli sytë. Ndihej e lumtur që, për herë të parë, po e kalonte Krishtlindjen me të dyja mbesat, pavarësisht rrethanave të çuditshme e të rrezikshme, por edhe me Amelinë dhe Rivkën, të cilat i dukeshin si pjesë e familjes, sikur të kishin lindur në atë shtëpi.

*Natë e qetë! Natë e shenjtë!*

- Oh, kjo është kënga ime e preferuar! - murmuriti ajo. Të paktën mund të kënaqeshin duke dëgjuar këngë të asaj natyre.

*Gjithçka është e paqtë, e shndritshme.*

- E mrekullueshme! - pëshpëriti gjyshja.

---

[46] Lebkuhni (nga gjermanishtja: Lebkuchen) është një ëmbëlsirë tradicionale gjermane, që gatuhet për Krishtlindje, e ngjashme me kekun me xhenxhefil.

Mirëpo në vargun në vijim, fjalët ndryshuan. Nuk ishin fjalët që gjyshja kishte në majë të gjuhës, nuk ishte teksti i adhuruar që kishte kënduar gjithë jetën e saj. Hodhi sytë nga radioja, tepër e acaruar. Si ishte e mundur vallë?

*Vetëm kancelari, i patundur në luftë,*
*Kujdeset për Gjermaninë natë e ditë,*
*Kujdeset për ne gjithmonë,*
*Kujdeset për ne gjithmonë.*

*Natë e qetë! Natë e shenjtë!*
*Gjithçka është e paqtë, e shndritshme.*
*Adolf Hitleri është pasuria më e madhe e Gjermanisë;*
*I ka sjellë vendit madhështinë.*
*Oh, na jep ne gjermanëve të gjithë fuqinë!*
*Oh, na jep ne gjermanëve të gjithë fuqinë!*

Fytyrat e tyre dukeshin edhe më të zbehta nën dritën që lëshonte llamba.

Lea fiku radion dhe të katërta gratë ndenjën ulur në heshtje.

# 44

Mëngjesin e Krishtlindjes, Lea hodhi sytë nga dritarja dhe kundroi rrugët e mbuluara nga dëbora. Pas stuhisë së një nate më parë, rrugicat e fshatit ishin bllokuar. Do t'i duhej të hapte me lopatë një shteg për në stallën e vogël të gjyshes, që të milte lopën. Me siguri që në një ditë si ajo, nuk do të dukej këmbë nazisti nga ato anë.

U ndje mirë teksa nuhaste aromën e pemës së Krishtlindjes. U struk poshtë jorganit me pupla dhe u shtriq në krevat. Donte të flinte edhe një orë pranë të shoqit, të harronte se, pas pak, duhej të ngrihej, t'i ndërronte pelenën e ta ushqente.

Do të ishte një mrekulli e Zotit sikur atë çast Frederiku të zgjohej e ta shtrëngonte në kraharor. Ajo ishte ëndrra e saj, ajo që do ta lumturonte pa masë, pavarësisht se vështirë të realizohej. "Është njësoj si të flesh pranë një kufome", - mendoi dhe menjëherë, si çdo mëngjes, lotët i rrodhën çurg, duke rënë mbi krahët e Frederikut.

- Të lutem, Frederik! Të lutem, përmendu! - pëshpëriti ajo. - Është mëngjesi i Krishtlindjes dhe nuk dua asgjë tjetër, veçse të zgjohesh ti. Të dua, zemra ime! Çfarëdo të ketë ndodhur, çfarëdo të kesh përjetuar, çfarëdo që të ketë mbetur për të vuajtur, dua që ta përballojmë së bashku. Të lutem, Frederik... të lutem, hapi sytë!

Por Frederiku nuk lëvizi. Ai me zor u mbush me frymë, paçka se, zakonisht, nuk kishte probleme me frymëmarrjen.

Pasi i ledhatoi faqet, kraharorin dhe krahët për nja një orë, Lea u ngrit duke tërhequr këmbët zvarrë. Atë natë, do të ndizte qirinjtë nën pemë dhe do të këndonte për Frederikun këngët e vjetra të Krishtlindjes, që atij i pëlqenin aq shumë. Kjo do të ishte dhurata e saj për të, pavarësisht se ai mund të mos i dëgjonte.



Gjyshja po bënte më të mirën për t'i kënaqur të gjitha në familjen e saj të vogël, por gjunjët iu prenë sapo pa fytyrën e vrerosur të Leas. Nga

mënyra se si Lea tundi kokën, një mori pyetjesh iu vërtitën në mendje. Kishte kohë që nuk e pyeste më për gjendjen e Frederikut. E dinte se Lea e kishte të vështirë ta pranonte se ai nuk ishte mirë, se nuk po shfaqte shenja përmirësimi dhe se po tretej dita-ditës.

Ishte pothuajse mesditë kur hëngrën mëngjesin e vonë dhe të rriturit pinë nga një filxhan tjetër kafeje, që mezi shtyhej. Nuk ishte kafe e vërtetë, por një lloj lëngu që ngjasonte me kafenë vetëm nga ngjyra. Amelia piu një filxhan të madh me çokollatë të shkrirë, të cilën ia kishte sjellë fshehurazi Xhejsoni nëpërmjet shef Shradit. Herë pas here, vogëlushja bënte sikur i jepte për të pirë kukullës së saj prej lecke, të cilën ia kishte bërë Lea. Rakela sapo kishte filluar të pastronte tavolinën kur në derë u dëgjua një trokitje.

Të gjitha ngritën kokat dhe panë njëra-tjetrën në sy.

- Kush mund të jetë vallë? O Zot, na ndihmo! - tha gjyshja.

Rakela mori Amelinë në krahë dhe u nis për nga dollapi, prej nga do të ngjitej në papafingo. Rivka i shkoi pas. Nuk vonoi shumë dhe u dëgjua edhe një trokitje e dytë, e këtë herë edhe më e fortë. Shpejt e shpejt, Lea mblodhi filxhanët, pastroi thërrimet e bukës dhe çoi enët në lavaman. Gjyshja vuri karriget në vendin e tyre dhe nxitoi të mbyllte derën e dollapit pasi vajzat u futën brenda.



Duke rregulluar përparësen dhe pastaj flokët, Lea doli në korridorin e ftohtë dhe hapi derën.

- Gëzuar Krishtlindjen, zonja Hartman! - Fëmija mbante një kuti drejtkëndore të mbështjellë me letër kafe dhe të lidhur me spango.

- Henrik?! - tha Lea dhe me zor u mbush me frymë nga habia. - Gëzuar Krishtlindjen! Ç'bën këtu në këtë mot të acartë? Bora ka shkuar deri në gju, - i tha ajo, e ftoi të futej brenda dhe e uli pranë sobës.

- Kam sjellë një dh... dhuratë për zotin Hartman, - mezi tha ai, teksa dhëmbët i kërcëllinin.

- Për Frederikun? - e pyeti Lea, me shallin e Henrikut në duar, dhe ngriu në vend. Nuk mund ta imagjinonte se çfarë dhurate mund t'i kishte sjellë një djalë i vogël një burri që ishte thuajse në gjendje kome. - Henrik, ai nuk... nuk është mirë me shëndet.

- Do t'i duhet kjo kur të p... përmirësohet. - Dhëmbët e djaloshit vazhdonin të kërcëllinin dhe ai dridhej i tëri.

Lea nuk dinte ç'të thoshte.

- Hiqi këpucët dhe ngrohi këmbët te soba! Të qenkan lagur rrobat. E di nëna jote që ke dalë në këtë kohë?

- A... ajo nuk di gjë. Ka shkuar në kishë me slitën e fqinjit. Unë u shtira sikur isha sëmurë dhe ajo nuk më mori me vete, sepse mendoi se bënte sh... shumë ftohtë.

- Ajo ka pasur të drejtë, Henrik! - ia ktheu Lea dhe e ndihmoi djaloshin të hiqte pallton.

- Është Krishtlindje dhe duhet t'ia dhuroj këtë zotit Hartman, - i tha djaloshi dhe i zgjati pakon Leas. - Zonja Hartman, mund ta hapësh! Besoj se ai do ta pëlqejë, por shikoje ti më parë dhe pastaj tregoja atij!

Lea vuri buzën në gaz kur pa fytyrën plot shpresë të djaloshit dhe u ul në karrigen lëkundëse pranë sobës. Mori pakon, zgjidhi nyjën e spangos dhe hoqi letrën kafe. Me siguri që duhej të ishte foshnja Jezus që Henriku e kishte marrë disa javë më parë. Do të ishte shumë e sjellshme nga ana e tij, po ta kthente. Ai ishte punimi më i mirë i Frederikut dhe, që atëherë, nuk kishte gdhendur asnjë tjetër. Sapo të shihte statujëzën e Krishtit, Lea do ta puthte në ballë Henrik Helpmanin.

Por kur hapi pakon, pa se aty ishte vetëm një kallëp druri. Ajo ishte një shaka pa kripë, që i la një shije të hidhur dhe ca lot i rrodhën faqeve.

Përpara se t'i thoshte se e kishte lënduar thellë me atë që kishte bërë, Henriku nxitoi të fliste.

- Vërtet kam marrë foshnjën Jezus të gdhendur nga zoti Hartman dhe ajo është një vepër e rrallë, por mendoj se po e bën punën e vet, të paktën kështu shpresoj.

- Ku e ke futur, Henrik? - e pyeti Lea me këmbënguljeje. - Ku është foshnja Jezus?

- Këtë nuk mund ta them, - ia ktheu Henriku. - Por me këtë kallëp druri, zoti Hartman mund të gdhendë një tjetër. Kam gjetur dru nga më i miri! Kam punuar pesë javë në shkollë në orën e punës me dru, me zotin Hoshbaum, për të marrë këtë copë druri. Jam marrë me fshirjen dhe vajosjen e veglave dhe është dru i përsosur, - përsëriti ai. - Është dru i rrallë, kështu më tha zoti Hoshbaum, më i miri që ka pasur ndonjëherë.

Lea tundi kokën; ishte aq e lënduar dhe e zemëruar, sa nuk mund të fliste. Të merrte atë copë druri në vend të foshnjës Jezus që kishte gdhendur Frederiku, me shpresën se fëmija i tyre do t'i ngjante atij, ishte njëlloj sikur

t'i jepnin një kufomë në vend të trupit të të shoqit, një formë amorfe në vend të Frederikut të gjallë, joshës, buzagaz e të fuqishëm. Pavarësisht se Henriku ishte vetëm një fëmijë, Lea nuk mund ta duronte atë situatë të krijuar.

Si mund t'ia bënin këtë njerëz që ajo i kishte ndihmuar dhe u ishte gjendur gjithmonë në krah?

Ajo u ngrit dhe dhurata e Henrikut ra zhurmshëm mbi dysheme.

Kur pa sytë e Leas, djaloshi u trondit.

Lea ndjeu se fytyra iu flakërua nga tërbimi dhe turpi. Kishte ngritur dorën për të goditur me shpullë Henrikun kur gjyshja u shfaq në prag të derës.

- Lea! - bërtiti ajo.

Lea u drodh dhe dora i ngriu në ajër. Ajo donte t'i jepte një shpullë gjithë botës, paçka se atë çast, kishte para vetëm Henrikun e imët. Ndihej aq e nervozuar, sa nuk e mbante vendi. Gjyshja i fërkoi lehtë shpatullat dhe ia uli dorën që kishte mbetur në ajër.

- Henrik, pse e do kaq shumë foshnjën Jezus? Na trego, ta marrim vesh, - këmbënguli gjyshja.

Djaloshit i ishin mbushur sytë me lot dhe me zor tundi kokën në shenjë mohimi.

- Nuk mund ta them. Nëse jua tregoj, dëshira ime mund të mos realizohet, - tha dhe u ul të merrte kallëpin e drurit, të cilin e la mbi karrigen lëkundëse pranë sobës. - Kjo nuk ka akoma formë, por jam i bindur se zoti Hartman do të bëjë një mrekulli me këtë dru. Ai është drugdhendësi më i mirë në Oberamergau. Kështu u them të gjithëve, - shtoi djaloshi, i cili dukej optimist, por njëherazi dhe i trazuar. - Mos u mërzit, zonja Hartman! Do të kalojë, do ta shohësh.

Lea e mbështeti kokën në supin e gjyshes dhe u shkreh në vaj.

- Henrik, merri këto gjëra, bir, dhe nisu. Duhet të kthehesh në shtëpi përpara mamasë, - i pëshpëriti gjyshja e Leas.

- Po, zonja Breisner, - ia ktheu djali, i cili dukej mjaft i shqetësuar dhe në ballë i qenë formuar ca rrudha.

Ndërkaq, gjyshja vazhdonte të përkëdhelte mbesën.

Henriku sapo kishte kopsitur pallton dhe po vinte kapuçin në kokë kur pa kukullën prej lecke dhe më pas edhe njollën me çokollatë të shkrirë, të cilën e preku me gisht.

- Jotja është kjo, zonja Hartman? - e pyeti ai dhe ia zgjati kukullën Leas, me shpresën se ajo do ta falte.

- Jo, - ia ktheu ajo dhe nuk e mori kukullën. Nuk donte të sajonte asgjë për ta gënjyer djaloshin. I dukej sikur nuk kishte fuqi të mohonte asgjë.

I çuditur, djaloshi ngriti vetullat.

- Keni ndonjë vajzë të vogël këtu?

Lea bëri ç'ishte e mundur për të mbledhur veten dhe tundi kokën në shenjë mohimi.

- Mami bëri një si kjo për motrën time, përpara se ajo të lindte, - tha Henriku dhe dukej shumë i brengosur. - Por ajo nuk luajti asnjëherë me të. Ishte shumë e vogël kur na e morën, - shtoi dhe vendosi kukullën mbi karrige, duke i rregulluar me kujdes përparësen e qëndisur dhe të kapur me lidhëse pas fustanit. Pastaj, ngriti sytë. - Mos ta kanë marrë edhe ty vajzën e vogël?

Lea ofshau dhe doli nga dhoma duke qarë.



Në papafingo, Rakela vazhdonte të mbante në krahë Amelinë. Në heshtje, qortonte veten pa pushim, sepse nuk e kishte marrë kukullën e vogëlushes përpara se të hynin në dollap dhe pastaj të kalonin përmes murit. "Një gabim trashanik, që mund të na kushtojë rëndë! E vetmja detyrë që kam, është të kujdesem për Amelinë kur vjen njeri, por ja ku dështova përsëri! O Zot, gjyshja nuk duhet të vuajë për shkak të paaftësisë sime!"

Rivka vuri veshin pranë tubit të sobës, prej nga mund të dëgjohej qartë biseda që zhvillohej një kat më poshtë. Ndërkohë, nën bluzën e saj, Rakela dalloi varësen që i kishte dhënë Xhejsoni, ku binte në sy një diamant i vogël në mes të një medaljoni të praruar në formë ovale. Rakela mbylli sytë dhe mezi u gëlltit mes tymit të qymyrit, që i dukej sikur po i bllokonte fytin. Rivka nuk i kishte folur për asnjë çast për ndjenjat e saj ndaj Xhejsonit, megjithëse, herë pas here, e kishte gjetur vajzën të përlotur për diçka ose për dikë. "Ajo është vetëm një adoleshente! Vërtet të merret Xhejsoni me një çupëlinë në moshë të saj? Çfarë ka ajo që nuk e kam unë?"

Pasi më në fund Henrik Helpmani doli nga shtëpia, Rakela lëshoi një psherëtimë lehtësuese, ndërsa qafën dhe shpatullat i kishte të mpira.



Gjyshja nuk mbante mend ditë më të gjatë e më të tensionuar se ajo. Të dyja mbesat ishin si mos më keq dhe i dukeshin njëra më grindavece se tjetra. Rivka dukej sikur kishte hyrë në një botë së cilës nuk i përkiste dhe nuk guxonte të hapte gojë. Vogëlushja Ameli endej sa nga njëra anë në tjetrën, duke vështruar fytyrat e vrerosura të grave dhe duke shtrënguar fort kukullën prej lecke, sikur ajo t'i tregonte se cila prej vetullngrysurave kishte dëshirë të luante.

Pasi hëngrën darkë, lanë enët dhe i vendosën në raft, gjyshja mezi priste të mbështeste kokën mbi jastëk. Pavarësisht ngjarjes së hidhur me Henrik Helpmanin dhe pyetjeve të tij, Lea ishte e vendosur që ato duhej të ndiznin dritat e pemës në dhomën e Frederikut dhe të këndonin këngë Krishtlindjeje.

Kur të mblidheshin e të këndonin nën dritat regëtuese rreth një njeriu gjysmë të vdekur, me gjasë, do të krijohej një atmosferë e zymtë. "Ah, sikur Zoti ta merrte para se të tretet pak e nga pak, duke vuajtur në këtë mënyrë! Vërtet Lea do të mbante zi e do të brengosej, por, me kalimin e kohës, plaga do t'i shërohej, ndërsa ajo vdekje për së gjalli nuk ka të sosur!" - mendoi gjyshja, por u pendua në çast që në mendje i kalonin mendime të atilla.

Megjithatë, ajo nuk donte t'ia prishte qejfin Leas. Të gjitha veshën këmishët e natës dhe morën karriget, të cilat i vendosën përqark pemës në dhomën e Leas dhe të Frederikut. Pastaj, Lea ndezi me kujdes qirinjtë. Gjyshja përkëdhelte Amelinë, e cila, e ulur në prehrin e saj, ndiente dridhjet e kraharorit të gjyshes kur këndonte. Në fillim, kënduan të gjitha bashkë, pastaj Lea këndoi këngën e preferuar të Frederikut, "Natë e qetë". Këndoi me zë të lartë dhe engjëllor.

Nga strofa e dytë, gjyshja u prek aq shumë, sa iu mbushën sytë me lot. Futi dorën në xhep dhe nxori shaminë të fshinte lotët. Ndërkohë, Amelia i rrëshqiti nga prehri dhe ajo e la të endej nëpër dhomë.



Frederiku ëndërronte sikur po i afrohej parajsës, ndërsa tingujt që dëgjonte, ishin zërat e engjëjve që e shoqëronin në udhëtimin e tij. Sa më larg shkonte, aq më afër e më të forta i dukeshin dritat. Qenie engjëllore me gërsheta

tipikë bavarezë dhe të veshura me të bardha, me pastërtinë dhe pafajësinë e Krishtit, këndonin në harmoni. Lëmshi që i shtrëngonte gjoksin, iu zhduk, iu rikthye e pastaj iu zhduk sërish. Në fillim, njohu gjyshen dhe u gëzua shumë që ajo ndodhej aty, për ta takuar. Ndërkohë, ishte i vetëdijshëm se Lea duhej të ndihej tmerrësisht e vetmuar pa ata të dy.

Pastaj fëmija për të cilin ai dhe Lea ishin lutur çdo ditë, iu afrua ta takonte. Vogëlushja i kalonte gishtat e saj të veckël nëpër buzë dhe i lëmonte fytyrën. Ngjante aq shumë me fytyrën e foshnjës Jezus që ai kishte gdhendur! Ishte fëmija i tyre, për të cilin ishte lutur aq shumë tek punonte. Nisi të mendonte se, më në fund, lutjet e tij ishin përmbushur, edhe pse në parajsë.

Engjëjt me gërsheta dukeshin njësoj si Lea. Gjithmonë kishte besuar se engjëjt duhej të kishin pamjen e gruas së tij.

Fëmija gulçoi hareshëm dhe bëri me shenjë drejt tij, të cilën ai e mori si shenjë mikpritjeje. Kështu, Frederikut nuk i mbetej gjë tjetër, veç t'i buzëqeshte. Ai ishte aq i lodhur! Do të ishte më mirë që të pushonte pak nga ai udhëtim i gjatë.

- Frederik! Frederik! - u dëgjuan zërat e engjëjve që e rrethuan dhe thanë në kor emrin e tij. Ndjeu se dy forca po e tërhiqnin njëkohësisht: njëra drejt çlodhjes dhe paqes, kurse tjetra drejt zërave që sa vinin e bëheshin më ngulmues.

Filloi t'i dhimbte trupi dhe as vetë nuk e kuptoi pse iu duk një ndjesi e re. Vendosi të hapte sytë, duke mos e ditur nëse do t'i bindeshin. Turbull, si në mugëtirë, pa dy fytyra engjëllore që i rrinin mbi krye, dy Lea. Donte të ngrinte krahët t'i prekte. I mblodhi të gjitha forcat dhe, më në fund, ia doli.

- Lea, - pëshpëriti ai. - Lea ime e dashur!

# 45

Kur Frederiku ia nguli vështrimin Leas... Rakela mezi u mbush me frymë. Edhe pse trupi i tij ishte copëtuar nga një predhë dhe shikonte vetëm nga njëri sy, shprehja e fytyrës së tij fliste sa mijëra fjalë. Për një çast, ajo e pati zili të motrën. Edhe ajo dëshironte të ndiente lumturinë që i fali ai Leas për një hop, jo nga Frederiku, por nga Xhejsoni. Oh, sa shumë e dëshironte! Doli nga dhoma pa u vënë re, duke tërhequr pas vetes Amelinë disi të hutuar e të frikësuar. Rivka, e shastisur, u shkoi pas, pa thënë asnjë fjalë.

Rakela vuri Amelinë në shtratin e saj të improvizuar dhe u shtri në të vetin, ngjitur me vajzën e vogël. Për herë të parë, Rakela u ndje mirë kur Amelia iu afrua dhe e shtrëngoi pas vetes. Tubi i sobës, që vinte nga kuzhina dhe kalonte nëpër dyshemenë e papafingos, e kishte ngrohur dhomën, duke krijuar një mjedis të përsosur për gjumë. Megjithatë, Rakela dridhej. Pas nja dhjetë minutash, frymëmarrja e Amelisë ishte më e qetë dhe ritmike, që donte të thoshte se e kishte zënë gjumi.

Rakela tërhoqi jorganin, mbuloi kokën dhe uroi që ajo natë të ikte sa më shpejt. Po flinte mbi një dyshek kashte, në një papafingo bavareze, me një fëmijë që nuk dëgjonte dhe një adoleshente hebraike. Ishte rritur, projektuar në njëfarë mënyre, për t'u bërë pjesë e elitës së shoqërisë dhe për të qenë superiore nga ana gjenetike. Që në fëmijëri, ishte ushqyer me atë filozofi, por, me kalimin e kohës, po ndihej gjithnjë e më e pavlerë.

Gjyshja, Lea dhe Frederiku kishin qenë shumë mirë edhe para se ajo të shkonte atje. Ajo besonte se Amelia do të ishte shumë mirë, nëse do të kujdesej Lea për të. Madje edhe Rivka ishte afruar me gjyshen më shumë sesa ajo, pavarësisht se Rakela ishte përpjekur shumë që t'i hynte në zemër. Gjyshja dhe Lea i vlerësonin të gjithë ata që punonin me shpirt e zemër, por, me sa dukej, nuk e kuptonin dot se Rakela ishte rritur për t'i shërbyer dhe jo t'u shërbente të tjerëve.

Ai ndryshim kishte të bënte më shumë me përfshirjen në punët fizike, sesa me kuptimin e niveleve të evolucionit brenda qenieve njerëzore. Ajo

nuk mund t'ua shpjegonte dot atyre një gjë të atillë, pasi edhe vetë nuk po e kuptonte më. Për herë të parë në jetë, Rakela pyeste veten nëse ishte e vërtetë gjithçka që i ishte thënë për vite me radhë. Apo edhe ajo ishte një gënjeshtër tjetër e të atit? Nëse po, atëherë si të çlirohej nga ato ide që kishin mbushur botëkuptimin e saj, por që po bindej gjithnjë e më shumë se nuk ishin veç mashtrime?

Rakela nuk po gjente rehat dhe kthehej sa në njërën anë në tjetrën. Ndërkohë që vriste mendjen, fshinte lotët që i rridhnin faqeve me mëngët e këmishës.

- Rakela? - pëshpëriti Rivka.

Rakela nuk ia vuri veshin vajzës. Nuk donte që t'i shtonte hidhërimit të vet edhe justifikimet e kota të një adoleshenteje, e cila i kishte vjedhur të vetmin djalë që ishte treguar i dashur me të, aq i dashur, sa ia kishte marrë mendjen; një djalë për të cilin më në fund po pranonte se nuk do të lidhej me të; një djalë që babai i saj e kishte quajtur "fundërrinë", thjesht sepse ishte treguar i vendosur për të nxjerrë të vërtetën në shesh.

- Rakela? - pëshpëriti Rivka përsëri, e këtë herë me një ton disi më të ngutshëm.

- Çfarë ke? - e pyeti Rakela e u përpoq të hiqej sikur ishte në gjumë dhe gjoja nuk i pëlqente ta zgjonin.

- Dua të të tregoj diçka.

- Në mëngjes. Tani jam e lodhur. Fli, Rivka!

Por Rivka po e shkundte nga shpatullat.

- Jo, nuk mund të pres më. Duhej të të kisha treguar më herët. Më saktë, duhej të ta kisha dhënë që në mëngjes.

Rakela shfryu e bezdisur, gjatë dhe zhurmshëm, ndërkohë që nxori kokën nga poshtë jorganit.

- Më thuaj, çfarë ke?

Rivka u ngrit në këmbë dhe Rakela ndoqi me sy siluetën e saj të zbehtë teksa tërhoqi gërshetat, duke i hedhur mënjanë dhe vuri duart në qafë.

- Ai më tha që ta ruaja këtë deri ditën e Krishtlindjes dhe të ta jepja sapo të hapje sytë në mëngjes, - i tha ajo dhe kërkoi dorën e Rakelës në errësirë, e pak më vonë, i dha medaljonin. Nga forma ovale e copëzës metalike, Rakela e kuptoi se çfarë mbante në pëllëmbën e dorës. Rivka mbylli pëllëmbën e Rakelës dhe medaljoni mbeti brenda grushtit të saj. - Më vjen keq që nuk ta dhashë më parë. Xhejsoni... - dhe aty zëri i vajzës

u drodh... - më porositi të të them se dëshiron me gjithë zemër që të jesh mirë, e sigurt dhe e lumtur... dhe se do të gjejë një mënyrë për të të larguar nga Gjermania së bashku me Amelinë. Ai premtoi se do ta bënte patjetër këtë.

Rakelës sa nuk i pushoi zemra. Mbylli sytë fort, pastaj i hapi përsëri, për t'u siguruar se nuk po shihte ëndërr. Ishte disi e zemëruar që Rivka nuk ia kishte dhënë menjëherë dhuratën e tij, që kishte mbajtur në qafë për disa javë diçka që nuk i përkiste. Megjithatë, ajo dhuratë e mrekullueshme largonte çdolloj ndjesie negative. "Ai më dashuron!" - mendoi.

Pas kësaj, vajza u shtri në krevatin e saj dhe i ktheu shpinën Rakelës.

- Të më falësh, - murmuriti ajo. - Thjesht po gënjeja veten se ai medaljon ishte për mua...

Rakela nuk donte të fliste. Nuk donte të thoshte asgjë për të cilën mund të pendohej më vonë. Thjesht mbylli sytë dhe u zhyt nën jorgan. Nuk mund ta shihte varësen në atë errësirë, por kalonte vazhdimisht gishtat mbi të. Më në fund, gjeti kapësen, e hapi dhe e vuri në qafë. Herë-herë, e prekte me gishta dhe përfytyronte sikur Xhejsoni e kishte shtrënguar vetë zinxhirin, pasi dëshironte që medaljoni t'i rrinte pikërisht te zgavra e fytit. "Ai mendon për mua. Do të vijë të më marrë. Do të më nxjerrë nga Gjermania, më ka premtuar! Por si do ta bëjë?" Këtë nuk mund ta imagjinonte.



Ishte vonë. Atë natë Krishtlindjeje, në redaksi, nuk kishte asnjë gazetar apo daktilografist. Mark Eldrixhi ishte munduar me të gjitha mënyrat të hynte në shtëpinë e ambasadorit amerikan, pasi i nevojiteshin disa të dhëna për një artikull, mirëpo ai kishte dhënë urdhër që në ambasadë të mos hynte asnjë gazetar teksa festonte me familjen e tij. Eldrixhi e kishte ditur se do të ishte e vështirë, por kishte guxuar, me qëllim që t'i linte shefit përshtypje të mirë.

Sipas Eldrixhit, artikulli "Natë e qetë në Oberndorf", që kishte dërguar Jangu nga Mynihu, ishte i dobët e sipërfaqësor, por shefi kishte mbetur shumë i kënaqur. Me sa dukej, ato lloj shkrimesh donin lexuesit për Krishtlindje, gjëra të rëndomta dhe sentimentale nga Gjermania. Gjatë pushimeve, njerëzit nuk donin të dëgjonin mizoritë e Hitlerit, edhe pse të atilla kishte me bollëk.

Po në dhjetor, disa ditë më parë, Jangu kishte dërguar një katalog me fotografi nga panairi i Krishtlindjes me vajza bavareze, burra me mjekra të gjata e të thinjura dhe fëmijë të lumtur, duke luajtur me lodrat e tyre të drunjta. Kishte dërguar aq shumë, sa mund të mbulonte Zugshpicen, malin më të lartë në Gjermani, dhe të ngjallte neveri te disa njerëz.

Eldrixhi donte të godiste me diçka të re, diçka pikante për Vitin e Ri, dhe, me sa shihte, një histori të atillë nuk do ta zbulonte në Berlin. Tërhoqi karrigen nga tryeza e Jangut dhe u ul të shihte fotografitë që Petersoni kishte lënë në sirtarët e parë. Kishte edhe fotografi të tjera. Jangu kishte dorëzuar në redaksi vetëm më të mirat. Eldrixhi i kishte parë ato me vëmendje, pavarësisht se nuk i vinte mirë.

Pak i acaruar, Eldrixhi shtyu sirtarin me forcë, por ai nuk po mbyllej. E shtyu përsëri, por nuk u mbyll. Deshi s'deshi, e nxori nga vendi sirtarin dhe kaloi dorën nëpër perimetrin e tij. Nuk kishte asgjë. U përpoq sërish ta shtynte, por prapë nuk u mbyll. Diçka duhej ta pengonte patjetër.

Kështu, u ul në gjunjë dhe pa mirë në hapësirën boshe. Nën pjesën e pasme të tryezës, dukej se lëkundej diçka. Zgjati dorën dhe tërhoqi një cilindër të vogël, të kapur me një shirit ngjitës. Pasi i hoqi kapakun, e ktheu përmbys dhe zbrazi në pëllëmbën e dorës ç'kishte brenda.

- Hë mor njësh, çfarë ke futur këtu?

# 46

*- Populli gjerman nuk e ka dashur këtë luftë. Unë u përpoqa deri në minutën e fundit të ruaja paqen me Anglinë, por luftënxitësit çifutë dhe reaksionarë e kanë pritur prej kohësh këtë çast, që të realizojnë planet e tyre për të shkatërruar Gjermaninë.*

Rakela fiku radion, ku po transmetohej fjalimi i Hitlerit për Vitin e Ri. Ajo shpresonte që "luftënxitësit çifutë dhe reaksionarë", kushdo të ishin, ta shkatërronin Gjermaninë.

Koncerti i fundvitit, me muzikantë shëtitës dhe koristët e fshatit, të cilët interpretonin nën qiellin e natës të mbushur plot me yje, për të mirëpritur Vitin e Ri, ishte anuluar, pasi njerëzia duhej t'i bindej rregullores për ndalimqarkullimin. Pavarësisht kësaj, Lea nguli këmbë që, për të krijuar një atmosferë të hareshme, të paktën pjesëtarët e familjes të këndonin pasdite vonë, përpara se Frederiku të binte në gjumë. Kështu, edhe një herë, ato morën karriget e u bënë gati të këndonin në dhomën e Frederikut dhe të Leas.

Ai kishte filluar të rrinte ulur në krevat për një orë, të paktën dy herë në ditë, për të ngrënë supën e ushqyeshme që gatuante gjyshja. Famullitari Bauer sillte mish dhe peshk, që gratë ta gatuanin për Frederikun. Ai ishte i dobët e i sfilitur fizikisht dhe shkrehej në lot edhe për gjërat më të vogla. Nuk mund të këndonte, madje mezi fliste, por Rakelës nuk ia kishte marrë kurrë mendja se sytë e një burri mund të përcillnin aq shumë emocione dhe nuk kishte parë as ndonjë grua që t'i interpretonte aq lehtë vështrimet e burrit të saj, ashtu siç bënte e motra. Lea e bënte gjithçka me zemër dhe shpresë dhe ndihej e bekuar për çdo çast që kalonte. Frederiku e vështronte si i magjepsur. Gjatë atyre çasteve, sa herë që nuk mund ta duronte atë situatë, Rakela dilte nga dhoma pa rënë në sy.

Frederiku vazhdonte të kishte makthe. Britmat e tij të frikshme tronditnin shtëpinë e vogël dhe të gjitha rrëqetheshin nga klithmat e tij. Gjatë natës, Rakela dëgjonte Lean, e cila mundohej ta qetësonte të shoqin, duke i kënduar ëmbëlsisht. Ajo nuk i kuptonte fjalët, por mund të dëgjonte Frederikun që rënkonte dhe ofshante nga dhimbjet.

Duke qenë se Lea ishte e vendosur për t'i qëndruar pranë dhe për t'i shërbyer bashkëshortit, mësimi i orës së muzikës dhe dramës u pezullua. Ajo gjë sa nuk e çmendi Rakelën, e cila donte të dilte sa më parë nga shtëpia, ku i dukej sikur do të mbytej. Megjithatë, medaljoni i Xhejsonit sikur i jepte zemër.

Ndërkohë, që prej Krishtlindjes, Rivka dukej si më e largët dhe e brengosur. Rakela mendonte se atë gjendje ia shkaktonte mungesa e medaljonit dhe ndoshta fantazia që i kishte nxitur ai, nuk i ishte shuar ende.

“Nuk duhej ta kishte mbajtur aq gjatë. Nuk duhej të fantazonte për një djalë dhjetë vjet më të madh se veten”, - mendonte Rakela.

- Rakela, nuk të vjen keq? - e pyeti gjyshja një mëngjes, kur Rivka doli nga kuzhina me lot në sy, pas qortimit të rëndë të Rakelës. - Ajo është vetëm një fëmijë pa familje, që nuk e di se ç'u ka ndodhur njerëzve të saj. Ajo nuk di as nëse i ka gjallë.

- Nuk është faji im. Edhe tim atë ashtu e morën.

- Ti e di mirë se nuk është njësoj, - vazhdoi gjyshja dhe u përkul mbi tavolinë në drejtim të mbesës. - Ti na ke ne: mua, Lean, Frederikun.

Në fakt, ishte e vërtetë, por Rakela nuk e honepste kur gjyshja mbante anën e të tjerëve dhe jo të sajën.

- Ajo nuk është si ne; ajo është çifute, - pëshpëriti Rakela. - Ç'mund të presësh prej saj?! Madje edhe Frederiku mezi ia hedh sytë.

Befas, gjyshja u ngrit në këmbë dhe përplasi me forcë filxhanin e çajit mbi tavolinë. Dukej aq e tronditur, sa Rakela mendoi se do të hante ndonjë shpullë.

- Frederikut i kujtohen tmerret që u ka shkaktuar hebrenjve polakë reparti i tij dhe ndihet i turpëruar.

Rakela ndjeu se fytyra iu bë spec i kuq.

- E di, por Gjermania është në luftë dhe lufta kështu e ka, - u mundua të mbrohej ajo. - Gjëra të tilla nuk i ndalon dot. Frederiku ishte thjesht një ushtar, nuk mund ta ndalonte luftën. As unë nuk mund ta ndaloj, është diçka që shkon përtej fuqive tona. Ndaj, të lutem, mos më fajëso mua!

Gjyshja që po dridhej nga tërbimi, mendoi se do të ishte më mirë sikur të dilte nga kuzhina atë çast.

Rakela picërroi sytë. E moshuara nuk kishte ndër mend të qëndronte dhe të debatonte, pavarësisht se Rakela ishte aq e mërzitur sa donte t'i

zbrazej dikujt. A e meritonte gjyshja një sjellje të atillë? Rakela e dinte se duhej ta trajtonte më mirë Rivkën, se po i binte në qafë kot, asaj dhe shpeshherë edhe të tjerëve në atë shtëpi, por çdo gjë që kishte thënë, ishte e vërtetë. Askush prej tyre nuk mund ta ndalonte marrëzinë e Hitlerit.

Megjithatë, Rakela po kuptonte se dëshira e brendshme për të nëpërkëmbur Rivkën, e cila mund të kishte fantazuar për Xhejsonin, i kishte rrënjët te fjalët e babait të saj për polakët, hebrenjtë, sllavët, njerëzit me ngjyrë dhe aziatikët. Babai i kishte thënë se bota rrezikohej nga ekzistenca dhe shtimi i tyre, se ata duheshin frenuar përpara se ta dobësonin shoqërinë, duke e përdhosur deri në nivelin e tyre. Frenimi, të paktën me anë të shterpësisë, siç kishte deklaruar ai, ishte në të mirë të njerëzimit.

Rakela kafshoi buzën, për të mos menduar më tej për kësi gjërash të tmerrshme. E dinte se ajo ishte çmenduri, diçka po aq e llahtarshme sa çdo gjë që kishte bërë Hitleri. Ajo nuk duhej ta pranonte kurrë një dogmë të atillë përpara gjyshes apo t'i thoshte se dikur e kishte besuar. Megjithatë, i kishte ndodhur që, edhe pasi e kishte kuptuar se eugjenika ishte absurditet, kishte raste kur mendonte se ajo ishte më e mirë se të tjerët. Aq shumë gjepura, aq shumë gënjeshtra të ngulitura në mendjen e saj e të thurura bukur si gërsheta! Kishte shumë nevojë të kthjellonte mendimet.

# 47

Famullitari Bauer u gjunjëzua pranë shtratit të tij për të bërë lutjet e mëngjesit. U lut që Perëndia t'u zinte sytë agjentëve të Gestapos, që të mos zbulonin veprimtarinë e tij në Mynih. U lut gjithashtu që at Oberlangeri të mos e merrte vesh se po ndihmonte hebrenjtë dhe disidentët politikë, si dhe për mënyrën se si ua siguronte atyre ushqimin në tregun e zi, pasi i strehonte në vende të fshehta.

Atë mëngjes, kishte shumë lutje për të bërë.

Iu lut Perëndisë që të mbronte kryetarin e komunës, Shulcin, dhe çiftin e sapomartuar prej tij në mënyrë të paligjshme, hebreun Zebulon Goldman dhe arianen Gretel Shuebe.

U lut për administratorin Rab dhe dy murgjit e rinj, të cilët, kohët e fundit kishin filluar diskutimet fetare në grup, në shtëpinë e Rabit, duke u hequr sikur po realizonin një program të Rinisë Hitleriane, që kishte të bënte me mësimin dhe zbatimin e aftësive sinjalizuese.

Më pas, iu lut Zotit që të ndihmonte Frederik Hartmanin, duke pranuar faljen e tij. Masakrat që kishte parë gjatë fushatës ushtarake për pushtimin e Polonisë, mund ta shkatërronin njeriun. Drugdhendësi zemërbardhë nuk mund të duronte ligësi të atilla.

U lut që Xhejson Jangu të gjente mënyrën e duhur për t'i treguar botës historinë e Frederikut. Falënderoi Atin e Shenjtë që kishte sjellë në Oberamergau një të ri të zellshëm amerikan, aq të vendosur dhe të patundur. Nuk mund t'i kërkonte Krishtit një bashkëpunëtor më të mirë se Jangu. Aftësia e tij për të lëvizur lirisht brenda vendit, për të gjetur dokumente dhe pasaporta të falsifikuara, ishte e domosdoshme për shpëtimin e hebrenjve.

Në lutjet e tij, nuk mund të harronte Lea Hartmanin dhe motrën e saj... Në mes të lutjes, famullitari ia dha një të qeshure. Mezi e kishte besuar zonjën Breisner kur ajo i kishte treguar se kishte dy mbesa që ngjanin si dy pika uji: njëra jepte orën e muzikës dhe tjetra orën e dramës. I dukej si skenari i përsosur për një komedi. Ai shpjegim kishte sqaruar shumë

gjëra: pse zonja Hartman kishte sugjeruar që “Pasioni i Krishtit” të shfaqej në një vit tjetër, si ishte çelur dhe dukej aq e sigurt në vetvete, si ishte aq energjike dhe tepër e talentuar në teatër, pse një ditë ishte e turpshme dhe e përmbajtur e të nesërmen e hedhur dhe e zhdërvjellët.

Tundi kokën dhe vuri buzën në gaz. Zoti Hartman duhej të ishte i turbulluar nga ato dy gra të bukura që dukeshin njësoj e që jetonin nën një çati. Edhe zoti Jang, ashtu si zoti Hartman, duhej të tregohej i kujdesshëm, se mos ngatërrohej. “Të lutem Zot, më mirë lëri të vazhdojnë lojën e tyre. Është në të mirë të të gjithëve”, - mendoi ai më pas.

Me porosi të Xhejsonit, famullitari i kishte dhënë Rakelës librin “Kostoja e ithtarisë.” Ishte e qartë se zotit Jang i kishte hyrë në zemër ajo zonjushë. Shpesh, famullitari zhytej në të thella. Ajo ishte ngjizur me frymën krenare që të nxit eugjenika. Besimi te Zoti, i cili i donte të gjithë pa përjashtim, aq sa dhe u flijua për njerëzimin, ishte një udhëtim frymëzues e i denjë. “Atë i Shenjtë, shëroje dhe pastroja zemrën!”

Një rrjet i gjerë për të drejtuar dhe aq shumë jetë për t’u shpëtuar; famullitari Bauer nuk kishte ndenjur ndonjëherë aq gjatë në gjunjë duke u lutur.

Përpiqej t’i shmangej sa më shumë at Oberlangerit dhe u habit kur më vonë, po atë mëngjes, prifti e ndaloi në shesh dhe me zë të ulët i konfirmoi se sesionet udhëzuese për Virgjëreshën Mari dhe studimet biblike për vajzat e rritura, do të vazhdonin të zhvilloheshin për aq kohë sa gjithçka bëhej fshehur, pa u diktuar nga Gestapoja.

- Famullitar, edhe ata prindër që janë anëtarë të Partisë Naziste, nuk duan t’ua ndalojnë fëmijëve mësimin e traditave tona katolike. Është e pamundur që këta fëmijë të mos edukohen me frymën e “Pasionit të Krishtit”, - i tha at Oberlangeri, u përkul përpara dhe e preku lehtë në sup, sikur t’i rrëfente diçka në mirëbesim.

Famullitari dëshironte që shpirti i patundur i prindërve të fshatit, t’u vinte në ndihmë atyre njerëzve që po persekutoheshin nga regjimi nazist, por nuk guxonte ta thoshte haptazi. Nuk ishte i bindur për qëndrimin e priftit të moshuar; ai takohej shpesh me funksionarë nazistë, që hiqeshin si zotër të fshatit.

Ato takime nuk kishin të bënin me faktin se hebrenjtë kërkonin të fshiheshin në Oberamergau. Skenat e ekzagjeruara e të shtrembëruara të “Pasionit të Krishtit”, si dhe reagimet negative të disa adhuruesve të teatrit,

bënin që fshati të konsiderohej një vatër potenciale për antisemitizëm, diçka që përputhej me propagandën naziste. Shkurt, Oberamergau tanimë, ishte një vend të cilin hebrenjtë, qofshin të krishterë ose jo, donin ta shmangnin. Disa prej tyre mund të përziheshin me refugjatët pa u diktuar, veçanërisht kur origjina e tyre nuk mund të kuptohej nga tiparet fizike që kishin.

Tek pastronte kryqin e kishës, famullitari Bauer lëshoi një psherëtimë. Nëse misionit të tij fisnik i bashkoheshin edhe të tjerë, do të ishte një ndihmë e madhe, sidomos nëse ishin të gatshëm të jepnin ushqime e të fshihnin njerëz në shtëpitë dhe dyqanet e tyre.

At Oberlangeri hyri në kishë dhe dukej tejet i shqetësuar.

- Më vonë, do të takohem me një zyrtar nazist. Ndoshta e bind që të mos ndërhyjë në panairin tonë dhe në festën e Trupit të Krishtit[47]. Unë do të përpiqem me sa kam mundësi, - tha ai dhe ishte në mes të rrugës kur u duk se u kujtua për diçka. - Famullitar, nëse sot ke punë, nuk ka problem, mund të ikësh. Do të jem unë këtu, pasi do të takohem me kapitenin.

Famullitari Bauer mendoi se prifti po e nxiste që t'i intensifikonte veprimet e tij, ndonëse nuk ishte fort i bindur.



Xhejsoni liroi kravatën, kaloi balluket anash dhe afroi makinën e shkrimit. Donte të shkruante disa artikuj, si dhe historinë e Frederikut, për të cilën e kishte informuar famullitari Bauer. Frederiku kishte rrëfyer mizoritë e nazistëve në Poloni, ndaj Xhejsoni mendonte se ai artikull do të trondiste mbarë botën.

Lutej që ato barbarizma do t'i nxisnin qeveritë që të bashkoheshin e ta shkatërronin Hitlerin përpara se të shfaroste hebrenjtë, polakët dhe këdo tjetër që do t'i dilte kundër në përmbushjen e misionit të tij për pushtimin e botës.

Nuk ishte një artikull si të tjerët dhe kryeredaktori mund të mos pranonte ta botonte, por Xhejsoni kishte edhe mënyra të tjera. Po t'i telefononte zyrës së Nju Jorkut, nëpërmjet burimit të tij privat dhe t'u lexonte artikullin, do ta kishte të pamundur të dërgonte një kopje të daktilografuar pa u pikasur nga censura, kështu, ai do të kontaktonte Ditrih

---

47 Festa e Trupit të Krishtit (nga latinishtja: Corpus Christi) është një rit që kremton traditën dhe besimin e trupit dhe gjakut të Krishtit.

Bonhoeferin në numrin që i kishte dhënë zonja Bergstrom. Ai besonte se Ditrihu duhej të ishte i interesuar për gjithçka që Frederiku i kishte treguar famullitarit, nëse ai nuk ishte ende në dijeni se ç'kishte ndodhur në Poloni.

Bota ende nuk e kishte marrë vesh se nazistët po i largonin polakët nga tokat e tyre, me qëllim që aty të vendoseshin kolonë gjermanë që do të përvetësonin shtëpitë dhe pasuritë e vendasve. Ai ishte një lajm i bujshëm. Më shumë "hapësirë jetësore"! Ndërkohë, polakët po dërgoheshin në kampe përqendrimi ose thjesht, po masakroheshin.

Kur kishte marrë vesh se një shoku i tij kishte marrë pjesë në një aksion për të futur hebrenj polakë në një sinagogë, së cilës nazistët i kishin vënë zjarrin bashkë me njerëzit brenda, Frederiku ishte ndier tmerrësisht keq. Kishte vendosur të dilte në vijën e parë të sulmit e të vritej, duke e ditur se nuk do të ishte në gjendje të zbatonte një urdhër gjakatar si ai dhe të përballej me Zotin.

Xhejsoni e dinte se, kur propaganda polake e luftës, që nuk kishte mjetet e duhura informative, do të njoftonte popullin gjerman, lajmi do të shtrembërohej deri në atë shkallë, sa nuk do t'i ngjante aspak së vërtetës së hidhur. Në një situatë të atillë, pa dyshim që gjermanët nuk do të alarmoheshin, por do të tregoheshin apatikë, do të tundnin kokat me mëdyshje dhe do të hiqeshin sikur nuk kishte ndodhur asgjë. "Para së gjithash, - kishte dëgjuar Xhejsoni me mijëra herë, - herr Hitleri po rindërton Gjermaninë. Ashtu siç ka deklaruar që në fillim, për të arritur këtë qëllim, do të nevojiten sakrifica."

Xhejsoni shfryu. "Për sa kohë që sakrificat i bëjnë të tjerët!" - mendoi.

Pavarësisht linjës së partisë, askush nuk mund të pretendonte se nuk kishte parë, pothuajse çdo ditë, trajtimin çnjerëzor të hebrenjve në rrugët e Gjermanisë, mohimin e të drejtave njerëzore, heqjen e shtetësisë, dëbimin e të krishterëve hebrenj nga kishat, përjashtimin nga shërbimi civil, si: nga shkollat, universitetet, institucionet artistike dhe redaksitë e gazetave. Ata nuk mund të martoheshin me johebrenj. Ndër të tjera, u ishte konfiskuar pasuria, u ishte mohuar e drejta për trajtim mjekësor apo u ishte reduktuar racioni i ushqimeve dhe veshmbathjeve. Pastaj, u vunë re fenomene të tjera, si zhvendosja, kanosja e vazhdueshme, dërgimi nëpër kampe, përdhunimi dhe torturat nga Gestapoja dhe SS-të.

Tanimë, nuk i mbetej të bënte tjetër, veç të shpresonte që Amerika dhe Britania do ta kuptonin se ç'po ndodhte në të vërtetë dhe do të

reagonin, duke përdorur forcën. Ajo që e shqetësonte më tepër, ishte diçka që Ditrihu kishte përmendur në një nga shkrimet e tij. Gjatë qëndrimit të tij në Amerikë, ai kishte vëzhguar mënyrën se si amerikanët i trajtonin njerëzit me ngjyrë dhe kishte vënë re se ishte jo fort ndryshe nga mënyra se si qytetarët gjermanë i kishin trajtuar hebrenjtë prej vitesh. “Në qoftë se Amerika i trajton qytetarët e vet në këtë mënyrë, a do të ndërhyjë për të mbrojtur hebrenjtë?” - mendoi Xhejsoni. Nuk ishte dhe aq i bindur.



- Jo ashtu, - këshilloi Rivka. - Provoje prapë! Hape dorën dhe vëre mbi kraharor... Ja, pikërisht aty. Tani, rrotulloje krahun! - shtoi dhe ndaloi një hop. - Frederik, po e rrotullon nga ana e gabuar. Përqendrohu, të lutem!

Duke u bindur si fëmijë, Frederiku pohoi me kokë dhe lëvizi për t’u rehatuar në karrige, duke e shtrirë këmbën e paralizuar aq sa mundej. Amelia e tërhoqi nga mënga. Me ta parë, ai hapi krahët dhe e mori në prehër. Ajo e shikonte plot shpresë dhe kërshëri. Ai do të përpiqej të këndonte përsëri për të. Ishte gjë e mirë që Rivka dhe Amelia ishin mësuese të duruara dhe inkurajuese. Ai nuk shqetësohej kur ato qeshnin me përpjekjet e tij të plogëta. Gishtat e tij të mëdhenj nuk mund të përkuleshin aq lehtë sa ato të grave, madje as si të gjyshes, pavarësisht se i kishte më të fuqishëm, për shkak të punës me dru. Megjithatë, pak nga pak, ai po e rifitonte aftësinë për t’u përqendruar për një kohë më të gjatë.

Amelia gajasej së qeshuri kur ai bënte shenjën e gabuar. I kapte duart e tij të mëdha me doçkat e saj dhe mundohej që t’ia vinte gishtat në pozicionin e duhur. Ndërkohë, Frederiku mrekullohej nga dëshira e vajzës për t’i mësuar shenjat.

- Do t’i mësosh me kalimin e kohës, dashuria ime.

Ai ndjeu një puthje të lehtë në qafë dhe buzëqeshi me gjithë shpirt. Ushtrimi i shenjave e kishte ndihmuar disi për t’u përqendruar. Lea kënaqej kur shihte të shoqin bashkë me Amelinë. Nga ana tjetër, Frederiku e vinte re se sa gëzohej ajo kur shihte ndonjë përmirësim tek ai. Ai ishte i gatshëm të bënte çdo gjë për të lumturuar bashkëshorten e tij të shtrenjtë.

- Si do t’ia bënim pa Amelinë?! Kjo ta ndryshon jetën! - psherëtiu ai.

- Ke të drejtë, - ia ktheu Lea dhe u ul pranë tij, duke u përpjekur të mësonte edhe ajo shenjën e re që Rivka vazhdonte të përsëriste.

Frederiku nuk e kishte kuptuar se kishte folur me zë të lartë. Kohët

e fundit, kishte filluar të fliste mirë dhe shpesh, por i shprehte mendimet pak i sforcuar. Ai hodhi sytë përqark dhomës. Fytyrat e grave ndritën me të dëgjuar fjalët e tij. Ato ngritën vetullat nga gëzimi. Po ashtu edhe Amelia, e cila reagoi menjëherë, duke e parë drejt e në sy. Sa e ndjeshme ishte ajo vogëlushe ndaj veprimeve të të rriturve!

Frederiku buzëqeshi dhe e shtrëngoi Amelinë në kraharor. I gudulisi faqen derisa edhe ajo nisi të buzëqeshte. Të dy qeshën dhe tërhoqën gishtat, duke formuar një shenjë. Frederiku, shumë i lehtësuar, vendosi që të tregohej më i kujdesshëm në të ardhmen. Nga jeta, ata mund të merrnin aq gëzim e aq shpresë sa u lejohej, jo aq sa dëshironin. Tanimë, edhe ai duhej të bënte pjesën e tij.



Kreshma nuk kishte filluar ende kur nazistët nxorën urdhrin që të hiqeshin të gjitha kryqet dhe simbolet katolike në shkollë. Madje u ndaluan edhe lutjet e zakonshme. At Oberlangeri ishte zbehur i tëri. Në fillim, prindërit mbetën aq të shtangur, sa nuk reaguan, por nga fundi i javës, kryesisht nënat që rrinin në shtëpi, pasi burrat ishin në luftë, protestuan të zemëruara, duke kërkuar që të riviheshin simbolet dhe të mos u mohohej liria e lutjes. Si ishte e mundur që një fshat që krenohej dhe, për më shumë, identifikohej me "Pasionin e Krishtit", të hiqte dorë nga simbolet fetare?

Famullitari Bauer kishte qenë i pranishëm në fshatin fqinj, kur protestuesit kishin kërcënuar se do të braktisnin organizatat e Partisë Naziste dhe nuk do të jepnin donacione për fondin dimëror që ishte krijuar për t'u ardhur në ndihmë të varfërve dhe nevojtarëve. Në Oberamergau, në një nga lokalet ku shërbehej birrë, burrat e fshatit ngritën zërin, duke thënë se, në të vërtetë, paratë për fondin dimëror, shkonin drejt e në arkat e nazistëve dhe se refuzimi për të kontribuuar, ishte mënyra e duhur për të tërhequr vëmendjen e udhëheqjes. Gra të nevrikosura u betuan se do t'u shkruanin bashkëshortëve të tyre në front dhe do t'u tregonin për vendimin e fundit skandaloz të nazistëve, gjë që do të krijonte përçarje në radhët e ushtrisë. Asaj gjëje Rajhu i frikësohej më shumë.

Pas atyre ngjarjeve, një pasdite, famullitari Bauer po i ankohej Rakelës, pasi ajo kishte mbaruar orën e saj të dramës.

- Nuk e kisha menduar kurrë se në Gjermani do të ndodhte një gjë e tillë!

- Famullitar, tashmë në Gjermani nuk më habit asgjë.

- Je shumë cinike.

Ajo tundi kokën me trishtim tek fuste në çantë sendet e saj.

- Thjesht po tregohem realiste. E kam parë botën përmes syzeve që më janë dhënë. Për fat, tani i kam hequr. Është tejet tronditëse kur kupton se sa shumë mund ta shtrembërojnë të vërtetën një palë syze.

Ai psherëtiu.

- Ma merr mendja se në Amerikë nuk ndodhin gjëra të tilla.

- Të ndalosh lutjet në shkolla?! Të heqësh kryqet nga muret?! Në Shtetet e Bashkuara të Amerikës, njerëzit do t'i konsideronin këto veprime njëlloj sikur të hidheshin poshtë Dhjetë Urdhëresat. Asnjëherë nuk kam shkuar rregullisht në kishë, por kjo gjë më duket absurde. Si besimtarët e devotshëm, ashtu edhe njerëzit që nuk shkojnë në kisha, duhet të bëjnë qëndresë, në mënyrë që të mos lejojnë mohimin e të drejtave të tyre në këtë mënyrë.



Nga fundi i javës, për shkak të pakënaqësisë mbarëpopullore, qeveria u detyrua të shfuqizonte urdhrin për heqjen e kryqeve. Famullitari Bauer vuri re se at Oberlangeri, krenar për qëndrimin prokatolik të kishës së tij, e përshëndeti reagimin e prindërve kur iu cenua e drejta për të ushtruar besimin fetar.

I vetëm, famullitari u ul në gjunjë përpara altarit, në kishën e errët, dhe qau. Po sikur të gjithë ata prindër të ngriheshin e të protestonin fuqishëm kundër ligjeve të Nurembergut, që u mohonin të drejtat hebrenjve dhe u hiqnin nënshtetësinë? Po sikur ata të kërkonin shpëtimin e të moshuarve, invalidëve, personave me probleme mendore, homoseksualëve, Dëshmitarëve të Jehovait, romëve, polakëve, hebrenjve e shumë të tjerëve të sulmuar nga Hitleri? Po sikur kisha, katolike dhe protestante, të mos tregohej besnike ndaj Hitlerit e të vazhdonte ta konsideronte Krishtin si prijësin e tyre të vërtetë?

"At, ki mëshirë për ne! Ia dolëm të shpëtojmë simbolet tona të shenjta, por kemi sakrifikuar imazhin Tënd brenda shpirtrave tanë".

# 48

Ditëve të ftohta të dimrit, po u vinte fundi. Dëbora kishte shkrirë në të gjithë qytetin. Xhejsonin e kishin thirrur në Berlin për të zëvendësuar një korrespondent që e kishin kthyer në Amerikë.

- Pse ia pezulluan lejen e qëndrimit Keiferit? Mendova se do të punonte gjatë në Gjermani.

Eldrixhi hodhi një tufë me shkresa mbi tryezën e Xhejsonit dhe tha:

- Sepse nuk e mbajti gojën mbyllur. Njoftoi një gazetë njujorkeze se Gestapoja po i torturonte dhe po i fuste priftërinjtë disidentë në kampe përqendrimi. Ata menduan se Keiferi kishte gjetur një burim në Poloni, ku kanë ndodhur edhe shumë masakra. Shefi u tregua i shpejtë dhe e largoi nga Gjermania përpara se Gestapoja ta arrestonte. Siç e dimë mirë, nazistëve nuk u pëlqen që t'u dalin të palarat në shesh.

Xhejsoni nuk ia vuri veshin sarkazmit të Eldrixhit. I vinte keq që Keiferi e kishte pësuar ashtu vetëm për ca artikuj për Poloninë, por të paktën nuk e kishin mbyllur në ndonjë prej kampeve a burgjeve të tyre të shumta. Megjithatë, e shihte largimin e Keiferit si diçka pozitive, pasi i jepej atij mundësia të demaskonte poshtërsi të tjera të kryera nga nazistët.

- Më trego pra, cila do të jetë detyra ime?

- Plako, do të raportosh lajme për kishën. Shefi e lëvdoi punën tënde në lidhje me Bonhoeferin, ndaj të kanë caktuar diçka tjetër. Sigurisht që, këtë herë, duhet të veprosh më me mend në kokë, - i tha Eldrixhi dhe i buzëqeshi me ironi. - Unë nuk merrem me kësi gjërash. Besoj se më kupton. Kam tema më të rëndësishme për të raportuar.

Në fakt, Xhejsoni ishte i kënaqur për detyrën që i kishin caktuar, dhe nuk kishte ndër mend t'i tregonte Eldrixhit për lidhjet e tij me kishën. Kështu, shfletoi fletët me moskokëçarje.

Gjithnjë e më shumë po dëgjoheshin lajme të këqija për kishën katolike apo evangjelike. Nga raportimet në terren, ishte rritur numri i priftërinjve dhe pastorëve të arrestuar, të cilët kishin dalë kundër regjimit nazist. Edhe ata që nuk flisnin, nëse nuk ishin në krah të Hitlerit, përndiqeshin,

u kontrollohej posta dhe u përgjoheshin telefonat, ndërkohë që agjentët e Gestapos e kishin bërë zakon të uleshin e të ndiqnin meshat, për të raportuar çdo gjë pasi ato përfundonin.

Xhejsoni kishte frikë se mos i ndodhte gjë famullitarit Bauer. Në Oberamergau dhe fshatrat përreth, ishin fshehur më shumë se njëzet refugjatë, të gjithë nën kujdesin e famullitarit. Kush do t'i ndihmonte, nëse atë e arrestonin? As që donte ta çonte nëpër mend diçka të atillë. Të paktën famullitari ishte fjalëpakë dhe nuk kishte telefon privat që t'ia përgjonin. Mund të tërhiqte vëmendjen e nazistëve vetëm se lëvizte shpesh.

Xhejsoni ishte i shqetësuar edhe për Ditrihun, i cili gjithashtu lëvizte shpesh. Ai mundohej të mos binte në sy, por nuk pranonte të maskohej nën petkun e Kishës Kombëtare të Rajhut. Lejohej të hynte në Berlin vetëm për të vizituar prindërit e tij të shquar - me siguri për shkak të tyre, nazistët nuk e kishin arrestuar ende. Ose e kishin lënë të lirë sepse shpresonin se, duke iu qepur pas, ai do t'i shpinte te figura të tjera që duheshin ndaluar.

Xhejsoni ishte i bindur se miqtë e tij të rinj do të gjenin një rrugëdalje për ta ndihmuar kudo dhe kurdoherë, edhe sikur t'u duhej ta mbyllnin në ndonjë manastir, ku ai me siguri do të shkruante ndonjë libër tjetër që pa dyshim do të shërbente në të mirë të kishës.

"Kostoja e ithtarisë" la gjurmë të mëdha te Xhejsoni dhe ai lutej që të njëjtin efekt të kishte edhe te Rakela.

Kështu, javën e ardhshme, Xhejsoni e kaloi duke shkruar disa artikuj. E ngopi shefin me histori nga kishat e Berlinit, gjë që ia bëri të thjeshtë caktimin e detyrës së ardhshme: do të shkruante një artikull që do ta çonte atje ku dëshironte, në Oberamergau. Artikullin do ta titullonte "Java e shenjtë në fshatin e Pasionit pa dramën e Pasionit".

U përpoq të bindte veten se qëllimet e tij ishin vetëmohuese, se do ta shfrytëzonte atë mundësi për t'i dorëzuar famullitarit Bauer pasaporta dhe dokumente të tjera të falsifikuara, se donte të takonte Frederik Hartmanin apo se ia kishte ënda të shihte Amelinë e vogël e të bindej se ishte në duar të sigurta. Por, mbi të gjitha, mezi priste të takonte një vajzë të re e të merrte vesh se çfarë mendonte ajo për librin e Bonhoeferit.

Në çast, u kujtua për filmin që kishte fshehur poshtë sirtarit.

Xhejsoni priti deri në mbrëmje, kur në redaksi nuk kishte mbetur këmbë njeriu. Pak përpara se të nisej për në Mynih, kërkoi në pjesën e pasme të sirtarit të tryezës së tij cilindrin e vogël që e kishte ngjitur nga

brenda. Herën e parë që dora i doli huq, nuk u shqetësua, pasi ishte i sigurt se e kishte fshehur në një vend ku nuk do t'i shkonte mendja njeriu për të kërkuar, por dora i doli huq edhe herën e dytë, madje edhe të tretën. Tërhoqi me vrull sirtarin për ta parë nga pas, e pastaj i kontrolloi të gjithë sirtarët me radhë. Në fund, fiku llambën e tryezës dhe u ul, teksa në mendje i vërtiteshin lloj-lloj skenarësh, të gjithë me fund të keq.

# 49

- Fëmijët ishin të mrekullueshëm! - i pëshpëriti famullitari Bauer Rakelës, ndërsa prindërit që kishin mbushur sallën plot, u ngritën në këmbë të duartrokitnin. Pjesa teatrale për Pashkën doli shumë mirë dhe të gjithë fëmijët interpretuan shkëlqyeshëm. Rakela ndihej tepër krenare dhe e ngazëllyer. Atë ditë që ishte hequr si Lea, e kishin pushtuar emocione të forta, ndaj i ishte shumë mirënjohëse së motrës që kishte pranuar të këmbeheshin e të kujdesej për Amelinë.

Historia nuk kishte lidhje me "Pasionin e Krishtit", por fliste për një fëmijë që u dha pas Jezusit. Atë pjesë, Rakela dhe Lea e kishin shkruar fshehurazi; ishte një mrekulli me rastin e Pashkës.

Teksa shkruanin pjesën, Lea kishte këmbëngulur që Rakela të lexonte Ungjillin e të përqendrohej te java e fundit e jetës së Jezusit. Fillimisht, Rakela e kishte pasur të vështirë të pranonte, sepse i rrihnin si çekan në kokë fjalët e babait se krishterimi dhe librat e tij ishin thjesht paterica për të dobëtit, një besim i pabazë për ata që nuk ishin në gjendje të çanin në rrugën e vështirë të jetës. Ashtu deklaronin edhe nazistët, duke u tallur me idenë e një Shpëtimtari flijues dhe të përvuajtur, ndërkohë që i thurnin lavde një udhëheqësi të fuqishëm ushtarak, si Fyhreri i tyre.

Sapo kuptoi gjërat themelore, Rakela iu fut punës për të hulumtuar sa më thellë. U befasua kur zbuloi se Jezusi nuk kishte qenë "ligavec", siç i kishte thënë i ati, por një burrë i fortë e i qëndrueshëm, i cili kishte dalë kundër hipokrizisë së epokës së Tij. Ai zbulim e trazoi, e zhyti në të thella dhe e ndryshoi rrënjësisht.

Pasi kishte mbaruar së lexuari, ajo dhe Lea e kishin shkruar pjesën teatrale me një frymë. Pastaj, për ditë me radhë, ishin marrë me dorëshkrimin, duke e korrigjuar, redaktuar dhe përmirësuar, derisa çdo varg ishte përshtatur në mënyrë të përsosur. Rakela e kishte konceptuar historinë nga këndvështrimi i Amelisë, një vajzë e vogël që i kishte kërkuar ndihmë Jezusit, ndërsa Lea kishte shtuar se vajza e vogël ishte në kërkim të Jezusit, pasi kishte nevojë për falje.

Por Rakela e dinte se vajza e vogël ishte ajo vetë, fëmija pa prindër, që më në fund kishte arritur të kuptonte se çfarë i duhej në jetë. Donte që fundi i historisë të ishte i lumtur, por një gjë e tillë kërkonte besim te Jezusi si Biri i Zotit. Rakela kishte shtrembëruar fytyrën me mëdyshje. Besimi, te çdokush apo çdo gjë, ishte diçka që nuk mund ta gëlltiste lehtë.

Një dritëz besimi, e kishte parë dhe pranuar në sytë dhe jetën e Leas, gjyshes dhe Frederikut dhe donte që ajo ndjenjë të ishte e pastër dhe e plotë. Duke u treguar e nënshtruar dhe e përulur, ajo po i kundërvihej parimeve të saj, te të cilat kishte besuar deri atë çast.

- Një interpretim i pazakontë, zonja Hartman! - tha at Oberlangeri, zëri i të cilit e bëri të hidhej përpjetë, por e mblodhi veten shpejt. - A mund t'ju pyes se çfarë skenari përdorët?

- E kam shkruar vetë, - ia ktheu Rakela, e cila nuk po e përmbante dot krenarinë.

- Ma mori mendja, - i tha ai, por at Oberlangeri nuk dukej dhe aq i kënaqur. - A e dini se të gjithë skenarët duhet të paraqiten paraprakisht në këshill, prej nga merret pastaj miratimi për shfaqjen? - e pyeti.

- Nuk e dija, dua të them se... e kuptoj se kjo gjë duhet të ndodhë, por për ndonjë ndryshim në "Pasionin e Krishtit", - belbëzoi ajo. - Nuk ma kishte marrë mendja se veprohej njësoj edhe për historitë e thjeshta për fëmijë.

Ai ngriti kokën për t'u dukur sa më autoritar.

- Po më habisni! Keni jetuar në këtë fshat gjithë jetën dhe ende nuk e dini kaq gjë? Gaboheni! Fakti se jemi në luftë, nuk do të thotë se duhet të shpërfillim udhëzimet e paracaktuara.

- Por ishte vetëm një pjesëz, - vazhdoi të mbrohej ajo. - Unë mendoj se fëmijët interpretuan shkëlqyeshëm. Po ju si mendoni?

Ndërkaq, ndërhyri famullitari Bauer.

- Fëmijët ishin të mrekullueshëm, zonja Hartman. E vlerësojmë shumë përkushtimin tënd, - tha ai dhe hodhi një shikim qortues në drejtim të at Oberlangerit.

- Ju kërkoj ndjesë, at! Duhej të kisha folur me ju në lidhje me skenarin. Nuk e mendova gjatë.

- Nuk e mendove gjatë?! - ia ktheu at Oberlangeri.

- Kjo gjë mund të jetë mjaft e rrezikshme, sidomos në kohët që po jetojmë. Besoj se e keni vënë re vizitorin tonë të Gestapos që na rri te koka, apo jo?

- Po, at, - i tha famullitari me përulësi, duke ia shtuar zhgënjimin Rakelës. - Nuk do të ndodhë më.

- Do të mbash përgjegjësi për këtë, famullitar.

- Po, at.

Rakela priti derisa prifti më i moshuar të largohej.

- Pse i bëni temena? Ju e dini mirë se pjesa ishte e shkëlqyer. Prindërit mbetën shumë të kënaqur. Çfarë problemi ka ai?

- Problemi i tij, - tha famullitari me zë të ulët, - është agjenti i Gestapos që mbante shënime në rreshtin e fundit. Nuk ia kishin lënë Maksimilianit këtë detyrë, sepse ai e adhuron kishën. Ai është një spiun me uniformën e Rinisë Hitleriane dhe jo një bojskaut siç mund ta mendosh ti.

Rakela tundi dorën në ajër, duke nënkuptuar se e kuptonte aq gjë.

- Maksimiliani është një torollak i padëmshëm. E për çfarë mund të ankohet Gestapoja? Këtu jemi në fshatin e "Pasionit". Pjesët teatrale për Jezusin janë një fenomen i zakonshëm, jo...

- Çdo pjesë artistike që thekson nevojën tonë për diçka përtej përsosmërisë ariane të një burri apo gruaje, apo që nuk njeh Hitlerin si shpëtimtar, shkakton pakënaqësi. - Famullitari Bauer dhe Rakela hodhën sytë nga dera, prej nga po dilte agjenti që ishte ende duke shkruar në bllokun e tij të shënimeve. - Duhet të tregohemi të kujdesshëm, shumë të kujdesshëm.

Rakela, që vetëm pak çaste më parë ishte aq e ngazëllyer, sikur ngriu në vend. Megjithatë, u buzëqeshi mekanikisht prindërve që e falënderonin, dhe fëmijëve që ngrinin krahët e tyre të vegjël për ta përqafuar përpara se të dilnin nga salla.

E kishte shkruar atë pjesë me gjithë zemër. Kishte besuar se autoritetet e fshatit do ta donin atë shfaqje dhe do ta vlerësonin për kontributin e saj. Atë çast, të qortohej se kishte bërë për herë të parë në jetë një gjë vërtet të bukur, ishte sikur t'i jepnin një shuplakë në fytyrë.

Po ku ishte Xhejsoni vallë? Rakela kishte dëgjuar se ai ndodhej në Oberamergau, duke bërë intervista. Ishte e bindur se do të vinte ta takonte, do të shihte pjesën teatrale të fëmijëve, do të gjente një mënyrë që ta vizitonte te shtëpia e gjyshes në mbrëmje, pasi të vendosej ndalimqarkullimi. Ajo donte që ai të shihte se ç'ishte e zonja të bënte, me shpresën se shfaqja do ta çlironte ankthin e tij të heshtur, ashtu si ishte çliruar ajo, por ai nuk u duk.

Kur salla u boshatis, Rakela filloi të sistemonte dosjen me skripte dhe

të mblidhte lodrat e përdorura gjatë shfaqjes, të cilat po i fuste në një kuti, me një vrull që nuk ishte i nevojshëm. Sakaq, fshiu lotët që i shpërthyen papritur.

- Zonja Hartman? - Maksimiliani qëndronte te dera e sallës, me duart pas shpinës. - Po qani? - e pyeti ai dhe iu afrua.

- Jo, - ia ktheu Rakela, puliti sytë dhe pastroi fytyrën. - Thjesht më ka hyrë diçka në sy. Jam mirë.

Maksimiliani nxori një shami nga xhepi.

- Ju lutem, më lejoni t'jua fshij lotët.

Rakela buzëqeshi, duke pyetur veten se si do të sillej Lea në një situatë të tillë. A do të tregohej e butë ajo? Mirënjohëse? E ftohtë? E përmbajtur? Rakela nuk dinte ç'të bënte. Më në fund, e la adoleshentin t'i fshihte lotët.

- Ja, më mirë kështu.

- Po, - tha ajo dhe rrufiti hundët. - Faleminderit, - i tha dhe u kthye nga ana tjetër, por djaloshi mori guximin ta kapte për krahu.

- Ndoshta këto do të të kënaqin, - tha dhe i zgjati një buqetë me lule të bukura e të freskëta, nga ato që fshatarët i rrisnin në kopshtet e shtëpive të tyre. - Kujdesem vetë për to.

- Janë të mrekullueshme, Maks! - i tha Rakela sinqerisht. Kishte kohë që nuk kishte parë lule të atilla dhe kishte kohë që askush nuk i kishte dhuruar ndonjë buqetë të atillë.

Maksimiliani buzëqeshi i mrekulluar.

- Maks, më pëlqen kur më thërrasin kështu. Më thirr gjithmonë Maks.

Rakela u skuq kur kuptoi se kishte përdorur një shkurtim emri që zakonisht e përdornin amerikanët për t'iu drejtuar njerëzve me përkëdheli.

- Ky emër të shkon më shumë.

Ai iu afrua edhe më pranë.

- E dëgjova qortimin e priftit. Ishte i pavend.

- Ti e pe pjesën?

- Më vjen keq, por nuk e pashë. Më caktuan të rrija në korridor, por jam i bindur se çfarëdo që të keni bërë, ka qenë e shkëlqyer. Ju punoni me mish e me shpirt dhe merreni me gjithçka: muzikë, këngë dhe aktrim. Bëni kaq shumë për fëmijët! Prifti duhet të jetë mirënjohës e jo t'ju kritikojë. Për më tepër, ju vuri përpara përgjegjësisë, - tha ai dhe futi shaminë në xhep. - Herën tjetër, do të bëj ç'është e mundur që të ndjek pjesën që do të përgatitni. Ju premtoj se do të jem në radhë të parë!

Rakelës iu ngroh zemra nga fjalët e Maksimilianit, edhe pse e dinte mirë se ai ishte vetëm një djalosh që adhuronte një mësuese.

- Po tregohesh shumë i mirë me mua, Maks, - i tha dhe i preku lehtë fytyrën, ashtu siç bënte Lea me Amelinë, veçanërisht kur ajo përpiqej ta kënaqte. - Mezi po pres që ta shohësh shfaqjen tjetër.

Mirëpo Maksimiliani nuk reagoi ashtu si Amelia apo nxënësit e saj pas një gjesti të atillë. Sytë e tij u mbushën me një epsh, që Rakela e kishte parë vetëm te burrat e rritur. Ai i kapi dorën dhe ia tërhoqi drejt faqes së tij. Rakela e kuptoi shumë vonë gabimin, ndaj u përpoq të shkëputej prej tij, duke bërë pas, por, me sa dukej, Maksimiliani mezi e kishte pritur atë rast. I shtrëngoi dorën dhe iu afrua edhe më pranë, disa centimetra larg fytyrës, ndërkohë që shikimi i tij u ngul mbi buzët e saj. Rakelës iu drodh zemra. Për herë të parë e kuptoi se djaloshi ishte të paktën gjashtë apo shtatë centimetra më i gjatë dhe nja pesëmbëdhjetë kilogramë më i rëndë se ajo. Nuk kishte nga t'ia mbante.

Një trokitje e zhurmshme në derën e hapur shtendosi papritur situatën. Xhejson Jangu hyri brenda dhe qëndroi në mes të sallës. Atë çast, djaloshi dëshiroi të kishte një heshtë e t'ia ngulte Xhejsonit mu në zemër.

- Zonja Hartman, nuk e di nëse keni kohë, por doja t'ju bëja disa pyetje për pjesën teatrale të interpretuar sot. Jam duke shkruar një artikull për fshatin tuaj.

Maksimiliani u kthye, me faqet flakë nga tërbimi dhe me sytë që i lëshonin xixa nga zemërimi.

Rakela sa nuk ra në gjunjë nga lehtësimi.

- Po, po, zoti Jang. Me kënaqësi, - ia ktheu ajo, drejtoi trupin dhe shtrëngoi duart me njëra-tjetrën, duke u përpjekur të qetësohej. Më pas, vuri lulet në tavolinën pranë saj dhe tha: - Maksimilian, mund të shkosh tani!

Djaloshi nuk luajti nga vendi, por po shihte gjithë inat Xhejsonin,.

- Ma merr mendja se e dëgjove zonjën, - i tha Xhejsoni, duke bërë disa hapa përpara dhe nxori nga xhepi i palltos bllokun e shënimeve dhe stilolapsin, por pa ia hequr sytë të riut.

Maksimiliani mori kapelën që e kishte lënë mbi tavolinë, e vuri plot arrogancë në kokë dhe kaloi kryelartë pranë Xhejsonit, duke përplasur shpatullën me gazetarin.

Pasi ai doli, Rakela u ul në karrige dhe lëshoi një psherëtimë lehtësuese.

- Faleminderit!

- Me sa duket, po të bien në qafë.

Rakela tundi kokën në shenjë mohimi.

- Lea më kishte paralajmëruar, por mendova se ishte i padjallëzuar dhe nuk bënte keq. Mendoja se ishte i vogël e i padëmshëm.

- Është gjithë ai djalë, për atë punë, - tha Xhejsoni.

- Po, - tha Rakela dhe mezi u gëlltit. - Gjithë ai djalë...

Xhejsoni donte ta shtjellonte edhe më gjerë atë temë, por ndaloi.

- Nejse, duhet të kesh kujdes, - i tha e pastaj shtoi: - Më bëhet qejfi që të takova, - dhe një buzëqeshje i ndriçoi sytë.

- Gjithashtu, zoti Jang, - tha ajo me njëfarë ironie.

Ai i preku dorën dhe hodhi sytë pas për të parë nga dera.

- Më mirë të rrimë ballë për ballë, në dy anët e tavolinës, - pëshpëriti ajo.

Ai vari buzët i pakënaqur.

- Do të bëjmë ndonjë bisedë zyrtare? Unë dua të jem pranë teje.

- Edhe unë, - tha ajo me gjithë zemër. - Më ka marrë malli.

- Kujt ia thua! - tha ai me zë të pikëlluar e pas pak, drejtoi trupin. - Duhet të të tregoj diçka.

Ajo ngriti vetullat, sa e habitur aq edhe e paduruar, që të dëgjonte se ç'do t'i thoshte Xhejsoni.

Ai nxori një revistë nga xhepi i palltos dhe e vuri mbi tavolinën mes tyre. Në kopertinë, ishte Rakela, magjepsëse e duke buzëqeshur drejt aparatit, dhe Amelia, mahnitëse, duke iu hedhur në krahë.

- Këtë fotografi e ke bërë ti, - i tha ajo dhe mori revistën në dorë. - E mbaj mend edhe vendin. Pse e botove? - e pyeti dhe iu morën aq shumë mendtë, sa iu duk se muret po lëkundeshin dhe dyshemeja po i rrëshqiste nën këmbë.

- Nuk e kam botuar unë, - tha Xhejsoni vetullngrysur. - Unë e ruajta filmin veçmas nga të tjerët, - shtoi dhe vuri kapelën mbi tavolinë. - E di, u tregova i nxituar, i marrë dhe egoist. Doja të kisha një fotografi tënden e të Amelisë. Nuk ma mori mendja se mund ta gjente njeri. Por jam i sigurt se këto nuk i lava, nuk guxova. Thjesht doja t'i ruaja e t'i laja në kohën e duhur.

- Atëherë, si ka mundësi që kjo foto ka përfunduar në kopertinën e kësaj reviste?

- Shiko emrin në fund të fotografisë, - i tha ai dhe ia afroi që ajo ta shihte sa më mirë.

- M. Eldrixh. Kush është ky?

- Rivali im i vjetër, një tip që punon në redaksinë e Berlinit dhe që i është kthyer puna në makth. Mes nesh, ka pasur rivalitet për çdo artikull, si të ishte gara e Indianapolisit[48], por, në këtë rast, duhet të ketë rrëmuar në tryezën time. Ai njeri i fut hundët ngado.

- Ti e mbaje fotografinë time në tryezën e punës në Berlin? - e pyeti Rakela e shastisur dhe nuk po u besonte veshëve.

- E kisha ngjitur filmin nën sirtarin e tavolinës dhe isha i sigurt se nuk do t'i shkonte mendja njeriu aty, por ja që Eldrixhi merret me gjëra që nuk i takojnë.

- Pasi të arrestuan, të morën në pyetje e të torturuan për mua, nuk të shkoi mendja se dikush do të kontrollonte në tavolinën e punës?

- Ta thashë, jam treguar i marrë. Më fal! Edhe botimi i fotografisë ishte një gabim trashanik. Më fal, Rakela!

- Ka dalë në stendat e Berlinit kjo revistë?

- Jo. Eldrixhi ia ka shitur fotografinë kësaj reviste të pavlerë, që botohet në Nju Jork dhe nuk ma do mendja që ta blejë kush në Berlin.

- Nuk ta do mendja? E kupton se ç'po thua? Është njësoj si të hedhësh bombën në mes të shtëpisë. Nëse e shohin, mund të na vrasin të gjithëve.

- Nuk besoj se ndokush do ta njohë Amelinë, që duket si djalë.

Rakela e dëgjonte dhe pyeste veten nëse Xhejsoni kishte luajtur nga mendtë e kokës.

- E si e gjete ti këtë?

- Kontrollova në redaksi, më saktë, në tavolinën e Eldrixhit. Ishte krenar për atë që kishte bërë, ndaj e ruante në sirtar si ndonjë thesar; gabimi i dytë, - e sqaroi ai dhe iu afrua. - Puna është se, nëse ndonjë nga partia e sheh këtë...

- Gerhardi, për shembull.

Ai pohoi me kokë.

- Nëse ndodh që Gerhardi ta shohë këtë, do të mendojë që këtu ka dalë Lea.

- Mos të duket si Lea kjo këtu? - pyeti ajo e acaruar.

- Jo, - pranoi ai, - por këtu je veshur si Lea dhe duhet ta lajmërojmë sa më parë atë. Ajo duhet të pranojë se ka dalë në këtë fotografi, si dhe duhet të sajojë një histori rreth fëmijës që mban në krahë.

---

48 Garë e përvitshme me makina që bëhet në Indianapolis.

Rakela sa nuk po plaste nga marazi. Ishin treguar aq të kujdesshëm për aq shumë kohë, ndërsa tani...

- Censura gjermane mban të dhëna për të gjitha gazetat dhe revistat e huaja. Me siguri që do ta pikasin dhe dikush do ta kuptojë se kjo femër ngjan shumë me zonjushën Kramer, e cila nuk gjendet prej kohësh, - tha Xhejsoni dhe ndërroi vend, duke u ulur në cepin tjetër të tavolinës. - Do të jemi me fat, nëse Shliku nuk përzihet në këtë mesele.

- Sikur ai ta kuptojë se këtu jam unë ...

- Herët a vonë, do të vijë këtu. Ndoshta jo tani afër, - tha dhe vuri buzën në gaz. - Mendoj se e kanë ndëshkuar, sepse e la Fyhrerin në mëshirë të fatit dhe për pak sa nuk e hodhën në erë. E gjithë kjo ndodhi ndërsa i gjori Gerhard po ndiqte fantazmën tënde nëpër këtë fshat të largët alpin. Për këtë arsye, nuk do të lëvizë nga Berlini për ca kohë, pasi nuk do të guxojë të shkelë rregullat. Përndryshe, do ta pësojë.

- Nga i di ti të gjitha këto?

- Nga burimet e mia, - tha ai gjithë seriozitet. - Nëse do të gjenim një mënyrë të sigurt për të të nxjerrë nga Gjermania që tani, nuk do të mendohesha dy herë, por nazistët i kanë mbyllur kufijtë. Kudo ka postblloqe: në stacionet e trenave, në rrugë automobilistike, në linjat detare, në porte. Ekziston një mundësi për të kaluar në Zvicër, por edhe ajo...

- Tani për tani, nuk mund të lëvizim, - tha Rakela, e cila as vetë nuk e dinte se si ndihej në lidhje me largimin nga Oberamergau. Më parë, uronte me gjithë shpirt të ikte, por tashmë ndihej disi e turbulluar.

- Duhet të tregohemi vigjilentë, - tha ai dhe mbylli sytë. - Gjendja po përkeqësohet gjithandej. E mban mend që të kam folur për mikun tim, Ditrihun?

- Bonhoeferi! - Rakelës iu kujtua libri që i kishte dhënë famullitari. Atë libër vetëm sa e kishte shfletuar, pasi kishte qenë e zënë me pjesën teatrale.

- Gestapoja mbylli shkollën e tij në Sigurdshof[49]. Nuk i lejohet më të japë mësim.

- E pse? Ai nuk është luftënxitës, apo jo?

- Ai u mëson pasuesve të tij të jenë besnikë ndaj Krishtit dhe sfidon

---

[49] Ky është gjithashtu një fakt historik. Përpara vitit 1945, Sigurdshofi ishte një fshat i largët i Gjermanisë, sot në territorin polak. Aty, Bonhoeferi drejtoi një seminar, dhe së bashku me ndjekësit e tij, jetonte në kushte shumë të vështira. Gestapoja e mbylli forcërisht seminarin në mars 1940.

kundërshtarët duke jetuar si Jezusi. Të gjitha këto, i bën që njerëzit të mos verbohen nga diktati i Rajhut, por të thellohen e të kuptojnë se ç'po ndodh në të vërtetë.

- Këtë gjë bën edhe ti me famullitarin, duke ndihmuar hebrenjtë dhe duke falsifikuar dokumente?

Ai pohoi me kokë.

- Mundohemi të kontribuojmë dhe t'i shpëtojmë radarit të nazistëve, por kjo po bëhet gjithnjë e më e vështirë.

- E di që po rrezikon shumë. Është njëlloj sikur të planifikosh të vrasësh Hitlerin. Kisha menduar se edhe raportimi i lajmeve paraqiste rrezikshmëri, sidomos për ty, që bën shkrime të bujshme dhe me këto që po bën, je krejtësisht i pasigurt.

- Mendoj se, këto kohë, duhet të merrem më pak me gazetari, - i tha ai dhe ia nguli sytë gjatë, derisa ajo përpëliti qepallat dhe hoqi vështrimin prej tij. - Kam njohur dikë.

Ajo u mbështet dhe ndjeu se iu prenë gjunjët. Iu duk sikur dikush i dha një grusht të fortë në stomak.

- Dua të them se kam takuar dikë që më ka treguar disa gjëra për veten, që nuk i kam ditur më parë, gjëra për jetën dhe botën.

- Si është? Bionde? Me sy blu? Ariane? Shalëgjatë? - pyeti Rakela pa mundur të përmbahej.

Ai ngriti njërën vetull i habitur.

- Ç'thua?! Me sa shoh, qenke xheloze. Nuk kam njohur femër tjetër, - i tha, u përkul përpara dhe i shtrëngoi duart e saj në të tijat. - Çfarë di ti për Jezus Krishtin?

Rakela u spraps e habitur.

- Pra, paske vendosur të bëhesh prift?! Ku është Xhejson Jangu që njoh unë? Çfarë i ka ndodhur atij?

- Kam ndryshuar, ashtu si nuk e kisha menduar kurrë më parë.

- Ishe mirë ashtu si ishe. Nuk ishe dhe aq keq kur të njoha, - tha ajo me shaka, por edhe paksa e shqetësuar. - Nuk jam e sigurt nëse dua që ti të ndryshosh.

- E po, je shumë vonë, - i tha Xhejsoni dhe e pa drejt e në sy. - A e lexove librin që të dërgova?

- "Koston e ithtarisë"? E fillova, por...

- E ka shkruar Ditrihu. Lexoje duke pasur parasysh atë që di për

lëvizjen eugjenike këtu dhe në Amerikë, për eksperimentet dhe eutanazinë, gjithçka që di për Hitlerin, nazistët dhe këtë luftë.

Rakela psherëtiu.

- Nuk qenka një roman interesant i letërsisë angleze!

- Është më i mirë se një roman. Do të të ndryshojë mënyrën e të menduarit.

- Babai im do të përpëlitej në varr, po ta merrte vesh se ç'po bëj unë! Jam ulur në mes të fshatit të "Pasionit", duke drejtuar pjesë teatrale me karakter kishtar, - tha ajo dhe tundi kokën, sikur ta dinte me siguri se për çfarë fliste "Kostoja e ithtarisë". - Ai thoshte gjithmonë se krishterimi është një patericë...

- ...për të dobëtit, - e mbaroi fjalinë Xhejsoni. - Këtë thonë pak a shumë edhe nazistët. Vetëm se tani, ata po përpiqen të zëvendësojnë Jezusin me Hitlerin si shpëtimtar i popullit. Hitleri e shpjegon doktrinën e tij me rite pagane, gjak, tokë dhe nacionalizëm. Është i neveritshëm.

- Dëgjoj prindërit kur vijnë të marrin fëmijët pasi mbaron mësimi. E quajnë veten njerëz të "Pasionit" dhe tregojnë se si ky i fundit mbizotëron në jetën e tyre. Më pas, Lea më tregon se si ky apo ai ka kallëzuar apo denoncuar fqinjët apo madje edhe të afërmit, për privilegje, para, racione ushqimi ose thjesht për t'iu servilosur nazistëve. Vërej fëmijët që kopjojnë atë që dëgjojnë nga prindërit, duke bërtitur me të madhe se hebrenjtë janë vrasës të Krishtit dhe se meritojnë të ndëshkohen. Nuk arrijnë ta kuptojnë se ky mendim po ndryshon mënyrën se si ata trajtojnë njëri-tjetrin apo se si flasin dhe sillen me hebrenjtë.

- Gjëra të tilla i kam vënë re edhe unë. Ata nuk arrijnë ta kuptojnë se sa shumë ka ndikuar Hitleri në kulturën dhe mendësinë e tyre, se ai po zbaton ato që ka deklaruar në librin e tij "Lufta ime", - tha Xhejsoni dhe fërkoi qafën. - Ai po zhduk të dobëtit dhe të varfrit, njerëzit për të cilët Krishti u flijua. Ka vendosur të shfarosë hebrenjtë, pikërisht ata që Zoti i zgjodhi për t'u lidhur me botën. Pikërisht atyre që Ai u besoi fjalën e Tij. Po mëkatojnë duke nëpërkëmbur Krishtin, por nuk arrijnë ta kuptojnë.

- Jo, nuk besoj se po e bëjnë këtë, - brofi Rakela, e pasigurt në atë që po thoshte. - Shumica nuk e dinë ose nuk e vrasin mendjen se çfarë do t'u ndodhë atyre që i kanë dërguar jashtë Gjermanisë. Nuk është problemi i tyre. Më saktë, nuk e konsiderojnë si problem të tyrin.

- Ky është vetëm fillimi, - paralajmëroi Xhejsoni. - Kam një ndjesi që nuk kemi parë ende asgjë.

# 50

Ulur në tryezën e punës në redaksi, Xhejsoni po lexonte lajmet e fundit. Gjermania kishte pushtuar Norvegjinë e Danimarkën dhe deklaronte se ishte detyrë e saj që të mbronte lirinë dhe pavarësinë e këtyre vendeve nga aleatët. Hitleri paralajmëronte se forcat e armatosura gjermane do të thyenin çdolloj rezistence, me çdo mjet të mundshëm, gjë që do të shpinte në gjakderdhje të panevojshme.

Atë mëngjes të ftohtë pranveror, Xhejsoni vuri kapelën dhe doli jashtë. Dyshonte shumë se norvegjezët dhe danezët e lemerisur do të mendonin se Hitleri i kishte pushtuar nga zemërgjerësia, për të mos përmendur korrespondentët, të cilët i kishin zgjuar nga gjumi pa gdhirë mirë e i kishin mbyllur në hotelin "Kaiserhof", ndërkohë që thuhej se Gjermania po "mbronte" vendet e tyre.

"Suedezët janë shumë të frikësuar për t'u ardhur në ndihmë fqinjëve të tyre skandinavë, por shumë shpejt, do të pendohen për këtë vendim", - mendoi Xhejsoni. Më vonë, në "BBC", ai dëgjoi zotimin e Uinston Çërçillit nga salla e parlamentit britanik, se Hitleri kishte bërë një gabim të rëndë strategjik dhe se flota britanike do të nisej menjëherë drejt brigjeve norvegjeze dhe do të mbyste të gjitha anijet në Skagerrak dhe Kategat[50]. Xhejsoni shpresonte se britanikët do t'i përmbaheshin atij kërcënimi dhe do të sulmonin forcat gjermane. Nëse nuk e bënin, kush do ta ndalonte Hitlerin në pushtimin e vazhdueshëm të mbarë botës?

Pak përpara Pashkës së hebrenjve, trupat britanike dhe norvegjeze u dëbuan nga Lilhameri[51] dhe Hitleri festoi fitoren e radhës.



50 Skagerraku është ngushticë ndërmjet bregut juglindor të Norvegjisë, bregut jugperëndimor të Suedisë dhe gadishullit të Jutlandit në Danimarkë, ndërsa Kategati është det që shtrihet mes jugut të Norvegjisë dhe veriut të Danimarkës.

51 Qytet në Norvegji.

Kishte kaluar thuajse një muaj që prej Pashkës. Rakela e dinte se famullitari Bauer nuk kishte lënë gjë pa shitur në tregun e zi për të siguruar ushqime për Pashkën e hebrenjve, që sigurisht, ishte festuar në fshehtësi, si nga ata që e pranonin, ashtu edhe nga ata që nuk e pranonin Jezusin si Mesinë e tyre.[52]

Pasi mbyllën grilat e ulën perdet, Rakela, gjyshja dhe Rivka çuan në papafingo pecetat, pjatat, tasat, qirinjtë, ushqimin dhe verën për darkën e Pashkës së hebrenjve. Lea ndihmonte Frederikun, i cili mezi ngjiste shkallët e papafingos. Me dyshekët dhe jastëkët prej kashte, vajzat formuan një rreth në dysheme. Ndërkohë, Amelia ishte tepër entuziaste dhe i dukej sikur po organizonin një piknik, ndaj nuk u ndahej të rriturave, duke dashur që t'i ndihmonte disi. Rivka vendosi dy qirinj në mes të papafingos.

- Nuk kemi as mish qengji dhe as vezë, por të paktën kemi rrepa dhe bukë pa maja. Megjithatë, falë bujarisë së famullitarit, kemi verë, - tha gjyshja që mbante në dorë damixhanën e mbushur plot.

- Na del thua? - pyeti Rakela Rivkën.

- Është një festë e mrekullueshme, - tha Rivka që mezi mbante lotët. - Vetëm se...

- ...është Pashka e parë pa prindërit? - e pyeti gjyshja.

Rivka tundi kokën dhe nuk i mbajti dot lotët. Duke qenë se gjyshja i kishte duart plot dhe Rivka kishte nevojë për mbështetjen e dikujt, Rakela e tërhoqi vajzën pas vetes, duke e përqafuar, ndërsa ajo vazhdonte të qante. Amelia i ledhatonte këmbën Rivkës, kurse Rakela, tepër e prekur, përkëdhelte flokët e vocërrakes.

Rakela nuk e kuptonte se si njerëzit, veçanërisht ata që pretendonin se ishin të krishterë dhe ndjekës të Jezusit, qëndronin duarkryq dhe bënin sehir kur fqinjët e tyre bastiseshin dhe keqtrajtoheshin gjatë natës.

Famullitari Bauer kishte tundur kokën me mosbesim kur Rakela i kishte kërkuar t'ia shpjegonte atë gjë.

- A ka ndonjë shpjegim për verbërinë, urrejtjen apo mëkatin? Nuk e di përgjigjen. Di vetëm që ilaçi i kësaj marrëzie është dashuria e madhe e Krishtit, siç e kemi parë në "Pasionin" e Tij, - kishte thënë ajo.

Ato gjëra po i kalonin në kokë tek shtrëngonte Rivkën, e cila kishte

---

52 Judaizmi e konsideron përgjithësisht Jezusin si një nga të dërguarit e Zotit që janë shfaqur gjatë historisë së tyre, por jo si të vetmin.

humbur familjen për shkak të një të çmenduri, në një kohë kur, me sa dukej, të gjithë botën e kishte kapluar marrëzia.

Rivka u spraps dhe fshiu sytë. Rakela tërhoqi Amelinë drejt vetes dhe më pas, të gjithë u ulën në jastëkë dhe dyshekë rreth tavolinës së improvizuar me pjatën e Pashkës, që hebrenjtë e quanin *keara*[53], të cilën Rivka e kishte vënë mbi dysheme. Ajo vuri në pjatë tri copa buke pa maja, që hebrenjtë i quanin *matzohs*, dhe i mbuloi me një pecetë të bardhë e të madhe, që ia kishte dhënë gjyshja. Pastaj, me sytë që i shkëlqenin prej lotëve, vështroi të gjithë pjesëtarët e familjes së re.

- Nuk patëm kohë të prisnim sa të vinte buka, sepse duhej të largoheshim nga Egjipti një sahat e më parë, kështu që e poqëm pa ardhur ende.

Ajo vendosi nëpër pjata rrepat, prodhimet e kopshtit të gjyshes dhe një tufë lakërishtash që Frederiku i kishte këputur në mal.

- Skllavëria jonë ishte e tmerrshme, e hidhur si këto barishte. Na mungon kocka e kërcirit, që simbolizon gjakun e qengjit që u derdh në shtëpitë tona, në qemerët dhe pragjet tona.

- Jezusi është Qengji që u flijua për ne, - pëshpëriti Frederiku. - Ai e di se ç'ndodh në zemrat tona dhe na mbulon me gjakun e Tij.

Rivka u zverdh kur dëgjoi ato fjalë, megjithatë vazhdoi.

- Ime më e kishte zakon të më linte të përzieja arrat, kanellën, copat e mollëve dhe verën, - tha dhe mezi u gëlltit. - Sonte na mungon edhe kjo përzierje, e cila nënkupton llaçin e përdorur nga populli im që punoi me mish e me shpirt në Egjipt për të bërë tulla, - dhe ngriti një tas të vogël të mbushur me ujë me kripë. - Kurse këta janë lotët tanë, të derdhur gjatë kohës që kemi qenë skllevër. - Pastaj Rivka preku katër kupat e vogla me verë që i kishte mbushur Frederiku. - Këto janë për premtimet e bëra nga Adonai[54]; Ai do të bënte gjithçka për ne dhe do të na qëndronte gjithnjë pranë.

Rivka u ul dhe u mbush thellë me frymë, pastaj ndezi dy qirinj. Rakela

---

53 Keara - pjata e Pashkës së hebrenjve - është një pjatë e veçantë që përmban ushqime simbolike. Zakonisht, secili prej gjashtë artikujve të vënë në pjatë ka një domethënie në lidhje me ritregimin e historisë së eksodit të hebrenjve nga Egjipti, gjë që përbën thelbin e këtij rituali. Artikulli i shtatë simbolik i këtij vakti përbëhet nga tre matzo (buka pa maja, që hahet tradicionalisht nga hebrenjtë me rastin e kësaj feste).

54 Kështu i thuhet Zotit në hebraisht.

mendoi se ajo po lutej ose po kujtonte ritualet e shkuara, por vajza ngriti kokën dhe filloi të fliste gjithë krenari:

*- Barukh atah Adonai Eloheynu Melekh ha'olam asher kidshanu bidevaro uvishmo anakhnu madlikim haneyrot shel yom tov...* I bekuar je ti o Zoti ynë, Sundues i universit; Zoti që na ka krijuar me fjalën e Tij dhe në emër të të cilit ndezim dritat e festës.

Ndërsa dëgjonte Rivkën, çdo gjë që fuste në gojë, Rakelës i dukej sikur i ngecte në fyt. "Gjithë jetën time, nuk e kam ditur se ekzistojnë gjëra të tilla", - mendoi dhe vështroi fytyrat e familjarëve të saj të ulur në formë rrethi: gjyshen, Lean, Frederikun dhe Amelinë e vogël. Sytë e tyre rrezatonin besim dhe pafajësi dhe dukej sikur në ta, vallëzonte drita e qirinjve. Ata nuk ishin hebrenj, por ai ritual mbartte diçka të shenjtë dhe ajo e shikonte në fytyrat dhe lotët e tyre të paderdhur. "Ç'donte të thoshte Frederiku me fjalët 'Jezusi ishte Qengji që u flijua për ne'? Rivka është hebraike. Si është e mundur që kremton me të krishterët, të cilët i kanë arrestuar dhe mund t'ia kenë vrarë pjesëtarët e familjes? Si është e mundur që ajo ka ndërtuar këtë marrëdhënie me familjen time dhe unë nuk e kam arritur ende?"

Kur rituali mbaroi dhe qirinjtë u shuan, Rakela dëgjoi Rivkën që tha nën zë:

- Vitin tjetër...

- Vitin tjetër? - e pyeti Rakela si për ta nxitur dhe i kapi dorën.

Me lotët që i rridhnin faqeve, vajza shtrëngoi dorën e Rakelës dhe shtoi:

- Vitin tjetër, në Jerusalem!



Atë natë, ndërsa të tjerët po bëheshin gati të shtriheshin, Rakela e vuri Amelinë në shtrat. Vogëlushja futi gishtin në gojë dhe, sa hap e mbyll sytë, e zuri gjumi. Pastaj, Rakela u kthye nga Rivka.

- Nuk e kuptova atë ritual. Ç'lidhje ka ai me Jezusin?

- Nuk ka lidhje me Jezusin, por me largimin tonë nga Egjipti dhe mbrojtjen që na ofroi Adonai.

- Ah, e mora vesh. Po Frederiku ç'donte të thoshte kur përmendi se Jezusi ishte Qengji që u flijua për ne? Po kur tha se Ai na mbulon me gjakun e Tij?

Rivka psherëtiu.

- Edhe vëllai im e besonte këtë.

- Vëllai yt? Do të thuash...

- Vëllai im besonte se Jezusi ishte Mesia. Jo vetëm kaq, por besonte se Ai ishte Biri i Zotit dhe se kishte ardhur në këtë botë, që të lante mëkatet tona.

- Një hebre i krishterë?

Rivka pohoi me kokë.

- Kjo hedh poshtë atë që thonë nazistët se, "po të lindësh çifut, i tillë mbetesh përjetë", - tha ajo dhe rrufiti hundët. - "Njerëzit e zgjedhur". Të zgjedhur për t'u persekutuar! Pse, për të vuajtur zgjidhen njerëzit?

- Por, prindërit e tu...

- Ata ishin ortodoksë.

- A e dinin se vëllai yt...

- Natën që na tregoi... ishte Sabati[55], dy muaj pas Mitzvahut[56] tim. Ndezëm qirinjtë dhe shandanët e argjendtë, për të cilët nëna më kishte thënë se një ditë do të m'i dhuronte mua. Ata derrat na i morën edhe shandanët, - tha Rivka dhe ndaloi një hop. Rakela hodhi sytë tutje, ndërsa Rivka fshiu lotët. Kaluan disa minuta para se ajo të vijonte tregimin. - Vëllai im tha lutjet dhe ne filluam të hanim. - Rivka fliste, ndërsa sytë i kishte ngulur në një pikë të largët. - Ai na tha se po ndihmonte njerëzit tanë që të largoheshin nga Gjermania dhe se do të siguronte pasaporta për të gjithë ne. Kishte mësuar se si t'i falsifikonte dhe më tregoi se si e kishte bërë njërën. U tha disa herë prindërve të iknin, por ata nuk ia vunë veshin, sepse mendonin se situata do të ndryshonte dhe persekutimet do të reshtnin. Kur pa se prindërit nuk kishin ndër mend ta braktisnin Gjermaninë, na tregoi diçka edhe më shokuese. Fillimisht, nuk e kuptuam. Fliste për shokët e tij që nuk ishin hebrenj, dhe për kishën e tyre, se si kishte shkuar një herë me ta. Babai u tërbua dhe nisi ta shante, nëna nuk pushonte së qari dhe donte të ndryshonte temë, por Jakobi tha se kishte mësuar gjëra

---

55 Në judaizëm, Sabati është ditë pushimi dhe dita e shtatë e javës, gjatë së cilës hebrenjtë përkujtojnë krijimin biblik të qiejve dhe të tokës për gjashtë ditë, eksodin e hebrenjve, si edhe presin epokën mesianike.

56 Në judaizëm, mitzvah është një ceremoni që bëhet kur një vajzë/djalë nga dymbëdhjetë deri katërmbëdhjetë vjeç arrin moshën madhore për të marrë përgjegjësitë fetare si një i rritur.

që nuk i kishte ditur më parë, dhe besonte se Jezusi, Jeshua, ishte Mesia i vërtetë. U përpoq të bindte prindërit e mi që të shkonin në kishë me të dhe të dëgjonin fjalët e pastorit. Donte të na fliste më shumë, por babai ulëriti me sa fuqi kishte dhe grisi këmishën nga inati. E urdhëroi Jakobin të shporrej nga shtëpia dhe pastaj u largua i xhindosur nga dhoma e ngrënies. Nëna qante, sikur të kishte vdekur njeri. Të nesërmen, pas Sabatit, rabini nisi zinë hebraike, të quajtur shiva, për Jakobin. Që nga ajo ditë, prindërit e mi nuk duhej ta përmendnin më emrin e tij.

- Asnjëherë?

Nën dritën e qiririt, Rivka u skuq dhe tundi kokën. Kaloi një çast derisa ajo nisi të fliste sërish.

- Unë nuk iu binda. Me sa mbaj mend, kjo ishte e vetmja gjë për të cilën jam rebeluar kundër tyre.

Rakela shtangu.

- Natën e fundit, u shtriva më herët se zakonisht, duke u hequr sikur më flihej. Kur shtëpia ra në qetësi dhe dëgjova gërhitjen e babait, dola pa zhurmë nga dritarja dhe zbrita nga pema ngjitur me murin e dhomës sime. Shkova me vrap te shtëpia e shoqes sime, Anës. Jakobi më priste atje, - tha dhe rrëke lotësh i rrodhën faqeve.

- Pra, vëllanë tënd nuk e kanë kapur nazistët? E di se ku ndodhet? - e pyeti Rakela, e cila nuk mund ta besonte se Rivka nuk kishte folur asnjëherë për të.

Vajza tundi kokën në shenjë mohimi dhe rrufiti hundët.

- Jo. Ana banonte në fund të rrugës ku gjendej shtëpia ime. Ajo nuk është hebraike; e kam shoqe të ngushtë. Me Jakobin isha takuar edhe më parë në shtëpinë e saj. Po bisedonim dhe ato minuta fluturuan pa u ndier kur dëgjuam zhurmën e një makine që frenoi fort në krye të rrugës. Askush nuk duhej të dilte jashtë në atë orë të natës, për shkak të ndalimqarkullimit. Pastaj, dëgjuam lehjen e qenve dhe e kuptuam menjëherë. Ata po kontrollonin shtëpi më shtëpi, duke shkallmuar dyert, bërtitur e sharë, e duke i zvarritur hebrenjtë nga krevatet.

Rakela mezi u gëlltit.

- Ana donte të na fshihte të dyve. U përpoq të na fuste poshtë shkallëve, por Jakobi më la vetëm mua në atë vend të sigurt, duke këmbëngulur që të qëndroja aty deri në mëngjes, kurse vetë vrapoi në drejtim të shtëpisë për të lajmëruar prindërit, - tha Rivka dhe filloi të qante me dënesë.

- E kapën edhe atë?

Ajo pohoi me kokë.

- Nuk kishte rëndësi nëse ai ishte konvertuar në të krishterë.

- Jo, në fakt, nuk ka, - pëshpëriti Rakela, duke sjellë në mend deklamimet plot urrejtje të Hitlerit, por edhe dogmën e babait të saj për denigrimin e çdo race, ngjyre lëkure, përveç atyre që do të deklaroheshin "ligjërisht" si *arianë*.

- Unë mendoj, - tha Rivka me zë të mekur, - se ajo kishte shumë rëndësi për Jakobin. Ai nuk u konvertua për të shpëtuar veten, porse besonte thellësisht. Në fund, mendoj se ishte i lumtur që e morën së bashku me prindërit. Po atë natë, më tha se do të shkonte t'i takonte prindërit së shpejti, se donte të bisedonte me ta për herë të fundit dhe do t'u tregonte se çfarë kishte mësuar për Mesian Jeshua. Donte t'ua mbushte mendjen që edhe ata të besonin se Jezusi ishte Mesia i vërtetë.

- Qenka treguar shumë trim që guxoi të shkonte t'i paralajmëronte pikërisht ato çaste, ndërkohë që mund të ishte fshehur edhe ai.

- Për një kohë të gjatë, kam qenë shumë e zemëruar me të, ngaqë iku dhe më la vetëm, por tani, edhe unë mendoj se u tregua trim, - dhe sikur ngurroi përsëri të fliste, por pastaj shtoi: - Edhe pse nuk e kuptoj, mendoj se adhurimi i tij për Jezusin dhe prindërit tanë, e shtyu të nisej drejt shtëpisë. Shpresoj vetëm... shpresoj vetëm që babai ta falë... dhe ta dojë përsëri.

- Mos i humb shpresat! Ndoshta, kur kjo luftë të mbarojë... - tha Rakela dhe e la fjalinë në mes, sepse iu duk pa kuptim.

Rivka nuk u përgjigj. U shtri dhe u kthye nga ana tjetër. Amelia lëvizte në gjumë. Qiriri që kishin ndezur gjatë darkës, së shpejti do të digjej i tëri.

Edhe Rakela u shtri. Ledhatoi flokët e Amelisë, lëmoi ballin e saj dhe ia nguli sytë tavanit të errët, derisa u shua dhe flaka e fundit e qiririt. Nuk mund ta thoshte me siguri se çfarë nënkuptonte e gjithë ajo dhe se si përputheshin gjërat, por e dinte se gjithçka kishte një lidhje. Ajo që i kishte treguar Rivka për të vëllanë, ishte si dashuria dhe marrëdhënia me Jezusin që e detyronte gjyshen, Frederikun, Lean, famullitarin Bauer dhe ndoshta edhe Xhejsonin, të ndihmonin aq shumë njerëz, apo edhe atë vetë. Ishte diçka që mbushte zemrat e tyre dhe pastaj i nxiste të ndihmonin të tjerët, edhe kur e dinin se rrezikonin veten. Ishte ajo për të cilën shkruante Bonhoeferi, mëshira e shtrenjtë.

Rakela psherëtiu dhe mbylli sytë. Ishte diçka që shkonte përtej saj. Nuk e kuptonte se pse nuk mund të ndiente atë që ndienin ata dhe nuk mund të shihte atë që shihnin ata. Sigurisht që ajo nuk dëshironte të binte pre e mashtrimeve dhe gjepurave, ndryshe, do të ishte po aq e kotë sa pseudoshkenca e babait të saj. Por, sa më shumë mendonte dhe lexonte rreth asaj gjëje, sa më shumë qëndronte me ata njerëz, shikonte se si jetonin dhe besonin, aq më shumë mësonte se kishte diçka të vërtetë dhe tepër të fuqishme. Çfarëdo që të ishte, e kishte ngërthyer edhe atë.

# 51

PRILLI KALOI PA U NDIER dhe i la vendin majit. Xhejsoni vazhdonte të ishte i shqetësuar për fotografinë ku kishin dalë Rakela dhe Amelia. Çdo ditë ishte si ndër ethe, nëse Shliku apo ndonjë prej larove të tij do ta shihte kopertinën e asaj reviste. E po të ndodhte, Shliku do të kthehej në Oberamergau për t'u hakmarrë në mënyrë të pamëshirshme.

Ato kohë, Xhejsoni kishte qenë shumë i zënë me punë. E kishin thirrur në Berlin, ku qyteti ziente nga lloj-lloj thashethemesh. Në rrugën "Vilhelm"[57], mbizotëronte tensioni. Çdo korrespondent i huaj ndihej në ankth pasi mund ta dëbonin menjëherë, sapo të prekte interesat e nazistëve. Kë do të sulmonte Hitleri në ditët në vijim: Holandën, Belgjikën, Vijën Mazhino[58] apo Zvicrën?

Pas një dite të gjatë e tepër të lodhshme, duke bredhur andej-këtej, në përpjekje për të nxjerrë ndonjë deklaratë nga Gestapoja për ndonjë artikull, ku çuditërisht, askush nuk shfaqte aq shumë interes, Xhejsoni hodhi mbi tryezën e tij të punës, bllokun e shënimeve dhe stilolapsin e u lëshua në karrige. Sa po mblidhte veten, e urdhëruan se duhej të bënte një reportazh për një darkë formale, që do të zhvillohej në ambasadë. Kur e mori vesh, shfryu nga inati.

Petersoni, fotografi i redaksisë, mblodhi supet dhe u mundua ta qetësonte.

- Më vjen keq, plako, por është urdhër i shefit.

- Pse duhet të shkoj unë? Në këtë darkash pispilluqësh shkon Eldrixhi.

- Nuk e paske marrë vesh? Eldrixhi iku. U kthye në Amerikë pa u menduar dy herë.

- Kur? - pyeti Xhejsoni dhe nuk po u besonte veshëve. Eldrixhi nuk mund të largohej në çaste të atilla kur kishte lajme aq të bujshme.

---

57 Deri në vitin 1954, në rrugën "Vilhelm" (në origjinal: Wilhelmstrasse) ndodheshin godinat kryesore të qeverisë.

58 Vija Mazhino (anglisht: Maginot Line) përbëhej nga fortifikime, pengesa e instalime armësh dhe u ndërtua nga Franca përgjatë kufirit me Gjermaninë pas Luftës së Parë Botërore.

- Javën e kaluar. Mori një ofertë nga gazeta “Chicago Trib”.

Xhejsoni fërshëlleu fort.

- Njeri me fat! E paska gjetur punën pranë shtëpisë.

Petersoni pohoi me kokë.

- Nuk iu deshën më shumë se dy minuta për ta pranuar punën e re.

- Çne që ia ofruan atij këtë punë? - pyeti Xhejsoni, i cili nuk e mohonte se Eldrixhi ishte gazetar i zoti, por nuk e kishte menduar se ai ishte aq i kërkuar.

- Me sa kam dëgjuar, ka bërë një fotografi të spikatur.

- Pa dyshim që duhet ta kesh larë ti, - theksoi Xhejsoni me ironi.

- Jo. U mor vetë me atë punë. Në fakt, mua m’u duk si dora jote. Foton e quajtën “Madona bavareze dhe fëmija” dhe fotografia u shoqërua me një artikull sentimental. Me siguri që duhet të ketë tërhequr vëmendjen e dikujt me rëndësi.

Xhejsoni drejtoi trupin. Ishte hera e parë që merrte vesh diçka për atë foto dhe atë çast, e kuptoi se ç’kishte ndodhur. “Ç’njeri i ndyrë!” - mendoi dhe u lut që të paktën fotografia të kishte tërhequr vetëm vëmendjen e botuesve amerikanë dhe Eldrixhi të mos kishte futur hundët më tej. Shpresonte që të mos kishte zbuluar ndonjë lidhje të fotos me Oberamergaun, Rakelën ose atë vetë, të paktën në ato kohë të vështira. Nuk kishte dëshirë që ta bënte të madhe atë vjedhje. Po ta denonconte, nazistët do të merreshin me Xhejsonin: do ta kapnin e do ta merrnin në pyetje. E atëherë, Rakela, Amelia, madje edhe famullitari Bauer e i gjithë rrjeti do të ishin si ca gurë dominosh, që mund të binin nga çasti në çast.

Xhejsoni nuk u ankua më, por veshi kostumin e mbrëmjes.

Dy ditë pas asaj darke, e dërguan të raportonte ngjarjet në Britaninë e Madhe, ku Nevill Çambërlejni dha dorëheqjen si kryeministër dhe vendin e tij e zuri Uinston Çërçilli. Ishte koha kur Hitleri filloi ofensivën kundër Vendeve të Ulëta.

Flokëshprishur, me mjekër të parruar dhe pa parë dush me sy për tri ditë, më në fund, Xhejsoni raportoi artikullin e tij në Nju Jork, duke bërtitur për shkak të linjës së dobët telefonike.

- Sot, me të aguar, Gjermania marshoi në drejtim të Holandës, Belgjikës dhe Luksemburgut. Hitleri deklaroi se po mbron neutralitetin e belgëve dhe holandezëve.

Në një komunikatë për shtyp të qeverisë gjermane, thuhej: “Tani e

tutje, pas çdo bombardimi të forcave armike ndaj civilëve gjermanë, do të kundërpërgjigjemi pesëfish, ndërsa avionët gjermanë do të bombardojnë qytetet angleze dhe franceze."



Lea dëgjoi lajmet e fundit, por problemet personale me Rajhun, i kishte në Oberamergau. Ajo kishte kohë që ndihej keq në Ditën e Nënës[59], por nuk ishte ndier kurrë e dëshpëruar sa atë herë. Kryqi i Nderit u jepej publikisht grave të cilat kishin sjellë në jetë katër ose më shumë fëmijë të shëndetshëm për Rajhun, por të mos lindje asnjë fëmijë, ishte e turpshme, një poshtërim që nuk mund të shpërfillej lehtë, që anëtaret e degës së Partisë Naziste të Grave e merrnin shumë seriozisht. Lea u mundua të buzëqeshte, të mbante kokën lart, ndërsa gratë e Oberamergaut dilnin nga kisha, duke ekspozuar me krenari medaljet e nderit.

Jashtë portës së kishës, Lea vuri re se Maksimilian Grieseri ia kishte ngulur sytë dhe u ndje e bezdisur. Përbrenda, ziente nga inati. Duke ecur, u pengua dhe gati sa nuk u rrëzua. Frederiku e kapi nga dora. Kur drejtuan trupat dhe filluan të ecnin krah njëri-tjetrit me të njëjtin ritëm, Leas i zunë sytë sërish Maksimilianin, i cili këtë herë po shihte bashkëshortin e saj plot përçmim, gjë që e acaroi edhe më tepër.

Frederiku i kishte vënë dorën në bel, sikur donte t'i jepte fuqi së shoqes. Edhe pse jashtë e mbajti veten, kur hyri në shtëpinë e gjyshes e më pas në dhomën e saj, filloi të qante me dënesë.

Ndërkohë, Lea e dinte se gjyshja përpiqej t'i mbante të tjerët në kuzhinë, me qëllim që të shmangte vëmendjen e tyre nga dhoma e mbesës së saj të pikëlluar, ndaj i ishte shumë mirënjohëse gjyshes së saj të dashur.

Kur dëgjoi një trokitje të lehtë në derën e dhomës dhe pa Amelinë që u fut brenda pa u ndier, zemra i fërgëlloi nga gëzimi. Krahët e vogëlushes rreth qafës së saj e mbushën me lumturi. Ajo e donte shumë dhe përqafimet e vajzës së vogël e mrekullonin. Lea mbeti pa fjalë, ndërkohë që Amelia nuk kishte nevojë për to. Edhe ato pak shenja që shkëmbenin, i dukeshin të tepërta. Pas njëfarë kohe, të dyja shtrënguan Frederikun dhe e futën mes tyre. Lea u lut që ata të tre të ishin bashkë përgjithmonë.

---

59 Në Gjermani, Dita e Nënës, festohet më tetë maj.

# 52

Në mesin e muajit maj, kur Divizioni i Parë pushtoi territorin francez, Frederiku falënderoi Zotin për kufizimet që kishte, pasi e konsideronin fizikisht të papërshtatshëm për të kryer shërbim ushtarak. Ai vazhdonte të vuante për mizoritë që kishte bërë reparti i tij. Atë kohë, kolegët e tij duhej të ishin duke persekutuar hebrenjtë e Francës. Për fat, i ishte kthyer zanatit të tij të vjetër, gdhendjes me dru, dhe i ishte mirënjohës Zotit që kishte humbur njërin sy, por i kishte të dyja duart.

Herë pas here, Lea shkonte ta takonte në punishte, por tjetërkush ishte vizitori më i shpeshtë i Frederikut.

Edhe pse Henrik Helpmani nuk e kishte kthyer ende foshnjën Jezus, ai hynte çdo pasdite në dyqan dhe gjithnjë në të njëjtën orë.

Përkulej mbi tavolinën e gdhendjes dhe ndiqte me vëmendje Frederikun që punonte me thikë.

- Jua ka dhënë zonja Hartman kallëpin e drurit? E solla posaçërisht për ju.

- Po, ma ka dhënë. Më bëhet qejfi kur sillesh mirë, Henrik, por, të them të drejtën, dua të ma kthesh statujëzën që kam gdhendur.

Djaloshi bëri sikur nuk e dëgjoi.

- Zoti Hartman, do të gdhendni një foshnjë tjetër me të? Jam i sigurt se do ta bëni! Ju jeni drugdhendësi më i mirë në të gjithë Oberamergaun.

Frederiku qeshi.

- Po ma bën qejfin kot më duket. Ka shumë të tjerë që kanë më shumë përvojë sesa unë.

- Ju gdhendni fytyrat më të bukura dhe buzëqeshjet më të çiltra.

- Vërtet?! - tha Frederiku dhe vuri buzën në gaz kur dëgjoi lëvdatat nga goja e Henrikut.

- Po, ato janë si buzëqeshjet e engjëjve. Besoj se edhe vetë herr Hitleri nuk do të gjente asnjë të metë në to, madje as mjekët dhe infermierët.

Frederiku ngriti sytë për të parë djaloshin dhe rrudhi vetullat kur dëgjoi ato fjalë. Henriku e kuptoi, u skuq dhe u spraps nga tavolina e punës së Frederikut, sikur të kishte thënë ndonjë gjë të gabuar.

- Henrik, çfarë ke?

Djaloshi tundi kokën, por në sy i lexohej shqetësimi.

- Zoti Hartman, duhet të iki, por do të vij prapë nesër! - tha, mori çantën e shkollës dhe doli me të shpejtë nga dyqani.

Frederiku doli te dera për të parë djaloshin, i cili ia dha vrapit me të katra dhe u zhduk sa hap e mbyll sytë.

- Henrik! - i thirri, por djaloshi nuk e ktheu kokën.

Frederiku fërkoi mjekrën. Donte t'i vihej pas, të shihte se çfarë fshihej pas atij shikimi të shqetësuar, të kuptonte diçka nga sjellja e mistershme e djaloshit, por kishte shumë punë për të bërë. I kishin dhënë shumë porosi, sidomos për statujëza të Lindjes së Krishtit. Pastaj, edhe gjuri i dëmtuar e pengonte të vraponte sa këmbëshpejti Henrik. Kur mbylli derën, në dyqan u dëgjua tringëllima i zilkave. U ul në tavolinë dhe vazhdoi punën.

# 53

KUR MARGARITAT E VERDHA, vjollcat, zymbylat blu, orkidetë si flutura dhe spiret me xhufka të bardha mbushën livadhet alpine, frika e Rakelës se mos Gerhardi zbulonte fotografinë e saj në kopertinën e revistës, filloi të venitej. "Ndoshta ajo revistë nuk shkon fare në Berlin. Ndoshta Gerhardi do të ketë gjetur ndonjë femër tjetër. Ndoshta këtu jemi në vend të sigurt", - mendonte vazhdimisht. Megjithatë, dukej shumë e bukur për të qenë e vërtetë.

Çdo gjë sikur e humbi rëndësinë kur "BBC"-ja raportoi se në Belgjikë, gra të moshuara, të mbetura pa strehë, ecnin rrugëve, me foshnja që qanin në krahët e tyre, të ndjekura nga nëna të reja që mbanin plaçkat e familjes, të vetmet gjëra që u kishin mbetur. Ndërkohë, gjatë marshimit të tyre rraskapitës, ishin vazhdimisht të kërcënuara nga tanket e gjermanëve të pamëshirshëm.

Kur dëgjoi në lajme se forcat gjermane kishin kaluar kufirin francez dhe kishin marrë rrugën për të gllabëruar Parisin, Rakela doli nga dhoma shumë e acaruar. Nuk mund të dëgjonte për plaçkitjet e fshatrave franceze, për shkatërrimin e tokave bujqësore, për gjuajtjen me armë të gjedhëve, për lopët e pamjela të lëna në mëshirë të fatit dhe për përdhunimin e grave dhe vajzave. "Dhe gjithë kjo kasaphanë bëhet në emër të krijimit të një race superiore, një Rajhu njëmijëvjeçar[60] plot tmerre!" I erdhi për të vjellë dhe nxitoi për te lavamani i kuzhinës.

Në emër të pastrimit të racës, në Oberamergau dhe në fshatrat përreth, ushtria gjermane çoi tirolezë të moshuar. Rakela nuk arrinte ta besonte që po zhduknin ata që cilësoheshin inferiorë dhe po krijonin grupime superiore e po i përfshinin në të ashtuquajturën "elitë gjermane".

Që javën e parë që tirolezët u shfaqën në rrugët e fshatit, Rakela, teksa

---

60 Gjatë kësaj periudhe, propaganda naziste përdorte termin Rajhu njëmijëvjeçar (gjermanisht: *Tausendjähriges Reich*), që nënkuptonte se Gjermania naziste do të rronte një mijë vjet.

po shkonte në shkollë, vuri re një grup fëmijësh të mbledhur në shesh, të cilët kërcenin përpjetë, bërtisnin dhe talleshin. Skena të atilla qenë të rralla në Oberamergau, ndaj ndjeu një sëmbim në zemër.

Kaloi anës turmës, kokulur. Një grup prej të paktën pesë të rinjsh hitlerianë kishin rrethuar një burrë të moshuar. Po e ngacmonin e po e fyenin me ca fjalë që Rakela nuk i kuptonte mirë, disa për shkak të dialektit. Pastaj të moshuarit ia hoqën kapelën nga koka dhe ia hodhën në tokë. I gjori plak, duke u përpjekur të ruante dinjitetin, u kërrus ta merrte, por të rinjtë e goditën kapelën me këmbë sikur të ishte top futbolli, duke e larguar edhe më tej. Atë çast, njëri prej të rinjve goditi me kambale duart e të moshuarit, të fryra nga artriti.

Disa gra që panë ngjarjen, vazhduan rrugën e tyre pa thënë asnjë fjalë. Ndërkohë, Rakela dëgjoi njërin prej tyre që i pëshpëriti shokut të vet:

- E po, nuk i ftoi njeri këtu. Nuk kemi vend për kaq shumë njerëz dhe po hanë edhe ato pak gjëra që na kanë mbetur. Pse nuk i dërgon gjetkë Fyhreri?

Dy fëmijë më të vegjël, nxënës të klasës së Rakelës, ishin futur në mes të turmës dhe, duke imituar më të rriturit, përplasnin duart e fishkëllenin. Pavarësisht se i frikësohej asaj që mund të ndodhte, nëse përpiqej ta ndalonte atë skenë, ajo mori guximin, u fut në mes të turmës dhe kapi për dore dy nxënësit e saj.

- Do të bëheni vonë për në mësim. Ju e dini se nuk ju fus në klasë, nëse nuk vini në orar. Ejani me mua!

- Ne duam të...

- Pushoni! Përpara! - u tha prerë dhe i mori me vete.

Nuk arrinte ta kuptonte se pse të rriturit toleronin skena të asaj natyre. Gjithsesi, të rinjtë hitlerianë ishin djem të fuqishëm e truplidhur. Duke qenë se njerëzit i përkrahnin, ata nuk përmbaheshin.

I vinte keq kur shihte plakun e gjorë apo këdo tjetër të keqtrajtohej e poshtërohej vetëm sepse zakonet, gjuha dhe vlerat e tyre ishin të ndryshme. Iu duk sikur po shihte të zbatoheshin teoritë e të atit, gjë që e tmerronte së tepërmi.

"Xhejsoni kishte të drejtë që në fillim. Nuk na e kishte marrë mendja se Hitleri do të vepronte ashtu siç kishte paralajmëruar vite më parë. Apo mos ndoshta bota ishte në pritje të dikujt që të zbatonte atë politikë të ndyrë? - mendoi dhe tëmthat po i rrihnin fort. - Mos ndoshta frika, apatia dhe indiferenca ime është njësoj si t'i bëj unë këto të këqija?"



Rakela po i përgjërohej, por famullitari Bauer nuk pranonte që ajo të përfshihej më shumë, nga frika se mos e fuste në ndonjë shteg më të rrezikshëm nga ai që po kalonte.

- Prioriteti yt është që Rivka dhe Amelia të jenë në duar të sigurta; sigurisht edhe gjithë familja jote. Askush prej nesh nuk mund të shpëtojë gjithkënd; secili mund të ndihmojë nga pak.

- Të gjithë po më ndihmojnë mua, po unë kë po ndihmoj?

- Gjyshen tënde, e cila ka nevojë për ty. Edhe Amelinë e vogël. Mësoje që ta shijojë jetën nëpërmjet gjuhës së shenjave. Edhe Rivkën po e ndihmon. Ajo nuk ka as shtëpi, as familje, as atdhe.

Ato nuk ishin përgjigjet që priste Rakela.

- Thelbi është të jetosh çdo ditë si besimtare e devotshme, - i tha famullitari, sikur t'i fliste një fëmije. - Duhet të jemi të përgatitur të jetojmë në çfarëdolloj kushtesh. Jeta jonë nuk është e mbushur me drama dhe rreziqe të mëdha çdo ditë. Është përgjegjësia jonë që të ndihmojmë njerëzit rreth nesh.

- Të jemi rojtarë të vëllezërve tanë[61], thotë Frederiku.

- Edhe të motrave tona, - i tha ai dhe i buzëqeshi. - Thjesht duhet të ndjekim zërin e Jezusit dhe kjo nuk është ndonjë gjë e pamundur për ne.

Rakela ndjeu fytyrën t'i merrte flakë. Nuk i pëlqente të tregohej shumë e drejtpërdrejtë. Ishte e vërtetë që donte të bënte diçka drithëruese, të rrezikshme dhe vetëmohuese, por e dinte se gjithçka mund të kishte pasoja.

Më në fund, pohoi me kokë.

- Kështu thonë se veproi edhe Jezusi, apo jo?

Famullitari Bauer ngriti vetullat.

- Pra, e kuptuake!

- Sigurisht që Ai nuk u dorëzua për ta rrahur, pështyrë dhe kryqëzuar ngaqë i dukej emocionuese.

- E bëri këtë për të larë mëkatet tona, për ne, sepse e dinte që ne kishim nevojë.

---

61 "Rojtari i vëllait" është një thënie nga tregimi biblik i Kainit dhe Abelit. Pasi Kaini vrau vëllanë, Abelin, Zoti e pyeti se ku ishte vëllai i tij. Kaini u përgjigj: "Nuk e di; mos jam unë rojtari i vëllait tim?"

- Ne kishim nevojë, - përsëriti Rakela. Asaj nuk ia kishte pritur kurrë mendja se do të kishte nevojë për diçka apo ndokënd, por... kishte filluar të mos ishte më aq e bindur për atë gjë.



Në qershor, ndërsa gjermanët marshonin drejt Parisit, trupat e fundit britanike dhe franceze u larguan nga porti i Dankërkut[62] drejt brigjeve të Anglisë.

Kryeministri Uinston Çërçill u zotua se, edhe sikur Anglia të pushtohej, perandoria britanike do ta vazhdonte luftën derisa Bota e Re, me fuqinë e madhe që zotëronte, do të ndërhynte për të shpëtuar dhe çliruar rrënjët e saj të vjetra[63].

Rakela nuk arrinte ta kuptonte se pse Shtetet e Bashkuara të Amerikës, Bota e Re, nuk po përfshiheshin në konflikt, pse nuk po ndërhynin për të shpëtuar dhe çliruar rrënjët e vjetra?

Rakela dhe Rivka nuk kishin fjetur ende, por po dëgjonin radion që e mbanin fshehur, edhe pse ishte rreptësisht e ndaluar të dëgjoheshin stacionet e huaja. "BBC"-ja raportonte bombardime të shumta në Frankfurtin e largët. Rakela shpresonte që institutin famëkeq ta bënin shkrumb e hi. Të dyja pyesnin veten se kur do ta godisnin Bavarinë gjuajtësit britanikë. Për shkak se zona e tyre ishte mjaft afër me Mynihun, ishte e mundur që të bombardonin edhe aty.

Frederiku mendonte se kishte pak gjasë që të bombardohej zona e Alpeve, pasi terreni malor e bënte të vështirë zbulimin dhe goditjen e objektivave.

- Prandaj gjermanët po i ndërtojnë fabrikat në lëndinat mes maleve dhe në shpella, ku besojnë se rreziku është shumë më i vogël.

Asgjë nuk ishte më e sigurt dhe morali në fshat ishte zbehur, veçanërisht kur filluan të mos vinin më letra nga ushtarët, bashkëshortë, bij e vëllezër, dhe nuk po dërgoheshin as listat e viktimave.

- Pavarësisht fitoreve të shumta, Hitleri e ka ndaluar postimin e listave të viktimave, - tha Frederiku. - Ai nuk dëshiron që populli të bëjë krahasime me humbjet e Luftës së Parë Botërore.

Gjyshja ishte dakord.

- Sigurisht, sepse protesta kundër luftës mund ta dëmtojë.

---

62 Qytet në veri të Francës, në kufi me Belgjikën.

63 Në fjalimin e tij, me fjalët Botë e Re, Çërçilli nënkupton SHBA-në, kurse me rrënjë të vjetra, Europën.

Por Rakela e dinte se njerëzit i brente meraku për të dashurit e tyre, bashkëshortët, bijtë dhe vëllezërit. Njerëzit i kishte pushtuar pasiguria dhe frika dhe asaj i vinte shumë keq për ta.



Nga mesi i qershorit, Rakela kishte mbaruar së lexuari librin e Bonhoeferit dhe disa pjesë të Biblës, të cilën ia kishte dhënë gjyshja. Personazhet, me historitë, forcat, dobësitë dhe nevojat e tyre, nuk ishin aq të ndryshme nga njerëzit që ajo kishte njohur, ose edhe nga ajo vetë.

Ishte befasuar më shumë te pjesa që fliste për jetën e Jezusit - jo vetëm se kush ishte Ai në të vërtetë, por edhe se si kishte jetuar deri në fund dhe se si ekzistenca e Tij nuk e hidhte poshtë ligjin hebraik, që në fillim dukej shumë i rreptë e mizor, por ta zbatonte atë e të jetonte nën mbrojtjen e tij, për të përmbushur kërkesat për shlyerjen e mëkateve, duke u vetëflijuar për njerëzimin. E gjithë ajo filozofi binte ndesh me edukimin e saj se Bibla ishte tejet e dëmshme për ambicien njerëzore. Ndonjëherë, Rakela emocionohej kur lexonte, e ndonjëherë, ndihej sikur po bënte gjënë e gabuar. E kishte të vështirë të shkëputej nga zërat e së shkuarës.

Rakela dhe Rivka bisedonin netëve të gjata duke pëshpëritur dhe diskutonin për çështje të rëndësishme, që kishin të bënin me ligjin, "Pasionin e Krishtit", me dilemën e Jezusit radikal të Bonhoeferit, si dhe me këmbënguljen e tij se kisha duhej të përkushtohej më shumë për shpëtimin e hebrenjve të përndjekur nga Hitleri.

Rivka thoshte se e kishte të vështirë ta kuptonte kontrastin mes qëndrimit të Bonhoeferit dhe pikëpamjes ariane të Kishës Kombëtare Gjermane të Rajhut.

- Edhe pse e quajnë veten të krishterë, një pjesë e madhe e nazistëve po dëbojnë të gjithë hebrenjtë, edhe ata që besojnë te Jezusi dhe që e pranojnë Atë si Mesinë dhe Shpëtimtarin e tyre. Nuk duan t'ia dinë se ata janë konvertuar në të krishterë. I arrestojnë dhe kushedi ku i degdisin, ashtu siç kanë bërë me tim vëlla. Nuk mund ta besosh se ç'thonë mbajtësit e kryqit!

Edhe për Rakelën, ajo gjë nuk kishte aspak kuptim, por ajo dinte se ç'ishte arsyetimi i zvetënuar i nazistëve për eugjenikën. Nëse dikush ishte hebre, ishte gjak inferior dhe nuk kishte të bënte me fenë. Me "fakte" të atilla e kishin mbrujtur që në fëmijëri, fakte që më vonë e bënin të ndihej keq dhe i ngjallnin neveri.

Kishte net që gjumi i zinte pasi kishin biseduar e debatuar gjatë për shumë çështje. Çfarë përfaqësonte apostulli Pal për johebrenjtë, të cilët besonin se u shartuan si degë të egra, duke u shndërruar në pemë ulliri[64], dhe cili ishte kuptimi i fjalëve të Jezusit: "Unë jam vreshti i vërtetë[65]"? Mos ndoshta ajo frazë donte të thoshte se vreshti i bashkonte të gjithë, hebrenj dhe johebrenj? Ai shpjegim lidhej me situatën në të cilën ndodheshin, por Rivka nuk ishte fort e qartë. Po ashtu edhe Rakela.

Ndërsa Rivka dhe Amelia flinin, Rakela qante për atë çka i kishin bërë prindërit dhe për botën e vogël, të trishtuar e dritëshkurtër ku e kishin rritur. "Babai nuk mund ta imagjinonte se ekzistonin gjëra që ai nuk i dinte dhe mundësi që nuk mund t'i parashikonte", - mendonte. E kujtonte shpesh dhe habitej me veten që thellë në zemër, e kishte falur.

Ndonjëherë, sidomos kur ishte e lodhur dhe në ankth, hidhërimi i dikurshëm ngrinte sërish krye. Kujtimet për manipulimet, gënjeshtrat dhe tradhtinë e të atit e brenin nga brenda. Ndiente se kishte nevojë që procesi i faljes të përsëritej.

Shpeshherë, pyeste veten nëse Zoti ekzistonte vërtet, si ia bënte Ai, ditë pas dite, vit pas viti e shekull pas shekulli, që nuk hiqte dorë kurrë? Pse shqetësohej aq shumë për njerëzimin?

Një mbrëmje qershori, tek po kthehej në shtëpi dhe po i bënte vetes atë pyetje, Maksimilian Greiseri dhe banda e tij me të rinj hitlerianë kaluan pranë saj. Ata ishin nisur në drejtim të lokalit ku organizonin takimet e tyre. Që në pranverë, kur Maksimiliani ishte sjellë në mënyrë të pahijshme dhe ishte dashur ndërhyrja e Xhejsonit, ai nuk kishte patrulluar më në korridoret e shkollës.

Një djalë i ra në krah Maksimilianit dhe të dy, ia ngulën sytë Rakelës. Ai e hoqi shpejt vështrimin, por fytyra e tradhtoi: ishte skuqur i tëri. Rakelës i vinte keq për të. Ndoshta u ishte mburrur se do të lidhej me një mësuese dhe tani shokët mund ta tallnin. Xhejsoni ishte sjellë vrazhdë me të, paçka se djaloshi e meritonte. As ajo e as Lea nuk donin të binin pre e atyre ngacmimeve.

---

64 Apostulli Pal shpjegon këtë qasje drejt shpëtimit, duke përdorur metaforën e një peme ulliri me degë natyrale, që përfaqësojnë Izraelin; këto degë thyhen dhe degët e egra - johebrenjtë - duhet të shartohen (Romakët 9-11).

65 "Unë jam vreshti i vërtetë" është deklarimi i Jezusit në Ungjillin e Gjonit. Ai synon të tregojë identitetin dhe qëllimin e tij hyjnor unik.

Krejt e përhumbur, as që e kuptoi se po shikonte në drejtim të tyre dhe nuk e vuri re kur Maksimiliani u kthye e po e shihte ngultas. Nuk mund ta kuptonte shprehjen e tij të fytyrës, por buzëqeshi me vetëdije në drejtim të djaloshit, i cili, me sa duket, u ndje në siklet që e kishin kapur duke vështruar në atë mënyrë. Megjithatë, fytyra iu ndez nga gëzimi dhe sakaq, ngriti dorën dhe e përshëndeti. Edhe ajo ia ktheu përshëndetjen e i buzëqeshi. Ishte e kënaqur që veprimi i saj kishte ndikuar sadopak në shuarjen e armiqësisë mes tyre. Kështu, u kthye nga ana tjetër të vazhdonte rrugën, me shpresën që ai nuk e kishte keqkuptuar përshëndetjen e saj.



Maksimiliani kishte kaluar një ditë të bukur: kishte marrë pjesë në vandalizmin e tij të parë të drejtuar nga Gestapoja. Grupi i të rinjve hitlerianë kishte vepruar, pasi një shitëse e zonës akuzohej se kishte dhënë ushqime pa tallonat përkatës.

Tregtaren e kishin rrahur dhe pastaj e kishin arrestuar. Ajo kishte kërkuar mëshirë, pasi nuk donte ta keqtrajtonin në sy të së bijës, por sipas liderit të grupit të tij, mëshira nuk kishte lidhje me Gestapon dhe as me Maksimilianin. Pas sulmit, lideri i kishte ndihmuar djemtë të shuanin ndonjë brejtje ndërgjegjeje me alkool.

Gota e parë e birrës e ndihmoi Maksimilianin të kujtonte se përgjegjësia e tyre ishin pikërisht shkelësit e ligjit dhe se ai nuk kishte asgjë personale me ta. Gota e dytë e ndihmoi të harronte buzën e çarë të gruas, mavijosjet, lotët dhe lutjet e së bijës. E treta i kujtoi se sa shumë kënaqej kur shikonte të bukurën zonjën Hartman e ajo gjë e gjallëroi, madje ia ngjalli shpresat e humbura.

Vriste mendjen se pse kishte ndaluar së gjuajturi atë femër joshëse, pse ia kishte vënë veshin atij korrespondentit autoritar amerikan. Mbi të gjitha, kush ishte ai? Dukej qartë se zonja Hartman kishte mendim të mirë për atë njeri dhe anasjelltas, por gazetari ishte njeri krejt i parëndësishëm e, mbi të gjitha, tanimë kishte ikur.

Diferenca në moshë mes Maksimilianit dhe zonjës Hartman nuk ishte dhe aq e madhe dhe bashkëshorti i saj, edhe pse një veteran lufte, ishte thjesht një sakat. Sidoqoftë, Maksimiliani mendoi se ndoshta nuk kishte ditur si ta trajtonte zonjën e bukur. E kush do ta ndalonte për ta provuar përsëri?

# 54

Pasi u njoftua se Parisi nuk do të bënte rezistencë, brenda pak ditësh, ushtria naziste marshoi përpara. Nuk kaloi shumë dhe në Kullën Eifel, filloi të valëvitej flamuri nazist. Kryeministri francez Pol Rejno, pasi refuzoi armëpushimin me Gjermaninë, u detyrua të jepte dorëheqjen. Ndërkohë, drejtimin e qeverisë franceze e mori gjeneral Peteni. Ky i fundit, për të shmangur ndarjen e Francës mes fuqive të tjera, kërkoi me përulësi armëpushim. Kështu, u krijua qeveria e Vishisë, që ishte një marionetë e Hitlerit.

Major Gerhard Shliku, pjesë e ushtrisë fitimtare, ngriti një dolli në Paris, duke kënduar me kolegët e tij këngët "Deutschland über Alles" dhe "Horst Wessel Lied"[66], ndërsa në Gjermani populli festonte, duke ngritur në piedestal Fyhrerin e tyre. Gerhardi u mrekullua kur Hitleri dha urdhër që armëpushimi të nënshkruhej në po atë vagon treni, të vendosur në po atë pyll ku Gjermania kishte nënshkruar kapitullimin në vitin 1918.

I gëzuar që po merrte pjesë në zhvendosjen e atij vagoni nga një muze francez, Gerhardi dhe kolegët e tij rikrijuan skenën e dikurshme në pyllin e Kompienjës. Rikujtimi i disfatës së Gjermanisë në Luftën e Parë Botërore, e shtoi dozën e hakmarrjes së Hitlerit, si dhe poshtërimin për Francën, një filozofi jetësore me të cilën ishte mbrujtur edhe major Gerhard Shliku. Madje ai kishte në mendje edhe një hakmarrje tjetër, që synonte ta realizonte në të ardhmen e afërt.



Pavarësisht luftës, Lea ishte e kënaqur. Frederiku ishte në shtëpi dhe po përmirësohej dita-ditës. Përpiqej të punonte me sa mundësi dhe forcë kishte, ndërsa ajo pikturonte statujëzat që gdhendte ai. Kori i fëmijëve i lumturonte që të dy, por gëzimi më i madh për ta ishte Amelia. Sikur lufta

---

[66] Nga gjermanishtja: "Gjermania mbi të gjitha" dhe "Kënga e Horst Veselit" janë himne të Partisë Naziste.

të mbaronte, sikur SS-të t'i linin të qetë, Amelia do të ishte e lirë të dilte në dritën e diellit.

Lea e dinte që ato ishin thjesht fantazi, megjithatë shpresonte me gjithë zemër. Frederiku e paralajmëronte që të mos ushqente shumë shpresa në një kohë kur shumë gjëra dukeshin të parealizueshme, por Lea vetëm i buzëqeshte.

Edhe fqinjët e gjyshes, të cilëve u pëlqente të fusnin hundët në punët e të tjerëve, nuk dukeshin më aq të rrezikshëm sa më parë. Pavarësisht vendosmërisë së nazistëve për të krijuar një racë të pastër, shumë të burgosur lufte nga Europa e pushtuar, ishin shpërndarë në shtëpitë e fshatarëve dhe në kampet përreth, dhe jetonin e punonin në projekte publike. Zonja Hillman ishte e shqetësuar për "mësymjen" e papritur të vizitorëve francezë, por më shumë fliste për mënyrën e tyre ritmike të të folurit. Në fshat, kishte aq shumë lëvizje, sa zonja Hillman nuk e kishte shumë mendjen të vërente ndryshimet te fqinja e saj, ndonëse shpesh thoshte se Lea ishte më energjike se më parë.

- U mëson fëmijëve të këndojnë dhe aktrojnë, ndihmon gjyshen në punët e shtëpisë, pikturon statujëzat e tët shoqi dhe të bie bretku duke punuar në kopsht. Ti je sa për tri gra! Janë të rralla ditët kur dukesh e sfilitur. Nga të buron gjithë kjo forcë, xhanëm?

Më saktë, ishin *dy* gra, *dy* forca, por Lea thjesht vinte buzën në gaz sa herë që Gerda Hillmani mbështetej te gardhi dhe e vështronte si e shastisur. Që të qetësohej dhe të mos llapte shumë, Rakela ose Lea, cilado të ishte duke punuar në kopsht atë ditë, i ofronin gruas së bezdisshme perime nga kopshti, ose këpusnin kumbulla e fiq të ëmbël nga pemishtja e gjyshes.

Edhe gjyshja e tyre tregohej shumë e kujdesshme kur bisedonte me fqinjën e saj ngatërrestare. Vazhdonte të frikej se mos major Shliku do ta shihte fotografinë e Rakelës dhe Amelisë në kopertinën e asaj reviste të mallkuar, ndaj gjatë natës, ulej në gjunjë dhe lutej.

Lea kishte filluar të këndonte më shumë se më parë dhe dashuria për Frederikun, si dhe adhurimi për Amelinë, po e gjallëronin gjithnjë e më shumë. Ishte e pamundur të mos vihej re ai ndryshim i madh në jetën e saj.

# 55

Ja dhe vera erdhi.

Maksimiliani ishte më shtatlartë sesa një vit më parë. Flokët i ishin zverdhur më shumë dhe lëkura i kishte marrë një ngjyrë të bronztë nga dielli. Për shkak të punës fizike, krahët i kishte edhe më të fuqishëm dhe shpatullat më të gjera. Zakonisht, merrej me ngjitje në litar, alpinizëm, vozitje në liqen dhe prerje drush me grupet e Rinisë Hitleriane.

Një ditë, vendosi të mos priste më gjatë, por të realizonte ëndrrën e tij. Krehu flokët dhe kopsiti këmishën e uniformës, që i rrinte puthitur pas kraharorit të gjerë. Vuri kapelën në kokë, duke e rregulluar që t'i rrinte në kënd, sepse mendonte se ashtu dukej më tërheqës. Këtë herë, nuk do t'i çonte lule zonjës Hartman. Do të hidhej në sulm si një burrë i vërtetë. Do të priste derisa të mbetej vetëm e më pas do ta befasonte, duke i shfaqur ndjenjat e tij.

Ndoshta do të bënin ndonjë shëtitje në pyll ose do të dilnin për piknik.

Maksimiliani nuk e dinte mirë se ç'do të bënte. Sigurisht që duhej të kishte parasysh që ajo ishte grua e martuar, por nuk është se e vriste shumë mendjen për atë gjë. Drugdhendësi as që krahasohej me të dhe, për më tepër, ai nuk i kishte dhënë fëmijë asaj gruaje të mrekullueshme. Zonja Hartman ishte shumë e dashur me fëmijët e fshatit dhe i adhuronte, ndaj e meritonte një fëmijë të vetin.

Atë gjë e kishte diskutuar edhe me nja dy shokë, ndërsa pinin një natë rreth zjarrit të një kampi. Shokët kishin qenë të një mendjeje me të, se drugdhendësi sakat nuk bënte për atë punë, dhe, për më tepër, njerëz si ai nuk i duheshin Gjermanisë. Siç thoshte Partia, rëndësi kishte mbijetesa e njerëzve të shëndetshëm. Mund të sajonin ndonjë aksident dhe ajo nuk ishte e vështirë për ata të rinj të harbuar. Shkurt, shokët u treguan të gatshëm ta ndihmonin. Tanimë, ata kishin eksperiencë për t'u përballur me "situata" në emër të Gestapos; madje shpeshherë merreshin vetë me zgjidhjen e problemeve të ndryshme në komunitet.

Maksimiliani priti derisa doli edhe fëmija i fundit nga klasa dhe roja e

Rinisë Hitleriane e mbaroi detyrën për atë ditë. U zgërdhesh nga kënaqësia, drejtoi kollaren dhe hyri në shkollën e zhytur në errësirë.



Me të mbledhur fletoret e muzikës, Lea fiku dritat. Me gishtat e tyre të vegjël, pavarësisht se pa dashje, fëmijët e kishin zakon t'i palosnin fletët dhe t'i njollosnin faqet e pentagrameve. Me sa dukej, i preknin fletët me duar të pista, të cilat i ndotnin kur luanin me dhe në oborr. Ajo vuri buzën në gaz. Gjithsesi, ato gjëra nuk kishin shumë rëndësi, sepse ata fëmijë ishin të mrekullueshëm. Rrezet e fundit të diellit të pasdites, që hynin nga dritarja e vogël, ndriçonin mjaftueshëm sa për t'u orientuar në klasë e për të gjetur raftin ku vendoste materialet shkollore.

Ndërkohë, dëgjoi hapat e dikujt që po hynte brenda, dhe mendoi se ishte Henriku.

- Pra, u ktheve, ë? Tasin e ushqimit e ke harruar mbi piano, Henrik. Do të të duhet për nesër.

Sapo futi fletoret në raft, ndjeu se dikush tjetër qëndronte pas saj, dikush më i madh sesa Henriku. Përpara se të kthente kokën, ai i mbylli sytë nga pas dhe ngjiti trupin pas të sajit, por nuk foli. E kafshoi lehtë në qafë, pikërisht mes zverkut dhe shpatullës, aty ku e puthte zakonisht Frederiku, gjë që nuk e kishte bërë që kur ishte kthyer nga lufta.

Lea qeshi edhe pse u ndje në siklet. U habit nga guximi i të shoqit për të ardhur në shkollë. Çfarë surprize të bukur i kishte bërë! Reagimi i saj e eksitoi Maksimilianin, i cili e ngjeshi edhe më shumë përpara. I kapi flokët, duke harruar se i kishte mbyllur sytë. Filloi t'i fërkonte faqet, qafën, krahët, madje e kapi edhe nga gjoksi.

- Jo këtu! - i tha ajo duke qeshur, e kënaqur dhe pa frymë nga emocionet e shumta. Më pas, u kthye edhe pak në drejtim të tij. Në errësirën e klasës, ai ia pushtoi trupin dhe e mbuloi me të puthura. Ai ishte Frederiku i dikurshëm, që nuk e kishte puthur me aq epsh që prej vizitës së saj të fundit në institut, kur ajo kishte kuptuar se e kishin sakatuar dhe më pas, lufta kishte sakatuar edhe të shoqin. U përpëlit, duke u përpjekur të mos e shkurajonte hovin e pazakontë të të shoqit, por duke dashur që ta mbaronin në krevatin e dhomës së gjumit atë që kishin nisur aty.

Ajo e kapi nga krahët, por ata nuk ishin krahët e hollë të Frederikut. Nën dritën e zbehtë, mundi të shihte dhe të ndiente se nuk ishin mëngët

e këmishës së të shoqit. Atë çast, sa nuk i pushoi zemra. E shtyu tutje dhe vetë bëri një hap pas. Ngriti kokën dhe sa nuk i ra pika kur sytë e saj hasën ata plot epsh të Maksimilian Grieserit.

Ai e tërhoqi pas vetes, por ajo e goditi në kraharor me grushte dhe bërtiti me sa fuqi kishte:

- Shporru që këtu! Mos më prek!

Ai qeshi.

- Çfarë po bën? Ti më joshe, kurse tani po më largon? Lea, unë e di që ti vdes për mua. Edhe unë të dashuroj.

- Jo!

- Mjaft u shtire! Nuk është nevoja. Këtu nuk ka njeri tjetër, - tha ai dhe e tërhoqi pas vetes për ta puthur në buzë. E tërhoqi aq fort, sa nuk pati kohë të reagonte.

Ajo u drodh e tëra dhe filloi ta godiste, por ai qeshte, e puthte edhe më fort dhe eksitohej edhe më shumë që gjahu i kapur kundërshtonte me forcë. E shtrëngoi me duart e fuqishme përqark belit, kurse ajo e kafshoi. E kishte humbur toruan. Kur ai u afrua për ta puthur sërish, ajo arriti ta shtynte dhe i dha një shuplakë të fortë në faqe.

Papritmas, u ndezën dritat e klasës dhe në prag të derës, u duk famullitari Bauer. Pas ndriçimit verbues dhe qetësisë absolute që pasoi, pasi të tre kishin ngrirë në vend, Lea që mendoi se do t'i binte të fikët, gjeti forca dhe tha:

- Ky horri më sulmoi! Qelbësira!

Kur kuptoi se ç'kishte ndodhur, në fytyrën e famullitarit, zunë vend tmerri, trishtimi dhe dëshpërimi.

- Jashtë! Jashtë dhe mos të të shoh më këtu!

Maksimiliani hodhi vështrimin te dora e gjakosur nga kafshimi i Leas dhe filloi ta pastronte. Ai pa priftin, pastaj Lean e lemerisur dhe tha:

- Po ne duhemi!

- Nuk është e vërtetë. Ti më ke ngacmuar, të gjithë e dinë.

- Unë vij këtu, ti më josh e tani shtiresh sikur nuk ta ka qejfi? Me kë tallesh ti? Ç'janë këto broçkulla?

- Ore Maksimilian! Mos je çmendur?! Unë jam e martuar dhe e dashuroj tim shoq! Për këtë që ndodhi sot, do të ankohem te nëna jote, - tha ajo për ta kërcënuar. Ajo ishte gjëja më qesharake që Lea mund të thoshte atë çast, por ishte e vetmja që mendoi se mund ta frikësonte Maksimilianin.

- Do t'i thuash nënës sime? - e pyeti djaloshi i çoroditur dhe po e shihte sikur nuk e kishte parë ndonjëherë. - Ti mendon se jam fëmijë dhe mund të ankohesh tek ime më?

- Ashtu je, fëmijë!

Por Maksimiliani nuk e shikonte Lean si një nxënës i çfarëdoshëm. Ai shau nëpër dhëmbë dhe i fiksoi sytë mbi trupin e saj, sikur do ta gllabëronte, sikur të donte ta mbaronte atë që kishte nisur, pavarësisht rezistencës së saj. Ashtu, me sy kërcënues, bëri një hap përpara.

- Pra, edhe ti qenke si nëna jote. Kam dëgjuar ca histori interesante.

- Dil jashtë! - përsëriti famullitari, duke u futur mes të dyve. E shtyu fort Maksimilianin, i cili fillimisht u përplas pas një banke të vogël dhe pastaj ra përtokë. - Jashtë! Përndryshe do të të nxjerr me shqelma!

Djaloshi u mundua të ngrihej, por sapo u ngrit, u pengua dhe ra përsëri.

Nga sytë, i dilnin shkreptima zemërimi dhe poshtërimi. Ngriti cullufen që i kishte rënë mbi ballë, dhe atë çast, dukej si një fëmijë i pakënaqur e i acaruar, të cilit sapo i kishin marrë lodrat. Më në fund, u ngrit.

- Do të ma paguani shtrenjtë, - tha pasi pështyu gjak nga goja dhe hodhi sytë një herë nga famullitari e pastaj nga Lea. - Më dëgjuat? Do ta pësoni të dy! - tha duke dalë nga klasa.

Famullitari Bauer mezi po mbushej me frymë. Vështroi Lean, e cila ishte lëshuar mbi një bankë dhe e kishte vendosur dorën në kraharor.

- E mblodhe veten?

Ajo pohoi me kokë, duke marrë frymë me zor dhe duke u dridhur e tëra.

- Po, për fat, nuk më lëndoi. Vetëm sa... - dhe filloi të qante, pavarësisht se donte t'i mbante lotët. - Nuk kam joshur kurrë njeri, e jo më atë horr. Të gjitha ato që tha, ishin gënjeshtra.

- E pashë me sytë e mi se çfarë u përpoq të bënte. Më vjen keq, zonja Hartman, më vjen shumë keq! Falë Zotit, erdha në kohë!

- Po, - tha ajo duke iu dridhur zëri. - Faleminderit!

Famullitari e ndihmoi të ngrihej e të merrte veten.

- Duhet të tregohesh më e kujdesshme, zonja Hartman. Tanimë, kemi bërë një armik. Duhet t'i thuash Frederikut dhe të paralajmërosh edhe tët motër. Kushedi se ç'ka në mendje ai budallai!



Tek i pëshpëriste në vesh Rakelës, me qëllim që Rivka të mos e merrte vesh ngjarjen me Maksimilianin, Leas i rrëqethej mishi.

- Mirë, pra, mirë. Të besoj. Nuk e kupton se po e tepron? Duhet të qetësohesh! Më thuaj, çfarë mund të na bëjë ai? Ai nuk di asgjë. Është thjesht një adoleshent që i ka rënë në kokë për ne të dyja, por nuk mund të na bëjë asgjë.

Kurse Lea thoshte:

- Nuk ia pe fytyrën. U betua se do ta paguanim shtrenjtë.

- Unë thjesht buzëqesha në drejtim të tij dhe ia bëra me dorë, - tha Rakela duke mbledhur supet. - Veprimet e mia nuk kishin asnjë domethënie. Është keqkuptuar, gomari.

- Ai e ka marrë për gjë tjetër. Rakela, jam e frikësuar! Po sikur...

Por Rakela tundi kokën shkujdesur, sikur ato flirtime dhe marrëdhënie me mësuesit të ishin gjëra të zakonshme. Thuajse e bindi Lean se kishte një mendësi shumë provinciale, se, pavarësisht zemërimit të Maksimilianit, në të vërtetë, nuk ishte asgjë për t'u frikësuar.

# 56

Gerhardi iu rikthye punës në Berlin dhe ndihej mjaft mirë. Javët që kishte kaluar në Paris, i kishin bërë mirë, pasi jeta e atjeshme ishte shumë e gjallë. Nuk i kishte munguar shoqëria femërore dhe kishte arritur në përfundimin se, pavarësisht nga zhgënjimet, jeta vazhdonte. Ndoshta Rakela Krameri ishte zhdukur vërtet në bordin e anijes ku ishte gjetur pasaporta e saj. Ndoshta kishte ardhur koha t'i jepte fund atij kapitulli poshtërues të jetës së tij.

Hyri në zyrë dhe hoqi pallton e kapelën, kurse pistoletën nuk e lëvizi nga këllëfi. Liroi kravatën dhe afroi karrigen pranë tryezës së punës. Zyra iu duk më e vogël nga sa e mbante mend, si dhe më e zymtë.

U mbështet në karrige, ndezi një cigare dhe e thithi fort.

Ndoshta do të ishte më mirë të kërkonte një detyrë afatgjatë në Paris. Hëpërhë, nuk e lidhte asgjë me Berlinin e mërzitshëm, ndërkohë që jeta në kryeqytetin francez ishte krejt ndryshe. Nuk kishte vend më të mirë për të punuar gjatë periudhës së luftës.

Sa më shumë mendonte për Parisin, aq më shumë dëshironte të shpërngulej atje. Duhej ta shfrytëzonte atë kohë të përshtatshme. Në fakt, pas fitoreve të fundit, eprorët e tij duhej të ndiheshin shumë mirë dhe mund t'ia plotësonin kërkesën. I hodhi një sy orës së dorës. Kishte ende kohë për t'u marrë me shkresat që kishte përpara. Pastaj, për atë ditë, nuk kishte punë tjetër. Pasi të mbaronte, do të shkonte të rehatohej në shtëpi.

Pas një ore, ngriti receptorin që t'i telefononte një postieri. Më mirë ta dorëzonte dorazi kërkesën e tij, sesa të krijonte vonesa dhe probleme në kanalet zyrtare të komunikimit.

Kur po formonte numrin, në derë u shfaq një oficer i ri me një pirg letrash, i cili mori qëndrim gatitu.

- Njëzet minuta? Shumë mirë, - tha Gerhardi që fliste gjithë qejf me personin në anën tjetër të telefonit. Ia bëri me shenjë oficerit të ri ta linte postën mbi tryezë, e përshëndeti shkarazi dhe e ndoqi me sy teksa mbylli derën e zyrës. - Po e pres. Hail Hitler! - përfundoi dhe uli receptorin, duke u ndier plot vetëbesim për fatin që e priste.

Pas telefonatës, ndezi edhe një cigare. Nisi të shfletonte postën dhe po hidhte në kosh çdo letër që i dukej e panevojshme. Ç'është e vërteta, shumica e tyre i dukeshin të panevojshme. I zuri syri një letër të datës 15 qershor, dërguar nga një anëtar i Rinisë Hiteriane nga Oberamergau, i cili pretendonte se kishte gjetur gruan që majori kërkonte dhe se do ta ndihmonte për të ndëshkuar të gjithë ata që bashkëpunonin me të. Nuk ishte letra e parë që Gerhardi kishte marrë nga ata të rinj që kërkonin të binin në sy përpara një oficeri të SS-ve, duke marrë përsipër gjëra që edhe vetë SS-të nuk i kishin realizuar. E kush ishte ai i ri gjerman me gjak të pastër, që nuk aspironte për t'u futur në radhët e mbinjerëzorëve të Fyhrerit?! Gjithsesi, e la letrën mënjanë. Do t'i thoshte asistentit të tij që t'i dërgonte djaloshit një letër falënderimi dhe një fotografi të nënshkruar nga Fyhreri.

Në fund të stivës me letra, ishin botimet më të fundit të gazetave propagandistike, "Përrallat e Gëbelsit që ia vlenin të lexoheshin", siç i quante ai vetë në biseda private. Vendosi t'i merrte në shtëpi. Lajme të vërteta apo të rreme, me to i kalonte këndshëm mbrëmjet kur nuk ishte në shoqërinë e ndokujt.

Mes dy gazetave, ishte një zarf aq i madh, sa në të mund të futej një komunikatë e rëndësishme. E kishte dërguar doktor Vershueri, i cili ishte transferuar me punë në Institutin e Berlinit. Gerhardi e hapi gjithë kureshtje dhe nxori një letër me shkrim dore, të kapur pas një kopertine reviste.

*Major Shlik,*

*E kam të vështirë ta besoj se kjo Madonë e hijshme ka fytyrën modeste të Lea Hartmanit, pavarësisht veshjes tradicionale bavareze. A jeni i bindur se mikesha jonë nuk është më në Gjermani? Ju lutem, më informoni!*

*Doktor Otmar von Vershuer*

Me të parë kopertinën e revistës, Gerhardi u zbeh i tëri.

Provokuese dhe magjepsëse, gruaja që buzëqeshte në kopertinën e revistës, ishte pa dyshim Rakela. Lea Hartmani, edhe në fantazinë e saj më të shfrenuar, nuk mund të rrezatonte atë lloj lirshmërie ose atë gërshetim mes pafajësisë dhe pamjes lozonjare.

Edhe fëmija i dukej i njohur. Diçka e pakëndshme trazoi kujtimet e

Gerhardit. Fëmija kishte një ngjashmëri të çuditshme me të bijën e tij të vdekur, veçse dukej më i madh në moshë, më i lumtur, më i gjallë, dhe ishte djalë, edhe pse tiparet ishin paksa femërore. Nuk donte të mendonte se vajza e tij ishte gjallë. Gati-gati, po e humbte toruan. Cili fëmijë arian nuk ishte biond në atë vend?

Kur dëgjoi të trokitura në derë, e mblodhi veten në çast.

- Hyni!

Postieri qëndroi gatitu përpara tij dhe e përshëndeti. Gerhardi ia ktheu përshëndetjen.

- Çfarë do?

- Kam ardhur për të marrë letrën tuaj, zotëri.

- Çfarë? - e pyeti Gerhardi që nuk ishte fort i kthjellët ato çaste, por duhej të sforcohej e të mendonte qartë, si edhe të planifikonte se ç'duhej të bënte.

Një ndjesi pasigurie përshkoi fytyrën e postierit.

- Zotëri, a keni kërkuar një postier?

Gerhardi u ngrit në këmbë.

- Po, po, sigurisht, - tha dhe mori nga tryeza zarfin e përgatitur, por tek po ia jepte postierit, ndaloi dhe e tërhoqi dorën. Me sa dukej, duhej ta rishqyrtonte shpërnguljen.

- Jo, - tha dhe u ul. - Hëpërhë, nuk do të dërgoj asnjë letër. Ndryshova mendje, - dhe bëri përshëndetjen e zakonshme naziste dhe e ktheu karrigen e lëvizshme në drejtim të dritares. - Kaq kisha.

Kur dera u mbyll, Gerhardi mori letrën e dërguar nga anëtari i Rinisë Hitleriane dhe nxori nga sirtari i tryezës një lupë. Lexoi me kujdes se ç'ishte shkruar në cepin e poshtëm të kopertinës së revistës. Mezi shqoi emrin e fotografit M. Eldrixh. Gerhardi buzëqeshi, pasi iu kujtua biseda telefonike me gazetarin, i cili e kishte shpënë drejt e te Xhejson Jangu. Ai ose nuk dinte asgjë, ose ishte jashtëzakonisht i mprehtë.

U mbështet në karrige dhe po bluante me mendje se ç'duhej të bënte. Ishte treguar naiv që kishte ndjekur rrugën e gabuar, duke u çorientuar nga një amerikan që hiqej si viktimë. Ai paskësh qenë dinak i madh! Sigurisht që nuk do ta bënte përsëri atë gabim të pafalshëm.

# 57

Një pasdite të ngrohtë korriku, teksa po bëhej gati të dilte nga ndërtesa, famullitari ndaloi në korridorin e shkollës. Nxori një pako të vogël nga mënga e mantelit dhe e vuri në shportën që mbante Rakela.

- Çokollatë, nga një mik.

- Xhejsoni ka qenë këtu?

Famullitari tundi kokën në shenjë mohimi.

- E takova në Mynih, - tha ai dhe vuri buzën në gaz. - Djalë për kokë të djalit ai i dashuri yt!

Rakela ndjeu një dridhmë të lehtë.

- Mirë është?

Famullitari pohoi me kokë.

- Thotë se i ka ardhur në majë të hundës duke u ulur pothuajse çdo natë në bodrume plot me berlinezë, në pritje të bombarduesve britanikë, dhe nuk po e duron dot censurën. Gjithashtu, thotë se asgjë nga ato që jepen në lajme, nuk është e vërtetë, sepse nuk ia vlen të transmetohet një lajm i tillë.

Rakelës iu bë qejfi; ashtu ishte Xhejsoni.

Famullitari mori një pamje serioze.

- Miku i tij, Bonhoeferi, po kalon ca vështirësi me Gestapon. Besoj se Kisha e Rrëfimit i ka dhënë leje që të merret me "studime teologjike". Sidoqoftë, zoti Jang e bëri të qartë se pastori do të vendoset diku mes Mynihut dhe Etalit.

- Në Etal? Aty është manastiri benediktian!

- Po. Mendoj se miku i tij, Jozef Myleri, e ka ftuar për të kaluar ca kohë në manastir. Është vendi ideal për të punuar e për të shkruar. Lutem që pastor Bonhoeferi të gjejë paqe atje, edhe pse këto kohë, më vjen keq ta pranoj, nuk ka paqe gjëkundi. Shumica e korrespondentëve të huaj janë kthyer në Angli dhe Amerikë.

- Po Xhejsoni? A do të...

- Ai do të qëndrojë, pasi ka ndër mend të ndihmojë nevojtarët. Nuk e

di se sa do të zgjasë kontributi i tij, zonjushë. Jetojmë në kohë të pasigurta, veçanërisht për dishepujt e Jezusit. Duhet të jesh e përgatitur mendërisht dhe shpirtërisht. Më kupton?

Rakelës sa nuk i pushoi zemra dhe mezi pohoi me kokë.

- Kam dhe diçka tjetër për të të thënë, - dhe e tërhoqi Rakelën poshtë hijeve të pemëve, që të mos dukeshin. - Nëse më kapin...

- Ju lutem, mos e thoni këtë!

Famullitari buzëqeshi trishtueshëm, por vazhdoi:

- Pra, nëse më kapin, duhet të lajmërosh menjëherë zotin Jang që të mos dërgojë më dokumente. Po të më arrestojnë, do të thotë se kemi ndonjë të infiltruar në rrjet. Do të thotë dënim me vdekje për të dhe zbulim i të gjithë atyre që po përpiqemi të shpëtojmë.

- Po rrjeti nuk mund të vazhdojë pa ju. Ku do t'i gjejmë ushqimet dhe pasaportat e falsifikuara? Si mund të...

- Zoti do t'ju japë gjithçka që ju nevojitet. Ai do t'ju tregojë udhën e duhur. Asnjë nuk është i pazëvendësueshëm.

Rakela nuk donte ta besonte. Donte t'i bënte më shumë pyetje, por nga ana tjetër e korridorit, u dëgjua kërcitja e takave të patrullës së Rinisë Hitleriane. Famullitari Bauer i shtrëngoi dorën dhe u zhduk sa hap e mbyll sytë.



Sapo arriti në shtëpi, Rakela i tha Rivkës të zbriste bashkë me Amelinë. Mori Lean në papafingo dhe i tregoi gjithçka që i kishte thënë famullitari.

- Ia kisha frikën kësaj dite. Që mbrëmë, e kuptova se diçka nuk shkonte. Kur unë me Frederikun po dilnim nga kisha, pak më tutje, ndaloi një makinë e zezë dhe m'u duk se në ndenjësen e pasme më zuri syri Maksimilianin. Hera e parë që e shihja pas kaq javësh. Që prej asaj dite, më është shmangur dhe nuk ka guxuar të më dalë përpara...

- Por çfarë mund të dijë ai?

- Ai ka patrulluar në kishë dhe në shkollë për pothuajse një vit. Kushedi, ka parë ndonjë gjë, ka dëgjuar ndonjë gjë.

Rakela tundi kokën.

- Famullitari Bauer nuk është i marrë. Jam e sigurt se është treguar i kujdesshëm.

- Nuk e vë në dyshim këtë, por, siç e dimë, ai po ndihmon shumë njerëz

dhe është shumë e thjeshtë të diktohesh. Mjafton që dikujt t'i rrëshqasë goja apo dikush të lërë një derë hapur, - tha Lea dhe fërkoi tëmthat fort.

- Mjaft! Nuk duhet të mendojmë kësi gjërash. Duhet të mendojmë ndonjë plan. Çfarë do të bëjmë nëse...

Një trokitje e fortë u dëgjua në derën e pasme dhe Lea i shtrëngoi krahun Rakelës.

- Po shkoj unë. Do të hiqem sikur je ti, - këmbënguli Rakela. - Ti rri këtu dhe mblidh veten!

- Jo! - tha Lea dhe e shtyu lehtë motrën, që t'i hapte rrugën. - Mos lëviz që këtu. Gjyshja do të sjellë shpejt e shpejt Rivkën dhe Amelinë. Unë po shkoj të hap derën.

Nuk kishte kohë për debat dhe Rakela bëri siç i tha e motra. U zvarrit nëpër deriçkë dhe ngjiti shkallët pikërisht kur Lea hapi derën. Ajo pa Rivkën që hyri përmes murit të rremë të dollapit. Po Amelia ku ishte?



Me zemër të ngrirë, Lea hapi derën. Ishte Henriku që po i binte si i tërbuar.

- Henrik, ç'ka ndodhur? Pse i bie derës kështu?

- Shkova në kishë të merrja tasin e drekës.

- Ti e harron gjithnjë. Jam e sigurt se atje e ke. A pe mbi piano?

Ai e shtyu paksa për të hyrë brenda dhe e kapi nga krahët.

- Më dëgjoni! Atë e arrestuan! Famullitarit Bauer i vunë prangat! E pashë me sytë e mi!

Lea u zbeh dhe iu prenë gjunjët.

- Kush e arrestoi?

- Gestapoja. Mendoj se ishte Gestapoja. E futën në një makinë të zezë.

Ndërkaq, në derë u shfaq gjyshja. Lea u ul në gjunjë përpara djalit të vogël.

- Pe ndonjë fytyrë të njohur?

Fëmija bëri me kokë i tmerruar, ndërsa lotët i rridhnin çurg.

- Maksimiliani. Maksimilian Grieseri ishte atje dhe u tregua i keq me famullitarin. Në fillim, mendova se shkoi ta ndihmonte. Unë iu luta që ta ndihmonte e t'u thoshte atyre burrave se famullitari është njeri i mirë. I thashë se po bënin një gabim, por ai rrinte si i ngrirë dhe shikonte përreth. Pastaj qeshi dhe më shtyu, - tha djali dhe lotët vazhdonin t'i rridhnin faqeve. - Nuk i ndalova dot. U përpoqa, por nuk i ndalova.

Lea e shtrëngoi djalin në kraharor.

- Po ti nuk i ndalon dot, Henrik. Megjithatë, bëre mirë që erdhe këtu dhe më tregove. Duhet të lutemi për famullitarin. Ai është njeri i mirë, shumë i mirë. Ai i ndihmon njerëzit…

Por Henriku dukej i tronditur, sikur befas nuk e kishte më mendjen aty, dhe ia kishte ngulur sytë diçkaje që lëvizi pas shpatullave të Leas.

- Kush është ajo?

Lea dhe gjyshja kthyen kokën rrufeshëm.

Sakaq, Amelia mbiu përpara tyre; në njërën dorë mbante kukullën, kurse dorën tjetër e kishte bërë grusht dhe gishtin e madh e kishte futur në gojë.

Gjyshja shqeu sytë.

- Ajo është vajza juaj e vogël? - pyeti Henriku si i magjepsur. - Qenka shumë e bukur!

- Jo, jo, - belbëzoi Lea. - Është djalë. Na ka ardhur për vizitë. Është djali i një shoqes sime, - shtoi, u ngrit në këmbë e kapi Henrikun për dore dhe mori për nga dera. - Henrik, tani duhet të shkosh në shtëpi, se edhe ne kemi punë!

- Nuk është djalë, zonja Hartman, - tha ai dhe e vështroi Lean sikur të ishte budallaqe, pastaj ia nguli sytë sërish Amelisë. - Nuk të kam takuar kurrë, por e kam parë kukullën tënde. Si e ke emrin? - e pyeti ai dhe ia bëri me dorë Amelisë, e cila nuk u përgjigj, por qeshi, ashtu si qeshte ajo, duke lëshuar ca tinguj joharmonikë. Pastaj, edhe ajo ia bëri me dorë djaloshit.

Gjyshja e kapi për dore Amelinë dhe bashkë me të, doli nga kuzhina, duke e tërhequr derën pas vetes.

- Po e fshihni? - pyeti Henriku dhe zgurdulloi sytë nga habia. - Po e fshihni nga Gestapoja?

- Jo, jo, sigurisht që jo, - tha Lea, por e kuptoi se Henriku nuk po e besonte. - Djali… ka ethe dhe nuk i bën mirë të flasë. Ka ardhur këtu për t'u vizituar. Nuk dua që edhe ti të sëmuresh, sepse është ngjitëse. Tani, më mirë ik në shtëpi, - tha ajo dhe e shtyu fillimisht lehtë e pastaj pak më fort drejt derës. - Ndoshta do të ishte mirë që të mos ia thoshe njeriu… që erdhe këtu për të na lajmëruar për arrestimin e famullitarit.

Pavarësisht të shtyrave të Leas, Henriku ndaloi një hop dhe e pa drejt e në sy.

- Nuk do t'i them njeriu, as që kam qenë këtu dhe as që kam parë

vajzën e vogël. E di se sekretet nuk duhen treguar. Zonja Hartman, mund të keni besim tek unë.

Lea e pa djaloshin në sy. Më trazovaçi i klasës së saj, papritmas, po e shihte si të ishte i rritur. Henriku ishte i zgjuar dhe po tregohej i gatshëm të ndihmonte. Por çfarë mund të bënte? Ai ishte aq i vogël! A do ta mbante dot sekretin? Lea nuk ishte fort e sigurt dhe lemerisej kur imagjinonte më të keqen. Ajo i hodhi duart në qafë dhe ai përqafim ishte një gjest besimi. Djali ia ktheu përqafimin dhe i preku me dorë fytyrën përpara se të vraponte drejt derës dhe pastaj teposhtë rrugës.

Lea mbylli derën dhe u shkreh në dënesa.

# 58

Rakela dhe Rivka dolën duke u zvarritur nga vendi i fshehtë, dhe shkuan në kuzhinë, ku gjetën gjyshen dhe Lean.

Rivka ishte shumë e tronditur.

- Më falni! Mendova se Amelia ishte në papafingo. Nuk do të kisha ikur pa të. Unë...

- Nuk e vë në dyshim, e dashur, - tha gjyshja dhe i hodhi krahun supeve. - Ç'u bë, u bë! Iku tani ajo punë. Nuk e kthejmë dot kohën pas. Duhet të hapim sytë për herë tjetër.

- Mendoj se mund t'i besojmë Henrikut, - ndërhyri Rakela, duke e tërhequr pas vetes Amelinë, e cila po rrinte te pragu i derës. - Unë kam besim tek ai.

- Mos harro që ai është thjesht fëmijë, - theksoi gjyshja. - Mund t'i rrëshqasë goja. Ti e di si janë fëmijët. U pëlqen të tregojnë gjëra për të tërhequr vëmendjen.

- Po, - u hodh Lea. - Ashtu është, por mendoj se Rakela ka të drejtë. Ai ka kohë që fsheh diçka që ka lidhje me statujëzën e foshnjës Jezus dhe nuk ka nxjerrë asnjë fjalë deri më sot. Është nga ata fëmijë që dinë ta ruajnë sekretin.

- Duhet të shqetësohemi më shumë për famullitarin Bauer, - tha Rakela dhe kafshoi buzën, që të mos e jepte veten, pasi ndihej shumë e trazuar nga arrestimi i priftit.

- E ç'mund të bëjmë? - pyeti gjyshja, duke ngritur duart.

Rakela tundi kokën.

- Në njëfarë mënyre, ai e priste këtë. Më tha se, nëse e kapnin, duhej të njoftonim sa më parë Xhejsonin, që të mos sjellë më dokumente të falsifikuara. Po ta marrin vesh se ç'po ndodh, atë do ta pushkatojnë dhe i gjithë rrjeti do të zbulohet.

- Po si ta lajmërojmë? Telefonat përgjohen, - tha gjyshja e shqetësuar. - Është shumë e rrezikshme.

- Po sikur të shkoj të takoj Ditrihun që ndodhet në Etal? Mund ta gjej

dhe t'i tregoj se ç'ka ndodhur. Ai do ta gjejë një mënyrë për t'u lidhur me Xhejsonin.

- Jo, jo! Nuk mund të rrezikosh kaq shumë! - ia ktheu gjyshja, sikur t'i përgjërohej.

- Po njerëzit e fshehur në qilarin tënd? - e pyeti Rivka Lean. - Famullitari i ka furnizuar me ushqim, po kush do t'i ndihmojë ata?

- Famullitari kishte edhe bashkëpunëtorë, si përgjegjësin e pyjeve, shef Shradin. Ne e dimë që ai është pjesë e rrjetit dhe mund t'i drejtohemi për këtë problem, - tha Lea dhe kaloi flokët pas. - Fillimisht, duhet të flas me Frederikun, pastaj po shkoj nga shtëpia që të shoh se për çfarë kanë nevojë njerëzit atje.

- Nuk është mirë të dalësh tani që Gestapoja po përgjon gjithandej, - foli sërish gjyshja.

- Në rregull, atëherë. Kur Frederiku të mbarojë punë, rrugës për këtu, mund të ndalojmë te shtëpia jonë e t'i pyesim se çfarë u nevojitet. Nuk do të duket e dyshimtë, sepse, në fund të fundit, në shtëpinë tonë do të futemi. Madje, mund të kalojmë edhe natën atje, - tha Lea, kapi për dore gjyshen e merakosur dhe e uli te karrigia lëkundëse. - Gjyshe, nuk kemi pse të shqetësohemi kaq shumë. Do ta gjejmë një mënyrë për t'i ndihmuar, - dhe pa i rënë në sy së moshuarës, ia bëri me shenjë Rakelës e pastaj tha: - Rivka, si thua sikur të pimë nga një çaj? A mund ta vësh ibrikun në zjarr?

Rakela e nuhati se gjyshja nuk mund ta përballonte psikologjikisht atë situatë të rrezikshme. Për shkak të zemrës së saj të dobët, do të ishte mirë që të mos e përzienin në planet e tyre. Rakela e kaloi Amelinë mbi këmbën tjetër, duke e gudulisur te gusha, që ta bënte për të qeshur.

- Do të maskohem, - i pëshpëriti Rakela së motrës kur ajo po i mbushte filxhanin me çaj. - Edhe po të më ndalojnë për kontroll, unë kam dokumente.

Edhe Rivka u tregua e gatshme t'i ndihmonte.

- Do të kujdesem unë për Amelinë. Do të hyjmë të dyja në dollap e nuk do të lëvizim prej aty derisa të kthehesh ti.

- Mos mendoni se nuk e kuptoj se ç'po kurdisni, - ndërhyri gjyshja, duke ia bërë me dorë Amelisë që të ulej në prehrin e saj.

- Mos u shqetëso, gjyshe, - këmbënguli Rakela, e cila ia kaloi gjyshes vajzën e vogël. - E kush do ta ketë mendjen te një grua në moshë të mesme që hyn në një manastir?



Meqë do ta bënte rrugën më këmbë, Rakela doli para se dielli i fortë i verës të nxirrte syrin mbi male, përpara se Gestapoja të fillonte patrullimet dhe përpara se të fillonin lëvizjet e ditës. Pasi kishte ecur nja tre kilometra, në mendje i shkonin lloj-lloj skenarësh. “Po sikur pastor Bonhoeferi të mos jetë aty? Po sikur të mos ketë mundësi të lidhet me Xhejsonin? Po sikur edhe ai të jetë pjesë e rrjetit të famullitarit Bauer dhe të jetë arrestuar nga Gestapoja? Xhejsoni i kishte thënë se nazistët i ishin vënë pas.”

Kur më në fund arriti, përpara manastirit i zuri syri një gjel që po këndonte, kurse në rrugicën përpara portës kryesore, gjendej një karrocë që kishte sjellë qumësht. Kokëulur, ajo kaloi anash saj. Porta kryesore ishte e kyçur, megjithatë Rakela trokiti disa herë dhe provoi ta hapte, duke ulur dorezën e rëndë.

Duhej të kishte ndonjë derë tjetër. U spraps, që ta shihte më mirë terrenin dhe atë çast, në anë të manastirit, i kapi syri banesën e abatit.

Ndihej aq në ankth, sa i doli nga mendja se duhej të ecte si grua e moshuar dhe thuajse vrapoi drejt derës anësore. “Ndalo!” - i tha vetes dhe u mundua të përmbahej; u mbush me frymë, rregulloi fundin, pastaj trokiti lehtë.

Askush nuk u përgjigj. Trokiti edhe nja dy herë të tjera, por kur askush nuk po e hapte, e kaploi ankthi. Trokiti pa ndërprerje për pesë minuta dhe, më në fund, derën e hapi një burrë i shëndoshë, i cili u prezantua si ndihmësi i abatit.

- Më ndihmoni, at! Kërkoj Ditrihun, pastor Bon... Bonhoeferin, - tha ajo dhe mezi i nxirrte fjalët nga droja e nga sikleti. - Këtu është?

Prifti u spraps dhe e lejoi të hynte brenda pa thënë asnjë fjalë. Më pas, mbylli derën dhe e pyeti:

- Zonjë e dashur, jeni ndonjë e afërme e vëlla Ditrihut? Ejani, ejani!

Nuk e kishte parashikuar se duhej të sajonte një histori.

- Jam mikeshë e familjes së tij. Ju lutem, duhet të flas me të. Është urgjente.

- Në këtë çast, ai po lexon një psalm për vëllezërit tanë. Nuk besoj se do të vonohet. Me të mbaruar, do t’i them të vijë t’ju takojë, - tha ai dhe ndaloi te dera. - Keni ardhur nga larg?

- Jo dhe aq larg. Vetëm se mezi mbushem me frymë, - ia ktheu ajo dhe

u përpoq t'ia përshtaste zërin pamjes së saj. - Më ka rënë dielli në kokë. Nuk besoja se do të bënte kaq vapë.

- Ju nuk jeni nga Etali.

- Jo, jo. Kam ardhur të vizitoj ca miq, por duhet të takoj medoemos Ditrihun, - i tha ajo. Mendoi se një grua e moshuar dhe njëkohësisht mikeshë e familjes mund ta thërriste në emër.

- Doni ndonjë pije freskuese?

Rakela po bëhej gati të mohonte, që ai të largohej e të priste e qetë, por mendoi se kishte tërë atë rrugë për të bërë kur të kthehej përsëri në Oberamergau.

- Me kënaqësi. Shumë faleminderit!

Murgu pohoi me kokë dhe doli nga dhoma. Nuk vonoi shumë dhe u kthye me një gotë në dorë.

Ajo e thau gotën me një të ngritur dhe u ndje mirënjohëse ndaj murgut, i cili la në dhomë një broke të mbushur plot me atë lëng të mirë.

Pasi kaloi një gjysmë ore, dera u hap përsëri dhe në dhomë hyri një burrë, shumë më i ri nga sa e kishte imagjinuar. Ai ishte trupmadh, muskulor, biond dhe me syze me skelet të hollë. Burri u përkul t'i jepte dorën.

- Zonjë e dashur, keni ardhur të më takoni? Vëlla Piteri më tha se jeni mikeshë e familjes sime.

- Ju jeni pastor Bonhoeferi?

Ai pohoi me kokë.

- A jemi... - belbëzoi ajo dhe tanimë që çasti i shumëpritur kishte ardhur, mezi po e mblidhte veten. - A jemi vetëm? Mos na dëgjon njeri?

Burri hapi duart, duke vështruar rreth tij, dhe buzëqeshi.

- Siç e shihni, këtu jemi vetëm ne të dy.

Rakela mezi u gëlltit dhe pëshpëriti:

- Gestapoja ka arrestuar... famullitarin Bauer.

Bonhoeferi mori një pamje të trishtuar. Kapi një karrige dhe u ul afër Rakelës.

- Kur?

- Mbrëmë. Më saktë, në orët e para të mbrëmjes.

- Dini gjë se ku e kanë çuar?

Ajo tundi kokën në shenjë mohimi dhe nuk i mbajti dot lotët.

- E dinte se do ta arrestonin, duhet të ketë nuhatur patjetër diçka, sepse më tha se, nëse e kapnin, duhej t'i dërgoja menjëherë fjalë...

- Kujt? Mua? - tha Bonhoeferi dhe u duk disi i hutuar.

Rakela kafshoi buzën, duke ditur se po rrezikonte shumë njerëz. “Zot i madh, më ndihmo të veproj si duhet, me shpresën se ky burrë është miku dhe njeriu tek i cili Xhejsoni beson aq shumë!”

- Një miku, një gazetari.

Bonhoeferi e pa me habi.

- E dini emrin e tij?

- Xhejson, - pëshpëriti Rakela. - Xhejson Jang.

Bonhoeferi ia nguli sytë sikur po zhbironte diçka brenda tyre.

- Pra, ju qenkeni Rakela!

- Po, - pranoi ajo, sikur ishte çliruar nga një barrë e rëndë. Ai mund ta dinte emrin e saj vetëm nëse ia kishte treguar Xhejsoni.

- Nuk qenkeni ashtu siç ju ka përshkruar ai.

- Ju kërkoj ndjesë, por besoj se jam pikërisht ashtu si duhet të më ketë përshkruar ai.

Bonhoeferi qeshi.

- Po, ndoshta ashtu jeni, - tha dhe pastaj mori një pamje serioze. - Famullitari priste një dërgesë nga shoku juaj?

Rakela pohoi me kokë, duke u ndier më e lehtësuar.

- Famullitari Bauer më tha se Xhejsoni nuk duhet të vijë më. Më tha gjithashtu se, nëse e kapin, ata do të zbulojnë më shumë dhe do ta shkatërrojnë rrjetin. Nëse e arrestojnë Xhejsonin...

- Po, po, ju kuptoj. Duhet ta parandalojmë ardhjen e tij, - tha Bonhoeferi dhe u mbështet te karrigia. - Kur pritet të vijë?

- Këtë javë, sepse tani punon në Mynih. Ju lutem, a keni mundësi ta njoftoni?

- Sigurisht. Do të shkoj vetë në Mynih dhe do të bisedoj me të. Gjithsesi, e kisha në plan të shkoja. Kam edhe një takim tjetër tepër të koklavitur. - Rakela ndjeu shqetësim në zërin e tij. - Nuk keni pse të shqetësoheni; nuk bëhet fjalë për ndonjë gjë të keqe, - tha Bonhoeferi dhe ngriti sytë për t’i parë më mirë fytyrën. - Nuk mund t’i diskutoj haptazi me ju veprimtaritë e mia, por duhet të më besoni kur them se gjërat nuk janë gjithmonë ashtu siç duken.

Rakela e dinte se ato fjalë ishin më se të vërteta. Ajo zgjati duart dhe drejtoi fundin.

- Me sa duket, kështu është, - tha ajo dhe vuri buzën në gaz.

- Po, - tha ai dhe ia ktheu buzëqeshjen. - Me sa duket, kështu është.

Më thërrisni Ditrih, ndoshta jo në publik, nëse takohemi përsëri zonja... Ç'emër përdorni në situata të tilla?

Rakela ngriti kokën.

- Unë jam zonja Elsa Breisner, pesëdhjetë e shtatë vjeçe, nga *Stelle*.

- Mirë, pra, zonja Breisner, ma lini mua këtë punë.

- Faleminderit! Faleminderit shumë, Ditrih!

- Xhejsoni më ka folur shumë për ju, për Amelinë, si dhe për ndihmën që po i jepni Rivkës. Jeni një grua guximtare, zonja Kramer. Nuk është çudi që miku ynë i përbashkët ju ka kaq për zemër.

Rakelës filloi t'i rrihte zemra me shpejtësi. Xhejsoni i kishte rrëfyer Ditrihut ndjenjat e tij për të.

- Edhe unë jam shumë e dhënë pas tij, - i tha, por nuk donte të mendonte më shumë për shpresat që ushqente për atë lidhje. - Xhejsoni më ka dhënë librin tuaj.

- Ah, po, më ka thënë. E keni lexuar?

- Po. Nuk jam fort e bindur se e kam kuptuar të gjithin, por, ditaditës, po mësoj diçka.

- Përgjigje e ndershme. Të gjithë jemi gjithmonë duke mësuar.

- Xhejsoni më ka treguar se Gestapoja po ju përndjek. Shpresoj të mos ju shtoj telashet, duke ju kërkuar të lidheni me Xhejsonin.

- Absolutisht, jo. Xhejsoni është vëllai im. I dua të mirën atij djali dhe do të bëj ç'të kem në dorë për ta ndihmuar.

Ajo rrudhi vetullat, duke u përpjekur të kuptonte njeriun që kishte përpara.

- Po ju nuk e njihni shumë.

- Mëshira! - tha ai dhe ngriti supet, duke vënë buzën në gaz.

- Në librin tuaj, flisni gjerësisht për këtë, - pëshpëriti Rakela, duke u orvatur të kuptonte konceptin.

Ditrihu anoi kokën, sikur t'i lexonte mendjen.

- A dua unë aq sa duhet? - citoi ai. - Jam i falur. Jam një mrekulli e mëshirës.

Asaj iu kujtuan fjalët që kishte lexuar në librin e himneve kishtare të gjyshes.

- Mëshira e shtrenjtë, - theksoi ajo dhe iu ndez kraharori nga gëzimi kur nisi të kuptonte diçka.

Sytë e Ditrihut shkëlqyen.

- Të gjithë jemi mrekulli e mëshirës së shtrenjtë!

# 59

Atë pasdite, Lea nuk shkoi në kishë për orën e muzikës. Në mëngjes, pasi Rakela ishte nisur për në Etel, at Oberlangeri kishte telefonuar për ta njoftuar se për atë ditë, mësimi ishte anuluar dhe nuk e kishte përmendur fare arrestimin e famullitarit Bauer.

Për të treguar se situata ishte normale, pas dreke, Lea e shoqëroi Frederikun në punishte. Do të merrej me pikturimin dhe prarimin e gdhendjeve. Deri atë çast, ai kishte punuar jo pak statujëza të Lindjes së Krishtit. Rivka dhe Amelia do të rrinin me gjyshen dhe Lea donte medoemos të merrej me diçka. Ishte shumë e trazuar dhe donte të hiqte mendjen.

Ishte e shqetësuar për Rakelën dhe e frikësuar për famullitarin. Në qoftë se Gestapoja e rrihte dhe e torturonte, çfarë mund të thoshte ai? Po sikur ta degdisnin në një nga kampet e shumta të përqendrimit, si do t'u shkonte halli gjithë atyre refugjatëve që ai kishte fshehur në fshat? Famullitari merrej me tregtarët në tregun e zi për ushqime, lidhej me Xhejsonin për pasaportat e falsifikuara dhe tallonët. Pa të, lëvizja e fëmijëve hebrenj nëpër luginën alpine, do të ishte e pamundur. Madje edhe ajo me gjyshen i kishin varur shpresat te famullitari për ushqim shtesë për Rakelën, Rivkën dhe Amelinë, gjithmonë në shkëmbim të qumështit që i jepnin.

- Lea, po e ngjyros me të kuqe delen, - i tha Frederiku me qetësi. - Përqendrohu, të lutem!

Lea e la furçën mënjanë.

- Më fal, më fal! - tha dhe mbuloi fytyrën me të dyja duart. Kurrë më parë nuk kishte bërë një gabim të atillë.

Frederiku u ngrit nga tavolina e gdhendjes dhe e përqafoi.

- Nuk ka gjë. Do ta fshij me pambuk, - i tha, e ngriti në këmbë dhe e tërhoqi pas vetes. - Nuk dua që të mërzitesh, zemër. E di që po mban një barrë shumë të rëndë mbi supe.

- Jo, - tha ajo dhe tundi kokën. - Nuk është se të tjerët nuk po mbajnë barrë kaq të rënda. Vetëm se unë kam shumë frikë. Çfarë do të ndodhë me Rakelën, me Amelinë, me ne?

Ai e puthi në kokë.

- Edhe unë kam frikë.

Frederiku vazhdonte ta shtrëngonte pas vetes të shoqen, kur befas, dera e dyqanit u hap dhe brenda hyri Gerhard Shliku.



Kur Amelia u zgjua nga gjumi i pasdites, papafingoja ishte zhytur në errësirë. Asaj nuk i pëlqente të flinte pasdite, ashtu siç nuk i pëlqente as errësira e krijuar nga grilat e dritareve që rrinin përherë mbyllur e nuk lejonin të hynte asnjë rreze dielli. Ajo skenë i kujtonte orët e përvuajtura që kalonte në dollap me Rivkën dhe teta Rakelën. Mendonte më mirë ta mbante kokën poshtë jastëkut dhe të qëndronte pa lëvizur, por ja që i duhej të urinonte. Nuk mund ta mbante më. Teta Rakela acarohej kur ajo lagte dyshekun prej kashte dhe kjo ishte më keq sesa të ngrihej në errësirë, të ecte nëpër dyshemenë e plasaritur dhe të zbriste shkallët e papafingos.

Amelia nuk e kuptonte se pse nuk mund të mbanin një oturak në papafingo, edhe pse të rriturat ishin munduar t'ia shpjegonin. Ato ishin ca të rrepta dhe e kishin mësuar me rregulla: duhej të rregullonte shtratin çdo mëngjes, të vinte rrobat, këpucët, librin me ilustrime, madje edhe kukullën në raft. Në asnjë cep të shtëpisë, nuk duhej të kishte shenja të saj apo të teta Rakelës dhe Rivkës. Gjithmonë, ditë apo natë, ato duhej të ishin të gatshme të futeshin në dollap e të mbyllnin menjëherë derën. Amelias i dukej si lojë, por për hir të së vërtetës, nuk i pëlqente dhe e kishte zët të qëndronte në atë dreq dollapi.

Kur më në fund dera hapej dhe ajo dilte, zonja e moshuar - gjyshja e Rakelës dhe Leas - e përqafonte gjithmonë dhe e ledhatonte me dashuri. Pastaj, i jepte ndonjë copë ëmbëlsirë, qull ose qumësht dhe të dyja uleshin në tavolinë. Amelisë i pëlqente të lëmonte me gisht rrudhat e fytyrës së gruas së moshuar, e cila buzëqeshte e kënaqur, ndërkohë që rrudhat i skuqeshin si qirinj ditëlindjesh.

Ndonjëherë, gratë më të reja vinin buzën në gaz, por shumicën e kohës, ato dukeshin të shqetësuara dhe atëherë, ngrysnin vetullat. Amelia nuk e dinte nëse atë shqetësim ua shkaktonte ajo. Kur i shihte ashtu, i kujtohej babai që e kishte zakon të rrudhte vetullat sa herë e shihte, dhe kjo e tmerronte, por tetat simpatike nuk ishin si ai. Shpesh, ato e përqafonin ashtu siç bënte mamaja. Ashtu bënte edhe ai xhaxhi i dashur. Oh, Amelia

buzëqeshte sa herë që i kujtohej ai! Xhaxhi Frederiku gëzohej sa herë që e shihte, sikur ajo t'i ndriçonte zemrën, gjë që e bënte Amelinë të fluturonte nga gëzimi.

Megjithatë, kur të dyja tetat, që ngjanin shumë me njëra-tjetrën, dhe xhaxhi Frederiku iknin, ajo ndihej e vetmuar. Zakonisht, teta Rakela, me të cilën Amelia flinte, lexonte, ndërsa vajza flokëzezë, Rivka, shumicën e kohës ishte e mërzitur.

Ndonjëherë, kur ndihej e vetmuar, Amelia hapte medaljonin që mbante në qafë, atë me fotografinë e mamasë. Me kalimin e kohës, e kishte gjithnjë e më të vështirë t'ia kujtonte fytyrën.

Pasi urinoi në oturak, vogëlushja u fut në dollap, prej nga doli në dhomën e gjyshes. Eci ngadalë drejt dritares dhe ngriti pak perden. Që aty, mund të shihte rrugën, portën e përparme të oborrit dhe rrugicën që të çonte në anën e pasme të shtëpisë. Nga ajo rrugicë, kalonin tetat sa herë që hynin në shtëpi.

Mbi rrugicën tjetër, që lidhte rrugën kryesore me portën e përparme, binin ca rreze të forta dielli. Me sa dukej, në shtëpi, nuk ishte asnjëra prej tetave. Sapo e lëshoi perden, i zuri syri një kamion që ndaloi papritmas në rrugë, pikërisht jashtë portës së përparme.

Amelia e dinte se nuk duhej ta lëvizte perden, ndaj e mbajti në atë pozicion dhe vështroi nga ai kënd se ç'po ndodhte përjashta. Pse po zbrisnin gjithë ata ushtarë nga kamioni? Po qentë e mëdhenj përse i kishin sjellë? Amelia nuk kishte parë kurrë qen aq të mëdhenj dhe u spraps e tronditur.

Vogëlushja i kishte zët burrat me uniforma të zeza. Ato i kujtonin të atin, i cili mërzitej dhe acarohej sa herë që ajo i afrohej.

Ata burra ngjanin me babanë e saj, trupgjatë, shpatullgjerë dhe kishin të njëjtin qëndrim të vrazhdë. Ua nguli sytë, por degët e frashrit e pengonin t'ua shihte fytyrat.

Ushtarët vraponin drejt shtëpisë nga drejtime të ndryshme, përballë dhe anash, kurse armët i kishin drejtuar nga qielli.

Më në fund, Amelia e lëshoi perden. Ndihej e tmerruar nga prania e ushtarëve me automatikë. Vrapoi drejt kuzhinës në kërkim të gjyshes. Sapo kaloi pragun e derës, Rivka kërceu nga tavolina, e ngriti Amelinë në krahë dhe, duke u zvarritur, të dyja u futën në dollapin e errët poshtë shkallëve.

Para se të hynin aty, ajo pa se gjyshja u zbeh e tëra dhe mori për nga dera e jashtme. Përpara se dera e dollapit të mbyllej ajo ua bëri me shenjë

"mos bëni zhurmë". Nën këmbët e zbathura, Amelisë iu duk se dyshemeja po tronditej. Mendoi ushtarët me qentë e mëdhenj që kishin hyrë brenda, pastaj gjyshen, e cila kishte mbetur vetëm dhe filloi të qante.

Rivka i vuri dorën mbi gojë, por Amelia ia kafshoi dhe shpërtheu në dënesa. Pastaj Rivka e shkundi mirë e mirë, por as ai veprim nuk pati rezultat.

Vogëlushja ndjeu gjëmimin e kambaleve në dysheme, çka, më shumë se gjithçka tjetër, ia futi frikën deri në palcë. Zhurma e tyre dridhte dyshemenë gjithë zemërim. Veç kësaj, ajo mund të ndiente edhe dridhjet e Rivkës. Në errësirë, Amelia zgjati dorën në drejtim të Rivkës, e cila e mori në prehër, por jo me kujdes e dashuri si gjithmonë. Amelia ndiente zemrën e vajzës që rrihte shpejt dhe frikën e saj në mënyrën se si e shtrëngonte pas vetes.

Gjëmimi në dysheme vazhdoi për një kohë të gjatë dhe, ndonjëherë, ndihej fare pranë dollapit. Kur Amelia prekte me dorë murin apo derën e vogël, ndiente se sa shumë dridheshin ato.

Përmes dërrasave të dollapit, depërtoi një erë urine, por Amelia e dinte se nuk ishte e saja. Rivka vuri dorën mbi gojën e vogëlushes, e cila ishte aq e tmerruar, sa këtë herë, nuk tentoi të largohej prej saj.

Më në fund, Rivka e liroi disi dorën. Nuk e largoi, por mbështeti kokën mbi shpinën e vogëlushes. Amelia ndjeu lotët e vajzës t'i binin mbi bluzë e t'i lagnin kurrizin e vogël. Duke kuptuar se nuk ishte çasti për ta ngushëlluar Rivkën, Amelia qëndroi pa lëvizur.

Kur vajza më e madhe pushoi së qari, Amelia mbështeti kokën në shpatullën e saj. Askush nuk e hapi derën e dollapit dhe ato qëndruan pa lëvizur për një kohë të gjatë. Më në fund, Amelinë e zuri gjumi. Në ëndërr, pa të ëmën dhe veten tek mbështeste kokën në kraharorin e saj. I preku lëkurën e butë dhe ndjeu aromën e saj. Ajo po qante, kurse e ëma e shtrëngonte pas vetes, e puthte dhe e qetësonte.

Kur u zgjua, ishte ende në prehrin e Rivkës, vetëm se zemra e vajzës nuk rrihte aq shpejt sa më parë. Amelia mendoi se ajo po flinte. Donte të urinonte, ndaj u përpoq të ngrihej e të hapte derën e dollapit.

Rivka u zgjua në çast, kapi dorën e Amelisë, e tërhoqi dhe kështu pritën e pritën. Mund të dilnin prej andej vetëm kur t'u thërriste gjyshja.



Ditrihu ishte nisur menjëherë për në Mynih, por e kishte këshilluar Rakelën që të priste pak, në mënyrë që të mos niseshin në të njëjtën kohë, pasi mund të ngjallnin dyshime. Ai i kishte thënë kujdestarit të manastirit që ta çonte Rakelën me makinë deri në Oberamergau.

Pasi të arrinte atje, rrugën që nga ushqimorja deri në shtëpi mund ta bënte më këmbë. Mund të kalonte ndanë dyqanit të Frederikut, por sigurisht që nuk mund të hynte nga dera kryesore. Nuk duhej të binte në sy, vetëm në rast se nuk kishte zgjedhje tjetër. Ndërkohë, mendonte nëse duhej të merrte një rrugë dytësore për në shtëpinë e gjyshes.

Me ato mendime në kokë, kuptoi se, papritmas, shoferi ngadalësoi.

- Çfarë ka?

- Kemi kamionë përpara.

- Ç'lloj kamionësh? - pyeti Rakela, duke u munduar të fliste natyrshëm, për të mos u dukur e shqetësuar.

- Më duket se janë të Gestapos, ose ndoshta jo.

Rakela i njohu menjëherë automjetet e SS-ve dhe e kaploi tmerri. Mos kishte treguar gjë famullitari? Nëse ishte ashtu, ç'mund t'i ndodhte gjyshes? Po Amelisë? Ç'do të bëhej me Rivkën, Lean dhe Frederikun? Gjithë ai shqetësim i pështjelloi stomakun, aq sa donte të nxirrte zorrët.

Shoferi u fut në një rrugë dytësore për të shmangur sheshin e fshatit.

- Sot nuk qenka dita e duhur për të blerë ndonjë gjë për manastirin, siç e kisha menduar.

- Eh, jo, - ia ktheu Rakela. - Më mirë më lër këtu, se do t'ia dal vetë më tej.

- Jo, jo. Nuk jemi larg dyqaneve, nëse dëshiron të ndalosh aty.

- Jemi mjaft afër, - tha ajo dhe u përpoq të vinte buzën në gaz. - Faleminderit shumë për ndihmën. U treguat shumë i gjindshëm.

Shoferi ngriti kapelën në formë përshëndetjeje dhe nuk e pa as në sy. Dukej qartë se edhe ai kishte frikë. Por si mund ta fajësonte ajo për atë gjë? Në kohë të atilla, po të ndesheshe me oficerët e SS-ve, të gjente belaja edhe sikur të mos kishe bërë asgjë.

Rakela rregulloi shaminë e kokës, që ta mbulonte sa më shumë fytyrën, zbriti nga makina dhe u mundua të ecte ngadalë, për të mos rënë në sy. I ra përqark fshatit, duke kaluar pas punishtes së Frederikut. Mendonte se mund të hynte nga dera e pasme, pa u diktuar, dhe të priste aty derisa të binte errësira. Nëse futej në shtëpinë e gjyshes gjatë ditës,

mund të rrezikonte duke tërhequr vëmendjen e ndokujt. Por, me të arritur në rrugicën pas punishtes, dy roja të SS-ve dolën nga dera e pasme e saj, ndërkohë që at Oberlangeri vërtitej përqark.

Rakelës iu prenë gjunjët dhe sa nuk ra përtokë.

- Kujdes, zonjë! - thirri njëri prej rojave.

- Po, po, faleminderit, - belbëzoi ajo dhe ia bëri me dorë, ndërsa mezi mbushej me frymë. Prifti i vjetër ngriti kokën ta shihte, por Rakela e fiksoi vështrimin te këmbët e veta, sikur donte t'i komandonte që të ruante ekuilibrin.

- Dokumentet! - iu drejtua roja tjetër.

Rakela ndaloi dhe hapi çantën, duke iu bindur urdhrit. Gratë ndaloheshin dhe kontrolloheshin çdo ditë, ndaj ajo duhej të ruante gjakftohtësinë, që ata thjesht t'u hidhnin një shikim të përciptë dokumenteve të saj e ta linin të ikte.

- Elsa Breisneri? Nga *Stelle*? - e pyeti njëri prej tyre dhe pa tjetrin në sy. - A nuk është ky emri i gruas që kërkon major Shliku? Di që ai dërgoi trupa në shtëpinë e saj.

Rakelës sa nuk i ra të fikët.

- Jo, jo, ajo quhet Hilda Breisneri dhe banon në krye të rrugës. Është mbiemër shumë i përhapur në këtë zonë.

- *Stelle*. Unë jam nga *Stelle*, - tha Rakela me zë të mekur.

- Zonja Breisner! - ndërhyri at Oberlangeri. - Ju kam pritur. Mendova se nuk do të vinit në takim. Kemi lënë një bisedë përgjysmë. Si shkoi udhëtimi me tren?

Rakela pa fytyrën e priftit të vjetër me shumë mosbesim dhe vuri dorën në zemër.

- Keni ardhur të takoheni me priftin? - e pyeti ushtari. - Sapo keni mbërritur në fshat?

- Po, po, - pohoi ajo, duke lëvizur kokën dhe u përkul paksa. - Jam e moshuar dhe kam probleme me zemrën.

Prifti u fut mes tyre dhe e kapi për krahu.

- Largohuni, ju lutem! Duhet ta ndihmoj. Dokumentet ia kontrolluat, tani më lini të kujdesem për të. Besoj se e shihni që nuk ndihet mirë.

Rojat u sprapsën, ndërsa prifti i hodhi krahun Rakelës dhe të dy ecën çalë-çalë drejt kishës.

- Mos thuaj asgjë! - pëshpëriti ai, pastaj vazhdoi me zë të lartë. - Unë ju

mbaj mend. Ju kam parë ditën e Panairit. Ishit me zonjën Breisner. Zonjë, nuk e kam idenë se ç'lojë po luani, por më besoni, jeni më e zonja si aktore, sesa si mësuese.

Rakela mbeti pa fjalë. Të dy morën rrugën drejt sheshit kryesor dhe u drejtuan për nga kisha. Me cep të syrit, Rakela pa Gerhard Shlikun, të xhindosurin, i cili doli nga punishtja e Frederikut, duke goditur me shqelm derën, dhe pastaj zuri vend në ndenjësen e pasme të një makine të zezë, nga e cila valëviteshin ca flamuj me kryqe të thyera. Makina mori kthesën dhe u nis drejt kodrës, duke kaluar aq pranë Rakelës dhe priftit, sa ajo ndjeu pluhurin që u ngrit nga gomat që xhiruan me shpejtësi.

# 60

- Gjyshe! - thirri Lea e tmerruar nga marrja në pyetje në punishten e të shoqit dhe nxitoi të ngrinte gjyshen, e cila ishte plandosur në prag të derës. Frederiku po vinte pas saj, duke çaluar.

Gjyshja ofshau, hapi sytë, puliti qepallat dhe i mbylli përsëri.

- Unë do ta ngre, ti mbaji këmbët, - i tha Frederiku. - Një, dy, tre...

Më në fund, së bashku e ngritën gjyshen nga dyshemeja e ftohtë.

- I kanë thyer këmbën! - tha Lea dhe kërcëlliu dhëmbët nga inati. Kurrë nuk e kishte parë gjyshen në atë gjendje. Si kishin guxuar të keqtrajtonin aq barbarisht një grua të moshuar?! Fytyra i ishte mavijosur, buzët i ishin çarë, nga njëra anë e ballit i rridhte gjak dhe njëra këmbë dukej se ishte thyer. Veç kësaj, binte era urinë. Lea u lemeris. Së gjorës, nga torturat, i kishte shpëtuar urina.

Lea tërhoqi jorganin, kurse Frederiku e shtriu gruan e moshuar në krevat me aq kujdes, sikur të ishte duke gdhendur një nga statujëzat skenës së Lindjes së Krishtit. I rregulloi jastëkun poshtë kokës dhe së bashku me Lean, i vunë një jastëk tjetër poshtë këmbës së thyer.

- Ç'përbindësh ka qenë ai që ka torturuar kështu një plakë?! - tha Lea dhe filloi të qante.

- Po shkoj të thërras mjekun, - u hodh Frederiku dhe u bë gati të dilte. Lea e dinte se edhe ai ishte po aq i lënduar e i zemëruar, aq sa ishte gati t'i vriste ata që kishin vënë dorë mbi të.

- Amelia... Rivka! - tha gjyshja duke rënkuar.

Frederiku picërroi sytë.

- I kanë marrë me vete?

- Shikoni në dollap! - shtoi e moshuara duke rënkuar.

Lea u mundua të mblidhte veten.

- Mos fol më, gjyshe! Frederik, kontrollo në dollap. Shiko nëse janë aty.

Ajo dëgjoi kërcitjen e derës së dollapit dhe tingujt grykorë që lëshoi Amelia nga gëzimi sapo pa Frederikun. Lea mbylli sytë dhe falënderoi Zotin

që vajza e vogël nuk kishte pësuar gjë. Pastaj, dëgjoi pëshpërimat e Rivkës tek dilte nga vendi i fshehtë. Të gjithë po ndiqnin me sy Amelinë, e cila kaloi përmes dhomës drejt vendit ku mbanin oturakun.

Rivka nuk e kishte problem të kujdesej për vogëlushen, por ku ishte Rakela? Vallë nuk ishte kthyer ende nga Etali?

Lea shpresonte që askush tjetër të mos ishte lënduar, por duke parë se si e kishin katandisur gjyshen, uronte që Rakela të mos kishte pasur të njëjtin fat, në mos më keq.

Pikërisht atë çast, në prag të derës u shfaq Rakela, me fytyrën pulla-pulla e të ndotur, pasi kishte hequr makijazhin, dhe me sy të çakërritur nga lemeria.

- Çfarë i kanë bërë gjyshes? Çfarë i kanë bërë?

- Më duket se i kanë thyer këmbën. Frederiku do të shkojë të marrë doktorin, - tha Lea dhe u kthye nga gjyshja t'i hiqte fustanin e bërë pis. - Ti kujdesu për Amelinë dhe Rivkën! Fshihuni, sepse nuk duhet t'ju shohë doktori! Plus që ata mund të kthehen përsëri.

- Më lër të të ndihmoj! - tha Rakela dhe mori nga sirtari një këmishë nate të pastër.

- Nuk ka problem. Ia dal vetë.

- Por dua të të ndihmoj! - këmbënguli Rakela. - Dua që edhe unë të bëj diçka për gjyshen.

- Rakela, nuk mund të bësh asgjë. Tani për tani, gjyshja ka nevojë vetëm që ju të jeni të sigurta e të mos ju kapin, - tha Lea dhe e kaloi fustanin me kujdes nëpër shpatullën e së moshuarës. Megjithëse ishte e zemëruar dhe e dëshpëruar, Lea veproi me aq kujdes, sa gjyshja nuk ndjeu asgjë. Atë çast, donte vetëm që motra e saj t'i bindej, përndryshe rrezikoheshin të gjithë.

- I dëgjova, - tha Rivka, e cila po rrinte te pragu i derës së dhomës. - I dëgjova kur i bërtisnin dhe e rrihnin. Edhe kur e përplasën në dysheme, pranë dollapit ku ishim fshehur. Ajo u përpoq të na mbronte.

- Të lutem, më lejo të të ndihmoj! - tha Rakela me lot në sy.

Lea donte t'i bërtiste së motrës e t'i thoshte: "E rrahën për shkakun tënd! Sepse nuk e besuan kur u tha se nuk po të fshihte dhe se nuk e dinte ku ndodheshe! Jam e sigurt për këtë, sepse e njoh mirë gjyshen; ajo të do shumë! Të gjithë e dimë pse erdhën ushtarët!" por nuk mund të bërtiste, madje nuk e zbërtheu gojën fare. Mezi u gëlltit dhe përsëriti:

- Ata duhet të jenë duke ardhur. Të lutem, Rakela, për hir të gjyshes,

bëj si të them! Ajo e di se ti e do shumë. Tregoja këtë, duke bërë atë që duhet! Kujdesu për Amelinë, për Rivkën dhe për vete! Futuni të tria në dollap!

Rakela dukej sikur ishte në mëdyshje dhe një lëmsh iu mblodh në fyt. Puthi dorën e lëshuar të gjyshes, u spraps ngadalë dhe doli nga dhoma.

Lea dëgjoi një zhurmë që vinte nga kuzhina. Me sa dukej, dikush po mbushte ibrikun dhe po e vinte në zjarr. Pas pak, Rakela u rishfaq në pragun e derës së dhomës.

- Çdo gjë është gati. Po marrim Amelinë në dollap dhe do të rrimë aty derisa të na thoni të dalim.

Lea pohoi me kokë, por nuk e ktheu kokën nga e motra.

- Shpresoj të mos rrini gjatë. Mendoj se mjeku do të bëjë diçka për kockën e thyer. Kushedi sa kohë do t'i duhet derisa të shërohet...

- Të lutem, - i tha Rakela, - kur të zgjohet... thuaji të më falë! Të lutem, thuaji se më vjen shumë keq!

Lea kërcëlloi dhëmbët, e vetëdijshme për tensionin që i kishte kapluar krahët, shpatullat, qafën dhe fytyrën. E sforcoi veten që të mbushej me frymë, pastaj u kthye nga e motra e i tha:

- Do t'ia thuash vetë sonte. Tani futuni në dollap dhe të lutem, mbaje afër Amelinë, që të mos bëjë zhurmë!



Xhejsoni ia dha dokumentet e falsifikuara njeriut që kishte dërguar Ditrihu. Pavarësisht kontakteve të shumta që kishin, asnjëri prej tyre nuk kishte mundur të merrte vesh se ku e kishin burgosur apo për çfarë e kishin akuzuar famullitarin Bauer.

Vetëm pas një jave, Xhejsoni mori vesh se Shliku ishte transferuar në Oberamergau. Shefi i tij e mori nga një kabinë telefonike dhe e informoi gazetarin për arsyen pse oficeri i SS-ve kishte kërkuar të vendosej në fshatin bavarez.

- Çfarë di ti për atë fotografinë që mori Eldrixhi, "Madonën bavareze", siç e quajnë këta? - e pyeti ai dhe më pas, Xhejsoni dëgjoi shefin që thithi puron nga ana tjetër e telefonit. Në sfond, nuk dëgjohej asnjë zhurmë makinash shkrimi. "Nuk duhet të jetë në redaksi. Po çfarë ka ndodhur vallë?" - mendoi.

- Nuk mund të të them ndonjë gjë të madhe, - iu përgjigj Xhejsoni.

- Për herë të parë atë fotografi, e kam parë në atë revistën skandaloze amerikane. “Kjo është e vërtetë. Më mirë t’i qëndroj së vërtetës”, - mendoi.

- Këtë i thashë edhe unë major Shlikut, i cili vazhdon të më bezdisë. Me sa duket, i është vënë pas keq asaj lavires. Kështu e quajti. Thotë se është amerikane dhe quhet Rakela Kramer. Ky tipi e ka marrë shumë seriozisht, - tha shefi i tij dhe gogësiu. - Jam i gëzuar që Eldrixhi iku në Amerikë. Kam frikë se kjo punë do të marrë për keq.

- E po, ç’të mirë të presësh nga SS-të? - ia ktheu Xhejsoni.

- Censura i këto ka, biri im. Tregohu i kujdesshëm! - e paralajmëroi ai.

- E kuptova! Marrje dhe...

- Prit! Kam një pistë për ty. Qarkullojnë fjalë se janë shtuar eliminimet me pretekstin e eutanazisë.

- Ç’do të thuash me “shtuar”? - e pyeti Xhejsoni, i cili mezi mbushej me frymë.

- Gestapoja po e lehtëson shoqërinë e Rajhut nga njerëzit me aftësi të kufizuara mendore. Nuk e di se sa ka shkuar numri, këtë duhet ta dijë vetëm Hitleri dhe larot e tij. I çojnë në Bethel[67]. Nazistët i bëjnë presion pastorit të institutit që të dorëzojë fëmijët. Që kur u pushtua Franca, nazistët bëjnë si t’u teket dhe shumë nga këto pisllëqe po bëhen më haptas se më parë. Shih se ç’mund të zbulosh, por, po ta them edhe një herë, tregohu i kujdesshëm!

- Kuptova! - tha Xhejsoni dhe uli receptorin, ndërkohë, ndjeu një dhimbje therëse në stomak. Sa mirë do të ishte sikur Rakela dhe Amelia të ishin nisur për në Amerikë! Por tashmë ishte tepër vonë, sepse Shliku ishte vendosur në Oberamergau.

Ngriti receptorin dhe i ra një numri. Në anën tjetër, u dëgjua zëri i një gruaje.

- Po, kë kërkoni?

- Po kërkoj një stenograf. Njihni ndonjë të mirë? - Ky ishte kodi i tij.

- Një apo dy? - Kjo ishte përgjigjja e saj standarde.

- Tri. - “Rakela, Amelia, Rivka.”

- Tri, jo. E kemi të pamundur, por do të lidhemi së shpejti me ju, - i tha ajo dhe mbylli telefonin.

Xhejsoni uli receptorin. “Për tre as që bëhet fjalë. Kë të shpëtoj e kë të humbas?”

---

67 Instituti i Bethelit ishte një spital për të sëmurët mendorë, në Bielefeld të Gjermanisë.

# 61

Frederiku u nis vetë për në Mynih. Nga pjesëtarët e tjerë të shtëpisë, atë kishte më pak gjasa që ta ndiqnin. Në qytet, do të mbaronte edhe një punë të vetën. Takoi Xhejsonin, ndonëse jo ballë për ballë. Ata komunikuan në stacionin e trenit, ulur me shpinë nga njëri-tjetri.

- As që bëhet fjalë t'i nisim me tren. Po t'i fusim në sëndukë, do t'i zbulojnë menjëherë. Shliku ka urdhëruar ngritjen e pikave të kontrollit në çdo hyrje të fshatit. Të gjithë fshatarët i ka kapur makthi dhe fajësojnë Lean. Shliku e ka vënë gjithandej fotografinë e Rakelës dhe është vënë një shpërblim për atë që e gjen ose jep informacion për vendndodhjen e saj.

- Me siguri që Rakela po fshihet.

- Nuk jep më mësim, kurse Lea përpiqet të shmangë orët e dramës. U ka thënë se duhet të kujdeset për gjyshen që nuk është mirë që prej "vizitës" së fundit të oficerëve të SS-ve dhe nuk mund të rrijë aq gjatë në shkollë. Lea nuk mund ta bëjë punën e mësueses së dramës, plus që e ka kapur tmerri. Herë pas here, Shliku shfaqet papritmas në orën e saj të muzikës.

- Shliku kërkon ta frikësojë, - tha Xhejsoni duke psherëtirë. - Mirë pra, nuk do të përdorim trena, autovetura, autobusë; nuk bëhet fjalë të kalojë në këto mënyra. Për ta nxjerrë nga Oberamergau, duhet të sajojmë ndonjë manovër, që t'u tërheqim vëmendjen; duhet t'i çoroditim.

- Diçka që rojat të lënë pozicionet e tyre? - pyeti Frederiku, duke folur nëpër dhëmbë. - Është e pamundur, - shtoi dhe donte t'i kërkonte edhe diçka tjetër Xhejsonit, por i vinte zor. - Po na mbarojnë edhe ushqimet. Perimet e kopshtit të gjyshes janë të pamjaftueshme. Në derë, na shfaqen të uritur që nuk mund t'i largojmë pa u dhënë diçka për të ngrënë, - tha më në fund.

Mirëpo Xhejsoni dukej sikur nuk e kishte mendjen aty.

- Duhet t'i çoroditim.

- Çfarë?

- T'i çoroditim. Të sajojmë diçka që t'u tërheqim vëmendjen.

- Nuk e kuptoj se ku do të dalësh.

- Rakela do ta kuptojë. Pyete! Ta vrasë mendjen për të sajuar diçka që do të na japë kohë sa ta largojmë nga Oberamergau pa u diktuar, - tha Xhejsoni dhe bëri sikur po shtriqej, ndërkohë që i hodhi një sy orës. - Ik ti. Unë do të rri edhe ca.



Rakela e kishte vënë në gjumë Amelinë në krevatin në papafingo. Pesë të rriturit ishin ulur në kuzhinë, ndërkohë që kishin mbyllur grilat dhe kishin ulur edhe perdet.

- T'i çoroditim? - pyeti Lea.

Frederiku ngriti supet.

- Kështu më tha. Madje nguli këmbë se Rakela do ta kuptonte se ku e kishte fjalën.

Sytë e të gjithëve u kthyen nga Rakela.

- E kuptoj se çfarë do të thotë, vetëm se nuk e di nëse do të funksionojë. Duhet të thurim një plan.

Gjyshja mblodhi supet, krejt e pashpresë. Pastaj, nga karrigia lëkundëse, u mundua të shihte poshtë perdes, pavarësisht se nuk dukej gjë. Ishte një veprim instiktiv, që e bënte për t'u treguar vigjilente.

- Këtë kemi bërë unë dhe Lea deri tani; unë jam shtirur si ajo dhe i kemi mashtruar të gjithë ata që na kanë parë.

- Keni menduar ndonjëherë të bëni të kundërtën? - pyeti Rivka mendueshëm tek godiste me gishta tavolinën.

- Si the? - brofi Lea.

Rivka u kthye nga ajo.

- Ti ke qenë në dy vende në të njëjtën kohë. Për shembull, ke qenë në kishë dhe në të njëjtën kohë ke qenë këtu. Ke bërë dy gjëra njëherësh, sepse të dyja jeni shtirur si një person i vetëm. Kjo gjë do të kishte rezultat, nëse të dyja do të hiqeshit sikur të ishit Rakela.

- Akoma nuk po e kuptoj se ku do të dalësh... - i tha Lea.

- Unë e kuptoj, - tha Rakela duke kapur dorën e Leas. - Po sikur, ndërkohë që të gjithë mendojnë se unë jam ti, Gerhardi të mendojë se ti je unë? Po sikur ai ta hante këtë rreng dhe të përqendrohej te ty për aq kohë sa unë, Amelia dhe Rivka të largoheshim nga Oberamergau pa rënë në sy? Do të kalojë ca kohë derisa të kuptojë se ti nuk je unë dhe se ka gabuar. Kjo është e gjitha.

- Jo! - tha Frederiku, duke u ngritur në këmbë. - Është shumë e rrezikshme që të shtiresh sikur je Lea dhe nuk mund ta lejoj atë të pretendojë se je ti. Nuk mund ta lejoj të përfshihet në këtë mesele që mund t'i hajë kokën. Kjo është e papranueshme. Duke menduar se ti je ime shoqe, ai mund të bëjë ç't'i shkrepet me Lean e vërtetë. Jo! Kjo bisedë mbyllet këtu!

Rakela hodhi një shikim lutës nga e motra, por Lea tundi kokën, që do të thoshte se nuk mund të ishte dakord me të.

- Pajtohem me Frederikun, - tha ajo dhe filloi të dridhej tek fliste. - Maksimiliani nuk i ndahet majorit. Kushedi çfarë i ka thënë! Si adoleshent që është, mund të ketë thurur lloj-lloj gënjeshtrash. Kur jam jashtë, pres që, nga çasti në çast të më zvarrisin, ashtu siç bënë me famullitarin e gjorë. Jam e tmerruar... Si mund t'ju nxjerrim nga fshati në këtë gjendje shtetrrethimi? Është e pamundur! - tha Lea duke e ngritur zërin gjithnjë e më shumë. Paniku i saj po infektonte edhe të tjerët në tavolinë.

Rakela kapi sërish dorën e motrës.

- Ke të drejtë. Më fal! Më fal!

Mirëpo korrikut po i vinte fundi dhe ata nuk kishin gjetur ende një rrugëzgjidhje.

Pas arrestimit të famullitarit Bauer, racionet ushqimore në shtëpinë e vogël u reduktuan ndjeshëm. Frederiku ishte i shqetësuar për familjen që fshihej në qilarin e shtëpisë së tij. Deri atë çast, i kishin ndihmuar me ushqim e veshmbathje, por rrugët e mëparshme të komunikimit nuk funksiononin më. Edhe ushqimi nga tregu i zi ishte i pamjaftueshëm tani që çdo rrugë e fshatit patrullohej nga nazistët. Gjatë natës, Amelia qante nga uria në krahët e Rakelës, pavarësisht se kjo e fundit mundohej të ruante ndonjë kothere bukë që vajza e vogël ta hante përpara se të flinte. Hëpërhë, Rakela dhe Rivka i kishin përgjysmuar racionet e tyre, duke këmbëngulur se ata që punonin, duhej të hanin pak më shumë. Pas torturave të nazistëve, gjyshja sikur po e merrte disi veten, ndonëse shumë ngadalë. Në një situatë të atillë, të gjithë ishin të tensionuar.

# 62

Javën e parë të gushtit, shef Shradi u fut në dyqanin e Frederikut për të porositur një statujëz të Lindjes së Krishtit dhe për t'i dhënë ca djathë e mish.

- Më vjen keq, por kaq kam sjellë.

- Faleminderit, shef Shradi! Për ne, jeni një dhuratë nga Zoti. - Frederiku i tha me gjithë zemër ato fjalë.

Shradi vështroi pas, derisa roja që mbikëqyrte dyqanin, kaloi, e pastaj nxori nga poshtë xhaketës një çantë të vogël me zinxhir.

- Zoti Jang ju dërgon këto. Më tha se e kishte të pamundur të bënte tri, sepse ka shumë kërkesa. Dëshiron të dijë se si do t'i nxirrni prej këtej.

Frederiku u hodhi një sy dokumenteve, por nuk e dinte se si do t'i nxirrte nga fshati, mu nën hundën e major Shlikut. Ndërsa shef Shradi priste, ai mbylli sytë krejt i pashpresë, duke ndier peshën e rëndë të asaj pyetjeje.

- Kam menduar se tani që të gjitha rrugët janë të bllokuara dhe këta janë vënë në kërkim të gjahut, ka vetëm një rrugëzgjidhje, - pëshpëriti shef Shradi.

Frederiku hapi veshët, i gatshëm për çdo sugjerim.



Meqë major Shliku ishte vendosur në Oberamergau - me sa dukej për një kohë të gjatë - dalja e Rakelës nga shtëpia ishte me rrezik.

Mirëpo Lea nuk e kishte dhënë ndonjëherë lëndën e dramës, nuk dinte se si të organizonte lojëra improvizuese apo skeçe për fëmijë dhe nuk e kishte konceptin e humorit amerikan që Rakela e përdorte natyrshëm gjatë orëve të mësimit. Fëmijët mbetën të hutuar e të zhgënjyer nga ora e parë e dramës që drejtoi ajo. Lea kërkoi falje për sjelljen e pazakontë, duke u justifikuar përpara fëmijëve se ishte pa qejf. Nënave, të cilat prisnin të shoqëronin fëmijët në shtëpi, u erdhi keq për mësuesen, por gjithsesi u larguan po aq të çuditura sa fëmijët nga ndryshimi i papritur në metodat mësimdhënëse të zonjës Hartman.

Atë natë, Lea e mbyti Rakelën me pyetje, me qëllim që të përgatitej sa më mirë për orën e ardhshme. Pikësëpari, Rakela duhej ta ndihmonte për mënyrën se si i sajonte skeçet dhe ndarjen e roleve, gjë që do ta zhvendoste vëmendjen prej saj, dhe fëmijët do të fokusoheshin sërish te pjesët teatrale, ashtu siç kishte ndodhur më parë. Atë natë, puna nuk u eci dhe aq. Të nesërmen, Lea kishte orën e muzikës.

Në orën e dytë të dramës, majori Shlik hyri në klasë me hapa të rëndë, arrogantë dhe autoritarë. Në krah të tij, qëndronte Maksimilian Greiseri, me një pamje prej servili dhe inatçiu. Nën vështrimin e tyre të ngulët, gjithçka që i kishte mësuar Rakela, i fluturoi nga mendja.

- Majori Shlik, - filloi Lea, së cilës i ishte tharë fyti nga sikleti.

I vinte shumë inat që bëhej ashtu sa herë që e takonte atë njeri. Nuk e kontrollonte dot veten, sepse zemra i rrihte pa pushim dhe gishtat i dridheshin. I kujtohej bastisja e shtëpisë si dhe mizoria që kishte treguar, duke i poshtëruar të dyja. Si mund ta pengonte ajo që ai të mos bënte si t'i tekej? Fëmijët; ndoshta prania e fëmijëve do ta ndalte!

- Zonja Hartman... - tha ai duke u sjellë përqark saj. - Ja ku u takuam përsëri, - dhe sytë i lëvizte si skifter, duke e kaluar vështrimin herë pas here në fytyrën, flokët dhe pastaj mbi trupin e saj. Më pas, qëndroi si statujë. - Mos e prish terezinë. Sot do të ndjek orën tënde të mësimit.

Ajo mezi u gëlltit. E dinte se dukej qartë që ishte e frikur dhe Xhejsoni e kishte paralajmëruar se, po të shfaqte frikë, vetëm sa do të nxiste barbarinë e atij horri. Eci kuturu me një objekt skene në dorë dhe u përpoq t'i jepte forca vetes. "Çfarë do të thoshte Rakela këto çaste? Si do të reagonte ajo? Çfarë duhet t'i ketë thënë Maksimiliani këtij maskarai?"

- Major, jeni i mirëpritur të ndiqni orën e mësimit! Sot do të merremi me shprehitë e fytyrës dhe tonalitetin e zërit. Henrik, sill dy karrige! Një për majorin dhe një për shoqëruesin e tij!

Mirëpo Henriku, i cili ia kishte ngulur sytë gjithë inat Maksimilianit, nuk lëvizi vendit. Ai e pa në atë mënyrë derisa Shliku, i habitur nga vrazhdësia e djalit të vogël, hodhi sytë drejt tij me kërshëri. Maksimiliani ishte i pafytyrë dhe nuk i bëri përshtypje sjellja sfiduese e djalit të vogël.

- Të lutem, Henrik! Bëj si të thashë! - i tha Lea me zë të butë. Nëse Shliku kapej me Henrikun, ishte një telash më shumë për Lean.

U mundua të mblidhte veten dhe të fitonte sigurinë që e karakterizonte kur drejtonte grupin e korit, por lëvizjet e fytyrës dhe të trupit që i kishte

mësuar Rakela, nuk ishin fort të natyrshme për të, ndaj vendosi që t'u mësonte fëmijëve disa teknika zëri që i përdorte në mësimin e muzikës: mënyrën e frymëmarrjes nga diafragma, projektimin e zërit për të bërë jehonë, ngritjen e kraharorit e të mjekrës dhe zërin e kraharorit, jo atë grykor. Me siguri që ato teknika përdoreshin edhe në dramë. Henriku dukej i shqetësuar, fëmijët e tjerë ishin disi të çoroditur, ndërsa Maksimiliani i pëshpëriste pa pushim në vesh major Shlikut. Ky i fundit shihte me mëdyshje, gjë që i kujtoi Leas marrjen në pyetje. Fytyra e Shlikut i kujtoi gjithashtu doktor Mengelenë në institut. Mezi e mblodhi veten, pasi kishte një si shtrëngim në kraharor.

Kurrë më parë akrepat e orës nuk kishin ecur aq ngadalë. Kurrë më parë nuk kishte qenë aq e ngrirë përpara klasës.

Pasi fëmijët u larguan, Gerhard Shliku e shoqëroi Lean deri në qendër të fshatit. Nga hutimi, gjatë rrugës, desh u rrëzua.

- Zonja Hartman, u argëtova shumë këtë pasdite, por të them drejtën, nuk pashë atë që mendoja, duke u bazuar në lavdërimet e fëmijëve dhe të prindërve.

- Kjo ndodh sepse... - filloi të fliste Maksimiliani, por Shliku e ndërpreu.

- Siç thashë, ishte një pasdite argëtuese, - përfundoi ai.

Lea vendosi të mos fliste, pasi nuk donte të thoshte asgjë për të cilën mund të pendohej më vonë, kështu që vetëm sa pohoi me kokë dhe me hapa të ngadaltë, mori rrugën drejt shtëpisë. Me gjunjët që i dridheshin, në kuzhinë, u përball me gjyshen. Te pragu i derës, çanta e shkollës i ra nga dora.

- Si është puna? - e pyeti ajo duke fshirë duart pas përparëses. - Ç'ka ndodhur?

- Majori Shlik nuk më ndahet e më ndjek nga pas si qen. Ka lënë njerëz që të mbikëqyrin dyqanin e Frederikut dhe tani po vjen në orët e dramës. Unë nuk jam aq e zonja për dramë. Kur e kuptojnë fëmijët, imagjino Shliku! Nuk jam Rakela, nuk mund të aktroj e të jap mësim si ajo. Maksimiliani e ka nuhatur se në këtë mes ka diçka që nuk shkon. Sot të dy u ulën dhe më vëzhguan gjatë mësimit. Një çast, majori Shlik m'u duk sikur donte të më shqyente.

Gjyshja u mbështet te bastuni dhe pastaj u ul përballë Leas.

- Nuk i mjaftoi që u ul pas nesh gjatë meshës të së dielës në kishë. Po kur do t'i japë fund, xhanëm?

- Derisa të më gjejë mua, - tha Rakela që u shfaq te pragu i derës. - Nuk mund të rezistojmë gjatë. Më mirë të dorëzohem.

- Kështu, ai do ta kuptojë që të kemi fshehur gjatë gjithë kësaj kohe. Kjo qenka zgjidhja jote e mençur?! - e pyeti Lea dhe tundi kokën me nervozizëm. - Do të na arrestojnë të gjithëve.

Gjyshja kërciti gishtat.

- E keni idenë se ç'mund t'i bëjë së bijës, nëse zbulon se është gjallë?

Lea kapi kokën me të dyja duart.

- Ç'të bëjmë, atëherë? - pyeti Rakela e tensionuar. - Kështu, ju do të vazhdoni të vuani për shkakun tim dhe unë nuk mund ta duroj më.

Pas Rakelës, te pragu i derës u shfaq Rivka.

- Amelia po fle. Ajo nuk e di që jam këtu poshtë. Erdha për t'ju thënë diçka. Jam menduar gjatë. Ju kujtohet se çfarë tha Xhejsoni në lidhje me shpërqendrimin... - dhe pastaj ndaloi.

- Hë pra, na e thuaj! - ia ktheu Lea, e xhindosur. - Por Frederiku tha se një veprim i tillë është i rrezikshëm.

- Këtë e di, por nuk më hiqeshin nga mendja fjalët e Xhejsonit dhe mendova: po sikur ti dhe Rakela të vinit në skenë një shfaqje muzikore ose teatrale, diçka të veçantë, ku të ftoni oficerët dhe sa më shumë prej rojave? Gjatë natës së performancës, fëmijët t'i drejtojë Rakela dhe major Shliku duhet ta shohë dhe të kuptojë se ajo nuk është Lea. E atëherë, gjatë shfaqjes, ju të dyja të këmbeni rolet, dhe gruaja që ai ka parë, domethënë Rakela, të ikë pa u diktuar, ndërsa në skenë të dalë Lea.

- Çfarë po thua? - pyeti gjyshja.

- Po ky është shpërqendrimi, pra, - u hodh Rakela me sytë që i lëshuan shkëndija. Tërhoqi një karrige dhe u ul përballë Leas. - Mund të këmbehemi gjatë ndryshimit të akteve, si dhe të veshim rroba të tjera për ta çoroditur. Nëse dritat janë të ulëta, ai nuk do të jetë në gjendje të dallojë ndryshimin mes nesh.

- Ndërkohë, ti me Rivkën dhe Amelinë do të keni kohë të mjaftueshme për t'u larguar nga fshati.

Atë çast, e kuptoi hilenë Lea.

- Të ikni? Me gjithë ato roja e postblloqe? - i pyeti gjyshja sikur atyre të triave t'u kishte ikur truri.

- Rojat duhet të jenë të zënë në ato çaste, - shtoi Rivka. - Ata duhet të besojnë se Rakela ka qenë vërtet në skenë përpara tyre, prandaj nuk do të

jenë të shqetësuar se do t'u ikë nga duart. Pastaj, do ta kuptojnë se, gjatë gjithë kohës, në skenë ka qenë vetëm Lea.

- A mund të bëhet kjo? - pyeti Lea.

- E pamundur! Nuk mund të mashtrohet gjithë fshati. Banorët do të jenë aty dhe ai maskara ka vënë çmim për kokën tënde! - këmbënguli gjyshja. - Nuk bëhet...

- Mund ta organizojmë gjatë festës së ditëlindjes së mbretit Ludvig[68]. Atë natë, këtu ndizen zjarre të mëdha, - tha Lea dhe u ngrit në këmbë.

- Jo, jo, në asnjë mënyrë. Nazistët nuk do ta lejojnë këtë festë, duke pasur parasysh ndalimqarkullimin, - kundërshtoi gjyshja. - E kuptoni apo jo? Tani që janë në pushtet, nuk duan të kenë lidhje me monarkinë e dikurshme.

- Ç'është kjo festa e mbretit Ludvig? - pyeti Rakela.

- E kemi traditë për të nderuar kujtimin e tij. Disa javë përpara ditëlindjes së tij, njerëzit që caktohen si zjarrvënës, çojnë dru përmes shtigjeve të fshehta drejt malit Kofel. Atje, ndërtojnë një kurorë gjigante tetë metra të lartë dhe poshtë saj, vënë një kryq. Gjithashtu, priten dru për gjashtë zjarre të tjera në malet përreth, disa në formën e kryqit, disa në formën e germës "L", në nder të emrit të tij. Ndonjëherë, bëhet një zjarr shumë i madh. Pastaj, natën përpara ditëlindjes së tij, zjarrvënësit dhe banda frymore ngjiten në malin Kofel. Sapo bie muzgu, fillojnë festimet dhe kori ia nis këngës. Nën tingujt e bandës, ndizen të gjitha zjarret.

Gjyshja bëri me kokë.

- Duket sikur gjithçka përreth digjet.

- Zjarret vazhdojnë për orë të tëra dhe, në fund, kur flakët fillojnë të shuhen, zjarrvënësit dhe muzikantët zbresin nga malet me pishtarë në duar; është një paradë me drita dhe muzikë që vazhdon deri në rrugët e fshatit.

- Ne këndojmë dhe festojmë gjithë natën në hane, derisa agon dita e re, pra, ditëlindja e mbretit.

- Zjarre në male për të nderuar një mbret që ka vdekur prej kohësh?! - pyeti Rakela me vetullat përpjetë nga habia. - Nuk ma merr mendja se ata do të...

---

[68] Ludvigu II, mbreti i Bavarisë nga viti 1845 deri në vitin 1886, kur vdiq, e adhuronte Oberamergaun dhe banorët e tij kishin një nderim të veçantë për të. Çdo vit, një natë përpara ditëlindjes së tij më 24 gusht, në Alpet përreth Oberamergaut ndizen zjarre në formën e simboleve të Ludvigut.

- Nëse e lejojnë këtë festë, do të ishte një mundësi e përkryer për t'u arratisur, pasi mund të dalin nga fshati gjatë paradës dhe dikush mund t'i marrë për t'i çuar diku tjetër. Edhe sikur të mos e lejojnë festën, mund të sajojmë një formë alternative, diçka që të përkojë me rregullat e ndalimqarkullimit dhe njëherazi të jetë një formë argëtimi për trupat ushtarake. Ata e kanë përmendur shpesh këtë gjë, - këmbënguli Lea.

- Ndoshta mund të bëhet ndonjë gjë për këtë punën e zjarreve dhe fëmijët të interpretojnë diçka, - tha Rivka. - Pastaj, duhet të ftohen sa më shumë njerëz nga kisha, fshati, si dhe ushtarë. Mes tyre duhet të jetë patjetër edhe Shliku.

- Duhet të shkruajmë ndonjë pjesë në nder të Rajhut, Hitlerit ose Gerhardit, që ta detyrojmë të vijë. Nuk besoj se do të denjojë të vijë, nëse bëhet thjesht një festë për të nderuar një monark të vdekur, - theksoi Rakela.

- Atëherë do ta bëjmë patjetër. Për fshatarët, nuk e kemi merak, pasi ata janë të gatshëm të vijnë të shohin një pjesë që luhet për të nderuar mbretin Ludvig. Por nëse nazistët besojnë se shfaqja bëhet për nder të tyre në një ditë që ne zakonisht kemi nderuar gjithmonë mbretin Ludvig, edhe *ata* do të vijnë medoemos, - këmbënguli Lea.

- Mund të na dalë për mirë, por mund të jetë edhe me rrezik, - iu kthye Rakela së motrës. - Do ta bësh këtë gjë për mua? Do të rrezikosh jetën tënde për mua?

- Për ty, Amelinë dhe Rivkën... - tha Lea e nervozuar. - Po, do ta bëja pa ngurruar.

- Ju mund të këmbeheni kur ata të jenë në sallë, por si do të arratisemi? Si do të largohemi nga fshati? - pyeti Rivka.

Lea u kthye nga Rakela.

- A ka makinë miku yt, pastor Bonhoeferi? Kjo mund të jetë një zgjidhje.

- Nuk ka, por ndoshta njeh ndokënd të besuar që mund të na ndihmojë.

- Edhe sikur të gjejmë një makinë, nazistët nuk do t'i lënë postblloqet pa roja, - tha gjyshja e shqetësuar dhe vuri filxhanin mbi lavaman. - Edhe sikur t'i ftoni të gjithë në shfaqje, edhe sikur ata të besojnë se Rakela është në skenë, përsëri nuk do t'i lënë pa ushtarë pikat e kontrollit. Më duket se keni harruar Frederikun! Me siguri që ai nuk do të jetë dakord me këtë plan.

Lea ngriti dorën, duke ua bërë të ditur të mbanin qetësi, pasi dëgjoi ca hapa, por ishte tepër vonë. Frederiku kishte hapur derën ndërkohë që gjyshja ishte duke folur.

- Për çfarë nuk do të jetë dakord Frederiku? - pyeti ai, vuri bastunin në anë të derës dhe puthi në faqe gruan e moshuar. Teksa po hiqte kapelën dhe xhaketën, buzëqeshja e tij u tret kur pa se ato ia kishin ngulur sytë dhe ishin në tension. - Ç'ka ndodhur?

- Kemi gjetur një mënyrë për të tërhequr vëmendjen e nazistëve nga postblloqet, ose të paktën disa prej postblloqeve, me qëllim që Rakela, Rivka dhe Amelia të arratisen nga Oberamergau. Vetëm se nuk kemi mjet transporti.

- Dhe as pasaporta, - shtoi Frederiku.

- Po, pasaportat nuk kanë ardhur ende! - pranoi Lea.

- Me sa di unë, Xhejsoni po merret me këtë punë, - tha Rakela, por zëri i saj përçonte më shumë shpresë, sesa siguri. Frederiku u mbush me frymë dhe pa trishtueshëm në drejtim të Rivkës.

- Fol, Frederik! - e nxiti Lea dhe i kapi dorën të shoqit.

- Xhejsoni i dërgoi dokumentet e reja, por ka sjellë vetëm dy. Më vjen keq, Rivka! Ndoshta ti do të largohesh më vonë, - i tha vajzës dhe ajo uli sytë, por pastaj drejtoi trupin dhe u mundua të buzëqeshte.

- Po ç'na duhen dokumentet kur nuk dimë akoma se si do t'i nxjerrim vajzat nga fshati? - pyeti gjyshja e shqetësuar.

- Shef Shradi tha se ka një mënyrë, - tha Frederiku, duke varur xhaketën pas derës. - Duke kaluar Alpet në këmbë, përmes pyjeve, do të dalin në Zvicër dhe pastaj në territorin francez të papushtuar. Destinacioni i fundit do të jetë Lisbona. Ekziston ende mundësia për t'u larguar nga Europa nëpërmjet Lisbonës.

- Përmes Alpeve?! Në këmbë?! - thirri Lea. - Edhe sikur të nisen nesër, kur të kenë mbërritur në gjysmë të rrugës, gjithçka do të mbulohet nga bora. E nëse vonohen...

Frederiku mblodhi supet dhe hodhi sytë nga Rakela.

- A mund të bësh ski? Nëse shef Shradi ju shoqëron derisa të kaloni grykat e maleve, pastaj mund të takoheni me njerëz të tjerë.

- Po, po, unë jam e mirë në ski, por nuk di gjë për Amelinë. Ajo është kaq e vogël! Dhe nuk ma merr mendja se unë mund ta mbaj.

- Kështu mendoj edhe unë.

- A mundet shef Shradi...

Frederiku tundi kokën në shenjë mohimi.

- Jo, është shumë e rrezikshme që një fëmijë të kalojë atë terren, të mos flasim pastaj për të ftohtin. Atje lart, moti është i paparashikueshëm. Veç kësaj, ai mund t'ju çojë vetëm deri në njëfarë pike, pastaj do t'ju marrin njerëz të tjerë dhe nuk e dimë nëse ata do ta transportojnë Amelinë e vogël. Po sikur ajo të mbetet rrugës?

- Nuk do të ndahem kurrë prej saj, - u zotua Rakela, por pastaj u vetëkorrigjua: - Të paktën jo tani.

- Ia thashë edhe këtë.

Në dhomë, ra heshtja.

- Atëherë, është më mirë që të mos nisen, - ndërhyri gjyshja.

- A mund t'i shoh pasaportat? - pyeti Rivka.

Frederiku i nxori nga qesja e vogël ku i kishte futur.

- Janë të përsosura. Nuk e di se si i bëjnë kaq mirë.

Rivka i pa me vëmendje dokumentet te llamba dhe i afroi sa mundi.

- Po, po, janë të mira dhe nuk e luan as topi, por të dhënat mund të ndryshohen. Im vëlla më ka treguar se mund të bëhet.

- Çfarë po thua? - pyeti Rakela, duke u kthyer në drejtim të saj.

Rivka ngriti vështrimin ta shihte në sy.

- Dua të them se edhe unë jam e mirë në ski.

# 63

Atë natë, Rakela po flinte shtrënguar pas Amelisë. E donte shumë vogëlushen dhe nuk e mendonte se mund të ndahej prej saj. Po sikur pasaporta e Amelisë të falsifikohej përsëri, duke vënë në të emrin e Rivkës, a mund ta linte vogëlushen me Lean, Frederikun dhe gjyshen? A mund ta linte atë në Oberamergau për të shpëtuar Rivkën?

Pavarësisht se në fillim kishte ngurruar, kishte vendosur që vajzën e Kristinës ta rriste vetë, madje muajt e fundit, përfytyronte edhe të ardhmen pranë saj. Imagjinonte një familje me Xhejsonin, xhaxhi Xhejsonin, një familje që do të përbëhej nga ata të tre. Ishte thjesht fantazi, këtë Rakela e dinte mirë, por, me apo pa Xhejsonin, ajo kishte vendosur ta rriste vajzën e Kristinës sikur ta kishte të vetën. Kjo ndodhte ngaqë e ndiente si detyrë apo se kishte dhënë fjalën? Pak nga të dyja.

Në fillim, e kishte pasur me mëdyshje, por më pas, problemi me dëgjimin që kishte Amelia, nuk e shqetësonte më Rakelën. Duke u përpjekur të komunikonin, të paktën deri diku, barrierat e dikurshme ishin shembur. Rakela kishte arritur të kuptonte se ato kishin ekzistuar vetëm në mendjen e saj dhe nuk kishin të bënin aspak me gjendjen e Amelisë. Kur të ktheheshin në Amerikë, Rakela do të bënte çmos që të mësonte gjuhën e shenjave. Komunikimi mes tyre ishte tejet i rëndësishëm. “Amelisë nuk do t’i mungojë asgjë. Do të bëj ç’të mundem për këtë. E dua shumë, por çfarë është më e mira për Amelinë?

Ajo nuk mund të bëjë gjithë atë rrugë më këmbë, sidomos në një mot të ftohtë. Por nëse unë nuk largohem tani, a do të më jepet një mundësi e dytë? Si mund të ikim së bashku, ndërkohë që Gerhardi e ka shpërndarë fotografinë e famshme “Madona bavareze dhe fëmija” në të gjithë zonën e Alpeve dhe ka ofruar edhe një shpërblim për atë që i jep informacion? Amelia rrezikohet më tepër pranë meje. Më mirë të mos jetë me mua. E nëse nuk largohem së shpejti, të gjithë do të jenë në rrezik.

Ç’do të ndodhë me Rivkën pastaj? Ç’shpresa mund të ketë për një

vajzë hebraike jetime në Gjermani? Ndoshta më pak sesa vajza flokartë e shurdhër e një oficeri të SS-ve."

Rakela mbylli sytë që t'u priste rrugën lotëve. Pse bota ishte aq e marrë, aq mizore? Edhe Rivka, edhe Amelia ishin të pafajshme dhe vlenin më tepër se çdo thesar, rubin a diamant, e megjithatë njerëz si Gerhard Shliku dhe Adolf Hitleri përpiqeshin me çdo mënyrë që t'i asgjësonin. Kafshoi buzën dhe nuk donte të mendonte më tej. Nuk donte të çonte në mendje gjërat e këqija që mund t'u ndodhnin të dyjave. Më përpara, besimi se ishte superiore, si edhe apatia, e kishin verbuar për të mos e parë botën ashtu siç ishte në të vërtetë.

Në çast, Amelia lëvizi në krahët e saj. Rakela e lëshoi paksa vajzën e vogël, duke menduar se po e shtrëngonte shumë fort. I përkëdheli kaçurrelat, e puthi në kokë dhe u kthye nga ana tjetër. Nga krevati i Rivkës, nuk dëgjohej asnjë zhurmë, madje as frymëmarrja e saj, që do të thoshte se po bënte gjumë të qetë. Por Rakela e dinte mirë se, shpesh, ajo rrinte shtrirë me sytë hapur, duke vrarë mendjen për fatin që e priste.



Dy net më vonë, ndërsa ishin mbështetur pas jastëkëve në krevatin e tyre, Frederiku i rrëfente Leas:

- Me sa duket, Shliku e ka punën pisk, pasi gjeneral Shellenbergu e ka thirrur në Berlin. Shef Shradi e kishte dëgjuar sot te posta. Gjeneralin e kanë njoftuar për mizoritë e Shlikut ndaj banorëve të zonës dhe besoj se e ka thirrur që t'i kërkojë llogari.

- Mos duhet të falënderojmë zotin Jang për këtë "lajm"?

- Them se po. Xhejsoni është djalë i mirë dhe i zoti, - tha Frederiku dhe zgjati dorën ta afronte të shoqen pranë vetes, mirëpo Lea zgjati duart përpara, duke mos e lejuar ta prekte. Dukej se nuk ishte në humor.

- Ke menduar për atë planin që thurëm ne?

- Po, - tha ai, por ajo nuhati nervozizëm në zërin e tij. Ai u spraps, u shtri në shpinë dhe i vuri duart pas kokës. - Duhet të marrësh parasysh çdo rrezik, nëse vendos të hiqesh si ajo. Mos mendo se Shliku është mendjelehtë! Ai...

- Besoj se ti e di se ç'na pret, nëse Rakela nuk ikën sa më shpejt.

- Ç'do të bëhet me Amelinë? - pyeti ai i shqetësuar, por me zë të butë. - Ta zëmë se e sajuam një mënyrë për t'u arratisur, a je e gatshme të ndahesh prej saj?

Ajo ia ktheu me zë të mekur.

- Do të jepja edhe jetën për ta shpëtuar dhe do të bëja ç'është e mundur që të rrinte me ne. Ah, sikur unë dhe Rakela të ishim një! - Lea vazhdoi të fliste, por zëri mezi i dilte. - As vetë nuk e di më se çfarë dua. Tani e dua Rakelën, është motra ime, dhe nuk e fajësoj dot për gjithë këtë situatë, por duket... sikur gjithçka ka qenë për të: një jetë e mirë, përkrahje, arsimim, sukses... dhe tani, edhe Amelia. Ajo mund të bëjë fëmijë, kurse mua jo vetëm që më është mohuar, por edhe ajo e mirë që më vjen, duhet të më ikë, - tha dhe ndjeu dorën e Frederikut që po e ledhatonte.

- Nuk i kuptoj gjithmonë mënyrat që na dikton Zoti, zemra ime, - tha ai, duke e puthur rrëzë qafës. - Por mos harro se ju të dyja ishit pjesë e një eksperimenti për ta, ishit thjesht kavje. Pavarësisht se ishit binjake identike, njërës iu ofruan të gjitha avantazhet e sajuara prej tyre, ndërkohë që tjetra u privua nga ato. Ata donin të zbulonin se si do të ndikonin te ju dy mjedise të ndryshme, për shembull, arsimimi i saj sipas standardeve të tyre ose mungesa e arsimimit tënd, prapë sipas standardeve të tyre. E tani, kanë nevojë përsëri për kavjet e tyre, për t'i bërë copë e çikë e për t'i vëzhguar me mikroskopë. Falë Zotit, ti nuk u duhesh pa Rakelën, pasi duan të bëjnë krahasimet, ose u duhet vetëm ajo për gjeneratën e tyre të re.

- Është kaq e padrejtë!

- Ata menduan se ti nuk do t'ia dilje mbanë, se jeta që të diktuan, nënvlerësimi që të bënë, dhe kërcënimet e shumta do të të thyenin, do të të shkatërronin. Ndërkohë që bënin eksperimente të tilla, nuk morën parasysh dashurinë, jo atë të gjyshes sate dhe as timen apo të Amelisë, por atë që Zoti ju dha ju të dyjave për njëra-tjetrën, - tha Frederiku, i fshiu së shoqes lotët nga faqet dhe e mbuloi me të puthura.

Megjithatë, ajo filloi të dridhej e të qante me zë; nuk e duronte dot më atë gjendje.

- Lea, Lea... a e di që të dua shumë? Të kam zemër, - shtoi ai, ndërsa ajo vazhdonte të fërgëllonte pranë tij. Frederiku e shtrëngoi pas vetes dhe vazhdoi ta puthte, në sy, ballë, faqe, hundë dhe në buzë. I fërkoi shpinën dhe e pushtoi pas vetes, duke i thënë se sa shumë e dashuronte.

Dalëngadalë, zilia për gjithçka që kishte apo përfaqësonte Rakela, i çliroi tentakulat që i kishin mbërthyer zemrën. Edhe më ngadalë, po i largohej frika se mos humbte Amelinë. Gradualisht, nuk i rezistoi më dashurisë së të shoqit. Kaluan edhe disa minuta dhe zërat e tyre u qetësuan.



Pas dy netësh, në kuzhinën e zhytur në terr, u dëgjua kumbimi i orës së murit që shënonte dhjetë e mbrëmjes. Gjyshja, Amelia dhe Rivka ishin shtrirë, ndërsa Rakela trokiti lehtë në derën e Leas dhe Frederikut.

- Hyr! - tha Frederiku.

Rakela mbështolli pas trupit këmishën e natës, hyri brenda në majë të gishtave dhe mbylli derën. Ajo që do t'u thoshte atyre, do të shkaktonte një mrekulli më të madhe nga ç'e kishte menduar. Kur pa lot gëzimi në fytyrën e së motrës dhe se sa i çliruar ndihej Frederiku, e kuptoi se kishte bërë gjënë e duhur për ata dhe Amelinë.

Të nesërmen në mëngjes, Frederiku e kishte lënë të takohej me shef Shradin. Ai i tha se Rivka kishte të drejtë: pasaportës mund t'i bëheshin ndryshime. Njihte dikë nga fshati, një person që merrej në fshehtësi me kësi punësh.

Pasi mbylli derën e dhomës së gjumit, Rakela e dinte mirë se ata të dy nuk do të mbyllnin sy atë natë. I kishte kapluar një dashuri e papërmbajtshme. Priti në kuzhinën e qetë derisa mblodhi veten: zemra i rrihte me furi dhe emocionet e kishin pushtuar të tërën. U zvarrit nëpër dollap dhe pastaj u ngjit në papafingo, ku Amelia flinte, kurse Rivka lexonte nën dritën e zbehtë të një qiriri.

- Fola me Lean dhe Frederikun, - pëshpëriti Rakela.

- Kanë gjetur një mënyrë për t'ju nxjerrë që këtej, ty dhe Amelinë? - e pyeti Rivka me sytë që i shndritnin në mënyrë të panatyrshme. - Më bëhet qejfi për ju të dyja. Do të më marrë malli. Do të lutem që të mos ju ndodhë gjë.

- Lutu për ne, Rivka, për veten tënde dhe për mua!

- Çfarë?!

- Do që të vish me mua? Të bëhesh motra ime?

Rivka ngriti kokën dhe nuk po u besonte veshëve.

- Po Amelia...

- Amelia është shumë e vogël për të kaluar Alpet. Do të jetë më e sigurt këtu, me Lean dhe Frederikun. Për sa kohë që Gerhardi do të mendojë se unë ndodhem këtu, nuk do t'u ndahet gjyshes dhe Leas. Do të sigurohem që ta njoftoj se ku jam, kur të mbërrij në Amerikë.

- Seriozisht e ke? - i tha vajza në sytë e së cilës u pasqyrua shpresa, frika dhe lumturia.

Rakela qeshi kur pa sytë e Rivkës të mbushur me lot.

- Po... - dhe bëri me gishta emrin R-I-V-K-A. - Ne të dyjave na ka lidhur shpresa.

- Këtë kuptim ka edhe emri im: lidhje, marrëdhënie e afërt!

- Po, tani ne jemi të lidhura bashkë.

Rivka u ul në gjunjë dhe shtrëngoi duart me njëra-tjetrën. Pastaj pëshpëriti me zë të ngjirur betimin e Ruthit[69]:

- Kudo që të shkosh ti, do të vij edhe unë, kudo që të jetosh ti, do të jetoj edhe unë; populli yt do të jetë populli im!

- Unë vetëm këtu kam njerëz, - i tha Rakela, duke mos qenë në gjendje të ndalonte lotët. - E tani, duhet të ndahemi prej tyre, për të mirën tonë. Por do të shkojmë në Amerikë! Jam e sigurt se do t'ia dalim! Do ta gjejmë një mënyrë.

- Në këtë rast, unë do të jem pjesë e popullit tënd, - citoi Rivka fjalët e Biblës. - Dhe ti do të jesh pjesë e timit.

- Zoti im do të jetë Zoti yt, - ia ktheu Rakela, duke kujtuar pasazhin e lexuar në Biblën e gjyshes e duke vrarë mendjen nëse e besonte vërtet atë gjë.

- Po, - pëshpëriti Rivka gjithë entuziazëm.

---

69 Pjesë nga Bibla, Ruthi 1:16.

# 64

Gjyshja donte që të kishte sa më shumë fotografi. Do ta merrte malli të gjorën. Rakela pranoi, me kusht që filmi të fshihej poshtë dërrasave të dyshemesë dhe të mos lahej derisa të gjithë të ishin të sigurt, pavarësisht se kur do të vinte ajo ditë. Në fillim, secila nga motrat doli vetëm, pastaj të dyja bashkë, më pas, ato me gjyshen; gjyshja me Lean, Frederikun dhe Amelinë; të gjithë bashkë; pra, çdo kombinim i mundshëm.

Pasi Rakela i leu flokët Rivkës, duke u dhënë një nuancë të verdhë, dhe i bëri një grim të lehtë, Rivka u ul të bënte foton e pasaportës.

Ndryshimi i emrit të Amelisë me atë të Rivkës, u bë shumë më thjesht nga sa e kishte menduar Rakela. Po ashtu, edhe ndryshimi i datëlindjes nuk ishte aq i vështirë për një ekspert falsifikimesh si ai tipi që njihte Frederiku. Në fund, mbetej vendosja e fotos së Rivkës me pamjen e re.

Pjesa më e vështirë ishte se si do t'ia shpjegonin Amelisë se çfarë do të bënin. Duhej përgatitur që të rrinte vetëm, ulur në papafingo ose në dollap, ndonjëherë edhe për disa orë, në rast të ndonjë mësymjeje apo bastisjeje. Rakela nuk donte të mendonte se sa e tmerruar do të ndihej vajza e vogël pa atë dhe Rivkën pranë.

Por kur vinte re lumturinë që i falte ajo Leas, mendonte se kishte bërë gjënë e duhur për të dyja. Për të gjithë.

Sytë e errët të Rivkës ndriçonin si dy xixëllonja në errësirë, dhe buzëqeshja e saj rrezatuese mrekulloi gjithë familjen. Rakela ishte e bindur se kishin bërë shumë mirë që kishin pranuar që Rivka të strehohej në shtëpinë e gjyshes. Ishte shumë e vështirë që ato ta fshihnin gëzimin. Vetëm gjyshja ishte gjithë kohën e shqetësuar.

Nazistët i kishin ndaluar zjarret në male, duke iu referuar rregullave për të mos ndriçuar zona të caktuara gjatë natës, gjë që Rakela e kishte parashikuar. Protesta e fshatarëve për pezullimin e festës së tyre të adhuruar, i shtoi tensionet, kështu që major Shliku u detyrua të hapte rrugë e të përmbushte kërkesën e tyre për të dhënë një shfaqje zbavitëse në një mjedis

me dyer të mbyllura, për aq kohë sa festa do t'i kushtohej Fyhrerit dhe do të zbatoheshin kufizimet e ndriçimit gjatë natës.

Frederiku u tregoi se shef Shradi, at Oberlangeri, madje edhe kryetari i komunës, secili sipas programit të vet, do të luanin rolet e tyre përkatëse, duke organizuar punët në sallën e teatrit dhe duke ftuar trupat e vendosura në Oberamergau dhe zonat përreth.

Në fshat, u përhap fjala se Ministria e Propagandës kishte informuar edhe shtypin e huaj në Berlin. Gëbelsi do të dërgonte gjeneral Shellenbergun për të qenë përkrah major Shlikut në atë festë të shënuar, me shpresën që të normalizonte marrëdhëniet e nazistëve me banorët e fshatit të "Pasionit të Krishtit", që tashmë kishin vendosur të nderonin Fyhrerin dhe major Shlikun, të caktuar kohët e fundit në atë zonë. Gjithashtu, qarkullonin fjalë se Gëbelsi ishte i kënaqur, pasi do të shfaqte fotografitë e asaj ngjarjeje në gazetat më të rëndësishme ndërkombëtare, të cilat në atë kohë, ishin të uritura për "lajme nga Gjermania".

Rakela vazhdonte të besonte se skenari i tyre do të funksiononte dhe plani i thurur do të kishte sukses. Ndërkohë që Gerhardi gjendej në Berlin, ajo punoi me nxënësit, duke caktuar role specifike dhe duke u mësuar skenarin. Gjithashtu, largimi i Shlikut i dha mundësi Leas që të merrej me organizmin, ndërsa Rakelës të parashikonte kurthet që mund të krijoheshin.

Sado emocionuese që i dukej, Rakela mendonte vazhdimisht se nuk do të takohej më me gjyshen, Lean, Frederikun dhe Amelinë. Megjithatë, i përsëriste vetes se atë gjë po e bënte për të mirën e të gjithëve dhe se e dëshironte vërtet... por zemra i thoshte ndryshe.



Gerhardi nuk ishte aq entuziast sa të tjerët dhe nuk e besoi për asnjë çast se banorët e fshatit kishin dëshirë të organizonin një shfaqje enkas për të, gjoja se po e nderonin dhe e vlerësonin. Fshatarët tregoheshin servilë e frikacakë në prani të tij... ndërsa pas shpine pështynin me neveri.

Megjithatë, nuk ishte në gjendje të zbulonte se ku e kishte zanafillën ai plan djallëzor, kush fshihej pas atij organizimi dhe pse. At Oberlangeri nuk dukej se mund të bënte gjëra të asaj natyre, ishte tepër i frikësuar nga prania e nazistëve në ritualet e kishës katolike që ai drejtonte, ndaj nuk mund të guxonte të fuste në grackë një oficer që nuk e kishte për gjë ta

degdiste në një kamp përqendrimi. Lea Hartmani ishte e druajtur dhe e kapte tmerri sa herë që ai i kalonte pranë. E ç'mund të bënte pas shpinës së tij ai komunitet me njerëz të trembur e të drobitur? Ata të mjerë, siç mendonte Shliku, nuk ishin aq të zotë sa të bënin ndonjë të pabërë! Mbi të gjitha, ai nuk mund të shpërfillte urdhrat e gjeneral Shellenbergut apo të shfaqte mungesë bashkëpunimi, ndërkohë që vetë Gëbelsi donte që ajo festë të dilte sa më mirë, pasi do të ishte në shërbim të propagandës naziste.

Gerhardi sapo ishte kthyer nga Berlini ku i kishin dhënë një paralajmërim të ashpër. Duhej të tregohej "bashkëpunues" dhe "inkurajues", duke luajtur rolin e njeriut zemërbardhë, që e pranonte me dëshirë dhuratën që po i bënte populli gjerman. Ishte një mundësi e shkëlqyer për të shuar thashethemet mes fshatarëve, si dhe dyshimet që po ngriheshin në radhët e SS-ve se ai ishte fiksuar çmendurisht pas një gruaje të vdekur.

Gerhardi ishte shtirur sikur e konsideronte si baba të dytë gjeneral Shellenbergun, i cili ishte shumë autoritar. Ndërkohë, gjenerali ishte urdhëruar nga lart që ta mbante nën vëzhgim major Shlikun, i cili kishte shfaqur luhatje në detyrën e tij. Por majori ishte plotësisht i bindur se Rakela Krameri ishte gjallë dhe se po fshihej. Nëse nuk gjendej në Oberamergau, atëherë duhej të ishte diku në Bavari. Ajo bindje i ishte krijuar jo vetëm nga fotografia. Tanimë, e kishte kuptuar se për Rakela Kramerin familja ishte e shenjtë. E vetmja gjë së cilës ajo i ishte përkushtuar me gjithë shpirt, që përpara studimeve në universitet, ishte familja, madje edhe kur përbëhej vetëm nga babai shkencëtar. Pastaj, kur mendonte për familjen, kujtohej për ngjashmërinë e çuditshme të fëmijës së fotografuar me Amelinë. Sa më shumë e shikonte atë fotografi, aq më shumë bindej se ishte e bija, megjithëse i dukej e pamundur.

Gjatë kohës që kishte kaluar në Berlin, kishte vizituar edhe një herë skenën e shpërthimit në klinikë, aty ku kishte vdekur Amelia. Pastaj kishte gjetur dhe kishte marrë në pyetje kryeinfermieren. Me lot në sy, ajo i kishte treguar se gjithçka kishte ndodhur sa hap e mbyll sytë, vetëm disa çaste pasi gruaja e tij ishte larguar nga klinika. Zjarri ishte përhapur gjithandej dhe zjarrfikëset kishin ngatërruar adresë, ndaj nuk kishin pasur kohë t'i nxirrnin të gjithë jashtë. Në fund, kryeinfermierja e kishte ngushëlluar për humbjen e së bijës.

Megjithatë, ai ishte i pakënaqur.

Gerhardi donte të arrestonte plakën, zonjën Breisner, e ta merrte

personalisht në pyetje. Gjatë bastisjeve, çdo mënyrë kishte rezultuar e pasuksesshme, por kishte filluar të mendonte se, nëse plaka do të ishte e pranishme gjatë torturave që do t'i bëheshin mbesës, ajo do të hapte gojë, ose nëse torturohej plaka, atëherë mund të tregonte zonja Hartman. Po të shihte të shoqen të rrahur keqas, mund të thyhej edhe drugdhendësi stoik. Ato mundësi e mbushën Gerhardin me gëzim, ndonëse nuk e dinte se si do t'i realizonte ato "intervista" nën syrin mbikëqyrës të gjeneral Shellenbergut.

Në fshat, Gerhardi urdhëroi shoferin e tij të ndalonte jashtë dyqanit të drugdhendësit dhe doli të bënte një shëtitje rreth e qark sheshit. Thjesht donte që ata provincialë të ndyrë ta merrnin vesh se ai ishte kthyer. Gerhardi kënaqej kur shihte frikë dhe ankth në sytë e fshatarëve. Kishte nga ata që, me ta parë, nxitonin hapat, mbanin sytë ulur, duke kaluar gjoja pa e vënë re, ashtu siç kishte të tjerë, servilë dhe sahanlëpirës, që sa nuk i gjunjëzoheshin.

E urdhëroi shoferin të merrte një kilogram djathë, një nga të paktat ushqime që nuk sillte nga Berlini. Kur u kthye te makina, shoferi po qëndronte gatitu, me një zarf në dorë.

Ai e përshëndeti dhe i zgjati zarfin.

- Major, e gjeta në xhamin e makinës kur u ktheva.

Gerhardi mori zarfin në ngjyrë fildishi, me një letër të një cilësie të mirë, mbi të cilin ishte shkruar vetëm emri i tij. Menjëherë njohu shkrimin e Rakelës.

E hapi shpejt e shpejt. Parfumi i saj u shpërnda nga fletët dhe i ngacmoi flegrat e hundës. Gjaku filloi t'i ziente.

*Më vjen keq që muajt e fundit kanë qenë të lodhshëm për të dy ne, por kemi në dorë një fillim të ri; mund të falim dhe lutem përditë që edhe ti të më falësh.*

*Tregohu i duruar dhe për pak kohë! Konsideroje këtë shfaqje si dhuratën time për ty, fillimin e ditëve të lumtura dhe gjënë më të mirë që këta njerëz, që duket se i përkasin një epoke tjetër, dinë të ofrojnë për një mysafir. Mezi pres të të shoh atje.*

*Pas shfaqjes, kur të gjithë të kenë ikur, eja pas perdes së skenës! Nuk do të mbetesh i zhgënjyer.*

Gerhardi e lexoi letrën dy herë dhe herën e dytë, duke buzëqeshur. E futi sërish në zarf, të cilin me kujdes e futi në xhepin e brendshëm të palltos. "Po, Rakela, do të të vij pas fijes, por vetëm që t'i tregoj botës dhe eprorëve të mi se kam pasur gjithmonë të drejtë për këtë çështje. Tani me siguri që do të ngrihem në detyrë. Një promovim do të më pëlqente më shumë sesa fronti i luftës. Ç'do të bëjë Shellenbergu kur të të shohë duke ardhur me përulësi e dëshirë tek unë?! Për këtë arsye, ia vlen të pres disa ditë. Do të tregohem i duruar me ty, por as mos e ço nëpër mend të vësh në provë durimin tim!"



Kur hyri në zyrën e tij, Gerhardin po e priste me padurim Maksimilian Grieseri.

Fillimisht, djaloshi i kishte hyrë në punë, pasi e mbante në dijeni për të rejat e fshatit dhe i tregonte se ç'mendim kishin fshatarët për të, por, me kalimin e kohës, ishte bërë i bezdisshëm. Pasioni i tij për Lea Hartmanin, një grua e martuar, e dëmtonte imazhin e majorit, i cili, më në fund, kishte rënë në gjurmë të Rakelës. Madje fjala se ata të dy ishin vënë në kërkim të saj, kishte arritur deri në Berlin, megjithëse Gerhardi nuk e kuptonte se si i merrnin vesh gjërat aq shpejt në kryeqytet.

Tani që Rakela kishte kontaktuar me të, atij nuk i hynte në punë Maksimiliani. Në fakt, pasioni i tij tepër i zjarrtë ishte një barrë për të. Kështu, menjëherë pas festës, do ta dërgonte Grieserin në front. Nuk donte ta kishte nëpër këmbë. Pastaj, ai kishte moshën e duhur për t'u rekrutuar në ushtri.

- Çfarë do? - e pyeti Gerhardi, duke hedhur dorezat mbi tavolinë.

- Major, kam informacione të tjera rreth zonjës Hartman.

Gerhardi e pa adoleshentin nga koka te këmbët. Për një çast, mendoi se mos ai i ishte neveritur gjeneralit, ashtu si Grieseri i qe neveritur atij vetë.

Grieseri bëri përpara.

- Kur ju nuk ishit në fshat, një grua që imitonte zonjën Hartman, dha mësime drame. Ishte e sigurt dhe e vendosur, një njeri krejt ndryshe nga gruaja që vëzhguam javën e kaluar. Po jua them se ato janë dy gra krejt të ndryshme. Ashtu siç keni thënë edhe ju, mund të jenë binjake identike.

- Ky po që është lajm! Pra, ti po konfirmon dyshimet e mia?

- Po, zotëri. - Grieseri dukej më pak i sigurt. - Ato u përpoqën të më mashtronin, ashtu siç kanë bërë me ju.

Gerhardi zuri vend pas tavolinës së punës, duke shtrënguar grushtet.

Grieseri lagu buzët dhe një rrudhë shqetësimi iu shfaq në ballë.

- Duan t'ju fusin në kurth, zotëri, - tha ai me nxitim. - Po thuret njëfarë mashtrimi që ka lidhje me festimet për nder të mbretit Ludvig. E kam fjalën për performancën që po përgatitet. Po ndodh diçka e çuditshme. Dëgjova zonjën Hartman që i tha at Oberlangerit se kanë përgatitur një surprizë të këndshme për ju. Nuk e di ende ç'është, por nuk i besoj zonjës Hartman. Duhet që të merrni masa sa më parë!

Gerhardi donte t'i kërciste një shpullë turinjve, duke menduar se djali po e tepronte, por u përmbajt dhe u mbështet në karrige.

- Mirë, mjafton me kaq.

Grieseri rrudhi vetullat i hutuar dhe u përkul përpara në drejtim të majorit.

- Përse ju thirrën në Berlin? Për bastisjet? Nuk duhej t'ju kishin rënë në qafë për këtë. Ju keni bërë thjesht detyrën.

Këtë herë, e teproi vërtet dhe Gerhardit po i dukej se kollarja po i zinte frymën.

- Jashtë!

Grieseri u zbeh në fytyrë dhe u duk i çoroditur, megjithatë ngriti krahun dhe e përshëndeti ushtarakisht.

- Hail Hitler!

Gerhardi ngriti dorën për një përshëndetje sipërfaqësore teksa djali doli me nxitim nga zyra.

# 65

Pasi xhaxhi Frederiku hyri pa u ndier nga dera e pasme dhe çmbështolli pakon me letër kafe, të gjitha tetat u grumbulluan përqark tij të habitura. Amelia u fut mes tyre pikërisht kur një pëlhurë mëndafshi blu filloi të dallgëzonte mbi kokën e saj. Nuk mund ta imagjinonte se ku e kishte gjetur atë copë të mrekullueshme xhaxhi Frederiku. Gjatë tri ditëve të ardhshme, gjyshja dhe teta Lea prenë dhe qepën një fustan të mrekullueshëm. Tek i shihte, vogëlushes i dukeshin si heroina përrallash.

Natën e performancës, Amelia pa teta Rakelën se si bëri grim me shumë kujdes, lëshoi gërshetat dhe i mblodhi flokët e gjatë e të artë; pastaj, e pa tek veshi fustanin e gjatë në ngjyrë blu të errët.

Në sytë e Amelisë, ajo dukej si një princeshë e veshur për ballo, si Hirushja në librin me përralla. Ai vizion i trazoi ca kujtime të së ëmës, të rrënjosura thellë në mendjen e saj; përveç tyre dhe medaljonit të argjendtë që mbante në qafë, nuk i kishte mbetur asgjë tjetër prej saj.

Amelia qeshi kur pa teta Lean që u vesh si shoqja e gjyshes, gruaja që kishte qenë me to në panairin e Krishtlindjes, ku kishte parë xhaxhi Xhejsonin. Vështronte e magjepsur se si teta Rakela lyente fytyrën e teta Leas, që të dukej po aq e vjetër sa gjyshja dhe pyeste veten nëse ndihej aq plakë sa dukej.

Pastaj pa që edhe gjyshja po vishte fustanin e saj më të bukur, kurse Rivka po mbushte me sende dy çanta shpine. Kur mbaruan me përgatitjet, teta Rakela i kërkoi të ulej në prehrin e saj. Amelia u afrua me kujdes, që të mos i prishte fustanin e bukur, por teta Rakela nuk e vriste shumë mendjen.

Dy ditë më parë, me anë të shenjave të thjeshta që Amelia i kuptonte më së miri, ajo i kishte shpjeguar se do të largohej dhe nuk do ta merrte me vete, por duhej të kishte harruar se ia kishte thënë një herë atë gjë, sepse nisi t'ia shpjegonte sërish në të njëjtën mënyrë.

I bëri me shenjë se që prej atij çasti, Amelia do të ishte vajza e vogël e teta Leas dhe xhaxhi Frederikut. Ata do të ishin mamaja dhe babai i saj.

Amelisë i pëlqente ajo gjë. E kishte dashur mamanë, por edhe pse e kishte fotografinë e saj në medaljonin e argjendtë, e kishte të vështirë ta kujtonte kur e merrte në krahë, gati e kishte harruar ndjesinë e zërit të saj që i gjëmonte në kraharor. Me teta Lean, që tani do ta thërriste *mama*, ishte ndryshe. Ajo i këndonte gjithë kohës, sidomos kur Amelia i ulej në prehër. Vogëlushja lumturohej kur vinte veshin në kraharorin e saj dhe ndiente dridhjet. Ndërkohë që mami Lea buzëqeshte, Amelia vinte re se ajo sa nuk fluturonte nga gëzimi kur vogëlushja i shkonte pranë. Babi Frederiku i kishte bërë me shenja se Zoti në qiell gëzohej kur i shihte duke kënduar.

Teta Rakela i premtoi përsëri se do ta donte përgjithnjë. Vuri gishtin te fotografia në medaljon, për t'i treguar se do ta donte edhe mamanë e parë të Amelisë. Iu zotua se një ditë do të kthehej në Oberamergau dhe do ta përqafonte përsëri. Nuk e dinte se kur, por do të vinte kur të gjithë burrat e këqij të kishin ikur.

Pavarësisht moshës, me sa duket, Amelia e kuptoi dhe nuk ndihej e frikësuar. Kishte kaluar gjëra edhe më të frikshme në jetë. Kënaqej që e donin shumë njerëz, paçka se mund të mos ishin gjithmonë pranë saj. Ishte e bindur se teta Rakela do të kthehej sapo t'i krijohej mundësia dhe ndoshta do të sillte me vete edhe xhaxhi Xhejsonin. Amelia e donte shumë xhaxhi Xhejsonin. Ajo kishte ëndërruar që ai të bëhej babai i saj, por e donte shumë edhe xhaxhi Frederikun. Vogëlushja psherëtiu. Sa mirë ndihej kur ishte në qendër të vëmendjes dhe e dinte që e donin aq shumë!

Teta Rakela dhe mami Lea i shpjeguan se duhej të flinte herët dhe të rrinte në dollap derisa dikush të vinte ta thërriste; në mëngjes, gjyshja do të shkonte ta merrte dhe do ta ushqente.

Amelia pa se të dyja gratë, që dukeshin njësoj, shkëmbyen ca shikime tërë ankth. Vetëm ajo gjë e trembte Amelinë: pasiguria që shikonte te të rriturit.

Edhe pse nuk i flihej, nuk kundërshtoi kur teta Rakela e rregulloi në dollap dhe e puthi, duke i uruar natën e mirë. Amelia e vështroi teksa ajo, që dukej si princeshë e vërtetë, fshiu lotët që papritmas i rrodhën rrëke, duke i prishur makijazhin që kishte bërë pak më parë. Pastaj, me duart që i dridheshin, teta Rakela mbylli derën.

# 66

Xhejsoni me Petersonin hynë në teatër një orë përpara se të fillonte shfaqja. Xhejsoni nuk do të humbte asnjë çast të dy spektakleve, atij në skenë dhe atij në prapaskenë. Do të kapte gjithçka që i duhej, për të përfunduar artikullin e tij, që do të botohej në disa gazeta, madje edhe duke u miratuar nga censura e Gëbelsit. Fotografitë që do të bënte Petersoni, do t'ia shtonin shkrimit dozën e propagandës.

Ishin dhjetë minuta me vonesë. Drejtuesit dhe trupa teatrale ndodheshin pas kuintave, duke përgatitur fëmijët për performancën.

Gjysmë ore përpara fillimit, salla u mbush me trupa ushtarakësh të entuziazmuar, që, për pak orë, i kishin liruar nga detyra. Pastaj, filluan të vinin fshatarët, të cilët zinin vend sapo mbërrinin. Ai njohu zonjën Breisner dhe kushërirën e saj nga *Stelle*, atë që e kishte takuar në panairin e Krishtlindjes. Por cila ishte ajo? Rakela apo Lea? Nuk donte ta vështronte gjatë e as të shfaqte interes, kështu, u lut që, atë natë, gjithçka të shkonte sipas planit.

Të paktën ta kishte përshëndetur Amelinë përpara se të ikte. Me gjasë, nuk do ta shihte më. Nuk dinte se ç'arsye të tjera do të kishte për të vizituar fshatin e "Pasionit të Krishtit", ku drama me të njëjtin titull nuk do të interpretohej. Në fakt, ai mendonte se Amelia nuk kishte ku gjente një *mama* më të dashur sesa Lea dhe një *baba* më të mirë se Frederiku. Për këtë, ishte plotësisht i bindur.

Pak para se të fikeshin dritat, në sallë, hynë me hapa të rëndë Shliku dhe gjeneral Shellenbergu, të rrethuar nga truproja dhe oficerë me grada më të ulëta, sikur shfaqja e vërtetë të ishte hyrja e tyre triumfale. Xhejsoni ndjeu të përziera; ajo ndjesi neveritëse i ishte shfaqur që kur nazistët kishin ardhur në pushtet.

Petersoni nxitoi të dilte përpara të ftuarve dhe nxori në fotografi grupin e nazistëve. Gjenerali u mundua të dilte sa më mirë, duke u kthyer në profil. Xhejsoni e mbajti të qeshurën kur pa se Shellenbergu ia bëri me kokë Shlikut, me qëllim që ky i fundit t'i bindej urdhrit "Buzëqesh përpara aparatit!". Deri atë çast, gjërat po shkonin vaj.

Më në fund, dritat u ulën dhe orkestra nisi interpretimin. Dalëngadalë, një spektër me drita të lehta filloi të lëvizte nëpër skenë, duke krijuar idenë se po fluturonin disa xixëllonja. Në mes të skenës, në sy të të gjithëve, doli Rakela Krameri, dora vetë, me flokët e artë hedhur pas supeve, me fustanin blu prej mëndafshi, që i prekte dyshemenë e i nxirrte në pah qafën e bardhë dhe e bënte të dukej epshndjellëse e magjepsëse. Ishte një fustan çuditërisht i ngjashëm me atë që kishte veshur në mbrëmjen e famshme të zhvilluar në Berlin, disa muaj më parë. Të ftuarit duartrokitën furishëm. Rakela u skuq paksa dhe u buzëqeshi me mirënjohje.

Me cep të syrit, Xhejsoni pa Shlikun, i cili u ngrit instinktivisht nga ndenjësja e tij dhe pastaj u lëshua papritmas, sikur trompisti, shumë pranë tij, ta kishte shtyrë mbrapsht.

Rakela ngriti dorën të përshëndeste të pranishmit.

- Mirë se vini, gjeneral Shellenberg dhe major Shlik! Mirë se vini, oficerë të SS-ve dhe ushtarë të atdheut tonë të shquar! Mirë se vini, zonja dhe zotërinj nga Oberamergau, miq të vjetër e të rinj, dhe të gjithë ju që keni ardhur për herë të parë! - tha ajo dhe ia nguli sytë Shlikut, i cili drejtoi menjëherë trupin dhe u duk sikur u tendos edhe më shumë. - Jemi të lumtur që na keni nderuar me ardhjen tuaj. Besojmë se kjo mbrëmje, një festë përkujtimore për mbretin Ludvig, e përgatitur për kënaqësinë tuaj nga fëmijët e Oberamergaut, do t'ju argëtojë dhe lumturojë. Nuk duhet t'i harrojmë kurrë të parët tanë e as traditat e tyre. Megjithëkëtë, siç e dini, sonte nuk do të ndezim zjarre në male e as në këtë sallë.

Nënqeshjet dhe turfullimet mes audiencës i dhanë zemër prezantueses së bukur, e cila vuri buzën në gaz. Kishte një pamje dehëse, përrallore, aq sa Xhejsoni mezi u gëlltit.

- Shënoftë kjo mbrëmje e veçantë një fillim të ri në krijimin e një marrëdhënieje më të fortë mes nesh, në të mirë të fshatit të "Pasionit të Krishtit" dhe kombit tonë!

- Hail Hitler! - thirri Shellenbergu, duke përshëndetur.

Pas britmës së gjeneralit, e gjithë salla ngriti krahët dhe në kor u dëgjua thirrja "Hail Hitler!".

Rakela vështroi përsëri në drejtim të Shlikut. I buzëqeshi ngrohtësisht, përpara se të ulej në karrigen e saj, në rreshtin e parë, ngjitur me shkallët e skenës.

Xhejsoni e kishte të vështirë të ngadalësonte rrahjet e zemrës dhe

mendonte se, nëse Shliku, në anën tjetër të auditorit, ishte ndier njësoj si ai, nuk do të kishte gjeneral dhe oficer që ta mbante pa shkuar drejt skenës dhe t'i binte në gjunjë Rakelës, pavarësisht se mund të ishte mesi i shfaqjes. E dinte se ajo lojë me Shlikun ishte pjesë e skenarit të sajuar nga Rakela, por, gjithsesi, nuk i pëlqente. Ishte një lojë shumë e rrezikshme; ajo po luante me zjarrin.

Petersoni tundi dorën përpara fytyrës së Xhejsonit.

- Zbrit në tokë, Jang! - i tha ai shokut të përhumbur. - Hej, plako, harrove? Ke ardhur për të shkruar një artikull, apo jo? Nuk të vë faj, ajo ta heq mendjen. Një vit apo diçka e tillë e fshehur skutave, nuk ia paska zbehur bukurinë.

- Për kë e ke fjalën? - e pyeti Xhejsoni, duke dashur të dukej sa më indiferent.

- Ou, ç'na shkrive! Krameri, pra, femra që i ka shastisur të gjithë.

Pavarësisht se në sallë kishte rënë errësira, Xhejsoni filloi të mbante shënime, megjithëse e dinte se nuk do t'i deshifronte dot.

- Ndiq programin! Ajo është Lea Hartmani. Sigurisht që ngjajnë shumë, - i tha më pas. Ai ia kishte ngulur sytë shpinës së Rakelës dhe as vetë nuk e kuptonte se ç'shkruante.

Nën dritat e skenës, ai mund të vërente se Shliku kishte të njëjtin problem, vetëm se ai e vështronte si një ujk i tërbuar.

Nga gjysma e shfaqjes, perdet u mbyllën për një pushim të shkurtër dhe dritat e sallës u ndezën. Shliku u ngrit dhe i kërkoi leje gjeneralit të largohej për pak kohë. Ndërkohë, Rakela rrëshqiti si ngjalë nga karrigia e saj dhe nxitoi pas skenës, përpara se Shliku t'i afrohej. Nga pikëshikimi i Xhejsonit, u duk se manovra e saj e acaroi nazistin, i cili u përpoq të çante përpara, për t'u futur në prapaskenë, por Frederiku kishte bllokuar hyrjen dhe, me sa dukej, po i thoshte të kthehej në vendin e tij.

Xhejsoni pa se Shliku u skuq i tëri dhe nisi të bërtiste, ndonëse nuk mund ta kuptonte se çfarë po thoshte. Shellenbergu u përkul dhe i pëshpëriti diçka asistentit të tij, i cili u nis menjëherë në drejtim të Shlikut. Mes dy burrave, pati një debat të ashpër, por, më në fund, Shliku buzëvarur vendosi të kthehej në vendin e vet.

- Çfarë s'do të kisha dhënë vetëm që të dëgjoja atë debat, - pëshpëriti Petersoni.

Xhejsoni pohoi me kokë, i gëzuar që kishte në krah një koleg.

Dritat e sallës regëtinë dhe spektatorët u vunë në radhë për të zënë vendet e tyre. Rakela u shfaq edhe një herë te shkallët e skenës dhe u ul në karrigen e saj sapo u fikën dritat. “Të jetë Lea kjo? Ajo ecën plot siguri si Rakela dhe ka pamjen e saj, - mendoi Xhejsoni dhe i hodhi një sy orës. - Kur do ta bëjnë këmbimin? Pushimi mes akteve ishte çast i përkryer.”

Shfaqja nisi sërish. Në minutat e para të pjesës së dytë, sikur e humbi atë vrullin e fillimit, por pastaj vijoi me intensitet dhe pak nga pak po arrinte pikën kulmore. Fundi ishte triumfues dhe në skenë dolën të gjithë aktorët. Jehona e duartrokitjeve të stuhishme, kryesisht nga prindërit, u shoqërua me goditje këpucësh mbi dyshemenë e drunjtë edhe nga ana e ushtarëve të entuziazmuar. Nga atmosfera e krijuar, publiku u ngrit në këmbë, duke u kërkuar aktorëve të vegjël të dilnin edhe një herë përpara të pranishmëve. Fëmijët filluan të largoheshin, por për shkak të ovacioneve, u detyruan të ktheheshin sërish për të përshëndetur publikun.

Prindërit krenarë bënin me gisht në drejtim të fëmijëve të tyre. Petersoni vazhdonte të shkrepte aparatin, ndërsa Xhejsoni iu afrua skenës, gjoja po mbante shënim emrat dhe citimet, por në fakt ishte krejt i hutuar dhe i shqetësuar për Rakelën. “Ku shkoi? Po tani si do të dalë prej këtej?” - mendonte.

Në gjithë atë atmosferë të krijuar, ajo doli në skenë, duke ngritur duart lart që publiku të mbante qetësi. Pasi në sallë ra qetësia, shfaqi mirënjohje për pjesëmarrjen, i ftoi të gjithë të bashkoheshin në festimet e mëpasshme dhe falënderoi major Shlikun, i cili, për atë natë, kishte anuluar ndalimqarkullimin.

- Nderoni Fyhrerin dhe trupat tona! T’ia kaloni sa më mirë këtë natë të paharrueshme dhe le t’i lutemi Zotit për paqe në tokë!

“Mos ka rrjedhur gjë?” Xhejsoni pa gjeneralin që rrudhi vetullat. Nuk ishte çasti i duhur që gjermanët të luteshin për paqe; nëse do të bëhej ndonjë lutje, nazistët kishin dhënë udhëzime të qarta: organizatorët do të luteshin vetëm për fitoret e Fyhrerit. Pastaj, ajo buzëqeshi në drejtim të Shlikut, një buzëqeshje njëherazi naive dhe joshëse, që vetëm Rakela mund ta ofronte. Sytë e Shlikut u përndezën, kurse Xhejsoni kërcëlloi dhëmbët. Ajo doli nga skena dhe kaloi pas perdeve, pa iu fshehur syve të askujt, megjithëse shumica nuk e kishin më mendjen tek ajo. Ngriti lart të dhjetë gishtat dhe buzëqeshi përsëri në drejtim të Shlikut.

Ai ia bëri me shenjë, duke ngritur kokën. I bëri të ditur se e kishte kuptuar sinjalin.

Njerëzit filluan të dilnin dhe dukeshin të pakënaqur që dritat u ndezën dhe para syve të tyre, u shfaqën sërish ushtarët dhe oficerët nazistë.

- Po tani ç'do të ndodhë? - pyeti Petersoni dhe futi një bobinë tjetër në aparat.

- Nxirr në foto njerëzit e gëzuar! Bëji dhe ca foto Shellenbergut, sepse duket i lumtur, dhe mundohu të kapësh Shlikun me kryetarin e komunës, ashtu siç vendosëm. Mendoj se ata po përgatisin diçka. Paskëtaj, të gjithë do të turren drejt birrarive dhe do të bëhen tapë. Ndoshta edhe ne mund të pimë nga një gotë.

- Vërtet? Do të na shijojë thua? - e pyeti Petersoni, duke murmuritur nëpër dhëmbë.

- Po, besoj se pjesa e prapaskenës do të jetë e bukur, - tha Xhejsoni dhe i ra përqark për t'iu shmangur gjeneralit dhe Shlikut, ndërsa salla po zbrazej. - Peterson, bëj edhe ca foto artistike këtu. Unë po shkoj andej për të parë se ç'po bëhet.

Xhejsoni vazhdoi përpara në drejtim të derës së skenës, pavarësisht se Frederiku u përpoq ta ndalonte.

- Ku është ajo? Pse nuk ka ikur? - pyeti Xhejsoni i alarmuar.

Shikimi i Frederikut i la të kuptonte se duhej ta qepte gojën, por Xhejsonin e kishte kapur paniku.

- Ti je ai gazetari, - dëgjoi pas vetes një zë akuzues.

Xhejsoni ktheu kokën. Djali kishte hedhur shtat dhe ishte më i gjatë dhe muskulor se herën e fundit që e kishte parë Xhejsoni.

- Ah, ti je ai djaloshi i Rinisë Hitleriane, - ia ktheu ai.

I riu u afrua.

- Jam Maksimilian Grieseri, - tha dhe nxori gjoksin përpara, për të treguar se nuk kishte frikë. - Kë kërkon këtu, zoti Jang?

Xhejsoni vështroi pas supeve të Grieserit sytë e Hilda Breisnerit.

- Zonja Breisner... - tha dhe eci përpara, duke e shpërfillur Grieserin... - mendova se kishit ikur. Jam me makinë dhe mund t'ju shoqëroj. E kuptoj se Hartmanët duhet të qëndrojnë edhe ca për të bërë mbylljet e fundit.

- Zoti Jang, jeni shumë i sjellshëm që mendoni për mua. Në fakt, mezi eci, - tha ajo dhe goditi tokën me bastun. - Do të vij me kënaqësi, por duhet të më prisni edhe disa minuta, - tha me zë pak të lartë, që ta dëgjonte edhe Grieseri. - I kemi bërë një surprizë major Shlikut;

një surprizë që do t'i pëlqejë shumë. Pse nuk vjen edhe ti? - e pyeti ajo Grieserin. - Eja, djalosh! Duhet të shohësh se si duhen trajtuar njerëzit e rëndësishëm.

Maksimiliani u skuq i tëri, por Xhejsoni e inkurajoi.

- Me sa po kuptoj, shefi yt do të marrë një dhuratë. Më mirë eja të shohësh.

Frederiku ua bëri me shenjë që të mos bënin zhurmë.

- Ejani, por duhet të mbani qetësi, përndryshe do ta prishni surprizën!

Xhejsoni i zgjati krahun zonjës Breisner dhe të dy ecën në skenën tashmë të errët, duke kaluar përmes perdes anësore, pas Frederikut dhe Greiserit.

Sapo perdet u hapën, në anën tjetër të skenës, u duk një e çarë, prej nga dilte dritë. Nga fundi, një zë i thellë thërriste me pasiguri:

- Rakela! Rakela!

Në mes të errësirës, u dëgjua një britmë kolektive

"Urra!" dhe pastaj u ndezën dritat. Aktorë, këngëtarë, muzikantë dhe zyrtarë të njohur të fshatit filluan të këndonin himnin "Gjermania mbi të gjitha".

Xhejsoni nuk e kishte parë kurrë Gerhard Shlikun aq të çoroditur, të zhgënjyer e të tradhtuar. Megjithatë, sytë e tij flakëruan si të një egërsire grabitqare. Papritmas, aty po afrohej edhe gjenerali, duke u mburrur si një baba krenar, ndërsa disa zonja të hijshme të Oberamergaut sollën përpara oficerëve një karrocë shërbimi me një tortë me kate të zbukuruara për mrekulli.

Nga një anë tjetër, hyri Petersoni, i cili shkrepte pa pushim aparatin. Në krah të tij, qëndronte Grieseri, krejtësisht i befasuar. Sytë e acaruar të Shlikut u drejtuan në fillim nga fotografi dhe pastaj u fiksuan tek i riu hitlerian, i cili dukej si asistenti i Petersonit; një tablo e përsosur tradhtie. Ishte e qartë se Shliku mendonte se e kishin mashtruar edhe të tijtë.

Xhejsoni hodhi sytë nga turma për të shquar Rakelën dhe kur nuk e pa gjëkundi, mori frymë i lehtësuar.

Por me të mbaruar kënga, ajo hyri përmes perdeve; e veshur me mëndafsh blu, plot siguri, e buzëqeshur dhe me shkëlqimin karakteristik në sytë e saj. Ngriti të dyja duart dhe përshëndeti turmën.

- Kjo surprizë është për ju, major Shlik! Ju pëlqeu?

- Rakela! - thirri Shliku, të cilit i flakërinë sytë dhe nuk po përmbahej dot

nga gëzimi. Bëri përpara ta kapte për krahu, ndërsa gjeneral Shellenbergu po shqyente sytë nga habia. Xhejsoni mendoi se gjenerali po e vështronte me neveri vartësin e tij.

Sakaq, përpara se Shliku ta prekte, ajo ndaloi.

- Rakela! - thirri ai, por ajo dukej tepër e hutuar dhe bëri pas.

- Oh, jo, major, më ngatërruat përsëri. Unë nuk jam Rakela që kërkoni. Unë jam zonja Hartman. Nuk më mbani mend? - i tha dhe hodhi sytë nga i shoqi, i cili dukej më i shushatur. Sytë e saj blu e të bukur, e turbulluan Shlikun, i cili dukej sikur po kalonte një atak kardiak dhe të njëjtin efekt patën edhe te gjenerali, që qëndronte pas vartësit të tij. - Ne menduam se pasi kaluat ca kohë në Berlin, po ndiheshit më mirë. Donim një fillim të ri dhe të harronim të shkuarën e trazuar për gjithkënd.

- Mos të dukem gjë budalla? - tha Shliku, duke buzëqeshur. - Një zonjë bavareze nuk mund të ketë një bel të tillë dhe as këtë shkëlqim në sy, - shtoi ai dhe bëri një hap tjetër përpara. Pastaj preku copën e fustanit përqark qafës së saj. -Mbaj mend që këtë fustan e ka veshur edhe vitin e kaluar. Atë natë, ne kemi kërcyer bashkë, - tha dhe u përkul përpara për t'i thënë diçka në vesh, ndërsa ajo u spraps e frikësuar.

Frederiku, që deri në atë çast kishte qenë në fund të turmës, çau përpara mes spektatorëve të çuditur dhe e kapi të shoqen për krahu. Binte në sy ecja e tij e çalë.

- Do t'ju falënderoja, nëse do t'i hiqnit duart nga gruaja ime.

Shliku ngriti kokën me arrogancë.

- Kjo grua nuk mund të jetë jotja. Ajo është thjesht një...

- Major Shlik, - i thirri Shellenbergu. - Eja të bëjmë një fotografi tjetër!

Bukuroshja e veshur me mëndafsh blu u hodh në krahët e Frederikut. Shliku nuk lëvizi vendit, por u ngrys në fytyrë.

- Moj dhelpër! Moj mashtruese!

- Ne ju ftuam për t'ju nderuar. Kështu na e shpërbleni? Tani po e tepronі, - ia priti Frederiku.

Papritmas, ndërhyri Shulci, kryetari i komunës.

- Major, nuk besoj se e keni me gjithë mend? Kështu po na fyeni. Menduam se ky do të ishte një çast i lumtur për të gjithë, një...

- Ashtu është, - tha Shellenbergu dhe bëri përpara, duke i hedhur krahun Shlikut. - Majori Shlik gaboi.

Por Shliku e hoqi krahun e gjeneralit nga supet e tij.

- Unë paskam gabuar?! - tha ai dhe nxori nga xhepi i brendshëm i xhaketës kopertinën e një reviste të palosur e ia la në dorë gjeneralit. - A nuk është kjo e njëjta grua? A nuk e shihni që po na bëjnë për budallenj?

Shellenbergu ngrysi vetullat. E pa me kujdes fotografinë dhe pastaj gruan që kishte përpara.

- Sigurisht që ngjajnë shumë, - pranoi ai.

- Prit ta shoh edhe unë, - ndërhyri Frederiku. Shliku e vështroi në një mënyrë që tregonte se donte t'i jepte një të shtyrë, por Frederikut nuk i bëri syri tërr dhe zgjati dorën. - Mos harroni! Bëhet fjalë për time shoqe.

- Tregoja edhe atij! - e urdhëroi Shellenbergu.

Frederiku mori në dorë fotografinë dhe po e mbante sikur ishte hera e parë që e shihte.

- Po, kjo është Lea ime, - tha dhe e ngriti fotografinë përpara turmës së njerëzve. - Të gjithë këtu e njohin Lean. Të gjithë e dinë se kjo është Lea ime, - shtoi dhe ia ktheu Shlikut. - Një gazetar amerikan që e ka bërë këtë fotografi, e ka quajtur time shoqe "Madona bavareze". Po na persekutoni, sepse kërkoni dikë që ngjan me të?

U dëgjuan psherëtima, ndërsa sytë e gjeneralit vëzhgonin turmën që po kthehej kundër oficerëve të SS-ve.

- Atëherë, gjeneral, si duhet ta raportojmë në shtypin ndërkombëtar këtë mbrëmje që ishte parashikuar të mbështeste Rajhun? - pyeti Xhejsoni, duke i hedhur benzinë zjarrit.

- Prapë ti?! - iu kthye Shliku Xhejsonit. - Ti je organizatori i gjithë kësaj katrahure! Ti erdhe dhe u fute mes meje dhe Rakelës në Berlin dhe tani...

Xhejsoni ngriti duart sikur po dorëzohej.

- Po ç'lidhje kam unë? Unë thjesht raportoj lajme nëpër botë.

Asistenti diç i pëshpëriti gjeneralit në vesh dhe Shellenbergu drejtoi trupin, puliti sytë dhe iu kthye gruas që rrinte përkrah Frederikut.

- Nëse kjo je ti, zonja Hartman, ku është fëmija yt?

Lea u zbeh e tëra. Frederiku e kapi për krahu, por sapo e mblodhi veten, ajo u largua prej tij dhe foli me një zë fillimisht të mekur, por shumë shpejt u bë i mprehtë.

- Ca njerëz me pushtet e kanë të lehtë të mësojnë se unë nuk kam fëmijë, se pas vizitës sime të detyruar në Institutin e Frankfurtit, më bënë një injeksion dhe më lanë shterpë... ndërkohë që nuk ma thanë arsyen. Sigurisht që ky fëmijë nuk është imi.

Shliku bëri përpara me sytë që i shkëlqenin, pasi mendonte se e kishte kapur “viktimën”.

- Jo, fëmija është imi, apo jo? - pyeti ai. - Kjo është vajza ime. E kanë bërë të duket si djalë, me qëllim që ta fshehin prej meje, - tha dhe tundi kokën me habi dhe mosbesim. - Kristina u tregua më e mençur nga ç’kisha menduar, - vazhdoi ai dhe më pas ia nguli sytë Leas. - Edhe ti, zonjusha Kramer, u tregove e hatashme, i çorodite të gjithë.

Në prapaskenë, tensioni u shtua.

- Kush është ky fëmijë, zonja Hartman? - pyeti gjenerali dhe atë çast, vetësiguria e saj u lëkund. Hodhi sytë nga turma e njerëzve, sikur të kërkonte përkrahjen e tyre, por askush nuk mund ta ndihmonte.

- Është thjesht një fëmijë. E përse duhej ta fshihja vajzën tuaj, major Shlik? Për më tepër, *si* do të mund ta fshihja unë atë?

- I kujt është ky fëmijë? - pyeti përsëri Shellenbergu.

- I një refugjateje që po kalonte në fshat, nëse e kujtoj saktë, - u dëgjua zëri i at Oberlangerit nga fundi i turmës. - Fatkeqësisht, fëmija me të ëmën nuk qëndruan këtu.

- Prift! Si guxon të gënjesh? - iu kthye Shliku atij dhe shikimi i tij i vrazhdë e ndau turmën më dysh, duke i bërë të gjithë rrugë at Oberlangerit. - E shoh që qenke pjesë e grupit. Do t’i bësh shoqëri famullitarit...

- Major! - ndërhyri Xhejsoni. - Me sa di unë, vajza juaj ka vdekur në shpërthimin që ndodhi në klinikë, pasi ju me bashkëshorten tuaj vendosët ta braktisnit atje. Ajo kishte një problem fizik, apo jo? Mos ishte diçka që binte ndesh me standardet e SS-ve?

Shliku u skuq i tëri, kurse gjenerali ishte gati të shpërthente.

- Mos ndoshta ajo nuk fliste dot? - u dëgjua zëri i Henrik Helpmanit, që u shfaq papritmas mes të rriturve. Doli si trim në qendër të skenës dhe e vështroi Shlikun drejt e në sy. - Edhe në shtëpinë tonë erdhën ca burra që morën motrën time se gjoja kishte probleme. Na thanë se ishte përbindësh dhe e vranë. Edhe mamit tim i bënë diçka, që unë nuk e di, por që atëherë, ajo nuk është mirë. Ata e morën trupin e motrës, që të mos e varrosnim ne. Mos e kanë marrë ata edhe vajzën tuaj?

Sytë e grave u shqyen nga habia dhe u tronditën nga tmerri. Fshatarët filluan të sprapseshin duke murmuritur.

- Nëse ata burra e kanë bërë këtë, - vazhdoi Henriku, - mund t’i kërkoni zotit Hartman t’ju gdhendë një foshnjë Jezus dhe ta mbani në

shtëpi për fat, derisa zonja juaj të lindë një fëmijë tjetër. Jam i sigurt që do t'ju ndihmojë, - i tha Henriku dhe u kthye nga Frederiku. - Ndaj e kam vjedhur statujëzën e Krishtit, por ju jap fjalën se do t'jua kthej sapo ime më të lindë një motër tjetër.

Një gulçimë u dëgjua në mes të turmës dhe pastaj një e qarë me dënesë. Duhej të ishte e ëma e Henrikut.

- Vrasje fëmijësh? Me këto gjëra po merret Gjermania e Re? - u hodh Xhejsoni dhe bëri pas me stilolaps në dorë, i gatshëm për shkruar në bllokun e tij. Në çast, u ndez drita e aparatit të Petersonit, por sakaq, u dëgjua zëri i Shellenbergut.

- Jo, jo! Rajhu nuk merret më kësi poshtërsish. Jam i bindur se këtu ka një keqkuptim, - dhe u kthye nga Hartmanët. - Besoj se do ta falni major Shlikun. Ai...

- Të më falin?! - bërtiti Shliku. - Këta palaço kanë...

Shellenbergu e pa me inat Shlikun dhe ngriti zërin.

- Këta fshatarë na bëjnë dhurata dhe organizojnë festa për ne në shenjë mirënjohjeje, ndërsa ne, udhëheqësit e Rajhut, duhet t'i falënderojmë për këtë mbrëmje të shkëlqyer.

- Por...

- Mjaft! Qepe! - thirri Shellenbergu dhe ua bëri me shenjë dy burrave me uniformë pas tij, të cilët bënë përpara ta shoqëronin jashtë skenës Shlikun, që i flakërinin sytë nga zemërimi. Fillimisht, bëri t'i kundërshtonte, por e kuptoi se nuk mund t'u bënte ballë dhe duhej të zbatonte urdhrin. Gjenerali u përkul përpara turmës në formë përshëndetjeje.

- Udhëtimi për në Berlin do të jetë i gjatë, ndaj më lejoni të largohem. Ju kërkoj ndjesë që po e marr me vete të ftuarin tuaj të nderit, por kemi nevojë për major Shlikun. Vazhdoni festën dhe pranoni dhuratën tonë për këtë natë: sonte nuk do të ketë ndalimqarkullim për pjesëmarrësit e festës.

Një sërë pyetjesh që nuk morën përgjigje, u harruan nga një shpërthim i papritur duartrokitjesh. Xhejsoni nuk mund ta kuptonte nëse gjithë ai gëzim ishte se fshatarëve do t'u krijohej mundësia të pinin gjithë natën, apo se nuk do ta shihnin më Shlikun rrugëve të Oberamergaut.

Cilado që të ishte arsyeja, ai u mundua të përmbahej e të mos ngërdheshej. "E kujt ishte ideja e daljes së këtij djaloshi në skenë? Gjithsesi, ishte gjeniale dhe ai u tregua i jashtëzakonshëm", - mendoi.

Kur po dilte nga skena, Shellenbergu ndaloi.

- Zoti Jang, mezi po pres të lexoj artikullin tuaj për këtë mbrëmje.

Xhejsoni pohoi me kokë.

- Në qoftë se nxitoj pak, do ta botoj në gazetat e ditës së nesërme.

- Më lejoni ta qartësoj situatën. Jam në ankth dhe do të preferoja ta lexoja këtë shkrim përpara se të dërgohet për shtyp.

Xhejsoni ngriti kokën ta shihte gjeneralin në sy.

- Sigurisht. Për mua nuk ka problem.

- Shumë mirë! Mund ta shkruani në hotelin tim atëherë. Do t'ju lë një makinë dhe shoferin në dispozicion. Kur ta mbaroni, mund të ma dërgoni, që t'i hedh një sy.

Xhejsoni nuk donte që artikulli të censurohej. E kishte lexuar linjën e partisë dhe vetëm artikujt që përputheshin me atë linjë, mund të botoheshin. Gjithsesi, atë natë, nuk do të rrezikonte ta arrestonin, pasi kishte edhe një takim tjetër.

# 67

Dyzet minuta përpara se gjeneral Shellenbergu dhe shpura e tij ta shoqëronin Shlikun jashtë teatrit, at Oberlangeri kishte dalë fshehurazi nga kisha e errët dhe kishte kontrolluar rrugën, duke parë përpara dhe pas. Pasi nuk kishte vënë re njeri, në mes të errësirës, ia kishte bërë me shenjë Rivkës që të afrohej e të shkonte drejt karrocës së shef Shradit. Të dy e kishin ndihmuar Rivkën që të futej në një thes, përreth të cilit kishte kuti prej druri me nga tetë shishe në secilën prej tyre. Mbi kokë, i kishin hedhur edhe një thes tjetër, që të mos dukej dhe e kishin mbuluar me kashtë. Pastaj, kishin marrë rrugën drejt teatrit. Aty, at Oberlangeri kishte zbritur nga karroca dhe kishte nxituar të merrte gruan në moshë të mesme, që sapo kishte dalë nga dera e pasme.



Rakelës iu drodh trupi kur kuptoi se atë natë do ta shoqëronte at Oberlangeri. Nëse do ta njihte e do ta nuhaste hilenë, mund t'i kallëzonte dhe atëherë, gjithçka do të merrte të tatëpjetën. Por me të hipur në karrocë e me t'u ulur pranë shef Shradit, at Oberlangeri pëshpëriti:

- Me krahë të lehtë, zonjusha Rakelë! Me krahë të lehtë!

Ajo vështroi priftin e moshuar, atë njeri që po e shpëtonte për herë të dytë dhe në sytë e tij, që nuk kishte mundur t'i kuptonte asnjëherë, shqoi mëshirë dhe shpresë. E shtrëngoi dashamirësisht në shpatull dhe e lëmoi në fytyrë, ndërkohë që zemra që i rrihte si e çmendur, nuk e linte të fliste. Nuk kishte fjalë për ta falënderuar. Në jetë, kishte shumë mistere dhe veprimi i at Oberlangerit ishte një prej tyre. Teksa e shihte të largohej, ndjeu një sëmbim në zemër.

Shef Shradi goditi me kamxhik kalin. Në rrugët e njohura të fshatit, dëgjoheshin vetëm troku i kalit dhe kërcitja e rrotave të qerres. Me të dalë nga fshati, rruga zgjerohej dhe gjarpëronte nën dritën e hënës.

Rakela zhyti dorën në kashtë dhe kapi krahun e Rivkës, si për t'i dhënë kurajë.

- Përpara kemi postbllokun e parë, - tha shef Shradi. - Bëj gati një apo dy shishe.

Me të thënë ato fjalë, përpara tyre u ndezën ca drita dhe ushtarët ngritën armët.

- Halt!

Shef Shradi ngriti frerët e kalit dhe ndaloi.

- Hail Hitler! Ju kemi sjellë dhurata nga fshati dhe urimet më të mira nga major Shliku! Na vjen keq që ju kanë lënë këtu në errësirë dhe që nuk po merrni pjesë në këtë festë madhështore. Ju kemi sjellë edhe juve diçka për të festuar e për të ngrohur gurmazin. Mos mendoni se ju kemi sjellë kek, kemi diçka shumë më të mirë. Helga, jepu një shishe ushtarëve tanë trima!

- Na paskeni sjellë shnaps? Ju ka dërguar majori? - thirri shefi i postës, pa u besuar veshëve.

- Po, po! Në festë, është edhe gjeneral Shellenbergu! Sonte nuk ka ndalimqarkullim!

Rakela u zgjati dy shishe ushtarëve që rrinin në secilën anë të karrocës.

- Pini sa të doni! - tha shef Shradi duke qeshur. - Majori ka porositur nga një shishe për secilin prej jush! Pini dhe bëni qejf! Majori mund të pendohet për bujarinë e treguar kur të bëhet esëll!

Ushtarët nuk mund të mbanin ngritur pushkët dhe shishet në të njëjtën kohë. Kështu që zgjodhën të ngrinin shishet.

- Për ku jeni nisur?

- Deri në të dalë të Etalit. Nuk duhet të lëmë asnjë ushtar pa alkool, secili duhet të marrë shishen që i takon. Këtë po e bëjmë për ju burra që jeni në shërbim të atdheut tonë!

- Jemi në shërbim të Fyhrerit!

- Sigurisht! Hail Hitler!

Ushtarët u sprapsën, ngritën shishet përpjetë dhe dukej se ishin më në humor se më parë.

- Hail Hitler!

Shef Shradi i përshëndeti, duke tundur dorën gëzueshëm dhe karroca eci përpara.

Pasi kaluan dy postblloqe të tjera, u gjendën në rrëzë të malit. Shradi doli nga rruga dhe u fut në një fushë.

- Përse dolëm nga rruga? - pyeti Rakela e frikur.

- Më mirë të hyjmë në shteg derisa të arrijmë përtej pyllit. Duhet që ata të besojnë se po shkojmë vërtet në drejtim të Etalit. Nuk dua që të mendojnë se jemi nisur drejt maleve.

- Por ne po lëmë gjurmë pas!

- Vërtet nuk po ndien gjë? Së shpejti, do të fillojë shiu. Kur të kuptojnë se ç'u kemi punuar, nuk do të na arrijnë dot, sepse do të jetë shumë vonë. Për më tepër, gjurmët do të jenë fashitur. Mbi të gjitha, shpresojmë që të mos e marrin vesh se ti ke qenë në karrocë.

Rakela u lut që të ndodhte ashtu.

Hëna u fsheh pas reve. Më në fund, karroca u fut në rrugën e malit. Sa më shumë i ngjiteshin përpjetë, aq më shumë ngadalësoheshin hapat e kalit.

- Do të ngjitet dot deri në majë kali? - u dëgjua zëri i Rivkës nga thesi.

- Jo, - ia ktheu shef Shradi. - Është terren i rrëpirët... por ju do t'ia dilni.

- Çfarë? - tha Rakela që nuk mund ta imagjinonte të ecte në errësirën e malit.

Shef Shradi pohoi me kokë.

- Mbështetu dhe shijo udhëtimin edhe për pak kohë! Së shpejti, të gjithë do të ecim në këmbë.

Pas nja njëzet minutash, Shradi ndaloi karrocën në anë të rrugës, në mes të një korijeje plot me pemë. Në mes të territ të natës, u duk një dritë e zbehtë. Me t'u afruar edhe më pranë, Rakela kuptoi se drita vinte nga një kasolle. Dera e saj u hap dhe një grua, hija e së cilës binte në mur nga drita e llambës me vajguri, ua bëri me shenjë të hynin brenda.

Por shef Shradi nuk pranoi dhe i tha se donte të fliste me të shoqin.

- Faleminderit, por nuk mund të humbasim kohë! Unë do të kthehem nesër të marr kalin dhe karrocën.

- Mos ki merak! - ia ktheu fshatari, i cili u shfaq përkrah gruas. - Do të kujdesem unë për kalin. Do ta kesh gati kur të vish.

Rakela kishte shpresuar se do të ndalonin për të pirë ndonjë filxhan kafe apo diçka tjetër, për t'u çlodhur paksa dhe për t'u qetësuar, mirëpo Shradi e ndihmoi të zbriste nga karroca, nxori Rivkën nga thesi, dhe i urdhëroi të dyja që ta ndiqnin përmes pyllit të errët. Më pas, i dha secilës një copë litar, që të mos ndaheshin nga njëra-tjetra. Duke qenë se kohët e fundit asnjëra prej tyre nuk kishte bërë rrugë të gjatë, u merreshin këmbët dhe, herë pas here, pengoheshin.

- A mund të ngadalësojmë pak? - pyeti Rakela.

- Përkundrazi, duhet të ecim më shpejt, - ia priti ai ashpër. - Duhet të sforcoheni, përndryshe rrezikoni kokën. Nëse na kapin, nuk do të mendohen dy herë të na qëllojnë. E harruat? - Rakela nuk harxhoi më frymë, por uli kokën dhe vazhdoi t'i ngjitej malit.

Ngjitja nuk kishte të sosur; Rivka ngadalësoi hapin, ndërsa Rakelës sa nuk iu prenë gjunjët.

Më në fund, për fat, terreni filloi të bëhej më i sheshtë. Më pas, u futën në një shteg gjarpërosh, duke zbritur në një luginë të vogël. Aty, Rakela u lut që të mos kishte më të përpjeta.

Pemët bëheshin gjithnjë e më të dendura dhe ata mezi e shihnin njëri-tjetrin mes errësirës dhe degëve. Rakela mbante fundin e litarit dhe ndiqte Rivkën, por shpejt kuptoi se ishte e vetme dhe litari i kishte shpëtuar nga dora.

- Rivka! Rivka! - thirri ajo plot dëshpërim.

- Qetësi! - pëshpëriti shef Shradi. - Edhe pak e arritëm. Qëndroni afër njëra-tjetrës! - Rakela kërkoi kuturu në errësirë derisa gjeti dorën e vajzës. Mori frymë thellë dhe filloi të ecte sërish pas mikeshës së saj.

Para tyre, u shfaq një lëndinë, pastaj diçka e lartë dhe e errët. Fillimisht, Rakela mendoi se ishte një korije tjetër me pemë, por shef Shradi eci përpara. Ndërkohë, Rakela dëgjoi kërcitjen e një dere që po hapej.

- Oh, Zot, faleminderit! - pëshpëriti ajo.

- Ejani, ejani! - i inkurajoi Shradi. - Do të pushojmë këtu për nja një orë dhe pastaj do të nisemi. Duhet të takohemi me ndërlidhësin tonë përpara mesnatës, - tha ai, nxori një kuti me shkrepëse dhe flaka e papritur e llambës ia verboi sytë Rakelës. Ndihej e kënaqur që, më në fund, mund të shihte diçka, edhe pse rreth e qark, i dukej sikur ca hije të çmendura vallëzonin nëpër mure, mbi tavolinat e mëdha dhe nëpër karrige.

- Ç'është ky vend? - pyeti Rivka me zë të ulët.

- Një kasolle që më parë është përdorur nga gjahtarët. Që prej fillimit të luftës, nazistët e kanë shfrytëzuar si vend trajnimi për malësorët.

- A mendoni se...

- Jo, jo. Askush nuk do të ngjitet deri këtu sonte. Ata do të festojnë deri në të gdhirë. Majori as që e ka idenë për këtë vend.

- Po Maksimiliani di gjë? - pyeti Rakela dhe në trup i kaluan ca të dridhura.

- Po, ai e di se ku ndodhet, por të shpresojmë se nuk është kaq i

mençur, - tha dhe afroi llambën nga vajzat. - Mos u shqetësoni! Përpara se ata ta gjejnë këtë vend, ju të dyja do të keni arritur shëndoshë e mirë në Lisbonë.

- Lutem që të keni të drejtë! - Atë natë, Rakela ishte lutur më shumë se kurrë më parë në jetën e saj.

Shef Shradi pohoi me kokë.

- Të gjithë lutemi, zonjusha Kramer.

I dukej shumë e çuditshme që po dëgjonte emrin e saj të vërtetë dhe nuk i besohej se, së shpejti, do ta dëgjonte çdo ditë; i dukej një mrekulli. Ah, sikur ta dëgjonte edhe një herë të vetme Xhejsonin duke shqiptuar emrin e saj! Gjatë gjithë rrugës drejt majës së malit, ajo mendonte se sa shumë kishte dëshiruar që t'i fliste e ta përshëndeste para se të ikte. I kujtoheshin sytë e tij - kur e kishte parë në sallë - që tregonin se ndihej i lënduar e i tradhtuar kur ajo kishte flirtuar haptazi e pa pikë turpi me Shlikun. E gjithë ajo i dukej mizore dhe e pashpirt; ishte një fund që Xhejsoni nuk e meritonte pas gjithë peripecive që kishte hequr për ta ndihmuar. Me siguri që Lea do t'ia shpjegonte se për sigurinë e të gjithëve, ishte më mirë që ai të mos e dinte planin, që ashtu si gjithë të tjerët, edhe ai të mbetej i habitur në fund.

Me t'u shtrirë, Rakela nuk po i mbante dot sytë hapur. Ajo me Rivkën zunë vend në një divan, ndërsa shef Shradi vëzhgonte nga dritarja. Rakelën thuajse e kishte zënë gjumi kur Rivka i pëshpëriti:

- Gjyshja, Amelia, Lea dhe Frederiku do të jenë të sigurt tani e tutje, apo jo? Nuk do të rrezikojnë jetën për shkakun tonë. Do të jenë mirë?

Në mes të errësirës, Rakela vuri buzën në gaz dhe i shtrëngoi me dashuri dorën "motrës" së saj më të vogël.

- Do të jenë shumë mirë. Tani e tutje, çdo gjë do të shkojë mirë për të gjithë. Do ta shohësh.

Edhe Rivka ia shtrëngoi dorën.

Më pas, kjo e fundit mbylli sytë. "Shpresoj që kjo të jetë e vërtetë", - mendoi.

# 68

Rakelën e kishte zënë gjumi top kur shef Shradi e preku lehtë në shpatull. Nuk kishte kockë që nuk i dhembte nga gjithë ajo rrugë.

Ai zgjoi në fillim Rakelën e pastaj i dha edhe Rivkës një të shkundur.

- Duhet të nisemi sa më parë. Kam marrë disa simite për t'i ngrënë rrugës. Duhet të nxitoni! Nuk duhet të lëmë gjurmë!

- Po kafe? - pyeti Rivka duke gogësirë.

- Nuk duhet të ndezim zjarr e as të bëjmë tym, - tha ai prerë. - Hajde, nxitoni tani!

Rakela u mundua të mblidhte veten. Nuk kishte kohë as të ndërrohej, ndaj vetëm fshiu një pjesë të makijazhit. Për shkak se kishte dalë në skenë, e kishte tepruar ca me grimin. Por më në fund, në pasqyrën e thyer mbi lavaman, po shihte fytyrën e vet, edhe pse disi më të zbehtë e të turbulluar sesa vajza që kishte ardhur në Gjermani para një viti.

Së shpejti, do të ishte e lirë, do të ishte sërish vetvetja, nuk do t'i duhej të pretendonte se ishte Lea Hartmani ose kushërira e gjyshes që kishte ardhur për vizitë nga *Stelle*. Për një çast, ra në të thella, duke projektuar me mendje se si do të ishte e ardhmja e saj dhe cila do të ishte ajo tani e tutje. Si do të jetonte pasi kishte marrë vesh se gjithë jeta e saj kishte qenë veç një gënjeshtër?

Rakela dhe Rivka morën simitet që u dha shef Shradi, dhe i futën në xhepa, që t'i hanin gjatë rrugës. Me të dalë në të ftohtin malor, mbështollën fort xhaketat pas trupit dhe ndoqën Shradin nëpër natën e errët.

Për një orë apo më shumë, vazhduan t'i ngjiteshin përsëri malit.

- Tani nuk jemi larg, po i afrohemi vendit, - pëshpëriti shef Shradi me zë të ngjirur.

Papritmas, nuk kishte më pemë dhe filloi rrëpira. Nëpër errësirë, panë një shteg të ndriçuar nga drita e hënës që ndante më dysh shkurrnajën.

- Qenka një qafë mali! - bërtiti Rivka pas saj. - Një qafë mali! Tani kalimi do të jetë më i lehtë.

- Falë Zotit! - pëshpëriti Rakela në mes të territ. Muskujt e pulpës dhe kofshës i ishin tendosur dhe mezi po hidhte këmbët.

Fshehur në anë të qafës së malit, dukej hija e një ndërtese. Shef Shradi ua bëri vajzave me dorë, që të ndalonin e të prisnin. Rakela kapi për dore Rivkën dhe të dyja po qëndronin rrëzë pemëve, ndërsa Shradi vazhdoi vetëm teposhtë shtegut dhe u fut brenda ndërtesës që dukej si një kasolle e improvizuar. Më pas, u dëgjuan zërat e dy burrave, ndoshta edhe më shumë, që bisedonin, ndoshta debatonin.

Duhej të kishin kaluar vetëm tri minuta kur ato vunë re që një burrë filloi të ngjitej shtegut, në drejtim të tyre, por nuk ishte shef Shradi. Nuk mund t'ia dallonin tiparet e fytyrës, pasi e mbante kokën ulur, por ecte me shpejtësi. Rakela po bëhej gati t'ia mbathte, të tërhiqte edhe Rivkën pas vetes, e të dyja të vraponin përmes pemëve, andej nga kishin ardhur. Ndoshta mund t'ia dilnin deri te kasollja e gjahtarëve. Rrugës burri do t'i humbte nga sytë. Pastaj do të shkonin në Etal, ose pse jo, edhe në papafingon e gjyshes.

- Rakela! Rakela! - thirri burri që po u afrohej.

Në një të qindtën e sekondës, frika dhe pështjellimi u zhdukën dhe ajo shtangu në vend.

- Xhejson? Ti këtu?! - tha ajo dhe mezi u mbush me frymë, duke menduar se mos ishte ndonjë halucinacion. - Ç'bën këtu? Si munde të...

- Nuk mund të të lija vetëm, nuk mund të ikja pa të takuar, - tha ai dhe, më në fund, arriti pranë saj, duke gulçuar nga lodhja. - Rivka... gëzohem që të shoh përsëri!

- Edhe unë, shef!

- Si arrite këtu përpara nesh? Ne na u desh një natë e tërë, dhe kemi pushuar vetëm një orë!

- Shellenbergu u tregua mirënjohës për qëndrimin tim pozitiv në artikullin që shkrova për festën, dhe më mori me vete në autokolonën e tij. Pastaj ndalova në një kabinë skiatorësh, duke i thënë se kisha për të bërë një artikull tjetër për komplekset turistike të Bavarisë, gjë që mund t'i shtynte njerëzit nga mbarë bota të vizitonin Gjermaninë gjatë vjeshtës. Nuk kam ecur më shumë se një orë në këmbë.

- Ç'i ndodhi Gerhardit?

- Besoj se, për ca kohë, gjenerali ynë i mirë, e kuptohet, naiv, do ta degdisë Shlikun në zonat e thella të Polonisë, ku do të merret me koordinimin e kampeve të përqendrimit, - tha ai dhe iu afrua edhe më pranë. - Lea më tregoi se ku mund të të gjeja. Nuk kemi shumë kohë.

Rivka i shtrëngoi dashamirësisht krahun Rakelës.

- Shihemi pas pak! - i tha dhe vazhdoi përgjatë shtegut, drejt kasolles.

- Sa kohë kemi? - e pyeti Rakela, e cila nuk donte të mendonte më për Gerhard Shlikun, por të përqendrohej e tëra tek ai çast.

- Pesë minuta. Aq kohë sa ju të dyja të mund të pini diçka të ngrohtë e të ndërroheni. Ti mund të veshësh ca nga rrobat e mia, që kam sjellë me vete. Kam edhe çorape me llastik, - tha ai dhe u zgërdhi, siç e kishte zakon. - Ndërlidhësi është gati për t'u nisur, bashkë me ju të dyja. Duhet të kaloni qafën e malit dhe të arrini në anën tjetër përpara se të agojë, - i tha ai dhe i hodhi krahun shpatullave. - Kafja me çikore është e zier. Dua që të ngrohesh pak, se ke rrugë të gjatë përpara.

Kurse ajo donte që atë çast, koha të ndalte. Kishte nxituar gjatë gjithë natës, kishte kaluar shumë rreziqe dhe ja tani, nuk kishte mjaftueshëm kohë të rrinte me Xhejsonin.

- Xhejson, kur do të të shoh përsëri? - e pyeti dhe donte ta falënderonte për gjithçka që ai kishte bërë. Kishte shpëtuar Amelinë nga një baba që do ta "shiste" te nazistët, e kishte ndihmuar të gjente familjen e saj të vërtetë, kishte shpëtuar Rivkën, e kishte prezantuar me Bonhoeferin dhe, ç'ishte më e rëndësishmja, e kishte familjarizuar me Jezusin e tij dhe ndoshta, një ditë, edhe të sajin. Donte të thoshte mijëra fjalë, por atë çast, vetëm ajo pyetje kishte rëndësi.

- Më thuaj, kur do të të shoh përsëri?

Ai ia kapi fytyrën me të dyja duart dhe ia ktheu nga qielli i natës.

- E sheh gjysmëhënën? - Ajo rrufiti hundët dhe ndjeu se një lëmsh i ishte bërë në grykë. - Dua që çdo natë të shohësh hënën dhe ta dish se edhe unë po e vështroj, duke menduar për ty, duke numëruar ditët derisa të takohemi përsëri në Nju Jork.

- Çfarë do të ndodhë kur të shihemi në Nju Jork? - e pyeti sërish dhe sa nuk iu mor fryma.

Ai ia ktheu fytyrën përballë vetes.

- Në fillim, do të gjej se ku banon zonjusha Rakela Kramer. Pastaj do ta ftoj që atë ditë të pimë një kafe bashkë, pastaj do të dalim edhe për drekë, edhe për darkë.

- Edhe për darkë? Nuk të duket si shumë serioze kjo ftesë? - i pëshpëriti ajo.

Ai e afroi edhe më pranë vetes.

- Shumë serioze është. Po të ftoj ta kalojmë jetën bashkë.

- Bashkë... - tha ajo.

- Zonja Jang... sa bukur që tingëllon!

- Rakela Jang! - ia priti ajo e mrekulluar.

- Rakela Jang... - i pëshpëriti ai, po aq i mrekulluar dhe pastaj e puthi ethshëm në buzë.

Nxehtësia që e kaploi, i përshkoi këmbët dhe gjithë trupin, i përvëloi zemrën dhe i turbulloi mendjen. Po dehej nga kënaqësia. Nuk mund të mendonte e as të arsyetonte, ishte në qiellin e shtatë. Teksa kaloi gishtat nëpër flokët e tij, ia hodhi kapelën përtokë dhe ia ktheu puthjen dhjetëfish.

# Epilog

Në 1950-n, banorët e Oberamergaut shfrytëzuan të gjitha mundësitë dhe u angazhuan për të realizuar sezonin e parë të "Pasionit të Krishtit" që pas vitit 1934, duke shpresuar që t'i tregonin mbarë botës një Gjermani më të krishtere e të moderuar. Gjeneral Aizenhaueri[70] planifikoi të merrte pjesë në këtë ngjarje me të shoqen, Meimin. Xhejsoni mendoi se ajo ishte një shenjë pozitive. Kishte ardhur koha që Rakela e tij e dashur të kthehej në familjen e saj.

Jangët u nisën fillimisht për në Izrael, ku kaluan pesë ditë me Rivkën dhe bashkëshortin e saj, doktor Dejvid Sheshemin, të cilët, kohët e fundit, ishin vendosur në një kibuc[71]. Sheshemët hapën klinikën e parë mjekësore të kibucit, duke iu bashkuar besimtarëve të tjerë hebrenj për të krijuar një komunitet, me shpresën se do të mirëprisnin edhe të tjerë.

Për vite me radhë, që kur u informuan për vrasjen e prindërve dhe vëllait të Rivkës, Xhejsoni, Rakela dhe ajo vetë kishin dhuruar para për ndërtimin e shtetit të ri të Izraelit, për të mbjellë pemë dhe vreshta, duke u lutur që përpjekjet e tyre të ndihmonin të mbijetuarit hebrenj nga Holokausti.

- Dhe ja ku jemi! - tha Rivka e ngazëllyer. - Ky është një fillim i ri.

- Një fillim i mrekullueshëm! - tha Rakela dhe përqafoi vajzën, e cila tashmë kishte hedhur shtat, ishte bërë me familje, ishte pjesë e një komuniteti dhe kishte një jetë të tërë përpara.

Për Rakelën, ndarja në aeroport nga "motra" e saj e vogël, Rivka, të cilën e donte po aq sa Lean, ishte më e vështirë nga sa e kishte imagjinuar. Rivka ishte fshehur së bashku me të në papafingon e gjyshes dhe kishte qenë dëshmitare e transformimit më të madh në jetën e Rakelës. Të dyja kishin

---

70 Duait Aizenhaueri (*Dwight Eisenhower*), presidenti i Shteteve të Bashkuara të Amerikës gjatë viteve 1953-1961, në periudhën e specifikuar në roman, ishte komandant i Forcave Aleate në Europë.

71 Kibuci është një komunitet kolektiv në Izrael, që tradicionalisht është marrë me bujqësi.

kapërcyer Alpet në këmbë dhe pastaj kishin zbritur drejt Zvicrës. Kishin udhëtuar në një autobus plot me njerëz nga territori francez i papushtuar deri në Barcelonë, pastaj kishin hipur në një tren për në Madrid dhe më në fund, pas shumë vështirësish, kishin përfunduar në Lisbonë. Së bashku, më të lumtura se kurrë, kishin lundruar nga Lisbona në Nju Jork, ku u ishte dashur të merreshin edhe me autoritet e emigracionit.

Në një histori edhe më të jashtëzakonshme se letërsia artistike, Rivka u bë motra me të cilën do të udhëtonte për pesë vjet për në zemrën e Jezusit, Jeshuas, Mesisë. Një udhëtim që asnjëra prej tyre nuk e kishte përfytyruar në moshë më të re, një udhëtim që i kishte ndryshuar përgjithmonë.

Kur më në fund, pas shumë kohësh, shkeli në tokën gjermane, Rakela u trondit, por pranë kishte Xhejsonin, i cili i mbështeti dorën në shpinë.

Udhëtimi me tren për në Oberamergau i risolli në mendje kujtime të shumta dhe emocione drithëruese. "Ç'do të ndodhë kur të takoj sërish Amelinë? A do të më mbajë mend ajo?"

Vetëm gjashtë muaj pas përfundimit të luftës në Europë, ata morën lajme nga gjyshja, Lea dhe Frederiku. Xhejsoni dhe Rakela, tanimë të martuar, u lehtësuan pa masë nga ai lajm. Ata u dërguan të afërmve të tyre pako me ndihma, që përmbanin kafe, çaj dhe çokollata, të mbështjella në rroba apo këpucë për secilin prej tyre. Kishte raste kur ato pako edhe arrinin në destinacion.

Kohët e fundit, gjyshja u kishte shkruar se Amelia ishte rritur e zbukuruar dhe ishte bërë një nga rrobaqepëset më të mira në Oberamergau. Aq ndryshe ishte nga fotografia e titulluar "Madona bavareze dhe fëmija", sa ajo dyshonte nëse Rakela do ta njihte. Askush në fshat nuk pyeste për origjinën e saj, përveç Henrik Helpmanit, tashmë çirak i Frederikut në artin e gdhendjes me dru, i cili kishte rënë në dashuri me Amelinë që fëmijë, kur e kishte parë për herë të parë.

Bombardimet e shumta të atyre viteve kishin shkaktuar probleme në dëgjim te shumë njerëz, një pasojë tjetër tragjike e luftës. Nëse ndokush pyeste, zonja Breisner thoshte se vajza e vogël kishte qenë jetime. Gjyshja e fëmijës ishte një kushërirë e gjyshes së Leas nga *Stelle*, e cila ishte vrarë gjatë një bombardimi. Lea dhe Frederiku nuk kishin pasur vështirësi për ta adoptuar.

Rakela e dinte se, sapo të shkelnin në tokën gjermane, nuk do të ishte e vetmja që do të përndiqej nga fantazmat e së shkuarës. Edhe te Xhejsoni

vihej re njëfarë tensioni, çka dukej qartë në qëndrimin e tij, në vetullat e tij të vrenjtura dhe në shtrëngimin e pazakontë të dorës.

Xhejsoni ishte larguar nga Berlini në vitin 1941 dhe më pas kishte punuar në Londër deri në fund të luftës. Që atëherë, nuk e kishte takuar më Ditrih Bonhoeferin. Kolegët e kishin informuar se miku i tij ishte arrestuar në vitin 1943 dhe ishte paditur për komplot kundër shtetit, pasi ishte zbuluar roli i tij në përpjekjen e dështuar për vrasjen e Hitlerit. Për muaj me radhë, e kishin marrë në pyetje dhe pak përpara përfundimit të luftës, Ditrihun e kishin shpërngulur nga burgu i Buhenvaldit në atë të Shonbergut. Të dielën pas Pashkës, pasi kishte drejtuar një meshë në qeli me shokët e burgut, Bonhoeferi u dërgua në Flosenburg, ku pas dy ditësh, e varën në të gdhirë. Ndër fjalët e tij të fundit ishin: "Për ju është fundi, kurse për mua fillimi".

Pothuajse një vit pas luftës, nëpërmjet Kryqit të Kuq Xhejsoni mësoi se famullitarin Bauer e kishin dënuar me punë të detyruar në Sakzënhausen, një kamp përqendrimi në periferi të Oranienburgut. Ditën e Krishtlindjes së vitit 1942, ai kishte këmbëngulur që të dënohej me vdekje, në vend të një djali të vogël hebre, i cili kishte vjedhur një copë bukë. Famullitari kishte qëndruar përpara togës së pushkatimit, pa i lidhur sytë, duke u lutur me zë të lartë për ushtarët që kishin ngritur armët për ta vrarë. Por nazistët nuk ia kursyen jetën as djaloshit hebre.

"Kaq shumë vdekje, kaq shumë dhimbje!" Rakela nuk e dinte nëse ishte aq e fortë sa të përballej me një Gjermani të mbushur me aq shumë trishtim. Të paktën fantazma e babait kishte mbetur veç një hije e së shkuarës dhe nuk i frikësohej më njerëzve të institutit apo Gerhard Shlikut.

Gjashtë muaj pas mbarimit të luftës, një sekretare e re e institutit në Kold Spring Harbor kishte dërguar gabimisht një letër në adresën e dikurshme të doktor Kramerit. Letra në fjalë, drejtuar institutit, nga zyra e doktor Vershuerit në Berlin, ra në dorë të Rakelës. Doktor Vershueri informonte me keqardhje institutin se, muajin e fundit të luftës, major Gerhard Shliku ishte sëmurur dhe kishte vdekur në Poloni. Më tej, shkruante se pjesëmarrja e zonjushës Rakela Kramer në eksperimentin e tyre të përbashkët nuk përbënte më interes.

Dosja inkriminuese u zhduk në prag të fundit të luftës; doktor Vershueri nuk u gjykua për krime lufte, por vazhdoi të realizonte kërkime në fushën e gjenetikës. Asistenti i tij, doktor Jozef Mengeleja, i njohur

ndryshe si “Engjëlli i Vdekjes” për shkak të eksperimenteve të tmerrshme çnjerëzore të kryera në Aushvic, në vitin 1949, me ndihmën e familjes së tij, ishte arratisur për në Amerikën e Jugut.

“Si mund të bëjmë paqe me një të kaluar të tillë? Si mund të ecim drejt së ardhmes, të ndërtojmë një shtëpi, të krijojmë familje kur kemi ndier kaq shumë dhembje?”

Kur Xhejsoni i kapi dorën dhe i lëmoi unazën e martesës, Rakela u ndje më e sigurt. “Nuk jam më e vetmuar, - mendoi. - Tani kemi njëri-tjetrin.”

Ndërsa treni po i afrohej stacionit, Rakelës iu shpeshtuan rrahjet e zemrës. “Ç’do të mendojë Lea kur të më shohë? Si duket ajo tani? A ngjajmë sa më parë?” Rakela psherëtiu, duke fërkuar barkun që i rritej çdo ditë e më shumë. E dinte se aty nuk ngjanin dhe aq dhe e motra edhe mund të lëndohej.

U kthye nga Xhejsoni dhe i tha me zë të mekur:

- Ndoshta duhej t’i kishim treguar përpara se të vinim. Ndoshta nuk bëmë mirë.

Xhejsoni vuri kapelën në kokë dhe i pëshpëriti në vesh:

- Të kam thënë që nuk dukesh më si ajo gruaja e moshuar që putha në majë të malit vite më parë?

- Kur më në fund u afrove të më puthje, e kisha hequr atë “llaç” që kisha në fytyrë, ndaj nuk puthe një grua të moshuar, - ia ktheu Rakela, duke kujtuar atë çast të bukur.

Ai u zgërdhi, siç e kishte zakon, dhe u mbështet pas.

- Po kjo grua nuk të duket se është shumë e shëndoshë? - mërmëriti ajo, duke i hedhur një shikim zhbirues.

- Kjo grua e mrekullueshme mban fëmijën tonë të përsosur.

- Më duket se harrove se me kë po flet. Nuk ka fëmijë të përsosur.

Ai vuri buzën në gaz.

- Lea do të të tregojë se çdo foshnjë është një thesar, pavarësisht se si mund të duket.

- Ke të drejtë. Dhe Frederiku do të thotë se çdo fëmijë lumturohet kur dëgjon këngë të bukura, - tha Rakela, duke kujtuar kohët e vjetra.

- Kurse gjyshja do të thoshte: “Po, ti ke formuar të përbrendshmet e mia, ti më ke endur në barkun e nënës sime[72]”.

---

72 Përkthimi i marrë nga Bibla, Psalmet 139:13.

Rakela u lëshua pas mbështetëses, mirënjohëse ndaj Zotit, ndërsa i vogli shqelmonte, sikur të kishte dëgjuar dhe kuptuar çdo fjalë. "Me siguri që gjyshja kështu do të thotë! Shpresoj vetëm që ata të jenë të lumtur që më në fund po takohemi!"

Por ja që nuk kishin pse prisnin të tensionuar derisa të arrinin në stacion.

- Shiko! - tha Xhejsoni dhe bëri me dorë nga dritarja e trenit. - Shiko mbi kodër!

Duke u hedhur hareshëm, me një buqetë me lule në njërën dorë dhe duke përshëndetur me tjetrën, ata panë një vajzë bukuroshe, me flokë të verdhë, që i binin mbi fytyrë nga puhiza e pasdites.

- Kristina! Qenka kopja e Kristinës! - Rakelës iu mbushën sytë me lot dhe filloi të tundte dorën furishëm për ta përshëndetur.

Pranë saj, vraponte një djalë, i cili, pa më të voglin dyshim duhej të ishte Henrik Helpmani. Me sa dukej, po e shoqëronte Amelinë për në stacion.

Ndërsa treni ngadalësoi dhe më në fund ndaloi, u dëgjua dhe fërshëllima e fundit. Rakela pa Lean dhe Frederikun që shihnin me vëmendje çdo dritare të trenit. Ishin kapur dorë për dore: dukeshim më të pjekur, ndoshta disi më të mbushur, por sigurisht, dy pjesë që plotësonin njëra-tjetrën, duke formuar një të vetme. Në një karrocë ndanë tyre, qëndronte gjyshja me fytyrën e ngazëllyer nga gëzimi, shpresa dhe padurimi.

Sytë e Leas u puqën me ata të Rakelës; ajo u hodh përpjetë nga gëzimi dhe tërhoqi pas vetes Frederikun, i cili ende çalonte.

Rakela shtrëngonte fort dorën e Xhejsonit dhe më pas e vuri mbi zemrën që i rrihte fort. "Mbërritëm në shtëpi. Në shtëpinë tonë të vërtetë!"

# Shënim për lexuesin

Natën e 10 majit të vitit 1933, më pak se katër muaj pasi Adolf Hitleri u caktua kancelar i Rajhut, pjesëtarë të SS-ve dhe SA-ve (Këmishët Kafe), studentë nazistë, si dhe anëtarë të Rinisë Hitleriane u mblodhën në sheshin "Bebel", pranë Universitetit "Humboldt", në Berlin, ku ndezën një zjarr gjigant dhe u vunë flakën afërsisht njëzet mijë librave.

Në vitin 2009, unë me time bijë morëm pjesë në një ceremoni emocionuese për përvjetorin e asaj batërdie, pikërisht në atë shesh. Aty, mbi një pllakë përkujtimore, kishin skalitur një varg nga drama e *Henirich Heine*-s "Almansor" (1821): "Das war ein Vorspiel nur, dort wo man Bücher verbrennt, verbrennt man am Ende auch Menschen" - "Ky ishte vetëm preludi; aty ku djegin libra, do të vijë dita që do të djegin edhe njerëz."

Më 1933-shin, ata studentët e zellshëm për të djegur libra dhe për të lartësuar figurën e Fyhrerit, do të urdhëroheshin të përzinin nga shtëpitë e tyre burra, gra e fëmijë hebrenj, të cilët do t'i fusnin në trena bagëtish për t'i çuar në kampe përqendrimi ose do të mbushnin krematoriumet me trupat e tyre.

Kurrë nuk e kam kuptuar se si një nga kombet më të ndritura të botës u katandis deri në atë pikë, sa i mohoi një pjese të popullsisë së tij të drejtat për qytetari dhe dinjitet human, dhe u bë bashkëfajtor në vrasjen e mijëra njerëzve. Çfarë i shtyu nazistët të besonin se dëshirat dhe nevojat e tyre qenë më të rëndësishme, se ata përbënin një racë superiore dhe se çdokush që udhëheqësi i tyre e konsideronte inferior, duhej të zhdukej? Përse populli dhe në veçanti kisha, nuk arritën të ngriheshin e të protestonin? Në qoftë se një ndryshim i tillë drastik në kulturë dhe sjellje ndodhi në atë kohë, a mund të përsëritet sërish në ditët e sotme? A mund të ndodhë në Amerikë?

Në hulumtimin tim për t'i dhënë përgjigje kësaj pyetjeje, jam vënë në gjurmë të evolucionit të pseudoshkencës së eugjenikës në Shtetet e Bashkuara të Amerikës dhe në Gjermani, e cila kishte për qëllim zhdukjen e sëmundjeve dhe eliminimin e disa grupeve të caktuara, duke u dhënë

përparësi disa të tjerave; në këtë kontekst, vlen të theksohet magjepsja e Hitlerit pas eugjenikës dhe libri i tij "Lufta ime", ku projektohen qëllimet e tij. Kam hulumtuar gjithashtu ardhjen në pushtet të Hitlerit, evolucionin e Rajhut të Tretë dhe ngjarjet e Luftës së Dytë Botërore. Doja të dija se si filloi gjithçka, se pse njerëzit që jetonin në atë periudhë, mendonin se ato nuk ishin marrëzi.

Përgjigjet e qëmtuara prej meje janë të ndryshme dhe komplekse; është i trishtueshëm fakti që këto përgjigje nuk lidhen plotësisht me të kaluarën. Besoj se frika, lakmia, arroganca dhe dëshira për të qenë mbi të tjerët - shkaku i aq shumë konflikteve në botë - pleksën një komb në krizë, i cili përpiqej të gjente një shpëtimtar, një komb që kërkonte dëshpërimisht të dilte nga gremina ku ra pas rrënimit nga Lufta e Parë Botërore dhe pasojat afatgjata të Traktatit të Versajës. Gjithashtu besoj se një pjesë e konsiderueshme e kësaj të vërtete reflektohet në thënien e njohur: "Nëse njerëzit e mirë nuk bëjnë asgjë, atëherë do të triumfojë e keqja."

Ditrih Bonhoeferi, një pastor disident gjerman, ishte nga të paktët që e pikasi që në fillim rrezikun e pushtetit absolut të Hitlerit. Ai kuptoi gjithashtu se Hitleri kërkonte që t'i besonin verbërisht vetëm atij dhe askujt tjetër, madje as Jezus Krishtit. Bonhoeferi shkroi: "Kisha ka vetëm një altar, altarin e të Plotfuqishmit... përpara të cilit duhet të gjunjëzohen të gjitha krijesat... Këdo që nuk vepron kështu, duhet ta distancojmë; ai nuk mund të bashkohet me ne në shtëpinë e Zotit... Kisha ka vetëm një faltore, nga e cila do të predikohet besimi në Zot dhe asnjë besim tjetër apo vullnet tjetër, veç atij të Zotit, pavarësisht se mund të ketë qëllim të mirë."

Pasi lexoi librin "Lufta ime" të Hitlerit, Bonhoeferi kuptoi gjithashtu se ai synonte të përmbushte gjithçka që kishte planifikuar. Ai ishte aq i aftë, sa vuri re pasojat e tmerrshme që do të kishin Ligjet e Nurembergut dhe Klauzola Ariane për hebrenjtë; ligje që u mohuan hebrenjve gjermanë shtetësinë dhe të drejtat themelore të njeriut, si dhe pezulluan hebrenjtë e krishterë nga të gjitha pozicionet publike dhe kishtare. Historikisht, në Gjermani, ka pasur dhjetëra mijëra hebrenj të krishterë, të cilët, gjatë regjimit të Hitlerit, u vranë në kampe përkrah vëllezërve të tyre hebrenj dhe shumë grupeve të tjera që Rajhu kishte vendosur t'i eliminonte.

Bonhoeferi i konsideroi djegiet e sinagogave si krime të motivuara nga paragjykimi, kurse sterilizimet dhe eutanazinë ndaj njerëzve me aftësi të kufizuara fizike e mendore, i konsideroi vrasje të mirëfillta. Ai arriti në

përfundimin se kisha, duke mos mbrojtur hebrenjtë dhe çdokënd tjetër jashtë konceptit hitlerian të një ideali arian, nuk po përmbushte Urdhëresat e Jezusit. Gjithashtu, ai kuptoi se me miratimin e çdo dekreti të Hitlerit, populli gjerman po humbte lirinë për të protestuar kundër asaj marrëzie.

Historia ka rolin e vet, ne kemi tonin. Ne duhet të bëjmë pyetje si: Çfarë kemi mësuar nga historia? Si të sigurohemi se nuk do të jemi gjithmonë vigjilentë, se nuk do të biem në grackën e dorëzimit të të drejtave tona dhe të shkeljes së të drejtave të të tjerëve? Nga ku duhet të burojë guximi për t'u zgjuar nga apatia, indiferenca, konformizmi politik dhe druajtja prej fyerjes, me qëllim që të mbrojmë të vërtetën e Perëndisë? Si të garantohemi se Zoti do të jetë mbreti i zemrave dhe mendjeve tona, se nuk do të vëmë përpara Tij udhëheqës politikë apo karizmatikë, si dhe komoditetin e pasurinë? Si të bindemi se nuk do ta gjykojmë veten si më të denjë apo më të rëndësishëm sesa të tjerët, për të cilët Jezusi dha jetën për t'i shpëtuar?

Shumë prej përgjigjeve të këtyre pyetjeve, janë dhënë në librin e Bonhoeferit "Kostoja e ithtarisë". Ai nuk është një libër aspak i lehtë për t'u lexuar dhe kuptuar, por gjithsesi, do të kisha dashur ta lexoja në një fazë më të hershme të jetës; është një libër sfidues dhe bindës, që më ka shtyrë drejt një marrëdhënieje më të thellë me Krishtin. Ai më kujton vazhdimisht se nuk më është bërë thirrje për të ndjekur ndonjë frymë të caktuar jashtë kësaj bote, por për të jetuar një jetë të motivuar nga Krishti, si dishepullja e Tij.

Në vitin 2010, krushqit tanë, vjehrri dhe vjehrra e sime bije, na treguan mua dhe tim shoqi për një udhëtim turistik që do të bënin në Gjermani. Do të vizitonin edhe Oberamergaun, ku do të ndiqnin dramën "Pasioni i Krishtit". Kështu, na ftuan të shkonim të gjithë bashkë. Në atë kohë, nuk e kisha planifikuar që historia e librit tim do të zhvillohej pjesërisht në Oberamergau, por pas atij udhëtimi, nisa të vija re kontrastin ndërmjet një populli që i kishte premtuar Zotit se do të interpretonte "Pasionin e Krishtit" një herë në dhjetë vjet (dhe me sa mundësi kishin, do ta mbanin atë premtim të rrënjosur në kulturën e tyre) dhe një regjimi që kishte turbulluar e dominuar zemrat dhe mendjet e qytetarëve të tij. Pikërisht kjo ishte arsyeja që më nxiti të shkruaja.

Disa prej ngjarjeve të shtjelluara në romanin "Amelia, vajza që nuk do të ishte" janë reale dhe ndjekin kronologjinë historike. Për shembull:

Ka ekzistuar një lëvizje e fuqishme eugjenike si në Amerikë, ashtu edhe në Gjermani dhe vende të tjera, në të cilat aplikohej sterilizimi. Konferencat ndërkombëtare (përfshirë konferencën në të cilën morën pjesë doktor Krameri dhe mjekët e tjerë në Skoci) dhe kërkimet e përbashkëta ndërmjet shkencëtarëve të këtyre vendeve kanë qenë një fenomen i zakonshëm. Në kohën kur fillon kjo histori, shumë vite përpara eksperimenteve famëkeqe çnjerëzore të doktor Jozef Mengelesë në Aushvic, doktor Vershueri kishte si asistent Mengelenë në Institutin për Biologji Trashëgimore dhe Higjienë Racore" në Frankfurt, ku ata ndërmorën kërkime intensive për tuberkulozin dhe binjakët. Të dhënat në epilog për të dy këta persona janë të vërteta. Kërkime eugjenike u kryen edhe në institutin në Long Ajlënd, por dua të theksoj se doktor Krameri është një personazh i trilluar.

Pjesa më e madhe e ngjarjeve kronologjike të Xhejson Jangut janë bazuar te libri "Ditari i Berlinit: Shënime nga një korrespondent i huaj, 1934-1941", shkruar nga Uilliam L. Shirer[73]. Të lexosh një ditar të shkruar, është një eksperiencë e jashtëzakonshme.

Ditrih Bonhoeferi dhe librat që ka shkruar, janë të vërtetë, përfshirë "Koston e ithtarisë". Jam përpjekur të ndjek kronologjinë jetësore të tij gjatë atyre viteve. Sidoqoftë, ai u vendos në manastirin benediktian në Etal, në dimrin e vitit 1940. Takimi i Rakelës me Bonhoeferin në Etal nuk është i vërtetë, por është një prej përshkrimeve të mia.

Për hir të historisë, fshatarët e Oberamergaut, më 24 gusht, zëvendësuan festimet me zjarre për nder të mbretit Ludvig (një ngjarje e përvitshme), me shfaqjen e drejtuar nga Rakela dhe Lea. Ndonëse nga kërkimet në Bibliotekën Shtetërore të Mynihut nuk arrita të konfirmoja se zjarret në male u ndaluan në vitin 1940, duket një supozim i drejtë për kohën, përderisa vendi duhej të zbatonte urdhrin për errësirë të plotë gjatë natës.

Adolf Hitleri mori pjesë në performancën e "Pasionit të Krishtit" në vitin 1934. Gjeneral Duajt Aizenhaueri dhe e shoqja, Meimi, e ndoqën në vitin 1950.

Disa personazhe dhe veprimtaritë e tyre, si zonja Bergstrom, at Oberlangeri, famullitari Bauer, shef Shradi, administrator Rabi, kryetari i

73 Titulli në origjinal: "Berlin Diary: The Journal of a Foreign Correspondent, 1934-1941", i autorit William L. Shirer.

komunës dhe shitësja, që u arrestua ngaqë dha ushqim shtesë për refugjatët, janë personazhe të stisura, por të mbështetur te njerëz realë, të cilët jetuan në atë kohë në Berlin ose Oberamergau. Ndërkohë, personazhet e tjera që kam portretizuar, nuk kanë pasur lidhje me rezistencën. Megjithatë, secili prej këtyre personazheve shërben si një kujtesë se në situata të vështira ka shumë njerëz që, në pamje të parë, heshtin, duke mos u bërë qëndresë shtypësve, por në të vërtetë, ndihmojnë të tjerët sipas mundësive të tyre. Lutem që edhe unë të gjej kurajën e të veproj si ata në çaste të tilla.

*Zoti ju bekoftë!*
*Cathy Gohlke*

# Për autoren

*Cathy Gohlke* ka qenë dy herë fituese e çmimit "Christy". Ajo është autore e romaneve tepër të vlerësuara nga kritika "Banda e motrave", "Më premto" (listuar nga revista "Library Journal" si një nga librat më të mirë të vitit 2012), "Uillim Henri është goxha emër" dhe "E kam parë atë pranë zjarreve" (listuar nga e njëjta revistë si një nga librat më të mirë të vitit 2008), i cili mori gjithashtu çmimin "Libri i vitit për prozatorët amerikanë të krishterë" (*American Christian Fiction Writers' Book).*

*Cathy* ka punuar si bibliotekare në shkollë, regjisore dramash dhe mentore për prindërit dhe fëmijët e krishterë. Kur nuk është duke punuar në terren, në zbulim të të dhënave dhe vendeve historike, ajo me të shoqin dhe qenin e tyre, Railin, jetojnë në veri të Virxhinias ose në shtëpinë e tyre në brigjet e lumit Laurel Ran, në Elkton të Merilendit.

Për më shumë informacione, mund të vizitoni faqen e saj të internetit: www.cathygohlke.com.

# Pyetje për diskutim

1. Edhe pse doktor Krameri mund ta ketë nisur punën me qëllimet më të mira, u duk se, në njëfarë pike, në kërkim të eliminimit të sëmundjeve, ai e kapërceu cakun. A mendoni se ai e kuptoi atë rrëshqitje? A mund të kapërcehet ky cak pa e kuptuar apo është një zgjedhje e ndërgjegjshme? Tregoni shembuj të ngjashëm nga ditët e sotme.

2. Eugjenistët i kategorizonin njerëzit në bazë të origjinës. Në ditët e sotme, shoqëria i kategorizon njerëzit në bazë të bukurisë fizike, aftësive dhe inteligjencës. Si mendoni se na vlerëson Zoti ne? Lexoni "Eksodi 4:10-12 dhe 1 Samueli 16:7!" Çfarë thuhet në këto vargje për kriteret e Zotit?

3. Pasi mësoi për planet e nazistëve për të zhdukur fëmijët me aftësi të kufizuara, Kristina iu lut Rakelës që t'i shpëtonte të bijën, Amelinë. Ç'mendoni për zgjedhjen e Kristinës? Si do të vepronit ju, nëse do të ishit në vend të saj? Si do të përgjigjeshit, po të ishit në vend të Rakelës?

4. Rakela e kupton se është rritur me frymën e superioritetit dhe me ide se jeta e saj ka më shumë rëndësi dhe vlerë sesa ajo e të tjerëve. Përpara se të ndryshojë, ajo ndien nevojën që të bindet se kjo gjë nuk është e vërtetë. Cilat janë disa nga çastet thelbësore që shënjojnë transformimin e Rakelës?

5. Është në natyrën njerëzore të krahasojmë veten me të tjerët. Nëse Rakela ishte mbrujtur me besimin se ishte superiore në krahasim me të tjerët, Lea ishte mbrujtur me pasiguri dhe inferioritet. Me cilën prej tyre e identifikoni veten? Si mund t'i ndryshojmë mendimet dhe veprimet tona, në mënyrë që të vëmë re më qartë se sa të rëndësishëm jemi ne dhe të tjerët rreth nesh?

6. Në kapitullin 29, kur Amelia mbërrin për herë të parë në Oberamergau, gjyshja e saj këmbëngul që Rakela të kujdeset për Amelinë, edhe pse ajo e di mirë se sa shumë dëshiron Lea që ta ndihmojë vajzën e vogël. Duke e ditur se rezultati i sjelljes suaj do ta ketë efekt pozitiv në të ardhmen, a ju është dashur ndonjëherë të tregoheni të rreptë me ndokënd? A keni qenë ndonjëherë në pozitën e Leas? Duke marrë parasysh të dyja rastet, si do të kishit vepruar?

7. Frederiku e vendos veten në rrezik, sepse e ka të pamundur t'u marrë jetën njerëzve të pafajshëm. Keni qenë ndonjëherë në ndonjë situatë ku ju është dashur të komprometoni besimet tuaja, nuk keni pasur se si të tërhiqeni dhe për pasojë keni vuajtur, qoftë për vete, qoftë për njerëzit tuaj të dashur? Çfarë keni bërë në ato raste?

8. Në kapitullin 19, Lea i thotë gjyshes: "Kam frikë të jem e lumtur, sidomos në këto kohë çmendurie dhe pasigurie. Më duket sikur po bëj ndonjë gjë të gabuar. Sikur unë *të jem* një gabim." A jeni ndier ndonjëherë fajtorë se jeni të lumtur në një kohë vuajtjesh të mëdha? Si keni arritur ta kapërceni këtë ndjesi faji?

9. Rakela ka dhunti aktrimi, kurse Lea për muzikë. Secila prej tyre i përdor këto dhunti për t'u shërbyer më shumë të tjerëve, sesa vetes. Po ju a jeni në dijeni të dhuntive me të cilat ju ka bekuar Zoti? A jeni në dijeni të mënyrës se si Ai ju bën thirrje që t'i vini në jetë këto dhunti? Nëse po, përshkruajini ato! Nëse jo, si mund t'i zbuloni këto aftësi?

10. Gjatë meshës ku merr pjesë Xhejsoni, Ditrih Bonhoeferi thotë: "Mëshira është e shtrenjtë dhe për ta arritur atë, u desh vdekja e Jezus Krishtit, Shpëtimtarit tonë. Po kaq kërkohet edhe prej nesh, por kemi arritur në një pikë, ku mëshira jonë është e lirë dhe nuk kushton asnjë groshë." Si përshtaten apo bien ndesh këto fjalë me qëndrimin tuaj në lidhje me mëshirën? Çfarë efekti ka te Xhejsoni koncepti i "mëshirës së shtrenjtë"?

11. Çfarë pengesash duhej të kapërcente Rakela përpara se të pranonte të vërtetën për Krishtin? Cilat qenë pengesat që duhej të kapërcente Rivka? Pse mendoni se atyre iu deshën vite të tëra derisa të merrnin një vendim të atillë?

12. Me cilin personazh identifikoheni më shumë? Cilat janë ngjashmëritë me këto personazhe? Po dallimet?

13. Pavarësisht ligjeve të ashpra naziste, famullitari Bauer ndihmon hebrenj dhe johebrenj, katolikë dhe protestantë, të cilët ishin në rrezik. Ai nuk bën dallim ndërmjet njerëzve në nevojë, një qëndrim ky tepër i pazakontë për popullin gjerman, përfshirë edhe banorët e fshatit të "Pasionit të Krishtit". A ju ndodh ndonjëherë të sforcoheni për të lënë mënjanë paragjykimet për të tjerët, që të përmbushni një qëllim të përbashkët?

14. Në kapitullin 53, famullitari Bauer i thotë Rakelës: "Thjesht duhet të ndjekim zërin e Jezusit dhe kjo nuk është ndonjë gjë e pamundur për ne." Si mund ta zbatoni këtë në jetën tuaj?

15. Shpëtimi i Amelisë shërben për të stimuluar disa ndryshime te Kristina, Rakela, Xhejsoni dhe Lea. Cilat janë këto ndryshime te secili prej tyre?

